Titulli i librit:
SQARIME ME DOBI NGA HADITHET KUDSI

Autor:
Shaban Tairi

Recensent:
Prof.Dr. Bejadin Ameti

Lektorë gjuhësor:
Prof. Vebi Rustemi

Kopertina:
Mujaser Mamuti

Tirazhi:
500 copë

Shtypi:
Shtypshkronja “Alma”, - Shkup; A.Makedonski, nr.42 b

## *HADITHI I NJËQINDENJËTË (101)*

حَدَّثَنَا أَبُو بَكْرٍ، حَدَّثَنَا خَلَفُ بْنُ خَلِيفَةَ، عَنِ الْعَلَاءِ بْنِ الْمُسَيَّبِ، عَنْ أَبِيهِ، عَنْ أَبِي سَعِيدٍ رَفَعَهُ: " إِنَّ اللَّهَ يَقُولُ: وَإِنَّ عَبْدًا أَصْحَحْتُ لَهُ جِسْمَهُ، وَأَوْسَعْتُ عَلَيْهِ فِي الْمَعِيشَةِ تَمْضِي عَلَيْهِ خَمْسَةُ أَعْوَامٍ لَا يَفِدُ إِلَيَّ إِلَّا مَحْرُومٌ "

Transmeton Ebu Seid el-Hudriju (r.a.) se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Allahu xh.sh. ka thënë:* ***"Kur një rob i Imi është i shëndoshë në trupin e tij dhe i sigurtë në vendin e tij dhe për pesë vite nuk e kryen haxhin, ai është i privuar".*** [1]

Prej kushteve kryesore që të obligohet haxhi, është edhe shëndeti trupor, sepse i sëmuri nuk mundet të realizoj ceremonitë e vështira të haxhit. Mu për këtë, është edhe esenca e *ajet*-it kuranor: **"...Për hir të Allahut, vizita e shtëpisë (Qabesë) është obligim për atë që ka mundësi udhëtimi te ajo, e kush nuk e beson Allahun dhe botën tjetër, Allahu nuk është i nevojshëm për njerëzit".** [2]

Nëse njeriu i tillë, që është me shëndet të mirë dhe pasuri të mjaftueshme për të mbuluar harxhimet e haxhit dhe për t`u lënë familjes në shtëpi, e në këtë gjendje kalojnë pesë vite, ndërsa ky ende nuk e ka kryer obligimin e haxhit, atëherë njeriu i tillë do të privohet prej shumë mirësive të Zotit, do privohet nga realizimi i kushtit të pestë të Islamit dhe mund të privohet edhe nga kënaqësitë e Xhenetit.

Realizimi i këtij obligimi, ka edhe shumë shpërblime të ndryshme, që i premton Allahu xh.sh. dhe i Dërguari i Tij. Transmeton Ebu Hurejre r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Ata që kryejnë haxhin*

---

[1] Ebu Ja`la, "Musned", vëll.1, fq.249, nr.1032; Ibni Hiban-i, "Sahih", sipas radhitjes së Ibni Belbanit në "Ihsan", vëll.9, fq.16, nr.3703; Bejheki-u, "Shu`abu`l-iman", 6/34, nr.3838; Muhtar Ahmed en-Nedevi-u në verifikim të librit të Bejhekiut për këtë hadith thotë se nuk ka asgjë të keqe në të; edhe shejh Shuajb el-Arnauti në verifikim të Sahihut të Ibni Hibanit, thotë: "Hadithi është Sahih, kurse transmetuesit janë të besueshëm...";

[2] Kurani, Ali Imran, 97;

*dhe umren, janë delegacion i Zotit, nëse e thirrin Atë, Ai u përgjigjet, nëse kërkojnë falje prej Tij, Ai ua fal”.*[3]

Kurse për rrezikun e mos realizimit të këtij obligimi, pason edhe kërcënimi i rëndë në këtë botë dhe në botën tjetër. Transmeton Ali b. Ebu Talibi r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *“Ai që posedon pasuri dhe mjet transportues, që të arrij deri në Bejtullah dhe nuk e kryen haxhin, nuk ka dyshim të ketë vdekur si çifut apo si i krishter, pasi Allahu xh.sh. thotë:* **“Vizita e shtëpisë, është obligim për atë që ka mundësi”.**[4]

Në të kundërtën, nëse besimtari realizon haxhin dhe vdes, atëherë ai do të meritojë pozita nderi dhe Xhenetet e Zotit. Transmeton Enesi r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *“Thotë Allahu xh.sh.:* ***“Kush më viziton Mua në shtëpinë Time (Qabe), apo në xhaminë e Pejgamberit Tim (sal-lallahu alejhi ve sel-lem), ose në Bejtu`l-Makdis (Kuds) dhe vdes, do të vdes si shehid”.***[5]

---

[3] Ibni Maxheh, “Sunen”, kitab el-Menasiki, bab fadli duai`l-haxh, nr.2892;

[4] Tirmidhi-u, “Sunen”, kitab el-Haxhxhi, bab 3, nr.812, thotë Ebu Isa: “Ky hadith është Garib, pasi nuk e dimë përmes ndonjë rruge tjetër, përpos kësaj, si dhe Hilal b. Abdilah është i panjohur, kurse Harithi është i dobët në hadith;

[5] Dejlemi-u, “Firdeus”, vëll.3, fq.169, nr.4447;

## *HADITHI I NJËQINDEDYTË (102)*

**حَدَّثَنَا الحُمَيْدِيُّ، حَدَّثَنَا الوَلِيدُ، وَبِشْرُ بْنُ بَكْرٍ التِّنِّيسِيُّ، قَالاَ: حَدَّثَنَا الأَوْزَاعِيُّ، قَالَ: حَدَّثَنِي يَحْيَى، قَالَ: حَدَّثَنِي عِكْرِمَةُ، أَنَّهُ سَمِعَ ابْنَ عَبَّاسٍ رَضِيَ اللَّهُ عَنْهُمَا، يَقُولُ: إِنَّهُ سَمِعَ عُمَرَ رَضِيَ اللَّهُ عَنْهُ، يَقُولُ: سَمِعْتُ النَّبِيَّ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ بِوَادِي العَقِيقِ يَقُولُ: "أَتَانِي اللَّيْلَةَ آتٍ مِنْ رَبِّي، فَقَالَ: صَلِّ فِي هَذَا الوَادِي المُبَارَكِ ، وَقُلْ: عُمْرَةً فِي حَجَّةٍ "**

Transmeton Umeri r.a. se e ka dëgjuar Pejgamberin sal-lallahu alejhi ve sel-lem në luginën Akik, duke thënë: *‘‘Më erdhi sonte lajm nga Zoti im i Cili më tha:* ***“Falu në këtë luginë të bekuar dhe hyj në ihram për umre dhe haxh së bashku”.***[6]

Në këtë *hadith*, ka hapësirë për interpretime, se ai i cili iu drejtua Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem ishte Allahu xh.sh. apo *melek*-u Xhibril, ku në bazë të kësaj ndryshon edhe statusi i *hadith*-it, prej *kudsij* në *hadith nebevijj*, porse në tekstin e *hadith*-it, nuk vërehet indikacion se është Xhibrili a.s.

Nga ky lajm, kuptojmë se lugina *Akik* është e bekuar dhe preferohet falja e namazit në këtë vend.

Po ashtu, kuptojmë se *nijet*-i për *ihram*, bëhet edhe për *umre* edhe për *haxh* së bashku, me çka merr shpërbimin e të dy adhurimeve.

[6] Buhari-u, “Sahih”, kitab el-Haxhi, bab kauli`n-nebijji `el-Akiku vadin mubarekin`, nr.1534; Ebu Davud-i, “Sunen”, kitabu`l-Menasiki, bab fi`l-ikrani, nr.1800; Ibni Maxheh, “Sunen”, kitabu`l-Menasiki, bab et-temettu`i bil umreti ilel haxhi, nr.2976;

## *HADITHI I NJËQINDETRETË (103)*

أَخْبَرَنَا أَبُو زَكَرِيَّا الْعَنْبَرِيُّ، ثنا مُحَمَّدُ بْنُ عَبْدِ السَّلَامِ، ثنا إِسْحَاقُ، أَنْبَأَ جَرِيرٌ، عَنْ قَابُوسَ، عَنْ أَبِيهِ، عَنِ ابْنِ عَبَّاسٍ رَضِيَ اللَّهُ عَنْهُمَا، قَالَ: لَمَّا فَرَغَ إِبْرَاهِيمُ مِنْ بِنَاءِ الْبَيْتِ قَالَ: رَبِّ قَدْ فَرَغْتُ. فَقَالَ: «أَذِّنْ فِي النَّاسِ بِالْحَجِّ» . قَالَ: رَبِّ وَمَا يَبْلُغُ صَوْتِي؟ قَالَ: «أَذِّنْ وَعَلَيَّ الْبَلَاغُ» . قَالَ: رَبِّ كَيْفَ أَقُولُ؟ قَالَ: " قُلْ: يَا أَيُّهَا النَّاسُ، كُتِبَ عَلَيْكُمُ الْحَجُّ، حَجُّ الْبَيْتِ الْعَتِيقِ فَسَمِعَهُ مَنْ بَيْنَ السَّمَاءِ وَالْأَرْضِ أَلَا تَرَى أَنَّهُمْ يَجِيئُونَ مِنْ أَقْصَى الْأَرْضِ يُلَبُّونَ؟ «

Transmeton Ibni Abasi r.a. i cili thotë: “Kur Ibrahimi a.s. e përfundoi ndërtimin e Shtëpisë (Qabesë), tha: “O Zot, e përfundova”. I Tha: **“Thirr ndër njerëzit për të ardhur në Haxh” (Haxh, 27).** Ai tha: “O Zot, si do të arrij zëri im (te ata)?!” I tha: ***“Ti thirr, e Unë do ta përcjell”.*** Ai tha: “O Zot, e si të them?!” I tha: ***“Thuaj: “O ju njerëz, u është obliguar juve haxhi, haxhi tek Shtëpia e Lashtë”*** dhe e dëgjoi atë çdo gjë që gjendej në mes qiellit dhe tokës, a nuk e sheh se ata vijnë prej çdo skaji të tokës duke thënë *telbijen*?!”.[7]

Edhe pse *hadithi kudsij* në fjalë është *Meukuf* (*hadith*-i që përcillet nga *sahabi-u*, pa e përmendur Pejgamberin sal-lallahu alejhi ve sel-lem), ai përsëri përforcohet me mësimet e përgjithshme të Islamit. Pasi e dimë nga mësimet kuranore se Ibrahimi a.s. është i pari i cili i ka ngritur themelet e Qabesë, siç thuhet në Kuran: **“Edhe kur Ibrahimi dhe Ismaili duke i ngritur themelet e shtëpisë (Qabesë) luteshin: “Zoti ynë, pranoje prej nesh, se me të vërtetë Ti je që Dëgjon dhe Di”.[8]**

---

[7] Hakim-i, “El-Mustedrek”, 2/421, nr.3464 dhe thotë se zinxhiri i këtij hadithi është Sahih, por Buhari-u dhe Muslim-i nuk e kanë shënuar; me të pajtohet edhe Dhehebi-u. Këtë hadith para Hakimit, e ka shënuar edhe Ibni Ebi Shejbe, në “Musannef”, 6/329, nr.31.818 dhe Taberi-u në koment të këtij ajeti, në “Xhamiu`l-Bejan fi te`vili`l-Kuran”, 16/515;

[8] Kurani, Bekare, 127;

Kurse i pari që i ka vënduar themelet e Qabesë, është Ademi a.s. Abdurezaku e shënon edhe një tregim *kudsij* prej Katades, i cili në koment të *ajet*-it: **"Përkujtoje kur Ne e udhëzuam Ibrahimin për në vendin e shtëpisë (Qabesë)..."**[9] thotë: "Allahu e vendosi Qabenë bashkë me Ademin. Zoti e lëshoi Ademin në tokë në pjesën e Indisë, koka e tij ishte në qiell, këmbët i kishte në tokë, melekët e donin atë, e ai kishte madhësi prej gjashtëdhjetë kut, e Ademi u mërzit, dëgjoi melekët se si bëjnë *tesbih*, e kështu u ankua te Allahu, dhe ai i tha: ***"O Adem, Unë të kam lëshuar (në tokë) një Shtëpi që të rrotullohesh rreth saj, siç rrotulloheshe rreth Arshit dhe të falesh te ajo, siç faleshe afër Arshit..."*** dhe bëri *tavaf* Ademi (a.s.) në të siç bënë më pas edhe pejgamberët tjerë".[10]

Se Qabeja është ndërtesa dhe shtëpia e parë në rruzullin tokësorë, dëshmon edhe *ajet*-i kuranorë: **"Shtëpia e parë e ndërtuar për njerëz, është ajo në Beke, e dobishme dhe udhërrëfyese për mbarë njerëzimin".**[11]

Po ashtu, e kuptojmë edhe nga *dua*-ja të cilën e bëri Ibrahimi a.s. kur në Meke i la Haxheren dhe Ismailin a.s. e kuptojmë se që në atë kohë, aty gjendej Qabeja, kurse ne e dimë se kur i la aty, Ismaili a.s. ishte ende foshnje, ndërsa kur i ngriti themelet e saj, ishte djalë i ritur. Zoti thotë në Kuran: **"Zoti ynë! unë një pjesë të familjes sime e vendosa në një luginë, ku nuk ka bimë, e <u>pranë shtëpisë tënde të shenjtë</u>. Zoti ynë (i vendosa aty) që të falin namazin, pra bën që zemrat e disa njerëzve të mallëngjehen për ata, dhe, për të falënderuar me mirënjohje, furnizoi ata me fruta".**[12] Pra, ky *ajet* tregon se në Meke, ekzistonte Qabeja kur i solli familjen e vet dhe gjithashtu tregon se Ibrahimi a.s. e ka ditur se në cilin vend është duke i lënë ata, dhe se aty është toka e shenjtë apo Qabeja e bekuar.

Disa vite më vonë, kur Ismaili a.s. u rrit, Ibrahimi a.s. erdhi në Meke dhe e plotësoi ndërtimin e Qabesë, të cilën e ndërtonte me birin e tij Ismailin a.s. Gjersa punonin, i bënin lutje Zotit**: "Edhe kur Ibrahimi dhe Ismaili, duke i ngritur themelet e shtëpisë (Qabes luteshin): "Zoti ynë, pranoje prej nesh, se me të vërtetë Ti je që dëgjon dhe di!" Zoti ynë, bëna neve dyve besimtarë të sinqertë ndaj Teje dhe nga pasardhësit tanë, njerëz të bindur ndaj Teje, na e mëso *menasikun* (rregullat e adhurimit) dhe falna neve, vërtet Ti je Falësi, Mëshiruesi!" Zoti ynë, dërgo ndër ta, nga**

---

[9] Kurani, Haxh, 26;
[10] Abdurezak-u, "Tefsir", vëll.2, fq.401, nr.1911 dhe në "Musannef", 5/93, nr.9096;
[11] Kurani, Ali Imran, 96;
[12] Kurani, Ibrahim, 37;

**gjiu i tyre të dërguar që t'u lexojë atyre ajetet Tua, t'u mësojë atyre librin dhe urtësinë, e t'i pastrojë (prej ndytësisë së idhujtarisë) ata. S'ka dyshim se Ti je ngadhënjyesi, i dijshmi".**[13]

Zoti e urdhëroi që ta përgatis Qabenë për haxhilerët dhe të jetë e pastër nga çdo ndytësirë. Zoti thotë në Kuran: **"Përkujtoje kur Ne e udhëzuam Ibrahimin për në vendin e shtëpisë (Qabës): të mos më përshkruaj Mua shok, pastroje shtëpinë Time për ata që e vizitojnë (bëjnë tavaf) që qëndrojnë në këmbë duke u falur, përkulur dhe që bëjnë sexhde".**[14]

Dhe i tha**: "Dhe thirr ndër njerëz për haxhin, se të vijnë ty këmbësorë e edhe kalorës me deve të rraskapitura që vijnë prej rrugëve të largëta. (vijnë) Për të qenë të pranishëm në dobitë e tyre dhe që ta përmendin Allllahun në ato ditë të caktuara (në shenjë falënderimi) dhe për atë që i ka furnizuar me kafshë. Hani pra, prej tyre (kurbanave) dhe ushqeni të ngushtuarin e të varfërin. Pastaj le të heqin papastërtinë e tyre, le t'i zbatojnë premtimet e veta dhe le të sillen (bëjnë tavaf) rreth shtëpisë së lashtë".**[15]

Allahu xh.sh. e mësoi Ibrahimin a.s. si të thërras për në haxh, kurse obligimi i Zotit është që ta përcjellë këtë thirrje tek të gjithë njerëzit, vendet dhe kohërat, kështu që shohim edhe sot e kësaj dite, se si njerëzit i përgjigjen kësaj thirrje me *telbije*, duke thënë: *Lebejke Allahumme lebejk, lebejke la sherike leke lebejk, innel hamde, ve ni`mete, leke vel mulk, la sherike lek.*

---

[13] Kurani, Bekare, 127-129;
[14] Kurani, Haxh, 26;
[15] Kurani, Haxh, 27-29;

## *HADITHI I NJËQINDEKATËRT (104)*

حَدَّثَنَا هَارُونُ بْنُ سَعِيدٍ الْأَيْلِيُّ، وَأَحْمَدُ بْنُ عِيسَى، قَالَا: حَدَّثَنَا ابْنُ وَهْبٍ، أَخْبَرَنِي مَخْرَمَةُ بْنُ بُكَيْرٍ، عَنْ أَبِيهِ، قَالَ: سَمِعْتُ يُونُسَ بْنَ يُوسُفَ، يَقُولُ: عَنِ ابْنِ الْمُسَيِّبِ، قَالَ: قَالَتْ عَائِشَةُ: إِنَّ رَسُولَ اللهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ قَالَ: " مَا مِنْ يَوْمٍ أَكْثَرَ مِنْ أَنْ يُعْتِقَ اللهُ فِيهِ عَبْدًا مِنَ النَّارِ، مِنْ يَوْمِ عَرَفَةَ، وَإِنَّهُ لَيَدْنُو، ثُمَّ يُبَاهِي بِهِمِ الْمَلَائِكَةَ، فَيَقُولُ: مَا أَرَادَ هَؤُلَاءِ؟ "

Transmeton Aishja (r.a.h.) se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Nuk ka ditë që Allahu (xh.sh.) liron robët nga zjarri i Xhehenemit, sesa në ditën e Arafatit, Allahu (xh.sh.) krenohet para melekëve dhe pastaj u thotë:* ***"Çka dëshirojnë këta?".***[16]

Vizita e *Arafatit* është pjesë e ceremonisë dhe ritualit të haxhit, që pa të, besimtari nuk konsiderohet haxhi, e nëse nuk e ka realizuar këtë ceremoni, duhet ta përsëris haxhin. Se *Arafat*-i është prej kushteve të domosdmoshme të haxhit, është dëshmi edhe *hadith*-i që e transmeton Abdurahman b. Ja`muri r.a. se disa njerëz nga Nexhdi e pyetën Pejgamberin sal-lallahu alejhi ve sel-lem për haxhin, e ai tha: *"Haxhi është në Arafat...".*[17]

Për hir të kësaj dite madhështore, e cila është nga ditët më të bekuara të vitit, ku Zoti fal shumë robër të Tij dhe i mëshiron me Mëshirën e Tij të pakufishme dhe i liron nga zjarri i Xhehenemit nëse kanë qenë të destinuar për atje. Kur besimtarët qëndrojnë në këtë ditë në Arafat, Allahu xh.sh.

[16] Muslim-i, "Sahih", kitab el-Haxhu, bab 79, nr.1348; Nesai-u, "Sunen", kitab Menasiki`l-Haxhi, bab 194, nr.3006; Ibni Maxheh, "Sunen", kitab el-Menasiki, bab 56, nr.3014; Në një transmetim tjetër, tregohet se thotë: ***"Unë ju marr dëshmitarë juve që këtyre ua kam falur";***

[17] Ebu Davud-i, "Sunen", kitab el-Menasiki, bab men lem judrik arafete, nr.1949; Tirmidhi-u, "Sunen", kitab el-Haxhi, bab men edrekel imame bi xhem`in edrekel haxh, nr.890; Nesai-u, "Sunen", kitab Menasiki`l-Haxhi, bab 203, nr.3019; Ibni Maxheh, "Sunen", kitab el-Menasiki, bab 57, nr.3015;

krenohet para melekëve, duke i marrë ata si dëshmitarë për faljen e mëkateve të myslimanëve.

Aq vlerë të madhe ka kjo ditë, saqë nëse agjërohet në mënyrë vullnetare, do t`i pastrojë mëkatet e dy viteve, vitit që ka shkuar dhe vitit që vjen. Transmeton Ebu Katade r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"...Agjërimi i ditës së Arafatit, i fshin mëkatet e këtij viti dhe vitit që vjen...".*[18]

Dita e Arafatit është festë për myslimanët, sidomos për ata që janë në haxh, të cilët nuk agjërojnë në këtë ditë shkaku i festimit në këtë ditë. Se kjo ditë është festë, na shërben *hadith*-i që transmetohet nga Ukbe b. Amiri r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Dita e Arafatit, dita e Kurbanit dhe ditët e Teshrikut, janë festë për ne në Islam dhe janë ditët e hajes dhe pijes".*[19]

Prej të gjitha ditëve brenda vitit, dita e Arafatit është dita më e mirë dhe më e zgjedhur, është edhe ditë kur zbriti *ajet*-i kuranorë: **"...sot përsosa fenë tuaj dhe plotësova dhuntinë Time ndaj jush, dhe Jam i kënaqur që feja e juaj të jetë Islami..".**[20] Me këtë *ajet*, edhe përfundoi shpallja e ligjeve dhe rregullave në Librin e Allahut (xh.sh.).

---

[18] Muslim-i, "Sahih", kitab es-Sijamu, bab istihbabu sijami thelatheti ejjamin min kuli shehër, nr.1162; etj.
[19] Ebu Davud-i, "Sunen", kitab es-Saumu, bab sijamu ejjami teshrik, nr.2419, etj;
[20] Kurani, Maide, 3;

## *HADITHI I NJËQINDEPESTË (105)*

**أَخْبَرَنَا الْحَسَنُ بْنُ سُفْيَانَ، حَدَّثَنَا مُحَمَّدُ بْنُ عَمْرِو بْنِ جَبَلَةَ، حَدَّثَنَا مُحَمَّدُ بْنُ مَرْوَانَ الْعُقَيْلِيُّ، حَدَّثَنَا هِشَامٌ –هُوَ الدَّسْتُوَائِيُّ–، عَنْ أَبِي الزُّبَيْرِ عَنْ جَابِرٍ، قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللَّهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: "مَا مِنْ أَيَّامٍ أَفْضَلُ عِنْدَ اللَّهِ مِنْ أَيَّامِ عَشْرِ ذِي الْحِجَّةِ" قَالَ: فَقَالَ رَجُلٌ: يَا رَسُولَ اللَّهِ هُنَّ أَفْضَلُ أَمْ عِدَّتُهُنَّ جِهَادًا فِي سَبِيلِ اللَّهِ؟ قَالَ: "هُنَّ أَفْضَلُ مِنْ عِدَّتِهِنَّ جِهَادًا فِي سَبِيلِ اللَّهِ، وَمَا مِنْ يَوْمٍ أَفْضَلُ عِنْدَ اللَّهِ مِنْ يَوْمِ عَرَفَةَ يَنْزِلُ اللَّهُ إِلَى السَّمَاءِ الدُّنْيَا فَيُبَاهِي بِأَهْلِ الْأَرْضِ أَهْلَ السَّمَاءِ، فَيَقُولُ: انْظُرُوا إِلَى عبادي شعثا غبرا ضاحين جاؤوا مِنْ كُلِّ فَجٍّ عَمِيقٍ يَرْجُونَ رَحْمَتِي، وَلَمْ يَرَوْا عَذَابِي، فَلَمْ يُرَ يَوْمٌ أَكْثَرُ عِتْقًا من النار من يوم عرفة"**

Transmeton Xhabiri (r.a.) i cili thotë: “Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sellem ka thënë: *“Nuk ka ditë më të vlefshme te Allahu se dhjetë ditët e Dhul-Hixhes”.* Tha: “Një njeri tha: “O i Dërguari i Allahut, a janë më të vlefshme ato, apo aq ditë të kalosh në *xhihad* për rrugën e Allahut?” Tha: *“Ato janë më të vlefshme sesa t`i kalosh ato në xhihad në rrugë të Allahut, e nuk ka ditë më të vlefshme te Allahu, sesa dita e Arafatit. Në atë ditë zbret Allahu xh.sh. në qiellin e kësaj bote dhe u krenohet banorëve të qiellit me banorët e tokës dhe thotë:* ***“Shikoni robërit e Mi, vinë me flokë të shprishura, të pluhurosur dhe të nevojshëm, të cilët vijnë nga çdo rrugë e largët. Ata shpresojnë Mëshirën Time dhe nuk e duan Dënimin Tim. Nuk lirohen më shumë njerëz nga Zjarri sesa në ditën e Arafatit”.***[21]

[21] Ibni Hiban-i, “Sahih”, kitab Haxh, bab Vukuf bi Arafah vel Muzdelife (11), nr.3853; e shënon edhe Ahmed-i në “Musned”, 11/660, nr.7089 por nga Abdullah b. Amër el-Asi r.a., kurse shejh Shuajb el-Arnauti thotë se “zinxhiri i këtij hadithi nuk ka diç të keqe”. E shënon në formë më të shkurt edhe Abdurezak-u në “El-Musannef”, vëll.5, fq.8-9, nr.8813 por nuk e përmend Xhabirin r.a.;

Edhe ky *hadith*, ngjashëm si ai i mëparshmi, trajton vlerën e ditës së Arafatit dhe raportin e Zotit ndaj kësaj dite madhështore. Në fillim flitet për dhjetë ditët e Dhu`l-Hixhes, nga shkaku se edhe dita e Arafatit, gjendet brenda këtyre dhjetë ditëve.

Ngjashëm si ky *hadith*, përcillet edhe nga Ibni Abasi r.a. i cili thotë se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *“Asnjë vepër e mirë e kryer ditët e tjera, nuk është më me vlerë, sesa ato vepra të kryera këto dhjetë ditë (të Dhu`l-Hixhes)”.* Disa nga shokët e Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem thanë: “As edhe xhihadi?” Ai tha: *“As edhe xhihadi, përveç atij njeriu i cili vë në rrezik veten dhe pasurinë e vet (për hir të Allahut) dhe nuk kthehet me asnjërën prej tyre”.*[22]

Për vlerën e këtyre dhjetë ditëve, flitet edhe në Kuran, në ajetin: **“Përkujtonie Allahun në ditët e caktuara”[23]** dhe ajetit: **“Përkujtonie Allahun në ditët e njohura”.[24]** Zoti po ashtu thotë: **“Pasha agimin. Pasha dhjetë netët. Pasha çiftin dhe tekun”.[25]**

Sipas Mesrukut dhe Muhamed b. Ka`bit, këtu është për qëllim agimi i ditës së parë të Bajramit të kurbanit në veçanti, e që është përfundimi i dhjetë netëve të muajit Dhul Hixhe.[26]

Për këto dhjetë net që ceken në *ajet*, sipas Ibn Abasit, Ibn Zubejrit, Muxhahidit dhe shumë *mufesir* tjerë, kanë për qëllim dhjetë netët e para të muajit Dhul Hixhe.[27]

Vlera e këtyre dhjetë ditëve, e tejkalon edhe vlerën e luftës në rrugë të Allahut xh.sh. ku kjo kuptohet edhe me faktin se Ai krenohet para melekëve me besimtarët mysliman të cilët qëndrojnë në Arafat (në haxh) gjatë këtyre dhjetë ditëve të Dhul-Hixhes.

Frazën e parafundit, e hasim në Kuran, ku Zoti thotë: **“Dhe thirr ndër njerëz për haxh, se të vijnë ty këmbësorë edhe kalorës me deve të rraskapitura që vijnë prej rrugëve të largëta”.[28]**

---

[22] Buhari-u, “Sahih”, kitab Ijdejn, bab fadli`l-ameli fi ejjami teshrik, nr.969, etj;
[23] Kurani, Bekare, 203;
[24] Kurani, Haxh, 28;
[25] Kurani, Fexhër, 1-3;
[26] Kurtubi-u, “Xhamiu`l-Ahkami`l-Kuran”, vëll.20, fq.39;
[27] Taberi-u, “Xhami`ul-Bejan fi Te`vili`l-Kuran”, vëll.24, f.396;
[28] Kurani, Haxh, 27;

Besimtarët e rraskapitur, nga ritualet e haxhit, të cilët kanë ardhur nga skajet e botës për të kryer haxhin, çojnë duart dhe lusin Allahun xh.sh. për falje, e Zoti këtyre besimtarëve ua fal mëkatet dhe liron shumë të tjerë nga zjarri i Xhehenemit.

Në këtë ditë, Iblisi është shumë i dëshpëruar, sepse të gjitha planet e realizuara, i sheh duke i dështuar, pasi sheh faljen e pafund të Zotit. Transmeton Talha b. Ubejdullahu r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Nuk ka lutje më të mirë sesa lutja në Arafat dhe fjala më e mirë që kam thënë unë dhe pejgamberët para meje, ka qenë: "La ilahe il-lallah vahdehu la sherike leh"* po ashtu ka thënë: *"Nuk ka ditë kur Iblisi është më i mposhtur, më i dëshpëruar dhe më i humbur, sesa në ditën e Arafatit, shkaku se sheh zbritjen e Mëshirës Hyjnore dhe faljen e mëkateve nga ana e Allahut, përpos se në ditën e Bedrit!"* I thanë: "Çka ka parë ditën e Bedrit?" Ai tha: *"Pa zbritjen e Xhibrilit me melekët".*[29]

Ngjashëm me këtë, e kemi edhe transmetimin nga Abas b. Mirdas es-Selemiju r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem është lutur për *umet*-in e tij në mbrëmjen e Arafatit për faljen e tyre, e atij iu përgjigj: ***"Unë ua kam falur atyre, përpos atij që bën padrejtësi, ndaj të cilit do të marr hak për atë që i ka bërë padrejtësi".*** *Ai tha: "O Zot! Nëse do, jepi Xhenetin atij që i është bërë padrejtësi dhe falja atij që ka bërë padrejtësi".* Por, atë mbrëmje nuk mori përgjigje. E kur agoi gjersa ishte në Muzdelife, ai e përsëriti lutjen. Atëherë e mori përgjigjen e asaj për çka u lut. Tha: "Qeshi Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem apo tha buzëqeshi. Ebu Bekri dhe Umeri i thanë atij: "T`u bëfshin kurban babai dhe nëna jonë, kjo është një kohë kur nuk ke qeshur më parë, çka të bëri të qeshësh, Allahu i mbushtë vitet tua me të qeshura?" Ai tha: *"Me të vërtetë armiku i Zotit, Iblisi, kur e kuptoi se Allahu xh.sh. më është përgjigjur në lutjen time dhe ia ka falur umetit tim, mori dhé dhe e hodhi mbi kokë, filloi të mjerojë dhe të ofshajë, e kjo më bëri të qeshem".*[30]

---

[29] Abdurezak-u, "Musannef", vëll.4, fq.378, nr.8125; Malik-u, "Muvetta`", kitab el-Haxhi, bab xhamiu`l-haxh, nr.937;

[30] Ibni Maxheh, "Sunen", kitab el-Menasiki, bab duau bi arafeh, nr.3013; Ahmed-i, "Musned", 26/136, nr.16.207; Busiri thotë: "Në zinxhir është Abdullah b. Kinane, për të cilin Buhari-u thotë: "Nuk janë të saktë hadithet prej tij". E nuk kam gjetur dikush të bëjë vlerësim pozitiv apo negativ për të". Shejh Shuajb el-Arnauti në verifikim të Musnedit të Ahmed-it, për këtë hadith thotë se ka zinxhirin e dobët.

## *HADITHI I NJËQINDEGJASHTË (106)*

حَدَّثنا مُحمد بن مسكين، قَال: حَدَّثنا سَعِيد بن سُلَيْمان، قَال: حَدَّثنا سُلَيْمان بن داود، قَال: حَدَّثنا يَحْيَى بْنِ أَبِي كَثِيرٍ، عَن أَبِي سَلَمَة، عَن أبي هُرَيرة؛ أَنَّ رَسُولَ اللهِ صَلَّى اللَّهُ عَلَيه وَسَلَّم قال: مَنْ أَمَّ هَذَا الْبَيْتَ مِنَ الْكَسْبِ الْحَرَامِ شَخَصَ فِي غَيْرِ طَاعَةِ اللَّهِ فَإِذَا أَهَلَّ وَوَضَعَ رِجْلَهُ فِي الْغَرْزِ أَوِ الرِّكَابِ وَانْبَعَثَتْ بِهِ رَاحِلَتُهُ قَالَ: لَبَّيْكَ اللَّهُمَّ لَبَّيْكَ نَادَاهُ مُنَادٍ مِنَ السَّمَاءِ: لَا لَبَّيْكَ وَلَا سَعْدَيْكَ، كَسْبُكَ حَرَامٌ، وَزَادُكَ حَرَامٌ، وَرَاحِلَتُكَ حَرَامٌ، فَارْجِعْ مَأْزُورًا غَيْرَ مَأْجُورٍ، وَأَبْشِرْ بِمَا يَسُوءُكَ. وَإِذَا خَرَجَ الرَّجُلُ حَاجًّا بِمَالٍ حَلَالٍ وَوَضَعَ رِجْلَهُ فِي الرِّكَابِ، وَانْبَعَثَتْ بِهِ رَاحِلَتُهُ قَالَ: لَبَّيْكَ اللَّهُمَّ لَبَّيْكَ، نَادَاهُ مُنَادٍ مِنَ السَّمَاءِ: لَبَّيْكَ وَسَعْدَيْكَ، قَدْ أَجَبْتُكَ ; رَاحِلَتُكَ حَلَالٌ، وَثِيَابُكَ حَلَالٌ، وَزَادُكَ حَلَالٌ، فَارْجِعْ مَأْجُورًا غَيْرَ مَأْزُورٍ، وَأَبْشِرْ بِمَا يَسُرُّكَ»"

Transmeton Ebu Hurejre (r.a.) se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *''Kush e synon këtë tempull (Qaben) me pasuri haram dhe të fituar jo sipas kënaqësisë së Allahut, në momentin kur të niset për haxh dhe kur ta vëndon këmbën e tij në rripin e kafshës apo mjetit dhe të ngritet kafsha e tij e të thotë ky: ''Lebejke Allahumme lebejk'' i thirr atij një zë prej qielli:* ***"As lebejke e as sa`dejke (as përgjigje e as nën dëshirën e kërkesës Time) për ty, sepse fitimi yt është me haram, ushqimi yt është me haram dhe mjeti yt është haram. U kthefsh mëkatar dhe jo i shpërblyer, andaj prite atë që do të dëshpërojë".*** *E nëse njeriu niset për haxh me pasuri hallall, kur e vëndon këmbën e tij në mjetin e udhëtimit dhe ai ngritet duke thënë: ''Lebejke Allahumme lebejk'' atij i thirr një zë prej qielli duke i thënë:* ***"Lebejke ve sadejke, të Jam përgjigjur, pasi mjeti yt është hallall, teshat tua janë hallall dhe ushqimi yt është hallall, andaj kthehu i shpërblyer dhe i falur, e prite atë që do të gëzojë".***[31]

---

[31] Bezzar-i, "El-Bahru`z-Zehar", vëll.15, fq.221, nr.8638; Taberani, "Mu`xhemu`l-Euset", vëll.5, fq.251, nr.5228; Hejthemiu në "Mexhmeu`z-Zevaid", 3/361, nr.5280 thotë: "E

Haxhi është prej adhurimeve që përpos aspektit shpirtëror, kërkon edhe aspektin material, jo që vetëm zemra duhet të jetë e pastër, por duhet të jetë edhe pasuria e tij. Duke mos e harruar edhe faktin se edhe idhujtarët mekas nuk e kryenin vizitën e Qabesë me pasuri dhe tesha që kanë kryer mëkate në to.

Besimtari ka më shumë përparësi që të kujdeset për pasurinë dhe mallin e tij se si e fiton, duke e fituar në rrugët e lejuara e jo të zhytet në mëkate dhe të fitojë apo uzurpojë pasurinë e huaj, sepse atëherë adhurimi nuk është i pranuar te Zoti, sepse Ai është i pastër dhe i do gjërat e pastërta. Në një *hadith* na bëhet me dije se Zoti edhe lutjet nuk ia pranon atij i cili e ka fituar pasurinë me *haram.*

Transmeton Ebu Hurejre r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"O ju njerëz, Allahu është i mirë dhe nuk pranon tjetër përpos të mirës, i ka urdhëruar besimtarët me atë që i ka urdhëruar edhe pejgamberët ku thotë:* **"O ju të dërguar, hani atë që është e lejuar dhe e mirë dhe punoni vepra të mira se Unë e di atë që ju veproni". (Mu`minun, 51)** *dhe thotë:* **"O ju që besuat, hani nga të mirat që u kemi dhënë dhe falënderoni Allahun, nëse jeni që vetëm Atë e adhuroni". (Bekare, 172).** *Pastaj e përmendi një njeri i cili ishte nisur në udhëtim, i pakrehur dhe pluhurosur, i cili ngrit duart drejt qiellit duke thënë: "O Zot, o Zot", kurse ushqimi i tij është haram, pija e tij është haram, veshja e tij është haram, paisja e tij është me haram, e si t`i përgjigjet këtij?!".*[32]

Pra, gjersa njeriu shumicën e pasurisë së tij e ka fituar në mënyrë të ndaluar, atëherë si shpreson me të të realizojë adhurime dhe gjëra që të afrojnë te Zoti?! Adhurimi është akt i lartësuar dhe vepër që njeriun e pastron shpirtërisht, e derisa pasuria dhe paisjet e tij janë *haram,* atëherë nuk pritet që të pranohen veprat e tija, kur pasuria është e fituar me *haram,* nuk mundet që shpirti i këtij njeriu të jetë i pastër.

---

transmeton Bezzari por në zinxhirin e hadithit gjendet Sulejman b. Davudi el-Jemami i cili është i dobët;

[32] Muslim-i, "Sahih", kitab ez-Zekatu, bab kabulu sadakati minel kesbi`t-tajib ve tertibuha, nr.1015; Darimi-u, "Sunen", kitab er-Rikaki, bab fi ekli`t-tajibi, nr.2759; Ahmed-i, "Musned", 14/89, nr.8348; etj;

Edhe në rastin e haxhit, që është një adhurim me shumë mundim dhe sakrificë, nëse nuk kryhet me pasuri *hallall,* atëherë Zoti e refuzon atë. Zoti nuk ka nevojë që të kryhet diçka për Të gjersa dikush tregohet ndaj robërve të Tij i padrejtë.

Besimtari kur kthehet prej këtij udhëtimi, nuk kthehet i pastruar prej mëkateve dhe i falur, siç ndodh në rastet normale, por ky person kthehet mëkatar dhe e pret dënimi i Zotit për padrejtësinë dhe të ushqyerit me *haram.*

Në anën e kundërt, kur njeriu e ka pasurinë e fituar me *hallall* dhe nuk e ka ndotur mallin e tij me *haram*, kur niset për rrugë dhe shqipton *telbijen,* Zoti i përgjigjet thirrjes së tij duke e përgëzuar me falje dhe mëshirë, si dhe duke i garantuar gëzim dhe lumturi në botën tjetër për përkushtimin e tij ndaj urdhërave të Zotit.

Transmeton Ebu Hurejre r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Kryerja e umres është fshirje e mëkateve të bëra ndërmjet saj dhe asaj të kryer më parë, ndërsa shpërblimi për haxhin Mebrur është vetëm Xheneti".*[33]

---

[33] Buhari-u, "Sahih", kitab Umre, bab 1, nr.1773, Muslim-i, "Sahih", kitabul Haxh, bab 79, nr.1349; etj.

## *HADITHI I NJËQINDESHTATË (107)*

وحَدَّثَنَا قُتَيْبَةُ بْنُ سَعِيدٍ، وَهَنَّادُ بْنُ السَّرِيِّ، وَأَبُو بَكْرِ بْنُ أَبِي شَيْبَةَ، قَالُوا: حَدَّثَنَا أَبُو الْأَحْوَصِ، عَنْ سِمَاكٍ، عَنْ جَابِرِ بْنِ سَمُرَةَ، قَالَ: سَمِعْتُ رَسُولَ اللهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ يَقُولُ: «إِنَّ اللهَ تَعَالَى سَمَّى الْمَدِينَةَ طَابَةَ»

Transmeton Xhabir b. Semure (r.a.) i cili thotë: “E kam dëgjuar Pejgamberin sal-lallahu alejhi ve sel-lem duke thënë: *“Me të vërtetë, Allahu e ka quajtur Medinen: **“Tabeh”.**[34]*

Te Ahmed-i përcillet se e ka quajtur Medinen: ***“Tajbeh”.***[35] Edhe Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem kur është kthyer prej luftës së Tebukut, gjatë afrimit në Medine ka thënë: *“Kjo është Tabeh”.*[36]

Kur ka kërkuar Ibni Abasi r.a. prej Ka`b el-Ahbarit që t`i tregojë se si është përshkruar Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem në Teurat, ai është përgjigjur: “E gjejmë atë si Muhamedi biri i Abdullahut, do të lind në Meke dhe do të shpërngulet në Tabeh, pushteti i tij do të arrijë deri në Sham, nuk do të jetë fjalëligë, nuk do të bërtet nëpër tregje, nuk e kthen të keqen me të keqe, por mbulon dhe fal, *umet*-i i tij është falenderues, falënderojnë Allahun...”.[37]

Kjo fjalë (*Tabeh-Tajbeh*) ka kuptimin: `I mirë, i bukur, i hijshëm, i këndshëm, i dashur, e rehatshme, e qetë, pa telashe, të qenët e shëndoshë, përmirësuese, gjelbërim i natyrës, i ëmbël, i pastër, etj`.[38]

Ky qytet ka edhe emra tjerë me të cilat edhe Zoti e përmendi në Kuran. Njëherë e përmendi me emrin e vjetër të vet që quhej Jethrib. Zoti thotë:

---

[34] Muslim-i, “Sahih”, kitab el-Haxhu, bab el-Medinetu tenfij shirareha, nr.1385; Ahmed-i, “Musned”, 34/453, nr.20.887;

[35] Ahmed-i, “Musned”, 34/415, nr.20.822;

[36] Buhari-u, “Sahih”, kitab Fadailu`l-Medine, bab el-Medinetu Tabetu, nr.1872; etj.

[37] Darimij-u, “Sunen”, kitab Mukadime, bab sifetu`n-nebiji salallahu alejhi ve selem fi`l-kutubi kable meb`athihi, nr.8;

[38] Shih: Isa Memishi, “Fjalor arabisht-shqip”, 2/52;

**“Dhe kur një grup prej tyre thanë: “O banorë të Jethribit, nuk ka qëndresë për ju, andaj kthehuni”. E një grup prej tyre kërkonin lejen e Pejgamberit duke thënë: “Shtëpitë tona janë të pambrojtura”, në realitet ata nuk donin tjetër por vetëm të iknin”.**[39]

Por, Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ndaloi që të përdoret ky emërtim nga ana e besimtarëve. Transmeton Bera b. Azibi r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *“Kush e quan Medinen Jethrib, Allahu e faltë atë, ajo është Tabeh, ajo është Tabeh”.*[40] Kjo ndalesë mund të konsiston me arsyen se kjo fjalë ka kuptim negativ, pasi rrjedh prej fjalës *et-Tethrib* që do të thotë `përçmim apo qortim`,[41] por mund të ketë prejardhje edhe prej fjalës *Eth-Therb* që do të thotë `ngatërresa`.

Po ashtu e përmendi në Kuran edhe me emrin e ri ku thuhet: **“Nuk ishte me vend për banorët e Medines e as për ata që ishin rreth tyre nga beduinët, të ngelin pas të dërguarit të Allahut e as të kursejnë veten e tyre ndaj atij...”.**[42]

Në *sure*-n Hashër e përmend edhe me emrin *Dar* (Shtëpi) ku thotë: **“Ata që e përgatitën shtëpinë (Medinën)...”.**[43]

Dhe u bë i njohur ky qytet me emrin *Medine Munevere* (Medina e ndritshme) dhe *Medinetu Nebij* (Qyteti i Pejgamberit). Në këtë qytet Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem u shpërngul kur u largua nga Meka në vitin 622, kur ishte në moshën 53 vjeçare.

Qyteti i Medines gjendet në perëndim të Arabisë Saudite, ka një sipërfaqe prej 589 $km^2$, kurse numri i banorëve sipas regjistrimit të vitit 2010 është 1.183.205 banorë. Kah shekulli i katërt, këtu janë shpërngulur disa fise arabe nga Jemeni si fisi benu Eus dhe benu Hazrexh, si dhe disa fise jehude si fisi beni Kejnuka, beni Kurejdha dhe beni Nadir. Në shekullin e pestë, këta dy fise jemenase dominojnë mbi fiset jehude dhe pavarësohen prej tyre. Por, para ardhjes së Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem, këto dy fise arabe, për 120 vite kanë luftuar ndërmjet tyre.

---

39 Kurani, Ahzab, 13;
40 Ahmed-i, “Musned”, 30/483, nr.18.519;
41 Shih edhe: Isa Memishi, “Fjalor arabisht-shqip”, 1/194;
42 Kurani, Teube, 120;
43 Kurani, Hashër, 9;

Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem në Akabe, një vend afër Mina-së, u takua me gjashtë antarë të fisit Hazrexh gjatë sezonit të haxhit dhe ua prezantoi fenë Islame gjë të cilën e pranuan me dëshirë të plotë dhe kënaqësi. Vitin e ardhshëm (621), erdhën 12 burra prej banorëve të Medines dhe u takuan me Pejgamberin sal-lallahu alejhi ve sel-lem në Akabe të cilët ishin gjashtë prej vitit të kaluar dhe gjashtë të tjerë të cilët po ashtu pranuan Islamin. Një vit më pas (622) u takuan përsëri gjatë sezonit të haxhit në Akabe, por këtë radhë ishin 73 burra dhe 2 gra. Të gjithë iu besatuan Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem.[44]

Në këtë vit, në muajin Rebiu`l-Evel Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem me muslimanët tjerë, shkaku i shtypjes, terrorit dhe presioneve të shumta, u shpërngulën prej Mekes në Medine, ku do të formojnë shtetin e ri dhe të kalojnë në forcë dominuese në rajon dhe më gjërë. Medinasit me shumicë kishin kaluar në fenë Islame dhe e pranuan me gjithë dëshirë Pejgamberin sal-lallahu alejhi ve sel-lem dhe besimtarët e Mekes në shtëpitë e tyre. Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem i pajtoi dy fiset rivale Eus dhe Hazrexh, i vëllazëroi besimtarët e Mekes dhe ata të Medines, ndërtoi xhaminë e tij dhe shkroi kushtetutën ku parashiheshin të drejtat e banorëve të saj.

Shkaku që në këtë qytet jetoi Muhamedi sal-lallahu alejhi ve sel-lem dhe aty u varros, ky qytet ka një rëndësi dhe vlerë të veçantë për muslimanët. Vetë Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem e shpalli zonën e *harem*-it të këtij qyteti, siç ishte *harem* edhe Meka.

Transmeton Enesi r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *“Medina (konsiderohet) harem prej këtu (Ajri) deri këtu (Theur), drunjtë nuk (lejohet të) priten, në këtë qytet nuk lejohet të bëhen risi, kush bën ndonjë risi në këtë vend, e mallkoftë Allahu, melekët dhe të gjithë njerëzit”.*[45]

I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem është lutur që Zoti t`ia shtojë atij dhe besimtarëve dashurinë ndaj saj, siç e duan njerëzit Meken apo edhe më shumë se ajo. Transmeton Aishja r.a.h. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem është lutur: *“Allahumme habbib ilejne`l-Medinete ke*

---

[44] Shih: Ibni Hisham-i, “Biografia e Pejgamberit salallahu alejhi ve selem”, fq.122-126;
[45] Buhari-u, “Sahih”, kitab Fadailu`l-Medine, bab haremi`l-Medine, nr.1867; etj.

*hubbina Mekkete eu eshedde” (O Allahu im, na e bën të dashur Medinen siç e duam Meken apo edhe më shumë”).*[46]

Ky qytet nuk i mbanë brenda të këqinjtë, por i largon nga vetja siç e largon farkatari ndryshkun prej hekuri. Transmeton Ebu Hurejre r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *“Më është urdhëruar të banojë në një lagje e cila ngadhnjen mbi të tjerat. I thonë asaj Jethrib, por ajo është Medine. Ajo i largon nga vetja të këqijat e njerëzve, pikërisht siç e largon shakulla e farkatarit dryshkun prej hekurit”.*[47]

Imani gjendet në këtë vend, sepse prej këtij vendi u përhap Islami, u forcuan muslimanët dhe dominuan mbi popujt tjerë. Këtu do të jetë vazhdimisht besimi i vërtetë dhe kjo do të jetë kështu deri në fund të jetës në këtë botë. Transmeton Ebu Hurejre r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *“Besimi i vërtetë do të përqëndrohet në Medine ashtu siç strehohet gjarpëri në vrimën e vet”.*[48]

Ai që mundohet t`u bëjë dëm muslimanëve në Medine, ai do të ballafaqohet me dënim dhe humbje. Transmeton Sa`di r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *“Banorëve të Medines askush nuk mundet t`ua kurdisë ngatërresën, e ajo të mos shkrihet ashtu siç shkrihet kripa në ujë”.*[49]

Allahu xh.sh. do ta mbrojë këtë qytet madhështorë edhe prej depërtimit dhe sprovës së Dexhallit, i cili me të keqen e vet, do të godet çdo vend përpos Mekes dhe Medines, të cilat mbrohen nga Zoti përmes melekëve. Transmeton Ebu Bekrete r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *“Nuk do të depërtojë në Medine tmerri i Dexhallit të humbur dhe të verbër. Ajo do të ketë 7 dyer dhe në secilën derë do të ketë nga dy melek”.*[50]

---

[46] Buhari-u, “Sahih”, kitab Fadailu`l-Medine, nr.1889; Muslim-i, “Sahih”, kitab el-Haxhu, bab tergibu fi sukne`l-Medineti, nr.1376; etj.
[47] Buhari-u, “Sahih”, kitab Fadailu`l-Medine, bab fadli`l-Medineti ve enneha tenfi`n-Nase, nr.1871; etj.
[48] Buhari-u, “Sahih”, kitab Fadailu`l-Medine, bab el-imanu je`rizu ile`l-Medine, nr.1876; etj.
[49] Buhari-u, “Sahih”, kitab Fadailu`l-Medine, bab ithmi men kade ehle`l-Medine, nr.1877; etj.
[50] Buhari-u, “Sahih”, kitab Fadailu`l-Medine, bab la jed`hulu`d-Dexhalu`l-Medinete, nr.1879; Ahmedi, “Musned”, 34/92, nr.20.441;

Transmeton Ebu Hurejre r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *“Në hyrje të Medines ka melek dhe në këtë (qytet) nuk do të depërtojë murtaja e as Dexhalli”.*[51]

Transmeton Enes b. Malik-u r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *“Nuk do të ngel qytet që s`do të shkelë Dexhalli, përveç Mekes dhe Medines. Nuk do të ketë asnjë nga hyrjet e saja pa u vendosur melekët të radhitura e të cilat me kujdes do ta ruajnë. Pastaj, Medinen me banorët e saja do ta godasin tri dridhje dhe Allahu me (dridhjen) e tretë do t`i hedhë (jashtë saj) të gjithë pabesimtarët dhe hipokritët”.*[52]

Do ta kap ndërmjetësimi i Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem atë i cili vdes në Medine, shkaku i vlerës që ka ky vend. Transmeton Ibni Umeri r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *“Kush ka mundësi prej jush që të vdes në Medine, le ta bëjë këtë, sepse unë do të jem dëshmitarë për atë që vdes në Medine”.*[53] Te transmetimi i Ahmed-it qëndron: *“...do të jem ndërmjetësues për atë që vdes në Medine”.*[54]

Nga i gjithë ky elaborim, shohim se feja Islame i ka dhënë vlerë dhe rëndësi qytetit të Medines, pasi atë e zgjodhi për vendbanim të krijesës më të dashur të tij. Nga ky hadith kuptojmë gjithashtu se feja jonë insiston në emra të bukur, me kuptime të mira dhe përmbajtje të arsyeshme, e jo në emra që kanë kuptime negative, kontekste armiqësore e të ngjashme. Edhe vet i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem, siç ua ndryshonte emrat e këqinjë njerëzve, ashtu ua ndërronte emrat edhe vendeve nëse kishin kuptim negativ.

---

[51] Buhari-u, “Sahih”, kitab Fadailu`l-Medine, bab la jed`hulu`d-Dexhalu`l-Medinete, nr.1880; etj.

[52] Buhari-u, “Sahih”, kitab Fadailu`l-Medine, bab la jed`hulu`d-Dexhalu`l-Medinete, nr.1881; etj.

[53] Ibni Maxheh, “Sunen”, kitab el-Menasiki, bab fadlu`l-Medine, nr.3112;

[54] Ahmed-i, “Musned”, 9/319, nr.5437;

## *HADITHI I NJËQINDETETË (108)*

حَدَّثَنَا قُتَيْبَةُ بْنُ سَعِيدٍ، حَدَّثَنَا جَرِيرٌ، عَنِ الأَعْمَشِ، عَنْ أَبِي صَالِحٍ، عَنْ أَبِي هُرَيْرَةَ، قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: " إِنَّ لِلَّهِ مَلاَئِكَةً يَطُوفُونَ فِي الطُّرُقِ يَلْتَمِسُونَ أَهْلَ الذِّكْرِ، فَإِذَا وَجَدُوا قَوْمًا يَذْكُرُونَ اللَّهَ تَنَادَوْا: هَلُمُّوا إِلَى حَاجَتِكُمْ " قَالَ: «فَيَحُفُّونَهُمْ بِأَجْنِحَتِهِمْ إِلَى السَّمَاءِ الدُّنْيَا» قَالَ: " فَيَسْأَلُهُمْ رَبُّهُمْ، وَهُوَ أَعْلَمُ مِنْهُمْ، مَا يَقُولُ عِبَادِي؟ قَالُوا: يَقُولُونَ: يُسَبِّحُونَكَ وَيُكَبِّرُونَكَ وَيَحْمَدُونَكَ وَيُمَجِّدُونَكَ " قَالَ: " فَيَقُولُ: هَلْ رَأَوْنِي؟ " قَالَ: " فَيَقُولُونَ: لاَ وَاللَّهِ مَا رَأَوْكَ؟ " قَالَ: " فَيَقُولُ: وَكَيْفَ لَوْ رَأَوْنِي؟ " قَالَ: " يَقُولُونَ: لَوْ رَأَوْكَ كَانُوا أَشَدَّ لَكَ عِبَادَةً، وَأَشَدَّ لَكَ تَمْجِيدًا وَتَحْمِيدًا، وَأَكْثَرَ لَكَ تَسْبِيحًا " قَالَ: " يَقُولُ: فَمَا يَسْأَلُونِي؟ " قَالَ: «يَسْأَلُونَكَ الجَنَّةَ» قَالَ: " يَقُولُ: وَهَلْ رَأَوْهَا؟ " قَالَ: " يَقُولُونَ: لاَ وَاللَّهِ يَا رَبِّ مَا رَأَوْهَا " قَالَ: " يَقُولُ: فَكَيْفَ لَوْ أَنَّهُمْ رَأَوْهَا؟ " قَالَ: " يَقُولُونَ: لَوْ أَنَّهُمْ رَأَوْهَا كَانُوا أَشَدَّ عَلَيْهَا حِرْصًا، وَأَشَدَّ لَهَا طَلَبًا، وَأَعْظَمَ فِيهَا رَغْبَةً، قَالَ: فَمِمَّ يَتَعَوَّذُونَ؟ " قَالَ: " يَقُولُونَ: مِنَ النَّارِ " قَالَ: " يَقُولُ: وَهَلْ رَأَوْهَا؟ " قَالَ: " يَقُولُونَ: لاَ وَاللَّهِ يَا رَبِّ مَا رَأَوْهَا " قَالَ: " يَقُولُ: فَكَيْفَ لَوْ رَأَوْهَا؟ " قَالَ: " يَقُولُونَ: لَوْ رَأَوْهَا كَانُوا أَشَدَّ مِنْهَا فِرَارًا، وَأَشَدَّ لَهَا مَخَافَةً " قَالَ: " فَيَقُولُ: فَأُشْهِدُكُمْ أَنِّي قَدْ غَفَرْتُ لَهُمْ " قَالَ: " يَقُولُ مَلَكٌ مِنَ المَلاَئِكَةِ: فِيهِمْ فُلاَنٌ لَيْسَ مِنْهُمْ، إِنَّمَا جَاءَ لِحَاجَةٍ. قَالَ: هُمُ الجُلَسَاءُ لاَ يَشْقَى بِهِمْ جَلِيسُهُمْ "

Transmeton Ebu Hurejre (r.a.) se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *‘‘All-llahu i Madhëruar dhe i Lartësuar ka një numër të madh të melekëve që janë gjithnjë në lëvizje dhe që kërkojnë ndeje, në të cilat*

*përmendet Emri i All-llahut. Kur e gjejnë një ndeje ku ka përmendje (të Allahut), ata vijnë dhe ulen dhe i mbulojnë me krahët e tyre rreth e për qark ata që janë tubuar duke e mbushur kështu hapësirën deri në qiellin më të afërt. Kur të tubuarit shpërndahen, engjëjt ngrihen në hapësirën qiellore. Pastaj All-llahu xhele she`nuhu i pyet ata, edhe pse Ai i di të gjitha:* ***"Prej nga po vini?"*** *Ata thonë: "Po vijmë nga disa robër të Tu nga toka, të cilët të lartësonin, të madhëronin, të njëjtonin, të lavdëronin dhe kërkonin (të mirën) prej Teje". Ai thotë:* ***"Çfarë të mire kërkonin prej Meje?"*** *Ata thonë: "Kërkonin Xhenetin Tënd". Ai thotë:* ***"A e kanë parë ata Xhenetin Tim?"*** *Ata thonë: "Jo, o Zot". Ai thotë:* ***"E si do të ishte nëse do ta shihnin Xhenetin Tim?!"*** *Ata thonë: "Ata kërkojnë mbrojtjen Tënde". Ai thotë:* ***"Prej kujt kërkojnë mbrojtjen Time?"*** *Ata thonë: "Prej Zjarrit Tënd, o Zot". Ai thotë:* ***"Po a e kanë parë Zjarrin Tim?"*** *Ata thonë: "Jo". Ai thotë:****"E si do të ishte nëse do ta shihnin Zjarrin Tim?!"*** *Ata thonë: "Ata kërkojnë faljen Tënde". (I Dërguari sal-lallahu alejhi ve sel-lem)* Tha: *"Pastaj Ai thotë:* ***"Unë i kam falur dhe i kam derdhur mbi ta të mirat që m'i kanë kërkuar, dhe ua kam siguruar mbrojtjen Time nga ajo që kanë kërkuar mbrojtje".*** (I Dërguari sal-lallahu alejhi ve sel-lem) tha: *"Engjëjt thonë: "O Zot, në mesin e tyre është edhe filani, rob mëkatar, i cili ishte duke kaluar aty pari dhe (rastësisht) u ul në atë tubim".* (I Dërguari sal-lallahu alejhi ve sel-lem) tha: *"All-llahu u thotë:* ***"Gjithashtu edhe atë e kam falur, sepse ata janë një grup, me të cilin ai që rri, nuk vuan".***[55]

Njeriu e përmend atë që e do, si dhe është i lidhur me atë që e ka në zemër, e çka mund të ketë më të rëndësishme në zemrën e besimtarit, sesa dashuria ndaj Zotit të botëve?! Për shkak të kësaj dashurie, njeriu duhet të jetë vazhdimisht i lidhur me të përmendurit e Atij që e donë më së shumti, saqë kjo dashuri tejkalon edhe dashurinë ndaj fëmijëve dhe familjes, prindërve dhe pasurisë, bile tejkalon edhe dashurinë ndaj vetvetes. Shkaku i kësaj dashurie, njeriu e përmend vazhdimisht Zotin përmes *dhikr*-it, përmes së cilës njeriu fiton edhe shpërblime të shumta dhe falje mëkatesh. Për këtë arsye, njeriu duhet të jetë i rregullt në përkujtimin e Zotit, saqë Atë duhet përmendur në çdo gjendje, pas çdo druri apo guri, duke qenë në këmbë apo ulur, shtrirë ose duke ecur, ditën apo natën, në çdo kohë dhe në çdo moment, *dhikr-i* duhet të lag gjuhën e besimtarit.

---

[55] Buhari-u, "Sahih", kitab ed-Da`avatu, bab 66, nr.6408; Muslim-i, "Sahih", kitab edh-Dhikru ve`d-Duau ve`t-Teubetu ve`l-istigfaru, bab 8, nr.2689; Tirmidhi-u, "Sunen", kitab ed-Da`avati, bab 132, nr.3611 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Sahih; etj.

Njeriu i cili e përkujton Allahun xh.sh. e ndriçon shpirtin, jetën dhe zemrën e vet me dritën e udhëzimit dhe largon prej vetes errësirën e dallgëve të haramit, mbron veten nga rënia në mëkate dhe përkujton se Allahu xh.sh. është mbikëqyrësi i tij. Përmes këtij adhurimi, njeriu e shton dashurinë ndaj Zotit, si dhe bëhet shkak që edhe Ai ta dojë këtë person dhe ta përfshijë me faljen e Tij.

I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem e përshkroi në mënyrë të mrekullueshme dallimin në mes njeriut i cili e përmend Allahun xhele she`nuhu dhe atij i cili nuk e përmend, duke thënë se dallojnë sikur që dallon i gjalli prej të vdekurit.[56]

Nga shkaku se ky njeri e gjallëron zemrën dhe jetën e vet me Emrin Hyjnor, e ka atë Emër me vete në çdo pjesë të jetës, gjallërohet besimtari me Emrin e Zotit, sepse Ai është i vetmi i Cili jep jetë dhe ngjallë krijesat e Tija. Ndërsa nga ana tjetër, u përshkrua si i vdekur personi i cili nuk e përkujton Allahun xh.sh. sepse atij i ka vdekur zemra dhe ia ka kthyer shpinën udhëzimit të Zotit, kurse kush ia kthen shpinën udhëzimit të Tij, ai do të ketë jetë të vështirë në këtë botë dhe do të ringjallet i verbër në Ditën e Gjykimit. Siç thotë Allahu xh.sh. në ajetin kuranorë: **“Kush ia kthen shpinën përkujtimit Tim, do të ketë jetë të vështirë dhe do të ringjallet Ditën e Kijametit i verbër”.[57]**

Kurse ai që e përkujton Zotin në vetmi dhe i lotojnë sytë nga Frika e Tij, ai do të jetë nën Hijen e *Arsh*-it në Ditën e Gjykimit, atë ditë kur nuk ka hije tjetër përpos hijes së Tij.

Nga ky *hadith kudsij*, kuptojmë se Allahu xhele she`nuhu ka caktuar *melek* të veçantë të cilët janë të angazhuar të kërkojnë tubimet e *hajr*-it, në të cilët përmendet Zoti i madhëruar, vende të cilat vetë i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem i quajti kopshte të Xhenetit, andaj ai i cili dëshiron të merr prej kopshteve të tij, le të prezantojë në këto vende, të cilat vizitohen nga të dërguarit e Zotit, *melek*-ët e ndershëm.

---

[56] Transmeton Ebu Musa radijaAllahu anhu se i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *“Shembulli i atij që e përmend Zotin e tij dhe atij që nuk e përmend, është si shembulli i të gjallit me të vdekurin”.* (Buhari-u në “Sahih”, kitab ed-Da`avatu, bab 66, nr.6407).
[57] Kurani, Taha, 124;

Zoti i nderoi bijtë e Ademit duke ua shoqëruar *melek*-ët nëpër tubime të mira. Këta *melek*, posa gjejnë një vend të tillë, jo vetëm që i bashkëngjiten këtij tubimi, por edhe ftojnë të tjerët që të marrin pjesë aty, që të shtohet numri i *melekë*-ve në këtë kuvend, më pas të pranishmit prej besimtarëve ata i mbulojnë me krahët e tyre, lartësia e të cilave arrin deri në majë të qiellit të kësaj bote, si shenjë nderimi dhe respektimi. Ne e dimë se Zoti e nderoi Ademin alejhi`s-selam duke i urdhëruar engjëjt që t`i bien në *sexhde*, kurse pasardhësit e tij, i nderoi duke dërguar *melek* në tubimet e tyre për t`i mbuluar me krahët e tyre, me çka tregon sigurimin nga sulmet djallëzore kundrejt tyre.

*Melek*-ët janë krijesa të ndershme, të cilat nuk mëkatojnë kundrejt Zotit, por janë të angazhuara çdonjëra me adhurime të caktuara, kurse bashkëngjitja e tyre në *mexhlis*-et e besimtarëve, tregon për afrimin e moralit të besimtarit me sjelljen e *melekë*-ve, të cilat janë vazhdimisht në përkujtim të Zotit dhe larg mëkateve.

Me përfundimin e tubimit të *dhikr*-it nga besimtarët musliman, *melek*-ët shpërndahen dhe kthehen nëpër vendet e tyre. Me këtë rast, Zoti u parashtron pyetje, edhe pse Ai nuk ka nevojë për lajmërimin e tyre, sepse është i Gjithëdijshëm dhe njohës i të fshehtës dhe të dukshmes, e din çdo gjë që në *ezel* (kur nuk kanë ekzistuar as engjëjt apo njerëzit). Parashtrimi i pyetjes është në formë informimi për *melek*-ët, të cilat nuk kishin njohuri në fillim për krijesën *njeri* dhe menduan se ky do të bëjë vrasje dhe gjakderdhje të shumta, por Zoti i informoi *melek*-ët, se në qenien e tij, do të ketë edhe mirësi dhe vepra të mira, prej të cilave është edhe përmendja e Allahut, kështu që Zoti u manifeston atyre atë të cilën e ka ditur, në kohën kur *melek*-ët për këtë nuk kanë pasur njohuri.

Nga ky *hadith*, sikur edhe nga shumë të tjerë, kuptojmë vlerën e madhe që ka shprehja e fjalëve *Subhanallah, Elhamdulilah, Allahu Ekber, La ilahe il-lallah*, të cilat janë fjalë të zgjedhura për të përmendur Allahun xhele she`nuhu edhe pas çdo namazi, siç na mësoi i Dërguari i Tij sal-lallahu alejhi ve sel-lem, i cili tregoi se kush i thotë këto fjalë pas çdo namazi nga tridhjetë e tri herë, do t`i falen mëkatet, qofshin ato edhe sa shkuma e detit.[58] Po ashtu tha se këto fjalë për të janë më të dashura sesa të gjithë atë që e ngroh dielli (tërë bota).[59]

---

[58] Shih: Muslim-i, "Sahih", kitab el-Mesaxhidu ve mevadiu`s-Salat, bab 26, nr.597; etj.

[59] Shih: Muslim-i, "Sahih", kitab edh-Dhikru ve`d-Duau ve`t-Teubetu, bab 10, nr.2695; Tirmidhiu, "Sunen", kitab ed-Da`avati, bab, nr.3597 dhe thotë se hadithi është Sahih;

Në moment kur u ankuan të varfrit se nuk mund t`i arrijnë të pasurit me shpërblime, i Dërguari i Allahut u sugjeroi atyre që të ndalen në xhami pas namazit dhe të thonë nga 33 herë *Subhanallah,* 33 herë *Elhamdulilah dhe* 33 herë *Allahu Ekber,* me çka do të arrijnë shpërblimet e barabarta sikur ata që japin *sadaka* dhe ndihmojnë ushtrinë muslimane.[60]

Këtu shohim edhe vlerën e kërkimit të mirësive prej Allahut xhele she`nuhu pasi Ai dëshiron që ne t`i kërkojmë dhe ta lusim, e mos lusim dikë tjetër krahas Tij. Prandaj edhe kur njeriu kërkon prej Tij, i plotësohet kërkesa. Shohim se kur tubohen besimtarët në ndonjë tubim, në të cilin krahas përmendjes së Allahut xh.sh. bëjnë edhe lutje për mbrojtje nga Zjarri dhe që t`u mundësohet Xheneti, ajo do të pranohet nga ana e Tij.

Gjithashtu shohim edhe vlerën e kërkimit të faljes dhe *istigfar*-it, përmes së cilës njeriu kërkon faljen e Zotit, pasi e din se ka kryer mëkate dhe nuk ka kush që mund t`ia fal ato mëkate përpos Zotit të gjithësisë.

Prezenca në këto *mexhlis*e, tërheq me vete faljen e Zotit, mbrojtjen nga Zjarri dhe meritën e Xhenetit, edhe nëse nuk është shkuar aty apostafat për këtë qëllim, porse të qëndrosh me njerëz të mirë, është veprim i mirë. Përfshirja e faljes së Zotit për anëtarët e *mexhlise*-ve të tilla, është për të gjithë, pa përjashtim. Ata që marrin pjesë nëpër *mexhlis*-e të *dhikr*-it, do të jenë të dalluar edhe në botën tjetër. Këtë e vërteton edhe një *hadith* tjetër *kudsij*, të cilën e transmeton Ebu Seid el-Hudriju r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *“Do të thotë Zoti në Ditën e Kijametit:* ***“Të tubuarit sot këtu, do ta kuptojnë se kush janë të nderuarit”.*** I thanë: “O i Dërguari i Allahut, kush janë të nderuarit?” Ai tha: *“Ata që marrin pjesë në mexhliset e dhikrit në xhami”.*[61]

Nga kjo kuptojmë se askujt nuk mund t`i ndalohet pjesëmarrja në adhurime të dobishme. Nuk e përshkroi kot i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem shokun e mirë sikur njeriu që shet parfume, prej të cilit edhe nëse nuk merr parfum, do të merrë erë të mirë dhe të këndshme. Paramendoni, sot e kësaj dite e lexojmë ngjarjen e banorëve të shpellës në kaptinën *Kehf*, në të cilën përmendet edhe prezenca e një qenit. Qeni u përmend aty dhe sot

---

[60] Shih: Buhari-u, “Sahih”, kitabu`l-Edhani, bab 156, nr.843, Muslim-i, “Sahih”, kitabu`l-Mesaxhidu ve mevadiu`s-Salat, bab 26, nr. 595-597; etj.

[61] Ahmed-i, “Musned”, 18/195, nr.11.652; Ebu Ja`la, “Musned”, fq.251, nr.1047; etj. Shejh Shuajb el-Arnauti në verifikim të Musned-it të Ahmed-it, thotë se zinxhiri i këtij hadithi është i dobët;

e kësaj dite lexohet nga besimtarët kur lexojnë Kuran-in, vetëm e vetëm pse u gjend në një shoqëri të mirë siç ishin djelmoshat të cilët u strehuan në shpellë nga sprova e mbretit mizorë.

Me fjalë të tjera, nëse njeriu prezanton nëpër *mexhlise* të *dhikr-it*, do të arrijë shpërblime të shumta dhe falje mëkatesh, sepse mbi to shpërndahet Mëshira e Zotit, bereqeti, qetësia dhe siguria, që shpresojmë të gjithë t`i arrijmë. Kurse nga ana tjetër, nuk i takon besimtarit të humbë kohën nëpër vende ku bëhet mëkat, neglizhohet adhurimi dhe shkujdeset zemra.

*Dhikri* mund të bëhet vet, por edhe në grup, siç kishin vepruar këta besimtarë që përmenden në këtë *hadith kudsij*, po ashtu mund të bëhet me zë apo në heshtje, që të gjitha format janë me qëllim që të arrihet kënaqësia e Zotit dhe shpërblimi i Tij. *Dhikri* në heshtje, mund të jetë me meditim apo me lëvizje të gjuhës. Edhe pse dijetarët kanë folur rreth asaj se a është më mirë të bëhet me meditim apo me gjuhë, që të dy format ngërthejnë në vete mirësi të shumta.

Në këtë *hadith* po ashtu kuptojmë vlerën e madhe për tubimin e *dhikrit*, kur tubohen njerëzit aty dhe e kujtojnë Zotin me *tesbih, tahmid, tekbir dhe tehlil*, e aspak nuk mund të konsiderohet vepra e tillë si risi, derisa ka mbështetje në *hadith*-et e të Dërguarit të Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem, një prej shumë atyre, është edhe ky *hadith* i saktë që është përmendur nga imam Buhari-u dhe imam Muslim-i, se Zoti ua fali atyre për shkak tubimit në *mexhlis* për të bërë *dhikër* të përbashkët. Nga teksti i *hadith*-it kuptohet se njerëzit janë oganizuar për këtë qëllim, kurse njëri ka qëlluar aty rastësisht.

Gjithashtu nuk është interpretim i saktë, që të thuhet se me këto *hadith*-e, ka për qëllim tubimin në *mexhlise* vetëm për të studiuar rreth Kuranit apo shkencave fetare, sepse në këtë *hadith* qartë është përmendur *dhikr-i* përmes *tesbih*-ut dhe formave tjera. Andaj, nuk e kuptojmë prej nga gjithë kjo urrejtje ndaj tubimit për *dhikër*, kur këtë vepër e ka lavdëruar Pejgamberi i Zotit?!

Vetë imam Neveviu, në librin e tij, “Rijadu`s-Salihin”, e shënon këtë *hadith kudsij* nën kapitullin: “Vlera e *dhikrit* në hallka, preferimi i mbajtjes së tij dhe ndalimi i mosmbajtjes së tij pa shkak të arsyeshëm”.[62]

---

[62] Nevevi-u, “Rijadu`s-Salihin”, Urtësia, Shkup, botimi i parë, 1995, fq.486-489;

Ngjashëm me këtë, gjejmë përgjigje edhe për lutjen (*duanë*) pas *dhikrit,* sepse në këtë *hadith* u përmend se ata në fillim kanë bërë *dhikër,* e pastaj janë drejtuar me lutje që t`u mundësohet *Xheneti,* të jenë të mbrojtur nga Zjarri dhe t`u falen mëkatet.

Në këtë *hadith* kuptojmë edhe një detaj në aspektin akaidologjik, ku vërejmë se të gjitha veprimet që i bën besimtari, i bën në bazë të bindjes së tij të shëndoshë në Zotin e gjithësisë, duke mos e parë Atë, beson në begatitë e *Xhenet*-it, edhe pse nuk i ka parë ato, beson në zjarrin e *Xhehenem*-it edhe pse nuk e ka parë atë, për këtë edhe cilësia dhe niveli më i lartë i një besimtari, është të arrijë shkallët e *ihlas*-it, ku do ta adhurojë Allahun xh.sh. sikur e sheh, edhe pse ky nuk e sheh, Ai e sheh atë. Ky është besimi i sinqertë në Zotin i cili kërkohet prej nesh.

Shpresojmë që edhe neve të na falen mëkatet, t`na mundësojë Zoti hyrjen në *Xhenet*-et e Tij të larta dhe të na mbrojë nga zjarri i *Xhehenem*-it të gjithë besimtarëve musliman. *Amin*!

## *HADITHI I NJËQINDENËNTË (109)*

حَدَّثَنَا مُحَمَّدُ بْنُ بَكْرٍ، أَخْبَرَنَا مَيْمُونٌ الْمَرَئِيُّ، حَدَّثَنَا مَيْمُونُ بْنُ سِيَاهٍ، عَنْ أَنَسِ بْنِ مَالِكٍ، عَنْ رَسُولِ اللهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ قَالَ: " مَا مِنْ قَوْمٍ اجْتَمَعُوا يَذْكُرُونَ اللهَ، لَا يُرِيدُونَ بِذَلِكَ إِلَّا وَجْهَهُ، إِلَّا نَادَاهُمْ مُنَادٍ مِنَ السَّمَاءِ: أَنْ قُومُوا مَغْفُورًا لَكُمْ، قَدْ بُدِّلَتْ سَيِّئَاتُكُمْ حَسَنَاتٍ "

Transmeton Enes b. Malik-u (r.a.) se i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Nuk ka popull që tubohen për të përmendur Allahun, duke mos synuar me këtë diç tjetër përpos se "Fytyrën" e Tij, e të mos thirren nga një Thirrës prej qielli:* ***"Çohuni të falur, pasi ua kam zëvendësuar të këqijat me të mira".***[63]

Edhe tubimi i besimtarëve për të përmendur Allahun xh.sh. kërkon qëllim të pastër dhe fisnik, e jo syefaqësi dhe shtirje, sepse Zoti pranon vetëm prej të sinqertëve dhe atyre që veprat e kryejnë për hir të Tij dhe për të arritur kënaqësinë e Zotit.

Kur qëllimi i këtyre besimtarëve është i pastër dhe vepra është në rregull, atëherë thërret një zë prej qielli i cili lajmëron në banorët e qiellit se këtyre njerëzve u janë falur mëkatet dhe veprat e këqija u janë zëvendësuar me vepra të mira.

---

[63] Ahmed-i, "Musned", 19/437, nr.12.453; Bezzar-i, "Bahru`z-Zehar", 13/102, nr.6467; Ebu Ja`la, "Musned", fq.773, nr.4141; Taberani, "Mu`xhemu`l-Euset", 2/154, nr.1556; Ebu Nuajm-i, "Hiljetu`l-Evlija", 3/108; Mundhiri-u në "Tergib ve`t-Terhib" fq.345, nr.2341 dhe thotë: "E përcjell Ahmed-i, e transmetuesit e tij janë prej atyre që argumentohet me ta në Sahihe, përpos Mejmun el-Merait". Hejthemi-u në "Mexhmeu`z-Zevaid", 10/55-56, nr.16.764 thotë se hadithin e transmetojnë Ahmed-i, Ebu Ja`la, Bezari dhe Taberani në "Euset", e aty gjendet Mejmun el-Merai, i cili është konsideruar i besueshëm nga shumica, por tek ai ka dobësi, kurse transmetuesit tjerë janë prej atyre që gjenden në Sahihe". Shejh Shuajb el-Arnauti në verifikim të Musned-it të Ahmed-it, për këtë hadith thotë se është Sahih li Gajrihi, ndërsa ky zinxhir është i mirë (Hasen) shkaku se në të gjendet Mejmun el-Merai dhe Mejmun b.Sijahu, e që të dy janë të sinqertë;

Të përmendurit e Allahut xh.sh. të ulurit për *dhikër* dhe përkujtim të Tij, është shkak që neve të na falen mëkatet dhe të na zëvendësohen me të mira.

Kurse për vlerën e pjesmarrjes në tubimet e *dhikr*-it, ka edhe shumë *hadith*-e tjera të cilat e vërtetojnë begatinë e prezencës në këto tubime. Nëse ne gjejmë ndonjë vend ku përkujtohet Allahu xh.sh. duhet të bashkëngjitemi, e jo të largohemi prej aty, sepse largohemi prej Mëshirës dhe Faljes së Zotit.

Transmeton Ebu Vakid el-Lejthiu r.a. se te Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem kur ishte ende ulur me njerëzit në xhami, kishin ardhur tre veta: dy ishin nisur drejt të Dërguarit të Allahut, ndërsa njëri ishte larguar. Njëri prej tyre kishte vërejtur në rrethin e dëgjuesve një zbrazëtirë dhe ishte ulur aty, i dyti ishte ulur pas tyre, ndërsa për sa i përket të tretit, ai e ktheu shpinën dhe u largua. I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem kur përfundoi tha: *"A dëshironi t`ju lajmëroj për tre personat?! Njëri prej tyre u strehua tek Allahu dhe Ai e ka strehuar, tjetri ishte turpëruar ashtu që edhe Allahu u turpërua prej tij (dhe nuk do ta dënojë), ndërsa për sa i përket atij të fundit që ktheu shpinën, edhe Allahu e largoi prej tij Mëshirën e Vet".*[64]

Kështu i stimulonte vazhdimisht, që të jenë sa më afër vendeve ku përmendet Emri i Zotit, duke i quajtur këto *mexhlise* edhe `kopshte të Xhenetit`. Transmeton Enes b. Malik-u r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Kur të kaloni pranë kopshteve të Xhenetit, uluni pranë tyre".* E pyetën: "E çka janë kopshtet e Xhenetit?" Ai tha: *"Hallkat e dhikrit".*[65]

Në atë tubim ku përmendet Zoti, aty zbret Mëshira e Zotit, qetësia shpirtërore dhe emri i tyre lartësohet në shkallët më të larta. Transmeton Ebu Hurejre dhe Ebu Seid el-Hudriju r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Nuk ndodh të ulen një popull për të përmendur Allahun xh.sh. e të mos i mbulojnë melekët me krahët e tyre, t`i mbulojë mëshira, të zbres mbi ta qetësia e t`i përmend Allahu para atyre që janë tek Ai".*[66]

---

[64] Buhari-u, "Sahih", kitab el-Ilmu, bab 8, nr.66; Muslim-i, "Sahih", kitab es-Selamu, nr.2176; etj.

[65] Tirmidhi-u, "Sunen", kitab ed-Da`avati, bab, nr.3510 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Garib; Ahmed-i, "Musned", 19/498, nr.12.523; Shejh Shuajb el-Arnauti në verifikimin e Musnedit të Ahmed-it, për këtë hadith thotë se zinxhiri i tij është i dobët, shkaku se aty gjendet Muhamedi i cili quhet Ibni Thabit el-Bunani;

[66] Muslim-i, "Sahih", kitab edh-Dhikru ve`d-Duau ve`t-Teubetu ve`l-istigfaru, bab fadlu`l-ixhtimai ala tilaveti`l-Kuran, nr.2700; etj.

Me këto persona, krenohet Zoti para melekëve më të lartë, për shkak madhërimit që ia bëjnë Zotit. Transmeton Ebu Seid el-Hudriju r.a. nga Muaviju se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem e pa një hallkë dhikri në xhami dhe i pyeti: *"Përse jeni ulur këtu?"* Ata thanë: "Jemi ulur që ta përmendim Allahun dhe ta falënderojmë Atë për atë që na ka udhëzuar në Islam dhe na ka nderuar me të". Ai tha: *"Pasha Allahun, a vetëm për këtë jeni tubuar?!".* Ata thanë: "Pasha Allahun, nuk jemi ulur për diç tjetër përpos se për shkak të kësaj". Ai tha: *"Nuk ju bëra të betoheni për shkak të ndonjë dyshimi, porse më erdhi Xhibrili a.s. dhe më lajmëroi se Allahu xhel-le sha`nuhu krenohet me ju para melekëve".*[67]

E shpërblimi kryesorë që përfitohet nga këto tubime dhe prezenca në to, është Xheneti i Zotit. Abdullah b. Amri r.a. e ka pyetur Pejgamberin sal-lallahu alejhi ve sel-lem: "O i Dërguari i Allahut, çka është përfitimi prej mexhliseve të dhikrit?" Ai tha: *"Ajo që përfitohet nga mexhliset e dhikrit është Xheneti".*[68]

Kështu që duhet edhe ne të bëjmë përpjekje sa më tepër, që të jemi të pranishëm nëpër këto tubime të dobishme, aty ku ka *ders* nga Kurani, nga *hadith*-i, nga *fikhu,* aty ku bëhet *dhikër,* aty ku bisedohet për fenë e Zotit, sepse aty zbret Mëshira, pason falja dhe zëvendësimi i mëkateve me të mira.

---

[67] Muslim-i, "Sahih", kitab edh-Dhikru ve`d-Duau ve`t-Teubetu ve`l-istigfaru, bab fadlu`l-ixhtimai ala tilaveti`l-Kuran, nr.2701; etj.

[68] Ahmed-i, "Musned", 11/232, nr.6651; Mundhiri-u në "Tergib ve`t-Terhib", fq.346, nr.2345 thotë se zinxhiri është Hasen; Hejthemiu në "Mexhmeu`z-Zevaid" 10/58, nr.16.773 dhe thotë se e përcjell Ahmed-i dhe Taberani, e zixhiri i Ahmed-it është Hasen; Shejh Shuajb el-Arnauti në verifikimin e Musnedit të Ahmed-it, për këtë hadith thotë se e ka zinxhirin e dobët, pasi në të gjendet Ibni Lehi`a, i cili ka memorie të keqe, kurse Rashid b. Jahjanë nuk e ka konsideruar të besueshëm askush përpos Ibni Hibanit...";

## *HADITHI I NJËQINDEDHJETË (110)*

**حَدَّثَنِي مُحَمَّدُ بْنُ عَبْدِ الرَّحِيمِ، حَدَّثَنَا أَبُو زَيْدٍ سَعِيدُ بْنُ الرَّبِيعِ الهَرَوِيُّ، حَدَّثَنَا شُعْبَةُ، عَنْ قَتَادَةَ، عَنْ أَنَسٍ رَضِيَ اللَّهُ عَنْهُ، عَنِ النَّبِيِّ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ يَرْوِيهِ عَنْ رَبِّهِ، قَالَ: «إِذَا تَقَرَّبَ العَبْدُ إِلَيَّ شِبْرًا تَقَرَّبْتُ إِلَيْهِ ذِرَاعًا، وَإِذَا تَقَرَّبَ مِنِّي ذِرَاعًا تَقَرَّبْتُ مِنْهُ بَاعًا، وَإِذَا أَتَانِي مَشْيًا أَتَيْتُهُ هَرْوَلَةً»**

Transmeton Enesi radijAllahu anhu se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka përcjellur nga Zoti i tij i Cili ka thënë: ***"Nëse robi Im më afrohet një pëllëmbë, i afrohem atij një krah, e nëse më afrohet një krah, i afrohem atij një pash, nëse më vjen duke ecur, Unë do t`i shkoj atij duke nxituar".***[69]

Ky është një prej varianteve përmes së cilëve përcillet ky *hadith,* kurse nga Ebu Hurejre radijAllahu anhu po ashtu përcillet me një shtesë, ku thotë se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Thotë Zoti:* ***"Unë jam ashtu siç më mendon robi Im dhe jam me të kur më kujton, nëse më kujton në vetvete, edhe Unë e kujtoj atë në vetvete, nëse më përmend në shoqëri, Unë e përmend në një shoqëri më të mirë se ajo, nëse më afrohet një pëllëmbë, i afrohem atij një krah, nëse më afrohet një krah, i afrohem një pash,***[70] ***nëse më vjen duke ecur, i shkoj atij duke nxituar".***[71]

*Hadith* i ngjashëm përcillet edhe nga Muadh b. Enesi r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Thotë Allahu xh.sh.:* ***"Nuk ndodh që robi të më përkujtoj në vetvete, e të mos e përmend edhe Unë para një***

---

69 Buhari-u, "Sahih", kitab et-Teuhidi, bab dhikru nebiji s.a.s. ve rivajetihi an rabbihi, nr.7536; Ahmed-i, "Musned", 19/263, nr.12.233; Abdurezak-u, "El-Musannef", vëll.11, fq.293, nr.20.575;

70 Kjo sasi përputhet me lartësinë e një trupi mesatar të njeriut;

71 Buhari-u, "Sahih", kitab et-Teuhidi, bab kauli teala: "Ve juhadhirukumullahu nefseh, nr.7405; Muslim-i, "Sahih", kitab edh-Dhikru ve`d-Duau ve`t-Teubetu ve`l-istigfaru, bab 1, nr.2675; Tirmidhi-u, "Sunen", kitab ed-Da`avati, bab 131, nr.3614 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Sahih; Ibni Maxheh, "Sunen", kitab el-Edebi, bab Fadlu`l-Ameli, nr.3822; Ahmed-i, "Musned", 12/385, nr.7422; Përcillet edhe nga Abdullah b. Abasi r.a. të cilin e shënon Dejlemi-u, në "Firdeus", vëll.3, fq.172, nr.4458;

***grupi të melekëve, e nuk ndodh që të më përkujtoj para ndonjë grupi, e të mos e përmend atë para “melei`l-A`la-së” (melekëve të afërt).***[72]

Këtu kuptojmë vlerën e të përmendurit të Allahut xh.sh. dhe dobisë së saj. Edhe në Kuran gjejmë shumë *ajet*-e të cilat flasin për vlerën e *dhikr*-it. Prej tyre mund të përmendim *ajet*-in: **“..Dhe të përmendurit e Allahut është puna më madhështore..”.[73]** Nëse njeriu e përmend Zotin në vetmi dhe në vete, edhe Zoti e përmend atë në Veten e Tij, e nëse njeriu e përmend Zotin para një mase dhe shoqërie, edhe Zoti e përmend atë në një mes më të mirë sesa ai i njerëzve, e ajo është shoqëria e melekëve. Njeriu është në kujtesën e Zotit, derisa Zoti është në kujtesën e njeriut.

Nëse njeriu nxiton në vepra të mira, i nënshtrohet Atij dhe bën vepra të dobishme, edhe Zoti nxiton drejt tij me falje, mëshirë dhe me shpërblime të shumta nga ana e Tij.

Shohim se Zoti është me ata që e përmendin Atë, në çdo gjendje dhe situatë. Këtë e konfirmon edhe Zoti në Kuran, ku thotë: **“Dhe Ai është me ata, kudo që të jenë”.[74]**

Imam Tirmidhi-u në koment të këtij *hadith*-i thotë: “Përcillet nga A`meshi i cili në koment të këtij *hadith*-i ka thënë: “Zoti i afrohet robit me falje dhe mëshirë” dhe kështu e kanë komentuar këtë *hadith* disa prej dijetarëve dhe thonë: “Kuptimi është se nëse robi i afrohet Zotit me nënshtrim dhe me atë që e ka urdhëruar, Zoti nxiton ndaj tij me falje dhe mëshirë”.

Katade thotë: “Allahu shpejton (*Esre`a)* me falje”.[75] Siç ka thënë edhe Ibni Kutejbe në “Te`vil Muhtelifi`l-Hadith”: “Mendimi ynë është se kjo është shembull dhe krahasim me të cilën ka për qëllim të thotë: “Kush më vjen mua me nxitim në *ibadet*, I shkoj me shpërblim më shpejt sesa që më afrohet ai Mua”.[76] Ngjashëm me këtë tekst, është edhe *ajet*-i kuranorë **“dhe ata të cilët nxitojnë tek ajetet Tona”[77]** ku nuk është qëllimi për ecje.

---

[72] Taberani, “Mu`xhemu`l-Kebir”, vëll.20, fq.182, nr.391; Hejthemiu në “Mexhmeu`z-Zevaid”, vëll.10, fq.58, nr.16.775 dhe thotë: “E transmeton Taberani, kurse zinxhiri i hadithit është Hasen”;
[73] Kurani, Ankebut, 45;
[74] Kurani, Muxhadele, 7;
[75] Abdurezak-u, “El-Musannef”, vëll.11, fq.293, nr.20.575;
[76] Ibni Kutejbe, “Te`vil Muhtelifi`l-Hadith”, Daru Ibni Kajim, Rijad, botimi i dytë, 2009, fq.419, nr.63;
[77] Kurani, Haxh, 51;

Ibni Haxher el-Askalani thotë: “Afrimi i Allahut xh.sh. ndaj robit të Tij, ardhjes dhe ecjes së Tij, kanë për qëllim nënshtrimin e robit ndaj Zotit dhe afrimit të tij ndaj Mëshirës së Zotit”.[78] Ngjashëm ka folur edhe imam Neveviu.[79]

Në këtë *hadith*, po ashtu kuptojmë se njeriu mund të zgjedh se si do ta përmend Allahun xh.sh., në heshtje apo në grup, pasi të dy format janë të vlefshme. Nëse e përmend në vetvete, Zoti e përmend në vetvete, e nëse e përmend në grup, edhe Zoti e përmend në grup. Sa e përmend njeriu Zotin, Zoti edhe më tepër e përmend atë.

---

[78] Ibni Haxher-i, “Fet`hu`l-Bari”, vëll.17, fq.585;
[79] Nevevi-u, “Sahih Muslim bi sherh Nevevi”, vëll.5, fq.534;

## HADITHI I NJËQINDENJËMBËDHJETË (111)

**حَدَّثَنَا مُحَمَّدُ بْنُ رَاشِدٍ، نَا إِبْرَاهِيمُ بْنُ عَبْدِ اللَّهِ بْنِ خَالِدٍ الْمِصِّيصِيُّ، نَا حَجَّاجُ بْنُ مُحَمَّدٍ، عَنْ أَبِي بَكْرٍ الْهُذَلِيِّ، عَنْ عَامِرٍ الشَّعْبِيِّ، أَنَّ أَبَا هُرَيْرَةَ، حَدَّثَهُ، عَنِ النَّبِيِّ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ قَالَ: «إِنَّ اللَّهَ يَقُولُ: يَا ابْنَ آدَمَ، إِنَّكَ إِذَا ذَكَرْتَنِي شَكَرْتَنِي، وَإِذَا نَسِيتَنِي كَفَرْتَنِي»**

Transmeton Ebu Hurejre (r.a.) se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Allahu (xh.sh.) thotë:* ***"O biri i Ademit! Kur ti më përmend Mua, Më ke falënderuar, e kur të Më harrosh, Më ke mohuar".***[80]

Përmendja e Allahut xh.sh. bëhet kryesisht me zemër, por mundet edhe me gjuhë. *Dhikri* që bëhet me zemër është esenca e tij, sepse nuk është i dobishëm *dhikr*-i i gjuhës, gjersa zemra është në *gaflet* (neglizhencë apo në shkujdesje). Me të përmendurit e Allahut xh.sh., njeriu tregon se e kujton Atë dhe është falënderues për të mirat që i ka bërë, andaj edhe e përmend sa më shumë.

Nga kjo kuptojmë se nëse e përkujton Atë, e ke falënderuar për mirësitë të cilët t`i ka dhuruar në jetë.

Por nëse njeriu e harron të përmendurit e Allahut xh.sh. qoftë me adhurime apo me dhikër, atëherë edhe Zoti do t`i `harojë` ata në Ditën e Gjykimit. Njeriu me këtë sjellje ka mohuar mirësitë e Zotit dhe është treguar jo falënderues dhe mosmirënjohës. Zoti nuk është që harron, porse do t`i largojë nga mëshira e Tij dhe nuk do t`ua falë mëkatet. Kjo është për qëllim kur përmendet harresa e Zotit, e jo që Ai ka mangësi në memorie dhe harron krijesat e Tija. Kështu, ka përmendur edhe disa herë në Kuran, ku thotë: **"E**

---

[80] Taberani, "Mu`xhemu`l-Evset", 7/200, nr.7265; Ebu Nuajm-i, "Hiljetu`l-Evlija", 4/338; Dejlemi-u, "Firdeus", vëll.3, fq.181, nr.4491; Hejthemiu në "Mexhmeu`z-Zevaid", vëll.10, fq.60, nr.16.784 dhe thotë: "E transmeton Taberani në "Euset" por në zinxhir gjendet Ebu Bekër el-Hudheliju, i cili është i dobët".

**mos u bëni si ata që harruan All-llahun, pra (All-llahu bëri që ata) harruan vetveten! Të tillët janë të prishurit".**[81]

Si dhe *ajet*-i tjetër: **"Hipokritët dhe hipokritet janë si njëri-tjetri; urdhërojnë për të keqen e ndalojnë nga e mira dhe shrëngojnë duart e tyre. Harruan All-llahun (nuk i binden), prandaj Ai i harroi (nga mëshira). Nuk ka dyshim, hipokritët janë ata të prishurit".**[82]

---

[81] Kurani, Hashër, 19;
[82] Kurani, Teube, 67;

## *HADITHI I NJËQINDEDYMBËDHJETË (112)*

**حَدَّثَنَا مُحَمَّدُ بْنُ رَافِعٍ قَالَ: حَدَّثَنَا أَبُو دَاوُدَ، عَنْ مُبَارَكِ بْنِ فَضَالَةَ، عَنْ عُبَيْدِ اللَّهِ بْنِ أَبِي بَكْرِ بْنِ أَنَسٍ، عَنْ أَنَسٍ، عَنِ النَّبِيِّ صَلَّى اللَّهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ، قَالَ: " يَقُولُ اللَّهُ: أَخْرِجُوا مِنَ النَّارِ مَنْ ذَكَرَنِي يَوْمًا أَوْ خَافَنِي فِي مَقَامٍ "**

Transmeton Enesi radijAllahu anhu se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Thotë Allahu:* ***"Do të del prej Zjarri ai që më përmend një ditë apo ka frikë prej Meje në vendin e tij".***[83]

Më herët kemi sjellur *hadith*-e që dëshmojnë se njeriu nuk do të qëndrojë përjetësisht në zjarrin e Xhehenemit, gjersa ka shqiptuar një herë në jetën e vet sinqerisht dëshminë *La ilahe il-lallah* (nuk ka zot tjetër përpos Allahut) dhe kjo dëshmi është siguri për të se do hyjë në Xhenet. Kurse kjo dëshmi, është edhe *dhikri* më i mirë që mund të përshpërisin buzët e robit besimtarë.

Po kështu, është edhe me të përkujtuarit e Allahut xh.sh., që është një dëshmi e lidhjes së zemrës së robit me Allahun xh.sh. dhe ndjenja e dashurisë së tij për Të, sepse njeriu e përmend vazhdimisht atë që e do me gjithë zemër. Edhe njeriu, duhet ta përmend rregullisht Allahun xh.sh. që kjo t`ia pastrojë atij zemrën, t`ia lidh atë me Zotin dhe të jetë i shpëtuar nga dënimi i përhershëm.

Zoti thotë në Kuran: **"…Vërtet, zemrat qetësohen me përmendjen e Allahut!".**[84]

Gjallëria e shpirtit të besimtarit gjendet në përkujtimin e Zotit. Transmeton Ebu Musa r.a. se i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem thotë: *"Shembulli i atij që e përmend Zotin e tij dhe atij që nuk e përmend, është si*

[83] Tirmidhi-u, "Sunen", kitab Sifeti Xhehenem, bab 9, nr.2603 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Garib, kurse në një botim tjetër, shënohet me Hasenun-Sahih; Hakim-i, "El-Mustedrek", 1/141, nr.234 dhe thotë se zinxhiri i këtij hadithi është Sahih, por Buhari-u dhe Muslim-i nuk e kanë shënuar", me të pajtohet edhe Dhehebiu; Bejheki-u, "Shu`abu`l-Iman", 2/200, nr.726;
[84] Kurani, Rrad, 28;

*shembulli i të gjallit me të vdekurin”.*[85] Në një *hadith kudsij* që e përcjell Ebu Hurejre r.a. thuhet se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka deklaruar: *“Thotë Allahu xh.sh.:* ***“O biri i Ademit, më përkujto (bën dhikër) pas sabahut dhe pas ikindisë një çast (orë), do të mjaftojë për atë që është në mes të këtyre dyjave”.***[86]

Zoti ka premtuar se do t`i ndihmojë ata që besuan, kundër atyre që bëjnë padrejtësi dhe do të bëjë të rikthehen në vendin e tyre pasi janë dëbuar. Kështu thotë Zoti në Kuran**: “E kjo (ndihmë është) për atë që i frikësohet pranisë Sime dhe i frikësohet dënimit Tim”.**[87]

Në botën tjetër, për atë që pati frikërespekt ndaj Zotit dhe dro prej Tij, Zoti i garanton Xhenetin. Në Kuran thuhet: **“E kush iu frikësua paraqitjes para Zotit të vet dhe ndaloi veten prej epsheve. Xheneti është vendi i tij”.**[88] Kurse, në një vend tjetër, thotë se për të ka përgatitur dy Xhenete, si shpërblim për frikën që kishte nga Zoti i Gjithësisë. Zoti thotë në Kuran: **“E, për atë që i pat frikë paraqitjes para Zotit të vet, janë dy Xhenete**”.[89]

Me këtë *hadith*, nënkuptojmë se edhe *dhikr-i* është prej dyerve dhe rrugëve të shumta që e drejtojnë besimtarin mysliman kah Xheneti.

---

[85] Buhari-u, “Sahih”, kitab ed-Da`avatu, bab 66, nr.6407;
[86] Ahmed-i, “Zuhd”, fq.34, nr.203; Ebu Nuajm-i, “Hiljetu`l-Evlija”, vëll.8, fq.213;
[87] Kurani, Ibrahim, 14;
[88] Kurani, Naziat, 40-41;
[89] Kurani, Rahman, 46;

## *HADITHI I NJËQINDETREMBËDHJETË (113)*

أَخْبَرَنَا عُبَيْدُ بْنُ وَكِيعِ بْنِ الْجَرَّاحِ، أَخُو سُفْيَانَ بْنِ وَكِيعٍ، قَالَ: حَدَّثَنَا أَبِي، عَنْ عِكْرِمَةَ بْنِ عَمَّارٍ، عَنْ إِسْحَقَ بْنِ عَبْدِ اللَّهِ بْنِ أَبِي طَلْحَةَ، عَنْ أَنَسِ بْنِ مَالِكٍ، قَالَ: جَاءَتْ أُمُّ سُلَيْمٍ إِلَى النَّبِيِّ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ، فَقَالَتْ: يَا رَسُولَ اللَّهِ، عَلِّمْنِي كَلِمَاتٍ أَدْعُو بِهِنَّ فِي صَلَاتِي؟ قَالَ: " سَبِّحِي اللَّهَ عَشْرًا، وَاحْمَدِيهِ عَشْرًا، وَكَبِّرِيهِ عَشْرًا، ثُمَّ سَلِيهِ حَاجَتَكِ يَقُلْ: نَعَمْ، نَعَمْ "

Transmeton Enes b. Malik-u (r.a.) i cili thotë: “Erdhi Ummu Seleme (r.a.h) te Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem dhe i tha: “O i Dërguari i Allahut, mi mëso fjalët me të cilat do të lutem në namazin tim?” Ai i tha: *“Thuaj 10 herë subhanallah, 10 herë elhamdulilah dhe 10 herë Allahu ekber, e pastaj kërko çfarë të duash nga nevojat e tua, sepse (Allahu i Madhërishëm) thotë:* ***“Po, Po”.***[90]

Ummu Selemeja radijAllahu anha ishte e interesuar në lidhje me namazin dhe fjalët që duhet recituar në të dhe pas përfundimit të saj. Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem i bëri me dije një lloj *dhikr*-i, por i cili vjen edhe në forma tjera, kurse hadithet në këtë temë janë të shumta.

Imam Tirmidhi-u e ka shënuar këtë *hadith* në temën e namazit të *tesbih*-ut, porse Irakiu thotë se nuk është valid pozicionimi i këtij *hadith*-i në këtë temë, nga shkaku se këto *dhikr*-e bëhen pas namazit e jo brenda në namaz, e kjo na bëhet e qartë nga transmetimi që shënohet në “Musned”-in e Ebu Ja`lasë dhe librin “Ed-Dua” të Taberanit, ku tregohet se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem i ka thënë asaj: *“Oj Ummi Seleme, pasi ta përfundosh namazin e obliguar, thuaj dhjetë herë subhanallah...”.*[91]

---

[90] Nesai-u, “Sunen”, kitab Sehv, bab dhikru ba`de`t-teshehudi, nr.1299; Tirmidhi-u, “Sunen”, kitab Vitr, bab ma xhae fi Salati Tesbih (19), nr.480 dhe thotë se ky hadith është Hasenun-Garib; Ahmed-i, “Musned”, 19/240, nr.12.207; shejh Shuajb el-Arnauti në verifikim të këtij hadithi thotë se zinxhiri i tij është Hasen, transmetuesit janë të besueshëm..;

[91] Shih: Abdurahman b. Abdurahim el-Mubarekfuri, “Tuhfetu`l-Ahvedhij”, fq.759;

Kurse Nesaiu e ka shënuar këtë *hadith* në temën e *dhikr*-it pas kryerjes së *teshehud*-it. Pra, pasi përfundon namazi bëhet *dhikri*. Por, *dhikri* pas namazit, bëhet edhe në forma tjera, siç është përcjellja tjetër, ku transmeton Ebu Hurejre r.a. se Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem iu ankuan të varfrit dhe i thanë se na e tejkaluan të pasurit, ata japin zekat, sadaka, ndihmojnë ushtrinë, lirojnë robër, kurse ne nuk kemi, si do ta arrijmë shpërblimin e tyre?" Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem u tha: *"Pas namazi, ndaluni në xhami, dhe thuani 33 herë subhanallah, 33 elhamdulilah, 33 Allahu ekber!"* Kur panë të pasurit se si veprojnë të varfrit, ata thanë se edhe ne jemi të nevojshëm për shpërblim! Pastaj të varfrit përsëri iu ankuan të Dërguarit sal-lallahu alejhi ve sel-lem e iu tha: *"Kjo është mirësi e Zotit të cilën ia jep atij që do".*[92]

Si dhe transmetimi tjetër, ku vërtetohet se bëhet *dhikri* i ngjashëm, por me nga tridhjetë e tri herë, ku transmeton Ebu Hurejre r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Kush thotë subhanall-llah në fund të çdo namazi tridhjetë e tri herë dhe elhamdulil-lah tridhjetë e tri herë dhe All-llahu ekber tridhjetë e tri herë, kurse të gjitha janë nëntëdhjetë e nëntë herë dhe thotë: "La ilahe il-lall-llahu vahdehu la sherike lehu, lehu'l-mulku ve leh'ul-hamdu ve huve ala kul-li shej'in kadir", do t'i falen mëkatet qofshin ato edhe sa shkuma e detit".*[93]

E shohim se preferohet të bëhet *dhikër* pas namazi, sepse përmes kësaj, na shtohen veprat e mira dhe na falen mëkatet, kurse të gjithë kemi nevojë për këto mirësi dhe begati. Në *hadith*-in që kemi në shqyrtim, shohim se përpos këtyre mirësive të shumta, është edhe pranimi i *dua*-ve, sepse Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem i sqaroi bashkëshortes së vet, se pas këtyre fjalëve, çkado që ta lutësh Zotin, Ai thotë `po, `po`, pra, kjo është e pranuar dhe e mundshme.

Kuptojmë edhe se *dhikri* bëhet pas namazit, e pastaj përfundohet me lutje, siç aludohet në këtë rradithje nga ky *hadith*, kështu që, duhet kuptuar se nuk është gabim të bëhet *dua* pas namazit dhe pas *dhikr*-it siç veprohet në xhamitë tona.

---

[92] Buhari-u, "Sahih", kitabu`l-Edhani, bab 156, nr.843, Muslim-i, "Sahih", kitabu`l-Mesaxhidu ve mevadius-Salat, bab 26, nr. 595-597; Nesai-u, "Sunen", kitab es-Salati, bab teudhu fi duburis-salat, nr.1349-1350; Ebu Davud-i, "Sunen", kitab es-Salati, bab: Tesbih bil-Has, nr.1504; Ahmed-i, "Musned", 12/186, nr.7243;

[93] Muslim-i, "Sahih", kitab el-Mesaxhidu ve mevadiu`s-Salat, bab 26, nr.597; Ahmed-i, "Musned", 16/187, nr.10.267;

## *HADITHI I NJËQINDEKATËRMBËDHJETË (114)*

حَدَّثَنَا سُلَيْمَانُ بْنُ دَاوُدَ، أَخْبَرَنَا شُعْبَةُ، عَنْ عَبْدِ الرَّحْمَنِ بْنِ عَابِسٍ، قَالَ: سَمِعْتُ كُمَيْلَ بْنَ زِيَادٍ، يُحَدِّثُ عَنْ أَبِي هُرَيْرَةَ أَنَّ النَّبِيَّ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ قَالَ: " أَلَا أَدُلُّكَ عَلَى كَنْزٍ مِنْ كُنُوزِ الْجَنَّةِ؟ " قُلْتُ: بَلَى. قَالَ: " لَا حَوْلَ وَلَا قُوَّةَ إِلَّا بِاللهِ " قَالَ: " أَحْسِبُهُ قَالَ: " يَقُولُ اللهُ عَزَّ وَجَلَّ أَسْلَمَ عَبْدِي وَاسْتَسْلَمَ "

Transmeton Ebu Hurejre (r.a.) se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: "*A të të mësoj (*apo ka thënë *"a të të udhëzoj") në një fjalë e cila gjendet nën Arsh dhe është prej thesareve të Xhenetit?"* Thashë: "Po, gjithsesi". *Ai tha: "Që të thoni: "La haule ve la kuvvete il-la bilah (Nuk ka forcë e as fuqi përpos se me Allahun) dhe Zoti xh.sh. thotë:* ***"U nënshtrua robi Im dhe u dorëzua plotësisht".***[94]

Kjo fjalë madhore, aludon në fuqinë e pakufishme të Zotit të Madhërishëm, se nuk ka asnjë forcë, që mundet të përballojë forcën e Zotit, nuk mundet në lëviz njeriu, pa forcën dhe fuqinë që ia mundëson Zoti, nuk ndodh as në Tokë as në qiej ndonjë lëvizje, e kjo të mos jetë e ndikuar prej fuqisë së Zotit.

Kjo fjalë madhore, është prej fjalëve që gjenden nën *Arsh*-in e Zotit, e shkruar në këtë krijesë gjigante, për të treguar se edhe *Arsh*-i i lartë, është i krijuar me fuqinë e Zotit. Kjo fjalë, është prej thesareve të Xhenetit, sepse bindja në këto fjalë dhe përsëritja e shpeshtë e tyre, janë rrugë që të shpie në Xhenet.

Kur robi e përsërit këtë fjalë, Allahu xh.sh. është i kënaqur me të dhe dëshmon nënshtrimin e tij ndaj fuqisë Absolute të Zotit dhe ky është dorëzimi i plotë, sepse edhe vet fjala Islam, nënkupton edhe fjalën *`teslim`*

[94] Ahmed-i, "Musned", 16/429-430, nr.10.736; Hakim-i, "El-Mustedrek", vëll.1, fq.71, nr.54 dhe thotë se është Sahih, kështu e vlerëson edhe Dhehebi-u, kurse Ibni Haxher-i ("Fet`hu`l-Bari", 15/224 në koment të hadithit nr.6610) thotë se është hadith me zinxhir të fortë; shejh Shuajb el-Arnauti në verifikim të këtij hadithi te Musnedi i Ahmed-it, thotë se është me zinxhir Sahih, kurse transmetuesit janë të besueshëm...;

që do të thotë dorëzim total në fuqinë e Allahut xh.sh. dhe nënshtrim i plotë ndaj urdhërave të Tij.

Ky *hadith*, vërtetohet edhe me *hadith*-in tjetër, që shënohet nga Imam Buhari-u dhe imam Muslim-i, kurse e përcjell Ebu Musa El-Esh`ariu r.a. i cili thotë se ka qenë me Pejgamberin sal-lallahu alejhi ve sel-lem në një betejë (Hajber), ku gjatë çdo lëndine apo lugine, e çonim zërin lartë duke recituar *tekbire*. Kurse Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem na tërhoqi vërejtjen duke na thënë: *"O ju njerëz! Përmbani veten, sepse ju nuk jeni duke thirrur ndonjë shurdhan apo dikë i cili nuk është prezent, por ju jeni duke thirrur atë i Cili është Dëgjues dhe i Cili sheh"*. Më pas tha: *"O Abdullah b. Kajs, a të të mësoj një fjalë e cila është prej thesareve të Xhenetit? (Ajo është) La haule ve la kuvvete il-la bilah".*[95]

Gjithashtu, për vlerën e kësaj fjale, është edhe transmetimi i Ebu Ejub el-Ensarijut r.a. i cili thotë se natën e *Israsë*, Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem e takoi Ibrahimin a.s. i cili i tha: "Urdhëroje *umet*-in tënd që të shtojnë më shumë pemët (të mbjellat) e Xhenetit, sepse pluhuri i sajë është e begatë dhe toka e gjerë". Ai i tha: *"E çka është e mbjellura e saj?"* Ai (Ibrahimi a.s.) tha: "(Fjala) La haule ve la kuvvete il-la bilah".[96]

Këtë fjalë e ka preferuar i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem që ta themi edhe kur dalim prej shtëpisë sonë. Transmeton Enes b. Malik-u r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Kush thotë kur del prej shtëpisë së tij: `Bismilah, tevekkeltu alallah la haule ve la kuvvete il-la bilah`, i thuhet atij: "Je i mbrojtur dhe i sigurtë` dhe largohet prej tij shejtani".*[97]

Po ashtu, na ka këshilluar që këtë fjalë ta themi në moment kur e dëgjojmë ezanin dhe kur *muezin*-i përsërit fjalët *`hajja ale`s-salat`* dhe *`hajja ale`l-felah`*. Kështu e ka dëgjuar Muavija r.a. Pejgamberin sal-lallahu alejhi ve sel-lem duke vepruar.[98]

---

[95] Buhari-u, "Sahih", kitab el-Kaderu, bab 7, nr.6610; Muslim-i, "Sahih", kitab edh-Dhikru ve`d-Duau ve`t-Teubetu ve`l-istigfaru, bab istihbabu hafdi`s-sauti bi dhikr, nr.2704; etj.
[96] Ahmed-i, "Musned", 38/533, nr.23.552;
[97] Tirmidhi-u, "Sunen", kitab ed-Da`avati, bab ma jekulu idha harexhe min bejtihi, nr.3437 dhe thotë se është Hasenun-Sahihun-Garib; Ebu Davud-i, "Sunen", kitab el-Edebi, bab 102, nr.5095;
[98] Shih: Buhari-u, "Sahih", kitab Edhani, bab 7, nr.612; Nesai-u, "Sunen", kitab el-Edhani, bab el-kaulu idha kale`l-muedhinu `hajja ale`s-salah hajja ale`l-felah, nr.678;

Dhe ajo që është kryesorja, personit i cili shqipton këto fjalë, i falen edhe mëkatet e tija, pa marrë parasysh se sa është sasia e tyre. Transmeton Abdullah b. Amri r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Nuk ka asnjë në tokë, i cili thotë `La ilahe il-lallah vallahu Ekber La haule ve la kuvvete il-la bilah` e të mos i fshihen mëkatet e tija, po edhe nëse janë sa shkuma e detit".*[99]

Njeriu që i thotë këto fjalë, do të gjejë zgjidhje për shumë probleme, saqë edhe për brengën dhe shqetësimin. Transmeton Ebu Hurejre r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Kush thotë La haule ve la kuvvete il-la bilah, do të jetë shërim për 99 probleme, më e ulta prej tyre është dëshpërimi".*[100]

Dhe *hadith*-et në këtë temë janë të shumta, por këto që u përmendën janë të mjaftueshme për të bërë një pasqyrë të përgjithshme mbi vlerën e kësaj fjale.

---

[99] Tirmidhi-u, "Sunen", kitab ed-Da`avati, bab fadlu`t-tesbihi ve`t-tekbiri ve`t-tehlili ve`t-temhidi, nr.3471 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Garib;

[100] Taberani, "Mu`xhemu`l-Euset", vëll.5, fq.187, nr.5028; Hakim-i, "Mustedrek", vëll.1, fq.727, nr.1990 dhe thotë se hadithi është Sahih, por ato (Buhari-u dhe Muslim-i) nuk e kanë regjistruar;

## *HADITHI I NJËQINDEPESËMBËDHJETË (115)*

حَدَّثَنَا مُحَمَّدُ بْنُ مُصْعَبٍ، وَأَبُو الْمُغِيرَةِ، قَالَا: حَدَّثَنَا الْأَوْزَاعِيُّ، عَنْ إِسْمَاعِيلَ بْنِ عُبَيْدِ اللهِ، عَنْ أُمِّ الدَّرْدَاءِ، عَنْ أَبِي هُرَيْرَةَ، عَنِ النَّبِيِّ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ قَالَ: " إِنَّ اللهَ عَزَّ وَجَلَّ قَالَ: أَنَا مَعَ عَبْدِي إِذَا هُوَ ذَكَرَنِي، وَتَحَرَّكَتْ بِي شَفَتَاهُ "

Transmeton Ebu Hurejre (r.a.) se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Allahu xh.sh. ka thënë:* ***"Unë jam me robin Tim përderisa ai më përmend Mua dhe përderisa i lëviz buzët duke e përmendur emrin Tim".***[101]

Ne jemi vazhdimisht nën mbikqyrjen e Zotit të plotëfuqishëm i Cili kujdeset për ne në çdo rrethanë dhe situatë. Po ashtu, Zoti është me ne kur e përmendim Atë përmes adhurimeve të ndryshme, si namaz, *dhikër*, lutje, lexim të Kuranit, e forma tjera. Zoti është me ne në kuptim të mëshirës dhe faljes së Tij ndaj nesh dhe se Ai i përgjigjet lutjes sonë.

Ky *hadith*, është i ndërlidhur edhe me ajetin kuranorë, ku Zoti thotë: **"Pra, ju më kujtoni Mua, Unë ju kujtoj juve. Më falënderoni e mos më Mohoni".**[102] Po ashtu, Zoti kërkon prej neve, që ta përmendim sa më shpesh, sidomos në çastet kur jemi në rehati, që Zoti të na përkujtoj dhe të na ndihmoj kur të jemi në vështirësi. Gjuha e besimtarit, duhet të jetë vazhdimisht e lagur me përmendjen e Tij. Allahu xh.sh. thotë: **"O ju që keni besuar, përmendeni shpesh Allahun dhe lavdërojeni Atë në mëngjes dhe mbrëmje!".**[103]

Të qenët e Zotit afër nesh, nuk ka të bëjë me aspektin fizik, porse është afër nesh me mëshirën dhe udhëzimin e Tij.

---

[101] Ahmed-i, "Musned", 16/568, nr.10.968; Ibni Maxheh, "Sunen", kitab el-Edebi, bab fadlu`dh-dhikër (53), nr.3792; e shënon përmes Ebu Derdasë r.a. edhe Hakim-i, në "El-Mustedrek", vëll.1, fq.673, nr.1824 dhe thotë se "hadithi është me zinxhir Sahih, porse Buhari-u dhe Muslim-i nuk e kanë shënuar", me të pajtohet edhe Dhehebi-u;

[102] Kurani, Bekare, 152;

[103] Kurani, Ahzab, 41-42;

Edhe në këtë *hadith*, përmendet *dhikri* me gjuhë, por nënkupton atë *dhikër* që bëhet me zemër dhe gjuhë. Gjuha dhe buzët e besimtarit, duhet të jenë të angazhuara vazhdimisht me përkujtimin e Zotit të gjithëfuqishëm. Transmeton Abdullah b. Busër r.a. se një njeri tha: "O i Dërguari i Allahut, obligimet fetare më janë rënduar, andaj më mëso diçka me të cilën do të angazhohem?" Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem i tha: *"Le të jetë gjuha jote vazhdimisht e lagur me të përmendurit e Allahut".*[104]

[104] Tirmidhi-u, "Sunen", kitab ed-Da`avati, bab ma xhae fi fadli`dh-dhikër, nr.3386 thotë se hadithi është Hasenun-Garib; Ibni Maxheh, "Sunen", kitab el-Edebi, bab fadlu`dh-dhikër, nr.3792;

## *HADITHI I NJËQINDEGJASHTËMBËDHJETË (116)*

**حَدَّثَنَا أَبُو عَبْدِ اللهِ مُحَمَّدُ بْنُ أَحْمَدَ بْنِ عَلِيِّ بْنِ مَخْلَدٍ ثنا أَحْمَدُ بْنُ عَلِيٍّ الْخَزَّازُ , ثنا الْهَيْثَمُ بْنُ أَيُّوبَ أَبُوعِمْرَانَ الطَّالْقَانِيُّ , ثنا فُضَيْلُ بْنُ عِيَاضٍ , عَنْ مَنْصُورٍ , عَنْ مُسْلِمٍ الْبَطِينِ , عَنْ سَعِيدِ بْنِ جُبَيْرٍ، عَنِ ابْنِ عَبَّاسٍ، عَنِ النَّبِيِّ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ قَالَ: " قَالَ إِبْلِيسُ: يَا ربِّ لَيْسَ أَحَدٌ مِنْ خَلْقِكَ إِلَّا جَعَلْتَ لَهُ رِزْقًا وَمَعِيشَةً فَمَا رِزْقِي؟ قَالَ: مَا لَمْ يُذْكَرْ عَلَيْهِ اسْمِي "**

Transmeton Ibni Abasi (r.a.) se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Iblisi thotë: "O Zot, nuk ka asnjë prej krijesave Tua, përpos që ia ke caktuar furnizimin dhe jetesën, e cili do të jetë furnizimi im?" Tha:* ***"Aty ku nuk do të përmendet Emri i Allahut".***[105]

Ky *hadith* ka edhe një rrugë tjetër të transmetimit përmes Ebu Umame el-Bahiliut r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Kur Iblisi u zbrit në tokë, tha: "O Zot, më ke zbritur në tokë, më ke bërë të mallkuar, më cakto mua një shtëpi?" I tha:* ***"Hamamet (do të jenë shtëpia yte)".*** *"O Zot, më cakto mua një kuvend?" I tha:* ***"Tregjet dhe tubimet nëpër rrugë".*** *I Tha: "Më cakto mua ushqimin?" I tha:* ***"Aty ku nuk përmendet Emri Im".*** *Tha: "Më cakto mua pijen?" I tha:* ***"Çdo gjë që deh".*** *Tha: "Më cakto mua një thirrës?" I tha:* ***"Instrumentet muzikore".*** *Tha: "Më cakto mua një Kuran?". I tha:* ***"Poezia".*** *Tha: "Më cakto mua një shkrim (librin)?" I tha:* ***"Tatuazhi".*** *Tha: "Më cakto mua rrëfimet (hadithet)?" I tha:* ***"Gënjeshtra".*** *Tha: "Më cakto mua mjetin e gjuetisë?" I tha:* ***"Gratë".***[106]

Në shumë *ajete* kuranore dhe *hadith*-e të Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem vërehet biseda e Zotit të Plotfuqishëm me Iblisin e mallkuar, pasi ai kur vërejti se humbi me mallkimin që e meritoi, filloi të kërkojë zgjidhje afatgjate, ngase edhe ai ishte i vetëdishëm se pa Mëshirën e Zotit, nuk do të

---

[105] Ebu Nuajm-i, "Hiljetu`l-Evlija", vëll.8, fq.126 dhe thotë se hadithi është garib;

[106] Taberani, "Mu`xhemu`l-Kebir", 8/246, nr.7837; Hejthemi-u në "Mexhmeu`z-Zevaid", 8/152, nr.13.298 thotë se e përcjell Taberani, por në zinxhir gjendet Ali b. Jezid el-Elhani, i cili është i dobët;

mund të mbijetojë. Mu për këtë arsye, edhe kur pa se u mallkua dhe humbi përjetësinë, kërkoi që të jetë në këtë botë deri në fundin e saj, me çka Allahu xh.sh. ia pranoi kërkesën. Këtë ngjarje e kemi të përshkruar në Kuran, ku Zoti thotë: **"(Iblisi) Tha: "Më jep afat deri në Ditën e Ringjalljes!" (Zoti) I tha: "Ti je prej të afatizuarve".**[107]

Iblisi i mallkuar mendoi se do të jetë deri në fund të kësaj bote pa furnizim, andaj edhe parashtroi pyetje, se prej çka do të ushqehet, apo vallë, shkaku i mallkimit, do të ketë të ndaluar të gjitha mirësitë e Zotit?! Por, Allahu xh.sh. i bëri me dije se edhe ai do të ketë mundësinë e të ushqyerit dhe se furnizimi i tij, është i ndërlidhur me neglizhencën e njerëzve. Pra, ushqimi i *shejtan*-it, është aty ku nuk përmendet Emri i Allahut dhe fillohet ushqimi pa *bismilah.*

Mos harrojmë se fjala e parë që i zbriti Xhibrili a.s. Pejgamberit tonë sal-lallahu alejhi ve sel-lem ishte fjala e leximit me Emrin e Allahut, ku thotë në ajetin e parë të sures Alek: **"Lexo në Emër të Allahut i Cili krijoi".** Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem na ka këshilluar që ta përmendim Allahun xh.sh. vazhdimisht, që të kemi begati në ushqimin dhe punën tonë, si dhe me këtë, jemi në lidhje të vazhdueshme me Allahun xh.sh. dhe në përkujtim ndaj Tij, sepse besimtari edhe në mirësi edhe në vështirësi, nuk e harron Allahun xh.sh.

Nëse dëshirojmë që ta largojmë *shejtan*-in nga ushqimi jonë, atëherë duhet të themi Emrin e Allahut, gjegjësisht të themi *Bismilah.* Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem kur i shtrohej ushqimi, ai thoshte: *"Bismilah".*[108]

Transmeton Umer Ibni Ebi Seleme r.a. se ai ishte duke ngrënë me Pejgamberin sal-lallahu alejhi ve sel-lem, ndërsa ai i tha: *"O djalosh, thuaj Bismilah, ha me dorën e djathtë dhe ha para vetes".*[109]

*Shejtan*-i largohet nga shtëpia në të cilën përmendet vazhdimisht Emri i Allahut. Transmeton Xhabiri r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Kur një njeri hyn në shtëpinë e vet dhe e përmend Emrin e Allahut (thotë Bismilah) para se të hyjë, si dhe para se të hajë, atëherë shejtani do t`u thotë shokëve të tij: "Këtu nuk kemi as banim e as ushqim".*

---

[107] Kurani, A`raf, 14-15;
[108] Ahmed-i, "Musned", 27/140, nr.16.595; shejh Shuajb el-Arnauti në verifikim të këtij hadithi, thotë se zinxhiri i këtij hadithi është Sahih, transmetuesit janë të besueshëm, prej atyre që gjenden në Sahihe;
[109] Buhari-u, "Sahih", kitab Et`ime, bab 2, nr.5376; Muslim-i, "Sahih", kitab Eshribeh, bab 13, nr.2022; etj.

*Ndërsa kur një njeri hyn në shtëpinë e vet dhe nuk e përmend Emrin Allahut para se të hyjë si dhe para se të hajë, atëherë shejtani u thotë shokëve të vet: "Keni gjetur banim dhe ushqim".*[110]

Po ashtu transmeton Hudhejfe r.a. i cili ka thënë: "Kur ishim me të Dërguarin e Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem dhe na sillej ushqim, askush prej nesh nuk e zgjaste dorën, pa filluar më parë Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem. Në një rast po hanim një vakt ushqimi, kur erdhi një beduin i cili sikur shtyhej nga dikush që ta vendoste dorën në ushqim. I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ia kapi dorën. Më pas erdhi një vajzë, e cila sikur shtyhej nga dikush që ta vendoste dorën në ushqim, mirëpo Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ia kapi dorën edhe asaj. Më pas Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem tha: *"Shejtani kërkon të merr atë ushqim, në të cilin nuk përmendet Emri i Allahut. Ai e solli këtë beduin që ta merrte ushqimin, prandaj ia kapa dorën. Më pas solli atë vajzën që të merrte ushqimin, por edhe asaj ia kapa dorën. Betohem në Atë i Cili ka shpirtin tim në Dorën e Tij, se dora e shejtanit (që ishte në duart e tyre) u kap nga dora ime".*[111]

Nëse njeriu shkaku i ndonjë arsyeje, harron të thotë në fillim të ngrënies *Bismilah*, atëherë kur t`i kujtohet le të thotë *`Bismilah, evvelehu ve ahirehu`*. Këtë e përcjell Aishja r.a.h. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Kur të hani, përmendeni Emrin e Allahut të Madhëruar (në fillim). Nëse harroni që ta përmendni në fillim të ngrënies, (kur t`u kujtohet) thoni: "Me Emrin e Allahut në fillim dhe mbarim (të ngrënies) (Bismilah, evvelehu ve ahirehu)".*[112]

Transmeton Umejje b. Mahshijju r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ishte ulur (rreth sofrës) dhe një njeri po hante, mirëpo nuk kishte thënë *bismilah* dhe nga ushqimi i kishte mbetur vetëm një kafshatë. Kur e afroi tek goja, tha: "Me Emrin e Allahut në fillim dhe në fund të ushqimit". Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem buzëqeshi dhe tha: *"Shejtani po hante bashkë me të, mirëpo kur ai e përmendi Emrin e Allahut, shejtani e*

---

[110] Muslim-i, "Sahih", kitab Eshribeh, bab 13, nr.2018; Ebu Davud-i, "Sunen", kitab Et`imeh, bab 16, nr.3765; Ahmedi, "Musned", 23/69, nr.14.729; etj.
[111] Muslim-i, "Sahih", kitab Eshribeh, bab 13, nr.2017; Ebu Davud-i, "Sunen", kitab Et`imeh, bab 16, nr.3766; Ahmedi, "Musned", 38/284, nr.23.249;
[112] Ebu Davud-i, "Sunen", kitab Et`imeh, bab 16, nr.3767; Tirmidhi-u, "Sunen", kitab Et`imeh, bab 47, nr.1865; etj.

*volli atë që kishte në bark".*[113]

Njeriut i mjafton të thotë *Bismilah*, por nëse thotë *Bismilahir-Rahmanir-Rahim*, kjo është edhe më mirë. Preferohet që ta thotë atë me zë, që të dëgjojnë edhe të tjerët që janë në sofër, që të thonë të gjithë këtë fjalë. Prindi duhet t`i mësojë edhe fëmijët e vet kështu, që të mos fillojnë ushqimin dhe pijen, pa përmendur Allahun xh.sh.

Po ashtu si besimtarë mysliman, jemi të obliguar të përmendim Emrin e Allahut xh.sh. para therjes së kafshës, sepse fjala "Bismilah" e qetëson kafshën. Thotë Zoti në Kuran: **"Dhe mos hani nga ajo që (para therjes së saj) nuk është përmendur Emri i Allahut, vërtet ajo (ngrënia) është mëkat..".**[114]

Transmeton Xhabir b. Abdilahu r.a. i cili thotë: "Kam prezantuar me të Dërguarin e Allahut, e pasi e përfundoi *hutben*, zbriti nga *minberi*, iu afrua dashit, e theri me dorën e tij dhe tha: *"Bismilah, Allahu Ekber, o Allah, kjo është prej meje dhe prej atij që nuk ka bërë kurban nga umeti im".*[115]

Nëse nuk jemi të sigurt se therësi a ka bërë *bismilah*, atëherë do të na mjaftojë ne ta themi atë. Transmetohet nga Aisha r.a.h. se disa njerëz i thanë: "O i Dërguari i Allahut! Na vjen mish nga disa njerëz dhe nuk jemi të sigurtë, nëse është përmendur emri i Allahut mbi të apo jo (në kohën kur janë therur)?". I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem u tha: *"Përmendeni emrin e Allahut (thoni Bismilah) mbi të dhe hajeni atë".*[116]

Edhe në shumë raste tjera, përcillet nga i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem që duhet ta themi këtë fjalë, pasi ajo është mbrojtje dhe siguri, si dhe është vërtetim i bindjes sonë në Allahun xh.sh.

Para leximit të Kuranit, çdo *sure* fillon me *besmele*. Kur marrim abdes, duhet të themi *bismilah*, sepse fillojmë adhurimin. Transmeton Ebu Hurejre

---

[113] Ebu Davud-i, "Sunen", kitab Et`imeh, bab 16, nr.3768; Ahmedi, "Musned", 31/296, nr.18.963;

[114] Kurani, En`am, 121;

[115] Ebu Davud-i, "Sunen", kitab Dahaja, bab fi shati judahha biha an xhematin, nr.2810; Tirmidhi-u, "Sunen", kitab Edahij, bab 22, nr.1526, thotë Ebu Isa: Ky hadith është Garib përmes kësaj rruge, pasi Mutalibi nuk e ka dëgjuar nga Xhabiri;

[116] Buhari-u, "Sahih", kitab Buju`, bab 5, nr.2057; Ebu Davud-i, "Sunen", kitab Dahaja, bab 19, nr.2829; Nesai-u, "Sunen", kitab Dahaja, bab 37, nr.4436; Ibn Maxheh, "Sunen", kitab Dhebaih, bab 4, nr.3174;

r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *“Nuk ka namaz ai i cili nuk ka abdes dhe nuk ka abdes ai i cili nuk e ka përmendur Emrin e Allahut* (ka filluar pa *bismilah*)*”.*[117]

Transmeton Enesi r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem i ka vënë duart e veta në enën me ujë, e pastaj u ka thënë shokëve të vet: *“Merrni abdes me bismilah”.*[118]

Po ashtu, edhe namazin kur e fillojmë, e bëjmë këtë me fjalën *Bismilah*. Transmeton Ibën Abasi r.a. i cili thotë se “Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem e ka filluar namazin me Bismilahir-Rahmanir-Rahim”.[119]

Ngjashëm duhet thënë këtë fjalë të fuqishme edhe kur zhveshim teshat, sepse njeriu mund të dëmtohet nga bota e xhinëve, të cilët janë të padukshëm për syrin e njeriut, por mund të jenë prezent gjersa zhveshim teshat, andaj që të mos dëmtohemi prej tyre, jemi të këshilluar të themi *Bismilah.* Transmeton Aliu r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *“Mbulesa në mes xhinit dhe auretit të bijve të Ademit, kur të hyjnë në nevojtore, është të thonë: “Bismilah”.*[120]

Praktikë të vazhdueshme e kishte i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem të lutej para se të shkonte në shtrat dhe nga lutjet dhe *sure*-t e shumta që këndonte para gjumit, ishte edhe kjo lutje që fillonte me shqiptimin e *besmeles*. Transmeton Ebu Ez`her el-Ensariu r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem kur shtrihej natën dhe bëhej gati për gjumë, thoshte: *“Bismilah (Në Emër Tënd) shtrihem, O Zoti im, mi fal gabimet, largoje shejtanin tim, liro pengun tim (gjërat që kam dhënë kapar) dhe më bëj mua të jem i thirrur me zë të lartë (në praninë e melekëve)”.*[121]

Po ashtu, është e preferuar që të fillohet akti intim në mes bashkëshortëve, duke thënë lutjet që na mësoi i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem të cilat njëkohësisht ngërthejnë në vete, fillimin në Emër të Allahut *(Bismilah).*

---

[117] Ebu Davud-i, “Sunen”, kitab Tahare, bab 48, nr.101; Ibni Maxheh, “Sunen”, kitab Tahare, bab 41, nr.399; Ahmedi, “Musned”, 15/243, nr.9418;

[118] Nesai-u, “Sunen”, kitab Tahare, bab tesmijetu indel vudu`, nr.78;

[119] Tirmidhi-u, “Sunen”, kitab es-Salati, bab 67, nr.245;

[120] Tirmidhi-u, “Sunen”, kitab Sefer, bab 73, nr.606 dhe thotë se hadithi është Garib; Ibni Maxheh, “Sunen”, kitab Tahare, bab 9, nr.297;

[121] Ebu Davud-i, “Sunen”, kitab el-Edebi, bab neum, nr.5054;

Transmeton Ibni Abasi r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *“Kur ndonjëri prej jush donë të ketë marrëdhënie intime me gruan e tij, le të thotë: `Bismilah, Allahumme xhenibnesh-Shejtane ve xhennibish-Shejtane ma rezaktena` (Në emër të Allahut, o Allahu im, largoje shejtanin prej nesh dhe largoje atë nga ajo që do të na furnizosh) e nëse u është caktuar që të kenë fëmijë (nga kjo marrëdhënie) nuk do ta dëmtojë (shejtani)”.*[122]

Njeriu edhe kur del prej shtëpisë, del në Emër të Zotit dhe mbështetet në Të prej çdo të keqeje dhe fatkeqësie që mund t`i ndodh. Siç pamë më lartë se gjatë hyrjes në shtëpi thuhet *bismilah*, ashtu veprohet edhe gjatë daljes, porse me një lutje të veçantë, ku në këtë mënyrë ai mbrohet nga dëmet e *shejtan*-it dhe gjërave tjera. Edhe me këtë përmbajtje, kemi *hadith*-in që e transmeton Enes b. Malik-u r.a. ku Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *“Kush thotë kur del prej shtëpisë së tij: `Bismilah, tevekkeltu alallah la haule ve la kuvvete il-la bilah`, i thuhet atij: “Je i mbrojtur dhe i sigurtë dhe largohet prej tij shejtani”.*[123]

Nëse kemi ndonjë sëmundje që na mundon në trupin tonë, atëherë është e dobishme të themi një lutje që Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem na e mësoi neve myslimanëve, për të larguar shqetësimet shëndetësore, kurse duaja në fjalë, fillon po ashtu me *Bismilah.*

Transmeton Uthman b. Ebi Asi (r.a.) se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem shkoi tek ai ta vizitojë dhe Uthmani tha: “Me të vërtetë, kjo sëmundje do të më shkatërroj”. Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem i tha: *“Preke me dorën e djathtë vendin e sëmurë dhe thuaj tre herë bismilah dhe pastaj shtatë herë thuaj: “Eudhu bi izzeti`l-lahi ve kudretihi min sherri ma exhidu ve uhadhir”.* Tha: “Kështu unë u shërova nga sëmundja që kisha dhe tash nuk nguroj që t`i urdhëroj familjen me këtë dhe të gjithë ata që i njoh”.[124]

---

122 Buhari-u, “Sahih”, kitab Vudu, bab 8, nr.141; Muslim-i, “Sahih”, kitab en-Nikahu, bab 18, nr.1434; Tirmidhi-u, “Sunen”, kitab en-Nikahi, bab 8, nr.1094 dhe thotë se hadithi është Hasenu-Sahih; Ebu Davud-i, “Sunen”, kitab en-Nikahu, bab 45, nr.2161; Ibni Maxheh, “Sunen”, kitab en-Nikahi, bab 27, nr.1919; etj.

123 Tirmidhi-u, “Sunen”, kitab ed-Da`avati, bab ma jekulu idha harexhe min bejtihi, nr.3437 dhe thotë se është Hasenun-Sahihun-Garib; Ebu Davud-i, “Sunen”, kitab el-Edebi, bab 102, nr.5095;

124 Muslim-i, “Sahih”, kitab es-Selamu, bab 24, nr.2202; Tirmidhi-u, “Sunen”, kitab et-Tibbi, bab 29, nr.2087 dhe thotë se hadithi është Hasenu-Sahih; Ebu Davud-i, “Sunen”, kitab et-Tibbu, bab 19, nr.3891; Ibni Maxheh, “Sunen”, kitab et-Tibbi, bab 36, nr.3522; Malik-u, “Muvetta”, kitab Husnu`l-Huluki, bab Teavudhi ve`r-rukjeti minel meredi, nr.1697; Ahmed-i, “Musned”, 26/196, nr.16.268;

Edhe gjatë përcjelljes së xhenazes së myslimanit dhe varrimit të tij, duhet të shqiptohet *besmelja*, siç na ka mësuar i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem. Është praktikë Islame që kur ta marrim *tabut*-in në krah, të themi *bismilah*. Nga Bekër b. Abdullahu përcillet se ka thënë: "Kur ta merr në krah xhenazen, le të thotë `Bismilah`, kurse gjatë bartjes, duhet të thotë `Subhanallah".[125]

Thuhet edhe gjatë lëshimit të të vdekurit në varr, kur të tjerët e pozicionojnë në vend, kurse këtë duhet ta kenë parasysh ata të cilët e vëndojnë të vdekurin në varr. Transmeton Ibni Umeri r.a. se kur Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem e lëshonte të vdekurin në varr (*lahd*), thoshte: *"Bismilah, ve bil-lah, ve fi sebililah, ve ala mil-leti resulilah".*[126]

Po ashtu, transmeton Ibni Umeri r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë*: "Kur t`i lëshoni të vdekurit në varr, thoni: "Bismilah ve ala sunneti resulilah".*[127]

Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem i fillonte letrat e tij me *besmele*[128] siç vepronte edhe Sulejmani a.s.[129] dhe kjo është prej veprave madhore dhe fillimi i çdo adhurimi. Mos harro se kjo fjalë e poshtërson *shejtan*-in dhe e zvogëlon ndikimin e tij.

Siç edhe tha Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem: *"Mos thoni "u poshtërsoft shejtani" sepse ai në këtë çast bëhet i madh sa një shtëpi, por thoni Bismilah, sepse kur e thoni këtë, ai zvogëlohet dhe bëhet sa një mizë".*[130]

*Ulematë* në bazë të këtyre teksteve që e nxisin fjalën *Bismilah*, kanë këshilluar që ajo të thuhet para çdo vepre të *hajr*-it.

---

[125] Ibni Ebi Shejbeh, "El-Musannef", 2/485, nr.11.335;
[126] Ebu Davud-i, "Sunen", kitab el-Xhenaizu, bab 65, nr.3213; Tirmidhi-u, "Sunen", kitabul Xhenaiz, bab 54, nr.1046 dhe thotë se është Hasenu-Garib; Ibni Maxheh, "Sunen", kitab el-Xhenaizi, bab 38 nr.1550;
[127] Ebu Davud-i, "Sunen", kitab el-Xhenaizu, bab 65, nr.3213; Tirmidhi-u, "Sunen", kitabul Xhenaiz, bab 54, nr.1046 dhe thotë se hadithi është Hasen-Garib përmes kësaj rruge; Ibni Maxheh, "Sunen", kitab el-Xhenaizi, bab 38 nr.1550;
[128] Shih: Buhari-u, "Sahih", kitab Bede`ul-Vahj, bab 6, nr.7; Muslim-i, "Sahih", nr.1773;
[129] Shih: Kurani, Nemël, 30;
[130] Ebu Davud-i, "Sunen", kitab el-Edebi, bab 77, nr.4982;

## *HADITHI I NJËQINDESHTATËMBËDHJETË (117)*

حَدَّثَنَا أَحْمَدُ بْنُ سَهْلٍ الْفَقِيهُ بِبُخَارَى، ثنا صَالِحُ بْنُ مُحَمَّدِ بْنِ حَبِيبٍ الْحَافِظُ، ثنا أَحْمَدُ بْنُ عِمْرَانَ الْأَخْنَسِيُّ، ثنا مُحَمَّدُ بْنُ فُضَيْلٍ، ثنا يُونُسُ بْنُ أَبِي إِسْحَاقَ، عَنْ أَبِي بُرْدَةَ، عَنْ أَبِي مُوسَى، أَنَّ رَسُولَ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ نَزَلَ بِأَعْرَابِيٍّ فَأَكْرَمَهُ، فَقَالَ لَهُ: «يَا أَعْرَابِيُّ سَلْ حَاجَتَكَ» قَالَ: يَا رَسُولَ اللَّهِ، نَاقَةً بِرَحْلِهَا وَأَعْنُزَ يَحْلُبُهَا أَهْلِي. قَالَهَا مَرَّتَيْنِ، فَقَالَ لَهُ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: «أَعَجَزْتَ أَنْ تَكُونَ مِثْلَ عَجُوزِ بَنِي إِسْرَائِيلَ؟» فَقَالَ أَصْحَابُهُ: يَا رَسُولَ اللَّهِ، وَمَا عَجُوزُ بَنِي إِسْرَائِيلَ؟ قَالَ: " إِنَّ مُوسَى أَرَادَ أَنْ يَسِيرَ بِبَنِي إِسْرَائِيلَ فَأُضِلَّ عَنِ الطَّرِيقِ، فَقَالَ لَهُ عُلَمَاءُ بَنِي إِسْرَائِيلَ: نَحْنُ نُحَدِّثُكَ أَنَّ يُوسُفَ أَخَذَ عَلَيْنَا مَوَاثِيقَ اللَّهِ أَنْ لَا نَخْرُجَ مِنْ مِصْرَ حَتَّى نَنْقُلَ عِظَامَهُ مَعَنَا، قَالَ: وَأَيُّكُمْ يَدْرِي أَيْنَ قَبْرُ يُوسُفَ؟ قَالُوا: مَا تَدْرِي أَيْنَ قَبْرُ يُوسُفَ إِلَّا عَجُوزُ بَنِي إِسْرَائِيلَ، فَأَرْسَلَ إِلَيْهَا فَقَالَ دُلِّينِي عَلَى قَبْرِ يُوسُفَ فَقَالَتْ: لَا وَاللَّهِ لَا أَفْعَلُ حَتَّى أَكُونَ مَعَكَ فِي الْجَنَّةِ، قَالَ: " وَكَرِهَ رَسُولُ اللَّهِ مَا قَالَتْ فَقِيلَ لَهُ: أَعْطِهَا حُكْمَهَا فَأَعْطَاهَا حُكْمَهَا فَأَتَتْ بُحَيْرَةً، فَقَالَتْ: أَنْضِبُوا هَذَا الْمَاءَ. فَلَمَّا نَضَبُوهُ قَالَتِ: احْفِرُوا هَهُنَا فَلَمَّا حَفَرُوا إِذَا عِظَامُ يُوسُفَ، فَلَمَّا أَقَلُّوهَا مِنَ الْأَرْضِ فَإِذَا الطَّرِيقُ مِثْلُ ضَوْءِ النَّهَارِ «

Transmeton Ebu Musa (r.a.) se njëherë Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem shkoi te një beduin i cili e nderoi dhe e respektoi shumë Pejgamberin sal-lallahu alejhi ve sel-lem, ndërsa ai i tha atij: *"O beduin, kërko çfarë ke nevojë?"* Ai u përgjigj: "O i Dërguari i Allahut, një deve për të udhëtuar dhe disa dhi për t`u shërbyer familja ime me qumështin e tyre". Këtë e përsëriti dy herë. Në këtë rast, Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem i tha: *"A nuk munde që në kërkesën tënde të ishe siç ishte plaka nga populli i*

*Israilitëve?!" Sahab*-ët i thanë: "O i Dërguari i Allahut, çka është puna e plakës nga beni Israilët?!". Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem tha: *"Musai a.s. vendosi të shpërngulej së bashku me popullin e beni Israilëve, por e humbi rrugën. Në këtë rast, dijetarët e beni Israilëve i thanë Musait a.s.: "Ne po të tregojmë se Jusufi a.s. ka marrë një premtim nga të parët tanë që nuk do ta braktisin Egjiptin pa i bartur edhe eshtrat e tij së bashku me ta". Atëherë Musa a.s. tha: "Cili nga ju e di vendin e varrit të Jusufit a.s.?". Ata u përgjigjën: "Askush nuk e dinë vendin e varrit të Jusufit a.s. përveç një plake nga populli i beni Israilëve". Musai a.s. dërgoi dikë tek ajo plakë dhe i tha: "Ma trego vendin e varrit të Jusufit a.s.?!". Ajo tha: "Jo pasha Allahun, nuk të tregoj derisa të më premtosh se unë do të jem në Xhenet së bashku me ty". Musait a.s. nuk i pëlqeu kjo që tha ajo, por atij iu tha:* ***"Përgjigju kërkesës së saj"*** *dhe ai iu përgjigj. Atëherë ajo së bashku me të shkuan te një pus, e ajo tha: "Shtereni këtë ujë". E kur e shterën, ajo u tha: "Gërmoni këtu!". Kur e gërmuan, vërejtën se eshtrat e Jusufit a.s. ishin aty dhe kur e bartën atë nga toka, rruga u hap sikur të ishte mesi i ditës".*[131]

Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem me gjithë dëshirë dhe respekt i ka vizituar shokët dhe besimtarët përreth tij. Ai nuk i ka dalluar ata në bazë të pasurisë, por në bazë të vlerave. Por edhe ata që kanë pasur më pak kontribut, nuk i ka lënë anash. Ai nuk nguronte që t`i vizitojë edhe fshatarët dhe beduinët endacak, për t`i njoftuar mbi fenë dhe t`i mësojë për rregullat e saja. Ai edhe ua plotësonte nevojat kur për këtë kishte mundësi dhe nuk nguronte që t`u jep edhe më tepër sesa që u nevojitej.

Një prej këtyre beduinëve, e thirri Pejgamberin sal-lallahu alejhi ve sel-lem në gosti dhe e nderoi shumë, saqë i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ngeli i kënaqur prej respektit të tij dhe i dha mundësi që të kërkojë dhe të lyp diç për nevojën e tij. Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem më shumë aludonte në ndonjë kërkesë që do t`i bëjë dobi edhe në botën tjetër, e jo vetëm nevojë materiale.

---

[131] Hakim-i, "El-Mustedrek", vëll.2, fq.624, nr.4088 dhe thotë se "ky hadith ka zinxhirin Sahih, por Buhari-u dhe Muslim-i nuk e kanë shënuar"; kështu vlerëson edhe Dhehebi-u. Para Hakim-it e kanë shënuar edhe Ebu Ja`la, në "Musned", fq.1320, nr.7250 dhe Ibni Hiban-i, në "Sahih", sipas radhitjes së Ibën Belbanit në "Ihsan fi tekrib Sahih Ibni Hiban", 2/500, nr.723;

Beduini në këtë rast që iu dha, kërkoi për vete kafshë për bartje dhe për t`u ushqyer, sepse kjo ishte nevoja e tij materiale, por Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem i tregoi se pati mundësinë që të zgjedh edhe ndonjë kërkesë që do t`i bëjë dobi në botën tjetër. Ai ia përmendi si shembull plakën që kishte jetuar në mesin e beni Israilëve në kohën e Musait a.s. por, *sahab*-ët nuk e kishin të njohur këtë tregim dhe Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ua rrëfeu për së pari herë atë.

Për këtë largim të Musait a.s. nga Egjipti, aludon edhe Kurani ku thotë: **“Ne e urdhëruam Musain: “Të udhëtosh natën me robërit e Mi, sepse ju do të ndiqeni (nga firaoni)”.**[132]

Musai a.s. kur dëshiroi që ta lëshon Egjiptin me beni Israilët, të cilët ishin të keqtrajtuar nga faraoni, humbën rrugën dhe nuk mundeshin të orientohen në drejtimin e duhur. Të mençurit në mesin e popullit të tij, e informuan se shkak për këtë, është mos realizimi i porosisë së pejgamberit të Allahut, Jusufit a.s. i cili kishte kërkuar që mos i lihet trupi në Egjipt, por të bartet në vendin e bekuar në Palestinë.

Musai a.s. kërkoi për njeriun i cili e din vendndodhjen e trupit të Jusufit a.s. por nuk e dinte askush, përpos një plake nga mesi i beni Israilëve. Musa a.s. dërgoi dikë që ta thirr këtë plakë dhe t`ua tregojë vendin e varrit të Jusufit a.s. që ta bartin me vete, por ajo e kushtëzoi informacionin, duke kërkuar Musait a.s. që për këtë shërbim, të fitojë Xhenetin dhe të jetë në Xhenet bashkë me të. Këtë e bëri, sepse e dinte se nuk ka askush tjetër që mund t`ua ofrojë atë informacion.

Musait a.s. në fillim nuk i pëlqeu kjo kërkesë dhe ky kushtëzim, por Zoti i bëri me dije që të pranojë lutjen dhe ofertën e saj. Kur plaka u sigurua se kërkesa e saj u pranua, atëherë ajo i çoi në një vend ku ishte një pus i vogël dhe u tha që ta largojnë gjithë ujin prej aty. Pasi e larguan ujin dhe gërmuan, e gjetën trupin e Jusufit a.s. në varrin e tij, i cili me kalimin e kohës, ishte harruar nga njerëzit, kurse vetëm kjo plakë e moshuar e kishte arritur kohën kur varri i tij ka qenë i njohur në mesin e njerëzve.

Në moment kur e nxorën trupin e Jusufit a.s. dhe e morën në krahë për ta bartur, rruga e tyre u ndriçua sikur të ishte ditë, edhe pse ishte errësirë e madhe gjatë natës. Me këtë, arritën që ta gjejnë rrugën e tyre dhe ta çojnë në vend dëshirën e Jusufit a.s. që të varroset në tokën e bekuar.

[132] Kurani, Shuara, 52;

Prej kësaj kuptojmë se njerëzit do të privohen nga ndihma e Zotit nëse nuk i realizojnë premtimet dhe nuk i kryejnë obligimet që i kanë marrë mbi vete.

Ky rrëfim përmendet edhe në Bibël në fund të librit të Zanafillës, ku përshkruhet vdekja e Jusufit a.s. ku thuhet: “Kështu Jozefi banoi në Egjipt, ai dhe shtëpia e të atit, dhe jetoi njëqind e dhjetë (110) vjet. Jozefi pa bijtë e Efraimit deri në brezninë e tretë; edhe bijtë e Makirit, bir i Manasit, lindën mbi gjunjët e tij. Pastaj Jozefi u tha vëllezërve të tij: "Unë po vdes; por Perëndia do t`ju vizitojë me siguri dhe do t`ju çojë me siguri nga ky vend në vendin që i premtoi me betim Abrahamit, Isakut dhe Jakobit". Pastaj Jozefi i vuri të betohen bijtë e Izraelit, duke thënë: "Perëndia me siguri do t`ju vizitojë; atëherë ju do t`i hiqni kockat e mia që këtej". Pastaj Jozefi vdiq në moshën njëqind e dhjetë vjeç; e balsamosën dhe e futën në një arkivol në Egjipt”.[133]

Po ashtu në librin e Daljes, thuhet: “Dhe Moisiu mori me vete eshtrat e Jozefit, sepse i kishte vënë bijtë e Izraelit të betoheshin shprehimisht, duke thënë: "Me siguri Perëndia do t`ju shpëtojë; e kur të niseni nga ky vend, ju duhet të merrni me vete trupin tim”.[134]

Nga *hadith*-i kuptojmë se besimtari musliman duhet të jetë syçelë, të kërkojë gjëra madhore e të mos mjaftohet me gjëra të imta dhe të thjeshta, sidomos me gjëra kalimtare të kësaj bote, porse duhet të synojë botën tjetër dhe përhershmërinë. Mu kështu kishte qenë vigjilente plaka nga mesi i beni Israilëve, e cila informacionin e saj, e shiti për një vlerë shumë të madhe siç është fitimi i Xhenetit bashkë në rangun e pejgamberëve të dalluar siç është Musai a.s.

Po ashtu, kuptojmë se pejgamberët janë konsultuar me të mençurit nga mesi i tyre dhe nuk kanë vepruar mendje në vete, siç u konsultua Musa a.s. me dijetarët e beni Israilëve dhe siç konsultohej Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem me shokët e tij. Kështu e urdhëroi edhe Zoti në Kuran ku i tha: **“...dhe konsultohu me ta për të gjitha çështjet...”.[135]**

Nga ky *hadith,* kuptojmë se lutjet e pejgamberëve janë të pranuara te Zoti dhe nëse ato kanë bërë ndonjë lutje deri te Allahu xh.sh., Ai nuk ua ka refuzuar ato. Nëse beduini do të kërkonte diçka madhore sikur që kërkoi

[133] Bibla, Zanafilla, ECM, 1993, 50, 22-26;
[134] Bibla, Daljes, 13, 19;
[135] Kurani, Ali Imran, 159;

plaka, do të fitonte edhe ai Xhenetin, apo siç qëndron në *hadith*-in e 70.000 personave që do të hyjnë në Xhenet pa llogari, kurse Ukashe r.a. kërkoi nga Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem që të lutet të jetë edhe ai një prej tyre dhe këtë e fitoi me lutjen e Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem.

Nga këtu, kuptojmë se Zoti i përgjigjet lutjes së besimtarit, edhe nëse kërkon gjëra madhore dhe nuk i ka veprat për atë shkallë, por Zoti e do besimtarin i cili i lutet vetëm Atij dhe çdo nevojë e paraqet te Ai. Kështu i nxiste edhe Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem që kur të luten të kërkojnë Xhenetet më të larta.

Pjesa e *hadith*-it ku thotë se i kanë marrë eshtrat e Jusufit a.s. mund të jetë lëshim i transmetuesve, sepse bie në kundërshtim me *hadith*-in e saktë ku thuhet se toka e ka të ndaluar të prish trupat e pejgamberëve. Transmeton Eus b. Eusi r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Dita më e zgjedhur e javës është dita e xhuma. Përpiquni që në këtë ditë të më dërgoni sa më shumë salavate ngase ato salavate do të më prezantohen".* Të pranishmit e pyetën: "O Pejgamber i All-llahut, si do të prezentohet, kur trupi yt atëherë do të jetë i shndërruar në pluhur?" Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem tha: *"All-llahu ia ka ndaluar tokës t'i dëmtojë trupat e pejgamberëve të All-llahut".*[136]

Këtu kuptohet se e kanë marrë trupin e tij dhe e kanë varrosur në Kuds të Palestinës, ku janë të varrosur edhe shumë pejgamberë tjerë.

---

[136] Ebu Davud-i, "Sunen", kitab Xhumua, bab fadlu jaumil xhumuati ve lejletil xhumuati, nr.1047; Nesai-u, "Sunen", kitab Xhumuati, bab iktharu salati alen nebiji jaumul xhumuati, nr.1374; Ibni Maxheh, "Sunen", kitab el-Xhenaizi, bab dhikru vefatihi ve defnihi sal-lallahu alejhi ve sel-lem, nr.1636; Ahmed-i, "Musned", 26/84, nr.16.162;

## *HADITHI I NJËQINDETETËMBËDHJETË (118)*

حَدَّثَنَا عَبْدُ اللَّهِ بْنُ يُوسُفَ، حَدَّثَنَا اللَّيْثُ، قَالَ: حَدَّثَنِي ابْنُ الهَادِ، عَنْ عَمْرٍو، مَوْلَى المُطَّلِبِ، عَنْ أَنَسِ بْنِ مَالِكٍ رَضِيَ اللَّهُ عَنْهُ، قَالَ: سَمِعْتُ النَّبِيَّ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ يَقُولُ: " إِنَّ اللَّهَ قَالَ: إِذَا ابْتَلَيْتُ عَبْدِي بِحَبِيبَتَيْهِ فَصَبَرَ، عَوَّضْتُهُ مِنْهُمَا الجَنَّةَ " يُرِيدُ: عَيْنَيْهِ"

Transmeton Enesi radijAllahu anhu se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Thotë Allahu xh.sh.:* ***"Kur ta sprovoj robin Tim me dy të dashurët e tij (sytë) dhe ai bën durim ndaj kësaj, këtë do t`ia shpaguaj me Xhenet".***[137]

Njeriu në jetë mund të sprovohet me gjëra të ndryshme, qofshin ato trupore ose materiale, por njeriu në këto periudha të vështira, duhet të dijë se si të ballafaqohet me sprovat e ndryshme, pasi ne jemi besimtarë dhe duhet të jemi të bindur se asgjë nuk vjen pa caktimin e Zotit, e derisa jemi të pajtuar dhe bindur se Zoti nuk realizon asgjë rastësisht dhe pa urtësi, atëherë edhe atë që na godet duhet ta pranojmë me kënaqësi dhe bindje.

Zoti thotë në Kuran: **"Ne do t'ju sprovojmë me ndonjë frikë apo me uri, me ndonjë humbje nga pasuria e nga jeta e edhe nga frytet, por ti përgëzoi durimtarët. Të cilët, kur i godet ndonjë e pakëndëshme thonë: "Ne jemi të All-llahut dhe ne vetëm te Ai kthehemi!"Të tillët janë ata që kanë bekime prej Zotit të tyre dhe mëshirë dhe të tillët janë ata të udhëzuarit".[138]**

Çka do që na godet, duhet të jemi të përgatitur ta përballojmë dhe të ballafaqohemi me realitetin në të cilin gjendemi. Mund të vdes ndonjë i afërm, mund të goditemi me varfëri, mund të goditemi me sëmundje të

---

[137] Buhari-u, "Sahih", kitab Merda, bab 7, nr.5653, si dhe në "Edebu`l-Mufred", nr.534; Tirmidhi-u, "Sunen", kitab ez-Zuhdi, bab 58, nr.2408 dhe thotë se hadithi është Hasenu-Garib përmes kësaj rruge; Ahmed-i, "Musned", 19/449, nr.12.468;
[138] Kurani, Bekare, 155-157;

rënda, apo shumë gjëra të tjera të cilat nuk mund të numërohen të gjitha, porse besimtari këto pengesa në jetë duhet t`i kalojë me sukses.

Në këtë *hadith* të lartshënuar, shohim se një ndër sprovat që mund të goditet njeriu, është edhe humbja e shikimit, një organ në trup që na mundëson të shohim botën për rreth nesh, ajo që na mundëson të shohim se çka është kjo botë dhe të kemi vizion mbi atë që na rrethon. Sytë janë një dhuratë e çmueshme nga ana e Zotit, që duhet ta vlerësojmë derisa e kemi. Zoti thotë në Kuran**: "A nuk i dhamë Ne atij dy sy?"[139]** Kush na dha neve shikimin?! Allahu xh.sh.! Po a nuk duhet të falënderojmë për këtë dhunti të çmueshme?! Jo rastësisht në hadith u quajtën sytë si dy të dashurat e njeriut.

Në rrethana të ndryshme, mund të ndodh që njeriu të humb shikimin dhe të verbërohet, qoftë kjo prej pleqërisë apo ndonjë sëmundje (apo rrethana tjera), e si pasojë, nuk është në gjendje të sheh asgjë përreth vetes. Për këtë, ai do të ketë vështirësi të ndryshme në jetë, por ai që përgatitet shpirtërisht për gjendje të tilla, ai nuk e ka problem ballafaqimin me sprovat, sepse është i bindur se Zoti për çdo sëmundje që e godet, do ta shpërblejë nëse tregohet i durueshëm.

Shembull duhet t`i kemi të dërguarit e Zotit, të cilët u sprovuan me sprova të ndryshme, por i përballuan me durim, sepse sprovohet ai që ka besim të fortë. Kështu me humbje shikimi, u sprovua edhe Ja`kubi alejhi`s-selam babai i Jusufit alejhi`s-selam në moment kur kuptoi për humbjen e të birit, kur u verbërua si pasojë e qarjes së vazhdueshme, por tregoi durim të mirë. Këtë e potencon edhe Kurani madhështorë ku thotë: **"Dhe, ua ktheu shpinën e (Jakubi) tha: "O dëshpërimi im për Jusufin", dhe nga pikëllimi iu zbardhën të dy sytë, po i përmbajtur (nga pikëllimi)".[140]**

I verbër ishte edhe një prej *sahab*-ëve të Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem i cili quhej Ibni Ummi Mektum, për të cilin u shpallën edhe dhjetë ajetet e para të *sure*-s Abese. Por, ishte i dobishëm, pasi ishte *myezin* i Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem në raste kur nuk ishte në Medine Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem. Gjithashtu edhe Amër b. Asi r.a. e humbi shikimin, shkaku se gjatë abdesit, lante brendinë e syve. Edhe Ibni Abasi radijAllahu anhu në fundin e jetës së vet, u verbërua.

Këta janë shembulli praktik i jonë, pra, të Dërguarit e Zotit, të cilët erdhën në jetë për të na mësuar se si duhet të jetojë një musliman. Na mësuan në

---

[139] Kurani, Beled, 8;
[140] Kurani, Jusuf, 84;

jetë se ka ngritje dhe zbritje, të mira dhe të këqija, andaj duhet të jemi të përgatitur për çdo gjendje. Zoti thotë në Kuran: **“Çdo krijesë do ta shijojë vdekjen, e ne ju sprovojmë me vështirësi e kënaqësi dhe ju ktheheni te Ne”.**[141]

Është e pamundur të mendojmë se nuk do të sprovohemi, vallë kemi pranuar besimin dhe mendojmë se kjo jetë i ka të gjitha rrugët e shtruara me lule?! Jo, por do të sprovohemi me vështirësi, sepse vetëm të fuqishmit dalin në krye dhe forcohen për sfidat e radhës përmes sprovave në këtë botë. Thotë Allahu i madhërishëm: **“A menduan njerëzit të thonë: “Ne kemi besuar, e të mos vihen në sprovë?” Ne i sprovuam ata që shin para tyre, ashtu që All-llahu gjithqysh do t’i dallojë ata që e thanë të vërtetën, do t’i dallojë dhe gënjeshtarët”.**[142]

Por, nëse besimtari e kalon sprovën me sukses dhe nuk ankohet ndaj asaj që e godet në jetë, ai do të ketë shpërblim pa masë. Zoti për çdo gjë ka caktuar numër dhe sasi, si p.sh. për faljen e namazit me xhemat 25 shkallë, për dhikrin 1000 sevape, etj, por për durimin, nuk ka kufizim, atë e dinë vet Zoti se sa do të jetë, siç potencon edhe në ajet Kuranorë ku thotë: **“...ndërsa durimtarëve u jepet shpërblimi i tyre pa masë!”.**[143]

E çka mund të jetë ky shpërblim i madh tjetër përpos asaj që na tha *hadith*-i në fillim, merita e Xhenetit, atë të cilën e kërkojmë gjatë tërë jetës?! Transmeton Ibni Umeri radijAllahu anhu se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *“Kujt ia merr Allahu shikimin në këtë botë, është detyrë e Allahut që ato sy mos e shohin zjarrin e Xhehenemit”.*[144] Në këtë kontekst, përcillet edhe një *hadith kudsi* nga Enes b. Malik-u r.a. se duke qenë ulur me Pejgamberin sal-lallahu alejhi ve sel-lem, kaloi Ibni Ummi Mektumi r.a. dhe Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem e pa dhe e uli pranë vetes dhe tha: *“Do t`ju tregoj një hadith, që ma ka treguar Xhibrili a.s. nga Zoti i cili i ka thënë atij:* ***“O Xhibril! A e din se çka është shpërblimi i robit Tim të cilit ia marr shikimin në këtë botë dhe ai bën durim dhe shpreson në shpërblim?!”*** *Xhibrili a.s. tha: “Zoti im, unë nuk di përpos asaj që më ke mësuar Ti”. Ai tha:* ***“O Xhibril, shpërblimi i tij është shikimi në Fytyrën Time dhe përjetësia në Shtëpinë Time”.***[145]

---

[141] Kurani, Enbija, 35;
[142] Kurani, Ankebut, 2-3;
[143] Kurani, Zumer, 10;
[144] Taberani, “Mu`xhemu`s-Sagir”, vëll.1, fq.48 dhe në “Mu`xhemu`l-Evsat”, vëll.2, fq.351, nr.2202;
[145] Ibni Adij-u, “El-Kamilu fi duafai`r-rixhal”, vëll.3, fq.473;

## *HADITHI I NJËQINDENËNTËMBËDHJETË (119)*

حَدَّثَنَا هَيْثَمُ بْنُ خَارِجَةَ، حَدَّثَنَا إِسْمَاعِيلُ بْنُ عَيَّاشٍ، عَنْ رَاشِدِ بْنِ دَاوُدَ الصَّنْعَانِيِّ، عَنْ أَبِي الْأَشْعَثِ الصَّنْعَانِيِّ عَنْ شَدَّادَ بْنَ أَوْسٍ قَالَ: إِنِّي سَمِعْتُ رَسُولَ اللهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ يَقُولُ: " إِنَّ اللهَ عَزَّ وَجَلَّ يَقُولُ: إِنِّي إِذَا ابْتَلَيْتُ عَبْدًا مِنْ عِبَادِي مُؤْمِنًا، فَحَمِدَنِي عَلَى مَا ابْتَلَيْتُهُ، فَإِنَّهُ يَقُومُ مِنْ مَضْجَعِهِ ذَلِكَ كَيَوْمِ وَلَدَتْهُ أُمُّهُ مِنَ الْخَطَايَا، وَيَقُولُ الرَّبُّ عَزَّ وَجَلَّ: أَنَا قَيَّدْتُ عَبْدِي، وَابْتَلَيْتُهُ، فَأَجْرُوا لَهُ كَمَا كُنْتُمْ تُجْرُونَ لَهُ وَهُوَ صَحِيحٌ "

Transmeton Shedad b. Eusi (r.a.) se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *‘‘Me të vërtetë, Allahu xh.sh. thotë:* ***“Unë kur e sprovoj një rob besimtarë prej robërve të Mi, e ai më falënderon për sprovën të cilën ia kam dhënë, ai do të ngrihet nga shtrati i tij pa mëkate sikur ditën kur ka lindur prej nënës së tij”*** *dhe u thotë Zoti xh.sh. melekëve që regjistrojnë veprat e tij:* ***“Unë e kam lidhur (penguar) robin Tim kur e kam sprovuar, kurse tash do t`ia jap shpërblimin ngjashëm siç e ka pasur kur ka qenë i shëndoshë”.***[146]

Njeriu sprovohet me lloj-lloj sëmundjesh, e ndër to, është sëmundja në trup që i pamundëson njeriut lëvizjen dhe ngritjen prej shtrati, siç janë paraliza, thyerja e ndonjë pjese të trupit, humbja e vetëdijes, e shumë të tjera, që të gjitha e pamundësojnë aftësinë e njeriut për të kryer veprimet e tij siç i ka kryer kur ka qenë i shëndoshë. Por, këto sëmundje vijnë me lejen e Zotit, e Ai nuk dëshiron që njerëzit të humbin diçka nga shpërblimet që i kanë arritur gjersa kanë qenë të shëndoshë, andaj, i urdhëron melekët që të shkruajnë veprat e ngjashme të cilat i ka kryer rregullisht gjersa ka qenë i shëndoshë. Shembull, nëse e ka pas traditë që të fal 10 rekate namaz

[146] Ahmed-i, “Musned”, 28/343-344, nr.17.118; Taberani, “Mu`xhemu`l-Kebir”, vëll.7, fq.336, nr.7136; Ebu Nuajm-i, “Hiljetu`l-Evlija”, vëll.9, fq.309-310; shejh Shuajb el-Arnauti në verifikim të këtij hadithi në Musnedin e Ahmed-it, thotë se hadithi është Sahih li gajrihi, kurse ky zinxhir është i dobët, shkaku i dobësisë së Rashid b. Davud es-San`anit, (për të cilin ka pasur mendime të ndryshme)...;

vullnetarë gjatë ditës, e tash pasi është i sëmurë nuk mundet t`i kryejë, ato do t`i shkruhen edhe pse ky është në shtrat. Ose mundet të ketë bërë shprehi të kryejë nga 2000 *dhikre* në ditë, e pasi është penguar nga sëmundja, nuk mundet t`i realizojë, do t`i shkruhen njëjtë sikur t`i ketë kryer.

Dhe kështu është me të gjitha veprat e mira, kurse nga ana tjetër, nëse ka pasur zakon të kryejë ndonjë mëkat dhe këtë e ka kryer rregullisht, porse tash nga sëmundja është i penguar ta realizojë, kjo nuk do t`i shkruhet, pasi Allahu xh.sh. është shumë i mëshirshëm ndaj robit të Vet, saqë nuk dëshiron t`u regjistron gabimet dhe mëkatet. Zoti është aq i mëshirshëm, saqë për shkak të sëmundjes, do t`ia fshijë edhe ato mëkate që i ka kryer e jo më t`i regjistrojë ato që nuk i kryen.

Por, njeriu mund të mendojë se sëmundja është dënim për të sepse nuk mund të lëvizë dhe të veprojë, por jo çdoherë sëmundja është e keqe, sepse mundet njeriu të ketë shumë mëkate dhe Zoti nuk dëshiron që ai njeri të del para Tij me mëkate, por i pastër nga mëkatet dhe i falur. Të ilustrojmë me një shembull konkret: Qëllimi i atij që me dru i bie qilimit, nuk është që ta rrahë, por nga ai ta largojë pluhurin. Ashtu është edhe kur Zoti të sprovon, nuk dëshiron të shkaktojë dhimbje, por të pastrojë nga pluhuri i mëkateve.

Këtë më shumë e përforcon *ajet*-i kuranorë ku thotë: **“Është e vërtetë se njeriu është i prirur të jetë i padurueshëm. Pse kur e godit ndonjë e keqe, ai ankohet së tepërmi. Ndërkaq, kur e gjen e mira, ai bëhet tepër koprac. Përveç atyre që falen”.**[147]

Si dhe *ajet*-i tjerër: **“Ka nga njerëzit që e adhuron Alahun me mëdyshje (luhatshëm) nëse e godet ndonjë e mirë ai qetësohet më të, po nëse e godet ndonjë e pakëndshme, ai kthehet në fytyrën e vet të vërtetë (të mëparshme), ai e ka humbur këtë dhe jetën tjetër e ky është ai dështimi i qartë”.**[148]

Pra, shumë njerëz janë të padurueshëm kur i godet ndonjë e pakëndshme ose sprovë, saqë ankohen së tepërmi ose vazhdimisht ankohet nga ajo sëmundje. Kjo veti duhet të largohet përmes durimit, e durimi fitohet edhe me namaz, siç e potencoi ajeti i lartshënuar, se ata që falen, e përballojnë fatkeqësinë më lehtë sesa të tjerët. Kjo argumentohet edhe me *ajet*-in tjetër në Kuran ku thuhet: **“Kërkoni ndihmë (në të gjitha çështjet) me durim dhe me namaz,**

[147] Kurani, Mearixh, 19-22;
[148] Kurani, Haxh, 11;

**vërtet, ajo është e madhe (e vështirë), por jo edhe për ata që kanë frikë (Zotin)”.**[149]

*Hadith*-i i lartshënuar, përforcohet edhe me *hadith*-e tjera të cilët janë me kuptim të ngjashëm, për të argumentuar se ky *hadith* ka bazë dhe kuptimi i tij është i saktë. Prej tyre mund të përmendim *hadith*-in që e transmeton Ebu Musa radijAllahu anhu se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *“Kur sëmuret robi ose udhëton, atëherë Zoti thotë:* ***“Shkruani për robin Tim njëjtë si në kohën që i kryente ato vepra në shtëpi apo kur ishte i shëndoshë”.***[150]

Si dhe përcjellja tjetër që e transmeton Ukbe b. Amir radijAllahu anhu se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *“Nuk ka asnjë vepër që kryhet e të mos i shkruhet atij, e kur sëmuret besimtari, melekët thonë: “O Zoti jonë, robi Yt filani është sëmurë (i ngujuar në shtratin e tij)?” Atëherë Zoti xh.sh. thotë:* ***“Vuloseni për të ashtu siç vepronte (kur ishte i shëndoshë), derisa të shërohet ose të vdes (nga kjo sëmundje)”.***[151]

Mos e harrojmë shembëlltyrën e pejgamberëve të sprovuar, Ejubin alejhi`s-selam i cili u sprovua në trup, saqë tërë trupi iu prish, përpos gjuhës dhe zemrës, i vdiqën fëmijët dhe i humbi pasuria, por ai bëri durim të mirë[152] dhe Zoti në fund e shpërbleu me të mira të shumta, saqë filloi t`i bie ari prej qielli. Transmeton Ebu Hurejre radijAllahu anhu se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *“Në një rast, kur Ejubi alejhi`s-selam ishte duke u pastruar i zhveshur, mbi të kishin rënë karkaleca të artë, kurse Ejubi filloi t`i grumbullojë në tesha, pastaj e thirri Zoti i tij:* ***“O Ejub, a nuk të kam bërë të pavarur prej asaj që je duke parë tani?****”* Tha: *“Gjithsesi, pasha*

---

[149] Kurani, Bekare, 45;
[150] Buhari-u, “Sahih”, kitab el-Xhihadu ve`s-Sijeri, bab 134, nr.2996; Ebu Davud-i, “Sunen”, kitab el-Xhenaizu, bab 1, nr.3091; Ahmed-i, “Musned”, 4/410, nr.19.679; Ibni Ebi Shejbeh, “El-Musannef”, vëll.2, fq.441, nr.10.805; Ibni Hiban-i, në “Sahih”-un e tij, sipas radhitjes së Ibën Belbanit në “Ihsan fi tekrib Sahih Ibni Hiban”, vëll.7, fq.192, nr.2929;
[151] Ahmed-i, “Musned”, 28/554, nr.17.316; Taberani, “Mu`xhemu`l-Kebir”, 17/284, nr.782 dhe në “Mu`xhemu`l-Euset”, 3/304, nr.3233; Hakim-i, “El-Mustedrek”, 4/344, nr.7855 dhe thotë se zinxhiri i këtij hadithi është Sahih, por Buhari-u dhe Muslim-i nuk e kanë shënuar; Hejthemi-u në “Mexhmeu`z-Zevaid”, 3/21, nr.3808 thotë: “E transmeton Ahmed-i dhe Taberani në “Kebir” dhe “Euset”, aty gjendet Ibni Lehia, për të ka diskutime”; shejh Shuajb el-Arnauti thotë se ky hadith është Sahih, kurse zinxhiri i tij është Hasen;
[152] Shih: Kurani, Sad, 41-44;

*Madhërinë Tënde, por unë nuk jam i pavarur prej bekimit (bereqetit) Tënd”.*[153]

Zoti ia shkruan njeriut edhe ato vepra të cilat njeriu nuk ka mundur t`i realizojë, por e ka pasur qëllimin t`i kryejë, e këtë mund ta ilustrojmë më mirë me *hadith*-in që e transmeton Ebu Derda radijAllahu anhu se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *“Kush shkon në shtratin e tij duke pasur për qëllim që të zgjohet natën për t`u falur, por e mbizotëron gjumi dhe nuk zgjohet deri në mëngjes, do t`i shkruhet atij sikur të ishte falur, kurse gjumi do të jetë për të sadaka nga ana e Zotit xh.sh.”.*[154]

Jo rastësisht Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem tha se çështja e besimtarit është e tëra mirësi. Transmeton Ebu Derda r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *“Allahu xh.sh. i ka thënë Isaut a.s.:* ***“O Isa (biri i Merjemes), Unë do të dërgoj pas teje një umet, që nëse i godet ajo që e duan, ata falënderojnë dhe janë mirënjohës, e nëse i godet ajo që nuk e pëlqejnë, ata durojnë dhe shpresojnë (në shpërblim) e gjithë kjo pa inspirim dhe pa dituri”.*** *Ai thotë: “Po si mundet pa inspirim dhe pa dituri?” Zoti thotë:* ***“Do t`u jap prej inspirimit dhe diturisë Sime”.***[155]

Ky *hadith* përforcohet edhe me *hadith*-in që e transmeton Suhejb er-Rumi r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *“Është e çuditshme çështja e besimtarit, sepse puna e tij është e tëra mirësi, e kjo nuk është për askë tjetër përpos se për besimtarin. Nëse e godet e mira, ai falënderon e kjo është në dobinë e tij, e nëse e godet ndonjë e keqe, ai duron, edhe kjo është në dobinë e tij”.*[156]

Kjo është e gjitha nga mëshira e pakufishme e Zotit të gjithësisë i Cili dëshiron që të fitojmë Xhenetin e Tij, Allahu na mundësoftë.

---

[153] Buhari-u, “Sahih”, kitab Gusël, bab 20, nr.279; Nesai-u, “Sunen”, kitab Tahare, bab 7, nr.409; Ahmed-i, “Musned”, 12/260, nr.7309; Davud et-Tajalisi, “Musned”, 2/83, nr.2302; Ibni Hiban-i, “Sahih”, 8/42, nr.6196; Begavi-u, “Sherhu`s-Sunneh”, 8/6-7, nr.2027 dhe thotë se hadithi është Sahih;

[154] Nesai-u, “Sunen”, kitab es-Salati, bab 63, nr.1788; Ibni Maxheh, “Sunen”, kitab Ikameti`s-Salat, bab 177, nr.1344;

[155] Ahmed-i, “Musned”, 45/529, nr.27.545; shejh Shuajb el-Arnauti në verifikim të këtij hadithi thotë se zinxhiri i hadithit është i dobët për shkak mos njohjes të gjendjes së Ebu Halbes Jezid b. Mejsere-s...; hadithin e regjistron edhe Hakim-i në “El-Mustedrek”, 1/499, nr.1289 dhe thotë se hadithi është Sahih sipas kushteve të Buhari-ut, por ai nuk e ka regjistruar”, me këtë pajtohet edhe Dhehebiu në “Telhis”.

[156] Muslim-i, “Sahih”, kitab ez-Zuhdu ve`r-Rikak, bab el-Mu`minu emruhu kul-luhu hajrun (13), nr.2999; Ahmedi, “Musned”, 31/264, nr.18.934;

## *HADITHI I NJËQINDENJËZET (120)*

مَالِكٌ، عَنْ زَيْدِ بْنِ أَسْلَمَ، عَنْ عَطَاءِ بْنِ يَسَارٍ؛ أَنَّ رَسُولَ اللهِ صلى الله عليه وسلم قَالَ: «إِذَا مَرِضَ الْعَبْدُ بَعَثَ اللهُ تَبَارَكَ وَتَعَالَى إِلَيْهِ مَلَكَيْنِ. فَقَالَ: انْظُرَا مَاذَا يَقُولُ لِعُوَّادِهِ. فَإِنْ هُوَ – إِذَا جَاؤُهُ – حَمِدَ اللهَ وَأَثْنَى عَلَيْهِ. رَفَعَا ذلِكَ إِلَى اللهِ. وَهُوَ أَعْلَمُ. فَيَقُولُ: لِعَبْدِي عَلَيَّ، إِنْ تَوَفَّيْتُهُ، أَنْ أُدْخِلَهُ الْجَنَّةَ. وَإِنْ أَنَا شَفَيْتُهُ أَنْ أُبْدِلَهُ لَحْماً خَيْراً مِنْ لَحْمِهِ، وَدَماً خَيْراً مِنْ دَمِهِ. وَأَنْ أُكَفِّرَ عَنْهُ سَيِّئَاتِهِ»

Transmeton Ata` b. Jesari (nga Ebu Seid el-Hudriu radijAllahu anhu) se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *''Kur sëmuret robi, Allahu xh.sh. dërgon tek ai dy melek dhe u thotë:* ***"Shkoni dhe shihni se çka u thotë robi Im vizitorëve të Mi?"*** *Nëse ai falënderon Allahun dhe e lavdëron Atë, ata kthehen te Zoti dhe Ai e di më mirë se çka ka thënë ai, e atëherë thotë:* ***"Puna e robit është e Imja, nëse ia marr shpirtin, do ta fus në Xhenet, nëse e shëroj, do t`ia zëvendsoj mishin me mish më të mirë, gjakun me gjak më të mirë dhe do t`ia fal mëkatet".***[157]

Allahu xh.sh. është më i ditur që të ketë nevojë për informatat e melekëve, sepse Ai është i Gjithëdijshëm dhe din të hapurën e të fshehurën. Të pyeturit e bën për t`na mësuar neve se si Ai kujdeset dhe interesohet për robin e Vet dhe dëshiron të mirën e tij, andaj edhe u bën me dije melekëve, se këtë rob të cilin e vizituat, nëse e shëroj, do t`i jap shëndet në trup, duke ia përmirësuar gjakun dhe mishin, sepse të gjitha sëmundjet, e kanë bazën në gjak.

---

[157] Malik-u, "Muvetta`", kitab Husn`ul-Huluk, bab ma xhae fi exhri`l-merid, nr.1693; e shënon edhe Ibni Ebi Shejbeh, "El-Musannef", 2/441, nr.10.812 por me një formulim tjetër të tekstit; Mundhiri-u në "Tergib ve`t-Terhib", 4/150, nr.5204 thotë: "E transmeton Malik-u si Mursel dhe Ibni Ebi Dunja...". E përcjell edhe Hakim-i prej Ebu Hurejres r.a. në "El-Mustedrek", 1/500, nr.1290 dhe thotë se ky hadith është Sahih sipas kushteve të Buhari-ut dhe Muslim-it, por ato nuk e kanë regjistruar";

Po ashtu, ia zëvendëson atë mish dhe atë gjak, sepse me to ka kryer mëkate, kurse tash duhet t`i zëvendësohet me të pastër, që të mos anojë kah ajo që ka qenë më herët. Ky mish dhe gjak është më i mirë se ai i mëhershmi. Gjithashtu, në aspektin shkencorë është e ditur që shumica e sëmundjeve gjenden në gjak, jo rastësisht marrin gjakun si mostër për analiza laboratorike, që të vërtetohet dhe gjehet sëmundja.

Njeriu nuk duhet të mendojë se sëmundja dhe sprova është në dëm të tij, nga shkaku se Zoti kur e do një rob të Tij e sprovon, sepse dëshiron ta merr te Vetja të pastër pa asnjë mëkat. Këtë e vërteton edhe *hadith*-i i Ebu Hurejres radijAllahu anhu se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Kujt ia dëshiron Allahu të mirën, e sprovon atë".*[158] Ose siç vjen në *hadith*-in tjetër *kudsij*, të cilin e transmeton Amër b. Mure r.a. se nga ajo që ka shpallur Allahu xh.sh. është edhe kjo: ***"Allahu e sprovon një rob, sepse dëshiron të dëgjoj zërin e tij të frikësuar (të dobët)".***[159]

Po nëse Zoti ka vendosur që të jetë ky afati i fundit i këtij njeriu dhe të vdes nga kjo sëmundje, atëherë ai do të ketë vendin e tij në Xhenet.

---

[158] Buhari-u, "Sahih", kitab Merda, bab ma xhae fi kefaretil merid, nr.5645; Malik-u, "Muvetta", kitab Husnu`l-Huluk, nr.1695;

[159] Taberani, "Mu`xhem`ul-Euset", vëll.2, fq.60, nr.1245; Hejthemiu në "Mexhmeu`z-Zevaid", 3/10, nr.3757 thotë: "E transmeton Taberani në "Euset", aty gjendet Muhamed b. Abdulmelik, për të cilin Ebu Hatimi thotë: "Nuk është i fortë".

## *HADITHI I NJËQINDENJËZETENJË (121)*

حَدَّثَنَا أَبُو أُسَامَةَ، قَالَ: أَخْبَرَنِي عَبْدُ الرَّحْمَنِ بْنُ يَزِيدَ بْنِ جَابِرٍ، عَنْ إِسْمَاعِيلَ بْنِ عُبَيْدِ اللهِ، عَنْ أَبِي صَالِحٍ الْأَشْعَرِيِّ، عَنْ أَبِي هُرَيْرَةَ، عَنْ رَسُولِ اللهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: أَنَّهُ عَادَ مَرِيضًا وَمَعَهُ أَبُو هُرَيْرَةَ مِنْ وَعْكٍ كَانَ بِهِ، فَقَالَ لَهُ رَسُولُ اللهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: " أَبْشِرْ، إِنَّ اللهَ عَزَّ وَجَلَّ يَقُولُ: نَارِي أُسَلِّطُهَا عَلَى عَبْدِي الْمُؤْمِنِ فِي الدُّنْيَا، لِتَكُونَ حَظَّهُ مِنَ النَّارِ فِي الْآخِرَةِ "

Transmeton Ebu Hurejre (r.a.) se i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem e vizitoi një njeri që ankohej nga temperatura e lartë, e ai i tha: *“Përgëzohu, sepse Allahu xh.sh. thotë*: ***“Temperatura e lartë është zjarri Im, e bëj që robit Tim besimtar t`i bie në këtë botë, që për të, të jetë shpëtim në Ahiret nga zjarri i Xhehenemit”.***[160]

I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem kishte traditë të shkojë të vizitojë të sëmurit dhe ata që janë sprovuar, që t`i ngushëllojë në pikëllimin e tyre, e prezenca e tij në këto vizita, u jepte inkurajim të sëmurëve dhe familjarëve të tyre. Gjatë kësaj vizite, Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem u bëri me dije të gjithëve që ishin të pranishëm, por edhe neve në ditë të sodit dhe deri sa të jetë kjo botë, se ai që sprovohet me ndonjë sëmundje, do të jetë për të pastrim prej mëkateve.

Transmeton Xhabir b. Abdullahu radijAllahu anhu se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem e vizitoi një grua dhe i tha: *“Çke ti moj Ummi Saiba ose Ummi Musejjeba, që po drishesh?”* Ajo tha: “Kam ethe, Allahu mos i bekoftë!” Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem i tha: *“Mos i shaj ethet,*

---

[160] Ahmed-i, “Musned”, 15/422, nr.9676; Tirmidhi-u, “Sunen”, kitab et-Tibbi, bab 35, nr.2095; Ibni Maxheh, “Sunen”, kitab et-Tibbi, bab 18, nr.3470; Hakim-i, “El-Mustedrek”, 1/496, nr.1277 dhe thotë se “hadithi është me zinxhir Sahih, por Buhari-u dhe Muslim-i nuk e kanë shënuar”, e këtë e vërteton edhe imam Dhehebiu; shejh Shuajb el-Arnauti në verifikim të këtij hadithi në Musnedin e Ahmed-it, thotë se hadithi është me zinxhir të mirë (xhejid) kurse Ebu Salih el-Eshariut nuk i dihet emri...;

*sepse ato vërtet i heqin mëkatet e bijve të Ademit, sikur që rrësheku i farkëtarit, e heq ndryshkun e hekurit".*[161]

Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem i dha myzhde këtij të sëmuri nga temperatura, sepse ajo është një sëmundje e rrezikshme, e cila mund edhe ta vret njeriun.

Ritja e temperaturës nuk pastron vetëm mëkatet, por edhe gjakun prej infektimeve të mundshme.

Temperatura normale e trupit të njeriut, është 37 shkallë celsius. Çdo shkallë më e lartë apo më e ulët se kjo, shkakton sëmundje. Trupi i një njeriut të ritur, nëse pëson një rritje të temperaturës deri në 42.4 $^{o}$c, mund të dëmtojë trurin përgjithmonë. Kurse temperatura mbi 45 $^{o}$c (hyperthermia) është indikacion se personi mund të pësojë me vdekje, kurse në shkallën e 50 $^{o}$c, shkaktohet bllokim i muskujve dhe vdekje të personit. Po ashtu, zbritja e tepërt e shkallës së temperaturës, që njihet në medicinë si Hypothermi, është kur temperatura e trupit bie në 35 $^{o}$c. Në këtë rast, mund të ndalon edhe e rrahura e zemrës. Në Amerikë më shumë se 1500 njerëz në vit vdesin nga hypothermia.[162]

Por është Mëshira e Allahut xh.sh. i Cili ka bërë që temperatura normale e trupit të jetë 37 $^{o}$c, nëse në trup paraqitet diçka që e rit këtë temperaturë, bën që të djersitet trupi e cila përsëri e stabilizon temperaturën në nivelin e vet. Nëse ndodh diçka në trup që e ul temperaturën, bëhet djegja e proteineve dhe yndyrërave të trupit për të ngritur përsëri temperaturën në nivelin normal. Këtë mekanizëm kaq preciz, e vëndoi Allahu xh.sh. në trupat e njerëzve.

Për këtë rast u tha ky *hadith kudsij*, se nuk është fjalë dhe mendim i tij personal, porse Fjalë e Zotit, i Cili garanton se ai që sprovohet me temperaturë, do të jetë mbrojtje për të nga zjarri i Xhehenemit në Ditën e Gjykimit.

---

[161] Muslim-i, "Sahih", kitab el-Birru ve`s-siletu ve`l-adabu, bab 14, nr.2575; Buhari-u në "Edeb`ul-Mufred", bab 234, nr.516;

[162] Shih: www.healthline.com/ www.medicalnewstoday.com/ www.medicinenet.com/ etj.

## *HADITHI I NJËQINDENJËZETEDY (122)*

**حَدَّثَنَا قُتَيْبَةُ، حَدَّثَنَا يَعْقُوبُ بْنُ عَبْدِ الرَّحْمَنِ، عَنْ عَمْرٍو، عَنْ سَعِيدٍ الْمَقْبُرِيِّ، عَنْ أَبِي هُرَيْرَةَ: أَنَّ رَسُولَ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ قَالَ: " يَقُولُ اللَّهُ تَعَالَى: مَا لِعَبْدِي الْمُؤْمِنِ عِنْدِي جَزَاءٌ، إِذَا قَبَضْتُ صَفِيَّهُ مِنْ أَهْلِ الدُّنْيَا ثُمَّ احْتَسَبَهُ، إِلَّا الْجَنَّةُ "**

Transmeton Ebu Hurejre (r.a.) se i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *‘‘Allahu xhele she`nuhu thotë:* ***“Shpërblimi i robit Tim besimtar, kur t`ia marr të dashurin e tij nga banorët e kësaj bote, e ai bën durim për të duke llogaritur shpërblim, është Xheneti”.*** [163]

Sprova mund të jetë edhe në trup apo në pasuri siç përmendëm më lart, por mund të jetë edhe në humbjen e fëmijëve apo të atyre që janë më të dashur për ne, sepse dhimbja e humbjes së tyre, nuk mund të matet me asnjë humbje tjetër. Është fakt se njeriut i dhimset pasuria, por kur është në pyetje fëmija, ai shpenzon të gjithë pasurinë për mirëqenien dhe shërimin e fëmijës. Njeriu gjatë humbjes së pasurisë apo të dikujt tjetër ndjen dhimbje në zemër, kurse në humbjen e fëmijëve, ai ndjen djegje në shpirt. Prandaj, edhe shpërblimi i ballafaqimit të kësaj sprove të rëndë me durim, është e shpërblyer me Xhenet.

Por, Zoti nuk dëshiron pikëllimin e robit të Tij, porse dëshiron që t`ua mundësojë atyre Xhenetin. Paramendonie këtë shembull: Nëse një person është në burg në të njëjtën qeli me fëmijën e vet, e në një çast, mbreti jep urdhër që të lirohet nga burgu djali dhe ai fiton lirinë. Në këtë çast, babai duhet të ndjejë pikëllim që biri u largua, apo të ndjejë gëzim se biri u lirua? Në botëkuptimin e prindit, ai duhet pikëlluar nga shkaku se nuk e ka afër vetes të birin, por në esencë, ai është liruar me vullnetin e mbretit dhe është në liri, ku shpresohet se së shpejti edhe prindi do ta fitojë lirinë. Kështu është edhe kjo botë, burg për besimtarin, kurse dita e vdekjes, është çasti i

---

163 Buhari-u, “Sahih”, kitab er-Rikaku, bab 6, nr.6424; Ahmed-i, “Musned”, 15/230, nr.9393;

takimit me Sunduesin Suprem. Andaj, edhe prindi nuk duhet të ndjehet i dëshpëruar, por të shpresojë takimin me të në botën tjetër.

Në kontekst të këtij *hadith*-i, ka edhe shumë *hadith*-e tjera, që inkurajojnë durimin në raste vdekjeje të fëmijëve tanë. Kështu dëshmohet nga disa shokë të Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem se e kanë dëgjuar duke thënë: *"Në Ditën e Gjykimit do t`u thuhet fëmijëve:* ***"Hyni në Xhenet".*** *Ata do të thonë: "Jo o Zot, ne nuk hyjmë pa prindërit tanë". Ata vazhdimisht do të kërkojnë këtë, derisa Zoti do të thotë:* ***"Hyni në Xhenet ju me gjithë prindërit tuaj".***[164]

Transmeton Ebu Umame r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Thotë Zoti i madhërishëm:* ***"Biri i Ademit, nëse duron dhe llogarit për shpërblim në momentin e parë të sprovës, nuk do të ketë shpërblim tjetër përpos Xhenetit".***[165]

Transmeton Ebu Musa el-Esh`ariu r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Kur robit i vdes fëmija, Allahu u thotë melekëve:* ***"A ia keni marr shpirtin birit të robit Tim?"*** *Melekët thonë: "Po". Pastaj u thotë:* ***"Ia keni marr frytin e zemrës së tij?"*** *Thonë: "Po". Pastaj thotë Allahu:* ***"Çka tha për këtë robi Im?"*** *Melekët thonë: "U falënderua dhe kërkoi kthim te Ti!" Allahu thotë:* ***"Ndërtoni robit Tim një shtëpi në Xhenet dhe jepjani emrin "Bejtu`l-Hamd"*** *(Shtëpia e Falenderimit)".*[166]

---

[164] Nesai-u, "Sunen", kitab el-Xhenaizi, bab 24, nr.1877; Ahmed-i, "Musned", 28/174, nr.16.971; Hejthemi-u në "Mexhmeu`z-Zevaid", 10/506, nr.18.551 thotë: "E transmeton Ahmed-i, kurse transmetuesit janë transmetues që gjenden në Sahihe, përpos Shurehbilit, i cili është i besueshëm"; Shejh Shuajb el-Arnauti në verifikim të këtij hadithi thotë se zinxhiri i hadithit është i mirë (**xhejid),** transmetuesit janë të besueshëm, të cilët gjenden edhe në Sahihe (të Buhari-ut dhe Muslim-it) përpos Shurehbil b. Shuf`ati, por edhe atë e kanë përmendur në mesin e të besueshmëve ibni Hibani dhe ibni Halfuni, është prej mësuesve të Harizit, mësuesit e tij të gjithë janë të besueshëm siç thotë Ebu Davud-i, e Hafidhi në "Tekrib" thotë se është i sinqertë...".

[165] Ibni Maxheh, "Sunen", kitab el-Xhenaizi, bab ma xhae fi`s-sabri ale`l-musibeti, nr.1597; Ahmed-i, "Musned", 36/561, nr.22.228; Busiri-u në "Zevaid" thotë se ky hadith është Sahih, ndërsa transmetuesit janë të besueshëm;

[166] Tirmidhi-u, "Sunen", kitab el-Xhenaizu, bab 36, nr.1023 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Garib; Ahmed-i, "Musned", 32/500, nr.19.725; Mundhiri-u në "Tergib ve`t-Terhib", 4/174, nr.5304 dhe thotë se e shënon Tirmidhi-u dhe e konsideron Hasen, e shënon edhe Ibni Hibani në "Sahih"-un e tij". Shejh Shuajb el-Arnauti në verifikim të Musnedit të Ahmedit, thotë se zinxhiri i këtij hadithi është i dobët, shkaku i Ebu Sinanit, të cilin e kanë konsideruar të dobët Ahmedi, Nesaiu dhe Ukajli, ndërsa Ebu Zur`a dhe Jakubi thonë se është i dobët në hadith. Ebu Hatimi thotë se nuk është i fortë. Ibni Meini në një përcjellje e ka vlerësuar të dobët e një herë tjetër të besueshëm..." edhe të tjerë e vlerësojnë si të mirë;

Të gjitha këto *hadithe kudsije*, vërtetojnë se besimtari i tillë, do të jetë meritorë për Xhenetin e Zotit, nëse ai e ballafaqon sprovën me durim dhe llogaritje për shpërblim. Po ashtu, nga kjo, kuptojmë se për të do të ketë edhe një shtëpi të veçantë në Xhenet. Në një *hadith* tjetër, vërtetohet se ky person, do të ketë mirësi të ndryshme, ndër to edhe mos llogaritja e veprave të tija dhe mos matja e punëve në peshore, porse do të hyjë në Xhenet pa llogari. Këtë e kuptojmë nga *hadith*-i që e transmeton Enesi radijAllahu anhu se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Allahu xh.sh. thotë:* ***"Nëse ndonjë rob prej robërve të Mi e sprovoj me ndonjë sprovë në trupin e tij, apo pasurinë ose në fëmijët e tij dhe ai këtë e përballon me durim të mirë, më vjen turp Mua që në Ditën e Gjykimit t`i ngrej peshore (për gjykim) apo t`ia hap librin (e llogarisë)".*** [167]

Ka edhe shumë *hadith*-e tjera, që e përforcojnë këtë fakt, por ne do të sjellim vetëm disa, për të mos u zgjatur shumë tema. Prej tyre, mund të përmendim *hadith*-in që transmeton Ebu Hurejre radijAllahu anhu se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Cilës prej jush i vdesin tre fëmijë dhe shpreson për ta shpërblimin e Allahut, do të hyj në Xhenet".* Një grua (Ummi Sulejmi) pyeti: "Po nëse i vdesin dy?" Tha: *"Edhe dy fëmijë".*[168]

Transmeton Enes b. Malik radijAllahu anhu se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Nuk ka musliman, të cilit i kanë vdekur tre fëmijë në moshë fëmijërie, e Allahu të mos e shpie në Xhenet për hir të mëshirës ndaj tyre".*[169]

Transmeton Ebu Hurejre radijAllahu anhu se erdhi një grua te Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem me një fëmijë dhe i tha: "Lutu për të. I kam varrosur tre fëmijë!" Ai i ka thënë: *"Ke ndërtuar një murë të fortë si mbrojtje kundër Zjarrit".*[170]

---

[167] Dejlemi-u, "Firdeus", vëll.3, fq.172, nr.4459;

[168] Buhari-u, "Sahih", kitab el-Xhenaizu, bab 6, nr.1249; Muslim-i, "Sahih", kitab el-Birru ve`s-siletu ve`l-adabu, bab 47, nr.2632; Buhari-u në "Edeb`ul-Mufred", nr.148-149;

[169] Buhari-u, "Sahih", kitab el-Xhenaizu, bab 6, nr.1248 dhe bab 90, nr.1381; Buhari-u në "Edeb`ul-Mufred", nr.151; Nesai-u, "Sunen", kitab el-Xhenaizi, bab 24, nr.1874; Ibni Maxheh, "Sunen", kitab el-Xhenaizi, bab 57, nr.1605; Taberani, "Musned Shamijin", vëll.1, fq.378, nr.654;

[170] Muslim-i, "Sahih", kitab el-Birru ve`s-siletu ve`l-adabu, bab 47, nr.2636; Buhari-u në "Edeb`ul-Mufred", nr.144;

Transmeton Ebu Hurejre radijAllahu anhu se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Fëmijët e besimtarëve janë në një kodër në Xhenet, e për to kujdeset Ibrahimi (a.s.) dhe Sara, derisa t`u kthehen prindërve të tyre në Ditën e Gjykimit".*[171]

Dhe të gjitha këto dëshmi, na tregojnë se prindërit me fëmijët e tyre do të jenë bashkë në Xhenetet e larta, ku nuk do të kenë brengë apo pikëllim, por vetëm kënaqësi të përhershme, Allahu xh.sh. të gjithëve na mundësoftë.

[171] Hakim-i, "Mustedrek", 1/541, nr.1418, dhe thotë se "hadithi është Sahih, por Buhari-u dhe Muslim-i nuk e kanë shënuar", me të pajtohet edhe Dhehebiu;

## *HADITHI I NJËQINDENJËZETETRE (123)*

**حَدَّثَنَا الْحَكَمُ بْنُ نَافِعٍ، حَدَّثَنَا إِسْمَاعِيلُ بْنُ عَيَّاشٍ، عَنْ ضَمْضَمِ بْنِ زُرْعَةَ، عَنْ شُرَيْحِ بْنِ عُبَيْدٍ، عَنْ عُتْبَةَ بْنِ عَبْدٍ السُّلَمِيِّ، عَنِ النَّبِيِّ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ قَالَ: " يَأْتِي الشُّهَدَاءُ وَالْمُتَوَفَّوْنَ بِالطَّاعُونِ، فَيَقُولُ أَصْحَابُ الطَّاعُونِ: نَحْنُ شُهَدَاءُ، فَيُقَالُ: انْظُرُوا، فَإِنْ كَانَتْ جِرَاحُهُمْ كَجِرَاحِ الشُّهَدَاءِ تَسِيلُ دَمًا رِيحَ الْمِسْكِ، فَهُمْ شُهَدَاءُ فَيَجِدُونَهُمْ كَذَلِكَ "**

Transmeton Utbe b. Abdusulejmij (r.a.) se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *“Do të vijnë shehidët dhe ata të vdekurit nga murtaja dhe të vdekurit nga murtaja do të thonë: “Edhe ne jemi shehidë”. Do t`u thuhet atyre:* ***“Shikoni nëse plagët e tyre janë sikur plagët e shehidëve që rrjedhin gjak me erë misku, atëherë edhe ata janë shehidë”*** *dhe mu ashtu i gjejnë”*.[172]

Allahu xh.sh. me Mëshirën e Tij të pakufishme, ka dëshiruar që të mos kufizohet rëndësia e shehidllëkut vetëm në kategorinë e atyre të cilët vriten në luftë për të mbrojtur fenë, por i përfshin edhe ata të cilët kanë vdekur si pasojë e ndonjë sëmundje fatale, ku në rastin konkret bëhet fjalë për ata që kanë pësuar nga epidemia apo murtaja që përfshin një numër të madh të njerëzve në një rajon të caktuar.

Nga ky *hadith*, shohim se edhe ata që kanë vdekur si pasojë e murtajës, para Zotit do të kërkojnë të drejtën e tyre që të klasifikohen si *shehid*-ë, shkaku i sëmundjes së rëndë që kanë përjetuar në këtë botë.

Allahu xh.sh. do t`u thotë atyre që të krahasojnë gjurmët e plagëve që i kanë fituar në trup, nëse ato janë të barabarta, atëherë do të meritojnë klasifikimin

---

[172] Ahmed-i, “Musned”, 29/198, nr.17.651; hadith të ngjashëm shënohet nga Irbad b. Sarije r.a. që gjendet tek Nesai-u në “Sunen”, kitab el-Xhihadi, bab mes`eletu`sh-shehadeti, nr.3164; shejh Shuajb el-Arnauti në verifikim të këtij hadithi thotë se është me zinxhir Hasen..;

në grupin e shehidëve. Kur do të shikohen plagët, ato do të jenë të njëjta, andaj edhe Zoti do t`i pranojë si *shehid* edhe ata.

Nga kjo kuptojmë se nga plagët e tyre do të rrjedh gjaku i cili vetëm në dukje është i tillë, kurse në esencë thelbi i saj është i ndryshuar, pasi i vjen erë parfumi.

Në *hadith*-et e Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem gjejmë edhe shumë referime që e përforcojnë këtë vlerë. Si shembull, mund të përmendim *hadith*-in që e transmeton Enesi r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Vdekja nga murtaja është rënie shehid për çdo musliman".*[173]

Në këtë frymë, është *hadith*-i që e transmeton Aishja r.a.h. se e ka pyetur Pejgamberin sal-lallahu alejhi ve sel-lem për murtajën dhe se ai ka thënë: *"Ajo është një ndëshkim që Allahu ia çon kujt të dojë, ndonëse për besimtarët Allahu e ka bërë atë mëshirë. Kushdo që rri në vendin e vet kur bie murtaja, me durim dhe shpresë (në shpërblim prej Zotit) dhe duke besuar se do t`i ndodhë vetëm ajo që Allahu i ka shkruar atij, atëherë ai do të fitojë shpërblimin e një shehidi".*[174]

Më pas, do të shërbehemi me *hadith*-in që e transmeton Ebu Hurejre r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem i pyeti shokët e tij: *"Kë e konsideroni ju shehid?"* Ata thanë: "O i Dërguari i Allahut, ai që vritet në rrugë të Allahut, ai është shehid". Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem tha: *"Atëherë, shehidët në mesin e ummetit tim do të ishin të paktë?!"* Ata thanë: "Epo kush janë, o i Dërguari i Allahut?" Ai tha: *"Ai që vritet në rrugë të Allahut është shehid, ai që vdes në rrugë të Allahut është shehid, ai që vdes nga murtaja është shehid, ai që vdes nga sëmundja e barkut, është shehid".*[175]

Transmeton Safvan b. Umeje r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"(*Ai që vdes nga) *Murtaja, ai që vdes nga barku, ai që mbytet (fundoset) në ujë dhe gruaja që vdes në lehoni janë shehid".*[176]

---

[173] Buhari-u, "Sahih", kitab et-Tibbi, bab 30, nr.5732; Muslim-i, "Sahih", kitab el-Imaretu, bab 51, nr.1916; Ahmedi, "Musned", 19/496, nr.12.519;
[174] Buhari-u, "Sahih", kitab et-Tibbi, bab exhri sabiri fi taun, nr.5734; Ahmedi, "Musned", 40/417, nr.24.358;
[175] Muslim-i, "Sahih", kitab el-Imaretu, bab bejanu shuheda, nr.1915; etj.
[176] Nesai-u, "Sunen", kitab el-Xhenaizi, bab shehid, nr.2054; Ahmedi, "Musned", 24/11, nr.15.301;

Pra, Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem e ka zgjeruar konceptin e shehidit dhe të gjithë këto kategori që përmenden nëpër *hadith*-e, e marrin tretmanin e shehidit në botën tjetër.

Feja Islame ka paraparë edhe mbrojtjen prej saj, duke marrë masa të preventivës dhe mos përhapjes së saj në vende tjera, duke u izoluar nga të tjerët nëse shihen simptoma të epidemisë. Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem që në kohën e tij ka folur për ngujimin (karantinën), që nënkupton izolimin e të sëmurit që të mos vije në kontakt me të shëndoshët, për të parandaluar përhapjen e saj. Feja jonë na këshillon që të mos dalim prej vendit nëse jemi të infektuar me sëmundje ngjitëse dhe të mos shkojmë në një vend në të cilin është përhapur ndonjë virus apo epidemi.

Transmeton Usame b. Zejdi r.a. që e kanë pyetur se çka ka dëgjuar nga Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem për murtajën, kurse ai ka thënë: *"Murtaja ka qenë një ndëshkim i dërguar mbi një grup njerëzish nga beni Israilët, kësisoj nëse dëgjoni për përhapjen e saj në ndonjë vend, mos iu afroni atij vendi, e nëse shfaqet aty ku jeni, atëherë mos ikni për të shpëtuar prej saj".*[177]

Më pas kemi transmetimin e Xhabirit r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Të ikësh nga vendi ku është shfaqur epidemia, është (mëkat) sikur të ikësh nga radhët e luftës, e ai që bën durim merr shpërblimin e shehidit".*[178]

Mund të përmendim edhe *hadith*-in që e përcjell Ebu Hurejre r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"...ikni prej atij që e ka lebrozën, siç ikni prej luanit".*[179] Këtë *hadith* nuk duhet kuptuar si nënçmim ndaj atyre që janë të prekur me këtë sëmundje, por si preventivë mbrojtëse që të mos shoqërohemi me ata që kanë ndonjë sëmundje ngjitëse dhe ta përhapin sëmundjen gjithandej, por të veçohet personi i tillë dhe të lokalizohet përhapja e saj.

Edhe përskaj kësaj që na urdhëron feja që të kujdesemi për trajtimin e mirëfillt të këtij problemi, përsëri Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem

---

[177] Buhari-u, "Sahih", kitab Ehadithu`l-enbija, bab, nr.3473; Muslim-i, "Sahih", kitab es-Selamu, bab 32, nr.2218; etj.
[178] Ahmedi, "Musned", 23/159, nr.14.875;
[179] Buhari-u, "Sahih", kitab et-Tibbi, bab el-xhudhami, nr.5707; Ahmedi, "Musned", 15/449, nr.9722; etj.

bëri me dije se një numër i madh i këtij *ummet*-i, do të vdesin përmes këtij fenomeni. Transmeton Aishja r.a.h. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Zhdukja e umetit tim do të jetë përmes therjeve dhe murtajave...".*[180]

Epidemia është paraqitur që në kohën e *sahab*-ëve të ndershëm, ku një numër i madh i tyre edhe pësuan prej saj. Transmeton Ibni Abasi r.a. se Umeri r.a. u nis për të çliruar Shamin, por u lajmërua se atje është përhapur murtaja, ndërsa Umeri r.a. u konsultua me *muhaxhir*-ët dhe *ensar*-ët, për të marrë mendimin e tyre se si të veprojë? Të kthehet, apo të vazhdojë rrugën! Në fund Umeri r.a. pasi vërejti mendime të ndryshme në mes tyre, ai vendosi që të kthehet. Ebu Ubejde b. Xherrahu r.a. i tha: "A po ikën prej caktimit të Zotit o Umer?" Umeri r.a. tha: "Ah o Ebu Ubejde, sikur ta kishte thënë dikush tjetër këtë! Po, ikim prej caktimit të Zotit drejt caktimit të Zotit. Nëse ke deve dhe para teje ke dy lugina, njëra është e thatë kurse tjetra me gjelbërim, kurse që të dyja janë kështu me caktimin e Zotit, ti te cila do të kishe kullotur devetë?".[181]

Edhe në kohën e *sahab*-ëve u paraqit epidemia e Amuasit, e cila kaploi teritorin e Shamit (Siria, Jordani, Libani, Palestina) në vitin 18 h. (640 m.) gjatë sundimit të Umerit r.a. ku thuhet se kanë vdekur 25.000 njerëz. Prej *sahab*-ëve që vdiqën si pasojë e kësaj epidemie, ishin Ebu Ubejde b. Xherahu r.a, Muadh b. Xhebeli r.a, Jezid b. Ebu Sufjani, Harith b. Hishami, Fadli biri i Abasit, etj.[182]

Epidemitë edhe më herët, por edhe sot e kësaj dite marrin me mijëra jetë njerëzish. Si shembull mund të përmendim epideminë e gripit të derrit në vitin 2009, me të cilin u infektuan 60.8 milion njerëz dhe 12.469 të vdekur vetëm në Sh.B.A. ndërsa globalisht ka vrarë diku 575.000 njerëz vetëm gjatë vitit të parë (2009).[183] Në vitin 2014, paraqitet epidemia e Ebolës, e cila manifestohet përmes temperaturës së lartë, deri në vitin 2016 ka vrarë në Afrikën Perëndimore mbi 28.000 njerëz.[184]

---

[180] Ahmed-i, "Musned", 43/256, nr.26.182; shejh Shuajb el-Arnauti në verifikim të këtij hadithi në Musnedin e Ahmedit, thotë se zinxhiri i këtij hadithi është i mirë (xhejid);

[181] Buhari-u, "Sahih", kitab et-Tibbi, bab ma judhkeru fi taun, nr.5729; Muslim-i, "Sahih", kitab es-Selamu, bab 32, nr.2219; etj.

[182] Shih për më shumë: Ibni Kethiri, "El-Bidajetu ve`n-Nihajetu", Katar, 2015, me verifikim të Shejh Shuajb el-Arnautit, vëll.7, fq.202-210;

[183] Shih: www.beckershospitalreview.com/a look bask at swine flu;

[184] Shih: www.gov.uk/ebola: overview, history, origins and transmission;

Më herët ka qenë e njohur edhe “Vdekja e Zezë”, që konsiderohet pandemia më shkatërruese në historinë njerëzore, e cila kaploi Europën në mes viteve 1346-1353 dhe shkaktoi vdekjen e 75 deri 200 milion njerëzve (që i bie 30% deri 60% të popullatës së Europës së atëhershme).[185] Kurse sot në botë paraqiten diku 600 raste brenda një viti.

Simptomat e epidemisë janë temperatura, dobësimi dhe kokëdhimbja. Këto simptoma paraqiten zakonisht një javë pas infektimit. Mjekët kanë parashikuar se nëse trajtohet sëmundja me ilaçe, atëherë rreziku i vdekjes prej saj është në 10%, e nëse nuk trajtohet, atëherë rreziku është në 70%.

Allahu na mbroftë nga këto sëmundje shkatërruese, e nëse dikush pëson si pasojë e infektimit me to, Zoti e shpërbleftë me titullin dhe shkallën e *shehid*-ëve.

[185] Shih: www.history.com/ black death;

## *HADITHI I NJËQINDENJËZETEKATËRT (124)*

**أَخْبَرَنَا الْحُسَيْنُ بْنُ عَبْدِ اللَّهِ الْقَطَّانُ، حَدَّثَنَا مُحَمَّدُ بْنُ وَهْبٍ، ثنا مُحَمَّدُ بْنُ سَلَمَةَ، عَنْ أَبِي عَبْدِ الرَّحِيمِ، حَدَّثَنِي أَبُو مُحَمَّدٍ، عَنْ يَحْيَى بْنِ الْجَزَّارِ، عَنْ أَبِي رَجَاءٍ الْعُطَارِدِيِّ، عَنْ أَبِي بَكْرٍ الصِّدِّيقِ، رَضِيَ اللَّهُ عَنْهُ، وَعِمْرَانَ بْنِ حُصَيْنٍ رَضِيَ اللَّهُ عَنْهُ، عَنْ رَسُولِ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ قَالَ: " قَالَ مُوسَى عَلَيْهِ السَّلَامُ لِرَبِّهِ عَزَّ وَجَلَّ: مَا جَزَاءُ مَنْ عَزَّى الثَّكْلَى؟ قَالَ: أَجْعَلُهُ فِي ظِلِّي يَوْمَ لَا ظِلَّ إِلَّا ظِلِّي "**

Transmetojnë Ebu Bekër es-Sidiku radijAllahu anhu dhe Imran b. Husajni radijAllahu anhu se i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *“Musa alejhi`s-selam i tha Zotit xh.sh.: “Çka është shpërblimi për atë që e ngushëllon të sprovuarin?” Ai i tha:* ***“Do ta vëndoj nën hijen Time, atë Ditë kur nuk ka hije tjetër”.***[186]

Sprova është prej goditjeve më të rënda që mund ta prekin njeriun, andaj në këto çaste dhe përjetime të vështira në jetë, njeriu ka nevojë për prehje shpirtërore dhe mbështetje, sepse besimtarët janë vëllezër dhe duhet të jenë pranë njëri-tjetrit në çaste të vështira, pasi myslimanët janë një trup, siç e përshkroi edhe Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem në *hadith*-in që e transmeton Nu`man b. Beshiri radijAllahu anhu se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *“Besimtarët në raport me dashurinë, mëshirën dhe dhembshurinë mes tyre, janë sikur një trup, nëse një pjesë e trupit sëmuret, i tërë trupi goditet me pagjumësi dhe zjarmi”.*[187]

Allahu xh.sh. kërkon prej neve besimtarëve që të ndihmohemi me njëri-tjetrin dhe të kemi dhembshuri mes nesh, e të mos jenë zemrat tona të

[186] Ibni Sunnij, “Amelu`l- Jaumi ve`l-Lejleti”, fq.355, nr.587; Ashik Ilah el-Bureniju në verifikim të këtij hadithi në librin e Ibni Sunijut, thotë se nuk e shënon askush tjetër përpos tij;
[187] Buhari-u, “Sahih”, kitab el-Edebu, bab 27, nr.6011; Muslim-i, “Sahih”, kitab el-Birru ve`s-siletu ve`l-adabu, bab 17, nr.2586; Ahmedi, “Musned”, 30/303, nr.18.355;

ngurta, nga shkaku se me rastin e ngushëllimit në rast sprove, përpos që ia zbusim zemrën vëllait të sprovuar, po ashtu edhe ne marrim një mësim të rëndësishëm. Na mundëson neve që të kuptojmë se kjo sprovë mundet të na godet edhe neve, andaj të jemi falënderues që Zoti na ka kursyer nga një fatkeqësi e tillë.

Gjithashtu Zoti i lavdëron ata që këshillojnë njëri-tjetrin të jenë të durueshëm, në fundin e *sure*-s Asr ku thotë: **"dhe që këshilluan njëri-tjetrin që të jenë të durueshëm".[188]** Pra, ata që këshilluan për nënshtrim ndaj Zotit dhe durim në fatkeqësi.

Nga kjo që u përmend dhe *hadithi kudsi* që është në trajtim, shihet se ngushëllimi i të sprovuarit ka një vlerë të madhe, saqë personi i tillë në Ditën e Gjykimit, kur njerëzit do të dalin para Zotit të japin llogari, do të hyjë nën hijen e Arshit të Zotit, kur nuk do të ketë hije tjetër përpos asaj hije, gjersa njerëzit tjerë llogariten në nxehtësinë e asaj dite, kur dielli do të jetë një pëllëmbë mbi kokat e njerëzve.

Po ashtu, personi ngushëllues, do të vishet me tesha të veçanta nga ana e Zotit, për hir të kësaj vepre madhore. Transmeton Muhammed b. Amër b. Hazm el-Ensarij nga babai i tij, e ky nga gjyshi i tij, se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Nuk ka ndonjë musliman, që e ngushëllon vëllanë e tij në sprovë, e Allahu të mos e vesh atë me teshat e nderit në Ditën e Gjykimit".[189]*

Si dhe transmetimi i Ebu Berze radijAllahu anhu se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Kush e ngushëllon prindin i cili ka humbur fëmijën, do t`i vishet një burde (mantel) në Xhenet".[190]*

Personi i tillë, do të ketë shpërblim ngjashëm si të atij që është sprovuar dhe në këtë rast ka duruar, ndërsa kemi përmendur më lart se shpërblimi i

---

188 Kurani, Asr, 3;

189 Ibni Maxheh, "Sunen", kitab el-Xhenaizi, bab 56, nr.1601, Busiri-u në "Zevaid", 2/50, thotë: "Në zinxhir gjendet Kajs b. Umare, për të Ibni Hibban-i e ka përmendur në "Thikat", po ashtu Dhehebi-u në "Kashif" e ka cilësuar si të besueshëm. Buhari-u ka thënë se duhet të shikohet. Kurse njerëzit tjerë, janë në përputhje me kushtet e imam Muslim-it"; Bejheki-u, "Sunenu`s-Sagir", Xhamiu Dirasat el-Islamije, Pakistan, botimi i parë, 1989, 2/32, nr.1126 dhe në "Kubra", 4/59; Nevevi-u, "El-Edhkar", Daru`l-Minhaxh, Bejrut, botimi i parë, 2005, nr.457 dhe e cilëson zinxhirin e hadithit Hasen;

190 Tirmidhi-u, "Sunen", kitab el-Xhenaizu, bab 75, nr.1078 dhe thotë se hadithi është Garib, zinxhiri i hadithit nuk është i fortë;

durimtarit është pa kufi. Transmeton Abdullah b. Mesudi radijAllahu anhu se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Kush shpreh ngushëllim dhe përkrahje ndaj atij të cilit i ka ndodhur ndonjë fatkeqësi, ka shpërblimin sikur të atij (të cilit i ka vdekur dikush dhe ka bërë durim)".*[191]

Për shkak të kësaj vlere madhore që ofron Zoti i Gjithësisë, duhet të përpiqemi të jemi në mbështetje të vëllait të sprovuar duke i përkujtuar atij vlerën e durimit dhe shpërblimit në botën tjetër.

---

[191] Tirmidhi-u, "Sunen", kitab el-Xhenaizu, bab 72, nr.1075 dhe thotë se ky hadith është Garib, nuk e dimë këtë hadith si Merfu` përpos se nga Alij b. Asimi; Ibni Maxheh, "Sunen", kitab el-Xhenaizi, bab 56, nr.1602; etj. Bejheki-u, "Sunenu`s-Sagir", 2/32, nr.1137 dhe "Sunen`ul-Kubra", 4/59 dhe thotë për Alij b. Asimin se është munker; Vekiu thotë se nuk dimë për këtë transmetues mirë; Ibni Meini thotë se ai nuk është asgjë; Nesai-u thotë se atij nuk i merret hadithi; Buhari-u thotë për të se nuk është i fortë, andaj ky hadith është i dobët; e shënon edhe Nevevi-u, në "El-Edhkar", nr.454 dhe thotë se zinxhiri i hadithit është i dobët; Dhehebi-u thotë se Hamad b. Velidi nuk është i besueshëm, kurse hadithi i cili përcillet nga Xhabiri r.a. në atë zinxhir gjendet Muhamed b. Ubejdullah, i cili është i dobët. Shih: Dhehebi-u, "Telhis kitabu`l-Meuduat", tahkik Ebu Temim Jasir b. Ibrahim, Mektebetu Rushd, Rijad, botimi i parë, 1998, fq.339, nr.920; Dhehebi-u, "Mizanul I`tidal", 3/135-138; etj.

## *HADITHI I NJËQINDENJËZETEPESTË (125)*

حَدَّثَنَا مُحَمَّدُ بْنُ بَشَّارٍ، وَالحُسَيْنُ بْنُ أَبِي كَبْشَةَ البَصْرِيُّ، قَالَا: حَدَّثَنَا يُوسُفُ بْنُ يَعْقُوبَ السَّدُوسِيُّ قَالَ: حَدَّثَنَا أَبُو سِنَانٍ القَسْمَلِيُّ هُوَ الشَّامِيُّ، عَنْ عُثْمَانَ بْنِ أَبِي سَوْدَةَ، عَنْ أَبِي هُرَيْرَةَ قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللَّهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: «مَنْ عَادَ مَرِيضًا أَوْ زَارَ أَخًا لَهُ فِي اللَّهِ نَادَاهُ مُنَادٍ أَنْ طِبْتَ وَطَابَ مَمْشَاكَ وَتَبَوَّأْتَ مِنَ الجَنَّةِ مَنْزِلًا»

Transmeton Ebu Hurejre (r.a.) se i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Ai që e viziton një të sëmurë, atë e thërret një thirrës nga qielli:* ***"Të lumtë, punove mirë, të lumshin këmbët, vërtet ke përgatitur një vend në Xhenet".***[192]

Pasi folëm në lidhje me vizitën e atij që është sprovuar dhe shprehja e ngushëllimeve atij, nuk duhet harruar që të jemi të kujdesshëm edhe ndaj ndjenjave të atij që personalisht është sprovuar në trupin e tij me ndonjë sëmundje, që të shkojmë dhe ta vizitojmë atë, sepse me këtë atij i lehtësohet dhimbja dhe i ngushëllohet shpirti, ngase kupton se njerëzit kujdesen dhe kanë brengë për të, po ashtu edhe familjarët gëzohen kur shohin se i afërmi i tyre është i dashur në mesin e njerëzve dhe ka dashamirë që vijnë ta vizitojnë.

Sa i përket personit i cili shkon të vizitojë një të sëmurë, e thërret një zë nga qielli, zë të cilin ai nuk e dëgjon me veshët e tij, porse ai jehon tek banorët e qiellit, të cilët kuptojnë se Allahu xh.sh. këtij personi i ka përgatitur një vend në Xhenet, për hir të kësaj mirësie të çmueshme.

---

[192] Tirmidhi-u, "Sunen", kitab el-Birru ve`s-siletu ve`l-adabu, bab 63, nr.2015 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Garib; Ibni Maxheh, "Sunen", kitab el-Xhenaizi, bab 2, nr.1443; Ahmed-i, "Musned", 14/72, nr.8325; shejh Shuajb el-Arnauti dhe recenzuesit tjerë në verifikim të Musnedit të Ahmedit thonë se zinxhiri i këtij hadithi është i dobët shkaku i dobësisë së Ebu Sinanit;

Gjithashtu, për këtë person, do të luten krijesat më të larta dhe më të çmueshme të Zotit, melekët, që bëjnë *dua* pa ndërprerë për të. Këtë na e vërteton, *hadithi* që e transmeton Aliu radijAllahu anhu se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Ai musliman i cili viziton muslimanin në mëngjes, 70.000 melek do të luten për të deri në mbrëmje, e nëse e viziton para akshamit dhe në kohën e jacisë, atëherë do të luten për të 70.000 melek deri në mëngjes. Shpërblimi i tij, do të jetë një pemë e veçantë në Xhenet, prej portokajve të këputur".*[193]

Është e preferuar të kemi kujdes në sjelljen tonë gjersa jemi tek i sëmuri, që të mos e shqetësojmë atë me biseda të tepërta dhe me zhurmë, pasi i sëmuri nuk është në gjendje të përballojë këto. Por, nëse të sëmurit nuk i bëhet bezdi ndeja, atëherë nuk ka problem. Po ashtu, duhet të kemi kujdes që të mos detyrohet në ndonjë ushqim, për të cilin ai nuk ka apetit për të ngrënë. Transmeton Ukbe b. Amir radijAllahu anhu se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Mos i detyroni të sëmurët tuaj të hanë, pasi Allahu teala i ushqen dhe u jep për të pirë".*[194]

Është mirë të bëjmë *dua* për të sëmurin, por edhe ai të bëjë *dua* për ne. Në lidhje me këtë ka disa transmetime, kurse ne do të mjaftohemi vetëm me disa. Sa i përket kërkesës sonë që i sëmuri të lutet për ne, është *hadith*-i që transmeton Umer b. Hattabi r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem i ka thënë atij: *"Kur të hysh te një i sëmurë, urdhëroje atë që të bëj lutje për ty, sepse lutja e të sëmurit, është si lutja e melekëve".*[195]

---

[193] Tirmidhi-u, "Sunen", kitab el-Xhenaizu, bab ma xhae fi ijadeti`l-merid, nr.971 dhe thotë se hadithi është Hasenu-Garib; Ebu Davud-i, "Sunen", kitab el-Xhenaizu, bab 7, nr.3098; Ibni Maxheh, "Sunen", kitab el-Xhenaizi, bab ma xhae fi thevabi men ade meriden, nr.1442; Ahmed-i, "Musned", 2/47, nr.612; Ibni Ebi Shejbeh, "El-Musannef", 2/443, nr.10.835-36; Hakim-i, "Mustedrek", 1/492, nr.1264, i cili njërin sened e konsideron të besueshëm sipas kushteve të dy shejhëve, e me të pajtohet edhe Dhehebi-u; Sahih e konsideron edhe Ebu Davud-i; Hejthemiu, "Mexhmeu`z-Zevaid", 3/30-31, nr.4142 thotë se e shënojnë Ahmed-i dhe Bezzar-i, kurse transmetuesit në zinxhirin që e përcjell Ahmed-i janë të besueshëm; Begavi-u, "Sherhu`s-Sunneh", 5/217, nr.1410 dhe thotë se hadithi është Hasen;

[194] Tirmidhi-u, "Sunen", kitab et-Tibbu, bab 4, nr.2047; Ibni Maxheh, "Sunen", kitab et-Tibbu, bab 4, nr.3444; Ebu Ja`la, "Musned", fq.408, nr.1741; Busiri-u në "Zevaid" thotë: "Zinxhiri i këtij hadithi është Hasen, nga shkaku se në lidhje me Bekër b. Junus b. Bukejr ka mendime divergjente, kurse transmetuesit tjerë janë të besueshëm";

[195] Ibni Maxheh, "Sunen", kitab el-Xhenaizi, bab fi ijadil-merid, nr.1441; Busiri-u në "Zevaid" thotë: "Zinxhiri i këtij hadithi është Sahih, kurse transmetuesit janë të besueshëm, por, është *munkati* (i ndërprerë), siç ceket në "Edhkar" të Nevevi-ut: Mejmun b. Mihrani nuk e ka takuar Umerin" (Nevevi-u, "El-Edhkar", nr.428); Dhehebi-u në "Telhis" thotë se

Është mirë edhe ne të lutemi për të sëmurin, që Allahu xh.sh. ta shëron. Kjo vërtetohet në bazë të *hadith*-it që transmeton Uthman b. Ebi Asi radijAllahu anhu se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem shkoi tek ai ta vizitojë dhe Uthmani tha: “Me të vërtetë, kjo sëmundje do të më shkatërroj”. Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem i tha: *“Preke me dorën e djathtë vendin e sëmurë dhe thuaj tre herë `bismilah` dhe pastaj thuaj shtatë herë: “Eudhu bi izzeti`l-lahi ve kudretihi min sherri ma exhidu ve uhadhir”.* Tha: “Kështu unë u shërova nga sëmundja që kisha dhe tash nuk nguroj që t`i urdhëroj familjen me këtë dhe të gjithë ata që i njoh”.[196]

Po ashtu, lejohet të vizitohet ndonjë familjar apo fqinj i sëmurë, edhe nëse ai nuk është mysliman, siç veproi i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem në disa raste. Prej tyre, është transmetimi i Enes b. Malik-ut radijAllahu anhu i cili thotë se një djalosh i ri çifut, i shërbente të Dërguarit sal-lallahu alejhi ve sel-lem dhe një ditë u sëmur. Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem erdhi ta vizitojë, u ul afër kokës së tij dhe i tha: *“Pranoje Islamin?” (Në një rivajet thuhet se i ka thënë: “Thuaj `La ilahe il-lallah` që të mund të ndërmjetësoj për ty Ditën e Gjykimit)”.* Djaloshi e shikoi babanë e vet, i cili ishte i pranishëm. I tha i ati: “Dëgjoje Ebu Kasimin”. Djaloshi atëherë e pranoi Islamin. Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem kur doli, tha: *“Falenderimi i qoftë Allahut, i cili e shpëtoi këtë nga zjarri i Xhehenemit”.*[197]

Le të jetë ky morali ynë i stimuluar nga fjalët e mësuesit më të mirë që ka parë historia njerëzore, Muhamedi sal-lallahu alejhi ve sel-lem se si duhet të jemi afër njëri-tjetrit në çdo gjendje dhe situatë.

---

Isa b. Ibrahim el-Hashimi është i dobët, (shih: Mundhiri-u, “Et-Tergib ve`t-Terhib”, nr.5224);

[196] Muslim-i, “Sahih”, kitab es-Selamu, bab 24, nr.2202; Tirmidhi-u, “Sunen”, kitab et-Tibbu, bab 29, nr.2087 dhe thotë se hadithi është Hasenu-Sahih; Ebu Davud-i, “Sunen”, kitab et-Tibbu, bab 19, nr.3891; Ibni Maxheh, “Sunen”, kitab et-Tibbi, bab 36, nr.3522; Malik-u, “Muvetta”, kitab Husnu`l-Huluki, bab teavudhi ve`r-rukjeti minel meredi, nr.1697; Ahmed-i, “Musned”, 26/196, nr.16.268;

[197] Buhari-u, “Sahih”, kitab el-Xhenaizu, bab 79, nr.1356 dhe në “Edeb`ul-Mufred”, nr.524; Ebu Davud-i, “Sunen”, kitab el-Xhenaizu, bab 5, nr.3095; Hakim-i, “Mustedrek”, 1/516, nr.1342 por në fund e ka shtesën: “E kur vdiq, u tha sahabëve: *“Shkoni dhe falnja namazin vëllait tuaj”;* Hakim-i thotë se “ky hadith është sahih sipas kushteve të Muslim-it por ai nuk e ka shënuar”, me këtë pajtohet edhe Dhehebi-u, kështu e shënon edhe Ibni Ebi Shejbeh, “El-Musannef”, 3/35, nr.11.872;

## *HADITHI I NJËQINDENJËZETEGJASHTË (126)*

حَدَّثَنَا يُونُسُ، حَدَّثَنَا لَيْثٌ، عَنْ يَزِيدَ يَعْنِي ابْنَ الْهَادِ، عَنْ عَمْرٍو، عَنِ الْمَقْبُرِيِّ، عَنْ أَبِي هُرَيْرَةَ، قَالَ: سَمِعْتُ رَسُولَ اللهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ، يَقُولُ: " إِنَّ اللهَ عَزَّ وَجَلَّ يَقُولُ: إِنَّ عَبْدِي الْمُؤْمِنَ عِنْدِي بِمَنْزِلَةِ كُلِّ خَيْرٍ، يَحْمَدُنِي وَأَنَا أَنْزِعُ نَفْسَهُ مِنْ بَيْنِ جَنْبَيْهِ "

Transmeton Ebu Hurejre (r.a.) se Pejgmberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Me të vërtetë Allahu xh.sh. thotë:* ***"Pa dyshim se robi Im besimtar tek Unë është sikurse e gjithë mirësia, (saqë) ai me falënderon Mua, ndërsa Unë jam duke ia nxjerrur shpirtin e tij prej shpatullave".***[198]

Këtu shohim vendosmërinë dhe bindjen e një besimtari të sinqertë në Allahun xh.sh., i cili vazhdimisht falënderon Atë dhe vlerëson begatitë e Tij, edhe pse ndoshta është në sprova të mëdha, të cilat nuk mund çdokush t`i përballojë. Ky besimtar ka një pozitë të veçantë te Zoti, sepse për të nuk ka rëndësi bota dhe të mirat e saj, por e gjitha ajo që e preokupon zemrën e tij, është kënaqësia e Zotit dhe falënderimi ndaj Tij.

Njeriu është i paaftë që ta falënderojë Zotin në mënyrën e duhur dhe ashtu siç e meriton Ai, porse paaftësia e jonë për ta shprehur falënderimin tonë ndaj Zotit, tregon për vetëdisimin në begatitë e Tija.

Falënderimi është begati dhe furnizim prej Zotit. Falënderimi i Tij është një begati që nuk i mundësohet çdokujt, por vetëm atyre të cilët janë të sinqertë në besimin e tyre dhe nuk e tradhëtojnë *emanet*-in e Zotit.

Falënderimi është dhuratë e Zotit që nuk i mundësohet çdokujt prej njerëzve. Edhe pse mirësitë e Tija janë të pakufishme dhe nuk mund të numërohen, përsëri numri i atyre të cilët falënderojnë për mirësitë është i

---

[198] Ahmed-i, "Musned", 14/190-191, nr.8492; shejh Shuajb el-Arnauti në verifikim të këtij hadithi, thotë se zinxhiri i këtij hadithi është i mirë dhe se transmetuesit janë të besueshëm; E shënon edhe Bejheki-u në "Shu`abu`l-Iman", vëll.6, fq.279, nr.4175, kurse recenzuesi i kësaj vepre Ahmed Nedeviu thotë se transmetuesit janë të besueshëm;

vogël dhe nuk falënderojnë aq sa duhet. Zoti thotë në Kuran: **“...e nga robërit e Mi, pak janë falënderues”.**[199]

Këtu duhet qartësuar një dilemë dhe të kuptojmë se Zoti nuk është i nevojshëm për falënderimin tonë, pasi Ai është i falenderuar që në përjetësi, por ne kemi nevojë që të shprehim sjelljen dhe edukatën tonë në raport me të mirat që i shfrytëzojmë për çdo ditë. Zoti thotë: **“..kush falënderon, ka falenderuar për veten e tij. Kush refuzon, le ta dijë se Allahu nuk ka nevojë për asgjë. Ai e mertion çdo lloj falënderimi”.**[200]

Allahu xh.sh. premton për falënderuesit, se nëse ata do t`i vlerësojnë mirësitë e shumta, Zoti do t`ua shtojë të mirat dhe do t`u jep edhe gjërat të cilat nuk i kanë pritur. Për këtë, aludon edhe fjala e Allahut xh.sh.**: “Dhe (pëkujtoni) kur Zoti juaj njoftoi bindshëm: “Nëse falënderoni, do t’ua shtojë të mirat, e nëse përbuzni, s’ka dyshim, dënimi Im është i vështirë!”.**[201]

Fjalët tona duhet të jenë të mbushura me falënderim dhe kur të fillojmë ndonjë fjalim para njerëzve, duhet të falënderojmë Zotin. Transmeton Ebu Hurejre r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *“Çdo fjalë që nuk fillon me `el-hamdulilah`, është e gjymtë”.*[202] Pra, falënderojmë Zotin që na dha mundësinë e të folurit, që na dha mundësinë t`u themi diçka njerëzve dhe shumë begati tjera.

Falënderimi shprehet duke e vlerësuar mirësinë dhe duke treguar mirënjohje ndaj Dhuruesit, përmes largimit nga gjërat të cilat Ai nuk i do. Nëse Zoti na ka dhuruar syrin, duhet të jemi falënderues për shikimin që na ka dhënë, për sëmundjet që na ka kursyer dhe të largojmë shikimin prej ndalesave të Tij, gjë që do të ishte një formë e falënderimit ndaj asaj mirësie. Kështu të veprohet me të gjitha mirësitë, e pa dyshim se mirësia më e madhe që na ka dhuruar Zoti është *imani*.

Mirësi është oksigjeni që e marrim përmes frymëmarrjes. Vallë, kemi thënë ndonjëherë *`elhamdulilah`* për ajrin?! Dihet se nëse Zoti do ta kishte shtuar sasinë e oksigjenit në ajër, do të digjej gjithçka, e nëse do të ishte më pak, atëherë do të vdiste çdo gjallesë prej mungesës së ajrit. Kështu duhet të jemi

---

[199] Kurani, Sebe`, 13;
[200] Kurani, Lukman, 12;
[201] IKurani, brahim, 7;
[202] Ebu Davud-i, “Sunen”, kitab el-Edebi, bab 18, nr.4840;

falënderues edhe për këtë mirësi kaq madhore. Mirësi është edhe siguria. Vallë, si është gjendja e njerëzve kur ndodh ndonjë tërmet?! Të gjithë janë të trishtuar dhe të hutuar, e sikur kjo gjendje të ndodhte çdo ditë, si do të ishte jeta e njerëzve në tokë?!

Mirësi, është edhe fëmija i dëgjueshëm dhe gruaja e sjellshme. Sa njerëz nuk kanë qetësi në shtëpitë e tyre dhe vuajnë nga stresi dhe depresioni?!. Për të gjitha këto dhe miliona gjëra tjera që nuk mund t`i numërojmë duhet të themi `*el-hamdulilah*`.

Duhet të shprehim falënderimin edhe duke i treguar ato. A nuk kemi parë se njeriu në këtë botë, kur merr ndonjë dhuratë prej ndonjë shoku apo të dashuri, e falënderon dhuruesin dhe pastaj lavdërohet para të tjerëve me atë dhuratë?! Edhe besimtari, duhet të krenohet dhe të jetë falënderues ndaj Zotit, duke folur për të dhe duke nxitur edhe të tjerët të jenë falënderues për atë që posedojnë. Zoti thotë në Kuran: **"E me të mirat që t`i dha Zoti yt, trego".**[203] Nëse Zoti të ka begatuar me një post, duhet të jesh falënderues dhe jo vetëm të shprehet me gojë, por duhet që njerëzit ta shohin mirësinë e atij posti, duke ua larguar njerëzve brengat, duke iu bërë mirë dhe duke i ndihmuar.

Duhet të jemi të kujdesshëm që mos të shërbejë dhurata dhe mirësia e Tij për të kryer mëkate dhe veprime që shkaktojnë hidhërimin e Zotit. Nëse Zoti na ka dhuruar pasuri, duhet të jemi të kujdesshëm që mos e harxhojmë pasurinë në haram, por ta harxhojmë në nevojat tona dhe në adhurime. Nëse Zoti na ka dhuruar shëndet, mos e shkatërrojmë atë me alkool, duhan dhe ushqime të cilat i ka ndaluar Zoti. Siç edhe thotë Zoti: **"...mos u bën prej atyre që nuk kanë kujdes".**[204]

Mos harrojmë se edhe mospërgjigja në lutjen tonë nga ana e Zotit është dhunti dhe mirësi. Ne shpesh kërkojmë dhe lutemi për gjëra, që nëse do t`i kishim pasur, do të ishin në dëmin tonë. Zoti thotë**: "..ndoshta e urreni një gjë, por ajo është më mirë për ju, e ndoshta ju doni diçka, por ajo është në dëmin tuaj, Allahu e din e ju nuk e dini".**[205]

Njeriu ndoshta kërkon që të ketë fëmijë, por Zoti e din më mirë se a duhet të keshë apo jo? Ndoshta fëmija mund të jetë shkak për devijimin tënd, mund

[203] Kurani, Duha, 11;
[204] Kurani, A`raf, 205;
[205] Kurani, Bekare, 216;

të bëhet shkak që të vjedhësh për ta ushqyer, mund të bëhet shkak për probleme të shumta me njerëzit e shumë e shumë dëme të tjera.

Njeriu ankohet vazhdimisht kur i mungon ndonjë e mirë dhe harron të falënderojë për mirësitë tjera që e rrethojnë. Këtë më shumë e përforcon ajeti kuranor ku thuhet: **“Është e vërtetë se njeriu është i prirur të jetë i padurueshëm. Pasi kur e godet ndonjë e keqe, ai ankohet së tepërmi. Ndërkaq, kur e gjen e mira, ai bëhet tepër koprac. Përveç atyre që falen”.**[206]

Si dhe *ajet*-i tjerër: **“Ka nga njerëzit që adhurojnë Allahun me mëdyshje (luhatshëm) nëse e godet ndonjë e mirë ai qetësohet me të, po nëse e godet ndonjë e pamëndshme, ai kthehet në fytyrën e vet të vërtetë (të mëparshme), ai e ka humbur këtë dhe jetën tjetër e ky është ai dështimi i qartë”.**[207] Po ashtu thotë: **“E njeriu kur sprovohet nga Zoti, e nderon dhe e begaton, ai thotë: “Zoti më ka nderuar”. Por kur e sprovon duke iu pakësuar furnizimin, ai thotë: “Zoti im më ka nënçmuar”.**[208]

Pra, gjëja më e vlefshme që mund t`i dhurohet njeriut, është falënderimi. Transmeton Suhejb er-Rumi r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *“Është e çuditshme çështja e besimtarit, sepse puna e tij është e tëra mirësi, e kjo nuk është për askë tjetër përpos se për besimtarin. Nëse e godet e mira, ai falenderon e kjo është në dobinë e tij, e nëse e godet ndonjë e keqe, ai duron, edhe kjo është në dobinë e tij”.*[209]

Po ashtu, transmeton Theubani r.a. se kanë qenë në një udhëtim me Pejgamberin sal-lallahu alejhi ve sel-lem, e kur ka zbritur ajeti që flet për zekatin e arit dhe argjendit[210] ata pyetën: “Sikur ta dinim se cila pasuri është më e mira?” Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem tha: *“(Pasuria) më e mirë është gjuha që bën dhikër, zemra që falënderon dhe një grua e devotshme që e ndihmon burrin e saj në besim”.*[211]

---

[206] Kurani, Mearixh, 19-22;
[207] Kurani, Haxh, 11;
[208] Kurani, Fexhër, 15-16;
[209] Muslim-i, “Sahih”, kitab ez-Zuhdu ve`r-Rikak, bab el-Mu`minu emruhu kul-luhu hajrun (13), nr.2999; Ahmedi, “Musned”, 31/264, nr.18.934;
[210] Kurani, Teube, 34;
[211] Tirmidhi-u, “Sunen”, kitab Tefsir, bab sure Teube, nr.3105 dhe thotë se hadithi është Hasen; Ibni Maxheh, “Sunen”, kitab en-Nikahi, bab efdalu`n-nisa, nr.1856; Busiri-u në “Zevaid” për zinxhirin e hadithit që e shënon Ibni Maxhe, thotë se në të gjendet Abdullah b.

Pra, kur të kemi pasuri, duhet të falënderojmë dhe të japim sa kemi mundësi, e kur nuk kemi gjë, përsëri të jemi falënderues dhe të durojmë sprovën e dërguar nga Zoti. Të falënderosh për mirësinë, është e barabartë sikur edhe vet mirësia që të është dhuruar.

---

Amër b. Murre, të cilin Nesai-u e ka konsideruar të dobët, kurse Hakim-i dhe Ibni Hiban-i kanë thënë se është i besueshëm, ndërsa Ibni Meini thotë se nuk ka të keqe tek ai.

## HADITHI I NJËQINDENJËZETESHTATË (127)

حَدَّثَنَا مُسَدَّدٌ، وَأَبُو بَكْرِ بْنُ أَبِي شَيْبَةَ، قَالَا: حَدَّثَنَا سُفْيَانُ، عَنِ الزُّهْرِيِّ، عَنْ أَبِي سَلَمَةَ، عَنْ عَبْدِ الرَّحْمَنِ بْنِ عَوْفٍ، قَالَ: سَمِعْتُ رَسُولَ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ يَقُولُ: " قَالَ اللَّهُ: أَنَا الرَّحْمَنُ وَهِيَ الرَّحِمُ، شَقَقْتُ لَهَا اسْمًا مِنَ اسْمِي، مَنْ وَصَلَهَا وَصَلْتُهُ، وَمَنْ قَطَعَهَا بَتَتُّهُ ".

Transmeton Abdurahman b. Aufi (r.a.) i cili thotë: “E kam dëgjuar Pejgamberin sal-lallahu alejhi ve sel-lem i cili ka thënë: *“Allahu xh.sh. thotë:* ***“Unë jam i Gjithëmëshirshmi (Rahmani), Unë kam krijuar lidhjen farefisnore, emri i të cilit rrjedh nga Emri Im. Kushdo që i mban lidhjet me të afërmit e tij, edhe Unë do t`i mbaj lidhjet me të dhe kush i shkëput lidhjet me ta, edhe Unë do t`i shkëpus lidhet me të”.***[212]

Marrëdhëniet farefisnore bëjnë pjesë në gjërat më të rëndësishme për të cilat urdhëron Allahu xh.sh. Shkatërrimi i marrëdhënieve farefisnore është gjëja e cila prish barazpeshën shoqërore dhe familjare. Mbajtja e lidhjeve farefisnore është detyrë e çdo besimtari, ndërsa prishja e tyre, tregon për karakterin e ulët dhe vetanak të individit. Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem na tregoi në shumë thënie të tij, se mbajtja e lidhjeve farefsinore, është e rëndësishme si për në këtë botë, ashtu edhe për botën tjetër.

Fjala *Rahëm* nënkupton mitrën e nënës. Porse, rrënja e kësaj fjalie, buron nga i njëjti burim prej së cilës buron edhe Emri i bukur i Allahut, *Er-Rahman* (i Gjithëmëshirshmi), i cili është i Mëshirshëm ndaj të gjitha krijesave në këtë botë. Emri *Er-Rahman* është emër i cili përmendet çdoherë kur fillojmë leximin e ndonjë *sure*-je, në të cilën shkruan *Bismil-lahi`r-*

---

[212] Ebu Davud-i, “Sunen”, kitab ez-Zekati, bab sileti`r-Rahimi, nr.1694; Tirmidhi-u, “Sunen”, kitab Birr ve`s-Silet, bab ma xhae fi kati`ati`r-rahimi, nr.1914 dhe thotë se ky hadith është Sahih; Ahmed-i, “Musned”, 3/198, nr.1659; Buhari-u, “Edebu`l-Mufred”, nr.53; etj. Hakimi, “El-Mustedrek”, 4/173, nr.7265 dhe thotë se hadithi është Sahih sipas kushteve të Muslim-it, por ai nuk e ka shënuar; Shejh Shuajb el-Arnauti në verifikim të Musnedit të Ahmed-it, për këtë hadith thotë se është Sahih li gajrihi, transmetuesit janë të besueshëm, që gjenden në dy Sahihet, përpos Abdullah b. Karidh..;

*Rahmani`r-Rahim* (Në emër të Allahut të Gjithmëshirshmit, Mëshiruesit). Po ashtu, në Kuran, Zoti e përmendi të barabartë si emrin Allah, si emrin *Rahman*. Thuhet në Kuran: **"Thuaj: Thirrni Allah ose thirrni Er-Rahman, me cilindo që ta thërrisni, emrat e Tij janë më të bukurit...".[213]** Në bazë të kësaj, kuptojmë se askush nuk guxon të emërtohet me këto dy emra apo të thirret në këto dy cilësi.

Kurse më pas, tregon se Zoti është Ai që ka krijuar raportet farefisnore, ndërsa kjo afërsi është ajo që vjen prej lidhjes familjare qoftë nga babai apo nga nëna. Pra, emrin e lidhjes farefisnore *Er-Rahëm*, e ka nxjerrë prej Emrit të Allahut *Er-Rahman.*

Zoti e përmendi në Kuran lidhjen faresinore dhe urdhëroi që ajo të mbahet. Zoti thotë në Kuran: **"...Dhe kinie frikë Allahun që me emrin e Tij përbetoheni, ruajeni farefisnin se Allahu është mbikqyrës mbi ju".[214]** Komentuesit e Kuranit thonë se njerëzit janë betuar në emër të Allahut dhe të familjes, si dhe në emër të tyre kanë kërkuar.[215] Kurse, disa komentues kanë thënë se ajeti ka për qëllim t`u thotë njerëzve, keni kujdes dhe kini frikë Allahun që mos i shkëputni raportet farefisnore. Kjo përcillet prej Ibni Abasit r.a., Muxhahidit, Dahakut, Katades, etj.[216]

Ngjashëm me këtë *ajet*, është edhe ajeti: **"Dhe ata që e mbajnë lidhjen për të cilën Allahu ka urdhëruar të mbahet, që frikësohen nga Zoti i tyre dhe nga llogaria e rëndë e përgjegjësisë".[217]** Taberi-u në koment të këtij *ajeti*, thotë se ka për qëllim ata që ka urdhëruar Zoti prej lidhjeve farefisnore që të mbahen, andaj mos i prishni ato. Si dhe thotë se vazhdimi i *ajet*-it nënkupton ata që kanë frikë Allahun që të mos i prishin lidhjet farefsinore.[218]

Zoti na tregon se mbajtja e lidhjeve farefisnore, është prej veprave që të shtojnë begatitë e jetës, të zgjasin jetën në kuptim të mirësive, rritet *rrisku*, futet dashuria në zemrat e njerëzve, shtohen kujtimet e mira dhe gjëra tjera të lavdishme.

---

[213] Kurani, Isra, 110;
[214] Kurani, Nisa, 1;
[215] shih: Taberi-u, "Xhami`ul-Bejan fi Te`vili`l-Kuran", vëll.6, fq.344-345;
[216] Po aty, vëll.6, fq.346-348;
[217] Kurani, Rra`d, 21;
[218] Taberi-u, po aty, vëll.13, fq.508;

Transmeton Ebu Hurejre r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *“Kush dëshiron që t`i shtohet furnizimi dhe t`i zgjatet jeta, atëherë le të kujdeset dhe le t`i mbajë lidhjet farefisnore”.*[219]

Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem po ashtu e ndërlidhi ngushtë respektin ndaj të afërmve me çështjen e besimit, saqë në hadithin që e transmeton Ebu Hurejre r.a. Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem tha: *“Kush beson Allahun dhe Ditën e Fundit, le ta nderojë mysafirin, kush beson Allahun dhe Ditën e Fundit le t`i vizitojë të afërmit dhe kush beson Allahun dhe Ditën e Fundit le të flasë mirë, ose le të heshtë”.*[220]

Mbajtja e raporteve familjare dhe farefisnore, është edhe prej veprave që besimtarit mysliman i mundëson arritjen e Xhenetit. Këtë e dëshmon edhe transmetimi që e përcjellë Ebu Ejub el-Ensariju r.a. se një njeri e pyeti Pejgamberin sal-lallahu alejhi ve sel-lem duke i thënë: “Më trego për një vepër, e cila do më dërgoj në Xhenet?” Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem i tha: *“Adhuro Allahun dhe mos i përshkruaj Atij ortak, fale namazin, jepe zekatin dhe mbaji raportet farefisnore”.*[221]

Si dhe transmetimi tjetër nga Ebu Hurejre r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *“Përhape selamin (përhape paqen), jep ushqim, mba lidhjet familjare, falu kur njerëzit flenë, do të hysh në Xhenet me selam”.*[222]

Kurse e kundërta e kësaj, është ndalimi i Xhenetit për atë i cili i shkëput lidhjet familjare, ku edhe kjo dëshmohet me *hadith*-in që e transmeton Xhubejr b. Mut`im-i r.a. se e ka dëgjuar Pejgamberin sal-lallahu alejhi ve sel-lem duke thënë: *“Ai që i prish lidhjet me të afërmit, nuk do të hyjë në Xhenet”.*[223]

---

[219] Buhari-u, “Sahih”, kitab el-Edebu, bab 12, nr.5985; Muslim-i, “Sahih”, kitab el-Birru ve`s-siletu ve`l-adabu, bab 6, nr.2557; Tirmidhi-u, “Sunen”, nr.1979; Ahmedi, “Musned”, 14/456, nr.8868;

[220] Buhari-u, “Sahih”, kitab el-Edebu, bab 85, nr.6138; Muslim-i, “Sahih”, kitab el-Imanu, bab 19, nr.47; etj.

[221] Buhari-u, “Sahih”, kitab el-Edebu, bab 10, nr.5982-83; Muslim-i, “Sahih”, kitab el-Imanu, bab 4, nr.13; etj.

[222] Ahmed-i, “Musned”, 14/49, nr.8295; etj.

[223] Buhari-u, “Sahih”, kitab el-Edebu, bab 11, nr.5984; Muslim-i, “Sahih”, kitab el-Birru ve`s-siletu ve`l-adabu, bab 6, nr.2556; etj.

Kjo tregon se vepra është shumë e rëndësishme, pasi është prej veprave që na mundëson Xhenetin nëse e realizojmë me sukses, kurse na dërgon në Xhehenem nëse nuk e realizojmë siç kërkohet prej nesh. Po ashtu, kjo është edhe prej veprave të para në të cilat thirri Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem.

Këtë kuptim të këtij *hadith-i* më qartë e dëshmon edhe tregimi i një *sahab*-iut, i cili tregon për kohën kur rreth Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem ishin vetëm Ebu Bekri r.a. dhe Bilali r.a. Transmeton Amër b. Abese es-Sulejmiju r.a. i cili thotë: “Në periudhën e injorancës, unë i shihja njerëzit se janë në devijim dhe se nuk janë në asgjë (të sigurtë), ata adhuronin idhujt, ndërsa unë dëgjova për një njeri në Meke, i cili tregonte ngjarje, unë e mora kafshën time dhe shkova tek ai, të cilin e gjeta duke u fshehur prej njerëzve në Meke dhe i thashë: “Çka je ti?” Ai tha: *“Unë jam pejgamber”.* Unë i thash: “Çka është pejgamber?” Ai tha: *“Më ka dërguar Allahu”.* Unë i thashë: “Me çka të ka dërguar?” Ai më tha: *“Më ka dërguar për mbajtjen e raporteve farefisnore, që t`i thyej idhujt, të besoj vetëm një Zot dhe të mos i bëj asgjë ortak Atij...”.*[224]

Ngjashëm edhe Ebu Sufjani kur shkoi te mbreti Herakli, ndërsa ai e pyeti se për çka urdhëron Muhamedi sal-lallahu alejhi ve sel-lem, Ebu Sufjani në mes tjerash, i tregoi se thërret në mbajtjen e lidhjeve familjare. Transmeton Ibni Abasi r.a. se Ebu Sufjani e ka lajmëruar atë se Herakliu e ka pyetur: “Për çka ju urdhëron ai (pra, Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem)?” Ai i ka thënë: “Urdhëron për namaz, për *sadaka*, për falje dhe për mbajtjen e lidhjeve farefisnore”.[225]

Njeriu duhet të mbajë raportet familjare dhe t`u jep përparësi atyre ndaj çdokujt tjetër. Gjithsesi edhe tek të afërmit, ka prej tyre të cilët janë me më shumë prioritet se disa të tjerë. Këtë na e vërteton hadithi, të cilin e transmeton Muavije b. Hajde r.a. se e ka pyetur Pejgamberin sal-lallahu alejhi ve sel-lem: “O i Dërguari i Allahut, kush ka përparësi që t`i bëj mirë?” Ai tha: *“Nëna yte, pastaj nëna yte, përsëri nëna yte, e më pas babai yt. Kurse pas tyre, atyre që i ke më afër (akraba) dhe ata që vijnë pas tyre...”.*[226]

---

[224] Muslim-i, “Sahih”, kitab el-Mesaxhidu ve mevadiu`s-Salat, bab Islamu Amër b. Abase, nr.832; etj.

[225] Buhari-u, “Sahih”, kitab el-Edebu, bab 7, nr.5980; Muslim-i, “Sahih”, kitab el-Xhihadu ve`s-Sijeru, bab 26, nr.1773; etj.

[226] Ebu Davud-i, “Sunen”, kitab el-Edebi, bab fi birri`l-validejni, nr.5139; Tirmidhi-u, “Sunen”, kitab Birr ve`s-Sileti, bab ma xhae fi birri`l-validejni, nr.1897; etj.

Besimtari duhet të ketë interesim për familjen e tij dhe të njoh të afërmit, e jo të mbahet vetëm me rrethin e tij më të ngushtë, apo vetëm me ata të cilët ka raporte më të mira. Mbajtja e raporteve me ata që janë të largët është vepër shumë e pëlqyer dhe e madhe, veçmas nëse *nijet*-i është i pastër dhe i sinqertë. Transmeton Ebu Hurejre r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Mësoni farefisin tuaj, që t`i mbani lidhjet me të afërmit, sepse mbajtja e lidhjeve farefisnore, krijon dashuri në familje, sjell pasuri dhe zgjat jetën".*[227] Për këtë kanë kujdes vetëm ata besimtarë që dëshirojnë arritjen e shkallëve të larta tek Allahu xh.sh.

Po ashtu, vizita e farefisit nuk duhet të jetë në bazë të shkëmbimit të vizitave, si përshembull të thotë se `unë e vizitova një herë, tash duhet ai të vijë, sepse kështu është radha`. Kjo nuk është peshorja e një besimtari të vërtetë, i cili e kupton rëndësinë e kësaj teme. Lidhja e vërtetë farefisnore duhet të ndërtohet në parimin e kërkimit të kënaqësisë së Allahut xh.sh. Transmeton Abdullah b. Amri r.a. se Pejgamberi salallahu alejhi ve selem ka thënë: *"Nuk është lidhës i marrëdhënieve farefisnore ai që i kthen (vizitat), por është ai që mban lidhjet e mira farefisnore me ata të afërm që e kanë ndërprerë lidhjen me të".*[228]

Pas kësaj, dikush mund të thotë se vizitat e tilla nuk kanë ndonjë dobi, sepse nëse njëri dëshiron të mbajë raportet, kurse tjetri do t`i shkëput, atëherë është sikur dëshiron të imponohesh me dhunë në këtë mes! Por, kjo nuk është e saktë, sepse nëse të dy palët i ndërprejnë lidhjet, atëherë shuhen të gjitha gjasat për t`u rimëkëmbur përsëri ato lidhje. Zoti është në përkrahje të atij personi i cili insiston t`i mbajë këto lidhje të gjalla.

Transmeton Ebu Hurejre r.a. se një njeri erdhi te Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem dhe tha: "O i Dërguari i Allahut! Unë i kam të afërmit e mi, i vizitoj e ata nuk më vizitojnë, u bëj mirë e ata më bëjnë keq, jam i butë dhe dhembshëm me ta, kurse ata më injorojnë?!". Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem i tha: *"Nëse je ashtu sikur që thua, atëherë sikur u jep për të ngrënë rërë të nxehtë (për shkak të mëkatit që bëjnë ndaj teje), ndërsa me ty*

---

227 Tirmidhi-u, "Sunen", kitab Birr ve`s-Silet, bab ma xhae fi ta`limi`n-nesebi, nr.1986 dhe thotë se ky hadith është Garib përmes kësaj rruge; Buhari-u, "Edebu`l-Mufred", nr.72-73 përmes Umer b. Hattabit r.a. dhe Ibni Abasit r.a.;

228 Buhari-u, "Sahih", kitab el-Edebu, bab 15, nr.5991; Ebu Davud-i, "Sunen", kitab ez-Zekati, bab fi sileti`r-rahim (45), nr.1697; Tirmidhi-u, "Sunen", kitab Birr ve`s-Silet, bab 10, nr.1915 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Sahih;

*vazhdimisht do të jetë një përkrahës nga Allahu që do të mbrojë nga dëmet e tyre dhe do të mbështet kundër tyre”.*[229]

*Hadith*-i na mëson se nuk është zgjidhje ndërprerja e lidhjeve farefisnore dhe kthimi i urrejtjes me urrejtje. Kthimi i të keqes me të mirë ndikon shumë në palën tjetër, duke i bërë të turpërohen dhe të shndërrohen në njerëz të mirë dhe të dashur. Allahu xh.sh. thotë: **“Të keqen ktheje me të mirë, e atëherë armiku yt do të bëhet menjëherë mik i ngushtë”.**[230]

Kështu edhe Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem u urdhërua në fillim, që thirrjen e vet ta drejtojë tek të afërmit e tijë, që armiqësinë e tyre ta kthejë në dashuri. Zoti i tha në Kuran: **“Paralajmëroje farefisin tënd më të afërm”.**[231]

Po edhe nëse nuk jemi të dëshiruar tek ta, nuk duhet hequr dorë prej tyre tërësisht. Edhe nëse ata janë jomysliman, ne detyrohemi të mbajmë raporte të mira shoqërore.

Transmeton Esmaja bija e Ebu Bekrit r.a.h. e cila thotë se nëna e saj ka dashur të mbajë lidhjet familjare me të dhe ajo e ka pyetur Pejgamberin sal-lallahu alejhi ve sel-lem për këtë çështje, se a duhet të mbajë lidhjet me të (edhe pse nëna e saj nuk ka qenë myslimane), Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem i tha: *“Po”*. Ibni Ujejne thotë: “Për shkak kësaj, Allahu e zbriti *ajet*-in: **“Allahu nuk ju ndalon (të silleni mirë) ndaj atyre të cilët nuk ju luftojnë për fenë tuaj..”.**[232]

Njeriu do të fitojë shpërblimin më shpejt, për të mirën që e bën ndaj të afërmive të tijë, kurse edhe ndëshkimi më i shpejtë, do të vijë prej shkëputjes së raporteve familjare. Transmeton Ebu Bekri r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *“Nuk ka mëkat i cili e shpejton dënimin ndaj kryerësit të saj në këtë botë dhe në botën tjetër, sesa dhuna dhe shkëputja e lidhjeve farefsinore”.*[233]

---

[229] Muslim-i, “Sahih”, kitab el-Birru ve`s-siletu ve`l-adabu, bab 6, nr.2558; Ahmedi, “Musned”, 13/372, nr.7992;
[230] Kurani, Fusilet, 34;
[231] Kurani, Esh-Shuara, 214;
[232] Buhari-u, “Sahih”, kitab el-Edebu, bab 7, nr.5978; Muslim-i, “Sahih”, kitab ez-Zekatu, bab 14, nr.1003; etj.
[233] Tirmidhi-u, “Sunen”, kitab edh-Dhikru ve`d-Duau ve`t-Teubetu ve`l-istigfaru,bab 57, nr.2519 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Sahih; Ebu Davud-i, “Sunen”, kitab el-Edebi, bab 51, nr.4902; Ibni Maxheh, “Sunen”, kitab ez-Zuhdi, bab 23, nr.4211;

Njeriu duhet të kujdeset për të afërmit e tij, t`i vizitojë, e nëse nuk mundet t`i vizitojë shkaku i largësisë apo angazhimit, së paku t`u telefonojë atyre apo t`u shkruaj kohë pas kohe. Edhe një përshëndetje e tyre me *selam* do të konsiderohet si mbajtje e lidhjeve dhe raporteve familjare.

Këto gjëra janë faktorë i mbarëvajtjes së lidhjeve farefisnore, që mbjellin dashurinë dhe i kujtojnë njëri-tjetrit për kujdesin që duhet të kenë, veçmas në festat që, shumë herë dinë të krijojnë mjedis gëzimi dhe kënaqësie.

Pra, nëse i mban lidhjet me familjen, edhe Zoti do t`i mbajë lidhjet me ty, e nëse ti nuk i mban lidhjet me familjen, edhe Zoti nuk i mbanë lidhjet me ty. Mëshira e Tij është mbi atë që mban lidhjet farefisnore.

## *HADITHI I NJËQINDENJËZETETETË (128)*

**حَدَّثَنِي بِشْرُ بْنُ مُحَمَّدٍ، أَخْبَرَنَا عَبْدُ اللَّهِ، أَخْبَرَنَا مُعَاوِيَةُ بْنُ أَبِي مُزَرِّدٍ، قَالَ: سَمِعْتُ عَمِّي سَعِيدَ بْنَ يَسَارٍ، يُحَدِّثُ، عَنْ أَبِي هُرَيْرَةَ، عَنِ النَّبِيِّ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ قَالَ: " إِنَّ اللَّهَ خَلَقَ الخَلْقَ، حَتَّى إِذَا فَرَغَ مِنْ خَلْقِهِ، قَالَتِ الرَّحِمُ: هَذَا مَقَامُ العَائِذِ بِكَ مِنَ القَطِيعَةِ، قَالَ: نَعَمْ، أَمَا تَرْضَيْنَ أَنْ أَصِلَ مَنْ وَصَلَكِ، وَأَقْطَعَ مَنْ قَطَعَكِ؟ قَالَتْ: بَلَى يَا رَبِّ، قَالَ: فَهُوَ لَكِ " قَالَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: " فَاقْرَءُوا إِنْ شِئْتُمْ: {فَهَلْ عَسَيْتُمْ إِنْ تَوَلَّيْتُمْ أَنْ تُفْسِدُوا فِي الأَرْضِ وَتُقَطِّعُوا أَرْحَامَكُمْ} [محمد: 22] "**

Transmeton Ebu Hurejre (r.a.) se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: “*Allahu i Madhërishëm i krijoi krijesat dhe pasi përfundoi krijimin e tyre, afërsia familjare tha: “Ky është vendi i mbrojtësit te Ti nga shkatërrimi”. Allahu xh.sh. tha:* ***“A je i kënaqur që ta lë në mirëqenie atë që me ty i mban lidhjet, ndërsa T`i ndërprej lidhjet me atë që i ndërpret lidhjet me ty?!”*** *Afërsia tha: “Po, gjithsesi o Zot”. (Ai) tha:* ***“Kjo është pra për ty”.*** *Atëherë, Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem tha: “Lexoni po të doni këto ajete:* **“Nëse ju i ktheni shpinën besimit, atëherë do të bënit ngatërresa në tokë dhe do t`i shkatërronit lidhjet farefisnore”**.[234]

Më herët, sollëm disa vlera dhe rregulla që ngërthehen në ajetet dhe *hadith*-et që flasin për mbajtjen e lidhjeve familjare dhe farefisnore, kurse në këtë temë, do të ndërlidhim edhe një transmetim tjetër, i cili është tekstualisht i përafërt me *hadith*-in *kudsij* që e kemi në shqyrtim. Transmeton Aishja r.a.h. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *“Lidhja farefisnore është e varur për Arshi dhe thotë: “Kush lidhet me mua, edhe Allahu lidhet*

[234] Kurani, Muhamed, 22-23; kurse hadithin kudsij e shënon Buhari-u, në “Sahih”, kitab el-Edebu, bab 13, nr.5987; Muslim-i, “Sahih”, kitab el-Birru ve`s-siletu ve`l-adabu, bab 6, nr.2554; Ahmedi, “Musned”, 14/103, nr.8367;

*me të, kush i shkëput raportet me mua, edhe Allahu i shkëput raportet me të”.*[235]

Imam Neveviu në koment të këtij *hadithi kudsi*, thotë: “Kadi Ijadi thotë: “Nuk ka divergjenca për sa i përket asaj se mbajtja e raporteve farefisnore është vaxhib, kurse shkëputja e saj është mëkat i madh...”.[236]

Njeriu të afërmit të tij, duhet t`i japë përparësi edhe në dhënien e *sadaka*-së ndaj të tjerëve, sepse kjo përpos që i konsiderohet lëmoshë, i konsiderohet edhe mbajtje e lidhjeve farefisnore. Transmeton Selman b. Amiri r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *“Me të vërtetë, lëmosha e dhënë ndaj një të varfëri është sadaka, kurse lëmosha që i jep një të afërmi konsiderohet si dy lëmosha. Njëra si sadaka dhe tjetra si mbajtje e lidhjeve farefisnore”.*[237]

Këtu kuptojmë se nëse i jep një ndihmë një të afërmi, ke dy shpërblime, njërin shpërblim shkaku i dhënies së sadakasë, kurse shpërblimin tjetër, shkaku i mbajtjes së lidhjeve farefisnore.

Pra, nëse mbajmë lidhjet familjare, do jemi në rrugën e cila shpije në Xhenet, e nëse i ndërpresim lidhjet tona me të afërmit, do të jemi në rrugën e mëkateve dhe devijimeve.

---

[235] Buhari-u, “Sahih”, kitab el-Edebu, bab 13, nr.5989; Muslim-i, “Sahih”, kitab el-Birru ve`s-siletu ve`l-adabu, bab 6, nr.2555; Ahmedi, “Musned”, 40/392, nr.24.336;

[236] Nevevi-u, “Sherh Sahih Muslim”, vëll.5, fq.420-421;

[237] Nesai-u, “Sunen”, kitab ez-Zekati, bab es-sadakatu ale`l-ekarib (82), nr.2583; Tirmidhi-u, “Sunen”, kitab ez-Zekati, bab ma xhae fi`s-sadakati ala dhi`l-kerabeti (26), nr.658 dhe thotë se hadithi është Hasen; Ibni Maxheh, “Sunen”, kitab ez-Zekati, bab fadlu`s-sadaka (28), nr.1844;

## HADITHI I NJËQINDENJËZETENËNTË (129)

حَدَّثَنَا عَبْدُ الرَّزَّاقِ، أَخْبَرَنَا مَعْمَرٌ، عَنْ سُهَيْلِ بْنِ أَبِي صَالِحٍ، عَنْ أَبِيهِ، عَنْ أَبِي هُرَيْرَةَ، قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: " تُفْتَحُ أَبْوَابُ الْجَنَّةِ فِي كُلِّ اثْنَيْنِ وَخَمِيسٍ – قَالَ مَعْمَرٌ: وَقَالَ غَيْرُ سُهَيْلٍ – وَتُعْرَضُ الْأَعْمَالُ فِي كُلِّ اثْنَيْنِ وَخَمِيسٍ، فَيَغْفِرُ اللهُ عَزَّ وَجَلَّ لِكُلِّ عَبْدٍ لَا يُشْرِكُ بِهِ شَيْئًا، إِلَّا الْمُتَشَاحِنَيْنِ، يَقُولُ اللهُ لِلْمَلَائِكَةِ: ذَرُوهُمَا حَتَّى يَصْطَلِحَا ".

Transmeton Ebu Hurejre (r.a.) se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *“Dyert e Xhenetit hapen çdo të hëne dhe të enjte (*Ma`meri thotë: “Të tjerë përpos Suhejlit thonë se teksti është): *Paraqiten veprat (e njerëzve) çdo të hënë dhe të enjte, kurse Allahu (xh.sh.) ia fal çdo robit i cili nuk i ka përshkruar ortak diçka Atij, përpos atyre që janë të hidhëruar mes vete, Allahu u thotë melekëve:* ***“Lini ata, derisa të pajtohen”.***[238]

Hapja e dyerve të Xhenetit, nënkupton përhapjen e Mëshirës së Zotit mbi robërit e Tij dhe nënkupton se ato vepra të mira të cilat i kryen robi, janë rruga që do e dërgojnë në Xhenet. Këto dy ditë, janë prej atyre ditëve kur te Zoti pranohen veprat, andaj besimtari duhet shfaqur kujdes që në këto dy ditë, të kryejë sa më shumë vepra të mira. Mu për këtë arsye, Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem i agjëronte vazhdimisht këto dy ditë.

Transmeton Ebu Hurejre r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem agjëronte të hënën dhe të enjten. I thanë: “O i Dërguari i Allahut! Ti po

---

[238] Ahmed-i, “Musned”, 13/77, nr.7639; me ndryshime të vogla në tekst, përcillet edhe nga Muslim-i, “Sahih”, kitab el-Birru ve`s-siletu ve`l-adabu, bab nehju ani`sh-shehnai vet-tehaxhuri, nr.2565; Ebu Davud-i, “Sunen”, kitab el-Edebi, bab fimen jehxhuru ehahul muslime, nr.4916; Tirmidhi-u, “Sunen”, kitab Birr ve`s-Silet, bab 76, nr.2030 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Sahih; Malik-u, “Muvetta”, kitab Husnu`l-Huluk, bab ma xhae fil muhaxhere, nr.1629-1630; shejh Shuajb el-Arnauti në verifikim të këtij hadithi në Musnedin e Ahmed-it, thotë se është me zinxhir Sahih sipas kushteve të Muslim-it, transmetuesit janë të besueshëm, transmetues që gjenden në dy Sahihet, përpos Suhejl b. Ebi Salih, prej të cilit transmeton vetëm Muslim-i...;

agjëron të hënën dhe të enjten?” Ai tha: “*Me të vërtetë, ditën e hënë dhe të enjte Allahu i fal të gjithë myslimanët, përveç atyre të hidhëruarve mes vete. Thotë për to:* ***“Lini ata, derisa të pajtohen”.***[239]

Nga ky *hadith* madhështorë, kuptojmë se Allahu xh.sh. posedon Mëshirë të pakufishme dhe sa i Mëshirshëm është ndaj robërve të Tij, saqë ua fal mëkatet të gjithë njerëzve pa përjashtim, përpos dy kategorive të cilat i përjashton teksti. I pari është personi i cili i përshkruan ortak Zotit dhe beson ndonjë idhull, por përpos këtij personi, Zoti e vonon faljen edhe për dy persona të cilët janë hidhëruar në mes tyre dhe nuk flasin. Për këta, Zoti urdhëron që ta shtyejnë faljen gjersa të pajtohen, e kur të pajtohen, atëherë ata do t`i përfshijë falja.

Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem na mësoi që të mos mbajmë hidhërim në mes nesh më tepër se tri ditë, sepse kështu fillojnë të ftohen raportet ndërnjerëzore dhe largohen zemrat e tyre, por duhet bërë i guximshëm dhe falës dhe duke e përshëndetur i pari me *selam*, pasi ai është më i miri në mes tyre.

Transmeton Ebu Ejub el-Ensariu r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *“Nuk i lejohet myslimanit të mbajë hidhërim me vëllanë e tij më gjatë se tre ditë, e nëse e takon le ta përshëndesë, e më i miri prej tyre është ai i cili i pari fillon me selam”.*[240]

Transmeton Ebu Hurejre r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *“Nuk i lejohet muslimanit që të mos i flet muslimanit, më tepër se tre ditë. E pasi të kalojnë tre ditë, duhet të shkojë ta takojë dhe ta përshëndesë me selam. Nëse ia kthen selamin, do të jenë të barabartë në shpërblim. E nëse nuk ia kthen, do ta mbajë ai mëkatin. Kurse ai që e ka përshëndetur i pari, është i shkarkuar nga mëkati”.*[241]

Për mëkatin e madh të hidhërimit, flet edhe *hadith*-i tjetër nga Ebu Hurejre r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *“Nuk i lejohet myslimanit të mbajë hidhërim me vëllanë e tij më gjatë se tre ditë, e kush*

---

[239] Ibni Maxheh, “Sunen”, kitab es-Sijami, bab 42, nr.1740, kurse Busiri-u në sqarim të këtij hadithi thotë se është Sahih-Garib;

[240] Buhari-u, “Sahih”, kitab el-Edebu, bab hixhreti, nr.6077; Muslim-i, “Sahih”, kitab el-Birru ve`s-siletu ve`l-adabu, bab 8, nr.2560; Malik-u, “Muvetta”, kitab Husnu`l-Huluk, bab ma xhae fil muhaxhere, nr.1625;

[241] Ebu Davud-i, “Sunen”, kitab el-Edebi, bab 47, nr.4912; Buhari-u, “Edebu`l-Mufred”, nr.414;

*mban hidhërim më shumë se tre ditë dhe vdes në këtë gjendje, do të hyjë në Zjarr”.*[242]

Kurse në transmetimin e Ebu Hirash es-Sulemiju r.a. thuhet se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka deklaruar: *“Kush qëndron hidhëruar me vëllanë e tij për një vit, ai është sikur të kishte derdhur gjakun e tij”.*[243]

Nga këto tekste shohim se sa mëkat është qëndrimi i hidhëruar me vëllanë mysliman, që është edhe shkaku kryesorë se përse Zoti e shtynë faljen e mëkateve të tyre gjersa të pajtohen. Njeriu duhet tejkaluar mbi interesat e kësaj bote, mbi egozimin dhe mendjemadhësinë dhe duhet shtrirë dorën e pajtimit, sepse kështu afrohen dhe forcohen radhët e myslimanëve.

Por, ka disa raste, kur lejohet të mbajmë indiferencë ndaj ndonjë njeriu, i cili njihet për vetitë e këqija të tija, për shkeljen e rregullave fetare apo kur është në pyetje kënaqësia e Zotit dhe e drejta e fesë. Lejohet edhe kur është në pyetje për taedukuar ndonjë anëtar të familjes i cili nuk ka sjellje adekuate në principet e moralit Islam. Këtë e dëshmojnë shumë tekste nga *hadith*-et e Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem.

Ebu Davud-i pasi e shënon këtë *hadith kudsi* që e kemi në trajtim, thotë: “Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka qenë hidhëruar me disa prej grave të tij përgjatë katërdhjetë ditëve. Edhe Ibni Umeri r.a. ka qenë i hidhëruar me birin e tij gjersa ka vdekur”. Ai po ashtu thotë: “Nëse hidhërimi është për hir të Allahut, nuk ka gjë të keqe në të. Pasi edhe Umer b. Abdulazizi ka kthyer fytyrën nga ana tjetër për shkak një njeriut”.

Imam Buhari-u regjistron fjalën e Ka`bit i cili thotë se me rastin kur nuk kishin dalur në luftë, Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem i kishte ndaluar muslimanët për pesëdhjetë ditë që t`u flasin atyre.[244]

Po ashtu edhe Aishja r.a.h. disa herë ishte hidhëruar me Pejgamberin sal-lallahu alejhi ve sel-lem. Ajo thotë: “Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem më tha: *“Unë e di se kur je e hidhëruar me mua dhe kur e kënaqur”.* I thashë: “Po si ashtu o i Dërguari i Allahut?” Tha: *“Kur je e kënaqur me mua, ti thotë: “Po pasha Zotin e Muhamedit”, e kur je e hidhëruar me mua,*

---

[242] Ebu Davud-i, “Sunen”, kitab el-Edebi, bab 47, nr.4914; etj.

[243] Ebu Davud-i, “Sunen”, kitab el-Edebi, bab 47, nr.4915; Ahmedi, “Musned”, 29/455, nr.17.935;

[244] Buhari-u, “Sahih”, kitab el-Edebu, bab 63;

*thotë: "Jo, pasha Zotin e Ibrahimit".* Aishja r.a.h. tha: "Po, po kur hidhërohem nuk ta them emrin".[245]

Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem kishte bojkotuar edhe Hindin dhe Vahshiun, të cilët në luftën e Uhudit kishin vrarë Hamzën r.a. Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem i kishte thënë Vahshiut: *"A ti e ke vrarë Hamzën?"* Ai tha: "Po". Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem i tha: *"A ka mundësi të mos më dalësh përpara sepse nuk dua të të shoh fytyrën".*[246]

E dimë edhe rastin e Fatimes r.a.h. e cila ishte e hidhëruar me Ebu Bekrin r.a. dhe nuk i foli atij deri në çastet e vdekjes së saj.[247]

Imam Buhari-u e shënon edhe një rast kur Aishja r.a.h. ishte hidhëruar me Abdullah b. Zubejrin r.a. dhe disa ditë nuk kishin biseduar në mes tyre, saqë ishte betuar se nuk do t`i fliste më përsëri, derisa ndërhyrën disa njerëz dhe i pajtuan.[248]

Pra, ka edhe raste ku përjashtohet mëkati, porse në parim, ngel pajtimi dhe afrimi në mes myslimanëve.

---

[245] Buhari-u, "Sahih", kitab el-Edebu, bab 63, nr.6078; Muslim-i, "Sahih", kitab Fadailu`s-Sahabe, bab 13, nr.2439; Ahmedi, "Musned", vëll.40, fq.12, nr.24.012;

[246] Buhari-u, "Sahih", kitab Megazi, bab katli Hamza b. Abdulmutalib r.a., nr.4072; etj.

[247] Shih: Buhari-u, "Sahih", kitab Megazi, bab gazvetu Hajber, nr.4241; Muslim-i, "Sahih", kitab el-Xhihadu ves-sijeru, bab kaulu nebiji la nurethu ma terekna fehuve sadakatun, nr.1759; etj.

[248] Buhari-u, "Sahih", kitab el-Edebu, bab el-hixhreti, nr.6075 dhe në "Edebu`l-Mufred", nr.397; Ahmedi, "Musned", 31/237, nr.18.921; etj.

## *HADITHI I NJËQINDETRIDHJETË (130)*

**حَدَّثَنَا أَحْمَدُ بْنُ مَنِيعٍ قَالَ: حَدَّثَنَا كَثِيرُ بْنُ هِشَامٍ قَالَ: حَدَّثَنَا جَعْفَرُ بْنُ بُرْقَانَ قَالَ: حَدَّثَنَا حَبِيبُ بْنُ أَبِي مَرْزُوقٍ، عَنْ عَطَاءِ بْنِ أَبِي رَبَاحٍ، عَنْ أَبِي مُسْلِمٍ الخَوْلَانِيِّ قَالَ: حَدَّثَنِي مُعَاذُ بْنُ جَبَلٍ، قَالَ: سَمِعْتُ رَسُولَ اللَّهِ صَلَّى اللَّهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ يَقُولُ: " قَالَ اللَّهُ عَزَّ وَجَلَّ: المُتَحَابُّونَ فِي جَلَالِي لَهُمْ مَنَابِرُ مِنْ نُورٍ يَغْبِطُهُمُ النَّبِيُّونَ وَالشُّهَدَاءُ "**

Transmeton Muadh b. Xhebeli (r.a.) i cili thotë: “E kam dëgjuar të Dërguarin e Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem duke thënë: *‘’Allahu xh.sh. thotë:* ***“Ata që duhen për hir Timin, për ta kam përgatitur ulëse prej drite, të cilëve do t`ua kenë lakmi edhe pejgamberët dhe shehidët”.***[249]

Në këtë grup bëjnë pjesë ata të cilët raportet e tyre shoqërore i ndërtojnë në bazë të dashurisë për Allahun xh.sh. ata vetëm për hir të Tij shoqërohen dhe duhen, ata nuk i bashkon interesi i përkohshëm i materializmit dhe nuk duhen për çështje të kësaj bote. Kjo është lidhja më e fortë, për të cilën njeriu duhet të kapet, sepse çdo dashuri që nuk është e sinqertë dhe për hir të Zotit, ajo do të dështojë. Ai që është i dashur në mesin e njerëzve, atë e do edhe Zoti. Transmeton Ebu Hurejre r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *‘’Një njeri vizitoi vëllanë e tij në një fshat tjetër. Allahu dërgoi një melek në rrugën që ai po kalonte dhe kur erdhi i tha: “Ku po shkon?”. Ai tha: “Po shkoj te një vëlla im, që banon në këtë fshat!” Meleku i tha: “A pret ti ndonjë të mirë prej tij, të cilën e ruan për ty?” Tha: “Jo, por unë e dua atë për hir të Allahut xh.sh.!” Meleku tha: “Vërtet, unë jam i dërguar nga Zoti për te ti, për të treguar se Allahu të do, ashtu si e deshe atë njeri për hir të Tij”.*[250]

---

[249] Tirmidhi-u, “Sunen”, kitab ez-Zuhdi, bab 53, nr.2397 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Sahih; Ahmed-i, “Musned”, 36/383-384, nr.22.064; shejh Shuajb el-Arnauti në verifikim të këtij hadithi në Musnedin e Ahmed-it, thotë se “zinxhiri i hadithit është Sahih, transmetuesit janë të besueshëm...”.

[250] Muslim-i, “Sahih”, kitab el-Birru ve`s-siletu ve`l-adabu, bab 12, nr.2567; Buhari-u, “Edeb`ul-Mufred”, nr.350;

Ata që duhen për hir të Allahut xh.sh. ata do të kenë pozitë të ndershme në Ditën e Gjykimit, ku do të ulen në ulëse prej *nuri*, një pozitë që do të jetë e lakmuar edhe nga ana e më të ndershmëve, nga pejgamberët dhe dëshmorët në rrugën e Zotit. Këtë pozitë nuk do ta ketë askush tjetër përpos tyre. Pejgamberët dhe *shehid*-ët do t`i kenë lakmi, por jo zili, sepse zilia është urrejtja e pozitës së tjetrit, kurse lakmia që përmendet në këtë *hadith*, është kënaqësia e arritjes së asaj pozite nga tjetri dhe dëshira për ta pasur edhe ai atë vend.

Zoti përshkruan Ditën e Llogarisë dhe njerëzit të cilët do të paraqiten aty, ku në mesin e tyre do të ketë edhe prej atyre që drita do t`u shndërrit nga të gjitha anët. Zoti thotë në Kuran: **"Ditën kur i sheh besimtarët dhe besimtaret që drita e tyre flakëron para tyre dhe në të djathtën e tyre. (U thuhet) Myzhde e juaj sot janë xhenetet nën të cilat rrjedhin lumenj, aty do të jeni përgjithmonë. E ajo është fitore e madhe".[251]**

Por, do të ketë edhe prej atyre që do të mallkojnë veten përse u shoqëruan me njerëz të këqinj. Këtë e gjejmë në Kuran, ku thuhet: **"O shkatërrimi im, ah të mos e kisha bërë filanin mik! Në të vërtetë, pasi e gjeta rrugën e drejtë, ai më largoi mua prej saj..".[252]**

Në Ditën e Gjykimit, njerëzit do të armiqësohen në mes vete, përpos atyre që janë dashur për hir të Allahut xh.sh. siç thuhet në Kuran: **"Atë ditë, shokët e ngushtë do të jenë armiq të njëri-tjetrit, përveç atyre që ishin të sinqertë në miqësi".[253]**

Gjersa pabesimtarët e mallkojnë veten për shkak të shoqërisë së keqe që kishin në këtë botë, besimtarët që donin njëri-tjetrin për hir të Tij, do të jenë nën hijen e Arshit, kur nuk ka hije tjetër pos saj. Transmeton Ebu Hurejre r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Allahu do t`i fus në Hijen e Tij shtatë (lloje njerëzish) Ditën e Kiametit, në Ditën kur nuk ka Hije tjetër veç Hijes së Tij. Sunduesi i drejtë, një djalosh i ri i rritur në adhurim ndaj Allahut, një njeri zemra e të cilit është e lidhur për xhaminë, dy veta që duhen për hir të Allahut, ata takohen dhe ndahen për hir të Tij. Ai i cili nuk pranon ftesën e një gruaje të bukur dhe joshëse, nga shtresa e lartë për të bërë imoralitet me të duke i thënë: "Me të vërtetë, unë i frikohem Allahut". Një njeri i cili jep sadaka, aq fshehur saqë dora e tij e*

---

[251] Kurani, Hadid, 12;
[252] Kurani, Furkan, 28-29;
[253] Kurani, Zuhruf, 67;

*majtë nuk e dinë se çka jep dora e tij e djathtë dhe një njeri i cili e përmend Zotin në vetmi dhe sytë i mbushen me lotë”.*[254]

Ky *hadith* ndonjëherë përcillet edhe si *hadith kudsi*. Si shembull mund të përmendim transmetimin që e shënon imam Muslim-i, ku transmeton Ebu Hurejre radijAllahu anhu se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *“Do të thotë Zoti në Ditën e Kijametit*: ***“Ku janë ata që janë dashur për hir timin në këtë botë, sot do t`i fus nën hije, ku nuk ka hije tjetër përpos hijes Sime”.***[255]

I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem na ka propozuar që ta informojmë atë që e duam dhe t`ia bëjmë me dije dashurinë tonë për hir të Zotit. Transmeton Mikdami r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *“Kur ndonjëri prej jush e do vëllanë e tij, le t`ia bëjë me dije”.*[256]

Këto dhe shumë tekste tjera, na nxisin që të kemi raporte të ngrohta me vëllezërit tanë mysliman dhe të mos largohemi prej njëri-tjetrit, si dhe të mos i ndërtojmë raportet tona në bazë të interesit kalimtarë të kësaj bote.

---

[254] Buhari-u, “Sahih”, kitab Edhani, bab 36, nr.660; Muslim-i, “Sahih”, kitab ez-Zekatu, bab 30, nr.1031; e shënon edhe Tirmidhi-u, në “Sunen”, kitab ez-Zuhdi, bab 53, nr.2398 përmes Ebu Seidit r.a. dhe thotë se hadithi është Hasenun-Sahih; Malik-u, “Muvetta`”, kitab Husnu`l-Huluk, bab ma xhae fi`l-mutehabine fil-lah, nr.1720;

[255] Muslim-i, “Sahih”, kitab el-Birru ve`s-siletu ve`l-adabu, bab 12, nr.2566; Malik-u, “Muvetta`”, kitab Husnu`l-Huluk, bab ma xhae fi`l-mutehabine fil-lah, nr.1719; Ahmed-i, “Musned”, 12/168, nr.7231; etj.

[256] Ebu Davud-i, “Sunen”, kitab el-Edebi, bab 112, nr.5124; Tirmidhi-u, “Sunen”, kitab ez-Zuhdi, bab 54, nr.2399 dhe thotë se ky hadith është Hasenun-Sahihun-Garib;

## *HADITHI I NJËQINDETRIDHJETËENJË (131)*

حَدَّثَنَا رَوْحٌ، حَدَّثَنَا مَالِكٌ، وَإِسْحَاقُ يَعْنِي ابْنَ عِيسَى، أَخْبَرَنِي مَالِكٌ، عَنْ أَبِي حَازِمِ بْنِ دِينَارٍ، عَنْ أَبِي إِدْرِيسَ الْخَوْلَانِيّ عَنْ مُعَاذُ بْنُ جَبَلٍ قَالَ: سَمِعْتُ رَسُولَ اللهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ يَقُولُ: قَالَ اللهُ عَزَّ وَجَلَّ: " وَجَبَتْ مَحَبَّتِي لِلْمُتَحَابِّينَ فِيَّ وَالْمُتَجَالِسِينَ فِيَّ وَالْمُتَزَاوِرِينَ فِيَّ وَالْمُتَبَاذِلِينَ فِيَّ "

Transmeton Muadhi (r.a.) i cili ka thënë: "E kam dëgjuar Pejgamberin sal-lallahu alejhi ve sel-lem se ka thënë: *"Allahu xh.sh. ka thënë:* ***"Është bërë obligim dashuria Ime ndaj atyre që duhen për hir Timin, ndaj atyre që ulen bashkë për hir Timin, ndaj atyre që japin mes tyre për hir Timin dhe ndaj atyre që vizitohen për hir Timin".***[257]

Dashuria e Zotit do ta përfshijë çdonjërin i cili i kryen gjërat për hir të Zotit, qofshin ato në raport ndaj vetes, apo ndaj shoqërisë. Të duash dikë për hir të Zotit, është pjesë e besimit. Transmeton Enesi r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Te kush gjenden këto tre gjëra, e ka shijuar ëmbëlsinë e besimit (imanit): Që të jenë Allahu dhe i Dërguari i Tij më të dashur se çdo gjë, që ta dojë dikë vetëm për hir të Allahut dhe të urrejë që të kthehet në mosbesim, ashtu siç urren të hedhet në zjarr".*[258]

Allahu xh.sh. në këtë *hadith kudsi,* i përmend edhe ata që ulen për t`u takuar me njëri-tjetrin apo që të bëjnë dhikër për të përmendur Zotin, edhe këta janë prej atyre që Zoti i do dhe krenohet me ta para melekëve. Gjithashtu, në

---

[257] Ahmed-i, "Musned", 36/359, nr.22.030; Malik-u, "Muvetta`", kitab Husnu`l-Huluk, bab ma xhae fi`l-mutehabine fil-lah, nr.1722; Taberani, "Mu`xhemu`l-Kebir", vëll.20, fq.80, nr.150; Hakimi, "El-Mustedrek", 4/186, nr.7314 dhe thotë se hadithi është sahih sipas kushteve të Buhari-ut dhe Muslim-it, por ato nuk e kanë shënuar...". Mundhiri-u në "Tergib ve`t-Terhib", 3/248, nr.3895 dhe thotë: "E transmeton Malik-u me zinxhir Sahih..."; Shejh Shuajb el-Arnauti në verifikim të Musned-it të Ahmed-it, për këtë hadith thotë se është me zinxhir Sahih, kurse transmetuesit janë të besueshëm...".

[258] Buhari-u, "Sahih", kitab el-Imanu, bab 9, nr.16; Muslim-i, "Sahih", kitab el-Imanu, bab 15, nr.43; etj.

këtë kategori, hyjnë edhe ata që ndihmojnë njëri-tjetrin me lëmoshë, për të arritur kënaqësinë e Zotit.

Ngjashëm është edhe me ata që e vizitojnë njëri-tjetrin për hir të Zotit, kurse për këtë, shënuam një *hadith* më lartë, në sqarimin e hadithit të mëparshëm.

Kurse për t`u shtuar dashuria në mes njerëzve, Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem këshilloi që të shkëmbejmë dhurata mes nesh. Transmeton Ebu Hurejre r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Shkëmbeni dhurata që të duheni mes vete".*[259]

Po ashtu, prej faktorëve që përhap dashurinë mes njerëzve, është përhapja e *selam*-it. Transmeton Ebu Hurejre r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Pasha Atë në dorën e të Cilit është shpirti im! Nuk do të hyni në Xhenet përderisa të besoni, e nuk keni besuar përderisa ta doni njëri-tjetrin. A doni që t'ju tregoj një fshehtësi të cilën po e vepruat do ta doni njëri-tjetrin? Përhapni selamin mes jush!".*[260]

Dejlemi-u përmend edhe një *hadith kudsij* nga Enesi r.a. se Zoti donë t`i dënojë banorët e tokës, porse kur i sheh ata që duhen për hir të Tij dhe bëjnë *istigfar* në mëngjes, ua largon dënimin.[261] Një transmetim të ngjashëm me këtë *hadith* do ta përmendim tash në vijim.

---

[259] Buhari-u, "Edebu`l-Mufred", nr.594;
[260] Muslim-i, "Sahih", kitab el-Imanu, bab 22, nr.54; Tirmidhi-u, "Sunen", kitab Isti`dhan, bab 1, nr.2697 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Sahih; Ebu Davud-i, "Sunen", kitab el-Edebi, bab 142, nr.5193; Ibni Maxheh, "Sunen", kitab Sunneh, bab 9, nr.68; Ahmed-i, "Musned", 16/269, nr.10.431;
[261] Shih: Dejlemi-u, "Firdeus", vëll.3, fq.165, nr.4436;

## *HADITHI I NJËQINDETRIDHJETËEDY (132)*

عَنْ مَعْمَرٍ، عَنْ رَجُلٍ مِنْ قُرَيْشٍ وَغَيْرِهِ يُرْجِعُونَهُ إِلَى النَّبِيِّ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ قَالَ: قَالَ اللَّهُ: «إِنَّ أَحَبَّ عِبَادِي إِلَيَّ الْمُتَحَابُّونَ فِي الدِّينِ يُعَمِّرُونَ مَسَاجِدِي، وَيَسْتَغْفِرُونَ بِالْأَسْحَارِ، أُولَئِكَ الَّذِينَ إِذَا ذَكَرْتُ خَلْقِي بِعَذَابٍ ذَكَرْتُهُمْ فَصَرَفْتُ عَذَابِي عَنْ خَلْقِي»

Një burrë prej Kurejshëve dhe disa të tjerë përcjellin se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Thotë Allahu (xh.sh.): **"Robërit më të dashur për Mua janë ata që duhen me njëri-tjetrin për hir të fesë, ndërtojnë xhamitë e Mia dhe kërkojnë falje në kohën e syfyrit. Ata janë prej atyre që kur dua t`i dënoj krijesat, i kujtoj ata dhe e largoj dënimin prej krijesave të Mia".***[262]

Ne kemi folur më lartë për ata që duhen për hir të Allahut xh.sh. dhe shoqërohen me njëri-tjetrin për këtë motiv madhorë, që nuk njeh interesa materiale dhe egoiste, por shoqërim të sinqertë dhe vëllazërorë, për të ndihmuar njëri-tjetrin në devotshmëri dhe punë të mira dhe largim prej rrugëve të devijimit. Këta që duhen për hir të Allahut xh.sh. janë prej robërve që Ai më së shumti i do, sepse ata kanë zgjedhur kënaqësinë e Tij mbi të gjitha. Kemi përmendur edhe *hadith*-et që flasin për vlerën e kësaj shoqërie, andaj nuk do të zgjerohemi më shumë.

Po ashtu, në këtë kategori bëjnë pjesë ata që ndërtojnë xhamitë ku do të përmendet Emri i Allahut xh.sh., do të adhurohet vetëm Ai dhe do të kontribuohet për ngritjen e Fjalës së Tij. Ndërtimi i xhamive ka një vlerë të veçantë, por më gjerësisht për vlerën e ndërtimit të xhamive, do të flasim më vonë në këtë libër.

---

[262] Abdurezak-u, "Musannef", vëll.3, fq.49, nr.4740; Bejheki-u, "Shu`abu`l-Iman", 11/345, nr.8634; Muhtar Ahmed en-Nedeviu në verifikim në veprës "Shu`ab", thotë se "në zinxhirin e këtij hadithi që e shënon Bejheki-u ka njerëz të panjohur"; kështu është sepse Ma`meri përcjell prej dikujt prej Kurejshëve, por nuk dihet se kush është transmetuesi, pasi nuk i përmendet emri, e kjo bën që të refuzohet hadithi;

Kurse kategoria e tretë që përmendet në këtë *hadith*, janë ata që kërkojnë falje Zotit në kohën e syfyrit. Pjesa e fundit e natës është pjesa që më së shumti preferohet për adhurim, si namaz, lexim Kurani dhe *dhikër*. Sidomos kërkimi i faljes në këtë pjesë të natës, siç përmendet edhe në disa *ajet*-e kuranore. Kur Zoti flet për të devotshmit në Kuran, i përmend me cilësinë e të ngriturit natën për kërkim falje, ku thotë: **"Dhe në syfyr (kah mbarimi i natës) ata kërkonin falje për mëkatet".[263]**

Njëjtë e gjejmë edhe në suren Ali Imran ku thotë: **"Durimtarët, të drejtit, të devotshmit, dorëdhënit dhe ata që kërkojnë falje në syfyr".[264]** Katade në koment të këtij ajeti thotë se ata që kërkojnë falje në syfyr janë ata që falin namaz në atë kohë.[265] Kurse prej Enesit r.a. përcillet se i është urdhëruar të bëjë *istigfar* shtatëdhjetë herë në atë kohë. Ndërsa sipas Zejd b. Eslemit, në këtë kategori bëjnë pjesë ata që e falin namazin e sabahut me *xhemat*.[266]

Zoti e urdhëroi edhe Pejgamberin sal-lallahu alejhi ve sel-lem që të ngritet natën dhe të fal namaz, siç e potencon në Kuran ku thotë: **"Dhe në një pjesë të natës zgjohu me të (me Kuran dhe namaz) është e sigurtë se Zoti yt do të ngrisë ty në një vend të lavdishëm".[267]**

Po ashtu, i thotë që të adhurojë Allahun në thellësi të natës. Këtë e gjejmë në Kuran: **"Edhe gjatë natës adhuroje Atë si dhe kur yjet nuk duken më".[268]** Gjithashtu i thotë: **"Dhe falu për hir të Tij në një kohë të natës, e mandej adhuroje Atë edhe natën më gjatë".[269]**

I lavdëron të tillët edhe në një vend tjetër ku thotë: **"Argumentet Tona i besojnë në të vërtetë ata që kur këshillohen me to, bien në fytyrë (bëjnë sexhde) që madhërojnë Zotin e tyre në shenjë falënderimi dhe nuk bëjnë kryelartësi. I largojnë trupat e tyre prej shtratit, duke e lutur Zotin e tyre nga frika dhe nga shpresa, e nga ajo që Ne u kemi dhënë atyre, ata japin".[270]**

---

[263] Kurani, Dharijat, 18;
[264] Kurani, Ali Imran, 17;
[265] Taberi-u, "Xhamiu`l-Bejan fi te`vili`l-Kuran", vëll.5, fq.274;
[266] Po aty, vëll.5, fq.274;
[267] Kurani, Isra, 79;
[268] Kurani, Tur, 49;
[269] Kurani, Insan, 26;
[270] Kurani, Sexhde, 15-16;

Kur e pyeti Ebu Umame r.a. për duanë e cila ka gjasa më shpejt të pranohet, se kur duhet të bëhet ajo, Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem i tha: *“(Lutja që bëhet) në fund të natës dhe pas faljes së namazit të obliguar”.*[271]

Këto tre grupe (ata që duhen për hir të Allahut, ata që ndërtojnë xhami dhe ata që kërkojnë falje në fund të natës), janë shkaku që Zoti e shmang dënimin nga banorët e tokës. Se kërkimi i faljes, është arsyeja që nuk dënohemi, vërtetohet edhe me *ajet* kuranor ku Zoti thotë: **“Po Allahu nuk do t`i dënojë ata, derisa ti je në mesin e tyre dhe Allahu nuk do t`i dënojë ata derisa kërkojnë falje”.**[272]

*Hadithi kudsij* që e kemi në trajtim, ka dobësi shkaku se nuk përmendet transmetuesi prej gjeneratës së *sahab*-ëve, kurse Ibni Adij e sjell me zinxhir tjetër përmes Enesit r.a. Transmeton Enes b. Malik-u r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *“Allahu xh.sh. thotë:* ***“Unë dëshiroj t`u lëshoj dënim banorëve të tokës, por kur i shoh ndërtuesit e xhamive, ata që duhen për hir Timin dhe ata që kërkojnë falje në kohën e syfyrit, e largoj dënimin prej tyre”.***[273]

Edhe pse zinxhiri i këtyre dy *hadith*-eve ka dobësi, kuptimi i tyre përforcohet me *ajet*-et dhe *hadith*-et që i kemi përmendur gjatë elaborimit të temës.

---

[271] Tirmidhi-u, “Sunen”, kitab ed-Da`avati, bab 80, nr.3510 dhe thotë se hadithi është Hasen.

[272] Kurani, Enfal, 33;

[273] Ibni Adiju, “El-Kamil fi duafa`i-Rixhal”, vëll.5, fq.94; Bejhekiu, “Shu`abu`l-Iman”, 11/345, nr.8633; Ibni Adij për transmetuesin i cili e përcjell këtë hadith Salih b. Beshir el-Muriju, thotë se Jahja b. Meini ka thënë për të se është i dobët apo ka thënë se nuk është asgjë. Ahmed b. Hanbeli thotë se ai ka përcjellur tregime, por jo edhe hadithe; po ashtu ai ka pasur edhe shumë kritika tjera, për të cilat mund të shikoni në veprën e Ibni Adijut; Muhtar Ahmed en-Nedeviu në verifikim në veprës “Shu`ab”, thotë se hadithi është i dobët;

## *HADITHI I NJËQINDETRIDHJETËETRE (133)*

**حَدَّثَنَا عَلِيُّ بْنُ مُحَمَّدِ بْنِ إِسْمَاعِيلَ الطُّوسِيُّ، بِمَكَّةَ ثنا عَلِيُّ بْنُ عَبْدِ الْحَمِيدِ الْجُرْجَانِيُّ، ثنا مُحَمَّدُ بْنُ مُحَمَّدِ بْنِ أَبِي الْوَرْدِ قَالَ: حَدَّثَنِي سَعِيدُ بْنُ مَنْصُورٍ، ثنا خَلَفُ بْنُ خَلِيفَةَ، عَنْ حُمَيْدٍ الْأَعْرَجِ، عَنْ عَبْدِ اللَّهِ بْنِ الْحَارِثِ، عَنْ عَبْدِ اللَّهِ بْنِ مَسْعُودٍ قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: " أَوْحَى اللَّهُ تَعَالَى إِلَى نَبِيٍّ مِنَ الْأَنْبِيَاءِ أَنْ قُلَ لِفُلَانٍ الْعَابِدِ: أَمَّا زُهْدُكَ فِي الدُّنْيَا، فَتَعَجَّلْتَ رَاحَةَ نَفْسِكَ وَأَمَّا انْقِطَاعُكَ إِلَيَّ فَتَعَزَّزْتَ بِي فَمَاذَا عَمِلْتَ فِيمَا لِي عَلَيْكَ؟ قَالَ: يَا رَبِّ، وَمَا لكَ عَلَيَّ؟ قَالَ: هَلْ وَالَيْتَ لِي وَلِيًّا أَوْ عَادَيْتَ لِي عَدُوًّا؟ "**

Transmeton Abdullah b. Mes`udi (r.a.) i cili ka thënë: "I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Allahu xh.sh. i shpalli njërit prej pejgamberëve që t`i kumton njërit prej adhuruesve:* ***"Sa i përket asketizmit tënd ndaj dunjasë, ti me atë ke përshpejtuar rehatinë shpirtërore, ndërsa me izolimin tënd për Mua, vetëm se je ngritur për shkakun Tim. Mirëpo, çka ke bërë për atë që ma ke borxh?"*** *Ai tha: "O Zot, e ç`është ajo që e kam për borxh?" Ai i tha:* ***"Ai i ke shpallur armikut (të Fjalës së Zotit) armiqësi për hir Timin dhe a ke përkrahur ndonjë evlija për hir Timin?!".***[274]

---

[274] Ebu Nuajm-i, "Hiljetu`l-Evlija", vëll.10, fq.316-317; për njërin prej transmetuesve, i cili quhet Half b. Halife thuhet se ka fundi i jetës ka filluar të matufoset. Kurse transmetuesit tjerë janë të besueshëm. Dhehebi-u dhe Ibni Haxheri kur flasin për këtë person thonë se ka jetuar në Kufe dhe Bagdad, i takon gjeneratës së tabiinëve të rinjë, thuhet se ka takuar sahabiun Amër b. Hurejth r.a. Ebu Hatimi thotë se ky transmetues është i sinqertë. Ixhliu thotë se është i besueshëm. Ibni Adiju thotë se shpresoj që nuk ka diçka të keqe tek ai. Ibni Sa`di thotë se ka qenë i besueshëm, por para vdekjes ka filluar të ngatërrohet. Ahmed b. Hanbeli thotë se ka dërguar dikë që ta pyes për hadith, por nuk i ka kuptuar asnjë fjalë. Ibni Meini thotë se nuk ka të keqe te ai. Kështu thotë edhe Nesai-u. Ka vdekur në vitin 181 h. (shih: Dhehebi-u, "Sijeru A`lam en-Nubela", vëll.8, fq.341-342, nr.91; si dhe Ibni Haxher-i, "Tehdhibu`t-Tehdhib", vëll.1, fq.547;)

Në këtë *hadith* nuk bëhet me dije emri i cilit pejgamber, porse tregohet vetëm ngjarja dhe shpallja e cila i ka ardhur atij. Tematika është tek një person *zahid,* i cili kishte braktisur kënaqësitë e kësaj bote për hir të Allahut dhe nuk shprehte interesim për to. Por, në *hadith* na bëhet me dije për një element shumë të rëndësishëm të fesë, e ajo është dashuria për hir të Allahut xh.sh. dhe urrejtja për hir të Tij.

Njeriu kishte braktisur dëshirat e kësaj bote, por ajo është interes i tij personal, sepse me të vetëm se ka qetësuar shpirtin dhe nuk e mundon atë me vrapim pas kënaqësive, e sa i përket largimit nga sytë e njerëzve, edhe ajo është vetëm një nder për të, sepse nuk do të përgojohet dhe nuk do të nënçmohet nga të tjerët. Por, përpos dobive personale, çka ka kontribuar ai në raport me të drejtën e Allahut?! E drejta e Tij është që njerëzit vetëm për hir të Tij të duan dhe të urrejnë, e nëse kjo nuk është prezente, atëherë nuk ka rëndësi jeta askete në këtë botë.

Shumë asket të grupeve të ndryshme, në emër të dashurisë për hir të Allahut xh.sh. janë në gjendje të afrohen dhe t`i duan edhe armiqtë e Zotit, kurse Zoti na urdhëron që ta duam atë që e donë Ai dhe t`i urrejmë ata që Zoti i urren. Ne nuk mund të bëhemi më të mëshirshëm se Zoti dhe të themi se do t`i duam të gjithë pa asnjë dallim, por të qëndrojmë në kufijtë të cilët i ka vënduar Zoti për ne.

Të duash për hir të Allahut do të thotë të duash njerëzit dhe gjërat vetëm për hir të Tij, sepse janë të nënshtruar ndaj urdhërave të Zotit, kurse të urrejsh për hir të Allahut xh.sh., do të thotë të urrejsh *kufrin* dhe mëkatin e atyre të cilët nuk e duan Allahun xh.sh., Pejgamberin dhe fenë Islame, kundërshtojnë fenë dhe jetojnë në kundërshtim me parimet e saja.

Besimtari musliman, i donë të devotshmit, të nënshtruarit, të sinqertit, adhuruesit e mirë dhe ata që i përkushtohen fesë, kurse i urren ata që i bëjnë *shirk* Zotit dhe armiqtë e fesë. Sa u përket mëkatarëve, ata i duam për hir të besimit që kanë dhe i duam në sasinë që kanë besim, kurse i urrejmë në masë sa e kanë mëkatin e tyre dhe të keqes që bëjnë. Por, ndaj tyre duhet afruar që t`ua sqarojmë të vërtetën, t`i largojmë nga e keqja dhe t`ua bëjmë të qartë devijimin.

Allahu xh.sh. na bën me dije se kush janë ata që duhet t`i miqësojmë. Zoti thotë në Kuran: **"Miqtë dhe mbrojtësit tuaj janë vetëm Allahu, i Dërguari i Tij dhe besimtarët që falin namazin dhe japin zekatin, duke qenë të përulur ndaj Allahut. Ata që marrin për mbrojtës Allahun,**

**Pejgamberin e Tij dhe besimtarët, pa dyshim, pala e Allahut do të jetë fituese”.**[275]

Po ashtu na këshillon se kë të mos e marrim si mbrojtës. Zoti thotë në Kuran: **“O ju që keni besuar, mos i merrni për mbrojtës jehudët dhe të krishterët. Ata janë mbrojtës dhe miq të njëri-tjetrit. Kushdo prej jush që i bën miq ata, ai është prej tyre. Vërtet, Allahu nuk i udhëzon në rrugë të drejtë keqbërësit”.**[276]

Si dhe: **“Nuk gjen njerëz, që besojnë Allahun dhe në Ditën e Fundit, që të ushqejnë dashuri ndaj atyre që kundërshtojnë Allahun dhe të Dërguarin e Tij edhe në qofshin ata prindërit e tyre, apo bijtë, vëllezërit ose farefisi i tyre. Ata janë që në zemrat e tyre ka vulosur imanin dhe ka forcuar me shpirt nga ana e Tij dhe ata do t`i fus në Xhenete, nëpër të cilat rrjedhin lumenjë. Aty janë përgjithmonë. Allahu e ka pëlqyer punën e tyre dhe ata janë të kënaqur me shpërblimin e Tij. Të tillët janë palë e Allahut, e ta dini se ithtarët e Allahut janë ata të shpëtuarit”.**[277]

Zoti na e përmend si shembull perfekt njërin prej pejgamberëve të Tij, Ibrahimin a.s. i cili ka qenë i përkushtuar totalisht ndaj adhurimit të Allahut xh.sh.. siç thotë në Kuran: **“Ju e keni shembullin më të mirë te Ibrahimi dhe ata që ishin me të, ku i thanë popullit të vet: “Ne distancohemi prej jush dhe prej asaj që ju adhuroni pos Allahut. Nuk e besojmë tuajën, prandaj ndërmjet nesh dhe jush është e hapur armiqësia e urrejtja derisa ta besoni vetëm Allahun Një...”.**[278]

Transmetohet prej Bera b. Azibit r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem i ka pyetur për çështjen më të fortë të Islamit dhe në fund u ka thënë: *“Hallka më e fortë e imanit është të duash për hir të Allahut dhe të urrejsh për hir të Allahut”.*[279] Po ashtu transmeton Ebu Umame r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *“Kush donë për hir të Allahut, urren për hir të Tij, jep për hir të Tij dhe refuzon për hir të Tij, ai e ka plotësuar imanin”.*[280]

---

275 Kurani, Maide, 55-56;
276 Kurani, Maide, 51;
277 Kurani, Muxhadele, 22;
278 Kurani, Mumtehine, 4;
279 Ahmed-i, “Musned”, 30/488, nr.18.524;
280 Ebu Davud-i, “Sunen”, kitab Sunneh, bab delilu ala zijadetil imani ve nuksanihi, nr.4681;

Dhe argumentet në këtë drejtim janë të shumta, kështu që prej nesh kërkohet që të jemi me ata që i donë Allahu xh.sh. dhe të distancohemi nga ata që i urren Ai.

Sa i përket çështjes se vallë a lejohet të kemi marrëdhënie shoqërore me të pafetë, këtë Zoti e lejon, pasi për burrat musliman është lejuar martesa me ithtaret e feve hyjnore, na lejohen ushqimet e therura të tyre, lejohet respektimi dhe mirësjellja ndaj prindërve të cilët nuk janë musliman dhe që nuk e detyrojnë njeriun të braktisë fenë,[281] lejohet shitblerja me ta, qiraja, kërkimi i ndihmës në nevoja të ndryshme, siç e mori Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem si udhërrëfyes gjatë *hixhret*-it,[282] e la peng mburojën e tij tek një hebre për një tas me grurë që e kishte marrë hua.[283] Kishte marrë mburoja për luftë nga disa pabesimtarë, kërkimi i ndihmës së jehudëve në mbrojtje të qytetit të Medines nga pabesimtarët, si dhe kërkoi ndihmën e fisit Huza`ah në luftë kundër kurejshëve. Pra, në çështje të tilla, lejohet të kemi raporte shoqërore dhe interesa të kësaj bote.

---

[281] Shih: Kurani, Mumtehine, 8-9;
[282] Shih: Buhari-u, “Sahih”, kitab el-Ixharetu, bab isti`xharil mushrikine inde darureti, nr.2263;
[283] Shih: Buhari-u, “Sahih”, kitab er-Rehnu, bab men rehene dir`ahu, nr.2509; etj.

## *HADITHI I NJËQINDETRIDHJETËEKATËRT (134)*

**حَدَّثَنَا مُحَمَّدُ بْنُ سُلَيْمَانَ الْمِصِّيصِيُّ، حَدَّثَنَا مُحَمَّدُ بْنُ الزِّبْرِقَانِ، عَنْ أَبِي حَيَّانَ التَّيْمِيِّ، عَنْ أَبِيهِ، عَنْ أَبِي هُرَيْرَةَ، رَفَعَهُ قَالَ: " إِنَّ اللَّهَ يَقُولُ: أَنَا ثَالِثُ الشَّرِيكَيْنِ مَا لَمْ يَخُنْ أَحَدُهُمَا صَاحِبَهُ، فَإِذَا خَانَهُ خَرَجْتُ مِنْ بَيْنِهِمَا "**

Transmeton Ebu Hurejre (r.a.) se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: ***"Unë jam i treti i dy ortakëve, përderisa njëri nuk e mashtron tjetrin. E kur të mashtrojnë, Unë tërhiqem nga ky partneritet në mes tyre".***[284]

Allahu xh.sh. është në përkrahje të çdo pune e cila realizohet përmes rrugës së lejuar (hallall), Ai e përkrah biznesin e lejuar dhe punën me hallall. Zoti ka krijuar kushtet për jetesë dhe mënyrën e të mbijetuarit, kështu që është natyrore që njeriu të punojë dhe të fitojë furnizimin e vet.

Prej mënyrave të bashkëpunimit është puna me partneritet dhe bashkëpunim të ndërsjelltë. Çdo punë e njeriut në këtë botë është kolektive dhe shoqërore, njeriu nuk mund të veprojë asgjë në mënyrë individuale, pa ndihmën e të tjerëve. Edhe në tregti, njeriu nuk mund të zhvillojë bizneset në mënyrë individuale, porse i nevojitet ndihma dhe bashkëpunimi nga të tjerët.

Ortakëria apo partneriteti, është prej mënyrave të bashkpunimit në tregti, që e njeh edhe ligji i sheriatit dhe e lejon atë përderisa nuk shkelen parimet e fesë Islame.

---

[284] Ebu Davud-i, "Sunen", kitab Buju`, bab fi`sh-sheriketi, nr.3383; Hakim-i, "El-Mustedrek", vëll.2, fq.60, nr.2322 dhe thotë se hadithi është Sahih, por ato (Buhari-u dhe Muslim-i) nuk e kanë shënuar; edhe Dhehebi-u thotë se hadithi është Sahih; hadithin e shënon edhe Bejheki-u, "Sunen`ul-Kubra", vëll.6, fq.130, nr.11.424; por Shuajb el-Arnauti thotë se zinxhiri i këtij hadithi është i dobët, babai i ebi Hajan et-Tejmi është i panjohur, si dhe Ebu Hajani, emri i të cilit është Jahja b. Seid ibni Hajan është konsideruar i dobët nga ana e Ibni Katanit dhe Darekutnit. (shih: "Sunen Ebu Davud bi tahkik Shuajb el-Arnauti", daru Risaletu Alemije, Bejrut, 2009, vëll.5, fq.265-266); por ka prej kritikëve të hadithit, si Ibni Hiban-i, Ixhli-u dhe Ibni Haxher-i në "Tekrib" të cilët thonë se është i besueshëm (shih: Adhim Abadi, "Aunu`l-Ma`bud", fq.1543);

Përderisa njeriu është në gjendje të bashkëpunojë me të tjerët dhe t`u përmbahet rregullave, që puna e tyre të jetë hallall, atëherë edhe Zoti e ndihmon këtë bashkëpunim dhe u jep bereqet në punën e tyre, ata janë në kënaqësinë e Zotit.

Por, nëse në mes tregtarëve dhe partnerëve në bashkëpunim, fillojnë dredhitë, mashtrimet dhe puna fshehurazi prej njëri-tjetrit, atëherë Zoti nuk është në mbështetje të veprimeve të ulta dhe mashtrimeve. Zoti këtyre ua largon bereqetin nga puna e tyre dhe nuk i përkrah në veprimtari. Zoti e urren mashtrimin dhe e ka ndaluar në mënyrë kategorike padrejtësinë ndaj të tjerëve, kështu edhe në parteritet nuk lejon që njëri të mashtrojë tjetrin, porse duhet t`u përmbahen kushteve.

Nëse fillon njëri prej partnerëve të mashtrojë, atëherë Zoti e largon ndihmën e Tij nga ky bashkëpunim dhe fillojnë hidhërimet dhe përçarrjet. Kur Zoti e largon ndihmën e Tij, atëherë në mesin e tyre hyn *shejtan*-i dhe fillon t`i nxit kundër njëri-tjetrit.

Për këtë qëllim, duhet që bashkëpuntorët të jenë të sinqertë, të mundohen t`i bëjnë veprat e tyre jetësore për kënaqësinë e Zotit, të mundohen të jenë të sinqertë dhe të drejtë, e mos bëhen prej atyre të cilët mashtrojnë, sepse Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem e bojkotoi nga të qenët *umet* i tij atë njeri i cili i mashtron të tjerët. Transmeton Ebu Hurejre r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"... Kush na mashtron, nuk është prej nesh".*[285]

Sa i përket shprehjes së Zotit në *hadith* se është i treti i dy ortakëve në partneritet, kjo duhet të nënkuptohet në mënyrë simbolike dhe metaforike, kjo është alegori për të treguar mbështetjen e Zotit dhe përkrahjen e Tij ndaj një bashkëpunimi fisnik, e jo prezencë fizike, sepse Zoti nuk është trup dhe nuk kufizohet në hapësirë.

Edhe në Kuran kemi raste ku Zoti tregon në mënyrë alegorike për praninë dhe diturinë e Tij mbi veprimet e krijesave të Tij, siç edhe thotë në Kuran: **"A nuk e di ti se Allahu e di çka ka në qiej dhe çka ka në tokë? Nuk bëhet bisedë e fshehtë mes tre vetave, e të mos jetë Ai i katërti, e as mes pesë vetëve e të mos jetë Ai i gjashti, e as mes më pak e as të më shumë vetave, e të mos jetë Ai me ta kudo që të jenë. Pastaj në Ditën e**

---

285 Muslim-i, "Sahih", kitab el-Imanu, bab men gashena fe lejse minna, nr.102; etj.

**Kiametit i njofton ata për atë që kanë punuar. Allahu ka përfshirë me dijen e Vet çdo send”.[286]**

Po ashtu, si ilustrim mund të përmendim edhe *hadith*-in që e përcjell Ebu Bekri r.a. i cili thotë: “I thashë Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem gjersa isha me të në shpellë:[287] “Sikur ndonjëri prej tyre të shikonte tek këmbët e veta, do të na shihte”. Ai (Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem) tha: *“Çka mendon o Ebu Bekër për dy veta, ku Allahu është i treti i tyre?!”.*[288]

[286] Kurani, Muxhadele, 7;
[287] Shpella Theur, në të cilën u strehuan ata dy kur kryen hixhretin prej Mekës në Medine dhe aty qëndruan për tri ditë;
[288] Buhari-u, “Sahih”, kitab Fadailu as`habi`n-Nebij, bab menakibu`l-muhaxhin ve fadlihim, nr.3653; Muslim-i, “Sahih”, kitab Fadailu`s-sahabbeti r.a., bab min fadaili Ebu Bekër es-Sidik r.a., nr.2381; etj.

## *HADITHI I NJËQINDETRIDHJETËEPESTË (135)*

**حَدَّثَنَا أَحْمَدُ بْنُ عَبْدِ اللهِ بْنِ يُونُسَ، حَدَّثَنَا زُهَيْرٌ، حَدَّثَنَا مَنْصُورٌ، عَنْ رِبْعِيِّ بْنِ حِرَاشٍ، أَنَّ حُذَيْفَةَ، حَدَّثَهُمْ، قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: " تَلَقَّتِ الْمَلَائِكَةُ رُوحَ رَجُلٍ مِمَّنْ كَانَ قَبْلَكُمْ، فَقَالُوا: أَعَمِلْتَ مِنَ الْخَيْرِ شَيْئًا؟ قَالَ: لَا، قَالُوا: تَذَكَّرْ، قَالَ: كُنْتُ أُدَايِنُ النَّاسَ فَآمُرُ فِتْيَانِي أَنْ يُنْظِرُوا الْمُعْسِرَ، وَيَتَجَوَّزُوا عَنِ الْمُوسِرِ، قَالَ: قَالَ اللهُ عَزَّ وَجَلَّ: تَجَوَّزُوا عَنْهُ "**

Transmeton Hudhejfe (r.a.) se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *“Melekët do ta sjellin shpirtin e një njeriu i cili ka jetuar para jush dhe do të pyetet:* ***“A ke bërë ndonjë të mirë në dunja?”*** *(Robi) do të thotë: “Jo”. Do t`i thuhet:* ***“Kujtohu?!”*** *Ai do të thotë: “Unë u jepja borxh njerëzve, por e urdhëroja birin tim, që të shikojë t`ua shtyjë afatin atyre të cilën nuk kanë mundësi pagese”. Allahu xh.sh. do të thotë:* ***“Falne atë”****.*[289]

Në këtë *hadith* bëhet fjalë për një person i cili ka jetuar në kohët e mëhershme tek populli i beni Israilëve, para se të dërgohet Muhamedi sal-lallahu alejhi ve sel-lem, porse nuk është e veçantë vetëm për atë, porse e përfshin çdo person i cili vepron në këtë mënyrë dhe fal apo lehtëson ata të cilët i kanë borxh. Këtë kategori njerëzish, melekët do t`i sjellin para Zotit në Ditën e Gjykimit, ku do të merren në pyetje për veprimtarinë e tyre. Zoti do ta pyesë se a ka ndonjë të mirë që e ka kryer në dunja, me të cilën do të mund ta meritonte Mëshirën e Tij, porse robi do të përgjigjet në mënyrë negative, sepse gjatë jetës së tij në këtë botë, nuk ka kryer asnjë të mirë, pasi

[289] Muslim-i, “Sahih”, kitab el-Musakatu, bab 6, nr.1560; këtë hadith e shënon me disa ndryshime të vogla në tekst edhe Buhari-u, në “Sahih”, kitab Ehadithu`l-Enbija, bab ma dhukire an beni israil (50), nr.3451 si dhe në kitab Buju`, bab men endhere musiren (17), nr.2077; Tirmidhi-u, “Sunen”, kitab Buju`, bab 67, nr.1311 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Sahih; Ibni Maxheh, “Sunen”, kitab Sadakat, bab 14, nr.2420; Darimij-u, “Sunen”, kitab Buju, bab 14, nr.2546; Ahmed-i, “Musned”, 28/296, nr.17.064 etj; Ky hadith shënohet edhe përmes transmetuesve tjerë, si Ebu Mes`udi r.a. të cilën e shënon Muslim-i në “Sahih”, nr.1561; ndërsa përcillet edhe prej Ebu Hurejres r.a. të cilën e shënon Buhari-u në “Sahih”, nr.2078 dhe Muslim-i në “Sahih”, nr.1562;

siç kuptohet, ka qenë i angazhuar me gjërat e kësaj bote, kurse për *ahiret*, nuk ka përgatitur asgjë. Zoti përsëri, nuk dëshiron që ta dënojë robin e tij, prandaj i kërkon që të kujtohet mos vallë ka ndonjë të mirë, edhe pse robi e ka harruar atë vepër, sepse mendon se ajo nuk do t`i sjellë ndonjë dobi, Zoti dëshiron që përmes asaj vepre ta fal dhe ta mëshirojë. Ai nuk ia harron asnjë vepër robit, po qoftë ajo edhe një e vetme dhe e imtë.

Pas kësaj, robit i kujtohet një prej veprave të mira që e ka kryer një herë, e ajo është se ua shtynte afatin e kthimit të borxhit njerëzve që merrnin hua prej tij, e nëse nuk kishin mundësi ta kthejnë borxhin, e urdhëronte djalin e tij që të mos ua kërkojë borxhin, sepse ka shpresuar se përmes kësaj falje dhe prolongimi, edhe Zoti do ta fal atë dhe kështu ndodhi me të vërtetë, sepse ajo ishte mu vepra e cila e shpëtoi prej dënimit të Zjarrit.

U shpëtua përmes kësaj vepre, sepse me të vërtetë ka mirësi të shumtë në largimin e halleve të njerëzve. Të largosh një të keqe një njeriu në këtë botë, Allahu ta largon një të keqe në botën tjetër, e kush ia mbulon një të metë njeriut tjetër, Allahu do t`ia mbulojë atij të metat në botën e *ahiretit*. Kjo vlen sidomos në rastin e borxhit dhe faljes së saj. Këtë më mirë e konfirmon *hadith*-i që transmetohet nga Ebu Hurejre r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Kush ia lehtëson borxhliut, Allahu do t`ia lehtësojë në këtë botë dhe në Ahiret".*[290]

Po ashtu, transmetohet se një njeri i kishte marr borxh Ebu Katades. Ebu Katade r.a. shkonte t`ia lyp borxhin, ndërsa ai fshihej. Një ditë, shkoi te ai dhe doli një fëmijë, e ky e pyeti për personin. Fëmija i tregoi se ai është në shtëpi. Ebu Katade i tha: "Pse fshihesh prej meje" Ai tha: "Nuk kam mundësi të ta kthej borxhin". E pyeti: "Me të vërtetë nuk ke mundësi me ma kthyer borxhin?" "Po", i tha njeriu. Ai tha: "E kam dëgjuar të Dërguarin *sal-lallahu alejhi ve sel-lem* duke thënë: *"Kush dëshiron që të shpëtojë nga vuajtjet në Ditën e Kijametit, le t`ia lehtësojë apo t`ia fal borxhin borxhliut".*[291]

[290] Muslim-i, "Sahih", kitab edh-Dhikru ve`d-Duau ve`t-Teubetu ve`l-istigfaru, bab 11, nr.2699; Tirmidhi-u, "Sunen", kitab Kira`at, bab 10, nr.2954; Ebu Davud-i, "Sunen", kitab el-Edebi, bab 60, nr.4946; Ibn Maxheh, "Sunen", kitab Sadakat, bab 14, nr.2417; Ahmed-i, "Musned", 12/393, nr.7427 etj;
[291] Muslim-i, "Sahih", kitab el-Musakatu, bab fadlu indharil mu`siri (6), nr.1563;

Gjithashtu Ebu Hurejre r.a. transmeton se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Kush ia lehtëson borxhliut apo ia fal atij, në Ditën e Gjykimit do të jetë nën hijen e Arshit".*[292]

Nga e gjithë kjo, kuptojmë se sa e vlefshme është ndihma e ndërsjellë dhe ndjenja me brengat e të tjerëve, andaj edhe duhet të solidarizohemi dhe të jemi më të mëshirshëm në mes nesh dhe të mos mbisundojë dashuria ndaj materializmit mbi dashurinë vëllazërore. Kjo do të jetë edhe arsyeja që Zoti të ketë mëshirë ndaj nesh dhe të na fal në botën tjetër, sepse Ai është më prioritarë që të jetë Falës dhe Mëshirues.

Kuptojmë se sjellja e vërtetë e një muslimani i cili ka si shembull të Dërguarin e Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem duhet të jetë lehtësues kur bën shitblerje dhe në tregti, të jetë lehtësues në bashkëpunim, në afatet e borxheve dhe të ketë mëshirë për ata që gjenden në vështirësi.

Nga *hadith*-i po ashtu kuptojmë se njeriu i cili kryen mëkate të mëdha apo nuk ka kryer shumë punë të mira, nuk konsiderohet pabesimtarë dhe nuk përjashtohet mundësia që edhe atë ta përfshijë Mëshira e Zotit.

Zoti nga Mëshira e madhe e Tij, do t`ia fal edhe atij personi i cili ka marrë borxh për nevojat elementare të tija, porse nuk ka mundur t`i kthejë gjatë jetës së vet. Transmeton Abdurahman b. Ebu Bekri r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Allahu xh.sh. në Ditën e Kijametit do ta thërras personin që ka pasur borxh në këtë botë dhe do t`i thotë:* ***"O biri i Ademit, pse i ke humbur të drejtat e njerëzve?" Pse e more pasurinë e tyre?"*** *Ai do të thotë: "O Zot, nuk i kam shkatërruar, por e kam marrë ose për shkak zhytjes ose djegjes". Zoti xh.sh. do t`i thotë:* ***"Unë jam më meritor për të ta shlyer ty sot"*** *e më pas ia shumëzon të mirat mbi të këqijat dhe urdhëron që të dërgohet në Xhenet".*[293]

---

[292] Tirmidhi-u, "Sunen", kitab Buju` an Resulilah, bab ma xhae fi indharil mu`siri ve`r-rifk bihi, nr.1310 dhe thotë se ky hadith është Hasenun-Sahih, por Garib përmes kësaj rruge; Ahmed-i, "Musned", 14/329, nr.8711;

[293] Davud Tajalisi, "Musned", vëll.2, fq.663, nr.1423; Ahmed-i, "Musned", 3/234, nr.1708; Bezzar-i, "Bahru`z-Zehar", 6/239, nr.2272; Ebu Nuajm-i, "Hiljetu`l-Evlija", 4/141; shejh Shuajb el-Arnauti në verifikim të këtij hadithi te Musnedi i Ahmed-it, thotë se zinxhiri i këtij hadithi është i dobët shkaku i Sadaka b. Musa, i cili sipas shumicës është konsideruar i dobët;

## *HADITHI I NJËQINDETRIDHJETËEGJASHTË (136)*

أَخْبَرَنَا إِبْرَاهِيمُ بْنُ الْمُسْتَمِرِّ قَالَ: حَدَّثَنَا عَمْرُو بْنُ عَاصِمٍ قَالَ: حَدَّثَنَا مُعْتَمِرٌ، عَنْ أَبِيهِ، عَنْ الْأَعْمَشِ، عَنْ شَقِيقِ بْنِ سَلَمَةَ، عَنْ عَمْرِو بْنِ شُرَحْبِيلَ، عَنْ عَبْدِ اللَّهِ بْنِ مَسْعُودٍ، عَنِ النَّبِيِّ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ قَالَ: " يَجِيءُ الرَّجُلُ آخِذًا بِيَدِ الرَّجُلِ فَيَقُولُ: يَا رَبِّ، هَذَا قَتَلَنِي، فَيَقُولُ اللَّهُ لَهُ: لِمَ قَتَلْتَهُ؟ فَيَقُولُ: قَتَلْتُهُ لِتَكُونَ الْعِزَّةُ لَكَ، فَيَقُولُ: فَإِنَّهَا لِي. وَيَجِيءُ الرَّجُلُ آخِذًا بِيَدِ الرَّجُلِ فَيَقُولُ: إِنَّ هَذَا قَتَلَنِي، فَيَقُولُ اللَّهُ لَهُ: لِمَ قَتَلْتَهُ؟ فَيَقُولُ: لِتَكُونَ الْعِزَّةُ لِفُلَانٍ، فَيَقُولُ: إِنَّهَا لَيْسَتْ لِفُلَانٍ فَيَبُوءُ بِإِثْمِهِ "

Transmeton Abdullah b. Mes`udi (r.a.) se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Do të vijë një njeri duke mbajtur për dore një njeri tjetër dhe do të thotë: "O Zot, ky më ka vrarë!" Allahu do t`i thotë atij:* ***"Përse e ke vrarë atë?!"****Ai do të thotë: "E kam vrarë, që të jetë madhërimi vetëm për Ty". Zoti do të thotë:* ***"(Madhëria) më takon vetëm Mua".*** *Do të vijë një njeri tjetër duke mbajtur për dore një njeri dhe do të thotë: "O Zot, ky më ka vrarë!" Allahu do t`i thotë:* ***"Përse e ke vrarë?!".*** *Ai do të thotë: "Që të jetë madhërimi për filanin". Do të thotë (Zoti):* ***"Ajo nuk i takon filanit"*** *dhe mëkati do t`i ngarkohet atij".*[294]

Kjo do të ndodhë në Ditën e Gjykimit, kur të gjitha krijesat do të kërkojnë të drejtën e tyre dhe do të hakmerret çdokush për padrejtësinë që i është shkaktuar dhe nuk e ka marr të drejtën e vet në këtë botë. Nuk ka mundësi të iket në botën tjetër dhe të shmanget njeriu nga rikthimi i të drejtës së huaj. Prej çështjeve të para që do të gjykohen para Zotit, numërohet edhe derdhja

[294] Nesai-u, "Sunen", kitab Tahrimu`d-demm, bab ta`dhimu`d-demm, nr.3997; Taberani, "Mu`xhemu`l-Kebir", 10/119, nr.10.075; Ebu Nuajmi, "Hiljetu`l-Evlija", vëll.4, fq.147; Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", vëll.7, fq.245, nr.4943; Hamdi Abdulmexhid es-Selefi në verifikim të veprës "Kebir" të Taberanit, thotë se e shënon Nesaiu kurse zinxhiri është Hasen; Edhe recenzenti i veprës "Shu`ab" të Bejhekiu, Muhtar Ahmed en-Nedeviu thotë se transmetuesit janë të besueshëm;

e gjakut të njeriut. Transmeton Abdullah b. Mes`udi r.a. se Pejgamberi sallallahu alejhi ve sel-lem, ka thënë: *“Gjëja e parë për të cilën do të gjykohen njerëzit në Ditën e Gjykimit, janë gjaqet”.*[295]

Allahu xh.sh. nuk e pyet njeriun nga shkaku se nuk e di çka ka ndodhur në mes tyre, pasi Ai është i Gjithdijshëm dhe ka njohuri mbi të gjitha hollësitë, por e pyet për të realizuar gjykimin me drejtësi dhe për të marrë dëshminë e çdonjërit para të gjitha krijesave.

Nga *hadith*-i në fjalë, shohim se ata të cilët e kanë realizuar aktin e vrasjes të motivuar nga aspekti fetar, të cilët kanë luftuar në rrugën e Allahut xh.sh. dhe kanë dëshiruar të ngrenë lart flamurin e njëshmërisë, ata do të jenë të arsyetuar. Lufta në rrugë të Zotit kur kryhet sinqerisht, është e dashur tek Ai dhe shpërblen për të. Këtu duhet pasur parasysh që të mos vrasë njerëz të pafajshëm dhe të cilët janë besimtarë të vërtetë, duke u nisur në bazë të ndonjë dyshimi. Personi i cili ka kryer vrasjen për hir të Zotit, do të jetë i arsyetuar. Kështu do të jetë edhe ai i cili ka kryer dispozitat e Zotit si udhëheqësi apo realizuesi i vrasjes (*xhelat-i*).

Nga *ajet*-et dhe *hadith*-et, kuptojmë se vetëm në tre raste ekzekutohet njeriu, ku në këtë kategorizim hynë vrasja e njeriut për shkak të braktisjes së fesë dhe luftimit të fesë, vrasësin i cili ka vrarë njeri të pafajshëm dhe shkelësin e kurrorës i cili kryen amoralitet. Transmeton Abdullah b. Mes`udi r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *“Nuk lejohet të derdhet gjaku i muslimanit, i cili dëshmon se nuk ka zot tjetër përpos Allahut dhe se unë jam i Dërguari i Allahut, përpos se në një nga këto tri raste: Jeta për jetë (për vrasje), kur i martuari apo e martuara bëjnë zina dhe braktisësi i fesë që largohet nga xhemati”.*[296]

Personi tjetër i cili do të paraqitet para Zotit për t`u llogaritur, është njeriu i cili ka luftuar dhe ka vrarë, mirëpo vrasja e tij nuk ka qenë e motivuar për qëllime fetare, por për interesa të kësaj bote. Këtu mund të klasifikohet vrasja për mbretin, vrasja për autoritetin familjar, vrasja për biznes, vrasja me pagesë, vrasja për ndonjë vajzë, vrasja për inate personale dhe të gjitha vrasjet që nuk kanë si motiv kënaqësinë e Zotit. Këta persona nuk do të mund ta arsyetojnë vrasjen e tyre, pasi e dinë se vrasja është realizuar për

---

[295] Buhari-u, “Sahih”, kitab er-Rikaku, bab el kisasi jaumel kijameti ve hijel hakkatu, nr.6533; Muslim-i, “Sahih”, kitab Kasame, bab el muxhazat bi dima fil ahireti, nr.1678; etj

[296] Buhari-u, “Sahih”, kitabu Dijat, bab 6, nr.6878; Muslim-i, “Sahih”, kitab Kasame, bab ma jubahu bihi demu`l-Muslim-i, nr.1676; etj.

dikë tjetër e jo për Allahun xh.sh. Këta njerëz, do të mbajnë barën e mëkatit të tyre për vrasjen që kanë realizuar, por edhe mëkatet e viktimës të cilën e kanë ekzekutuar pa faj.

Sa i përket mëkatit të vrasjes, ai radhitet ndër mëkatet më të rënda në fenë Islame dhe e dënon ashpër këtë krim. Zoti thotë në Kuran: **"Për këtë (shkak të atij krimi) Ne u shpallëm (ligji) beni israilëve se kush mbyt një njeri (pa të drejtë), pa pasë mbytur ai ndonjë tjatër dhe pa pasë bërë ai ndonjë shkatërrim në tokë, atëherë (krimi i tij) është si t'i kishte mbytur gjithë njerëzit. E kush e ngjall (bëhet shkak që të jetë ai gjallë) është si t'i kishte ngjallur (shpëtuar) të gjithë njerëzit...".[297]** Në një vend tjetër thotë: "**Besimtari nuk mund të mbysë muslimanin tjetër, përveç nëse kjo ndodh pa qëllim".[298]** Më pas vazhdon dhe thotë: **"Kush e mbyt me qëllim dhe paramendim vëllanë e vet musliman, dënimi i tij është Xhehenemi, në të cilin do të qëndrojë përgjithmonë, mbi të do të derdhet hidhërimi dhe mallkimi i All-llahut dhe All-llahu për të ka përgatitur mundime të mëdha!".[299]**

Në *sure*-n Fukran Zoti i radhit mëkatet më të rënda dhe thotë: **"Edhe ata që pos All-llahut, nuk lusin zot tjetër dhe nuk mbysin njeriun që ka ndaluar All-llahu, por vetëm kur e meriton në bazë të drejtësisë, dhe që nuk bëjnë kurvëri. Ndërsa kush i punon këto, ai gjen dënimin. Atij i dyfishohet dënimi ditën e Kijametit dhe aty mbetet përgjithmonë. Përveç atij që është penduar, ka besuar dhe ka bërë vepra të mira, të tillëve Allahu të këqijat ua shndërron në të mira. Allahu është shumë mëshirues ndaj Ai falë shumë".[300]**

Në fenë Islame, vrasja radhitet në listën e mëkateve më të rënda (makabre). Transmeton Ebu Hurejre r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Largohuni nga shtatë mëkatet shkatërruese!"* I thanë: "Kush janë ato?" Ai tha: *"Shirku, Sihri, vrasja e njeriut të cilën e ka ndaluar Allahu, ngrënia nga kamata, ngrënia e pasurisë së jetimit, ikja nga fushëbeteja, shpifja ndaj grave të ndershme".[301]*

---

[297] Kurani, Maide, 32;
[298] Kurani, Nisa, 91;
[299] Kurani, Nisa, 93;
[300] Kurani, Furkan, 68-70;
[301] Buhari-u, "Sahih", kitab el-Vesaja, bab kaulilahi teala ineledhine je`kulune emvalel jetama dhulmen, nr.2766; Muslim-i, "Sahih", kitab el-Imanu, bab bejanul kebairi ve ekberiha, nr.89; etj.

Në disa tekste, vrasja e një njeriu është konsideruar edhe në kategorinë e kufrit. Transmeton Abdullah b. Mesudi r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Të fyesh muslimanin, është mëkat (fisk), kurse vrasja e tij është kufër (mohim)".*[302]

Transmeton Xherir b. Abdilahu r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem i ka thënë atij gjatë Haxhit të Lamtumirës: *"Le të mbajnë qetësi njerëzit"*, pastaj tha: *"Mos u ktheni pas meje në pabesimtarë, duke goditur qafat e njëri-tjetrit (duke u vrarë)".*[303]

Një akt i këtillë, është edhe paralajmërim për afrimin e fundit të botës, kur mbi sipërfaqen e tokës do të mbizotërojë kaosi dhe çrregullimi. Transmeton Ebu Hurejre r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"(Nga shenjat e kiametit) është se do të largohet dituria, do të përhapet injoranca dhe fitneja, do të shtohet Herxh-i!"* Thanë: "O i Dërguari i Allahut, çka është *Herxh-i*?" Ai tha: "*Vrasja, Vrasja"* dhe bëri me shenjë te fyti".[304]

Në fenë Islame, nuk vritet njeriu pse nuk është musliman, sepse ai do të ketë përgjegjësinë dhe llogarinë me Allahun xh.sh., kurse ne nuk kemi të drejtë të ekzekutojmë njerëzit për shkak fesë së tyre, sepse edhe në kohën e Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka pasur ithtarë të feve tjera, por ai nuk i ka vrarë. Bile përkundrazi, ai është kërcënuar rëndë për atë i cili e vret një ithtarë të feve tjera pa asnjë faj. Transmeton Abdullah b. Amri r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Kush e vret një jomysliman i garantuar nga shteti Islam, nuk do ta nuhasë erën e Xhenetit, edhe pse era e Xhenetit ndihet larg 40 vite ecje".*[305]

Sot në botë, ndodhin mbi 400.000 vrasje brenda një viti[306] dhe e gjithë kjo në të shumtën e rasteve për arsye banale dhe irracionale. Të vetëdisohemi dhe të largohemi nga armët dhe të mos derdhim gjakun e huaj, sepse në Ditën e Llogarisë, nuk do të shpëtojmë gjersa të mos kthejmë hakun e tyre.

---

302 Buhari-u, "Sahih", kitab el-Imanu, bab 36, nr.48; Muslim-i, "Sahih", kitab el-Imanu, bab 28, nr.64; etj.
303 Buhari-u, "Sahih", kitab el-Ilmu, bab 43, nr.121; Muslim-i, "Sahih", kitab el-Imanu, bab 29, nr.65-66; etj.
304 Buhari-u, "Sahih", kitab el-Ilmu, bab 24, nr.85; Muslim-i, "Sahih", kitab el-Ilmu, bab 5, nr.2672; etj.
305 Buhari-u, "Sahih", kitab Xhizje, bab ithmi men katele muaheden bi gajri xhurmin, nr.3166; etj.
306 Shih: www.ourworldindata.org/homicides/

## *HADITHI I NJËQINDETRIDHJETËESHTATË (137)*

**حَدَّثَنَا مُحَمَّدُ بْنُ بَشَّارٍ، حَدَّثَنَا مُحَمَّدُ بْنُ أَبِي عَدِيٍّ، عَنْ شُعْبَةَ، عَنْ قَتَادَةَ، عَنْ أَبِي الصِّدِّيقِ النَّاجِيِّ، عَنْ أَبِي سَعِيدٍ الخُدْرِيِّ رَضِيَ اللَّهُ عَنْهُ، عَنِ النَّبِيِّ صَلَّى اللَّهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ، قَالَ: " كَانَ فِي بَنِي إِسْرَائِيلَ رَجُلٌ قَتَلَ تِسْعَةً وَتِسْعِينَ إِنْسَانًا، ثُمَّ خَرَجَ يَسْأَلُ، فَأَتَى رَاهِبًا فَسَأَلَهُ فَقَالَ لَهُ: هَلْ مِنْ تَوْبَةٍ؟ قَالَ: لاَ، فَقَتَلَهُ، فَجَعَلَ يَسْأَلُ، فَقَالَ لَهُ رَجُلٌ: ائْتِ قَرْيَةَ كَذَا وَكَذَا، فَأَدْرَكَهُ المَوْتُ، فَنَاءَ بِصَدْرِهِ نَحْوَهَا، فَاخْتَصَمَتْ فِيهِ مَلاَئِكَةُ الرَّحْمَةِ وَمَلاَئِكَةُ العَذَابِ، فَأَوْحَى اللَّهُ إِلَى هَذِهِ أَنْ تَقَرَّبِي، وَأَوْحَى اللَّهُ إِلَى هَذِهِ أَنْ تَبَاعَدِي، وَقَالَ: قِيسُوا مَا بَيْنَهُمَا، فَوُجِدَ إِلَى هَذِهِ أَقْرَبَ بِشِبْرٍ، فَغُفِرَ لَهُ "**

Transmeton Ebu Seid el-Hudriju r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sellem ka thënë: *"Tek beni Israilët jetonte një njeri, i cili kishte vrarë nëntëdhjetë e nëntë njerëz. Pastaj, ai doli të pyeste. Shkoi te një murg dhe e pyeti: "A ka pendim për mua?". Ai i tha: "Jo" – kështu e vrau edhe atë. Ai përsëri vazhdoi të pyesë dhe një njeri i tha: "Shko në filan vend". Por gjatë rrugës, i erdhi vdekja dhe ai me kraharorin e tij u drejtua kah ai vend. Melekët e mëshirës dhe ata të dënimit diskutuan rreth tij, por Allahu i dha urdhër tokës për tek e cila ishte nisur që të afrohej, ndërsa asaj nga e cila ai po ikte që të largohej dhe u tha (melekëve): **"Matni mes atyre (dy vendeve)".** E ata e gjetën se toka e vendit për ku ishte nisur, ishte më afër vetëm për një pëllëmbë, prandaj iu falën mëkatet".*[307]

Këtë *hadith* e shënon edhe imam Muslim-i, por tek ai nuk përmendet se ka qenë *prej beni Israilëve* dhe se kur ka kërkuar pendim, ka kërkuar për njeriun më të mençur në botë, e më pas e kanë udhëzuar tek një murg. E pas

[307] Buhari-u, "Sahih", kitab Ehadithu`l-Enbija, bab, nr.3470; Muslim-i, "Sahih", kitab Teube, bab kabulu teubeti`l-katili ve in kethure katluhu, nr.2766; Ibni Maxheh, "Sunen", kitab Dijatu, bab hel li katili mu`minin teubetun, nr.2622; Ahmed-i, "Musned", 17/244, nr.11.154 dhe 18/219, nr.11.687;

vrasjes së murgut, ai përsëri kërkoi për njeriun më të mençur në botë. Ky dijetar, kur dëgjoi ngjarjen e tij tha: “Po, e cili është ai që mund të ndërhyjë në mes Tij dhe pendimit?!”. Shko në atë vend ku banojnë njerëz, të cilët e adhurojnë Allahun. Adhuroje edhe ti Allahun bashkë me ta dhe mos u kthe kurrë në vendin tënd, sepse është vend i keq”.

Po ashtu, tek imam Muslim-i, është edhe biseda e zhvilluar në mes melekëve, ku melekët e mëshirës kanë thënë: “Ai erdhi deri këtu i penduar nga mëkatet dhe me zemër të drejtuar te Allahu”. Ndërsa, melekët e dënimit thanë: “Ai kurrë më parë nuk ka bërë vepra të mira”. E më pas vjen një *melek* në formë njeriu që të gjykojë në mes tyre.

Këto janë disa të dhëna shtesë që gjenden tek Muslim-i, që Buhari-u nuk i ka shënuar.

Edhe pse vrasja është prej mëkateve të mëdhaja që njeriun e dërgojnë në Zjarr nëse nuk është penduar për të, përsëri ka shpresë dhe nuk duhet menduar negativisht për të ardhmen në botën tjetër, por duhet nxituar kah pendimi dhe të mos i afrohemi asnjëherë kësaj vepre shkatërruese. Njeriu në fjalë, kishte vrarë 100 persona, por përsëri shpirti nuk iu qetësua derisa gjeti rrugëdalje.

Zoti për vrasësit thotë se do të jenë në Zjarr: **“Kush e mbyt me qëllim dhe paramendim vëllanë e vet musliman, dënimi i tij është Xhehenemi, në të cilin do të qëndrojë përgjithmonë, mbi të do të derdhet hidhërimi dhe mallkimi i All-llahut dhe All-llahu për të ka përgatitur mundime të mëdha!”.[308]** Po ashtu thotë: **“Edhe ata që pos All-llahut, nuk lusin zot tjetër dhe nuk mbysin njeriun që ka ndaluar All-llahu, por vetëm kur e meriton në bazë të drejtësisë, dhe që nuk bëjnë kurvëri. Ndërsa kush i punon këto, ai gjen dënimin. Atij i dyfishohet dënimi ditën e Kijametit dhe aty mbetet përgjithmonë. Përveç atij që është penduar, ka besuar dhe ka bërë vepra të mira, të tillëve Allahu të këqijat ua shndërron në të mira. Allahu është shumë mëshirues ndaj Ai falë shumë”.[309]**

Pra, shohim se nëse vrasësi nuk pendohet, ai do të ketë si dënim Xhehenemin, ku do të jetë përgjithmonë, mbi të është hidhërimi dhe mallkimi i Allahut xh.sh, do të ketë mundime të mëdha, sepse dënimin do ta ketë të dyfishuar. Por, kjo vlen vetëm nëse njeriu nuk pendohet. E nëse pendohet, beson dhe

[308] Kurani, Nisa, 93;
[309] Kurani, Furkan, 68-70;

vepron punë të mira, atij Zoti ia shndërron veprat e liga në vepra të mira dhe ia fal gabimin.

Sado që të jetë zhytur njeriu në mëkate, ka mundësi që të ketë ndonjë shkëndi të *iman*-it në zemrën e tij, që do ta kthejë kurdoherë në rrugën e duhur dhe të mirë. Edhe pse ai nuk kishte dituri, ai në brendinë e vet kishte inspirim se do të gjejë derën e pendimit hapur. Si zakonisht, njerëzit të zhytur në mëkate nuk kanë dituri, porse nuk do të thotë se nuk dëgjojnë të mençurit dhe nuk mund të pendohen.

Nga ky *hadith*, kuptojmë se njeriu duhet të pendohet vazhdimisht për mëkatet e tija, me shpresë që Allahu t`ia falë gabimet.

Se Zoti falë të gjitha mëkatet, na thotë Kurani: **"Vërtet, Allahu nuk fal që të adhurohet dikush apo diçka tjetër përveç Tij, por gjynahet e tjera më të vogla ia fal kujt të dojë".**[310] Si dhe thotë: **"Thuaj: "O robërit e Mi, të cilët e keni ngarkuar veten me shumë gabime, mos i humbni shpresat nga Mëshira e Allahut, sepse Allahu i fal të gjitha mëkatet, Ai është që falë shumë dhe është Mëshirues".**[311] Këtu shohim se edhe për mëkatarin e madh ka rrugëdalje dhe shpëtim, nëse pendohet sinqerisht, përkundër atyre që thonë se për mëkatarin e madh nuk ka pendim.

Nga *hadith*-i kuptojmë se nuk duhet humbur shpresat njerëzve dhe t`i dëshprojmë nga e ardhmja, siç veproi murgu i cili shkaku i përgjigjes së gabuar, edhe e pësoi me jetë, por njerëzve duhet dhënë kurajo për mendim të mirë, kurse përfundimin e lëmë përsëri tek Allahu xh.sh, sepse robërit janë të Tij dhe Ai vendos se çka do të veprojë me ta. E kuptojmë edhe faktin se largimi i njerëzve nga Mëshira e Allahut xh.sh. dhe humbja e shpresës, e shton kriminalitetin edhe më shumë, kurse kthimi tek Ai ndihmon që të largohet e keqja nga rrethi shoqërorë.

Për vrasësit serik, nuk është e rëndësishme vrasja e një të devotshmi, sepse ata janë zhytur aq shumë në krim, saqë epshi i tyre kërkon vazhdimisht të kënaqet me atë të keqe e cila e ka përfshirë, edhe pse e dinë që veprimi i tillë nuk është i mirë. Njeriut gjatë aktit të vrasjes i shtohet adrenalini në gjak, andaj ky përjetim bën që personi të dëshirojë ta përsëris veprimin. Njerëzve të tillë, duhet afruar me kujdes dhe folur fjalë të zgjedhura, sepse për ta nuk

---

[310] Kurani, Nisa, 48;
[311] Kurani, Zumer, 53;

ka rëndësi vrasja edhe e një personi më shumë, pa marrë parasysh statusin e atij personi në shoqëri.

Njerëzit e kishin vlerësuar murgun si të ditur, por kjo nuk e bën të denjë për të dhënë përgjigje, edhe nëse njerëzit e konsiderojnë të tillë.

Nga këtu, shohim edhe konceptin Islam, se kur të kërkojmë ndonjë përgjigje, duhet të kërkojmë prej njeriut më të ditur, siç thuhet edhe në Kuran: **"...pyetni ata që kanë dituri, nëse ju nuk e dini".[312]** Pra, dituria nuk merret prej çdokujt, por prej njerëzve kompetent.

Shohim edhe përparësinë e dijetarit ndaj adhuruesit, sepse adhuruesi sado që i përkushtohet adhurimit, përsëri nuk është i denjë për të dhënë fetva, sepse dituria kërkon lexim dhe përkushtim, e jo vetëm adhurim. Adhuruesi e shikoi problemin, kurse dijetari shikoi zgjidhjen e problemit. Sipas një hadithi që e përcjell Ebu Derda r.a. shohim se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"...përparësia e dijetarit ndaj adhuruesit, është sikur përparësia e hënës pesëmbëdhjetëshe ndaj yjeve tjerë...".[313]* Po ashtu, Ebu Umame r.a. thotë se te Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem u përmendën adhuruesi dhe dijetari, e ai ka thënë: *"Përparësia e dijetarit ndaj adhuruesit, është sikur përparësia ime ndaj më të poshtmit në mesin tuaj".[314]* Si dhe kemi hadithin që e përcjell Ibni Abasi r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Një fekih (jurist) është më i rrezikshëm për shejtanin sesa njëmijë adhurues".[315]*

Ndodh që *myfti*-u të gabojë në përgjigje, prandaj duhet të dëgjojë me vëmendje dhe të mundohet të japë përgjigje të argumentuar, e jo përgjigje me emocione, sepse emocionet mund të shpiejnë në paragjykime dhe vlerësime të gabuara.

Dijetari i mirë, kur të jep përgjigje për ndonjë problematikë, duhet të trajtojë "sëmundjen" dhe të jep edhe zgjidhjen. Sot shumë thirrës gjatë ligjërimeve e cekin problemin, por nuk e tregojnë rrugën e zgjidhjes së atij problemi. Ky dijetarë, njëherë e shëroi problemin duke i treguar se askush nuk mund ta mbyll derën e pendimit dhe nuk mund të ndërhyjë në mes Zotit dhe robit.

---

[312] Kurani, Nahël, 43 dhe Enbija, 7;

[313] Ebu Davud-i, "Sunen", kitab el-Ilmu, bab el-hathu ala talebi`l-ilm, nr.3641, etj.

[314] Tirmidhi-u, "Sunen", kitab el-Ilmi, bab ma xhae fi fadli`l-fikhi alel ibadi, nr.2685; etj.

[315] Tirmidhi-u, "Sunen", kitab el-Ilmi, bab ma xhae fi fadli`l-fikhi alel ibadi, nr.2681 dhe thotë se hadithi është Garib; Ibni Maxheh, "Sunen", kitab Mukadime, bab fadlul ulemai vel hathu ala talebil ilmi, nr.222;

Më pas, ia dha edhe zgjidhjen përfundimtare, duke i treguar që të largohet prej vendit ku jeton, për në vendin më të mirë ku mund të përmirësohet.

Dijetari nuk e ka për obligim të vëndohet në pozitën e gjykatësit dhe të ekzekutojë kriminelët, sepse nuk i është dhënë kjo detyrë nga askush. Dënimet i realizon shteti, e jo njerëzit individualisht. Dijetari nuk urdhëroi që të mbytet, sepse edhe tek beni Israilët ishte në fuqi dispozita e vrasjes së njeriut i cili vret, po ashtu nuk e paraqiti në organet kompetente për ekzekutim, por e udhëzoi që të pendohet dhe të shpërngulet.

Duhet të kemi kujdes kur zgjedhim vendin ku do të jetojmë, sepse edhe rrethi shoqërorë ndikon që të përhapet kriminaliteti në atë mes, duke lejuar shfrenimet e ndryshme të përhapen si fenomene normale. Si shembull konkret, e kemi edhe shpërnguljen e Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem prej Meke në Medine, shkaku se në Meke ishte duke mbisunduar padrejtësia dhe kriminaliteti, andaj në rrethana kur nuk mund të zbatojmë praktikën fetare, drejtësinë dhe moralin, duhet të shpërngulemi prej atij vendi. Njeriu duhet të gjejë një vend ku ka me shumicë njerëz të mirë, të cilët ndihmojnë për vepra të mira dhe pengojnë të keqen. Në këtë mënyrë, përforcohet pendimi dhe mbrohet nga rënia në mëkatin e njëjtë. Shpërngulja e njeriut prej vendit të keq për në vendin e mirë, është shenjë e sinqeritetit në pendim.

I penduari duhet ta ndryshojë mënyrën e jetesës, të largohet nga jeta që jetonte më herët, të largohet nga faktorët që e nxisin për mëkat, si shokët, rrethi, vendi ku jeton, duke shkuar në një vend ku këto faktorë eliminohen.

*Nijet*-i e ndihmon njeriun që të fitojë Mëshirën e Zotit, edhe nëse nuk arrin ta veprojë punën, siç ishte rasti me këtë njeri, i cili pati qëllim të mirë, u pendua dhe u largua nga vendi i padrejtësive, për te vendi i adhuruesve dhe të mirëve, por nuk arriti në vend. Edhe pse vdekja e zuri në rrugë, Zoti ia pranoi veprimin sikur ta kishte realizuar.

Edhe melekët e Zotit kanë mundësi të kenë ndonjë mospajtim dhe interpretim të ndryshëm në mes tyre, sepse edhe ata janë krijesa të Zotit dhe nuk janë të gjithditura. Edhe ata mund të polemizojnë dhe të vlerësojnë gjendjet, derisa Zoti të gjykojë mes tyre dhe t`u jep urdhër të caktuar.

Sipas *hadith*-it, shohim se njeriut të mirë ia marrin shpirtin melekët e mëshirës, kurse të keqit ia marrin shpirtin melekët e dënimit.

Zoti kur dëshiron, mund të ndërhyjë në çështjet e natyrës, si largimin dhe afrimin e tokës, siç përmendet në fund të *hadith*-it.

# *VRASJA E INSEKTEVE*

## HADITHI I NJËQINDETRIDHJETËETETË (138)

حَدَّثَنَا يَحْيَى بْنُ بُكَيْرٍ، حَدَّثَنَا اللَّيْثُ، عَنْ يُونُسَ، عَنِ ابْنِ شِهَابٍ، عَنْ سَعِيدِ بْنِ الْمُسَيِّبِ، وَأَبِي سَلَمَةَ، أَنَّ أَبَا هُرَيْرَةَ رَضِيَ اللَّهُ عَنْهُ، قَالَ: سَمِعْتُ رَسُولَ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ، يَقُولُ: " قَرَصَتْ نَمْلَةٌ نَبِيًّا مِنَ الأَنْبِيَاءِ، فَأَمَرَ بِقَرْيَةِ النَّمْلِ، فَأُحْرِقَتْ، فَأَوْحَى اللَّهُ إِلَيْهِ: أَنْ قَرَصَتْكَ نَمْلَةٌ أَحْرَقْتَ أُمَّةً مِنَ الأُمَمِ تُسَبِّحُ "

Transmeton Ebu Hurejre r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *‘‘Një milingonë e kafshoi njërin prej pejgamberëve dhe ai urdhëroi që të gjithë foletë e milingonave të digjeshin. Por Allahu xh.sh. i shpalli dhe i tha: **“Të kafshoi një milingonë dhe urdhërove të digjej një prej popujve që madhërojnë Allahun?!”.***[316]

Ngjarjet e pejgamberëve të mëparshëm janë shembull për besimtarët që të marrin mësim dhe udhëzim se si duhet të jetohet feja në praktikë, pasi jeta e tyre është e dirigjuar në mënyrë të drejtpërdrejt nga shpallja hyjnore. Këto mësime ne duhet t`i vjelim qofshin në Kuran apo hadithe. Zoti thotë në Kuran: **“Në tregimet e tyre pati mësim dhe përvojë për të zotët e mendjes...”.**[317]

Ky pejgamber të cilit nuk i përmendet emri, u tregua i ashpër në vendimin e tij, pasi u kafshua nga një milingonë dhe mori vendim që të digjen të gjitha foletë e milingonave që ishin në atë luginë. Por, në parim, milingonat nuk janë aq të dëmshme dhe nuk ka nevojë që të zhduken të gjitha, por mund të mbytet ajo e cila të dëmton, sepse çdo insekt, kafshë apo shpend i cili është dëmsjellës, mund të eliminohet.

Duhet të hakmirremi aq sa jemi dëmtuar e jo duke e tepruar dhe kaluar në ekstremizëm. Njeriu duhet të merr *hak* aq sa është dëmtuar e jo të teprojë në

---

316 Buhari-u, “Sahih”, kitab el-Xhihadi ves-sijeri, bab, nr.3019; Muslim-i, “Sahih”, kitab es-Selamu, bab nehju an katli`n-nemli, nr.2241; Ebu Davud-i, “Sunen”, kitab el-Edebi, bab fi katli`dh-dherri, nr.5266; Nesai-u, “Sunen”, kitab Sajdi vedh-dhebaih, bab katlu`n-nemli, nr.4358; Ibni Maxheh, “Sunen”, kitab Sajdi, bab ma junha an katlihi, nr.3225;
317 Kurani, Jusuf, 111;

hakmarrje. Thotë Zoti në Kuran: **“Ndëshkimi i së keqes bëhet në të njëjtën masë, e kush fal dhe bën pajtim, shpërblimi i tij është te Allahu, e Ai nuk i do zullumqarët”.[318]**

Zoti e mësoi këtë pejgamber që në çdo lloj të gabimit, duhet të dënohet fajtori e jo të pafajshmit. Familja dhe shoqëria, nuk janë fajtorë për barën e mëkatit dhe krimit që kryen një person nga mesi i tyre, kështu që në fenë Islame, nuk lejohet të dënohet një person i pafajshëm vetëm pse është familjar apo i afërm me kriminelin.

Ndoshta në kohën e tij ka qenë e lejuar dënimi me zjarr, porse në ligjin e sheriatit tonë, u ndalua që të dënohet një krijesë përmes zjarrit. Transmeton Ebu Hurejre r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem urdhëroi që nëse kapen dy persona nga mesi i Kurejshëve, që ai i përmendi me emër, të digjen me zjarr. Por, më pas erdhi përsëri dhe tha: *“Më herët ju urdhërova që nëse kapen filani dhe filani, të digjen me zjarr, por me zjarr nuk dënon askush përpos Allahut, andaj nëse i kapni, vritni ata”.[319]*

Vrasja e milingonave është e ndaluar edhe në ligjin e *sheriat*-it tonë, ku Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem një veprim të tillë nuk e miratoi. Transmeton Ibni Abasi r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka ndaluar vrasjen e katër lloj gjallesash: *“Milingonat, bletat, pupëzat[320] dhe kukuvajkën[321]”.[322]*

Por, disa kafshë, shkaku i dëmit që mund të sjellin, lejohet të vriten. Transmeton Aishja r.a.h. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *“Pesë dëmsjellës lejohet të vriten edhe nëse janë në harem apo jashtë saj: “Gjarpri, laskra, miu, qeni i tërbuar dhe sokoli”.[323]*

Në *hadith*-in që transmetohet nga Ibni Umeri r.a. thuhet se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *“Nuk ka mëkat për atë që e mbyt njërën*

---

[318] Kurani, Shura, 40;
[319] Buhari-u, “Sahih”, kitab el-Xhihadi ves-sijeri, bab teudi`i, nr.2954; etj.
[320] Lloj zogu që jeton në Afrikë dhe Azi që në arabisht i thuhet *Hud`hud* dhe përmendet edhe në Kuran, në sure Nemël prej ajetit 20 e më pas;
[321] *Es-Suredu* (engl. Shrike) është lloj zogu i cili gjendet në Euroazi dhe Afrikë;
[322] Ebu Davud-i, “Sunen”, kitab el-Edebi, bab fi katli dher, nr.5267; Ibni Maxheh, “Sunen”, kitab Sajd, bab ma junha an katlihi, nr.3224; etj;
[323] Buhari-u, “Sahih”, kitab Xhezai Said, bab 7, nr.1829; Muslim-i, “Sahih”, kitab el-Haxhu, bab ma jendubu lil muhrim, nr.1198; etj.

*prej këtyre pesë shtazëve në harem apo gjatë ihramit, e ato janë: "Sorra, sokoli, miu, akrepi dhe qeni i tërbuar".*[324]

Arsyeja përse ndalohet vrasja pa motiv, është se çdo gjë e madhëron Allahun xh.sh. dhe është dëshmi e ekzistencës dhe përsosmërisë së Tij. Çdo gjë në ekzistencë i bën *tesbih* Allahut xh.sh. por ne nuk jemi në gjendje ta kuptojmë atë. Zoti thotë në Kuran: **"Lartmadhëri të merituar i shprehin Atij shtatë qiejt e toka dhe çka ka në to, e nuk ka asnjë send që nuk e madhëron (duke i bërë tesbih) duke i shprehur falënderim Atij, por ju nuk e kuptoni atë madhërim të tyre. Ai është i butë dhe fal shumë".**[325]

Nga *hadith*-i po ashtu kuptojmë se edhe gjallesat janë të ndarë në popuj dhe lloje, siç janë njerëzit, pasi pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem përmendi këtu shprehjen `*umem*` që aludon në termin `popull`. Kështu Zoti na bëri me dije edhe në Kuran se gjallesat janë të ndarë në popuj. Thotë Zoti: **"Nuk ka asnjë gjallesë në tokë dhe as shpendë që fluturojnë me dy krahë e që nuk janë të ndarë në popuj (grupe) sikurse edhe ju...".**[326]

Disa njerëz kanë kritikuar *hadith*-in duke e quajtur të palogjikshëm, pasi bie në kundërshtim me natyrën e pejgamberëve, me pretekstin se kjo është në kundërshtim me shembëlltyrën e të dërguarve dhe se ata duhet të jenë shembull për popullin me veprimet e tyre. Por, këtu nuk ka asgjë që shkon kundër këtij ligji, sepse Zoti përmes këtyre veprimeve, i bën shembull për të tjerët që të mos veprojnë sikur ky rast dhe vet fakti se Zoti e korrigjoi veprimin e tij, do të thotë se ne duhet të ndjekim shembullin e përmirësuar, e jo atë ku kishte nxituar.

Nga kjo ngjarje, po ashtu mësojmë se edhe pse ata kanë qenë pejgamberë dhe njerëz të zgjedhur të Allahut xh.sh., edhe ata në raste të caktuara kanë treguar natyrën e tyre njerëzore, duke u nervozuar, e në ndonjë rast duke qeshur apo bërë shaka. Këto janë gjëra normale, pasi edhe ata nuk dalin jashta kufijëve të njerëzores. Nga ky tregim, kemi mësim të madh në edukimin e vetes për mosderdhjen e gjakut të gjallesave, e kur njeriu e edukon veten me mosderdhjen e gjakut të insekteve, ai do të jetë shumë më i kujdesshëm ndaj krijesave tjera, sidomos ndaj njeriut.

---

324 Buhari-u, "Sahih", kitab Xhezai Said, bab 7, nr.1828; Muslim-i, "Sahih", kitab el-Haxhu, bab ma jendubu lil muhrim, nr.1199; Nesaiu, "Sunen", kitab Menasiki`l-haxhi, bab ketlu`l-fe`reti fi`l-haremi, nr.2889;

325 Kurani, Isra, 44;

326 Kurani, En`am, 38;

# *HADITHI I NJËQINDETRIDHJETËENËNTË (139)*

**حَدَّثَنَا يَحْيَى بْنُ أَبِي بُكَيْرٍ، حَدَّثَنَا زُهَيْرُ بْنُ مُحَمَّدٍ، عَنْ مُوسَى بْنِ جُبَيْرٍ، عَنْ نَافِعٍ، مَوْلَى عَبْدِ اللَّهِ بْنِ عُمَرَ عَنْ عَبْدِ اللَّهِ بْنِ عُمَرَ، أَنَّهُ سَمِعَ نَبِيَّ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ يَقُولُ: " إِنَّ آدَمَ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ لَمَّا أَهْبَطَهُ اللَّهُ تَعَالَى إِلَى الْأَرْضِ، قَالَتِ الْمَلَائِكَةُ: أَيْ رَبِّ، {أَتَجْعَلُ فِيهَا مَنْ يُفْسِدُ فِيهَا وَيَسْفِكُ الدِّمَاءَ وَنَحْنُ نُسَبِّحُ بِحَمْدِكَ وَنُقَدِّسُ لَكَ قَالَ إِنِّي أَعْلَمُ مَا لَا تَعْلَمُونَ} [البقرة: 30] ، قَالُوا: رَبَّنَا نَحْنُ أَطْوَعُ لَكَ مِنْ بَنِي آدَمَ. قَالَ اللَّهُ تَعَالَى لِلْمَلَائِكَةِ: هَلُمُّوا مَلَكَيْنِ مِنَ الْمَلَائِكَةِ، حَتَّى يُهْبَطَ بِهِمَا إِلَى الْأَرْضِ، فَنَنْظُرَ كَيْفَ يَعْمَلَانِ. قَالُوا: رَبَّنَا، هَارُوتُ وَمَارُوتُ. فَأُهْبِطَا إِلَى الْأَرْضِ، وَمُثِّلَتْ لَهُمَا الزُّهَرَةُ امْرَأَةً مِنْ أَحْسَنِ الْبَشَرِ، فَجَاءَتْهُمَا، فَسَأَلَاهَا نَفْسَهَا، فَقَالَتْ: لَا وَاللَّهِ، حَتَّى تَكَلَّمَا بِهَذِهِ الْكَلِمَةِ مِنَ الْإِشْرَاكِ. فَقَالَا: وَاللَّهِ لَا نُشْرِكُ بِاللَّهِ أَبَدًا. فَذَهَبَتْ عَنْهُمَا ثُمَّ رَجَعَتْ بِصَبِيٍّ تَحْمِلُهُ، فَسَأَلَاهَا نَفْسَهَا، فَقَالَتْ: لَا وَاللَّهِ، حَتَّى تَقْتُلَا هَذَا الصَّبِيَّ، فَقَالَا: وَاللَّهِ لَا نَقْتُلُهُ أَبَدًا. فَذَهَبَتْ ثُمَّ رَجَعَتْ بِقَدَحِ خَمْرٍ تَحْمِلُهُ، فَسَأَلَاهَا نَفْسَهَا، فَقَالَتْ: لَا وَاللَّهِ، حَتَّى تَشْرَبَا هَذَا الْخَمْرَ. فَشَرِبَا، فَسَكِرَا فَوَقَعَا عَلَيْهَا، وَقَتَلَا الصَّبِيَّ، فَلَمَّا أَفَاقَا، قَالَتِ الْمَرْأَةُ: وَاللَّهِ مَا تَرَكْتُمَا شَيْئًا مِمَّا أَبَيْتُمَاهُ عَلَيَّ إِلَّا قَدْ فَعَلْتُمَا حِينَ سَكِرْتُمَا، فَخُيِّرَا بَيْنَ عَذَابِ الدُّنْيَا وَالْآخِرَةِ، فَاخْتَارَا عَذَابَ الدُّنْيَا "**

Transmeton Abdullah b. Umeri (r.a.) se e ka dëgjuar Pejgamberin sal-lallahu alejhi ve sel-lem duke thënë: *“Kur Allahu xh.sh. e zbriti Ademin a.s. në tokë, melekët thanë: ‘‘O Zot, a do të vëshë në te atë që bën çrregullime dhe që derdh gjaqet, e ne të madhërojmë Ty me lavdërimin Tënd dhe plotësisht të adhurojmë?!’’ Ai tha:* ***“Unë di atë që ju nuk e dini”.*** *(Melekët) thanë: ‘‘Ne jemi më të dëgjueshëm (bindur) ndaj Teje sesa biri i Ademit’’. Allahu xh.sh. u tha melekëve:* ***“Më sillni dy melekë prej melekëve dhe t`i zbres në***

***tokë dhe do të shohim se si do të veprojnë”.*** *(Melekët) thanë: “Haruti dhe Maruti” dhe ato i zbriti në tokë. Atyre iu paraqit përpara një grua që shkëlqente dhe e cila ishte prej krijesave më të bukura. Ata iu afruan dhe e kërkuan për vetveten, kurse ajo tha: “Jo pasha Allahun, derisa ta thoni këtë fjalë të shirkut”. Ata (Haruti dhe Maruti) thanë: “Jo pasha Allahun, ne nuk do t`i bëjmë shirk Allahut asnjëherë”. Ajo u largua prej tyre dhe pastaj u kthye me një fëmijë në krah. Ata përsëri kërkuan atë për veten, por ajo u tha: “Jo pasha Allahun, derisa ta vrisni këtë fëmijë”. Ata thanë: “Jo pasha Allahun, nuk do ta vrasim asnjëherë”. Ajo u largua prej tyre dhe pastaj u kthye me një gotë me alkool. Ata përsëri kërkuan atë për veten, por ajo u tha: “Jo pasha Allahun, derisa të pini prej këtij alkooli” dhe ata pinë e u dehën, e më pas kryen marrëdhënie me të dhe e vranë fëmijën. Pasi erdhën në vetëdije, gruaja tha: “Pasha Allahun, nuk keni lënë gjë pa kryer prej asaj që në fillim largoheshit, e më pas e keni kryer gjersa keni qenë të dehur. Atyre iu dha mundësia të zgjedhin në mes dënimit në këtë botë dhe dënimit të botës tjetër, por ato zgjodhën dënimin në këtë botë”.*[327]

Në këtë *hadith* kuptojmë bisedën e melekëve me Zotin me rastin e krijimit të Ademit a.s. të cilën na e përshkruan edhe Zoti në Kuran, ku thotë: **“Kur Zoti yt u tha engjëjve: “Unë po krijoj (po përcaktoj) në tokë një zëvendës”! Ata thanë: “A do të vëshë në te atë që bënë çrregullime dhe që derdh gjaqet, e ne të madhërojmë Ty me lavdërimin Tënd dhe plotësisht të adhurojmë”! Ai tha: “Unë di atë që ju nuk dini”.[328]**

Arsyeja se përse melekët menduan në këtë mënyrë, është fakti se para se të banohet toka me njerëz, aty kanë banuar xhinët të cilët kanë bërë trazira dhe

---

[327] Ahmed-i, “Musned”, vëll.5, fq.413-418, nr.6178 sipas verifikimit të Ahmed Shakirit i cili thotë se zinxhiri i këtij hadithi është i dobët; Ibni Hibani, “Sahih”, vëll.14, fq.63, nr.6186; Hejthemi-u, “Keshfu`l-Estar an zevaidi`l-Bezzar”, vëll.3, fq.358, nr.2938 dhe thotë se e shënojnë Ahmed-i dhe Bezzar-i, kurse transmetuesit janë transmetues që gjenden në dy Sahihe, përpos Musa b. Xhubejrit, i cili është i besueshëm; Ibni Kethir-i thotë se ky hadith më shumë ka gjasa që Ibni Umeri ta ketë përcjellur prej Ka`b el-Ahbarit, sesa prej Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem (Ibni Kethir-i, “Tefsir Kurani`l-Adhim”, vëll.1, fq.138); Shejh Shuajb el-Arnauti, në verifikim të këtij hadithi në Musned-in e Ahmed-it (10/318, nr.6178) thotë se zinxhiri i hadithit është i dobët, kurse teksti është i kotë (batil)” dhe jep edhe shumë sqarime tjera të dobishme; Hakim-i e shënon prej Ibni Abasit në “El-Mustedrek”, 2/480, nr.3655 dhe thotë se hadithi është me zinxhir Sahih, por ato dy (Buhari-u dhe Muslim-i) nuk e kanë shënuar”, me të pajtohet edhe Dhehebiu;
[328] Kurani, Bekare, 30;

kanë derdhur gjaqet, andaj edhe melek-ët duke krahasuar mes natyrës së xhinëve dhe njerëzve, shprehën këtë mendim.[329]

*Melek*-ët nuk i thanë këto fjalë në formë kundërshtimi ndaj Allahut xh.sh. po as nga zilia ndaj bijëve të Ademit, sikur mund të supozojnë disa komentues, sepse Allahu xh.sh. i përshkroi melekët se nuk i dalin para me fjalë, gjegjësisht nuk e pyesin për diçka që Ai nuk ua ka lejuar, ndërkaq pyetja këtu erdhi pasi i lajmëroi Allahu i Madhërishëm se do të krijonte në tokë një qenie-njeri.[330]

Pra, Zoti sikur u thotë *melek*-ëve se ju jeni të përshtatshme për banim në sferat qiellore, kurse në tokë do të banojnë këto krijesa, të cilat kryejnë vepra të ndryshme, por nga *hadith*-i i përmendur, shohim se Zoti i sprovoi duke i sjellë dy melekë në tokë, për t`u treguar se sikur mos të ishte mbrojtja e Zotit ndaj tyre që të mos bien në mëkate, atëherë edhe ata do të kishin kryer vepra të ngjashme sikur të njerëzve, si dhe të kuptojnë se sa e vështirë është të jeshë njeri dhe i nënshtruar në mënyrë të përpiktë ndaj urdhërave të Zotit, kur ke vullnetin e lirë për të vepruar vepra të ndryshme.

Allahu xh.sh. u dha mundësi të zgjedhin dy *melek* të cilët do të mund të përballojnë mënyrën e jetesës në këtë botë, kurse ata zgjodhën dy prej tyre, që quheshin Harut dhe Marut. Zoti hoqi prej tyre mbrojtjen nga rënia në mëkat dhe ndikimi i epshit, andaj ata në rastin e parë kur zbritën në tokë, u ballafaquan me një grua, e cila ishte ndër krijesat më të bukura që tërhiqte vëmendjen. Kur e panë atë, u ndikuan prej saj dhe kërkuan që t`ua mundësojë të kenë akt intim me të. Ajo i kushtëzoi me thënien e fjalës së shirkut, por ata dy assesi nuk pranuan që të thonë një gjë të tillë. Më pas kërkoi prej tyre që nëse donë t`u realizohet dëshira, që të vrasin një fëmijë të cilën e barte ajo në krah. Por edhe këtë veprim e refuzuan, duke u betuar se një gjë të tillë nuk mund ta veprojnë. Më pas u erdhi atyre me një gotë alkool dhe ua ofroi atyre që ta pinë, në këmbim të aktit intim, por ata u mashtruan dhe konsumuan atë. Pasi u dehën, ata kryen *zina* dhe vranë fëmijën.

Kur erdhën në vete, gruaja i lajmëroi se atë që e refuzuan para kësaj, tashmë e kishin kryer gjersa ishin të dehur. Këtu e kuptuan se janë mashtruar dhe kanë rënë në gabim të rëndë. Atyre dyve iu dha mundësia që të zgjedhin në mes dënimit kalimtar të kësaj bote dhe dënimit të përhershëm në botën

---

[329] shih: Taberi-u, “Xhamiu`l-Bejan”, vëll.1, fq.483;
[330] Ibni Kethiri, “Tefsiri i Ibni Kethirit”, vëll.1, fq.164;

tjetër, por ato zgjodhën të dënohen në këtë botë dhe të jenë të falur në botën tjetër.

Këta dy *melek,* përmenden edhe në suren Bekare, në *ajet*-in e *sihr*-it, ku thuhet: **"E ndoqën atë që thonin djajt në kohën e sundimit të Sulejmanit. Por Sulejmani nuk ishte i pafe, djajt ishin të pafe, sepse u mësonin njerëzve magjinë. (Ndoqën) Edhe atë që u zbriti në Babil dy engjëjve, Harutit dhe Marutit. E ata të dy nuk i mësonin askujt (magjinë) para se t'i thonin: "Ne jemi vetëm sprovë, pra mos u bën i pa fe!" E, mësonin (njerëzit) prej atyre dyve atë (magji) me çka ndanin burrin prej gruas së vet, por pa lejën e All-llahut me atë askujt nuk mund t'i bënin dëm dhe ashtu mësonin çka u sillte dëm e nuk u sillte dobi atyre. E ata (jehuditë) e kanë ditur se ai që (hodhi librin) e zgjodhi atë (magjinë), ai në botën tjetër nuk ka ndonjë të drejtë (në mëshirën e Zotit). Po ta dinin, ata se për çka e shitën vetveten, ajo është shumë e keqe".**[331]

Këta dy *melek* u bënë sprovë për banorët e Babilonisë, duke ua mësuar mjeshtërinë e magjisë, por ata nuk ia mësonin askujt magjinë, pa i thënë se ky veprim është sprovë dhe *kufër*, por kur ata këmbëngulnin në këtë, atëherë ua mësonin atë.

Zoti ka mbrojtur *melek*-ët nga epshi dhe mëkati, i ka krijuar në atë mënyrë që të mos kenë nevojë për një gjë të tillë, por nëse edhe ato do të kishin të njëjtën përmbajtje sikur të njeriut, edhe ata nuk do të ishin imun ndaj mëkatit.

Këto dy *melek* u penduan për veprimin e vet, përkundrazi, Iblisi nuk u pendua kur gaboi por u krenua edhe më shumë, andaj edhe ai është i mallkuar dhe do të jetë në Xhehenem përgjithmonë.

Me këtë *hadith,* shohim sa i rrezikshëm është konsumimi i alkoolit i cili e errëson mendjen e njeriut dhe e ndërpret logjikën e shëndoshë. Njeriu në këtë gjendje nuk ka mundësi të mendojë drejt dhe e humb ndikimin mbi trupin e vet.

Jo rastësisht është quajtur ky mëkat si nëna e të gjitha të këqijave, pasi njeriu kur e konsumon alkoolin, nuk është në gjendje të kontrollojë veten dhe mund të bie edhe në mëkate tjera. Transmeton Ebu Derda r.a. i cili

[331] Kurani, Bekare, 102;

thotë: “Shoku im, i Dërguari sal-lallahu alejhi ve sel-lem më ka thënë: *“Mos pini pije alkoolike, sepse ajo është çelësi i gjithë të këqijave”.*[332]

Nuk e quajti Zoti rastësisht si veprim i *shejtan*-it, sepse kur njeriu e pinë atë, kontrollin e mendjes së tij e ka lënë në duart e *shejtan*-it dhe ai udhëheq me trupin e tij. Zoti thotë në Kuran: **“O ju që besuat, s’ka dyshim se vera, bixhozi, idhujt dhe hedhja e shigjetës (për fall) janë vepra të ndyta nga shejtani. Pra, largohuni prej tyre që të jeni të shpëtuar. Shejtani nuk dëshiron tjetër, përveç se nëpërmjet verës dhe bixhozit të hedh armiqësi mes jush, t’ju pengojë nga të përmendurit Zotit dhe t’ju largojë nga namazi. Pra, a po i jepni fund (alkoolit e bixhozit)?”.**[333]

Të qëndruarit i dehur vazhdimisht, e bën të ndaluar Xhenetin për personin e tillë. Transmeton Ebu Derda r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *“Nuk do të hyjë në Xhenet ai që është vazhdimisht i dehur”.*[334] Këtu mund të përmendim edhe një *hadith* tjetër *kudsi* sipas të cilit konsumuesi i alkoolit do të hyjë në Xhehenem. Transmeton Hasani (tabiin) nga Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem, i cili thotë: *“Allahu xh.sh. do ta takojë konsumuesin e alkoolit në Ditën e Gjykimit e ai do të jetë i dehur në momentin e takimit me Të, e Zoti do t`i thotë: **“Mjerë ti! Çka ke pirë?!”.** Ai do të thotë: “Alkool”. Do t`i thotë: **“A nuk ta ndalova atë?!”** Ai do të thotë: “Gjithsesi”. E (Zoti) do të urdhërojë që të hedhet në Zjarr”.*[335]

Si dhe transmetimi tjetër që përcillet nga Enesi r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: ***“Kush e braktis alkoolin gjersa ka mundësi për ta konsumuar, do t`i jap të pijë prej pijeve të Xhenetit, e kush e braktis***

---

[332] Ibni Maxheh, “Sunen”, kitab Eshribe, bab 1, nr.3371, thotë Busiri-u në “Zevaid”: Zinxhiri i këtij hadithi është Hasen;

[333] Kurani, Maide, 91;

[334] Ibn Maxheh, “Sunen”, kitab Eshribe, bab 3, nr.3376; Busiri-u në “Zevaid” thotë: “Zinxhiri është Hasen, kurse ka qëndrime të ndryshme rreth Sulejman b. Utbe, ndërsa transmetuesit tjerë janë të besueshëm”.

[335] Abdurezak-u, “El-Musannef”, 9/237, nr.17.061; por hadithi është Mursel, sepse e përcjell tabiini drejtpërdrejt nga Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem pa e përmendur sahabiun. Në zinxhir gjendet edhe Eban b. Ebu Ajash, për të cilin ka kritika. Mizziu thotë se Amër b. Aliu thotë për të se është i refuzuar në hadith, por është njeri i mirë. Jahja dhe Abdurahmani nuk kanë përcjellur prej tij. Ahmed b. Hanbeli ka thënë se është i refuzuar në hadith. Jahja b. Meini ka thënë se është i dobët dhe se hadithi prej tij nuk është asgjë. Ebu Hatim er-Razi thotë se është i refuzuar hadithi prej tij, ka pasur memorie të keqe. Kështu thotë edhe Ebu Zur`a dhe Nesai-u. (shih: Mizzi-u, “Tehdhibu`l-Kemal”, 2/19, nr.142)

***stolisjen me ari gjersa ka mundësi për t`u stolisur me to, do ta veshi me tesha të Xhenetit”.***[336]

Nga këto që thamë deri tani, e pamë se sa i rrezikshëm është alkooli për një individ, prandaj assesi nuk duhet menduar se ajo është një mëkat i vogël, sepse përmes një vrime të tillë, mund të hyjnë shumë të liga edhe më të mëdha, siç ndodhi me Harutin dhe Marutin.

Edhe shikimi i ndaluar është prej faktorëve që njeriun e tërheq kah veprat e ndaluara, sepse e gjithë kjo skenë filloi përmes shikimit, që pastaj i çoi drejt harameve të mëdha. Në këtë drejtim, përcillet edhe një *hadith kudsij* nga Abdullah b. Mes`udi r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: ***“Me të vërtetë shikimi është shigjetë prej shigjetave të helmuara të Iblisit, kush e braktis atë nga frika ndaj Meje, do t`ia zëvendësoj atë me iman që ëmbëlsinë e saj do ta ndjejë në zemër”.***[337]

Edhe pse disa prej dijetarëve kanë thënë se ky *hadith* që flet për ndodhinë e Harutit dhe Marutit është i dobët apo edhe prej tregimeve *israilijate*, ato nuk bëjnë dëm të përdoren për të këshilluar dhe për të nxitur njerëzit që të heqin dorë nga alkooli.

---

[336] Bezzar-i, “Musned”, 13/475, nr.7381; e shënon Mundhiri-u dhe thotë: “E transmeton Bezzar-i me zinxhir Hasen” (Mundhiri-u, “Tergib ve`t-Terhib”, 3/73, nr.3133). Hejthemi-u thotë: “E transmeton Bezzari e në zinxhir gjendet Shuajb b. Bejani, për të cilin Dhehebi-u ka thënë se është i sinqertë, kurse të dobët e kanë konsideruar Xheuzexhani dhe Ukajli, kurse transmetuesit tjerë janë të besueshëm” (Hejthemi-u, “Mexhmeu`z-Zevaid”, 5/84, nr.8218).

[337] Taberani, “Mu`xhem`ul-Kebir”, 10/173, nr.10.362; Hakim-i, “El-Mustedrek”, 4/349, nr.7875 e shënon përmes Hudhejfes r.a. por jo si hadith kudsi dhe thotë se “zinxhiri i këtij hadithi është Sahih, por Buhari-u dhe Muslim-i nuk e kanë shënuar”. Mundhiri-u në “Tergib ve`t-Terhib”, 3/23, nr.2923 dhe thotë: “E përcjellë Taberani dhe Hakim-i përmes Hudhejfes dhe thotë (Hakimi) se zinxhiri është Sahih. Por Hafidh (Dhehebi-u) thotë se e ka nxjerrë përmes Abdurahman b. Is`hak el-Vasitijut i cili është i dobët (vah)”. Hejthemi-u në “Mexhmeu`z-Zevaid”, 8/75, nr.12.946 dhe thotë: “E përcjell Taberani, por aty gjendet Abdurahman b. Is`hak el-Vasitiju i cili është i dobët”.

## *HADITHI I NJËQINDEKATËRDHJETË (140)*

**حَدَّثَنَا مُوسَى بْنُ إِسْمَاعِيلَ، حَدَّثَنَا حَمَّادٌ، ح وحَدَّثَنَا هَنَّادٌ يَعْنِي ابْنَ السَّرِيِّ، عَنْ أَبِي الْأَحْوَصِ الْمَعْنَى، عَنْ عَطَاءِ بْنِ السَّائِبِ، قَالَ مُوسَى: عَنْ سَلْمَانَ الْأَغَرِّ، وَقَالَ هَنَّادٌ: عَنِ الْأَغَرِّ أَبِي مُسْلِمٍ، عَنْ أَبِي هُرَيْرَةَ – قَالَ هَنَّادٌ: – قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: قَالَ اللَّهُ عَزَّ وَجَلَّ: «الْكِبْرِيَاءُ رِدَائِي، وَالْعَظَمَةُ إِزَارِي، فَمَنْ نَازَعَنِي وَاحِدًا مِنْهُمَا، قَذَفْتُهُ فِي النَّارِ»**

Transmeton Ebu Hurejre (r.a.) i cili ka thënë: I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Allahu xh.sh. thotë: **"Kryelartësia është `ridau` (manteli) Im, ndërsa lartmadhëria është `izari` (mbuloja) Ime. Kush më bën konkurrencë Mua në këto dy gjëra, do ta hedh në Zjarr".***[338]

*Rida* është pjesa e sipërme e teshës, me të cilën mbulohen njerëzit, kurse *izar* është pjesa e poshtme e teshës e cila mbulon trupin prej kërthize gjer në këmbë. Por, Allahut xh.sh. i takojnë Cilësitë më të përsosura dhe më të bukura. Ai është i pastër nga çdo e metë dhe cilësitë e krijesave nuk i ngjajnë Atij. Çdo pamje e krijuar që mund të na vijë në mendje për Zotin është mashtrim dhe devijim. Prandaj, nuk ka nevojë njeriu të zhytet në kuptimin tekstual të këtyre *hadith*-eve, porse përmes tyre, të kuptojmë madhështinë e Zotit, sundimin e Tij në qiej dhe në tokë. Thotë Allahu xh.sh. në Kuran: **"Vetëm Atij i takon lartëmadhëria në qiej e në tokë dhe Ai është ngadhënjyesi, më i Urti".**[339]

Duhet bërë një dallim në mes mendjemadhësisë dhe madhështisë (*kibër* dhe *kibrija)* sepse, *kibër* është zmadhimi i ndonjë çështjeje dhe kjo nuk i takon si cilësi Zotit, sepse Ai është i madhëruar, kurse *kibrija* është madhështia dhe sundimi, kurse dëshmi për këtë është *ajet*-i kuranorë, ku magjistarët u

338 Ebu Davud-i, "Sunen", kitab el-Libasu, bab ma xhae fi`l-kibër (26), nr.4090; gjendet po ashtu te Muslim-i, "Sahih", kitab el-Birru ve`s-siletu ve`l-adabu, bab tahrimu`l-kibri (38), nr.2620; Buhari-u, "Edebu`l-Mufred", nr.552; Ibni Maxheh, "Sunen", kitab ez-Zuhdi, bab 16, nr.4174; Ahmed-i, "Musned", 12/337, nr.7382;

339 Kurani, Xhathije 37;

drejtuan Musës a.s. dhe Harunit a.s. me fjalët: **“...për t`ju mbetur ju dyve madhështia (*kibrija*) në tokë?...”.[340]** Pra, sundimi, udhëheqja dhe madhështia.

Po ashtu, në Kuran përmendet edhe cilësia e ngjashme në formë tjetër, ku Zoti thotë: **“i Plotëfuqishëm, Mbizotërues, i Madhërishëm (*mutekebbir)*. I Lartësuar është Allahu nga çka i shoqërojnë”.[341]** Këtu tregohet mbivlerësimi i Qenies absolute ndaj krijesave, sepse cilësitë e njerëzve dhe krijesave nuk mund të krahasohen me Cilësitë e Zotit dhe se Ai nuk u bën padrejtësi krijesave në asnjë mënyrë.

Ebu Sulejman Hattabi lidhur me kuptimin e *hadith*-it thotë: “Kuptimi i kësaj fjale, është se kryelartësia dhe madhështia janë dy veti (*sifate*) të Allahut me të cilat veçohet dhe nuk i ka askush tjetër, prandaj nuk duhet që një krijesë t`i ketë ato veti, sepse veti e krijesës është modestia dhe përulja, ku si shembull për to, përdoret figura e *rida-it* dhe *izar-it*. Domethënë, kurse Zoti e dinë më mirë, se ashtu si nuk e shoqëron njeriun askush në *rida-in* dhe *izar-in* e tij, ashtu nuk e shoqëron askush Allahun në kryelartësi dhe madhështi”.[342]

Kjo mënyrë e të shprehurit, është ashtu siç i kanë përdorur arabët, të cilët në shprehjet e tyre, kanë përdorur metafora gjatë bisedës. Kështu ka edhe në gjuhët tjera, si tek ne kur themi se dikush `është veshur me petkun e moralit`, pra, nënkupton se personi i tillë është i moralshëm, apo kur i themi dikujt `zhvishu nga mendjemadhësia`, nuk nënkupton zhveshje fizike, porse largim nga vesi i tillë. Pra, në këtë *hadith,* nuk ka për qëllim teshat, porse Cilësitë e Tij.

Secili që do mbahet mendjemadh mbi sipërfaqjen e tokës, Zoti do ta hedh në Zjarr, si dënim për shkak krenimit me vetveten dhe si dënim për shkak të nënçmimit të krijesave. Si dëshmi se Zjarri është vendi i mendjemdhenjëve, është ajeti kuranorë: **“U thuhet atyre: `Hyni përmes dyerve të Xhehenemit, ku do të jeni përgjithmonë, e sa vend i keq është ai për mendjemëdhenjtë”.[343]**

---

[340] Kurani, Junus, 78;
[341] Kurani, Hashër, 23;
[342] Ebu Sulejman el-Hattabi, “Mealimu`s-Sunen”, tahkik Muhamed Ragib et-Tibah, el-Metbuatul Ilmije, Haleb, 1932, vëll.4, fq.196;
[343] Kurani, Zumer, 72;

Kurse Ibni Umeri r.a. tregon se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Çdo njeri që krenohet në ecjen e tij dhe e ndien veten e madh, do ta takojë Allahun të hidhëruar me të".*[344]

Po ashtu, transmeton Abdullah b.Mes`udi r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Nuk do të hyjë në Xhenet ai që ka një grimcë mendjemadhësie në zemër, po ashtu nuk do të hyjë në Zjarr ai i cili ka një grimcë iman në zemër".*[345]

Esenca e këtij *hadith*-i, është që ne si besimtarë të jemi të nënshtruar dhe modest, e të mos jemi mendjemëdhenjë, sepse kjo është cilësi e njerëzve të padrejtë dhe të pa fe.

---

[344] Ahmed-i, "Musned", vëll.10, fq.200, nr.5995; Buhari-u, "Edebu`l-Mufred", nr.549; Hakim-i, "E-Mustedrek", 1/128, nr.201 dhe thotë se hadithi është Sahih sipas kushteve të Buhari-ut dhe Muslim-it, por ata dy nuk e kanë shënuar" Dhehebiu thotë se është sipas kushteve të Muslim-it; shejh Shuajb el-Arnauti në verifikim të këtij hadithi thotë se zinxhiri i këtij hadithi është Sahih, transmetuesit janë të besueshëm, transmetues që gjendet te dy Sahihet..".

[345] Muslim-i, "Sahih", kitab el-Imanu, bab 39, nr.91; Ebu Davud-i, "Sunen", kitab el-Libasu, bab 26, nr.4091; Ibni Maxheh, "Sunen", kitab ez-Zuhdi, bab 16, nr.4173;

## *HADITHI I NJËQINDEKATËRDHJETËENJË (141)*

**حَدَّثَنَا أَبُو الْعَبَّاسِ مُحَمَّدُ بْنُ يَعْقُوبَ، ثنا بَكَّارُ بْنُ قُتَيْبَةَ الْقَاضِي، ثنا صَفْوَانُ بْنُ عِيسَى، أَنْبَأَ ابْنُ عَجْلَانَ، عَنْ سَعِيدٍ الْمَقْبُرِيِّ، عَنْ أَبِي هُرَيْرَةَ رَضِيَ اللَّهُ عَنْهُ، رَفَعَهُ قَالَ: " إِنَّ لِلَّهِ ثَلَاثَةَ أَثْوَابٍ اتَّزَرَ الْعِزَّةَ، وَتَسَرْبَلَ الرَّحْمَةَ، وَارْتَدَأَ الْكِبْرِيَاءَ، فَمَنْ تَعَزَّزَ بِغَيْرِ مَا أَعَزَّهُ اللَّهُ، فَذَلِكَ الَّذِي يُقَالُ لَهُ: {ذُقْ إِنَّكَ أَنْتَ الْعَزِيزُ الْكَرِيمُ} [الدخان: 49] وَمَنْ رَحِمَ النَّاسَ بِرَحْمَةِ اللَّهِ فَذَلِكَ الَّذِي تَسَرْبَلَ بِسِرْبَالِهِ الَّذِي يَنْبَغِي لَهُ، وَمَنْ نَازَعَ اللَّهَ رِدَاءَهُ الَّذِي يَنْبَغِي لَهُ، فَإِنَّ اللَّهَ يَقُولُ: لَا يَنْبَغِي لِمَنْ نَازَعَنِي أَنْ أُدْخِلَهُ الْجَنَّةَ «**

Transmeton Ebu Hurejre r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *“Me të vërtetë, Allahu ka tri “tesha”: “Izar” e ka Lavdinë, “mbështjellje” e ka Mëshirën, kurse “Rida” e ka Krenimin, e kush kërkon të lavdohet jashta asaj që e ka lavdëruar Allahu, ai është prej atyre që Zoti thotë për ta:* **“Shijoje se ti je ai i forti i autoritetshmi” (Duhan, 49),** *e kush i mëshiron njerëzit me Mëshirën e Allahut, ai do të mbështillet me mburojën që i takon atij, e kush dëshiron ta sfidojë Allahun në “ridanë” të cilën Ai e ka caktuar për vete, për këtë Allahu thotë:* ***“Nuk i takon atij që më sfidon që të hyjë në Xhenet”.***[346]

Këtu na aludon *hadith*-i në tri Cilësi të Zotit, që janë veçori e Tij dhe nuk lejohet që ndonjëri prej robërve të Tij ta sfidon në to dhe ta konkurojë. Këtu duhet tërequr vërejtjen në kuptimin alegorik të këtyre nocioneve, sepse siç thamë edhe në *hadith*-in paraprak, nuk i takon Allahut xh.sh. që të cilësohet

[346] Hakim-i, “El-Mustedrek”, vëll.2, fq.489-490, nr.3685 dhe thotë se “hadithi ka zinxhir Sahih, por Buhari-u dhe Muslim-i nuk e kanë shënuar” me të pajtohet edhe Dhehebi-u; hadithin më herët se Hakim-i, e shënon edhe Taberi-u në “Xhamiu`l-Bejan fi te`vili`l-Kuran”, vëll.21, fq.62; Bejhekiu, “Shu`abu`l-Iman”, vëll.10, fq.467, nr.7810; Muhtar Ahmed Nedeviu në verifikim të këtij hadithi në librin e Bejheki-ut, thotë se hadithi është Hasen;

me tesha dhe mbulesa, sepse Ai nuk është trup dhe krijesë, që të ketë nevojë për tesha dhe mbulesa.

*Hadith*-i ka kuptim alegorik dhe metaforik, ku tregon për Cilësitë e Zotit me të cilat dallohet dhe nuk dëshiron që robi të konkurojë në to.

E para që përmendet në këtë tekst, është Lavdia që në gjuhën arabe i thuhet *"El-Izze"*. Në Kuran ky nocion përmendet në disa vende, ku Zoti thotë: **"I Lartësuar është Zoti yt, Zoti i fuqisë (*izzeti)* nga ajo që ia përshkruajnë".**[347]

Po ashtu, *ajet* ku Zoti ia përshkruan Vetes Lavdinë, është *ajet*-i: **"Po ty mos të mundojnë fjalët e tyre. E tërë fuqia i takon vetëm Allahut. Ai i dëgjon dhe i di të gjitha".**[348]

I mëson besimtarët, që mos e kërkojnë atë tek të tjerët, por te Allahu xh.sh. Siç thotë në Kuran: **"Janë ata që i marrin për mbrojtës pabesimtarët në vend të besimtarëve. Vallë a mos kërkojnë fuqi te ata? E s`ka dyshim, e tërë fuqia i takon Allahut".**[349]

Por, Allahu lavdinë dhe fuqinë, ua jep edhe besimtarëve që donë Ai. Ai thotë në Kuran: **"Ata thonë: "Nëse do të kthehemi në Medine, ai më i forti patjetër ka për ta nxjerrë prej aty më të dobtin". Ndërsa, e tërë krenaria i takon Allahut, të dërguarit të Tij dhe besimtarëve, por hipokritët këtë nuk e dinë".**[350]

Për ata që e sfidojnë Zotin dhe kanë mendjemadhësi kur u thuhet ta ndjekin fenë e Zotit, ata i kaplon mendjemadhësia dhe krenimi, kurse përfundimi i tyre është Xhehenemi. Zoti thotë në Kuran: **"Kur u thuhet atyre që të kenë frikë Allahun, i kaplon krenimi me mëkatin, atyre u mjafton Xhehenemi, e sa vend i keq është ai".**[351]

Në këtë kategori bien të gjithë ata që krenohen me mëkatin e tyre dhe mosnënshtrimin ndaj Zotit. I kësaj kategorie ishte edhe Ebu Xhehli. Mu edhe ajetin të cilin e lexoi në *hadith* Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem,

---

[347] Kurani, Safat, 180;
[348] Kurani, Junus, 65;
[349] Kurani, Nisa, 139;
[350] Kurani, Munafikun, 8;
[351] Kurani, Bekare, 206;

sipas Taberi-ut, është shpallur për Ebu Xhehlin.[352] Ata kur të futen në Xhehenem, do t`ua rikujtojnë krenimin që e kishin dhe fjalët që i lëvdonin njerëzit. Zoti thotë: **"Shijoje se ti je ai i forti i autoritetshmi".[353]**

Sa i përket Mëshirës së Zotit, në lidhje me të ka shumë ajete në Kuran, që assesi nuk mund të përblidhen në një temë, porse njeriu duhet të jetë i Mëshirshëm aty ku është edhe Zoti, por jo të ketë mëshirë për ata që nuk e meritojnë dhe ndaj atyre që e meritojnë Hidhërimin e Zotit.

Kështu që kush mundohet ta sfidojë Zotin në Cilësitë e veçanta të Tija, Allahu xh.sh. do ta poshtërsojë dhe do ta nënçmojë, do ta hedh në Zjarr dhe nuk do t`i jep mirësi.

---

[352] Taberi-u thotë se ajeti 49 i sures Duhan, ka zbritur për Ebu Xhehël b. Hishamin. shih: Taberi-u, "Xhamiu`l-Bejan fi te`vili`l-Kuran", vëll.21, fq.60;
[353] Kurani, Duhan, 49;

## *HADITHI I NJËQINDEKATËRDHJETËEDY (142)*

حَدَّثَنَا عَبْدُ اللهِ، حَدَّثَنِي أَبُو بَكْرِ بْنُ أَبِي شَيْبَةَ، حَدَّثَنَا ابْنُ نُمَيْرٍ، حَدَّثَنَا يَزِيدُ بْنُ زِيَادِ بْنِ أَبِي الْجَعْدِ، عَنْ عَبْدِ الْمَلِكِ بْنِ عُمَيْرٍ، عَنْ عَبْدِ الرَّحْمَنِ بْنِ أَبِي لَيْلَى، عَنْ أُبَيِّ بْنِ كَعْبٍ، قَالَ: انْتَسَبَ رَجُلَانِ عَلَى عَهْدِ رَسُولِ اللهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ، فَقَالَ أَحَدُهُمَا: أَنَا فُلَانُ بْنُ فُلَانِ بْنِ فُلَانٍ ، فَمَنْ أَنْتَ لَا أُمَّ لَكَ؟ فَقَالَ رَسُولُ اللهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: "انْتَسَبَ رَجُلَانِ عَلَى عَهْدِ مُوسَى عَلَيْهِ السَّلَامُ، فَقَالَ أَحَدُهُمَا: أَنَا فُلَانُ بْنُ فُلَانٍ، حَتَّى عَدَّ تِسْعَةً، فَمَنْ أَنْتَ لَا أُمَّ لَكَ؟ قَالَ: أَنَا فُلَانُ بْنُ فُلَانٍ ابْنُ الْإِسْلَامِ ". قَالَ: "فَأَوْحَى اللهُ إِلَى مُوسَى عَلَيْهِ السَّلَامُ: أَنَّ هَذَيْنِ الْمُنْتَسِبَيْنِ، أَمَّا أَنْتَ أَيُّهَا الْمُنْتَمِي أَوِ الْمُنْتَسِبُ إِلَى تِسْعَةٍ فِي النَّارِ فَأَنْتَ عَاشِرُهُمْ، وَأَمَّا أَنْتَ يَا هَذَا الْمُنْتَسِبُ إِلَى اثْنَيْنِ فِي الْجَنَّةِ، فَأَنْتَ ثَالِثُهُمَا فِي الْجَنَّةِ "

Transmeton Ubejje Ibni Ka`bi (r.a.) i cili ka thënë: “Dy burra në kohën e Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem u konfrontuan në mes tyre në lidhje me prejardhjen e tyre, ku njëri prej tyre tha: “Unë jam filani biri i filanit, e kush je ti mos të pastë nëna?” Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem tha: *“Dy burra në kohën e Musës a.s. u konfrontuan në mes tyre në lidhje me prejardhjen e tyre, ku njëri prej tyre tha: “Unë jam filani, biri i filanit, derisa numëroi nëntë (breza), e kush je ti mos të pastë nëna?!” Ai tha: “Unë jam filani, biri i filanit, i biri i Islamit”.* Tha: *“Allahu xh.sh. i shpalli Musait a.s. në lidhje me këta dy që u konfrontuan për prejardhjen e tyre, se* ***ai i cili u krenua me nëntë (gjenerata), të gjithë janë në Zjarr, kurse ti je i dhjeti prej tyre (në Zjarr), e sa i përket atij i cili përmendi dy (gjenerata), janë në Xhenet, kurse ti je i treti (prej tyre) në Xhenet****”.*[354]

---

[354] Ahmed-i, “Musned”, vëll.15, fq.438-439, nr.21.077; Bejheki-u, “Shu`abu`l-Iman”, 7/129, nr.4770; Hejthemi-u, në “Mexhmeu`z-Zevaid”, 8/106, nr.13.087 thotë: “E transmeton Abdullah b. Ahmed-i kurse transmetuesit janë transmetues të Sahih-ëve, përpos Jezid b. Zijadit, i cili është i besueshëm”. Ahmed Shakiri në sqarim të këtij hadithi thotë se hadithi ka zinxhir të saktë; shejh Shuajb el-Arnauti në verifikim të këtij hadithi (35/110,

Njerëzit të gjithë e kanë një prejardhje, e ajo është prej Ademit a.s. dhe Havës, e këta janë krijuar prej dheut. Kështu që, në këtë drejtim askush nuk ka përparësi ndaj tjetrit. Shumë njerëz vuajnë nga ky kompleks, që të madhërojnë prejardhjen e tyre para të tjerëve dhe të poshtërojnë fiset dhe familjet tjera, sjellje kjo që shpie në mendjemadhësi dhe egoizëm, shpie në vetëpëlqim dhe favorizim të prejardhjes, pa marrë parasysh se a kanë qenë besimtarë të mirë apo jo, kurse nga ana tjetër, u humbet vlera të tjerëve, edhe nëse ata mund të jenë më të mirë se ata.

Zoti në Kuran thotë: **"O ju që besuat, nuk bën të tallet një popull me popullin tjetër, meqë të përqeshurit mund të jenë më të mirë nga ata që përqeshin dikë tjetër...".**[355]

Krenimi me prejardhjen familjare, ishte prej mentalitetit të kohës së injorancës, kur arabët krenoheshin mes tyre me prejadhjen e tyre fisnike, gjë që feja Islame e kundërshtoi ashpër, sepse nuk ka diçka që e ngrit njeriun, përpos se devotshmëria. Çdo fenomen i kohës së injorancës dhe gjurmëve të tyre, duhet të zhduket dhe të luftohet, sepse një sjellje e tillë, shkakton përçarrje në mesin e besimtarëve, prandaj edhe Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem kur dëgjoi këta dy njerëz të konfrontohen në mes tyre në lidhje me prejardhjen e tyre, ua ndërpreu konfliktin duke u treguar shembullin e ngjashëm me dy persona që kishin debatuar në mes tyre në lidhje me prejardhjet e tyre dhe njëri prej tyre ishte krenuar me prejardhjen e tij, edhe pse ata të mëhershmit e tij kishin qenë pabesimtarë, kurse nga ana tjetër, personi i dytë iu referua Islamit si krenari dhe lartësim, gjë që bëri të shpëtojë në botën tjetër.

Nga ky *hadith* shohim se kjo sëmundje, ka qenë e përhapur edhe në kohën e Musaut a.s. kur njerëzit janë krenuar ndaj njëri-tjetrit në bazë të prejardhjes, gjë që Zoti i bëri me dije se ai i cili e ka krenari Islamin, do të meritojë Xhenetin, kurse ai i cili krenohet me gjëra të kota, do të meritojë Xhehenemin.

Se krenimi në bazë të prejardhjes dhe sharjes së të tjerëve në bazë të fisit është trashëguar prej kohës së injorancës, është dëshmi edhe *hadith*-i që e transmeton Ebu Malik el Esh`ariu r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Katër gjëra në umetin tim, janë nga tradita e injorancës*

---

nr.21.178) thotë se transmetuesit janë të besueshëm, transmetues sipas kritereve të Buhari-ut dhe Muslim-it, përpos Jezid b. Zijad b. Ebu Xh`a`dit, i cili konsiderohet i sinqertë...".

[355] Kurani, Huxhurat, 11;

*dhe umeti ende nuk e ka zgjidh këtë çështje: "Krenaria në bazë të fisit, nënçmimi në bazë të prejardhjes, kërkesa e shiut në bazë të yjeve dhe vajtimi me zë për të vdekurin. Nëse vajtuesja nuk pendohet para vdekjes, ajo në Ditën e Gjykimit do të ngritet, dhe në trup do të ketë të veshur një këmishë nga katrani dhe mburojë nga zgjebja".*[356]

Po ashtu përcillet nga Ebu Hurejre r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Le të mos krenohen popujt me paraardhësit e tyre të vdekur! Ata janë shpërndarë në Xhehenem, ose përndryshe te Allahu do të jenë më të pavlerë sesa insekti që gjurmon fëlliqësirat. Vërtet, Allahu ua ka larguar fanatizmin e injorancës dhe krenarinë me ta. Njeriu është ose besimtarë i devotshëm ose i shthurur fatkeq. Të gjithë njerëzit janë bijtë e Ademit, e Ademi është prej dheu".*[357]

Dikush mund të krenohet me prejardhjen e tij, dikush me racën, kombin, partinë, shokët, e shumë ndasi tjera, por të gjitha janë të ndaluara nga ana e fesë tonë. Shumë luftëra dhe konflikte janë ndezur në bazë të këtyre ndasive, ku më herët kemi parë luftëra botërore duke dëshiruar të dominojë raca ariane mbi racat tjera, luftë e cila u udhëhoq nga krimineli Adolf Hitler.

Besimtarët duhet të shmangin çdo gjë e cila largon zemrat e tyre prej njëri-tjetrit dhe të bëjnë çdo gjë për të ruajtur unitetin. Mu këto fanatizma e përrçanë umetin dhe i ndanë në shtete të vogla, ndërsa ishin popull që sundonin botën.

Edhe në kohën e Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem, ka qenë i përhapur ky fenomen. Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem e kritikoi Ebu Dherrin r.a. i cili një djalosh e kritikoi duke i përmendur nënën e tij, kurse Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem i tha: *"O Ebu Dherr, a e shave për nënën e tij? Ti ke ende gjurmë të injorancës".*[358]

Ngjashëm transmeton Xhabiri r.a. i cili thotë: "Ishim me Pejgamberin sal-lallahu alejhi ve sel-lem në një nga fushatat e tij luftarake. Me të ishin një grup i madh prej muhaxhirëve. Mes tyre ishte edhe një që bënte shumë shaka. Duke lozur ai goditi një ensar në ije. Ensari u nxeh shumë dhe thirri:

---

356 Muslim-i, "Sahih", kitab el-Xhenaizu, bab teshdidi fi-n-nijahati, nr.934; Ahmedi, "Musned", 37/537, nr.22.903;

357 Tirmidhi-u, "Sunen", kitab el-Menakibi, bab, nr.3955 dhe thotë se hadithi është Hasen; Ebu Davud-i, "Sunen", kitab el-Edebi, bab tefahuri bil ahsabi, nr.5116; Ahmed-i, "Musned", 14/349, nr.8736;

358 Buhari-u, "Sahih", kitab el-Imanu, bab el measi min emril xhahilijeti, nr.30; etj.

"O *ensarë* (ndihmë)" kurse edhe muhaxhiri thirri: "O muhaxhirë (ndihmë)". Kështu doli Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem dhe tha: *"Çfarë kanë njerëzit që bëjnë thirrje si të kohës së injorancës?!..."*.[359]

Katade përcjell se Selman el-Farisiu pati problem me Sa`d b. Ebu Vekasin r.a. dhe një ditë në një ndejë, ai filloi t`u tregojë njerëzve për prejardhjen e vet dhe i pyeste edhe të tjerët. E kur arriti te Selmani i tha: "O Selman, na trego prejardhjen tënde!". Ai tha: "Unë nuk kam prind në Islam, unë jam Selmani biri i Islamit". Kjo i arriti Umerit r.a. dhe ai tha: "Hatabi ka qenë me autoritet në mes Kurejshëve në kohën e injorancës, por edhe unë them siç ka thënë Selmani, unë jam Umeri biri i Islamit, vëllai i Selmanit në Islam".[360]

Islami është krenaria e çdo myslimani dhe nuk duhet parë krenari tjetër në asgjë përpos kësaj, sepse kjo është rruga e Xhenetit, e kush kërkon krenari në gjëra të kota, ato do ta shpiejnë në Zjarr. Mendjemadhësia është një fenomen që i zhduk veprat e mira, kurse në këto raste, ajo është prezente, sepse si pasojë e mendjemadhësisë, vijnë lavdatat përmes fisit dhe prejardhjes.

Se familja dhe prejardhja nuk e shpëton askë e as që e favorizon, na shërben edhe *hadith*-i që përcillet nga Ebu Hurejre r.a. i cili thotë se kur u shpall ajeti: **"Dhe këshilloje farefisin tënd të afërm"[361]** Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem u ngrit dhe tha: *"O ju Kurejsh, blini shpirtërat e juaj (shpëtojeni veten nga Zjarri) sepse unë nuk mund t`ju shpëtoj nga ndëshkimi i Allahut! O Beni Abdulmenaf, unë nuk mund t`ju shpëtoj nga ndëshkimi i Allahut! O Abas b. Mutalib, unë nuk mund t`ju shpëtoj nga ndëshkimi i Allahut! Oj Safije, halla e Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem, unë nuk mund të të shpëtoj nga ndëshkimi i Allahut! Oj Fatime, bija e Muhamedit, më kërko çka të duash nga pasuria ime, por unë nuk mund të të shpëtoj nga ndëshkimi i Allahut"*.[362]

---

[359] Buhari-u, "Sahih", kitab el-Menakibi, bab ma junha min da`veti`l-xhahilijje, nr.3518; Muslim-i, "Sahih", kitab el-Birru ve`s-siletu ve`l-adabu, bab nasrul ehi dhalimen eu madhlumen, nr.2584; etj.
[360] Abdurezak-u, "El-Musannef", 11/438, nr.20.942;
[361] Kurani, Shu`ara, 214;
[362] Buhari-u, "Sahih", kitab Vesaja, bab hel jed`hulu`n-nisau vel veledu fil ekarib, nr.2753; Muslim-i, "Sahih", kitab el-Imanu, bab ve endhir ashiretekel ekrebin, nr.204; etj.

Po ashtu transmeton Ebu Hurejre r.a. në një *hadith* të gjatë, ku Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"...Kë e lë pas puna e tij, nuk mund ta çojë para prejardhja e tij".*[363]

Pra, çdokush le ta shpëtojë veten me punën e tij, e jo duke menduar se prejardhja apo pasuria do ta shpëtojnë nga ndëshkimi i Zotit, çdonjëri le të kujtojë se me çfarë vepra do ta takojë Zotin, sepse familja nuk mund t`i ndihmojnë asgjë në Ditën e Gjykimit, bile edhe fëmijët tu, për të cilët e rrezikon ahiretin duke punuar vazhdimisht për t`ju siguruar kushte të mira jetese dhe luksoze, atë Ditë të gjithë do të ikin prej njëri-tjetrit dhe nuk dëshirojnë të takohen.

Zoti na tregon se çka i jep përparësi njeriut ndaj të tjerëve: **"...s`ka dyshim se tek Allahu më i ndershmi ndër ju është ai që më tepër është ruajtur (nga të këqijat)".**[364]

---

[363] Muslim-i, "Sahih", kitab edh-Dhikru ve`d-Duau ve`t-Teubetu ve`l-istigfaru, bab 11, nr.2699; etj.
[364] Kurani, Huxhurat, 13;

حَدَّثَنَا أَحْمَدُ بْنُ سَعِيدٍ الدَّارِمِيُّ قَالَ: حَدَّثَنَا مُحَمَّدُ بْنُ عَبَّادٍ قَالَ: أَخْبَرَنَا حَاتِمُ بْنُ إِسْمَاعِيلَ قَالَ: أَخْبَرَنَا حَمْزَةُ بْنُ أَبِي مُحَمَّدٍ، عَنْ عَبْدِ اللَّهِ بْنِ دِينَارٍ، عَنْ ابْنِ عُمَرَ، عَنِ النَّبِيِّ صَلَّى اللَّهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ، قَالَ: " إِنَّ اللَّهَ تَعَالَى قَالَ: لَقَدْ خَلَقْتُ خَلْقًا أَلْسِنَتُهُمْ أَحْلَى مِنَ العَسَلِ، وَقُلُوبُهُمْ أَمَرُّ مِنَ الصَّبْرِ، فَبِي حَلَفْتُ لَأُتِيحَنَّهُمْ فِتْنَةً تَدَعُ الحَلِيمَ مِنْهُمْ حَيْرَانًا، فَبِي يَغْتَرُّونَ أَمْ عَلَيَّ يَجْتَرِئُونَ "

Transmeton Ibni Umeri (r.a.) nga Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem i cili ka thënë: *"Allahu i Lartësuar ka thënë:* ***"Kam krijuar krijesa gjuhët e të cilëve janë më të ëmbla se mjalti, kurse zemrat e tyre janë më të idhëta se "sabiri" (lloj druri i idhët)[365]. Mirëpo, këtyre do t`ju dërgoj një sprovë (fitne) e cila të mençurin (të urtin) e tyre do ta hutojë! A Mua mundoheni të më mashtroni?! Apo ndaj Meje marrin guxim të bëjnë kurthe?!".[366]***

Ky *hadith* flet për një kategori njerëzish të cilët nuk i kanë në përputhje veprat e jashtme me ato të brendshme, zemra u flet diçka, kurse gjuha diçka tjetër, ata zgjedhin fjalë të bukura për të thënë, por ato nuk i realizojnë asnjëherë, sepse kanë zemrat e prishura. Kështu i përshkruan Zoti në Kuran: **"Ka disa prej njerëzve që fjala e tyre të mahnit, por vetëm në këtë botë dhe për atë që kanë në zemrat e tyre do të jetë Zoti dëshmitarë...".[367]**

Fjalët e këtyre njerëzve janë të ëmbla si mjaltë, të tërheqin me ëmbëlsinë e tyre, por shija e vërtetë e tyre është e hidhur, pasi zemrat i kanë të hidhura sikur pelini i drurit "*sabir*".

---

[365] Bot. Aloe polyphylla.
[366] Tirmidhi-u, "Sunen", kitab ez-Zuhdi, bab 60, nr.2413 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Garib përmes Ibni Umerit, pasi nuk përcillet përmes ndonjë rruge tjetër përpos kësaj; Shuajb el-Arnauti në verifikim të veprës së Tirmidhi-ut (4/410, nr.2568) thotë se zinxhiri i hadithit është i dobët, Hamza b. Ebu Muhamed është prej transmetuesve të këtij hadithi, për të cilin Ebu Zur`a thotë se ka dobësi të lehtë (lejin), kurse Ebu Hatimi thotë se hadithi prej tij është i dobët, nuk përcjell prej tij askush pos Hatimit;
[367] Bekare, 204;

Ata mendojnë se mund të vazhdojnë në mashtrime të përhershme, por Zoti është Ai i Cili u dërgon njerëzve sprova të ndryshme, edhe pse ndoshta për një kohë i lejon të thellohen në mashtrimin e tyre, por kur u dërgon sprovë të rëndë, edhe më të mençurit e tyre nuk do të mund t`u gjejnë zgjidhje, pasi Zoti është që më së miri din të përgatit dështimin e kurtheve.

Këto janë karakteristika të *munafik*-ëve, të cilët me fjalët e tyre mundohen t`i mashtrojnë besimtarët, kurse në zemër fshehin dyfytyrësi apo edhe mosbesim. Ata mundohen të mashtrojnë Zotin, siç thuhet edhe në Kuran: **“Ka prej njerëzve që thonë: “Ne i besojmë All-llahut dhe jetës tjetër (ahiretit)”, por ata nuk janë besimtarë. (Përpiqen ta) mashtrojnë All-llahun dhe ata që besuan, por nuk mashtrojnë tjetër pos vetes, dhe nuk e kuptojnë! Në zemrat e tyre ka sëmundje, pra All-llahu ua shton sëmundjen, dhe pësojnë dënim të dhembshëm për shkak se përgënjeshtruan”.[368]**

[368] Kurani, Bekare, 8-10;

## *HADITHI I NJËQINDEKATËRDHJETËEKATËRT (144)*

حَدَّثَنَا مُحَمَّدُ بْنُ العَلاَءِ، حَدَّثَنَا ابْنُ فُضَيْلٍ، عَنْ عُمَارَةَ، عَنْ أَبِي زُرْعَةَ، سَمِعَ أَبَا هُرَيْرَةَ رَضِيَ اللَّهُ عَنْهُ، قَالَ: سَمِعْتُ النَّبِيَّ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ يَقُولُ: " قَالَ اللَّهُ عَزَّ وَجَلَّ: وَمَنْ أَظْلَمُ مِمَّنْ ذَهَبَ يَخْلُقُ كَخَلْقِي، فَلْيَخْلُقُوا ذَرَّةً أَوْ لِيَخْلُقُوا حَبَّةً أَوْ شَعِيرَةً "

Transmeton Ebu Hurejre (r.a.) i cili ka thënë: "Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Allahu xh.sh. thotë:* ***"Kush mund të jetë më i padrejtë se ai i cili don të krijojë si krijesat e Mia, atëherë le të krijojë një kokërr misri, një kokërr gruri apo një kokërr elbi".***[369]

Njeriu bëhet i padrejtë kur mundohet të përzihet në kompetencat e Zotit, kur mundohet të imitojë Zotin në Cilësitë e Tij të përkryera, kur njeriu dëshiron të ngrejë veten në nivel më të lartë sesa është në realitet. Në këtë moment, ai shndërrohet në njeri zullumqarë, i cili i bën padrejtësi vetes vet, duke rrezikuar që të përfundojë në zjarrin e Xhehenemit. Prandaj, njeriu nuk guxon të shtyhet me Zotin në imitim dhe krijim, sepse vetëm Zoti është Krijues i Përsosur.

Në këtë *hadith*, nuk përkufizohet se ky njeriu është më i padrejti në mesin e të gjitha krijesave, porse me këtë pjesë tregon qortim për veprimin e tillë, edhe pse edhe shumë vepra tjera në *ajet*-e dhe *hadith*-e, përkufizohen me të njëjtin term **`Kush mund të jetë më i padrejtë`.** Si shembull mund të përmendim *ajet*-in: **"E kush mund të jetë më i padrejtë (mizorë) se ai që në xhamitë e Allahut pengon të përmendet Emri i Tij dhe përpiqet për shkatërrimin e tyre?!.."**[370] Kemi edhe *ajet*-in tjetër kuranorë, ku Zoti thotë: **"Kush mund të jetë më i padrejtë (mizorë) se ai që shpif ndaj Allahut gënjeshtra apo ka përgënjeshtruar faktet e Tij?".**[371] Ngjashëm është

---

[369] Buhari-u, "Sahih", kitab et-Tauhidi, bab kaulilahi vallahu halakakum ve ma ta`melun, nr.7559; Muslim-i, "Sahih", kitab el-Libasu ve`z-Zinetu, bab tahrimu tesviri suretil hajevani, nr.2111;
[370] Kurani, Bekare, 114;
[371] Kurani, En`am, 21;

edhe teksti: **"...Kush është më i padrejtë (mizorë) se ai që e ka dëshminë e Allahut pranë vetit dhe e fshehë?...".**[372] Kemi edhe *ajet*-in: **"E kush është më i padrejtë se ai që argumentet e Zotit i bën të rreme dhe ua kthen shpinën atyre...".**[373] Si dhe ajeti: **"E kush është më i padrejtë se ai që flet të pavërtetën ndaj Allahut...".**[374]

Kush don të formojë gjëra në pamjen e gjallesave apo krijesave që ka krijuar Zoti, ai sfidohet nga ana e Tij që të marrin dhe të formojnë dhe krijojnë ashtu siç krijon Zoti nëse munden, e jo me gëlqere, gurë e materiale tjera. Zoti i sfidon që të krijojnë edhe një krijesë të vogël, siç janë produktet që përmenden në tekst, që të shohin dhe kuptojnë paaftësinë e tyre dhe të kuptojnë Fuqinë e Zotit.

Në fenë tonë është e ndaluar pikturimi apo formimi i ndonjë figure të ndonjë gjallese e cila posedon shpirt, siç janë njerëzit, kafshët apo shtazët. Kjo vërtetohet përmes shumë *hadith*-eve, porse ne do të përmendim vetëm disa, për të afruar kuptimin e këtij *hadith*-i që e kemi në trajtim. Transmeton Abdullah b. Mes`udi r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Njerëzit me dënimin më të rëndë në Ditën e Kijametit, do të jenë ata që bëjnë skulptura".*[375]

Po ashtu transmeton Ibni Umeri r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Ata të cilët i ndërtojnë këto figura, në Ditën e Gjykimit do t`u thuhet atyre:* ***"Jepuni shpirt këtyre që keni formësuar".***[376]

Si dhe transmetimi nga Aishja r.a.h. se ajo kishte blerë një perde në të cilën kishte një figurë, por kur hyri Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem në dhomë, vërejti në fytyrën e tij papëlqyeshmërinë ndaj saj dhe e pyeti: "O i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem, çka ndodhi?" Ai më tha: *"Çka janë këto figura?"* I thash: "I kam blerë për të mbuluar dhomën!". Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem tha: *"Pronarëve të këtyre figurave*

---

[372] Kurani, Bekare, 140;
[373] Kurani, En`am, 157;
[374] Kurani, Zumer, 32;
[375] Buhari-u, "Sahih", kitab el-Libasu, bab adhabil musavirine jaumel kijameti, nr.5950; Muslim-i, "Sahih", kitab el-Libasu ve`z-Zinetu, bab tahrimu tasviri suretil hajevani, nr.2109; etj.
[376] Buhari-u, "Sahih", kitab et-Teuhidi, bab 56, nr.7558; Muslim-i, "Sahih", kitab el-Libasu ve`z-Zinetu, bab tahrimu tasviri suretil hajevani, nr.2108; etj.

*do t`u thuhet në Ditën e Gjykimit:* ***"Ngjallni këto që i keni krijuar!"*** *dhe tha: "Në atë shtëpi ku gjenden figura, nuk hyjnë melekët".*[377]

Me këtë, është i ngjashëm edhe *hadith*-i që e transmeton Ebu Hurejre r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Nuk hyjnë melekët në një shtëpi në të cilën gjenden idhuj dhe piktura (figura)".*[378]

Allahu xh.sh. i sfidoi me krijesat më të vogla, që të kuptojnë njerëzit paaftësinë e tyre. Në sqarimin e fjalës *dherreh* që përmendet në tekst të hadithit, disa kanë thënë se mund të jetë për qëllim kokrra e misrit, por edhe milingona. Njeriu ndoshta do të mundohet të bëjë ndonjë imitim me ndonjë material plastike apo diç tjetër, por asnjëherë nuk mund të krijojë qenie të gjallë. Jo rastësisht përmendet milingona, nga shkaku se struktura e trupit të saj është shumë e vogël, por kanë aftësi të jashtzakonshme. Ato veprojnë në grupe dhe punojnë si një ushtri e organizuar. Është insekt që gjendet në çdo skaj të botës, përpos në Antarktikë. Sipas një analize, thuhet se në raport për çdo njeri në botë, ka 1 milion milingona. Ajo mund të mbajë peshë 10 deri 50 herë më të madhe se madhësia e trupit të saj. Ato në mënyrë të mrekullueshme e mbrojnë strofkullën e tyre. Milingonat nuk kanë mushkëri dhe nuk kanë veshë, por ato dëgjojnë përmes vibrimeve dhe dridhjeve. Ata janë shumë punëtore saqë çdonjëra prej tyre kryen detyrë të caktuar nga mbretëresha e tyre dhe përgatiten me ushqim për sezonën e dimrit. Ata kanë aftësinë e mbijetimit edhe në ujë, sepse janë notues të mirë. Nëse një milingonë infektohet me ndonjë infektim vdekjeprurës, atëherë kolonia e largon atë larg turmës që të mos i infektojë edhe të tjerat. Në sjelljen e tyre, është vërejtur edhe rasti i robërimit të kolonive tjera të milingonave dhe mbajtja e tyre si rob pune. Ata kanë mundësinë e ndërtimit të strofullave të tyre që arrijnë lartësi deri në 2 metra. Ata alarmojnë grupin kur vjen ndonjë rrezik për ta, siç janë vërshimet, katastrofat natyrore, etj. Milingonat jetojnë edhe me vite, kurse disa prej mbretëreshave të tyre, jetojnë edhe me dekada, saqë disa hulumues, kanë konkluduar se ka prej tyre që jetojnë deri në 30 vite. Edhe në Kuran Zoti e emërton një sure me emrin `Nemël - Milingonat` dhe aty përmend rastin e milingonave të cilat paralajmërojnë turmën për ardhjen e Sulejmanit a.s. dhe thërret që të hyjnë nëpër vrimat e tyre, që të mos i shkel ushtria.[379]

---

[377] Buhari-u, "Sahih", kitab el-Libasu, bab adhabil musavirine jaumel kijameti, nr.5954; Muslim-i, "Sahih", kitab el-Libasu ve`z-Zinetu, bab tahrimu tasviri suretil hajevani, nr.2107; etj.

[378] Muslim-i, "Sahih", kitab el-Libasu ve`z-Zinetu, bab tahrimu tasviri suretil hajevani, nr.2112; etj.

[379] Kurani, Nemël, 18;

Le të arrijë njeriu të krijojë një krijesë të vogël në këtë mënyrë të përsosur e cila do t`i realizojë të gjitha këto veprime që i përmendëm dhe qindra të tjera që nuk i kemi përmendur. Nëse fjala që përmendëm në tekst të hadithit ka për qëllim kokrrën e misrit, edhe ajo është një mrekulli në vete. Ngjashëm kështu janë edhe kokrra e grurit dhe elbit. Kokrrat e tyre janë shumë të vogla, por janë shumë dobiprurëse dhe ushqyese, që me shekuj kanë qenë prej ushqimeve kryesore nëpër shumë popuj e qytetërime. Edhe sot e kësaj dite, shumica e ushqimeve përmbajnë këto komponente. Vetëm misri sot përdoret në mbi 3500 produkte tjera, prej tyre shkurt do të numërojmë gjalpin, çipse, supa, akullore, ushqime fëmijësh, vaj për gatim, majonez, çamçakëza, pije freskuese, e shumë produkte tjera.

Njeriu është munduar që të imitojë krijesat e Zotit edhe në ushqim, ku sot në botë, po bëhen gara në arritjet shkencore, se cili vend do të bëjë zbulime më interesante, ku shohim edhe klonimin e ushimeve të ndryshme, prej tyre edhe këto produkte që përmendëm më lart. E kemi fjalën për ushqimet e modifikuara gjenetikisht, apo siç njihen në gjuhën angleze GMO (Genetically Modified Organism). Kjo nënkupton prodhimin e ushqimeve të ndryshme përmes modifikimit të gjeneve, apo prodhimi i ushqimit në laboratorë. Si ndodh kjo?! Kjo është një proces laboratorik ku merret gjeni i ADN-së të një prodhimi dhe futet në mënyrë artificiale në gjenet e një prodhimi tjetër. Në këtë mënyrë, ka mundësi të klonohen edhe kafshë, për të shtuar numrin e tyre në treg.

Për të parën herë në tregun botërorë, teknologjia gjenetike dhe ushqimet e modifikuara, kanë filluar të përdoren që nga vitet e `90-ta, në Shtetet e Bashkuara të Amerikës. Në këtë shtet, këtij prodhimi i kanë dhënë dritë jeshile institucionet kryesore të shtetit, si FDA-ja (Food and Drug Administration) dhe EPA (Environmental Protection Agency). Edhe në Kanadë është miratuar ligj i cili lejon përdorimin e kësaj teknologjie. Kurse në Europë, Australi, Japoni dhe në 130 shtete tjera, këto ushqime ende janë të paligjshme, nga shkaku se këto bëhen për përfitime ekonomike, e jo për përfitime shëndetësore.

Për sa u përket ushqimeve të modifikuara, shkencëtarët dhe shtetet e ndryshme botërore, kanë mendime të ndryshme rreth saj. Ata që e lejojnë dhe e preferojnë, e shohin këtë lloj ushqimi si zgjidhje e problemit të varfërisë dhe urisë botërore, sepse sipas tyre, numri i popullatës botërore është duke u shtuar në mënyrë shumë të shpejtë, saqë prodhimi i ushqimit, nuk arrinë të ushqejë

gjithë njerëzit në botë, andaj duhet të prodhohet ushqim shtesë, që të plotësohen nevojat e tregut botërorë.

Kurse ata që e kundërshtojnë këtë ligj, nisen nga parimi i sigurimit të ushqimit dhe konsumimi i ushqimit të dobishëm dhe të pastër, i padëmshëm për shëndetin njerëzorë. Ata thonë se ushqimet e modifikuara qofshin me prejardhje bimore apo shtazore, nuk duhet t`u ofrohen njerëzve, sepse nuk janë të kontrolluara mjaft detajisht, ashtu që me atë rast, kur u ofrohet një zgjidhje e tillë, mund të rrezikohet shëndeti njerëzorë. Po ashtu, kundërshtohet parimi i zgjedhjes, sepse në shumë vende që e përdorin këtë ushqim, nuk shënohet në ambalazhë se prodhimi që blehet, përmban ushqim të modifikuar.

Gjithashtu, ata që e kundërshtojnë këtë risi, thonë se këto lloje të ushqimit, ndikojnë në sterilizim të njerëzve, me qëllim që të pakësohet numri i popullatës në botë. Sa i përket shëndetit njerëzorë, thuhet se dëmton dhëmbët e njerëzve, shkakton kancer, helmime, alergji, infektime, obezitet, dobësim të eshtrave, ndikon në memorie dhe mbamendje, dobësim të imunitetit dhe vdekje në disa raste. Po ashtu, është e mundur edhe formimi i viruseve dhe epidemive të reja.

Analizat laboratorike, kanë dëshmuar se këto ushqime, kanë efekte anësore negative në kafshët që janë bërë eksperiment. Në Indi, bujqit që kanë kullotur delet e tyre në fusha të mbjellura me kullosa të modifikuara gjenetikisht, kanë vërejtur se një numër i kafshëve, brenda një periudhe të shkurtë kanë ngordhur. Në SHBA mbi 92% e misrit që konsumohet është GMO, ku këto produkte, nuk konsumohen as nga ana e insekteve, e vallë, si njeriu i konsumon?! Produktet e modifikuara gjenetikisht, janë krijuar në atë mënyrë, që bujku mos ketë nevojë t`i spërkat pemët apo perimet për shkak të insekteve, nga shkaku se insektet nuk kanë mundësi t`i konsumojnë prodhimet e modifikuara gjenetikisht, por vallë, si mundet njeriu ta konsumojë një produkt, i cili nuk është i shëndetshëm as për insektet?!

Jo rastësisht sot, në këto shtete ku përdoret ky lloj ushqimi, ushqimet organike apo bio ushqimet, janë më të shtrenjta, nga shkaku se në to nuk ka ndërhyrë dora njerëzore për të manipuluar gjenet e ushqimit, por ende është natyral.

Parë nga prizmi Islam, ky ushqim gjersa ende nuk është vërtetuar statusi i tij përfundimtarë, është i dyshimtë dhe i qortuar (mekruh), derisa përfundimisht të mos vërtetohet dëmi që u përmend më lart. Nëse vërtetohen

në mënyrë shkencore deklaratat e atyre që e ndalojnë, atëherë merr statusin e ushqimit të ndaluar (haram). E nëse vërtetohet e kundërta e saj, atëherë ajo merr statusin e ushqimit të lejuar (hallall). Pra, gjersa është i padefinuar dhe i dyshimtë, besimtari mysliman duhet të largohet nga ky ushqim.

Kur krijon Allahu xh.sh. këtë e bën në mënyrën më të bukur dhe ajo është e dobishme për shëndetin, kurse kur prek aty dora e njeriut, ajo bëhet e dëmshme dhe e rrezikshme për shëndetin e njeriut.

## *HADITHI I NJËQINDEKATËRDHJETËEPESTË (145)*

**حَدَّثَنَا أَبُو الرَّبِيعِ الْعَتَكِيُّ، وَقُتَيْبَةُ بْنُ سَعِيدٍ، كِلَاهُمَا عَنْ حَمَّادِ بْنِ زَيْدٍ – وَاللَّفْظُ لِقُتَيْبَةَ – حَدَّثَنَا حَمَّادٌ، عَنْ أَيُّوبَ، عَنْ أَبِي قِلَابَةَ، عَنْ أَبِي أَسْمَاءَ، عَنْ ثَوْبَانَ، قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: " إِنَّ اللهَ زَوَى لِي الْأَرْضَ، فَرَأَيْتُ مَشَارِقَهَا وَمَغَارِبَهَا، وَإِنَّ أُمَّتِي سَيَبْلُغُ مُلْكُهَا مَا زُوِيَ لِي مِنْهَا، وَأُعْطِيتُ الْكَنْزَيْنِ الْأَحْمَرَ وَالْأَبْيَضَ، وَإِنِّي سَأَلْتُ رَبِّي لِأُمَّتِي أَنْ لَا يُهْلِكَهَا بِسَنَةٍ عَامَّةٍ، وَأَنْ لَا يُسَلِّطَ عَلَيْهِمْ عَدُوًّا مِنْ سِوَى أَنْفُسِهِمْ، فَيَسْتَبِيحَ بَيْضَتَهُمْ، وَإِنَّ رَبِّي قَالَ: يَا مُحَمَّدُ إِنِّي إِذَا قَضَيْتُ قَضَاءً فَإِنَّهُ لَا يُرَدُّ، وَإِنِّي أَعْطَيْتُكَ لِأُمَّتِكَ أَنْ لَا أُهْلِكَهُمْ بِسَنَةٍ عَامَّةٍ، وَأَنْ لَا أُسَلِّطَ عَلَيْهِمْ عَدُوًّا مِنْ سِوَى أَنْفُسِهِمْ، يَسْتَبِيحُ بَيْضَتَهُمْ، وَلَوِ اجْتَمَعَ عَلَيْهِمْ مَنْ بِأَقْطَارِهَا – أَوْ قَالَ مَنْ بَيْنَ أَقْطَارِهَا – حَتَّى يَكُونَ بَعْضُهُمْ يُهْلِكُ بَعْضًا، وَيَسْبِي بَعْضُهُمْ بَعْضًا "**

Transmeton Theubani (r.a.) se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *‘‘Allahu ma tuboi tokën dhe pashë lindjen dhe perëndimin e saj, kurse ummetit tim do t`i arrijë pushteti deri atje ku pashë tokën e tubuar. Kam parë se më janë dhënë thesaret e kuqe dhe të bardha. Unë e luta Zotin për ummetin tim që të mos shkatërrohen me vite të varfërisë, që të mos i nënshtrojë armiku i cili nuk është prej mesit të tyre dhe t`ua merr shpirtin, e Zoti më tha:* ***“O Muhamed, kur Unë vendosi për diç, ajo nuk mund të ndryshohet. Unë të garantoj se ummeti yt nuk do të shkatërrohet me vite të varfërisë (thatësisë) dhe se nuk do të dominohen nga armiku i cili nuk është prej mesit të tyre dhe t`ua merr shpirtërat dhe t`ua shkatërrojë rrënjët edhe nëse tubohen njerëzit nga vendet e ndryshme kundër tyre, por do të jenë nga mesi i tyre të cilët do të shkatërrojnë një pjesë tjetër dhe do të robërojnë një pjesë tjetër”.***[380]

---

[380] Muslim-i, “Sahih”, kitab Eshratu`s-Saati, bab helaku hadhihi`l-ummeti ba`dihim bi ba`din, nr.2889; Tirmidhi-u, “Sunen”, kitab el-Fiteni, bab ma xhae fi suali`n-nebij thelathen fi umetihi, nr.2183 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Sahih; Ebu Davud-i, “Sunen”, kitab

Allahu xh.sh. i paraqiti Muhamedit sal-lallahu alejhi ve sel-lem një pamje të cilën askush nuk ka mundur ta sheh, e ajo është pamja e tërë tokës mu para syve të tij, saqë edhe lindja edhe perëndimi ishin aty. Kjo është manifestim i fuqisë së Zotit dhe se askush nuk mundet ta sheh këtë me kapacitetin e vet. Kjo është një mrekulli, me të cilën Zoti i tregoi atij edhe disa elemente të ndodhisë së të ardhmes, pasi vetëm Allahu xh.sh. e din se çka do të ndodhë në të ardhmen, kurse një segment të saj, ia bëri të mundur edhe të dashurit të Tij.

Në këtë vizion, iu paraqit Muhamedit sal-lallahu alejhi ve sel-lem pushteti të cilin do ta arrijë ky *ummet,* i cili do të shtrihet në lindje dhe perëndim, ku nuk do të ngel cep i botës që nuk do të dëgjojë për fenë Islame. Këtë ia mundësoi Zoti që ai të kuptojë se mundi nuk do t`i shkojë kot, porse populli i tij do ta përhapin këtë fe derisa ajo të arrijë skajet e botës.

Kjo është edhe në kontekst të *hadith*-it të cilin e transmeton Abdullah b. Abasi r.a. ku Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem thotë: *“Mu paraqitën popujt, ku vinin disa pejgamberë me një grup njerëzish, kurse disa nuk kishin me vete askë, kur e çova kokën, pashë një turmë e madhe e zezë dhe pyeta: “A është ummeti im?” Thanë: “Jo, ky është Musa dhe populli i tij”. Më pas më thanë: “Shiko në horizont”. Kur atje pashë një turmë të zezë e cila kishte mbuluar horizontin dhe më thanë se ky është ummeti yt...”.*[381]

Këtë paralajmërim, e gjejmë edhe në Bibël, ku Zoti i tregon Ibrahimit a.s. se Ismaili a.s. do të nderohet me pasardhësin e tij dhe prej tij do të del një komb i madh. Aty thuhet: **“Sa për Ismaelin, unë ta kam plotësuar dëshirën. Ja unë do ta bekoj, do ta bëj të frytshëm dhe do ta shumoj fort. Ai do të bëhet babai i dymbëdhjetë princërve, dhe unë do të bëj prej tij një komb të madh”.**[382]

Me këto *hadith*-e, na bëhet me dije se ky *ummet* do të arrijë shtrirje të gjërë dhe do të përhapet aq shumë, saqë do të ketë miliarda ndjekës në mbarë botën. Sot ky realitet është i afërt, sepse në botë jetojnë afër 2 miliard mysliman, të shpërndarë nëpër të gjithë botën, po ashtu përmes mjeteve elektronike, është bërë e mundur që çdokush të dëgjojë për Islamin.

---

el-Fiteni vel-Melahimi, bab dhikru`l-fiteni ve delailiha, nr.4252; Ibni Maxheh, “Sunen”, kitab el-Fiteni, bab ma jekunu minel fiten, nr.3952; etj.

[381] Buhari-u, “Sahih”, kitab et-Tibbi, bab meni`k-teva, nr.5705; etj.

[382] Bibla, Zanafilla, 17/20;

Me thesaret e kuqe dhe të bardha ndoshta ka për qëllim arin dhe argjendin, sepse pasuria do të shtohet te ky *ummet*, shtetet Islame do të kenë pasuri të mëdha, ku sot përmes naftës, shtetet Islame kanë arritur të mbërrijnë shtetet e fuqishme botërore. Mund të jetë edhe në afrimin e kohës së fundit, kur pasuria do të shtohet aq shumë, saqë nuk do të ketë vend ku të jepet zekati. Por, mund të ketë për qëllim edhe pasurinë e Kisra-së dhe Kajser-it, mbretit të Irakut dhe Shamit, siç thotë Neveviu.[383] Pra, myslimanët do të arrijnë të çlirojnë këto perandori dhe do të marrin pasurinë e tyre.

Në këtë *hadith*, shohim se sa i dhimbshëm ka qenë Muhamedi sal-lallahu alejhi ve sel-lem për *umet*-in e tij, saqë edhe Zoti në Kuran, e përmend këtë fakt: **"Ju erdhi i dërguar nga mesi i juaj. Atij i vie rëndë për vuajtjet e juaja, i brengosur për besimtarët, i butë dhe i mëshirshëm".[384]** Ai nuk ka dashur që ky *umet* të vuajë prej varfërisë dhe të shkatërrohet përmes urisë, për këtë Zoti ia pranoi lutjen se ky *umet* nuk do të shkatërrohen nga varfëria, edhe pse sot shohim se ka të varfër, porse ajo është rezultat i mos dhënies së zekatit dhe sadakasë nga të pasurit.

Po ashtu, iu lut Zotit që të mos nënshtrohet ky *ummet* nga armiku i jashtëm pabesimtarë, që të bien nën udhëheqjen e tyre e të torturohen dhe të vriten prej tyre. Edhe këtë Zoti ia pranoi si lutje, që myslimanët si tërësi, të mos bien nën sundimin e huaj, edhe pse ka vende ku një numër i myslimanëve mund të jenë nën administrimin e të huajve.

Zoti iu përgjigj lutjes së tij duke i thënë, se sa i përket varfërisë dhe thatësisë në mesin e myslimanëve, që të shkatërrohen prej saj, këtë do t`ua shmang, po ashtu i bëri me dije se nuk do t`ua mundësojë armiqëve t`i robërojnë dhe luftojnë myslimanët, edhe nëse tubohen të gjithë për këtë qëllim. Ata mund të luftojnë me myslimanët, mund të robërojnë një vend, por asnjëherë nuk kanë mundur t`i mposhtin që të gjithë, edhe pse ata mundohen me të gjitha fuqitë për ta realizuar këtë qëllim.

Zoti i tregoi se ky *umet* do të ketë probleme të brendshme dhe kriza mes vete. Do të paraqiten udhëheqës të cilët do t`i luftojnë popujt e tyre, do të ketë grupacione dhe fraksione që do të luftojnë me njëri-tjetrin dhe në këtë formë do të shkatërrohen dhe robërohen mes vete.

---

383 Shih: Neveviu, "Sahih Muslim bi sherh en-Nevevij", 5/739;
384 Kurani, Teube, 128;

Ky është një realitet që e vërejmë që nga koha e *sahab*-ëve e deri sot. Që në kohën e sundimit të *halif*-it Ebu Bekër r.a. filluan trazirat e vogla, ku u paraqitën një grup i myslimanësh të cilët refuzuan dhënien e zekatit, e që të marrin përmasa më të mëdha në kohën e Uthmanit r.a. dhe Aliut r.a. të cilët edhe ishin viktimë e këtyre grupeve. Luftërat vëllavrasëse vazhduan edhe nën sundimin *Emevit*, e kjo vazhdon edhe sot e kësaj dite, ku shohim luftëra të ndërsjella në mes myslimanëve.

Frikë e Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem për popullin e tij kanë qenë sunduesit e devijuar, sepse ata përpos vetes, devijojnë edhe njerëzit tjerë. Shedad b. Eusi r.a. thotë se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Nuk kam frikë për umetin tim diçka tjetër, përpos se udhëheqësve të devijuar".*[385]

Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem u lajmërua edhe përmes Kuranit se te *ummet*-i i tij do të ketë vazhdimisht divergjenca politike që do të jenë me pasoja tragjike. Transmeton Xhabir b. Abdullahu r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem gjatë zbritjes së ajetit: **"Ai ka fuqi të dërgojë ndëshkim mbi ju nga lart..." (En`am, 65)** Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem tha: *"I mbështetem "Fytyrës" sate (që të më ruash nga ky ndëshkim)".* Kur vazhdoi ajeti: **"...ose nën këmbët e juaja..."** Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem tha: *"I mbështetem "Fytyrës" sate (që të më ruash nga ky ndëshkim)".* Kur vazhdoi ajeti: **"Ose t`ju mbulojë me ngatërresa në luftë grupesh dhe t`ju bëjë që të shijoni urrejtje e dhunë nga njëri-tjetri"** Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem tha: *"Kjo është më e lehtë".*[386]

Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem e konsideroi derë të *kufr*-it vrasjen në mesin e myslimanëve, por kjo këshillë e tij sot shumë pak gjen vend në zemrat dhe vendet e myslimanëve. Transmeton Xherir b. Abdilahu r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem i ka thënë atij gjatë Haxhit të Lamtumirës: *"Le të mbajnë qetësi njerëzit"*, pastaj tha: *"Mos u ktheni pas meje në jobesimtarë, duke goditur qafat e njëri-tjetrit (duke u vrarë)".*[387]

---

[385] Ahmed-i, "Musned", 28/339, nr.17.115;

[386] Buhari-u, "Sahih", kitab et-Tefsiri, nr.4628; etj.

[387] Buhari-u, "Sahih", kitab el-Ilmu, bab el insati lil ilm, nr.121; Muslim-i, "Sahih", kitab el-Imanu, bab 29, nr.65-66; Ibni Maxheh, "Sunen", kitab el-Fiteni, bab 5, nr.3942; Nesai-u, "Sunen", kitab Muharebe, bab tahrim katël, nr.4137;

Pra, Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem me të gjitha fuqitë e tija ka tërhequr vëmendjen nga vrasja e njëri-tjetrit, por përsëri njerëzit e këtij *ummet*-i, do të vazhdojnë të kundërshtohen, të vriten dhe të luftojnë me njëri-tjetrin dhe të robërohen, edhe pse Zoti i ka krijuar të lirë.

## *HADITHI I NJËQINDEKATËRDHJETËEGJASHTË (146)*

**حَدَّثَنِي يُونُسُ بْنُ عَبْدِ الْأَعْلَى الصَّدَفِيُّ، أَخْبَرَنَا ابْنُ وَهْبٍ، قَالَ: أَخْبَرَنِي عَمْرُو بْنُ الْحَارِثِ، أَنَّ بَكْرَ بْنَ سَوَادَةَ، حَدَّثَهُ عَنْ عَبْدِ الرَّحْمَنِ بْنِ جُبَيْرٍ، عَنْ عَبْدِ اللهِ بْنِ عَمْرِو بْنِ الْعَاصِ، أَنَّ النَّبِيَّ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: تَلَا قَوْلَ اللهِ عَزَّ وَجَلَّ فِي إِبْرَاهِيمَ: {رَبِّ إِنَّهُنَّ أَضْلَلْنَ كَثِيرًا مِنَ النَّاسِ فَمَنْ تَبِعَنِي فَإِنَّهُ مِنِّي} [إبراهيم: 36] الْآيَةَ، وَقَالَ عِيسَى عَلَيْهِ السَّلَامُ: {إِنْ تُعَذِّبْهُمْ فَإِنَّهُمْ عِبَادُكَ وَإِنْ تَغْفِرْ لَهُمْ فَإِنَّكَ أَنْتَ الْعَزِيزُ الْحَكِيمُ} [المائدة: 118] ، فَرَفَعَ يَدَيْهِ وَقَالَ: «اللهُمَّ أُمَّتِي أُمَّتِي» ، وَبَكَى، فَقَالَ اللهُ عَزَّ وَجَلَّ: «يَا جِبْرِيلُ اذْهَبْ إِلَى مُحَمَّدٍ، وَرَبُّكَ أَعْلَمُ، فَسَلْهُ مَا يُبْكِيكَ؟» فَأَتَاهُ جِبْرِيلُ عَلَيْهِ الصَّلَاةُ وَالسَّلَامُ، فَسَأَلَهُ فَأَخْبَرَهُ رَسُولُ اللهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ بِمَا قَالَ، وَهُوَ أَعْلَمُ، فَقَالَ اللهُ: " يَا جِبْرِيلُ، اذْهَبْ إِلَى مُحَمَّدٍ، فَقُلْ: إِنَّا سَنُرْضِيكَ فِي أُمَّتِكَ، وَلَا نَسُوءُكَ "**

Transmeton Abdullah b. Amër el-Asi (r.a.) se i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem lexoi ajetin i cili flet për Ibrahimin a.s.: **“Zoti im! Ata vërtet i shmangin (nga rruga e drejtë) shumë njerëz. E kush më respekton mua, ai është i imi (në fe), e kush më kundërshton mua, atëherë Ti je që fal dhe që mëshiron”. (Ibrahim, 36)** Dhe Isa a.s. ka thënë: **“Nëse i dënon ata, në të vërtetë ata janë robërit Tu, e nëse ua fal atyre, Ti je i Gjithëfuqishmi i Urti”. (Maide, 118)** Ai i ngriti duart dhe tha: *“O Zoti im, ummeti im, ummeti im”* dhe qau. Allahu xh.sh. tha: ***“O Xhibril, shko te Muhamedi (E Zoti yt e dinë më së miri) dhe pyete përse qau?”*** I erdhi atij Xhibrili a.s. dhe e pyeti dhe i Dërguari i Allahut iu përgjigj se çka e shtyri të qajë. Xhibrili a.s. e lajmëroi Allahun xh.sh., kurse Ai e di më së miri. Allahu tha: ***“O Xhibril, shko te Muhamedi dhe thuaj: “Ne do të bëjmë të kënaqur me ummetin tënd dhe nuk do të shqetësojmë ty”.***[388]

---

[388] Muslim-i, “Sahih”, kitab el-Imanu, bab dua`un-Nebijji li ummetihi ve buka`uhu shefekaten alejhim (87), nr.202;

Këto dy *ajete* Muhamedi sal-lallahu alejhi ve sel-lem i lexoi për të dëshmuar se Mëshira e Zotit ka përfshirë çdo gjë, saqë edhe pejgamberët e më hershëm, si Ibrahimi a.s. dhe Isau a.s. u lutën për popujt e tyre që të shpëtojnë në Ditën e Gjykimit, e Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem me këtë, dëshiroi të arrijë atë që Zoti ua ka mundësuar popujve të mëhershëm dhe të mos privohen nga Mëshira hyjnore, andaj edhe qau, nga frika se ndoshta ata nuk do të përfshihen në falje.

Fjalët që shpesh shqiptonte i dashuri ynë sal-lallahu alejhi ve sel-lem ishin mu këto shprehje: "*Ummet*-i im", që nënkupton dashurinë e thellë të tijë për këtë *ummet* dhe frikën që mos i kap ndëshkimi ata. Allahu xh.sh. i garantoi se 70.000 antarë të *umet*-it të tij, do të hyjnë në Xhenet pa llogari. Në një *hadith* tjetër, na bëhet me dije që i garantoi se nga banorët e xhenetit, 2/3 do të jenë prej këtij *ummeti*, të gjitha këto tregojnë në faktin se ai ishte i vendosur të kërkojë vazhdimisht, derisa ky *umet* të shpëtojë prej vuajtjeve të përhershme.

Ky është ndër *hadith*-et më shpresëdhënës për mirësitë e Zotit ndaj këtij *ummet*-i. Po ashtu tregon se ky *ummet* do të jetë i falur dhe i mëshiruar nga ana e Zotit. Transmeton Enes b. Malik-u r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Ky ummet është i falur, kurse ndëshkimi i tyre (në këtë botë) është mes vete, e kur të vijë Dita e Kiametit, do t`i jepet çdo muslimani nga një njeri prej idhujtarëve dhe do t`i thuhet: "Ky është shpëtimi yt prej Zjarri".*[389]

Ky *hadith* përcillet edhe me një tekst tjetër nga Ebu Musa r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Ky ummet është ummet i falur, nuk do të ketë dënim në ahiret, porse dënimin do ta kenë në këtë botë përmes fitneve, tërmeteve dhe vrasjeve".*[390]

---

[389] Ibni Maxheh, "Sunen", kitab ez-Zuhdi, bab Sifeti`l-Xhenneh, nr.4292. Busiri-u thotë se hadithi është i dobët shkaku i Xhubares dhe Kethirit. Edhe Shuajb el-Arnauti në verifikim të këtij hadithi, thotë se është i dobët, shkaku se në zinxhir gjenden Xhubare b. Mugalis dhe Kethir b. Sulejmi të cilët janë të dobët (shih: Sunen Ibni Maxhe, tahkik Shuajb el-Arnauti, vëll.5, fq.352, dirasetu`l-alemije, Bejrut, botimi i parë, 2009);

[390] Ebu Davud-i, "Sunen", kitab el-Fiteni vel Melahimi, bab ma jurxhi fil katël, nr.4278; Ahmed-i, "Musned", 32/453, nr.19.678; Shuajb el-Arnauti në verifikim të këtij hadithi, thotë se është i dobët (shih: Sunen Ebu Davud, tahkik Shuajb el-Arnauti, vëll.6, fq.334). Arsyeja të cilën e potencon Arnauti, është dobësia e Mes`udijut. Por për të, kur dikush e ka kritikuar në prezencë të Shu`bes, ai ka thënë: "Hesht, sepse ai është i sinqertë". Jahja b. Meini ka thënë se është i besueshëm dhe se hadithi shkruhet prej tij. Shumica e kritikëve e kanë lavdëruar, por disa kanë thënë se në fund të jetës ka filluar t`i ngatërrojë hadithet;

Zoti dërgoi Xhibrilin a.s. që të bisedojë me Pejgamberin sal-lallahu alejhi ve sel-lem dhe të merr informata për arsyen e qarjes së Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem. Jo pse Zoti ka nevojë për informatat e engjujve, sepse Zoti është i Gjithdijshëm dhe hollësisht i informuar, por këtë e bën vetëm për përshkrim. Xhibrili a.s. pasi mori përgjigjen rreth arsyes së qarjes, i tregoi Zotit i Cili më pas e qetësoi duke i thënë se nuk do të dëshpërohet në lidhje me *ummet*-in e vet dhe se do të jetë i kënaqur me vendimin që do të merr Zoti rreth tyre. Edhe në Kuran, Zoti i bëri me dije Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem se do t`i jep atë që do ta bëjë të kënaqur. Kështu përshkruhet në Kuran: **"E Zoti yt do të jepë ty, e ti do të kënaqesh".[391]**

Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem gjithashtu na njoftoi se të gjithë të dërguarit e Zotit kanë pasur nga një lutje së cilës Zoti i është përgjigjur, kurse Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem e ka rezervuar këtë lutje për në botën tjetër dhe nuk e ka harxhuar në këtë botë. Për këtë, kuptojmë në *hadith*-in që e transmeton Ebu Hurejre r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Çdo pejgamber ka pasur një lutje (të pranuar), kurse unë e kam lënë lutjen time për shefatë (ndërmjetësim) në Ahiret".[392]*

Në këtë *hadith*, po ashtu kuptojmë se mënyra më e preferuar dhe e ligjësuar me traditën e të Dërguarit tonë sal-lallahu alejhi ve sel-lem gjatë *dua*-së, është ngritja e duarve në drejtim të qiellit. Kështu thotë edhe imam Neveviu, në sqarim të këtij *hadith*-i.[393]

Lidhja shpirtërore në mes nesh dhe të Dërguarit të Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem duhet të jetë e pashkëputur, e fortë dhe e qëndrueshme, që të fitojmë ndërmjetësimin e tij në Ditën e Gjykimit. Zoti na mundësoftë që në zemrat tona të jetë çdoherë dashuria ndaj Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem.

---

Edhe Hakim-i e shënon këtë hadith nga Ebu Musa r.a. dhe thotë se zinxhiri i këtij hadithi është Sahih, por Buhari-u dhe Muslim-i nuk e kanë shënuar (shih: Hakim-i, "El-Mustedrek", vëll.4, fq.491, nr.8372) me të pajtohet edhe Dhehebi-u;

[391] Kurani, Duha, 5;

[392] Buhari-u, "Sahih", kitab ed-Da`avatu, bab 1, nr.6304; Muslim-i, "Sahih", kitab el-Imanu, bab 86, nr.198; etj.

[393] Nevevi-u, "Sahih Muslim bi sherh en-Nevevij", vëll.1, fq.481;

## *HADITHI I NJËQINDEKATËRDHJETËESHTATË (147)*

حَدَّثَنَا أَبُو عَامِرٍ، قَالَ: حَدَّثَنَا زُهَيْرُ بْنُ مُحَمَّدٍ، عَنْ عَبْدِ اللهِ بْنِ مُحَمَّدِ بْنِ عَقِيلٍ، عَنْ مُحَمَّدِ بْنِ جُبَيْرِ بْنِ مُطْعِمٍ، عَنْ أَبِيهِ، أَنَّ رَجُلًا أَتَى النَّبِيَّ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ، فَقَالَ: يَا رَسُولَ اللهِ، أَيُّ الْبُلْدَانِ شَرٌّ؟ قَالَ: فَقَالَ: " لَا أَدْرِي " فَلَمَّا أَتَاهُ جِبْرِيلُ عَلَيْهِ السَّلَامُ قَالَ: " يَا جِبْرِيلُ، أَيُّ الْبُلْدَانِ شَرٌّ؟ " قَالَ: لَا أَدْرِي حَتَّى أَسْأَلَ رَبِّي عَزَّ وَجَلَّ. فَانْطَلَقَ جِبْرِيلُ عَلَيْهِ السَّلَامُ، ثُمَّ مَكَثَ مَا شَاءَ اللهُ أَنْ يَمْكُثَ، ثُمَّ جَاءَ، فَقَالَ: يَا مُحَمَّدُ، إِنَّكَ سَأَلْتَنِي أَيُّ الْبُلْدَانِ شَرٌّ، فَقُلْتُ: لَا أَدْرِي، وَإِنِّي سَأَلْتُ رَبِّي عَزَّ وَجَلَّ: أَيُّ الْبُلْدَانِ شَرٌّ؟ فَقَالَ: أَسْوَاقُهَا"

Transmeton Xhubejr b. Mut`im (r.a.) se një njeri erdhi te Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem dhe i tha: "O i Dërguari i Allahut, cilët vende janë më të këqija?" Tha: *"Nuk e di"*. Kur i erdhi Xhibrili a.s. e pyeti: *"O Xhibril, cilët vende janë më të këqijat?"* Ai tha: *"Nuk e di, gjersa ta pyes Zotin"*. Shkoi Xhibrili a.s. dhe qëndroi aq sa deshi Zoti që të qëndrojë, pastaj erdhi dhe i tha: *"O Muhamed, ti më pyete për vendet më të këqija dhe unë të thash nuk e di, pastaj e pyeta Zotin xh.sh. se cilët vende janë më të këqijat? Ai më tha: **"Tregjet".**[394]*

Në këtë *hadith*, ka mësim të madh për *ummet*-in e Muhamedit sal-lallahu alejhi ve sel-lem se si duhet të jenë korrekt në të gjitha aspektet e jetës,

---

394 Ahmed-i, "Musned", 27/308, nr.16.744; Bezzar-i, "Bahruz-Zehar", 8/352, nr.3430; Taberani, "Mu`xhemu`l-Kebir", 2/128, nr.1545-46; Hakim-i, "El-Mustedrek", vëll.2, fq.9, nr.2148 dhe thotë se hadithi është me zinxhir Sahih por Buhari-u dhe Muslim-i nuk e kanë shënuar; Hejthemiu në "Mexhmeu`z-Zevaid", 4/76, nr.6325-26 thotë: "E shënojnë Ahmedi, Bezari dhe Ebu Ja`la, transmetuesit janë që gjenden në Sahihe, përpos Abdullah b. Muhamed b. Akili, hadithi i të cilit është Hasen, por për të ka fjalë (të ndryshme)"; shejh Shuajb el-Arnauti në verifikim të këtij hadithi thotë se hadithi është i dobët, shkaku i Abdullah b. Muhamed b. Ukajlit, të cilin e kanë konsideruar të dobët Malik-u, Ibni Katani, Jahja b. Meini, Ali b. Medeni, Ahmed-i, Ibni Shejbe, Sufjan b. Ujejne, Ibni Sa`di, Xheuzxhani, Ebu Zur`a, Ebu Hatimi, Nesai-u, Ibni Huzejme, Ebu Davud-i, Ibni Hibani, Darekutni, kurse Buhari-u dhe Tirmidhi-u e kanë konsideruar të mirë;

sidomos kur bëhet fjalë për mashtrime dhe gënjeshtra. Ky aspekt më shumë manifestohet në tregti, sepse njerëzit të cilët janë të dhënë pas të mirave të kësaj bote dhe dëshirës për të arritur sa më shumë pasuri, janë në gjendje të shkelin mbi vlerat fetare, vetëm e vetëm që të arrijnë qëllimet e tyre.

Por të shkojmë me radhë. Nga ky *hadith*, në fillim përfitojmë një mësim të madh, që është mosmarrja e përgjegjësisë për gjërat për të cilat nuk kemi njohuri dhe të themi `nuk e di` për diçka të cilën nuk e dimë. Shumë njerëz bëhen "ekspert" të përgjithshëm për të gjitha fushat, ndërsa për të nuk janë adekuat. Pa marrë parasysh se bëhet fjalë për dituri, për fe, për tregti, për politik, për administrim, për gjëra të jetës publike dhe sferave të ndryshme, njeriu nuk duhet të merr barrë për të kryer diçka për të cilën nuk është i përgatitur.

Njeriu nuk duhet të ketë turp që të thotë `nuk e di` për diçka që nuk e din. Pa dituria nuk është turp, porse turp është të flasish pa dije për gjëra të ndryshme.

Kur edhe Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem për gjërat që nuk i dinte thoshte `nuk e di`, atëherë kush jemi ne që të mos e pranojmë paaftësinë tonë për një çështje të caktuar?! Njeriu shpesh nga mendjemadhësia nuk dëshiron që të thotë se nuk e dinë një punë apo informatë të caktuar, porse kjo nënkupton që t`i shtosh gabimit një gabim më të madh mbi të.

Shpesh edhe nga injoranca apo egoja e tij nuk e lejon që të `poshtërsohet` para të tjerëve duke thënë që nuk e dinë, por ai duke folur pa dije, mund të dëmtojë më shumë sesa që mund të bëjë dobi. Paramendoni një mjek i cili nuk donë të thotë për një lëmi të caktuar `nuk e di` dhe të jep diagnoza dhe ilaçe pa dije adekuate, se sa dëm do të kishte shkaktuar?! Apo një hoxhë kur të pyetet për një çështje fetare, të jep përgjigje për gjëra të mëdha, kurse në thelb ai atë mësim as që e ka lexuar më herët. Ky me këtë e shkatërron vendin dhe popullatën e vet.

Edhe *melek*-u Xhibril a.s. nuk foli pa dije, por edhe ai tha `nuk e di`. Sepse nuk e din atë që Zoti nuk ia ka treguar, porse që të dy kanë folur vetëm atë që Allahu xh.sh. i ka mësuar. Këtë shembull e kemi edhe në Kuran, kur Zoti i pyeti melekët për emrat e gjërave të cilat i paraqiti para atyre dhe Ademit a.s., kurse ata thanë: **"...i Lartmadhërishëm je, ne nuk kemi dituri përpos atë që na ke mësuar Ti...".**[395]

---

[395] Kurani, Bekare, 32;

Njeriu duhet të jetë i vetëdishëm për kapacitetin e vet dhe të mos veprojë diçka që nuk është në kompetencat e tij. Zoti thotë në ajetin kuranor: **“..dhe mos iu qas asaj për të cilën nuk ke njohuri...”.**[396]

Pra, në këtë *hadith,* u ndërlidh elementi i diturisë me tregtinë. Për të mundur të zhvillohet dhe avancohet tregtia dhe ekonomia e një vendi, duhet dituri dhe përgjegjësi, sepse më pas do të paraqiten fenomene negative në atë biznes, që do ta shkatërrojnë ekonominë e vendit.

Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem u lajmërua nga ana e Zotit se tregjet janë vendet më të këqija, nga shkaku se shpesh aty ndodhin mashtrime të ndryshme, gënjeshtra, shitja e mallit të vjetër si i ri, shitja e mallit të dëmtuar me çmim të atij të padëmtuar, betimi i rrejshëm, neglizhimi i fesë, shtyrja apo mosfalja e namazeve, shikimi i ndaluar, ngritja e zërit duke shqetësuar të tjerët, grindjet, konkurimi i padrejtë, mosmarrëveshjet në mes tregtarëve për myshteritë, saqë nëse një myshteri shkon tek tjetri, ky i pari hidhërohet apo ndoshta edhe kacafytet me tjetrin, duke e akuzuar se ia merr myshteritë, e këto fenomene ndodhin shpesh nëpër tregje. Tregjet mund të jenë të hapura, por edhe të mbyllura siç janë sot qendrat tregtare, po edhe shitoret e ndryshme. Në të gjitha vendet, bën pjesë vërejtja e këtij *hadith*-i nëse elementet e tilla paraqiten në të.

Ky *hadith,* ka mbështetje edhe në transmetimin tjetër, ku transmeton Ebu Hurejre r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *“Vendet më të dashura të Allahut janë xhamitë, kurse vendet më të urrejtura tek Allahu janë tregjet”.*[397]

Tregjet janë edhe vendet ku djajtë përhapin aktivitetin e tyre dhe mundohen t`i hutojnë besimtarët nga adhurimi, sidomos në ditën e xhuma, siç thotë edhe Aliu r.a. se ditën e xhuma, djajtë shpërndahen me flamujt e tyre nëpër tregje, fillojnë t`u hedhin njerëzve përtacinë dhe zvarritjen dhe i bëjnë të rëndë për shkuarjen në xhami...”.[398]

Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka vizituar rregullisht tregjet duke i këshilluar myslimanët që të kenë kujdes të mos bien pre e mashtrimit dhe moskorrektësisë. Transmeton Kajs b. Ebi Gurze i cili thotë se Pejgamberi

[396] Kurani, Isra, 36;
[397] Muslim-i, “Sahih”, kitab el-Mesaxhidu, bab 52, nr.671;
[398] Ebu Davudi, “Sunen”, kitab es-Salati, bab fadlu`l-xhumuati, nr.1051; Ahmedi, “Musned”, 2/124, nr.719;

sal-lallahu alejhi ve sel-lem erdhi tek ata dhe u tha: *"O ju tregtarë, këto tregje janë të përziera edhe me betime, andaj rregulloni ato me sadaka".*[399]

Po ashtu Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem i kritikoi ashpër ata që mashtrojnë në tregti. Transmeton Ebu Hurejre r.a. se "Kur kaloi Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem rreth një personi i cili shiste ushqim, ai e futi dorën e tij dhe e gjeti atë të lagur me ujë më poshtë dhe i tha: *"Çka është kjo o pranar i ushqimit?"* Ai tha: "Dje ra shi o i Dërguari i Allahut". Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem i tha: *"Po përse nuk e nxore sipër të lagurën që ta shohin njerëzit?! Kush na mashtron, nuk është prej nesh".*[400]

Por nuk duhet marrë këto *hadith*-e në kuptim negativ, sepse edhe vet Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka bërë tregti në fillim të jetës së tij, ai ka urdhëruar që të hapet tregu i myslimanëve në Medine, që të mos jenë të varur prej tregut të jehudëve, po ashtu edhe *sahab*-itë më të njohur kanë qenë tregtarë. Pra, nëse tregtia pastrohet prej mashtrimit, prej gënjeshtrës, prej betimit të rrejshëm dhe elementeve tjera që i përmendëm më herët, atëherë ajo tregti do të jetë hallall dhe e bekuar dhe nuk përfshihet nga vërejtja që u përmend në këtë *hadith.*

---

[399] Hakimi, "El-Mustedrek", vëll.2, fq.6, nr.2140-2141;
[400] Muslim-i, "Sahih", kitab el-Imanu, bab men gashena fe lejse minna, nr.102; etj.

## HADITHI I NJËQINDEKATËRDHJETËETETË (148)

حَدَّثَنَا أَحْمَدُ بْنُ إِبْرَاهِيمَ، ثنا سَهْلُ بْنُ عَبْدِ اللَّهِ، ثنا مُحَمَّدُ بْنُ أَبِي السَّرِيِّ، ثنا بَقِيَّةُ، عَنِ ابْنِ لَهِيعَةَ، عَنْ دَرَّاجٍ، عَنِ ابْنِ أَبِي السَّمْحِ، عَنْ أَبِي الْهَيْثَمِ، عَنْ أَبِي سَعِيدٍ الْخُدْرِيِّ قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: " يَقُولُ اللَّهُ عَزَّ وَجَلَّ يَوْمَ الْقِيَامَةِ: «أَيْنَ جِيرَانِي؟» فَتَقُولُ الْمَلَائِكَةُ: وَمَنْ يَنْبَغِي أَنْ يَكُونَ جَارَكَ؟ فَيَقُولُ: «عُمَّارُ مَسْجِدِي»

Transmeton Ebu Seidi (r.a.) se i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *“Do të thotë Allahu xh.sh. në Ditën e Kijametit:* ***“Ku janë fqinjët e Mi?!”*** *Melekët do të thonë: “E kush e kanë atë fat që të jenë fqinjët Tu?” Ai thotë:* ***“Ndërtuesit e xhamive”.***[401]

Kjo është një nder i veçantë që u bëhet ndërtuesve të xhamisë dhe atyre të cilët përkujdesen për mirëmbajtjen e tyre, sepse aty është vendi ku adhurohet Allahu xh.sh. dhe është vendi më i dashur për Zotin. Besimtari duhet të kujdeset për këto vende që t`i mbajnë pastër dhe t`i rregullojnë, që t`i japin një pasqyrë të bukur fesë përmes mirëmbajtjes së këtyre objekteve fetare. Kemi edhe një *hadith* nga Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ku tregohet se vizituesit e xhamive janë të nderuarit e Zotit në tokë. Transmeton Abdullahu r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *“Shtëpitë e Allahut në tokë janë xhamitë, e është obligim i Allahut që ta nderojë atë që e viziton në to”.*[402]

Allahu xh.sh. prej njerëzve që më së shumti i dallon dhe i konsideron si njerëz të Tij, janë pikërisht ata që ndërtojnë xhamitë dhe mundohen që në tokën e Zotit të adhurohet vetëm Ai xh.sh. Transmeton Enes b. Malik-u r.a.

---

[401] Ebu Nuajmi, “Hiljetu`l-Evlija”, vëll.10, fq.213 dhe thotë se është Garib; këtë hadith e shënon edhe Harith b. Ebu Usame në “Musned”, sipas citimit të Hejthemiut në “Bug`jetu`l-Bahith an zevaidi Musnedi`l-Harith”, fq.251, nr.126 por nga Enes b. Malik-u r.a.; për hadithin e Ebu Nuajmit, Irakiu në verifikim të librit “Ihja” të Gazaliut (1/264), thotë se hadithi ka zinxhirë të dobët;

[402] Taberani, “Mu`xhemu`l-Kebir”, vëll.10, fq.199, nr.10.324;

se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *“Me të vërtetë, ndërtuesit e shtëpive të Allahut (xhamive), janë njerëzit e Allahut xh.sh.”.*[403]

Ata që ndërtojnë xhami, Zoti i garanton me Xhenet në botën tjetër, për hir të kujdesit të tyre që në mesin e njerëzve të përhapet adhurimi i Zotit dhe të njihet për Zot vetëm Ai. Transmetohet nga Uthman b. Affani r.a. se Pejgamberi (sal-lallahu alejhi ve selem) ka thënë: *“Kush ndërton një xhami duke dëshiruar me këtë kënaqësinë e All-llahut, All-llahu do t’ia ndërtojë një ndërtesë (pallat) të ngjashëm në Xhenet”.*[404]

Gjithashtu i Dërguari i Zotit sal-lallahu alejhi ve sel-lem na ka këshilluar që xhamitë t`i mirëmbajmë dhe të kujdesemi për mirëqenien e tyre, e jo të braktisen e të ngelin në mëshirën e kohës. Aishja r.a.h. ka thënë: “Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka urdhëruar për ndërtimin e xhamive në lagjet tona, t`i bënim të forta dhe t`i parfumonim ato”.[405]

Pika kryesore para së gjithash, është që xhamitë të mbahen pastër nga adhurimi në to i diç që është në kundërshtim me besimin e pastër Islam, të mbahen pastër nga papastërtia e idhujtarisë. Siç thotë Zoti në Kuran: **“E me të vërtetë xhamitë janë të veçuara për të adhuruar Allahun, e mos adhuroni në to askë tjetër me Allahun”.**[406]

Që të mund të mbahen pastër xhamitë nga adhurimi i diç tjetër përpos Allahut xh.sh., duhet që përkujdesësit e xhamive të jenë besimtarë të paluhatur, e jo njerëz të cilët për famë apo interesa të kësaj bote duan të marrin përsipër kujdesin e xhamisë. Zoti qartë na flet se kush duhet të kujdeset për xhamitë e Zotit: **“E drejtë e përkujdesjes së xhamive të Allahut është vetëm për atë që ka besuar Allahun dhe botën tjetër, që e fal namazin, e jep zekatin dhe nuk i frikësohet askujt tjetër përpos Allahut. Të tillët do të jenë të udhëzuarit”.**[407]

---

[403] Taberani, “Mu`xhemu`l-Euset”, 3/67, nr.2502;

[404] Buhari-u, “Sahih”, kitab es-Salatu, bab men benal-mesxhiden, nr.439; Muslim-i, “Sahih”, kitab Mesaxhidi ve mevadius-salati, bab fadlu binail-Mesaxhidi vel-haththu alejha, nr.533; Tirmidhi-u, “Sunen”, kitab es-Salati, bab ma xhae fi fadli bunjanil-mesxhidi, nr.318; Ibn Maxheh, “Sunen”, kitab el-Mesaxhidu.., bab 1, nr.736;

[405] Tirmidhi-u, “Sunen”, kitab Sefer, bab ma dhukire fi tetjibi`l-mesaxhidi, nr.594; Ebu Davud-i, “Sunen”, kitab es-Salati, bab 13, nr.455;

[406] Kurani, Xhin, 18;

[407] Kurani, Teube, 18;

Duhet pasur kujdes nga mizorët të cilët në emër të shërbimit ndaj xhamisë, hyjnë në udhëheqësitë e tyre për të shkatërruar rendin e xhamisë, për të përçarë besimtarët dhe për të larguar njerëzit nga feja. Ata janë njerëzit më të këqinj që mund t`u afrohen xhamive, që fatkeqësisht shumë xhami janë sprovuar me njerëz të tillë. Zoti thotë në Kuran: **"E kush mundet të jetë më mizorë se ai që në xhamitë e Allahut pengon të përmendet Emri i Tij dhe përpiqet për shkatërrimin e tyre. Atyre ndryshe nuk u takoi të hyjnë në të, vetëm duke qenë respektues. Ata në këtë botë kanë nënçmim e në botën tjetër dënim të madh".[408]**

Ata që sot po përçajnë xhamitë, duke dëshiruar që dëshirat dhe egot e tyre të shfryhen, po dëmtojnë shumë imazhin e Islamit. Ka prej tyre që dëshirojnë të marrin përsipër kujdesin e xhamive, vetëm e vetëm për të degraduar imazhin e xhamisë dhe për të larguar imamin nga xhamia, sepse nuk i përshtatet idesë apo dëshirave të tija, e nëse nuk arrijnë ta realizojnë qëllimin që të vijnë në udhëheqësinë e xhamisë, atëherë ndërtojnë xhami tjetër vetëm për të ndarë forcën e xhamive dhe për t`i dobësuar muslimanët. Kjo u ngjan atyre të cilët në kohën e Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem ndërtuan xhami sherri për të përçarë myslimanët.

Zoti thotë në Kuran: **"Ti mos u fal aty kurrë! Një xhami e cila që prej ditës së parë është themeluar në respekt ndaj Allahut, është më e drejtë të falesh në të, aty ka burra që doshirojnë të pastrohen, e Allahu i do të pastrit".[409]**

Pra, shpërblimin që u përmend në *hadith* për ndërtimin e xhamive, se ata janë fqinjët e Zotit, do ta meritojnë vetëm ata që e kanë qëllimin e pastër, e jo ata të cilët ndërtojnë xhamitë për të shkatërruar rendin, për të dobësuar myslimanët, për t`i përçarë besimtarët tanë dhe për t`u shfryrë nëpër xhami.

---

[408] Kurani, Bekare, 114;
[409] Kurani, Teube, 108;

## *HADITHI I NJËQINDEKATËRDHJETËENËNTË (149)*

**حَدَّثَنَا مُحَمَّدُ بْنُ عُثْمَانَ بْنِ أَبِي شَيْبَةَ، ثنا إِبْرَاهِيمُ بْنُ إِسْحَاقَ الصِّينِيُّ، ثنا قَيْسُ بْنُ الرَّبِيعِ، عَنْ لَيْثٍ، عَنْ أَبِي لَيْلَى، عَنِ الْحَسَنِ بْنِ عَلِيٍّ رَضِيَ اللهُ عَنْهُ قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: «يَا أَنَسُ انْطَلِقْ فَادْعُ لِي سَيِّدَ الْعَرَبِ» – يَعْنِي عَلِيًّا – فَقَالَتْ عَائِشَةُ رَضِيَ اللهُ عَنْهَا: أَلَسْتَ سَيِّدَ الْعَرَبِ؟ قَالَ: «أَنَا سَيِّدُ وَلَدِ آدَمَ، وَعَلِيٌّ سَيِّدُ الْعَرَبِ» . فَلَمَّا جَاءَ عَلِيٌّ رَضِيَ اللهُ عَنْهُ أَرْسَلَ رَسُولُ اللهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ إِلَى الْأَنْصَارِ فَأَتَوْهُ، فَقَالَ لَهُمْ: «يَا مَعْشَرَ الْأَنْصَارِ، أَلَا أَدُلُّكُمْ عَلَى مَا إِنْ تَمَسَّكْتُمْ بِهِ لَنْ تَضِلُّوا بَعْدَهُ؟» قَالُوا: بَلَى يَا رَسُولَ اللهِ. قَالَ: «هَذَا عَلِيٌّ فَأَحِبُّوهُ بِحُبِّي، وَكَرِّمُوهُ لِكَرَامَتِي، فَإِنَّ جِبْرِيلَ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ أَمَرَنِي بِالَّذِي قُلْتُ لَكُمْ عَنِ اللهِ عَزَّ وَجَلَّ»**

Transmeton Hasan b. Aliu r.a. i cili ka treguar se i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"O Enes, shko dhe ma thirr zotërinë e arabëve!".* (pra, Aliun), e Aishja r.a.h. tha: "A nuk je ti zotëria i arabëve?!" Ai tha: *"Unë jam zotëria i bijve të Ademit, kurse Aliu është zotëria i arabëve".* Kur erdhi Aliu r.a., Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem çoi dikë që t`i thirr *ensarët* e kur ata erdhën, ai u tha atyre: ***"O ju turmë e ensarëve, a t`ju udhëzoj në atë që nëse i përmbaheni, nuk do të devijoni pas meje?!".*** Ata thanë: "Po gjithsesi o i Dërguari i Allahut". Ai tha: ***"Ky është Aliu, duani atë siç e dua unë dhe nderonie atë siç e nderoj unë, sepse Xhibrili sal-lallahu alejhi ve sel-lem më urdhëroi nga Zoti xh.sh me këtë që ua thashë".***[410]

---

[410] Taberani, "Mu`xhemu`l-Kebir", 3/90, nr.2749; Ebu Nuajmi, "Hiljetu`l-Evlija", vëll.1, fq.63; Hejthemiu në "Mexhmeu`z-Zevaid", 9/125, nr.14.753 thotë se e përcjell Taberani përmes Is`hak b. Ibrahim ed-Dibijut i cili është i braktisur (*metruk*); Darekutni në librin e tij "Kitabu`d-Duafa vel metrukin", mektebetu`l-islamij, botimi i parë, 1980, fq.65, nr.33 thotë se braktiset hadithi prej tij (*metruku`l-hadith*); Ibni Xheuzi për hadithin që përcillet prej Aishes r.a.h. thotë se nuk ka asnjë bazë dhe zinxhiri i tij është i këputur, kurse Muhamed b. Humejdin e kanë përgënjeshtruar Ebu Zur`a dhe Ibni Varete, kurse Ibni Hibani thotë se "ai veçohet me hadithe që i përcjell prej transmetuesve të besueshëm, duke ua ndryshuar

*Hadith*-i flet për vlerën e Aliut r.a. i cili ka qenë prej muslimanëve të parë. Edhe pse nuk ka dyshim që ai posedon virtyte të shumta dhe vlera të mëdha, por *hadith*-i në fjalë nuk është i vërtetë, pasi shumica e dijetarëve të cilët e kanë analizuar, kanë përfunduar se *hadith*-i nuk është i saktë. Shkaku se ky *hadith*, nuk përcillet nga kolekcionuesit e vjetër të *hadith*-it, porse haset te librat e mëvonshëm, si te Taberani, i cili ka vdekur në vitin 360 *hixhri*, ky i pari është që e ka shënuar këtë *hadith* e pastaj edhe të tjerë pas tij.

Nuk është ky i vetmi *hadith* që i mbështetet Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem, por ka edhe shumë të tjerë, të cilat në mbrendi përmbajnë fryerje të virtyteve të Aliut r.a. e kjo problematikë e falsifikimit të *hadith*-eve mbi vlerën e Aliut r.a. ka filluar që në kohën kur ndodhën konfliktet në mes Aliut r.a. dhe Muaviut, kur për t`i mposhtur kundërshtarët, të ndikuar nga politika aktuale e kohës, kanë fabrikuar *hadith*-e për të.

Prej këtyre *hadith*-eve të shumta, është edhe *hadith*-i prej Esed b. Zurares se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem kur ishte në *Mi`raxh*, është ndalur në një pallat prej diamanti. E Zoti i ka shpallur tre gjëra në lidhje me Aliun: ***"Ai është zotëria i të dërguarve, imami i të devotshmëve dhe prijësi i të shënuarve me shenjë"***.[411] Edhe ky *hadith* është shënuar vonë, ai i cili e ka regjistruar i pari është Hakim-i, i cili ka vdekur në vitin 405 hixhri. Edhe përskaj divergjencave të dijetarëve në lidhje me zinxhirin e këtij *hadith*-i, teksti i tij lë hapsirë për të kuptuar se është i manipuluar, pasi aty përmendet se Aliu r.a. është zotëria i të dërguarve (*Murselin*), kurse dihet se askush nuk mund të tejkalojë nivelin e pejgamberëve, pa marrë parasysh devotshmërinë dhe përpikmërinë e tij në fe.

Duhet pasur kujdes në lidhje me këto *hadith*-e që lartësojnë disa prej *sahab*-ëve ndaj disa të tjerëve, sepse njerëzit të prirur nga emocionet, kanë folur edhe gjëra në emër të Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem vetëm e vetëm që të mbrojnë bindjet e tyre politike dhe sektare, e dihet se në mesin e librave të shiitëve ka shumë *hadith*-e të tilla ku e lartësojnë Aliun r.a.

---

tekstet" kurse për hadithin nga Ibni Abasi r.a. thotë se përcillet nga Harixhe b. Mus`ab i cili nuk është i besueshëm, kurse Ibni Hibani ka thënë se nuk lejohet argumentimi me të". (Ibni Xheuzi, "El-Ilelu`l-Mutenahije", vëll.1, fq.212, nr.342);

[411] Hakim-i, "El-Mustedrek", 3/148, nr.4668 dhe thotë se "zinxhiri i këtij hadithi është Sahih, por Buhari-u dhe Muslim-i nuk e kanë shënuar". Dhehebi-u në "Telhis" thotë se llogaritet i falsifikuar, Amri dhe mësuesi i tij janë të braktisur;

Por, edhe nëse këto *hadith*-e janë të dobëta, nuk do të thotë se nuk ka *hadith*-e të sakta mbi vlerën e Aliut r.a. Në luftën e Hajberit, Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem tha se do t`ia jep flamurin një personi të cilin e do Allahu dhe Pejgamberi i Tij. Të nesërmen, Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ia dha flamurin Aliut r.a.[412]

Sa`d b. Ebu Vekasi r.a. tregon se në një rast Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem i ka thënë Aliut r.a.: *"A nuk donë të jeshë në pozicion për meje, siç ishte Haruni a.s. për Musain a.s.?!".*[413] Kurse te Muslim-i vjen në fund me shtesën: *"...përpos se pas meje nuk ka më pejgamber".*[414]

Po ashtu sipas një *hadith*-i të gjatë, Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem mbajti fjalim para njerëzve dhe u tha që pas vdekjes së tij, t`i përmbahen Kuranit dhe *ehli bejt*-it.[415]

Si dhe në *hadith*-in ku Aliu r.a. përcjellë prej Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem se atë (Aliun r.a.) e do vetëm se besimtari dhe nuk e urren tjetër përpos se *munafik*-u.[416]

Aliu r.a. është prej muslimanëve të parë që iu përgjigjën thirrjes së Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem për fenë Islame dhe kurrë nuk ka qenë prej idhujtarëve,[417] kurse Taberani përmend një përcjellje nga Urve b. Zubejri se Aliu ka qenë në moshën tetë vjeçare kur e ka pranuar Islamin.[418] Aliu r.a. qëndroi në shtratin e Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem kur idhujtarët e kërkonin që t`i bëjnë atentat, e kjo ka ndodhur natën që u nisën për në *Hixhret.* Aliu r.a. flejti në shtratin e Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem dhe u mbulua me pelerinën e tij.[419]

---

[412] Shih: Buhari-u, "Sahih", kitab Fadailu`s-Sahabe, bab menakibu Ali b. Ebu Talib, nr.3702; Muslim-i, "Sahih", kitab el-Xhihadu ve`s-sijeru, bab gazvetu dhi karedin, nr.1807; etj.

[413] Buhari-u, "Sahih", kitab Fadailu`s-Sahabe, bab menakibu Ali b. Ebu Talib, nr.3706; etj.

[414] Muslim-i, "Sahih", kitab Fadailu`s-sahabe, bab min fadaili Ali r.a., nr.2404; etj.

[415] Muslim-i, "Sahih", kitab Fadailu`s-sahabe, bab min fadaili Ali r.a., nr.2408; Tirmidhi-u, "Sunen", kitab el-Menakibi, bab menakib Ehli Bejt, nr.3788 dhe thotë se hadithi është Hasenun Garib; Ahmed-i, "Musned", vëll.32, fq.10, nr.19.265 kurse shejh Shuajb el-Arnauti thotë se zinxhiri i këtij hadithi është Sahih sipas kushteve të Muslim-it;

[416] Muslim-i, "Sahih", kitab el-Imanu, bab hubbu`l-ensar ve Aliu minel iman, nr.78; etj.

[417] Shih: Ibni Sa`d-i, "Tabekatu`l-Kebir", vëll.3, fq.19;

[418] Taberani, "Mu`xhemu`l-Kebir", vëll.1, fq.95, nr.162;

[419] Ibni Hisham-i, "Biografia e Pejgamberit salallahu alejhi ve selem", fq.135;

Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem e martoi vajzën e tij Fatimen r.a. me Aliun, po ashtu Aliu r.a. ishte personi i cili e lau *xhenaze*-n e Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem.[420]

Aliu r.a. ka merita të shumta dhe vlera të veçanta, por ato nuk manifestohen duke shpikur *hadith*-e mbi të, kështu që nuk do të lejojmë të biem viktimë e politikës kundërshtuese në mes shiitëve, havarixhëve dhe nasibive. Njëra palë e mallkonte në *hutbe*, kurse tjetra e hyjnizonte. Që të dyja palët janë ekstremizëm, që feja Islame i rrefuzon kategorikisht.

Sa i përket *hadith*-it që e kemi në trajtim, është fakt se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem e ka dashur dhe e ka nderuar shumë Aliun r.a. kështu që edhe ne si musliman obligohemi ta duam dhe respektojmë atë që e ka dashur Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem, sepse kjo është *sunet*-i i tij, që të ndjekësh atë edhe në aspektin shpirtërorë e jo vetëm në aspektin fizik.

---

420 Ibni Hisham-i, po aty, fq.345;

## *HADITHI I NJËQINDEPESËDHJETË (150)*

أَخْبَرَنَا عَلِيُّ بْنُ أَحْمَدَ بْنِ عَبْدَانَ، أَخْبَرَنَا أَحْمَدُ بْنُ عُبَيْدٍ، حَدَّثَنَا مُحَمَّدُ بْنُ عُثْمَانَ بْنِ أَبِي شَيْبَةَ، حَدَّثَنَا عَبْدُ الْحَمِيدِ بْنُ صَالِحٍ أَبُو صَالِحٍ، حَدَّثَنَا مُحَمَّدُ بْنُ أَبَانَ، عَنْ أَبِي إِسْحَاقَ، عَنْ سَعِيدِ بْنِ جُبَيْرٍ، عَنِ ابْنِ عَبَّاسٍ، عَنْ أُبَيِّ بْنِ كَعْبٍ، عَنِ النَّبِيِّ صَلَّى اللَّهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ، قَالَ: " أَوْحَى اللهُ إِلَى مُوسَى عَلَيْهِ السَّلَامُ: أَنْ ذَكِّرْهُمْ بِأَيَّامِ اللهِ. وَأَيَّامُهُ نِعْمَةٌ "

Transmeton Ubejje b. Ka`bi (r.a.) nga Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem i cili ka thënë: *"Allahu xh.sh. i shpalli Musait alejhi selam që t`i përkujtojë ditët e Allahut, kurse `ditët e Tij` janë begatitë e Tij".*[421]

Edhe pse zinxhiri i këtij transmetimi ka vërejtje nga kritikët e *hadith*-it, përsëri ky tekst përforcohet me *aje*t-in kuranorë, në të cilin tregohet se si Zoti e urdhëroi Musain a.s. të përkujtojë ditët e mirësisë së Tij ndaj tyre. Zoti thotë në Kuran: **"Ne e dërguam Musain me argumentet Tona (dhe i thamë) nxirre popullin tënd prej errësirave në dritë, e rikujtoi ata për ditët e Allahut. Sepse me të vërtetë, në këto ka argumente për atë që është shumë durimtar dhe shumë falënderues".**[422]

---

[421] Bejheki-u, "Shu`abu`l-Iman", vëll.6, fq.241-242, nr.4104; Muhtar Ahmed en-Nedeviu në verifikim të kësaj vepre, për këtë hadith thotë se ka zinxhirin e dobët, shkaku se Muhamed b. Eban el-Xhu`fi është i dobët; këtë hadith, e regjistron edhe Nesai-u në "Sunen`ul-Kubra", Muessesetu`r-Risale, Bejrut, botimi i parë, 2001, vëll.10, fq.137, nr.11.196 por jo si hadith kudsij; edhe imam Ahmed-i e shënon në "Musned", 35/66, nr.21.128 si koment i Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem ndaj ajetit 5 të sures Ibrahim, por jo si hadith kudsij; shejh Shuajb el-Arnauti në verifikim të Musned-it të Ahmed-it, për versionin e tij thotë se hadithi është Sahih, por zinxhiri i tij është i dobët, shkaku i Jahja b. Abdullahut, të cilin e kanë konsideruar të dobët Jahja b. Meini, i cili thotë për të se "ai nuk është asgjë, është gënjeshtarë dhe njeri i keq". Ebu Hatimi thotë se ai është prej Basra, por i panjohur. Ibni Adij thotë se hadithet e tij nuk janë të ruajtura, e Ibni Xheuzi e përmend në "Ed-Duafa". Ahmed-i e ka pranuar, kurse Ibni Adij në një vend tjetër thotë se "shpresoj të mos jetë i keq". Ibni Hiban-i e përmend në librin e tij "Eth-Thikat". Hadithin e regjistron edhe Taberi-u, në "Xhamiu`l-Bejan fi te`vili`l-Kuran", vëll.13, fq.598;

[422] Kurani, Ibrahim, 5;

Këtë *ajet* Zoti ia shpalli Muhamedit sal-lallahu alejhi ve sel-lem që t`ia bëjë me dije ngjarjen e shpëtimit të Musait a.s. nga dora e firaonit dhe e urdhëroi që këtë mirësi ndaj tyre ta përkujtojnë dhe mos e harrojnë. T`ua rikujtojë se si ishin nën dominimin e armikut, e Zoti i shpëtoi prej tiranisë, i furnizoi me ushqime të ndryshme dhe iu dha të mira të pakufishme.

Kurse ngjarja e Musait a.s. dhe firaonin është e njohur në Kuran. Firaoni kishte robëruar popullin e bijve të Israilit dhe i torturonte, i vriste dhe i burgoste. Allahu xh.sh. e urdhëroi Musain a.s. që të kthehet në Egjipt dhe t`i nxjerrë *beni Israil*-ët prej sundimit të firaonit për në tokën e Palestinës. Po ashtu, që t`i nxjerrë prej errësirës së mosbesimit në dritën e imanit dhe udhëzimit.

Firaoni pasi pa mrekullitë që ia dha Zoti Musait a.s. ai i lëshoi të lirë popullin e bijve të Israilit, por më pas, e vuri ushtrinë në ndjekje të tyre. Zoti i dha Musait a.s. edhe mrekullinë e hapjes së detit, e cila u mbyll pasi Musai a.s. dhe populli i tij kaluan detin, kurse firaonin dhe ushtrinë e tij i fundosi në det.

Me nocionin `ditët e Allahut` nënkuptohen ditët kur ata i gëzonin mirësitë e Zotit dhe begatitë e Tij. Kështu e kanë komentuar komentuesit e Kuranit, si Muxhahidi, Katade, e shumë të tjerë.[423] Në këtë përfundim kanë ardhur në bazë të *hadith*-it *kudsij* që e kemi në trajtim. Mukatili thotë se me nocionin `ditët e Allahut` ka për qëllim `ngjarjet e popujve të mëhershëm` pra, këshilloi dhe frikësoi ata me dënimin që i goditi popujt e mëparshëm, që të frikësohen dhe të besojnë”.[424]

Ky rikujtim vlen edhe për ne të tjerët, që mos i mohojmë dhe anashkalojmë mirësitë e Zotit, por ato t`i përkujtojmë dhe të na shërbejnë për të ardhmen që të jemi mirënjohës dhe falënderues për të mirat e pakufishme të Zotit, e të mos bëhemi jofalënderues, apo të harrojmë mirësinë më të madhe që na ka dhënë Zoti, pra *iman*-in, e ta zëvendësojmë atë me *kufër*. Kështu Zoti ia rikujton Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem shembullin e atyre të cilët vepruan në këtë mënyrë, që të mos i pasojnë edhe të tjerët në këtë veprim. Zoti thotë në Kuran: **“..A nuk i sheh ata që e zëvendësuan mirësinë e Zotit me mosbesim?...”.[425]**

---

[423] Shih: Taberi-u, në “Xhamiu`l-Bejan fi te`vili`l-Kuran”, vëll.13, fq.597-598;
[424] Mukatil b. Sulejman, “Tefsir”, vëll.2, fq.398;
[425] Kurani, Ibrahim, 28;

Për këtë qëllim, edhe Zoti e shpalli në Meke një *sure* të tërë e cila mbanë emrin "*El-En`am*" (begatitë), e cila flet për shumë mirësi që Zoti ua ka dhënë krijesave.

Përkujtimi i të mirave të Zotit duhet të bëhet në mënyrë të vazhdueshme për t`i rikujtuar njerëzit që të falënderojnë për mirësitë dhe të mos i harrojnë vuajtjet të cilat i kanë përjetuar. Ky përkujtim nuk duhet të bëhet vetëm për përvjetore, por çdoherë kur është e nevojshme dhe kur njerëzit fillojnë të neglizhojnë mirësitë. Zoti i tha Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem në *suren* Duha: **"E për mirësitë e Zotit tënd trego (fol)".**[426]

Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem e kishte traditë agjërimin e vazhdueshëm gjatë ditëve të hëna, e kur u pyet për këtë veprim, ai tregoi se e agjëron atë pasi mu atë ditë është lindur. Transmeton Ebu Katade el-Ensariu r.a. se e kanë pyetur Pejgamberin sal-lallahu alejhi ve sel-lem për agjërimin e ditës së Hënë, e ai ka thënë: *"Në atë ditë jam lindur dhe në atë ditë më ka filluar shpallja".*[427]

Ai po ashtu bëri *akika* për veten e vet pasi i kishte ardhur shpallja. Transmeton Enes b. Malik-ut r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka therë për vete *akika* pasi ka filluar t`i vijë shpallja".[428]

Transmetojnë Enesi r.a. dhe Ibni Abasi r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka therë dy desh kurban, kur kanë lindur Hasani dhe Huseini. Pra, për secilin nga një dash.[429]

Transmeton Semurete b. Xhundub r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Çdo fëmijës t`i therni akika se është peng i kurbanit të vet, therni për të në ditën e shtatë, pritni flokët e pastaj emërtonie atë".*[430]

---

[426] Kurani, Duha, 11;

[427] Muslim-i, "Sahih", kitab Saum, bab 36, nr.1162; etj.

[428] Abdurezak-u, "El-Musannef", 4/329, nr.7960; Bezzar-i, "Musned", 13/478, nr.7281; Taberani, "Mu`xhemu`l-Euset", 1/298, nr.994; Bejheki-u, "Sunen`ul-Kubra", vëll.9, fq.505, nr.19.273; Bejheki-u para se të shënojë këtë hadith, për zinxhirin e vet thotë se "është Munker", por hadithi ka zinxhir tjetër që e sjell Abdurezaku dhe Taberaniu;

[429] Ebu Davud-i, "Sunen", kitab Dahaja, bab fil akika, nr.2841; etj.

[430] Ebu Davud-i, "Sunen", kitab Dahaja, bab fi`l-akika, nr.2838; Tirmidhi-u, "Sunen", kitab Edahij, bab minel akika, nr.1527; Nesai-u, "Sunen" kitab Akika, bab 1, nr.4225; Ibni Maxheh, "Sunen", kitab Dhebaih, bab 1, nr.3165; Darimij-u, "Sunen", kitab Edahij, bab suneti fi`l-akika, nr.2012; Ahmed-i, "Musned", 33/271, nr.20.083;

Shohim se ka qenë traditë që t`i festohet lindja fëmijës në ditën e shtatë, duke përgatitur gosti dhe duke ftuar të afërmit dhe t`i bëhet ceremonia e emërtimit. Ky veprim bëhet me të vetmin qëllim që të falënderohet Allahu xh.sh. për mirësinë e Tij ndaj tyre dhe duke përkujtuar të mirën e Zotit që u dhuroi fëmijë.

Por, këtu duhet të kemi kujdes nga festimet e ditëlindjeve që kanë filluar të bëhen traditë tek ne, si imitim i popujve jomusliman, ku ftohen shokët e shoqet, përzihen gjinitë, vishen me tesha provokative, festojnë me muzikë, ndoshta ka prezent edhe pije dehëse, e të gjitha këto nuk kanë vend në traditën Islame andaj duhet çdo prind të mbajë llogari se si i edukon fëmijët e tij. Duhet të dallojmë këtë ditë me adhurim, me vepra që të afrojnë tek Allahu xh.sh. e jo me gjëra të cilat e hidhërojnë Atë.

Shpesh tek muslimanët vërehet festimi i vitit të ri, një përvjetorë me prapavijë sataniste dhe politeiste, që nuk ka të bëjë asgjë me fetë hyjnore, që në kohën e fundit ka depërtuar edhe nëpër shoqëritë muslimane. Këtu nuk ka hapësirë për muslimanin të gjejë arsyetim që të festojë këtë ditë, pasi nuk ka motiv fetar dhe është në kundërshtim me parimet Islame.

Ne duhet të përkujtojmë ndodhitë e caktuara, me qëllim që të marrim mësim dhe përvojë, që të falënderojmë për atë mirësi apo largimin e ndonjë sprove si dhe të kryejmë ndonjë adhurim për këtë shkak, e nëse nuk i veprojmë këto, atëherë dallimi i asaj dite me veprimet e pabesimtarëve është i ndaluar.

## *HADITHI I NJËQINDEPESËDHJETËENJË (151)*

**وحَدَّثَنِي حُسَيْنُ بْنُ حُرَيْثٍ، حَدَّثَنَا الْفَضْلُ بْنُ مُوسَى، عَنْ خُثَيْمِ بْنِ عِرَاكٍ، عَنْ أَبِيهِ، عَنْ أَبِي هُرَيْرَةَ، أَنَّ رَسُولَ اللهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ، قَالَ: «أَسْلَمُ سَالَمَهَا اللهُ، وَغِفَارُ غَفَرَ اللهُ لَهَا، أَمَا إِنِّي لَمْ أَقُلْهَا وَلَكِنْ قَالَهَا اللهُ عَزَّ وَجَلَّ»**

Transmeton Ebu Hurejre (r.a.) se i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Eslemët Allahu i shpëtoftë! Gifarët Allahu i bëftë magfiret! Nuk e them unë këtë, por këtë e thotë Allahu xh.sh.".*[431]

Fisi Eslem dhe Gifar janë dy fise arabe që njiheshin që në kohën e injorancës.

Fisi Eslem, kanë prejardhje prej Eslem b. Efsa b. Harithe b. Amër b. Amir të Huzave. Kanë prejardhje nga Jemeni, kurse ata janë prej Kahtanit, i cili ka qenë stërnip i Ismailit a.s. kështu thotë Zubejr b. Bekkari, mendim që e mbështet edhe Ibni Haxheri.

Transmeton Seleme r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem shkoi te një grup i fisit Eslem të cilët në një shesh garonin në gjuajtjen e shtizës, dhe iu tha disave: *"Gjuani o bij të Ismailit, sepse babai juaj ka qenë gjuajtës. Edhe unë do të jem në anën e njërit grup!".* Ata nguruan të gjuajnë, e ai u tha: *"Çka keni?"* Ata thanë: "Si do të gjuajmë ne, kur ti je me atë grup?". Ai u tha: *"Gjuani, unë jam me të gjithë".*[432]

---

[431] Muslim-i, "Sahih", kitab Fadailu`s-Sahabe, bab dua`un-Nebijji salallahu alejhi ve selem li Gifare ve Esleme, nr.2516; imam Muslim-i e shënon këtë transmetim ku kjo fjalë i mbështetet Zotit, kurse pa këtë shtesën e fundit, e shënojnë edhe Buhari-u, "Sahih", kitab el-Menakibi, bab dhikru Esleme ve Gifare, nr.3514; Ahmed-i, "Musned", 15/242, nr.9414; e shënon edhe Tirmidhi-u, i cili gjithashtu e shënon pa pjesën e fundit, por e transmeton nga Ibni Umeri r.a. (Tirmidhi-u, "Sunen", kitab el-Menakibi, bab fi Gifar, ve Eslem.., nr.3941 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Sahih); ngjashëm e shënon edhe Darimij-u pa pjesën e fundit përmes Ebu Dherrit r.a. (Darimij-u, "Sunen", kitab Sijer, bab fadlu Eslem ve Gifarin, nr.2566);

[432] Buhari-u, "Sahih", kitab el-Menakibi, bab nisbeti`l-Jemen ila Ismail, nr.3507; Ahmed-i, "Musned", 27/58, nr.16.528;

Ibni Haxheri thotë se për fisin Mudar dhe Rebia ka unanimitet që janë me prejardhje prej Ismailit a.s., kurse sa i përket banorëve të Jemenit, ka mendime të ndryshme, pasi shumica prej tyre kanë prejardhje prej Kahtanit, i cili është biri i Abir b. Shalih b. Erfeshehadh b. Sam b. Nuh a.s.[433]

Fisi Gifar është me prejardhje prej Gifar b. Mulejl b. Damre b. Bekër b. Abdulmenat b. Kinane, kurse prej këtij fisi, në Islam ka paraprirë Ebu Dherri dhe vëllai i tij Unejsi, e më pas shumë prej këtij fisi e pranuan Islamin.[434] Fisi Gifar në kohën e injorancës, është njohur me veprimin e tyre kriminel të cilët ua ndalonin rrugën haxhilerëve dhe i grabitnin pasuritë e tyre.[435] Ky fis jetonte në luginën *Veddan* e cila e lidh Meken me vendet tjera.

Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem u lut për këta dy fise me lutje të cilat u ngjajnë emrave të tyre, kështu për fisin Eslem, tha: *"Salemehallahu" (i shpëtoftë Allahu),* ku emri Eslem dhe fjala *Seleme* kanë të njëjtë rrënjë të fjalës, kurse për fisin Gifar, tha: *"Gaferallahu leha" (Allahu i faltë dhe i bëftë magfiret),* ku emri Gifar dhe fjala *Gafere* kanë të njëjtën rrënjë të fjalës.

I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem u lut për këta dy fise të njohura arabe sepse kanë paraprirë fiset tjera simotra në Islam, gjersa të tjerët ende ishin në luftë dhe armiqësi me shtetin Islam. Këta fise, do të jenë më të mira edhe në Ditën e Gjykimit se fiset tjera të cilat refuzuan apo vonuan pranimin e Islamit. Transmeton Ebu Hurejre r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Eslemët, Gifarët dhe një grup nga Muzejnët dhe Xhuhejnët, janë më të mirë te Allahu në Ditën e Kijametit sesa (fiset) Esedët, Temimët, Hevazinët dhe Gatafanët".*[436]

I pari nga fisi Gifar që ka pranuar Islamin ka qenë Xhundub b. Xhunade i njohur si Ebu Dherr el-Gifariu. Ky është i katërti me radhë që ka pranuar Islamin.[437] Ibni Abasi r.a. thotë: "A dëshironi t`u tregoj për pranimin e Islamit nga Ebu Dherri?" Thanë: "Po". Ibni Abasi r.a. tha: "Ebu Dherri ka thënë: "Isha një njeri nga Gifarët, kurse te ne arriti lajmi për paraqitjen e një njeriu në Meke i cili pretendon se është pejgamber, andaj i thashë vëllait tim

---

[433] Ibni Haxher-i, "Fet`hu`l-Bari", 8/160;
[434] Ibni Haxher-i, "Fet`hu`l-Bari", 8/168;
[435] Po aty, fq.169;
[436] Buhari-u, "Sahih", kitab el-Menakibi, bab kisati Zemzeme ve xhehli`l-arab, nr.3523; Muslim-i, "Sahih", kitab Fadailu`s-Sahabe, bab min fadaili Gifare ve Esleme..nr.2521; etj.
[437] Ebu Nuajm-i, "Hiljetu`l-Evlija", 1/352;

(Unejsit): “Shko te ai njeri, bisedo me të dhe të më tregosh për të”. Ai shkoi, u takua dhe më në fund u kthye. E pyeta: “Çka ka?” Ai tha: “Për Allahun, pashë njeriun i cili urdhëron për punë të mira dhe ndalon nga të këqijat”. Ebu Dherri tha: “Nuk më kënaqe me kaq”, andaj mora strajcën dhe shkopin, u nisa për në Meke. Nuk e njihja, por edhe nuk dëshiroja që të pyes për të. Kam pirë ujë Zemzemi dhe qëndrova në Mesxhidi (Haram). Pranë meje kaloi Aliu i cili më tha: “Ky njeri më duket si i huaj?” Unë u përgjigja: “Po”. Aliu tha: “Të shkojmë në shtëpi” dhe u drejtuam për në shtëpi. Ai nuk më pyeti asgjë e as unë nuk i tregova asgjë. Të nesërmen herët shkova në Mesxhidi Haram me qëllim që të pyes për të. Askush nuk më tha asgjë. Përsëri kaloi Aliu dhe tha: “Më duket se është koha që ky njeri të dijë vendin e vet?” U përgjigja: “Jo”. Aliu tha: “Eja me mua”. E pastaj më pyeti: “Çka është puna jote, çka të ka sjellë në këtë qytet?” I thash: “Nëse ma ruan fshehtësinë, do të tregoj”. Ai tha: “Po, ashtu do bëj”. I thash: “Te ne ka arritur lajmi se këtu është paraqitur njeriu i cili thotë se është pejgamber. E dërgova vëllanë tim të flasë me të, ai u kthye por nuk më kënaqi lajmi i tij, andaj vendosa të takohem me të vet”. Aliu tha: “Ti me të vërtetë qenke në rrugë të drejtë. Unë tash do të shkoj te ai, e ti më ndiq mua dhe hyn ku do të hyj unë. Nëse hasim në ndonjë që kundërvihet, atëherë do të mbështetem për muri kinse rregulloj këpucën, kurse ti vazhdo”. Pastaj, ai u nis, e me të u nisa edhe unë. E kur ai hyri, hyra edhe unë me te te Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem dhe i thashë atij: “Ma prezanto Islamin”. Ai ma prezantoi dhe unë aty e pranova Islamin. Ai më tha: *“O Ebu Dherr, fshihe këtë send dhe kthehu në vendin tënd. Kur do të dëgjosh se jemi forcuar, atëherë eja”.* Unë i thash: “Pasha Atë që me të vërtetë të ka dërguar! Padyshim që do ta shpall këtë në mesin e tyre”. Pastaj shova në Mesxhidul Haram ku ishin Kurejshët dhe thash: “O Kurejsh! Unë dëshmoj se nuk ka zot tjetër përpos Allahut dhe dëshmoj se Muhamedi është rob dhe i dërguari i Tij”. Ata thanë: “Çohuni për këtë që dëshmoj” dhe u çuan, më rrahën e më bënë për vdekje. Aty arriti Abasi, i cili u gjuajt mbi mua, pastaj u drejtua kah ata dhe u tha: “Mjerë për ju! A doni ta vritni njeriun e Gifarit, ndërsa tregtia dhe rruga juaj është përmes Gifarit?!” e atëherë ata u larguan. Të nesërmen, kur agoi, u ktheva dhe dëshmova si dje, dhe ato thanë: “Çohuni për këtë që dëshmoj” dhe u çuan e vepruan me mua sikur dje. Përsëri erdhi Abasi dhe u gjuajt mbi mua dhe tha atë që tha dje”. Ebu Xhemre thotë: “Kjo ka ndodhur në fillim kur Ebu Dherri pranoi Islamin”.[438]

[438] Buhari-u, “Sahih”, kitab el-Menakibi, bab kisatu Islam Ebu Dherr, nr.3522; Muslim-i, “Sahih”, kitab Fadailu`s-Sahabe, bab min fedaili Ebu Dherr r.a. nr.2474;

Ebu Dherri r.a. ka qenë shërbëtorë i Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem dhe kur është shpërngulur në Medine, ka jetuar në xhami dhe ka qenë prej banorëve të *Sufes*.[439]

Në luftën e Tebukut (viti 9 h.) kur Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem u nis me ushtrinë për në betejë, disa njerëz kërkonin leje që të qëndrojnë në Medine dhe të mos i bashkëngjiten ushtrisë, disa pa leje mungonin, por Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem vazhdoi rrugën. Saherë që dikush ngelte pas, i tregonin Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem dhe ai thoshte: *"Lëreni, nëse në të ka dobi, Allahu disi e bashkon me ju, e nëse jo, atëherë Allahu do ju shpëtojë prej tij".* Madje kur i thanë: "O i Dërguari i Allahut! Ka ngelur prapa Ebu Dherri, deveja i është ngadalësuar!", ai përsëri tha: *"Lëreni, nëse në të ka dobi, Allahu disi e bashkon me ju, e nëse jo, atëherë Allahu do ju shpëtojë prej tij".*

Ebu Dherri një kohë hezitoi mbi devenë e tij dhe kur ajo plotësisht u ngadalësua, i mori paisjet, i vuri në shpinën e vet dhe duke ecur në këmbë u vu në ndjekje të gjurmëve të Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem. Kur Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem u ndal në një nga vendpushimet e tij, dikush prej muslimanëve e vërejti dhe tha: "O i Dërguari i Allahut! Ja atje një njeri është duke shkuar rrugës i vetëm!". Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem tha: *"Je ti, o Ebu Dherr".* Kur e shikuan me kujdes, ata thanë: "O i Dërguari i Allahut! Vallahi ai është Ebu Dherri". Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem tha: *"Allahu e mëshiroftë Ebu Dherrin! Po shkon i vetëm, do të vdes i vetëm dhe do të ringjallet i vetëm".*

Abdullah b. Mes`udi r.a. thotë: "Kur u dëbua Ebu Dherri në Rebdhe dhe e goditi fati i tij, bashkë me të ishin vetëm gruaja e tij dhe djali. Ai i porositi: "Ma lani xhenazen dhe më mbështillni me qefin. Pastaj më vendosni në rrugë të hapur dhe kalorësit e parë që do kalojnë aty, do ju thoni: "Ky është Ebu Dherri, shoku i Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem, na ndihmoni ta varrosim". Dhe kur ai vdiq, ashtu vepruan familja e tij dhe e vendosën në rrugë të hapur. Aty kaloi Abdullah b. Mes`udi r.a. me një grup irakienësh, të cilët ishin nisur për ta kryer umren. Ata i frikësoi xhenazja në mes të rrugës, të cilën për pak sa nuk e shkelën me devetë! U afrua djaloshi dhe tha: "Ky është Ebu Dherri, shoku i Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem, na ndihmoni ta varrosim".

---

[439] Ebu Nuajm-i, "Hiljetu`l-Evlija", 1/352;

Me atë rast, Abdullah b. Mes`udi r.a. filloi të qajë dhe u tha: “Të vërtetën e ka thënë Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem kur tha: *“Po shkon i vetëm, do të vdes i vetëm dhe do të ringjallet i vetëm”.* Pastaj, zbritën prej kafshëve dhe e varrosën. Më pas u tregoi se çfarë kishte ndodhur gjatë shkuarjes për në Tebuk”.[440]

Këto janë dy fiset për të cilat Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem u lut dhe kërkoi prej Zotit që t`i falë dhe shpëtojë, pasi Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka vlerësuar lartë kontributin e çdonjërit dhe është munduar të lutet për çdonjërin i cili ka sakrifikuar për këtë fe madhështore.

[440] Ibni Hishami, “Biografia e Pejgamberit salallahu alejhi ve selem”, fq.296-297;

## *HADITHI I NJËQINDEPESËDHJETËEDY (152)*

**حَدَّثَنَا رَوْحٌ، حَدَّثَنَا حَمَّادُ بْنُ سَلَمَةَ، عَنْ يُونُسَ، عَنِ الْحَسَنِ، عَنْ ابْنِ عُمَرَ، عَنِ النَّبِيِّ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ فِيمَا يَحْكِي عَنْ رَبِّهِ تَبَارَكَ وَتَعَالَى قَالَ: " أَيُّمَا عَبْدٍ مِنْ عِبَادِي خَرَجَ مُجَاهِدًا فِي سَبِيلِي، ابْتِغَاءَ مَرْضَاتِي، ضَمِنْتُ لَهُ أَنْ أُرْجِعَهُ بِمَا أَصَابَ مِنْ أَجْرٍ وَغَنِيمَةٍ، وَإِنْ قَبَضْتُهُ أَنْ أَغْفِرَ لَهُ وَأَرْحَمَهُ، وَأُدْخِلَهُ الْجَنَّةَ "**

Transmeton Ibni Umeri (r.a.) se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *''Allahu xh.sh. thotë:* ***"Cilido rob prej robërve të Mi, i cili del si muxhahid në rrugën Time, duke synuar kënaqësinë Time, e siguroj se nëse e kthejë, do ta kthejë me atë që ka fituar prej tepricës së mbetur pas betejës, e nëse e marr, do ta falë, do ta mëshirojë dhe do ta fusë në Xhenet".*** [441]

Ky transmetim përforcohet edhe me *hadith*-in tjetër që e përcjellë Ebu Hurejre r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *''Allahu xh.sh. ia ka garantuar atij i cili lufton në rrugën e Tij dhe nuk ka dalë për diç tjetër vetëm se për xhihad dhe vërtetim të Fjalëve të Tij, se do ta dërgojë në Xhenet, apo do të kthehet në vendin e vet prej ku ka dalë me shpërblim apo tepricën e mbetur nga froni i betejës''.* [442]

*Xhihad*-i në rrugën e Allahut xh.sh. është prej veprave më madhore të kësaj feje, me çka stabilizohet paqeja dhe mirëqenia në vend, mundësohen kushtet për adhurimin e Zotit dhe largimin e të gjitha përçarrjeve brenda shtetit të myslimanëve. Myslimanët e parë, në periudhën kur ishin të pafuqishëm, ishin të detyruar të bëjnë durim dhe të presin ditët më të mira, gjersa Zoti u

441 Ahmed-i, "Musned", 10/186, nr.5977; Nesai-u, "Sunen", kitab el-Xhihadi, bab thevabu`s-serijjeti`l-leti tuhfiku, nr.3126; Mul-la Ali el-Kari-u në "Ehadith Kudsije el-Erbainije", fq.72, për këtë hadith thotë se e përcjell Ahmed-i me zinxhir Sahih; shejh Shuajb el-Arnauti në verifikim të këtij hadithi në Musnedin e Ahmed-it, thotë se ky hadith është Sahih, transmetuesit janë të besueshëm, transmetues të Buhari-ut dhe Muslim-it, përpos Hamad b. Seleme, i cili është prej transmetuesve të Muslim-it;

442 Buhari-u, "Sahih", kitab Ferdu`l-Humusi, bab 8, nr.3123; Muslim-i, "Sahih", kitab el-Imaretu, bab 27, nr.1876; etj.

bëri rrugëdalje përmes shpërnguljes në Medine, ku edhe u rehatuan nga torturat e pabesimtarëve zullumqarë. Por, ata nuk u mjaftuan me dëbimin e tyre, porse dëshironin likuidimin fizik të tyre, kështu që Zoti ua bëri obligim besimtarëve që të luftojnë në mbrojtje të fesë dhe vlerave të tyre. Dhe kështu do të ngel deri në Ditën e Kiametit, ku myslimanët vazhdimisht do duhet të mbrojnë fenë me pasurinë dhe gjakun e tyre.

Në këtë *hadith*, kërkohet që personi i cili del të sakrifikojë për në rrugë të Allahut, ta kryejë atë vetëm për hir të Tijë, e jo për fanatizëm, nacionalizëm apo hakmarrje individuale. Transmeton Ebu Musa el-Esh`ariu r.a. se një beduin erdhi te Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem dhe e ka pyetur: “O i Dërguari i Allahut, njëri lufton për prenë e luftës, tjetri lufton për t`u përmendur nga të tjerët, kurse i treti lufton për t`u treguar trim, cili prej tyre ka luftuar në rrugë të Allahut?” Ai ka thënë: *“Ai që lufton që fjala e Allahut të jetë më e larta, ai ka luftuar në rrugë të Allahut”.*[443]

Allahu xh.sh. kërkon që ne të luftojmë sinqerisht për hir të Tij. Thotë në Kuran: **“Luftoni me një luftë të denjë për hir të All-llahut...”.**[444] Po ashtu thotë: **“O ju që besuat! Luftoni jobesimtarët që i keni afër jush, e le ta ndiejnë prej jush grushtin e fortë kundër tyre. E dine se All-llahu është me të devotshmit”.**[445] Kurse *ajet*-et dhe *hadith*-et për *xhihad*-in janë të shumta.

Në çdo gjendje që të jetë luftëtari besimtarë, do të jetë triumfues, nëse fiton në betejë dhe kthehet në shtëpinë e vet, ai kthehet si fitues dhe ka merituar të jetë pjesëmarrës në tepricat e mbetura nga beteja e luftës, që i takon nga një pjesë çdo luftëtari.

*Ganimet* është pjesë nga armatimi dhe gjërat që kanë pasur me vete ushtarët e armikut, ku myslimanëve u lejohet që pas përfundimit të betejës, ta marrin atë pasuri dhe ta shpërndajnë në mesin e tyre. Por, nuk do ishte e drejtë të quhet plaçkë lufte, sepse muslimanët nuk janë plaçkitës dhe nga shkaku se në Islam nuk lejohet plaçkitja në luftë siç mund të nënkuptonte dikush.

E nëse vritet *muxhahid*-i në betejë, ai përsëri është fitues, nga shkaku se ka fituar Xhenetin, nëse ka qenë i sinqertë në veprën e tij. Edhe Zoti e vërteton se

---

[443] Buhari-u, “Sahih”, kitab el-Ilmu, bab men se`ele vehuve kaimun, nr.123; Muslim-i, “Sahih”, kitab el-Imaretu, bab men katele litekune kelimetullahi hije`l-ulja, nr.1904; etj.
[444] Kurani, Haxh, 78;
[445] Kurani, Teube, 123;

luftëtarët në rrugë të Tij, do të meritojnë Xhenetin. Zoti thotë në Kuran: **"All-llahu bleu prej besimtarëve shpirtërat dhe pasurinë e tyre me Xhenet. Luftojnë në rrugën e All-llahut, mbysin dhe mbyten. (All-llahu dha) Premtim të cilin e vërtetoi në Tevrat, Inxhil e Kuran. E kush është më zbatues i sigurt i premtimit të vet se All-llahu? Pra, gëzonju tregtisë që bëtë me Të. Ky është sukses i madh".[446]**

Nuk mund të ketë ndonjë vepër më të mirë, sesa sakrifica e më të dashurës për hir të Zotit. Për këtë, kur u pyet Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem se cila vepër është më e mira në Islam, ndër ato punë të cilat i radhiti, ishte edhe *xhihadi*. Transmeton Ebu Hurejre r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem u pyet: "Cila punë është më e lavdëruar?" Ai tha: *"Besimi në Allahun dhe të Dërguarin e Tij"*. I tha: "Po më pas?" Ai tha: *"Xhihadi në rrugën e Allahut"*. Pyeti përsëri: "E më pas, cila është?" Ai tha: *"Haxhi i pranuar".[447]*

Po ashtu, transmeton Ebu Seid el-Hudriju r.a. se erdhi një njeri dhe e pyeti Pejgamberin sal-lallahu alejhi ve sel-lem: "Cili njeri është më i lavdëruar?" Ai i tha: *"Besimtari i cili përpiqet (bën xhihad) me shpirtin dhe pasurinë e tij në rrugë të Allahut".[448]*

Në lidhje me këtë temë, mund të përmendim edhe *hadith*-in tjetër *kudsi*, ku transmeton Abdullah b. Mes`udi r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Zoti ynë është i kënaqur mr veprën e një njeriu, i cili lufton në rrugën e Tij. Kur shikon disfatën e shokëve të tij, ai e kupton më së miri se çfarë duhet të bëjë, prandaj bëhet i qëndrueshëm në fushbetejë dhe lufton derisa t`i derdhet gjaku. Allahu i madhërishëm u thotë melekëve:* ***"Shikojeni robin Tim, ai ka qëndruar në fushëbetejë, duke shpresuar shpërblimin Tim, duke pasur frikë nga ndëshkimi Im, madje duke derdhur edhe gjakun e tij".[449]***

---

[446] Kurani, Teube, 111;

[447] Buhari-u, "Sahih", kitab el-Imanu, bab men kale innel imane huvel amel, nr.26; Muslim-i, "Sahih", kitab el-Imanu, bab 36, nr.83; etj.

[448] Buhari-u, "Sahih", kitab el-Xhihadi ve`s-Sijeri, bab efdalu`n-nasi mu`minu juxhahidu binefsihi ve malihi fi sebililah, nr.2786; Muslim-i, "Sahih", kitab el-Imaretu, bab fadlul xhihad ve`r-ribat, nr.1888; etj.

[449] Ebu Davud-i, "Sunen", kitab el-Xhihadi, bab fi rexhuli jeshri nefsehu, nr.2536; Taberani, "Mu`xhemu`l-Kebir", 10/221, nr.10.383; Hakim-i, "El-Mustedrek", 2/123, nr.2531 dhe thotë se ky hadith e ka zinxhirin Sahih, por Buhari-u dhe Muslim-i nuk e kanë shënuar"; edhe Dhehebiu pajtohet me të; Ebu Nuajm-i, "Hilje", 4/167;

## *HADITHI I NJËQINDEPESËDHJETËETRE (153)*

حَدَّثَنَا يَحْيَى بْنُ حَبِيبٍ الْحَارِثِيُّ، حَدَّثَنَا خَالِدُ بْنُ الْحَارِثِ، حَدَّثَنَا ابْنُ جُرَيْجٍ، حَدَّثَنِي يُونُسُ بْنُ يُوسُفَ، عَنْ سُلَيْمَانَ بْنِ يَسَارٍ، قَالَ: تَفَرَّقَ النَّاسُ عَنْ أَبِي هُرَيْرَةَ، فَقَالَ لَهُ نَاتِلُ أَهْلِ الشَّامِ: أَيُّهَا الشَّيْخُ، حَدِّثْنَا حَدِيثًا سَمِعْتَهُ مِنْ رَسُولِ اللهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ، قَالَ: نَعَمْ، سَمِعْتُ رَسُولَ اللهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ يَقُولُ: " إِنَّ أَوَّلَ النَّاسِ يُقْضَى يَوْمَ الْقِيَامَةِ عَلَيْهِ رَجُلٌ اسْتُشْهِدَ، فَأُتِيَ بِهِ فَعَرَّفَهُ نِعَمَهُ فَعَرَفَهَا، قَالَ: فَمَا عَمِلْتَ فِيهَا؟ قَالَ: قَاتَلْتُ فِيكَ حَتَّى اسْتُشْهِدْتُ، قَالَ: كَذَبْتَ، وَلَكِنَّكَ قَاتَلْتَ لِأَنْ يُقَالَ: جَرِيءٌ، فَقَدْ قِيلَ، ثُمَّ أُمِرَ بِهِ فَسُحِبَ عَلَى وَجْهِهِ حَتَّى أُلْقِيَ فِي النَّارِ، وَرَجُلٌ تَعَلَّمَ الْعِلْمَ، وَعَلَّمَهُ وَقَرَأَ الْقُرْآنَ، فَأُتِيَ بِهِ فَعَرَّفَهُ نِعَمَهُ فَعَرَفَهَا، قَالَ: فَمَا عَمِلْتَ فِيهَا؟ قَالَ: تَعَلَّمْتُ الْعِلْمَ، وَعَلَّمْتُهُ وَقَرَأْتُ فِيكَ الْقُرْآنَ، قَالَ: كَذَبْتَ، وَلَكِنَّكَ تَعَلَّمْتَ الْعِلْمَ لِيُقَالَ: عَالِمٌ، وَقَرَأْتَ الْقُرْآنَ لِيُقَالَ: هُوَ قَارِئٌ، فَقَدْ قِيلَ، ثُمَّ أُمِرَ بِهِ فَسُحِبَ عَلَى وَجْهِهِ حَتَّى أُلْقِيَ فِي النَّارِ، وَرَجُلٌ وَسَّعَ اللهُ عَلَيْهِ، وَأَعْطَاهُ مِنْ أَصْنَافِ الْمَالِ كُلِّهِ، فَأُتِيَ بِهِ فَعَرَّفَهُ نِعَمَهُ فَعَرَفَهَا، قَالَ: فَمَا عَمِلْتَ فِيهَا؟ قَالَ: مَا تَرَكْتُ مِنْ سَبِيلٍ تُحِبُّ أَنْ يُنْفَقَ فِيهَا إِلَّا أَنْفَقْتُ فِيهَا لَكَ، قَالَ: كَذَبْتَ، وَلَكِنَّكَ فَعَلْتَ لِيُقَالَ: هُوَ جَوَادٌ، فَقَدْ قِيلَ، ثُمَّ أُمِرَ بِهِ فَسُحِبَ عَلَى وَجْهِهِ، ثُمَّ أُلْقِيَ فِي النَّارِ "

Transmeton Ebu Hurejre (r.a.) se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *‘‘Prej njerëzve të parë të cilët do të gjykohen në Ditën e Gjykimit do të jetë dëshmori (shehidi). Ai do të sillet (dhe All-llahu) do t’ia bëjë të njohura të mirat që i ka bërë dhe do t’i njohë ato. (All-llahu i Madhëruar) do t’i thotë:* ***“Çfarë bëre me këto?”*** *Ai do t’i përgjigjet: ‘‘Luftova për hir Tëndin derisa rashë dëshmor’’. (All-llahu) do t’i thotë:* ***“Gënjen! Luftove që të tjerët të thonë: “Është guximtar!”*** *Dhe vërtet ashtu ishte. Pastaj do t’u*

*urdhërohet (engjëjve të rreptë) që ta tërheqin zvarrë me fytyrë përtokë derisa të hidhet në Zjarr. Njeriu tjetër do të jetë dijetari, i cili ka studiuar diturinë, e ka mësuar dhe gjithashtu e ka lexuar Kuranin. Ai do të sillet dhe All-llahu do t'ia bëjë të njohura të mirat që i ka bërë, dhe ato do t'ia pranojë. (All-llahu i Madhëruar) do të thotë: **"Çfarë bëre me këto?"** Ai do të thotë: "Studiova diturinë dhe ua mësova të tjerëve, e gjithashtu edhe e lexova Kuranin për hir Tënd". All-llahu do t'i thotë: **"Gënjen! Studiove diturinë vetëm që të tjerët të thonë: "Ky është njeri i ditur". Lexove Kuranin që të thonë për ty: "E lexon Kuranin"**. Dhe vërtet ashtu ishte. Pastaj do t'u urdhërohet (engjëjve të rreptë) që ta tërheqin zvarrë me fytyrë përtokë derisa të hidhet në Zjarr. Njeriu i tretë do të jetë pasaniku, të cilin All-llahu e kishte bërë të pasur duke ia dhënë të gjitha llojet e pasurisë. Ai do të sillet dhe All-llahu do ta njoftojë me veprat që i ka bërë. I Madhëruari do t'i thotë: **"Çfarë bëre me këto?"** Ai do të përgjigjet: "Nuk lash vend pa e shpenzuar pasurinë time për hir Tënd". All-llahu do t'i thotë: **"Gënjen! E ke shpenzuar pasurinë vetëm që të thonë për ty se je dorëdhënë!"** Dhe vërtet ashtu ishte. Pastaj do t'u urdhërohet (engjëjve të rreptë) që të tërhiqet zvarrë me fytyrë përtokë derisa të hidhet në Zjarr*".[450]

Ky *hadith* na bën me dije se në fillim, do të merren këta tre kategori njerëzish, që të gjykohen për veprat e tyre. Edhe pse në një *hadith* tjetër, potencohet se në fillim do të gjykohen njerëzit për gjaqet, ajo ka të bëjë për hakun ndaj njerëzve, pra, e para gjë që do të gjykohet prej hakut të njerëzve mes tyre, është derdhja e gjakut, kurse sa i përket gjykimit për hakun ndaj Zotit, do të fillohet me këto tre kategori që potencohen në këtë *hadith*. Kurse, për *hadith*-in që flet se së pari njerëzit do të gjykohen për namazin, ajo ka të bëjë me obligimin individual, kurse *hadith-i kudsij* që kemi në trajtim, trajton obligimin kolektiv.

Ky është një prej *hadith*-eve, që na tregon për rrezikun e syefaqësisë dhe kryerjen e veprave pa sinqeritet. Për këtë, dijetarët kanë këshilluar që çdoherë para se të kryejmë ndonjë vepër, të rishikojmë qëllimin tonë dhe shkakun përse e kryejmë atë vepër.

---

[450] Muslim-i, "Sahih", kitab el-Imaretu, bab 43, nr.1905; Tirmidhi-u, "Sunen", kitab ez-Zuhdi, bab 48, nr.2389 dhe thotë se ky hadith është Hasenun-Garib, por e përcjellë me tjetër zinxhir të transmetuesve; Ahmed-i, "Musned", 14/29, nr.8277; shejh Shuajb el-Arnauti në verifikim të këtij hadithi në Musnedin e Ahmed-it, thotë se zinxhiri i këtij hadithi është Sahih sipas kushteve të Muslim-it, transmetuesit janë të besueshëm, transmetues të dy Sahiheve...;

Me këtë *hadith*, na bëhet me dije se jo çdokush i cili pretendon se lufton për hir të Allahut, është i tillë, edhe nëse vdes në betejë, sepse zemrat e njerëzve nuk mund të shihen se çfarë mbajnë fshehtë. Nëse një vepër nuk kryhet për Allah, ajo nuk e arrin shpërblimin e merituar, edhe nëse në dukjen e jashtme, i ngjanë sikur është e sinqertë. Por, Zoti i vlerëson veprat, kurse njerëzit nuk e kanë këtë aftësi dhe mundësi.

Zoti u parashtron pyetje këtyre njerëzve, që të dëshmojnë me gjuhën e tyre se janë duke gënjyer, andaj edhe u tregon se janë duke gënjyer, duke paraqitur edhe shkakun e vërtetë të kryerjes së veprës.

Ka edhe raste tjera, ku tregohet se si disa kanë kryer vepra, që në aspektin e jashtëm, duket sikur është vepër e sinqertë, kurse në thelb ajo është një mashtrim. Kështu kemi edhe *hadith*-in që e përcjell Sehël b. Sa`di r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem luftoi me *mushrik*-ët në një betejë, kur u kthyen ushtarët, panë se një person ishte vrarë dhe thanë se ky sot ka fituar më të mirën (shehidllëkun). Por, Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ua bëri me dije se ai është në Zjarr. Njëri prej të pranishmëve, shkoi dhe e pa trupin e pajetë të ushtarit, kur vërejti se ai kishte pasur një plagë të madhe dhe kishte bërë vetëvrasje, duke e ngulitur shpatën në tokë dhe duke u hedhur mbi të, sepse nuk kishte mundur ta durojë dhimbjen. Kur u kthye personi te Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem i tha: "Dëshmoj se ti je Pejgamberi i Zotit". Ai i tha: *"Pse?"* Tha: "E pashë trupin e tij dhe vërejta se kishte pasur një plagë dhe si pasojë e sajë, kishte bërë vetëvrasje".[451]

Është edhe një *hadith kudsij*, ku transmetohet nga Xhundub b. Abdullahu r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Në njërin prej popujve para jush ka qenë një burrë i plagosur. Nga dhimbja e madhe e plagës nuk duroi dot dhe preu krahun e vet. Në momentin kur pret krahun, fillon të rrjedhë shumë gjak dhe nga tretja e gjakut të shumtë vdiq. Allahu xh.sh pas kësaj ndodhie thotë:* ***"Robi Im nxitoi para Meje në marrjen e shpirtit dhe Unë për këtë arsye ia bëra haram Xhenetin atij".***[452]

---

[451] Buhari-u, "Sahih", kitab el-Xhihadi ve`s-Sijeri, bab 77, nr.2898; Muslim-i, "Sahih", kitab el-Imanu, bab 47, nr.112; Ahmedi, "Musned", 37/470, nr.22.813;

[452] Buhari-u, "Sahih", kitab Ehadithu`l-Enbija, bab 50, nr.3463; Muslim-i, "Sahih", kitab el-Imanu, bab 47, nr.113; Ahmed-i, "Musned", 31/100, nr.18.800; Ahmedi, "Musned", 31/100, nr.18.800;

Pra, personit të tillë i bëhet i ndaluar Xheneti, sepse kryerja e vetëvrasjes është prej mëkateve të mëdhaja. Në të gjitha këto *hadith*-e, tregohet në mos sinqeritetin e veprës dhe kryerja e tyre për motive të ndryshme.

Ngjashëm me këtë është edhe shpërndarja e ndihmës dhe diturisë, që të gjitha këto vepra duhet të bëhen vetëm për hir të Allahut xh.sh., sepse Ai është që shpërblen për to e jo njerëzit. Nëse kryhet vepra për famë, prej saj nuk do të ngel asgjë përpos se emrit. Dhe në këtë *hadith,* e shohim pikën e përbashkët të këtyre tre kategorive të njerëzve, që të tre e kanë pasur veprat pa sinqeritet dhe që të tre e kanë pasur për qëllim të arrijnë famën, e cila edhe në fund, i dërgoi në vendin më të ulët që mund të arrihet, edhe pse kanë pasur mundësi të arrijnë vendet më të ndershme tek Allahu xh.sh.

## *HADITHI I NJËQINDEPESËDHJETËEKATËRT (154)*

حَدَّثَنَا أَبُو الوَلِيدِ الدِّمَشْقِيُّ أَحْمَدُ بْنُ عَبْدِ الرَّحْمَنِ بْنِ بَكَّارٍ قَالَ: حَدَّثَنَا الوَلِيدُ بْنُ مُسْلِمٍ قَالَ: حَدَّثَنَا عُفَيْرُ بْنُ مَعْدَانَ، أَنَّهُ سَمِعَ أَبَا دَوْسٍ اليَحْصُبِيَّ، يُحَدِّثُ عَنْ ابْنِ عَائِذٍ اليَحْصُبِيِّ، عَنْ عُمَارَةَ بْنِ زَعْكَرَةَ، قَالَ: سَمِعْتُ رَسُولَ اللَّهِ صَلَّى اللَّهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ يَقُولُ: " إِنَّ اللَّهَ عَزَّ وَجَلَّ يَقُولُ: إِنَّ عَبْدِي كُلَّ عَبْدِيَ الَّذِي يَذْكُرُنِي وَهُوَ مُلَاقٍ قِرْنَهُ " يَعْنِي: عِنْدَ القِتَالِ".

Transmeton Imare b. Za`kere (r.a.) se e ka dëgjuar Pejgamberin sal-lallahu alejhi ve sel-lem që ka thënë: *"Allahu xh.sh. thotë: **"Rob i Imi është çdo rob i cili më përkujton Mua gjersa është duke u takuar me armikun gjatë luftës".***[453]

Allahu xh.sh. ia përshkruan Vetvetes dashurinë ndaj një robi dhe thotë se mu ky person është robi të cilin e do. Këtu ka një vlerësim të lartë për ata të cilët e përkujtojnë Allahun xh.sh. dhe mundohen të jenë rob të Zotit dhe nuk i robërohen askujt tjetër përpos Tij, mu për këtë edhe personi në fjalë ka dalur në luftë, që të mos i nënshtrohet dikujt tjetër përpos Allahut xh.sh.

Nga *hadith*-i në fjalë, shohim se rob më i mirë, është ai i cili e përkujton Zotin në çdo gjendje, në mirësi dhe vështirësi, kur është në rehati dhe kur është në luftë, në çdo vend ku gjendet, e përkujton Zotin dhe nuk e largon nga mendja.

*Hadith*-i vë në theks të veçantë, përkujtimin e Zotit gjatë momenteve të luftës, kur njeriu takohet me armikun, kurse arsyeja kryesore përse është në

[453] Tirmidhi-u, "Sunen", kitab ed-Da`avati, bab minhu, nr.3591 dhe thotë se "hadithi është Garib dhe se nuk e dimë përmes ndonjë rruge tjetër përpos kësaj, por zinxhiri nuk është i fortë. Imare b. Za`kere nuk përcjell ndonjë hadith tjetër përpos këtij"; Bejheki-u, "Shu`abu`l-Iman", vëll.2, fq.85, nr.553; Buhari-u e përmend këtë sahabi në librin e tij "Tarihu`l-Kebir" (6/494, nr.3092) dhe thotë se "është sahabi, por zinxhiri i tij nuk është Sahih"; Ibni Hiban-i e përmend në librin e tij "Eth-Thikat" (3/295) në gjeneratën e sahabëve, ku thotë: "Është sahabi, por në zemrën e tij kishte diçka";

atë luftë, është që të arrijë kënaqësinë e Zotit, andaj edhe e përkujton në vazhdimësi.

Allahun xh.sh. duhet përkujtuar në momentet kur takohemi me armikun, sepse ato mund të jenë çastet e fundit tona në këtë botë, kështu që gjëja e fundit që do të shqiptojë gjuha, të jetë Emri i Allahut xh.sh.

Në legjislacionin Islam, është rregulluar me ligj edhe namazi në gjendje lufte, duke e shkurtuar dhe duke falur nga një rekat me *imam*-in dhe një *rekat* vetë. Zoti thotë në Kuran: **"Kur të jeni në udhëtim e sipër, nuk është mëkat për ju të shkurtoni namazin, nëse frikoheni se jobesimtarët do t'ju sjellin ndonjë të keqe. Jobesimtarët janë armiq tuaj të hapët. Kur të jesh ti (Muhammed) bashkë me ta dhe ju falë namazin, një grup prej tyre, duke i bartur armët, le të vijë e le të falet me ty (grupi tjetër në roje), e kur të bien në sexhde (të kryejnë një reqatë), këta le të të qëndrojnë mbrapa jush (në roje) e le të vijë grupi tjetër, që nuk është falur, e të falet me ty dhe le t'i bartin armët dhe të jenë në gjendje gatishmërie. Ata që nuk besojnë, e dëshirojnë moskujdesin tuaj ndaj armëve e mjeteve që t'iu vërsulen njëherë me të gjitha fuqitë. Nëse jeni të lodhur nga ndonjë shi ose jeni të sëmurë, nuk është mëkat të mos i bartni armët, por mbani gadishmërinë tuaj. All-llahu ka përgaditë dënim nënçmues për jobesimtarët. Kur të kryeni namazin (e frikës) përmendeni All-llahun, kur jeni në këmbë, ulur dhe të mbështetur. E kur të qetësoheni (nga lufta), atëherë faleni namazin në mënyrë të rregullt, se namazi është obligim (për kohë) i caktuar për besimtarët".[454]**

Sa i përket formës së namazit në gjendje frike, përcillen shumë *hadith*-e, të cilat mund të konsultohen në librat e *fikh*-ut apo *hadith*-it në temën `namazi i frikës`.

Besimtari i mirë e përkujton Allahun xh.sh. para çdo vepre të dobishme, kështu do të veprojë edhe në moment kur përgatitet që të ballafaqohet me armikun.

*Hadith*-i na bën me dije që çdo luftë duhet të bëhet vetëm për hir të Allahut xh.sh. dhe të mos përziejë në të ndonjë motiv tjetër, i cili do t`ia prish shpërblimin.

---

[454] Kurani, Nisa, 101-103;

## *HADITHI I NJËQINDEPESËDHJETËEPESTË (155)*

حَدَّثَنَا وَكِيعٌ، عَنْ حَمَّادِ بْنِ سَلَمَةَ، عَنْ ثَابِتٍ، عَنْ عَبْدِ الرَّحْمَنِ بْنِ أَبِي لَيْلَى، عَنْ صُهَيْبٍ، قَالَ: كَانَ رَسُولُ اللهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ يُحَرِّكُ شَفَتَيْهِ أَيَّامَ حُنَيْنٍ بِشَيْءٍ لَمْ يَكُنْ يَفْعَلُهُ قَبْلَ ذَلِكَ، قَالَ: فَقَالَ النَّبِيُّ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: " إِنَّ نَبِيًّا كَانَ فِيمَنْ كَانَ قَبْلَكُمْ أَعْجَبَتْهُ أُمَّتُهُ، فَقَالَ: لَنْ يَرُومَ هَؤُلَاءِ شَيْءٌ، فَأَوْحَى اللهُ إِلَيْهِ: أَنْ خَيِّرْهُمْ بَيْنَ إِحْدَى ثَلَاثٍ: إِمَّا أَنْ أُسَلِّطَ عَلَيْهِمْ عَدُوًّا مِنْ غَيْرِهِمْ فَيَسْتَبِيحَهُمْ، أَوِ الْجُوعَ، أَوِ الْمَوْتَ "، قَالَ: " فَقَالُوا: أَمَّا الْقَتْلُ أَوِ الْجُوعُ، فَلَا طَاقَةَ لَنَا بِهِ، وَلَكِنِ الْمَوْتُ " قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: " فَمَاتَ فِي ثَلَاثٍ سَبْعُونَ أَلْفًا "، قَالَ: فَقَالَ: " فَأَنَا أَقُولُ الْآنَ: اللهُمَّ بِكَ أُحَاوِلُ، وَبِكَ أَصُولُ، وَبِكَ أُقَاتِلُ "

Transmeton Suhejbi r.a. i cili thotë: “I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem i lëvizte buzët për diçka në ditën e Hunejnit, veprim të cilin nuk e kishte bërë më parë. Tha: “Tha Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem: *“Me të vërtetë, një pejgamber që ka qenë para jush, e mahniti populli i tij. Ai tha: “Askush nuk mund t`i mposht këta”. E Allahu i shpalli atij që:* ***“Zgjidh për ta në mes tri gjërave: “Që t`i pushtojë armiku që nuk është prej tyre dhe ta lavdërojnë atë; urinë apo vdekjen!”.*** *Tha: “Thanë: “Sa i përket vrasjes apo urisë, ne nuk kemi fuqi për ta përballuar, por e zgjedhim vdekjen”.* Tha: “Tha i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem: *“Vdiqën për tri ditë shtatëdhjetëmijë prej tyre”.* Tha: *“Unë tash (gjatë përshpëritjes sime) thash: “O Allahu im, me Emrin Tënd përpiqem, me Emrin Tënd sulmoj dhe me Emrin Tënd luftoj”.*[455]

---

[455] Ahmed-i, “Musned”, vëll.31, fq.262-263, nr.18.933; Abdurezak-u, “El-Musannef”, 5/420, nr.9751; Tirmidhi-u, “Sunen”, kitab Tefsiru`l-Kuran, bab suretul Buruxh, nr.3351 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Garib; Darimij-u, “Sunen”, kitab Sijeri, bab fi duai indel kital, nr.2441; Bezzar-i, “Bahru`z-Zehar”, vëll.6, fq.16, nr.2089 dhe thotë se këtë hadith me këtë tekst, nuk e përcjell prej Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem askush tjetër përpos Suhejbit, kurse prej Suhejbit përcillet vetëm përmes kësaj rruge; Ibni Hiban-i, në “Sahih”-un e tij, sipas radhitjes së Ibën Belbanit në “Ihsan fi tekrib Sahih Ibni Hiban”, vëll.5, fq.374,

Nuk është përmendur se cilit Pejgamber i ka ndodhur kjo, porse ka qenë në kohët e mëhershme, ka pasur numër të madh të popullatës si dhe kanë qenë të fuqishëm, gjë që e kishte mahnitur atë, saqë mendoi se nuk ka kush që mund të ballafaqohet me ta dhe se janë popull i pamposhtur.

Por, Allahu xh.sh. nuk e do lavdërimin dhe mburrjen, ai e do modestinë dhe devotshmërinë. Cilësitë dhe veset e këqija, janë gjëra që Zoti kërkon prej neve që të largohemi prej tyre. Të mahnitesh me të mirat që ke, qoftë ajo me fëmijët, pasurinë, familjen apo edhe popullin, është prej veseve shkatërruese, që nuk lejohet të depërtojë në zemrën e besimtarit.

Besimtari i vërtetë i mbështetet Allahut xh.sh. dhe nuk e përkufizon forcën në numra, sepse në shumë raste numrat nuk kanë kryer punë. Zoti e përmend në Kuran ushtrinë e Talutit kur u ballafaqua me Xhalutin dhe qëndrimin e ushtrisë besimtare: **“E kur doli (nga qyteti) Taluti me ushtrinë, tha: “All-llahu do t’ju sprovojë me një lumë, e ai që pi prej atij, ai nuk është me mua, e kush nuk shijon atë, ai është me mua, përveç atij që me dorën e vet e pi një grusht!” Mirëpo, me përjashtim të një pakice prej tyre, të tjerët pinë nga ai. E kur e kaloi ai (Taluti) atë së bashku me te edhe ata që ishin besimtarë thanë: “Ne sot nuk kemi fuqi kundër Xhalutit dhe ushtrisë së tij!” Po ata që ishin të bindur se do ta takonin All-llahun thanë: “Sa e sa grupe të vogla me dëshirën e All-llahut kanë triumfuar ndaj grupeve të mëdha!” All-llahu është me durimtarët”.**[456]

Kjo është bindja e vërtetë e muslimanit, se ndihma e Zotit është me durimtarët, e jo me numrin e madh të popullatës. Sa shumë grupe të vogla kanë luftuar kundër grupeve të mëdha dhe në fund kanë dalur triumfues. Zoti thotë në Kuran: **“..ndihma vjen vetëm prej Allahut, Ngadhënjyesit, të Urtit”.**[457]

---

nr.2027; Taberani, “Mu`xhemu`l-Kebir”, 8/48, nr.7318; Ebu Nuajm-i, “Hiljetu`l-Evlija”, 1/155; Bejheki-u, “Sunenu`l-Kubra”, 9/257, nr.18.464; shejh Shuajb el-Arnauti në verifikim të këtij hadithi në Sahihun e Ibni Hiban-it, thotë se zinxhiri i hadithit është Sahih; kurse në verifikim të Musnedit të Ahmed-it, për këtë hadith thotë se është me zinxhir Sahih sipas kushteve të Muslim-it;

[456] Kurani, Bekare, 249;

[457] Kurani, Ali Imran, 126;

Edhe muslimanët në Bedër ishin në numër të vogël, karshi pabesimtarëve, të cilët ishin në numër më të madh. Muslimanët në luftën e Bedrit ishin 314,[458] kurse pabesimtarët në mes 900 ose 1000.[459] Për sa i përket luftës së Uhudit, muslimanët kishin ushtri prej 700 luftëtarësh, kurse pabesimtarët kishin 3000.[460] Në luftën e Hendekut, muslimanët kishin ushtri prej 3000 ushtarëve, kurse pabesimtarët kishin 10.000 ushtarë.[461] Gjatë luftës së Mu`tes, muslimanët kishin 3000 ushtarë, kurse Bizantinët kishin 200.000 ushtarë.[462]

Por, gjatë luftës së Hunejnit, kur muslimanët arritën të bëjnë një ushtri të madhe prej 12.000 ushtarësh, u mahnitën me numrin e madh të ushtarëve, kështu që kur u ballafaquan me ushtrinë armike prej 20.000 ushtarëve dhe u kapën të papërgatitur, ata filluan të ikin prej fushëbetejës. Kështu na tregon Zoti në Kuran ku thotë: **“Nuk ka dyshim se Allahu ju ka ndihmuar në shumë beteja, edhe në ditën e Hunejnit, kur juve u mahniti numri i madh, i cili nuk iu vlejti asgjë, e me gjithë gjërësinë e tokës, ajo u ngushtua për ju dhe ju ikët. Pastaj Allahu zbriti qetësinë e Vet te i Dërguari i Tij dhe te besimtarët, zbriti një ushtri që ju nuk e patë, i dënoi ata që mohuan, e kështu është dënimi i pabesimtarëve”.**[463]

Mu në këtë ditë, Zoti ia përmendi Muhamedit sal-lallahu alejhi ve sel-lem këtë ngjarje të pazakontë të këtij pejgamberi që kishte jetuar në kohërat e mëhershme, që mos mahnitet edhe Muhamedi sal-lallahu alejhi ve sel-lem sikur ai me numrin e madh të ushtrisë e të mendojë se numri i madh është faktori që ndikon në fitore.

Zoti i bëri me dije se nëse kanë vendosmëri dhe durim, edhe numri i vogël i ushtrisë do të ngadhënjejë mbi të tjerët, edhe nëse janë më shumë. Zoti thotë në Kuran: **“O Pejgamber! All-llahu të mjafton ty dhe besimtarëve që janë me ty. O Pejgamber! Nxiti besimtarët për luftë. Nëse prej jush janë njëzet të durueshëm, (trima të fuqishëm), do t’i mundni dyqind, e nëse janë njëqind, do t’i mundni njëmijë sish që nuk besuan, për shkak se ata janë njerëz që nuk kuptojnë (pse luftojnë). All-llahu ju bëri lehtësim tash duke**

---

458 Ibni Hisham-i, “Biografia e Pejgamberit a.s.”, fq.175;
459 Po aty, fq.165;
460 Ibni Hishami, po aty, fq.181;
461 Bashkim Aliu, “Muhamedi alejhi selam, pishtari ndriçues”, Furkan ISM, Shkup, 2006, fq.313;
462 Ibni Kajim el-Xheuzije, “Zadu`l-Mead”, përktheu Uthman Agolli, Nektari, Tiranë, 2012, vëll.3, fq.415-416;
463 Kurani, Teube, 25-26;

**ditur se jeni dobësuar. Nëse prej jush janë njëqind të durueshëm, do t`i mundni dyqind, e nëse prej jush janë njëmijë, me ndimën e Zotit do t'i mundni dy mijë. All-llahu është me ata që janë të durueshëm.**[464]

Gjatë ditës kur u zhvillua lufta e Hunejnit, kur e fali namazin, përshpëriti disa fjalë të cilat shokët e tij nuk i kishin dëgjuar më herët. Abdurezaku në transmetimin e tij, thotë se kjo ka ndodhur në namazin e ikindisë. Ai bëri lutje që Zoti ta ndihmojë edhe në këtë luftë siç e ndihmoi edhe në luftërat e mëparshme.

Ai u lut që të mos i ndodh edhe atij siç i ndodhi pejgamberit tjetër, i cili për shkak të admirimit të tepërt ndaj popullit të tij, u dënua nga ana e Zotit, duke iu mundësuar të zgjedh në mes tri formave të dënimit për popullin e tij. Ai u konsultua me njerëzit e tij dhe kërkoi këshillë se çka të zgjedh prej këtyre tri mundësive, por ato ia besuan zgjedhjen atij.

Kështu çdoherë duhet të jenë besimtarët, konsultues për vendime të mëdha dhe në favor të popullit, e jo të punohet pa konsultime të ndërsjella. Zoti thotë në Kuran: **"...dhe konsultohu me ta për çdo çështje. E kur të vendosësh, atëherë mbështetju Allahut..."**[465]

Edhe ky pejgamber kur vendosi, iu mbështet Allahut xh.sh. me lutje dhe zgjodhi që të dënohet populli i tij me vdekje. Edhe pse në shikim të parë duket se është zgjidhje e rëndë, por përsëri është më i lehtë në krahasim prej dy mundësive të tjera. Përmes vdekjes do të pakësohet numri i popullit, por do të vazhdojë në liri pjesa tjetër e popullatës dhe ata përsëri do të kenë mundësinë që të plotësojnë zbrazëtirën e shkaktuar. Kurse me uri, do të kishte dobësim të popullatës dhe nuk do të kishin mundësinë të përballojnë sfidat e jetës. Përmes urisë do të ishin bërë nevojtar nga të tjerët, që nënkupton nënshtrim ndaj fuqive të jashtme.

Nga kjo nxjerrim një mësim të shkëlqyeshëm, se edhe popujt tanë duhet të punojnë dhe të jenë prodhues, e jo të presin nga të tjerët që të sjellin prodhime të jashtme, kurse tokat tona ngelin të papunuara dhe të pashfrytëzuara. Nëse dëshirojmë të jemi fuqi në arenën ndërkombëtare, duhet të jemi të pavarur dhe punëtor, e derisa presim të na ushqejnë dhe ndihmojnë popujt tjerë, çdoherë do të jemi të varur dhe të nënshtruar ndaj fuqive të huaja.

---

[464] Kurani, Enfal, 64-66;
[465] Kurani, Ali Imran, 159;

Po ashtu, ky pejgamber nuk zgjodhi që populli i tij të bie nën sundimin e armiqëve të jashtëm, të cilët kur e nënshtrojnë një popull, e përbuzin dhe nënçmojnë, e shfrytëzojnë fuqinë punëtore të popullit të pafuqishëm dhe ngritin civilizimet e tyre me fuqinë e punës së huaj. Uria dhe pushtimi i armikut, janë dënime më të rënda për një popull, sesa vdekja e menjëhershme. Ky pejgamber nuk dëshiroi që populli i tij të jetë i sunduar nga të huajt, sepse pastaj do të humbin fuqinë dhe krenarinë, asnjëherë nuk do të mund ta rikthejnë autoritetin dhe nuk do të mund të ndërtojnë identitetin e tyre të pavarur. Nën sundimin e armikut, ata përsëri do të kishin pësuar me më shumë të vdekur, kështu që, zgjedhja e tij ishte e duhur, sepse vdiqën 70.000 njerëz prej popullit të tij, por toka dhe qeverisja përsëri u takoi atyre.

Ai pejgamber u strehua tek Zoti me namaz, kështu veproi edhe Muhamedi sal-lallahu alejhi ve sel-lem duke falur namaz dhe duke u lutur me fjalët që shokët e tij për së pari herë i dëgjuan: *"Allahumme bike uhavilu, ve bike esulu ve bike ukatilu" – (O Allahu im, me Emrin Tënd përpiqem, me Emrin Tënd sulmoj dhe me Emrin Tënd luftoj).*

Kthimi i besimtarit çdoherë duhet të jetë tek Allahu xh.sh. dhe mbështetja tek Ai për çdo sprovë dhe brengë. Për këtë arsye i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem e tregoi historinë e këtij pejgamberi dhe lutet me këtë lutje, duke iu drejtuar Allahut xh.sh. dhe duke treguar pafuqinë e Tij. Ai në vend se të mbështetej në shokët dhe fuqinë ushtarake përballë armiqëve, ai u mbështet në Allahun e Plotfuqishëm. Besimtari i vërtetë çdo punë madhore, e kryen në Emër të Allahut dhe për hir të Tij.

Nga kjo ngjarje mësojmë përfundimin e mburrjes me të mirat që posedojmë, kështu edhe njeriu kur mahnitet me vetveten, dënohet nga ana e Zotit. Transmeton Ibni Umeri r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Një person ecte duke e tërhequr rrobën e tij zvarrë nga mendjemadhësia, kurse Allahu xh.sh. e fundosi atë në tokë. Ai tash zhytet thellë në tokë dhe do vazhdojë të zhytet deri në Ditën e Kijametit".*[466]

Ky është fundi i mendjemëdhenjëve dhe të vetëpëlqyerëve, e nga ky rast, duhet të marrin mësim liderët dhe udhëheqësit e popujve, që mos të bëhen shkak për dënimin e popullit të vet, duke u krenuar me gjëra të cilat nuk janë prodhim i angazhimit të tyre, por prej mirësisë së Zotit.

---

[466] Buhari-u, "Sahih", kitab Ehadithu`l-Enbija, bab 54, nr.3485; Tirmidhi-u, "Sunen", kitab Sifeti`l-Kijameti ve`r-rekaiki ve`l-vere`i, nr.2499 dhe thotë se hadithi është Sahih; etj.

## *HADITHI I NJËQINDEPESËDHJETËEGJASHTË (156)*

**حَدَّثَنَا يَحْيَى بْنُ يَحْيَى، وَأَبُو بَكْرِ بْنُ أَبِي شَيْبَةَ، كِلَاهُمَا عَنْ أَبِي مُعَاوِيَةَ، ح وحَدَّثَنَا إِسْحَاقُ بْنُ إِبْرَاهِيمَ، أَخْبَرَنَا جَرِيرٌ، وَعِيسَى بْنُ يُونُسَ، جَمِيعًا، عَنِ الْأَعْمَشِ، ح وحَدَّثَنَا مُحَمَّدُ بْنُ عَبْدِ اللهِ بْنِ نُمَيْرٍ، وَاللَّفْظُ لَهُ، حَدَّثَنَا أَسْبَاطٌ، وَأَبُو مُعَاوِيَةَ، قَالَا: حَدَّثَنَا الْأَعْمَشُ، عَنْ عَبْدِ اللهِ بْنِ مُرَّةَ، عَنْ مَسْرُوقٍ، قَالَ: سَأَلْنَا عَبْدَ اللهِ عَنْ هَذِهِ الْآيَةِ: {وَلَا تَحْسَبَنَّ الَّذِينَ قُتِلُوا فِي سَبِيلِ اللهِ أَمْوَاتًا بَلْ أَحْيَاءٌ عِنْدَ رَبِّهِمْ يُرْزَقُونَ} [آل عمران: 169] قَالَ: أَمَا إِنَّا قَدْ سَأَلْنَا عَنْ ذَلِكَ، فَقَالَ: «أَرْوَاحُهُمْ فِي جَوْفِ طَيْرٍ خُضْرٍ، لَهَا قَنَادِيلُ مُعَلَّقَةٌ بِالْعَرْشِ، تَسْرَحُ مِنَ الْجَنَّةِ حَيْثُ شَاءَتْ، ثُمَّ تَأْوِي إِلَى تِلْكَ الْقَنَادِيلِ، فَاطَّلَعَ إِلَيْهِمْ رَبُّهُمُ اطِّلَاعَةً» ، فَقَالَ: " هَلْ تَشْتَهُونَ شَيْئًا؟ قَالُوا: أَيَّ شَيْءٍ نَشْتَهِي وَنَحْنُ نَسْرَحُ مِنَ الْجَنَّةِ حَيْثُ شِئْنَا، فَفَعَلَ ذَلِكَ بِهِمْ ثَلَاثَ مَرَّاتٍ، فَلَمَّا رَأَوْا أَنَّهُمْ لَنْ يُتْرَكُوا مِنْ أَنْ يُسْأَلُوا، قَالُوا: يَا رَبِّ، نُرِيدُ أَنْ تَرُدَّ أَرْوَاحَنَا فِي أَجْسَادِنَا حَتَّى نُقْتَلَ فِي سَبِيلِكَ مَرَّةً أُخْرَى، فَلَمَّا رَأَى أَنْ لَيْسَ لَهُمْ حَاجَةٌ تُرِكُوا "**

Transmeton Mesruku se e kanë pyetur Abdullah b. Mes`udin (r.a.) në lidhje me *ajet*-in: **“Kurrsesi të mos mendoni se janë të vdekur ata që ranë dëshmorë në rrugën e Allahut. Përkundrazi, ata janë të gjallë duke u ushqyer te Zoti i tyre”. (Ali Imran, 169)** dhe tha: “Njëmend, edhe ne e pyetëm Pejgamberin sal-lallahu alejhi ve sel-lem për këtë dhe ai tha: *“Shpirtrat e tyre janë në barqet e shpezëve të gjelbërta, të cilët kanë kandila të varura për Arshi. Këto shpirtra fluturojnë në Xhenet ku të duan, pastaj kthehen tek këta kandila. Një herë, atyre u drejtohet Zoti i tyre e u thotë:* ***“A doni diçka?”****Ata do të thonë: “Çfarë të duam, kur ne fluturojmë të lirë në Xhenet ku të duam?!” Allahu ua përsërit këtë tri herë, e kur ata e panë se nuk do të ndalet pyetja, thanë: “O Zoti ynë, duam që të na kthesh shpirtërat*

*në trupat tanë, e të vritemi në rrugën Tënde përsëri". Kur e sheh se nuk kanë asnjë nevojë, Allahu do t`i lërë".*[467]

Në lidhje me këtë *ajet*, është edhe *ajet*-i tjetër, në *sure*-n Bekare, ku Zoti thotë: **"E për ata që u mbytën në rrugën e All-llahut mos thoni: "Janë të vdekur", Jo, ata janë të gjallë, por ju nuk kuptoni".**[468]

Ata që vriten dëshmorë në rrugën e Zotit dhe japin më të dashurën për këtë rrugë, jetën dhe pasurinë e tyre, ata nuk konsiderohen të vdekur, porse të gjallë, gjallëri të cilën njerëzit nuk mund ta kuptojnë, por vetëm Zoti është i ditur për këtë. Këta njerëz, do të jenë të vetmit që do dëshirojnë të kthehen përsëri në këtë botë, në dallim prej të tjerëve. Transmeton Enesi r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Nuk ka asnjë shpirt, i cili gjen mirësi tek Allahu, që do të dojë të kthehet në këtë botë, me përjashtim të shehidit. Shehidi dëshiron të kthehet në këtë botë e të vritet edhe një herë, për shkak të vlerës së madhe që sheh në të rënët shehid".*[469]

Ne kuptojmë nga *hadith*-i, se shpirtërat e shehidëve vendosen në barqet e disa shpezëve të gjelbërt në Xhenet dhe fluturojnë kah të dëshirojnë dhe kthehen përsëri aty. Zoti i pyet mos kanë ndonjë dëshirë tjetër, përpos se të kthehen në këtë botë dhe të luftojnë përsëri, porse ata nuk kanë dëshirë tjetër, andaj edhe Zoti i lë të kënaqen në kënaqësitë e Xhenetit, gjë e cila u mundësohet vetëm atyre.

Ky *hadith*, është thënë në kohën e luftës së Uhudit, pasi u vranë shumë besimtarë mysliman në këtë betejë. Transmeton Ibni Abasi r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Kur u vranë vëllezërit tuaj në Uhud, Allahu i vendosi shpirtrat e tyre në barqe të shpezëve të gjelbra të cilët pinë ujë në lumenjtë e Xhenetit, hanë nga frutat e tij dhe strehohen në kandila prej ari nën hijen e Arshit. Kur e përjetuan kënaqësinë e ngrënies, pijes dhe qëndrimit aty, thanë: "Ah, sikur të dinin vëllezërit tanë çka na ka dhënë Allahu, në mënyrë që të mos përtojnë për në xhihad dhe të mos ikin nga lufta". Në këtë, Allahu u tha:* ***"Unë do t`u tregoj për ju"*** dhe e

---

[467] Muslim-i, "Sahih", kitab el-Imaretu, bab 33, nr.1887; Tirmidhi-u, "Sunen", kitab Tefsiru`l-Kuran, bab 19, nr.3022 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Sahih; Ibni Maxheh, "Sunen", kitab el-Xhihadi, bab 16, nr.2801;

[468] Kurani, Bekare, 154;

[469] Buhariu, "Sahih", kitab el-Xhihadi ve`s-sijeri, bab el-huri`l-ijni, nr.2795; Muslim-i, "Sahih", kitab el-Imaretu, bab 29, nr.1877; etj.

*shpalli këtë ajet:* **"Kurrsesi mos mendoni se janë të vdekur ata që ranë dëshmorë në rrugën e Allahut, përkundrazi, ata janë të gjallë duke u ushqyer te Zoti i tyre"** *dhe ajetet tjera pas tij".*[470]

Ngjashëm e vërteton edhe rasti i vrasjes së babait të Xhabirit r.a. dhe kur e vërejti Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem të mërzitur atë, i tha: *"O Xhabir, përse je i mërzitur?"*Ai tha: "O i Dërguari i Allahut, babai im u vra në luftë kurse ka lënë shumë borxhe!" Ai i tha: *"A të tregoj se Allahu çdokujt i ka folur pas perdes, përpos babait tënd, të cilit i ka folur drejtpërdrejt dhe i ka thënë:* ***"Kërko prej Meje, do të jap".*** *Ai është përgjigjur: "Të lutem të kthehem në dunja dhe të vritem në rrugën Tënde përsëri". Në këtë, Allahu i përgjigjet:* ***"Unë kam vendosur e kam thënë më parë: "Ata, njëmend në këtë botë nuk do të kthehen kurrë".*** *Atëherë, ai ka thënë: "O Zot, këtë tregoju atyre që vijnë pas meje" dhe Allahu shpalli ajetin:* **"Kurrsesi mos mendoni se janë të vdekur ata që ranë dëshmorë në rrugën e Allahut..".**[471]

Dëshmorët kanë edhe shumë mirësi të shumta të cilët Zoti ua mundëson atyre, shkaku i sakrificës madhështore. Transmeton Mikdam b. Ma`dikerib r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Shehidi tek Allahu ka gjashtë veçori: "I falen atij mëkatet me pikën e parë të gjakut që i bie; E sheh vendin e tij në Xhenet; Mbrohet nga dënimi i varrit; Sigurohet nga trishtimi i madh (në Ditën e Kiametit); ai do të vishet me veshje të imanit; do të martohet me hyritë e Xhenetit dhe do të ndërmjetësojë për 70 anëtarë të tij të afërm".*[472]

Me këtë temë, korespondon edhe *hadith*-i tjetër *kudsi*, i cili përcillet nga Ebu Hurejre r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Allahu i përgjigjet atij që niset në luftë në rrugën e Tij (duke thënë):* ***"Atë që e ka nxjerrë në luftë vetëm besimi në Mua dhe pranimi i pejgamberëve të Mi, Unë do ta kthejë (në shtëpi) me shpërblim ose me plaçkë lufte të***

---

[470] Ebu Davud-i, "Sunen", kitab el-Xhihadi, bab 25, nr.2520; Ahmed-i, "Musned", 4/218, nr.2388;

[471] Tirmidhi-u, "Sunen", kitab Tefsiru`l-Kuran, bab min sureti`l-Ali Imran, nr.3021 dhe thotë se ky hadith është Hasenun-Garib; Ibni Maxheh, "Sunen", kitab el-Xhihadi, bab 16, nr.2800; Ahmed-i, "Musned", 23/163, nr.14.881; Hakim-i, "El-Mustedrek", 2/130-131, nr.2557 dhe thotë se hadithi është me zinxhir sahih por Buhari-u dhe Muslim-i nuk e kanë shënuar;

[472] Tirmidhi-u, "Sunen", kitab Fadailu`l-Xhihadi, bab 25, nr.1669 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Sahihun-Garib; Ibni Maxheh, "Sunen", kitab el-Xhihadi, bab 16, nr.2799; Ahmedi, "Musned", 28/419, nr.17.182;

***cilën e ka merituar, ose do ta fusë në Xhenet".*** *Sikur mos t`ia vështirësoja ummetit tim, nuk do të mungoja në asnjë aksion luftarak dhe do të doja të vritesha në rrugën e Allahut, pastaj të ringjallesha dhe të vritesha përsëri, pastaj prap të ringjallesha dhe sërish të vritesha".*[473]

Kurse *hadith*-e për vlerën e xhihadit ka shumë, por neve na mjaftojnë këto, për të kuptuar se si Zoti i dalloi ata mbi të tjerët.

Imam Neveviu thotë se ky *hadith* është argument se shpërblimi dhe dënimi ekzistojnë para se të gjykohen njerëzit në Ditën e Gjykimit.[474]

Po ashtu, imam Neveviu në koment të këtij *hadith*-i, thotë se Xheneti është i krijuar dhe ekziston që sot...kurse disa prej mu`tezilëve dhe risimtarëve thonë se ai nuk është i krijuar tash, por do të krijohet në Ditën e Gjykimit...".[475]

---

[473] Buhari-u, "Sahih", kitab el-Imanu, bab el-xhihadu minel imani, nr.36; Muslim-i, "Sahih", kitab el-Imaretu, bab 28, nr.1876; etj.
[474] Nevevi-u, "Sahih Muslim bi sherh Nevevi", vëll.4, fq.550;
[475] po aty;

حَدَّثَنَا أَبُو مُعَاوِيَةَ، قَالَ: حَدَّثَنَا الْأَعْمَشُ، عَنْ مِنْهَالِ بْنِ عَمْرٍو، عَنْ زَاذَانَ، عَنِ الْبَرَاءِ بْنِ عَازِبٍ، قَالَ: خَرَجْنَا مَعَ النَّبِيِّ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ، فِي جِنَازَةِ رَجُلٍ مِنَ الْأَنْصَارِ، فَانْتَهَيْنَا إِلَى الْقَبْرِ، وَلَمَّا يُلْحَدْ، فَجَلَسَ رَسُولُ اللهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ، وَجَلَسْنَا حَوْلَهُ، كَأَنَّ عَلَى رُءُوسِنَا الطَّيْرَ، وَفِي يَدِهِ عُودٌ يَنْكُتُ فِي الْأَرْضِ، فَرَفَعَ رَأْسَهُ، فَقَالَ: " اسْتَعِيذُوا بِاللهِ مِنْ عَذَابِ الْقَبْرِ مَرَّتَيْنِ، أَوْ ثَلَاثًا، "، ثُمَّ قَالَ: " إِنَّ الْعَبْدَ الْمُؤْمِنَ إِذَا كَانَ فِي انْقِطَاعٍ مِنَ الدُّنْيَا وَإِقْبَالٍ مِنَ الْآخِرَةِ، نَزَلَ إِلَيْهِ مَلَائِكَةٌ مِنَ السَّمَاءِ بِيضُ الْوُجُوهِ، كَأَنَّ وُجُوهَهُمُ الشَّمْسُ، مَعَهُمْ كَفَنٌ مِنْ أَكْفَانِ الْجَنَّةِ، وَحَنُوطٌ مِنْ حَنُوطِ الْجَنَّةِ، حَتَّى يَجْلِسُوا مِنْهُ مَدَّ الْبَصَرِ، ثُمَّ يَجِيءُ مَلَكُ الْمَوْتِ، عَلَيْهِ السَّلَامُ، حَتَّى يَجْلِسَ عِنْدَ رَأْسِهِ، فَيَقُولُ: أَيَّتُهَا النَّفْسُ الطَّيِّبَةُ، اخْرُجِي إِلَى مَغْفِرَةٍ مِنَ اللهِ وَرِضْوَانٍ ". قَالَ: " فَتَخْرُجُ تَسِيلُ كَمَا تَسِيلُ الْقَطْرَةُ مِنْ فِي السِّقَاءِ، فَيَأْخُذُهَا، فَإِذَا أَخَذَهَا لَمْ يَدَعُوهَا فِي يَدِهِ طَرْفَةَ عَيْنٍ حَتَّى يَأْخُذُوهَا، فَيَجْعَلُوهَا فِي ذَلِكَ الْكَفَنِ، وَفِي ذَلِكَ الْحَنُوطِ، وَيَخْرُجُ مِنْهَا كَأَطْيَبِ نَفْحَةِ مِسْكٍ وُجِدَتْ عَلَى وَجْهِ الْأَرْضِ " قَالَ: " فَيَصْعَدُونَ بِهَا، فَلَا يَمُرُّونَ، يَعْنِي بِهَا، عَلَى مَلَإٍ مِنَ الْمَلَائِكَةِ، إِلَّا قَالُوا: مَا هَذَا الرُّوحُ الطَّيِّبُ؟ فَيَقُولُونَ: فُلَانُ بْنُ فُلَانٍ، بِأَحْسَنِ أَسْمَائِهِ الَّتِي كَانُوا يُسَمُّونَهُ بِهَا فِي الدُّنْيَا، حَتَّى يَنْتَهُوا بِهَا إِلَى السَّمَاءِ الدُّنْيَا، فَيَسْتَفْتِحُونَ لَهُ، فَيُفْتَحُ لَهُمْ فَيُشَيِّعُهُ مِنْ كُلِّ سَمَاءٍ مُقَرَّبُوهَا إِلَى السَّمَاءِ الَّتِي تَلِيهَا، حَتَّى يُنْتَهَى بِهِ إِلَى السَّمَاءِ السَّابِعَةِ، فَيَقُولُ اللهُ عَزَّ وَجَلَّ: اكْتُبُوا كِتَابَ عَبْدِي فِي عِلِّيِّينَ، وَأَعِيدُوهُ إِلَى الْأَرْضِ، فَإِنِّي مِنْهَا خَلَقْتُهُمْ، وَفِيهَا أُعِيدُهُمْ، وَمِنْهَا أُخْرِجُهُمْ تَارَةً أُخْرَى ". قَالَ:

" فَتُعَادُ رُوحُهُ فِي جَسَدِهِ، فَيَأْتِيهِ مَلَكَانِ، فَيُجْلِسَانِهِ، فَيَقُولَانِ لَهُ: مَنْ رَبُّكَ؟ فَيَقُولُ: رَبِّيَ اللهُ، فَيَقُولَانِ لَهُ: مَا دِينُكَ؟ فَيَقُولُ: دِينِيَ الْإِسْلَامُ، فَيَقُولَانِ لَهُ: مَا هَذَا الرَّجُلُ الَّذِي بُعِثَ فِيكُمْ؟ فَيَقُولُ: هُوَ رَسُولُ اللهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ، فَيَقُولَانِ لَهُ: وَمَا عِلْمُكَ؟ فَيَقُولُ: قَرَأْتُ كِتَابَ اللهِ، فَآمَنْتُ بِهِ وَصَدَّقْتُ، فَيُنَادِي مُنَادٍ فِي السَّمَاءِ: أَنْ صَدَقَ عَبْدِي، فَأَفْرِشُوهُ مِنَ الْجَنَّةِ، وَأَلْبِسُوهُ مِنَ الْجَنَّةِ، وَافْتَحُوا لَهُ بَابًا إِلَى الْجَنَّةِ ". قَالَ: " فَيَأْتِيهِ مِنْ رَوْحِهَا، وَطِيبِهَا، وَيُفْسَحُ لَهُ فِي قَبْرِهِ مَدَّ بَصَرِهِ ". قَالَ: " وَيَأْتِيهِ رَجُلٌ حَسَنُ الْوَجْهِ، حَسَنُ الثِّيَابِ، طَيِّبُ الرِّيحِ، فَيَقُولُ: أَبْشِرْ بِالَّذِي يَسُرُّكَ، هَذَا يَوْمُكَ الَّذِي كُنْتَ تُوعَدُ، فَيَقُولُ لَهُ: مَنْ أَنْتَ؟ فَوَجْهُكَ الْوَجْهُ يَجِيءُ بِالْخَيْرِ، فَيَقُولُ: أَنَا عَمَلُكَ الصَّالِحُ، فَيَقُولُ: رَبِّ أَقِمِ السَّاعَةَ حَتَّى أَرْجِعَ إِلَى أَهْلِي، وَمَالِي ". قَالَ: " وَإِنَّ الْعَبْدَ الْكَافِرَ إِذَا كَانَ فِي انْقِطَاعٍ مِنَ الدُّنْيَا وَإِقْبَالٍ مِنَ الْآخِرَةِ، نَزَلَ إِلَيْهِ مِنَ السَّمَاءِ مَلَائِكَةٌ سُودُ الْوُجُوهِ، مَعَهُمُ الْمُسُوحُ، فَيَجْلِسُونَ مِنْهُ مَدَّ الْبَصَرِ، ثُمَّ يَجِيءُ مَلَكُ الْمَوْتِ، حَتَّى يَجْلِسَ عِنْدَ رَأْسِهِ، فَيَقُولُ: أَيَّتُهَا النَّفْسُ الْخَبِيثَةُ، اخْرُجِي إِلَى سَخَطٍ مِنَ اللهِ وَغَضَبٍ ". قَالَ: " فَتُفَرَّقُ فِي جَسَدِهِ، فَيَنْتَزِعُهَا كَمَا يُنْتَزَعُ السَّفُّودُ مِنَ الصُّوفِ الْمَبْلُولِ، فَيَأْخُذُهَا، فَإِذَا أَخَذَهَا لَمْ يَدَعُوهَا فِي يَدِهِ طَرْفَةَ عَيْنٍ حَتَّى يَجْعَلُوهَا فِي تِلْكَ الْمُسُوحِ، وَيَخْرُجُ مِنْهَا كَأَنْتَنِ رِيحِ جِيفَةٍ وُجِدَتْ عَلَى وَجْهِ الْأَرْضِ، فَيَصْعَدُونَ بِهَا، فَلَا يَمُرُّونَ بِهَا عَلَى مَلَأٍ مِنَ الْمَلَائِكَةِ، إِلَّا قَالُوا: مَا هَذَا الرُّوحُ الْخَبِيثُ؟ فَيَقُولُونَ: فُلَانُ بْنُ فُلَانٍ بِأَقْبَحِ أَسْمَائِهِ الَّتِي كَانَ يُسَمَّى بِهَا فِي الدُّنْيَا، حَتَّى يُنْتَهَى بِهِ إِلَى السَّمَاءِ الدُّنْيَا، فَيُسْتَفْتَحُ لَهُ، فَلَا يُفْتَحُ لَهُ "، ثُمَّ قَرَأَ رَسُولُ اللهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: {لَا تُفَتَّحُ لَهُمْ أَبْوَابُ السَّمَاءِ وَلَا يَدْخُلُونَ

**الْجَنَّةَ حَتَّى يَلِجَ الْجَمَلُ فِي سَمِّ الْخِيَاطِ} [الأعراف: 40] فَيَقُولُ اللهُ عَزَّ وَجَلَّ: " اكْتُبُوا كِتَابَهُ فِي سِجِّينٍ فِي الْأَرْضِ السُّفْلَى، فَتُطْرَحُ رُوحُهُ طَرْحًا ". ثُمَّ قَرَأَ: {وَمَنْ يُشْرِكْ بِاللهِ، فَكَأَنَّمَا خَرَّ مِنَ السَّمَاءِ فَتَخْطَفُهُ الطَّيْرُ أَوْ تَهْوِي بِهِ الرِّيحُ فِي مَكَانٍ سَحِيقٍ} [الحج: 31] " فَتُعَادُ رُوحُهُ فِي جَسَدِهِ، وَيَأْتِيهِ مَلَكَانِ، فَيُجْلِسَانِهِ، فَيَقُولَانِ لَهُ: مَنْ رَبُّكَ؟ فَيَقُولُ: هَاهْ هَاهْ لَا أَدْرِي، فَيَقُولَانِ لَهُ: مَا دِينُكَ؟ فَيَقُولُ: هَاهْ هَاهْ لَا أَدْرِي، فَيَقُولَانِ لَهُ: مَا هَذَا الرَّجُلُ الَّذِي بُعِثَ فِيكُمْ؟ فَيَقُولُ: هَاهْ هَاهْ لَا أَدْرِي، فَيُنَادِي مُنَادٍ مِنَ السَّمَاءِ أَنْ كَذَبَ، فَافْرِشُوا لَهُ مِنَ النَّارِ، وَافْتَحُوا لَهُ بَابًا إِلَى النَّارِ، فَيَأْتِيهِ مِنْ حَرِّهَا، وَسَمُومِهَا، وَيُضَيَّقُ عَلَيْهِ قَبْرُهُ حَتَّى تَخْتَلِفَ فِيهِ أَضْلَاعُهُ، وَيَأْتِيهِ رَجُلٌ قَبِيحُ الْوَجْهِ، قَبِيحُ الثِّيَابِ، مُنْتِنُ الرِّيحِ، فَيَقُولُ: أَبْشِرْ بِالَّذِي يَسُوءُكَ، هَذَا يَوْمُكَ الَّذِي كُنْتَ تُوعَدُ، فَيَقُولُ: مَنْ أَنْتَ؟ فَوَجْهُكَ الْوَجْهُ يَجِيءُ بِالشَّرِّ، فَيَقُولُ: أَنَا عَمَلُكَ الْخَبِيثُ، فَيَقُولُ: رَبِّ لَا تُقِمِ السَّاعَةَ".**

Transmeton Berra b. Azibi (r.a.) i cili thotë: “Dolëm me Pejgamberin sal-lallahu alejhi ve sel-lem në xhenazen e një banori të Medines, u ndalëm pranë varrit të tij dhe pasi e vënduan në varr, u ul Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem dhe ne u ulëm rreth tij, qëndronim të qetë sikur mbi kokat tona të kishte ndonjë zog, në dorë kishte një shkop me të cilën shtypte tokën, e çoi kokën lart dhe tha: *‘‘Kërkoni mbrojtje nga Allahu prej dënimit të varrit* (dy apo tre herë)”. Pastaj tha: *‘‘Robi besimtarë, kur është në çastin e ndarjes prej kësaj bote dhe kalimit në botën tjetër, i vjen një melek prej qielli, që është me fytyrë të bardhë, sikur në fytyrën e tij të shndërrit dielli, me vete ka një qefin prej qefineve të Xhenetit dhe Hanut (që është prej parfumeve të Xhenetit) prej Xheneti, gjersa të ulet afër tij në një distancë sa sheh syri. Më pas vjen meleku i vdekjes alejhi selam gjersa të ulet afër kokës së tij dhe thotë: ‘‘O ti shpirt i mirë, dil në faljen dhe kënaqësinë e Allahut’’.* Pastaj tha: *‘‘Del ai sikur që rrjedh pika e ujit nga ena e ujitjes, atëherë ai (meleku i vdekjes) e merrë atë, nuk e lëshojnë asnjë moment derisa nuk e vënë në atë qefin dhe parfum. Nga ai del një erë e miskut më e mirë që ka*

*ekzistuar mbi sipërfaqen e tokës”.* Tha: *“E ngrenë lart atë dhe çdoherë që kalojnë pranë ndonjë grupi të melekëve thonë ato: “Ç`është ky shpirt i mirë?!” Përgjigjen: “Ky është filani, i biri i filanit”, duke e përmendur me emrat më të bukur që e thirrnin në dynja. Kështu vazhdojnë derisa të përfundojnë në fund të qiellit të dynjasë. Kur arrijnë, aty kërkojnë t`u hapen dyert dhe ato u hapen, e përcjellin atë banorët e një qielli deri në qiellin tjetër, derisa të përfundojnë në qiellin e shtatë, atëherë Allahu xh.sh. thotë:* ***“Shkruani librin e robit Tim në Ilijjun dhe kthejeni në tokë, sepse prej saj e kam krijuar, në të do të qëndrojnë dhe prej saj do t`i ringjallim përsëri”.*** Tha: *“Pastaj e kthejnë shpirtin e tij në trup dhe i afrohen dy melekë të cilët i ulen afër dhe e pyesin: “Kush është Zoti yt?” Ai thotë: “Zoti im është Allahu”. Ata do ta pyesin: “Kush është feja jote?” Ai do të thotë: “Feja ime është Islami”. I thonë: “Kush është ky njeri që është dërguar te ju?” Ai do të thotë: “Ai është i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem”. Ata e pyesin: “Me çka e vërteton?” Ai thotë: “E lexova Librin e Zotit dhe i besova asaj që shkruan”. Më pas, prej qielli thirr një thirrës:* ***“Të vërtetën e tha robi Im, përgatitni vendin në Xhenet, visheni me tesha Xheneti dhe hapni dyert e Xhenetit për të”.*** Tha: *“Te ai do të depërtojë era e bukur dhe e këndshme e Xhenetit, kurse varri do t`i zgjerohet aq sa mund t`i shohin sytë atij”.* Tha: *“Pastaj do të vijë një njeri me fytyrë të bukur, tesha të bukura dhe me erë të këndshme dhe i thotë: “Gëzoju lumturisë tënde, kjo është dita që të është premtuar”. E ai do të pyesë: “Po kush je ti me fytyrë në të cilën shoh se po sjell të mira?” Ai do të thotë: “Unë jam vepra yte e mirë”. Andaj, ai do të thotë: “O Zoti im, shpejtoje Ditën e Gjykimit, që të takohem me familjen dhe pasurinë time”.* Tha: *“Kur robi pabesimtarë gjendet në çastin e ndarjes prej kësaj bote dhe kalimit në botën tjetër, i vjen një melek nga qielli me fytyrë të nxirë, me vete ka pëlhurë të zjarrta, ulet para syve të tij dhe më pas i vjen meleku i vdekjes dhe i ulet afër kokës dhe i thotë: “O ti shpirt i keq, dil në poshtërimin dhe hidhërimin e Allahut”. Dhe shpirti i tij do të shkulet nga trupi, sikurse shkulet hekuri me shumë ferra nga leshi i lagur. E merr atë meleku i vdekjes dhe nuk e mban në dorën e tij as sa një e mbyllur e syve. E vendos në pëlhurë dhe prej tij do të del një erë e keqe që është më e keqe se çdo ngordhësirë që ka mbi sipërfaqen e tokës. E marrin atë dhe e ngrenë në qiell dhe saherë që kalojnë afër ndonjë grumbulli të melekëve, ato thonë: “Ç`është ky shpirt i keq?” U thonë atyre: “Ky është filani, i biri i filanit” dhe e thirrin me emrat më të këqinjë me të cilët e kanë thirrur në këtë dunja. (Kështu vazhdojnë) derisa të arrijnë në fundin e qiellit të kësaj bote dhe presin t`u hapen dyert, por nuk hapen dyert për ta”.* Këtu, Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem citoi ajetin: **“...atyre nuk u hapen dyert e qiellit dhe nuk do të hyjnë në Xhenet, aq sa është e mundshme të përbirohet deveja nëpër vrimën e gjilpërës...”. (A`raf, 40).**

*Allahu xh.sh. do të thotë:* ***"Shkruani librin e tij në Sixhin në tokën më të ulët".*** *Pastaj lexoi:* **"E kush i bën shirk Allahut, ai është sikur të bjerë nga qielli e ta rrëmbejë shpendi, ose si ai të cilin e gjuan era e stuhishme në ndonjë vend të humbur". (Haxh, 31).** *I kthehet shpirti në trup, i vijnë atij dy melek të cilët ulen afër tij dhe i thonë atij: "Kush është Zoti yt?" Ai do të thotë: "Ah, ah, nuk e di". Pastaj, i thonë atij: "Kush është feja jote?" Ai do të thotë: "Ah, ah, nuk e di". I thonë atij: "Kush është ky njeri që është dërguar te ju?" Ai do të thotë: "Ah, ah, nuk e di". Dhe thërret një zë prej qielli:* ***"Përgënjeshtroi, përgatitni shtrojën prej zjarri dhe hapni dyert e Zjarrit".*** *Atëherë do të ndjejë nxehtësinë e zjarrit dhe erën e vet të keqe. Do t`i ngushtohet varri aq sa eshtrat do të përzihen mes tyre. Në varr do t`i afrohet një njeri me fytyrë të keqe dhe me tesha që u vjen era e keqe dhe do t`i thotë: "Mjerë për ty, për shkak të veprave tua të këqija, kjo është dita e keqe e cila të është premtuar". Ai do të thotë: "Kush je ti? Fytyra yte e shëmtuar tregon se sjell të këqija?!" Ai do të thotë: "Unë jam vepra yte e keqe". (Njeriu) Do të thotë: "O Zot, mos e bëj Kiametin".*[476]

Ky *hadith* madhështorë, na bën me dije gjendjen e shpirtit në momentin e ndarjes së tij nga kjo botë. Shpirtërat përjetojnë gjendje të ndryshme, varësisht prej veprave të cilat i kanë kryer në këtë botë. Nëse njeriu ka qenë mysliman dhe besimtarë i mirë, shpirti i tij do të jetë i qetë dhe i shpëtuar nga ndëshkimet e ashpra, e nëse ka qenë pabesimtarë dhe dyfytyrësh, atëherë do të jetë prej atyre që do të përjetojnë dhimbje të trishtueshme. Nga ky *hadith*, mësojmë shumë gjëra nga gjendja e njerëzve në botën tjetër, apo saktësisht në jetën e *Berzahut*.

Berra b. Azibi r.a. tregon për këtë *hadith*, duke e përshkruar edhe momentin të cilin e përjetoi edhe vet ai, duke qenë në varrimin e një shokut të tyre prej medinasve, në moment që përfundoi varrimi i tij, Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ishte ulur dhe shokët e tij ishin ulur përreth tij. Ai kishte një shkop në dorë me të cilën prekte tokën, më pas çoi kokën dhe e uli përsëri, duke i këshilluar shokët e vet që të kërkojnë mbrojtje nga dënimi i varrit. Nga kjo kuptojmë se dënimi i varrit është i vërtetë dhe se njeriu në

[476] Ahmed-i, "Musned", 30/499, nr.18.534; shejh Shuajb el-Arnauti në verifikim të këtij hadithi, thotë se "zinxhiri i tij është Sahih, transmetuesit janë transmetues që gjenden në Sahihe..", ky hadith me version më të shkurtë shënohet edhe nga Buhari-u, në "Sahih", kitab el-Xhenaizu, bab 86, nr.1369; Muslim-i, "Sahih", kitab Xheneti ve sifeti neimiha ve ehliha, bab 17, nr.2871; Ebu Davud-i, "Sunen", kitab Sunneh, bab 23, nr.4753;

varr përjeton kënaqësi apo dënim. Ky është mendimi i *ehli sunetit*, kurse Mu`tezilët dhe Havarixhët e mohojnë këtë.

Se jeta e varrit është e vërtetë dhe se në të ka shpërblim dhe dënim, e argumentojnë shumë tekste sheriatike. Prej tyre, ajeti kuranorë: **"...ndërsa, ithtarët e firaonit i përfshiu dënimi më i keq. Ata i nënshtrohen zjarrit mëngjes dhe mbrëmje, e në Ditën e Gjykimit (u thuhet): "Ihtarët e firaonit futni në dënimin më të rëndë".[477]** Ajeti tjetër: **"...ata do t`i dënojmë dy herë, pastaj shtyhen në dënimin e madh".[478]** Dhe ajeti: **"...e sikur t`i shihje mizorët kur janë në agoninë e vdekjes, e engjëjt kanë shtrirë duart e veta e (u thonë): "Shpëtonie pra veten sot kur përjetoni dënimin e hidhur...".[479]**

Se pabesimtarët dhe të padrejtët do të kenë dënim që në momentin e daljes së shpirtit, është argument po ashtu fjala e Allahut: **"E si do të jetë atëherë puna e atyre, kur engjëjt t`ua marrin shpirtin duke i rrahur fytyrave dhe shpinave të tyre?".[480]**

Për shkak të kësaj, edhe vet i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem kërkonte mbrojtje nga dënimi i varrit pas çdo namazi. Këtë e transmeton bashkëshortja e tij, Aishja r.a.h. e cila thotë se tek ata ka hyrë një jehudije dhe e ka përmendur dënimin e varrit, duke i thënë: "Allahu të mbroftë nga dënimi i varrit". Kur është kthyer Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem, Aishja r.a.h. e ka pyetur për këtë, dhe ai i ka thënë: *"Po, ka dënim varri".* Dhe thotë Aishja r.a.h.: "Nuk e kam parë Pejgamberin sal-lallahu alejhi ve sel-lem pas kësaj, përpos se të kërkojë mbrojtje nga dënimi i varrit pas çdo namazi".[481]

Po ashtu, transmeton Esma bija e Ebu Bekrit, se një herë Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem u ngrit dhe mbajti një këshillë, ku përmendi sprovat dhe ndëshkimet të cilat njerëzit do t`i përballojnë në varret e tyre. Kur e përmendi këtë, myslimanët filluan të qajnë me zë të lartë".[482]

---

[477] Kurani, Gafir, 45-46;
[478] Kurani, Teube, 101;
[479] Kurani, En`am, 93;
[480] Kurani, Muhamed, 27;
[481] Buhari-u, "Sahih", kitab el-Xhenaizu, bab 86, nr.1372; Muslim-i, "Sahih", kitab el-Kusufu, bab 4, nr.903; etj.
[482] Buhari-u, "Sahih", kitab el-Xhenaizu, bab 86, nr.1373; Muslim-i, "Sahih", kitab el-Kusufu, bab 4, nr.905; etj.

Si dhe *hadith*-i që përcillet nga Zejd b. Thabiti r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Ky ummet do të sprovohen në varret e tyre, e sikur të mos e kishit braktisur varrimin, unë do të lutesha që të keni mundësi të dëgjoni dënimin e të varrosurve".*[483] Kurse *hadith*-et në këtë temë, janë të shumta, saqë nuk mundemi t`i përmbledhim të gjitha këtu.

Nga ky *hadith kudsi*, kuptojmë se melekët i vijnë besimtarit të mirë me pamje të bukur, me parfyme të mira dhe tesha prej Xheneti, i flasin me të butë, nuk e trishtojnë dhe nuk e malltretojnë. Atij shpirti i del me lehtësi, sikur që del uji nga ena. Prej tij shpërndahet një erë e këndshme, e cila nuk mund të krahasohet me erërat e kësaj bote. Shpirti i tij bartet nga ana e melekëve deri në qiellin e shtatë, ku në çdo qiellë u hapen dyert me nder dhe thirret njeriu me emrat më të bukur me të cilat është thirrur në këtë botë. Prandaj, duhet të kemi kujdes se si i emërtojmë dhe i thirrim fëmijët apo familjarët tanë.

Allahu xh.sh. jep urdhër që emri i këtij besimtari të mirë të shënohet në *Ilijjun.* Kurse, këtë e përmend edhe Zoti në Kuran, ku thotë: **"..se libri i të mirëve gjendet në Ilijun. E ku e di ti se çka është Ilijun? Është libër i qendisur qartë. Të cilin e dëshmojnë melekët që janë nga më të afërmit".**[484]

Dijetarët kanë pasur mendime të ndryshme, se çka është *Ilijun?* Disa kanë thënë se ky është emri i qiellit të shtatë. Ibni Abasi r.a. e ka pyetur Ka`bin për këtë, kurse ai ka thënë: "Ai është qielli i shtatë, në të gjenden shpirtërat e besimtarëve". Ky është mendimi edhe i Katades, Zejdit, Muxhahidit, Dahakut, etj.[485] Prej Ibni Abasit r.a. përcillet se *Ilijun* është Xheneti.[486] Dahaku përcjell një mendim se ajo është në *Sidretu`l-Munteha*.[487]

Më pas, shpirti i besimtarit kthehet në tokë, në varrin e tij dhe qëndron me trupin, por jo sikur kur ka qenë gjallë, por në pozitë që vetëm Allahu xh.sh. e din. Më pas, i parashtrohen pyetjet e varrit nga melekët e dashura, të cilat janë të këndshme në pamje. E pyesin se kush është Zoti, feja dhe pejgamberi i tij? Besimtari do të përgjigjet pa vështirësi sepse ai ka qenë i bindur gjatë tërë jetës në to. Zoti im është Allahu, feja ime është Islami dhe pejgamberi

[483] Muslim-i, "Sahih", kitab Xheneti ve sifeti neimiha ve ehliha, bab 17, nr.2867;
[484] Kurani, Mutaffifin, 18-21;
[485] Taberi-u, "Xhamiu`l-Bejan fi te`vili`l-Kuran", vëll.24, fq.206-207;
[486] Po aty, fq.209;
[487] Po aty;

im është Muhamedi sal-lallahu alejhi ve sel-lem. Kjo do të jetë përgjigja e besimtarit.

Pasi e jep provimin me sukses, ai nderohet duke u veshur me tesha Xheneti dhe fjalën e tij e konfirmon Zoti i botëve. Ai kur sheh atë që ka përgatitur Zoti për të, do të dëshirojë që sa më shpejt të ndodhë Dita e Gjykimit, që të hyjë në Xhenet. Këtij personi varri i tij do t`i zgjerohet sa i shohin sytë dhe nuk do të ketë asnjë vështirësi në varr. Atij i vjen një person me pamje të mirë dhe i tregon se ai është vepra e tij e mirë.

E kundërta do të jetë me pabesimtarin dhe *mynafik*-un. Këta do të përjetojnë trishtime nga më të vështirat gjatë daljes së shpirtit. Në *hadith*, na bëhet me dije se këtyre, Zoti u dërgon melek të ashpër të cilët i takojnë me fytyrë të nxira, ata ua marrin shpirtin duke e shkulur me fuqi prej trupi. Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem e përshkruajti sikur një hekur me therra i cili futet në leshin e lagur dhe pastaj tërhiqet fortë. Melekët i tregojnë atij për hidhërimin e Zotit. Ai do të mbështillet me pëlhura të zjarrta, kurse meleku i vdekjes nuk e mban asnjë çast në duart e tija, por e hedh menjëherë në qefinët e Xhehenemit. Më pas prej tij shpërndahet një erë e keqe, saqë nuk ka me të të ngjashme në këtë botë. E marin melekët me vete dhe kur kalojnë pranë melekëve të qiellit, të gjitha iritohen nga era e keqe e tij dhe pyesin për identitetin e tij! Atyre u tregohet emri i atij dhe ata do ta thirrin me emrat më të këqinjë me të cilët është thirrur në këtë botë. Kur arrijnë në qiellin e kësaj bote, atyre nuk u hapen dyert, porse urdhërohen që ta hudhin atë në tokë. Prandaj edhe Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem lexoi *ajet*-in: **"...atyre nuk u hapen dyert e qiellit dhe nuk do të hyjnë në Xhenet, aq sa është e mundshme të përbirohet deveja nëpër vrimën e gjilpërës...".**[488]

Emri i këtij personi do të regjistrohet në *Sixhin*. Dijetarët kanë pasur mendime të ndryshme se çka është *Sixhin?* Disa kanë thënë se është libër në të cilin shkruhen veprat e pabesimtarëve e cila gjendet në fund të tokës së shtatë. Ky është mendimi Mugithit dhe disa të tjerëve. Kur Ibni Abasi r.a. e pyeti Ka`bin se "Çka është *Sixhin?"* Ai tha: "Është toka më e ulët në shtresën e shtatë. Aty janë shpirtërat e pabesimtarëve nën qelbin e Iblisit". Ky është mendimi edhe i Abullah b. Amrit r.a., Ibni Abasit r.a., Katades,

[488] Kurani, A`raf, 40;

Muxhahidit, Dahakut, Ibni Zejdit, etj.[489] Disa kanë thënë se është qelbi i Iblisit. Ky është mendimi i Ka`b b. Ahbarit, Seidit, etj.[490]

Edhe termi *Sixhin* përmendet në Kuran, ku Zoti thotë: **“...se shënimet e veprave të mëkatarëve janë në Sixhin. E ku e di ti se çka është Sixhin? Ai është një libër i qëndisur. Atë ditë është shkatërrim për përgënjeshtruesit. Të cilët nuk e besojnë Ditën e Llogarisë”.[491]**

Njeriut të tillë, pasi nuk i hapen dyert e qiellit, hidhet prej lartësisë në fund të tokës. Këtë gjendje e përshkruajti Zoti në Kuran, ku thotë: **“E kush i bën shirk Allahut, ai është sikur të bjerë nga qielli e ta rrëmbejë shpendi, ose si ai të cilin e gjuan era e stuhishme në ndonjë vend të humbur”.[492]**

Më pas, i vijnë melekët dhe e pyesin në varr me tre pyetjet të cilët i përmendëm më herët, por ai do të jetë i hutuar dhe nuk do të mund të përgjigjet, sepse tërë jetën i ka mohuar dhe nuk i ka besuar. Zoti e konfirmon përgënjeshtrimin e tij dhe fillon ta shtërngojë varri atë, saqë i përzihen eshtrat me njëra-tjetrën. Më pas, i vjen një njeri me tesha të këqija dhe që mbajnë erë të keqe dhe e lajmëron për dënimin që e pret. Kur ky pyet se kush është ai, i përgjigjet se është vepra e tij e keqe, sepse ashtu siç i ka pasur veprat e këqija, ashtu edhe do të ketë pamjen njeriu që e lajmëron në varr. Kur do të kuptojë se çka e pret atë, do të lutet që të mos ndodh Kijameti.

Më herët kuptuam se shpirti është i prirur për të dalë në mënyrë të mirë dhe me vështirësi. Këtë e vërteton edhe një *hadith kudsi,* të cilin e transmeton Ebu Hurejre radijAllahu anhu se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *“Allahu xh.sh. i thotë shpirtit:* ***“Dil”.*** *Ai thotë: “Unë dal vetëm me vështirësi (ngurrim)”.[493]*

Nga e gjithë kjo, kuptojmë se shpirti përjeton gjendje të ndryshme, por ne duhet të lutemi që Zoti të na mbrojë nga dënimi i varrit dhe nga vështirësitë që përballon shpirti në ndarje nga trupi.

---

[489] Taberi-u, “Xhamiu`l-Bejan fi te`vili`l-Kuran”, vëll.24, fq.193-195;
[490] Po aty, fq.195-196;
[491] Kurani, Mutaffifin, 7-11;
[492] Kurani, Haxh, 31;
[493] Buhari-u, “Edebu`l-Mufred”, nr.219; Bezzar-i, “El-Bahru`z-Zehar”, 17/67, nr.9590; Dejlemi-u, “Firdeus”, vëll.3, fq.183, nr.4500; Hejthemi-u në “Mexhmeu`z-Zevaid”, 3/50, nr.3924 thotë: “E shënon Bezzar-i kurse transmetuesit janë të besueshëm”.

## *HADITHI I NJËQINDEPESËDHJETËETETË (158)*

**حَدَّثَنَا مَحْمُودٌ، حَدَّثَنَا عَبْدُ الرَّزَّاقِ، أَخْبَرَنَا مَعْمَرٌ، عَنِ ابْنِ طَاوُسٍ، عَنْ أَبِيهِ، عَنْ أَبِي هُرَيْرَةَ رَضِيَ اللَّهُ عَنْهُ، قَالَ: " أُرْسِلَ مَلَكُ المَوْتِ إِلَى مُوسَى عَلَيْهِمَا السَّلاَمُ، فَلَمَّا جَاءَهُ صَكَّهُ، فَرَجَعَ إِلَى رَبِّهِ، فَقَالَ: أَرْسَلْتَنِي إِلَى عَبْدٍ لاَ يُرِيدُ المَوْتَ، فَرَدَّ اللَّهُ عَلَيْهِ عَيْنَهُ وَقَالَ: ارْجِعْ، فَقُلْ لَهُ: يَضَعُ يَدَهُ عَلَى مَتْنِ ثَوْرٍ فَلَهُ بِكُلِّ مَا غَطَّتْ بِهِ يَدُهُ بِكُلِّ شَعْرَةٍ سَنَةٌ، قَالَ: أَيْ رَبِّ، ثُمَّ مَاذَا؟ قَالَ: ثُمَّ المَوْتُ، قَالَ: فَالْآنَ، فَسَأَلَ اللَّهَ أَنْ يُدْنِيَهُ مِنَ الأَرْضِ المُقَدَّسَةِ رَمْيَةً بِحَجَرٍ "، قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: «فَلَوْ كُنْتُ ثَمَّ لَأَرَيْتُكُمْ قَبْرَهُ، إِلَى جَانِبِ الطَّرِيقِ، عِنْدَ الكَثِيبِ الأَحْمَرِ»**

Transmeton Ebu Hurejre radijAllahu anhu se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *''Meleku i vdekjes u dërgua te Musa alejhi`s-selam. Kur i erdhi atij, ai e qëlloi melekun e vdekjes në sy. Meleku u kthye tek Allahu xh.sh. dhe i tha: ''Më ke dërguar tek një rob që nuk e do vdekjen'', e Allahu ia ktheu në vend syrin melekut dhe i tha:* ***''Kthehu tek robi im dhe thuaj atëherë le të vendos dorën e tij mbi shpinën e një kau dhe aq qime sa do të prek dora e tij, aq vjet do të ketë''.****(Musa alejhi`s-selam) tha: ''O Zot, po më pas çfarë do të ndodhë?''.* ***''Më pas do të vdesësh'',*** *i tha Ai. Musa alejhi`s-selam tha: ''Atëherë le të jetë tani'' dhe e luti Allahun që ta afronte kah vendi i shenjtë, aq sa të arrijë guri ku hidhet''.* Pastaj, Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem tha: *''Sikur të isha afër, do t`ua tregoja varrin e tij anash rrugës te Kethibi i kuq''.*[494]

Meleku i vdekjes u dërgua te Musa a.s. që t`ia merr shpirtin. Por, pasi pejgamberëve u është mundësuar që të zgjedhin në mes jetës së kësaj bote dhe

[494] Buhari-u, ''Sahih'', kitab el-Xhenaizu, bab 68, nr.1339 dhe kitab Ehadithul Enbija, bab vefati Musa ve dhikrihi ba`du, nr.3407; Muslim-i, ''Sahih'', kitab el-Fadailu, bab min fadaili Musa alejhi`s-selam, nr.2372; Nesai-u, ''Sunen'', kitab el-Xhenaizi, bab neun ahar, nr.2089; Ahmed-i, ''Musned'', 13/84, nr.7646 dhe 13/506, nr.8172;

botës tjetër, Zoti e dërgoi melekun në pamje të njeriut, saqë Musa a.s. e goditi atë në sy që të mos ia merr shpirtin. Kur u kthye meleku te Zoti dhe i tregoi për ngjarjen, edhe pse Zoti e dinte më mirë këtë para se të ndodhë, i tha që t`i mundësojë Musait a.s. që të zgjedh në mes jetës dhe vdekjes. Le të kap kafshën e tij për qime dhe aq qime sa do të kap dora, për çdo njërën prej tyre do të ketë nga një vit jetë.

Por, Musa a.s. u kujtua dhe pyeti se pasi të kalojnë gjithë ato vite, çka do të ketë pas saj?! Mori përgjigje se përsëri do të ballafaqohet me vdekjen. Në këtë rast Musa a.s. e kuptoi se është në pyetje vetëm kalimi i disa viteve, por vdekjes nuk i shmangesh dot. Mu për këtë edhe zgjodhi vdekjen, por duke iu lutur Zotit që t`ia merr shpirtin meleku afër tokës së bekuar të Palestinës, aq sa të mund të hidhet një gurë. E kjo mund të jetë distancë diku në mes 20-50 metra.

Këtu shohim se sa vlerë dhe pozitë të lartë kishte Musai a.s. tek Allahu xh.sh. i cili edhe pse i nxori syrin melekut, përsëri i dha mundësinë e zgjedhjes së jetës së gjatë dhe t`ia plotësojë edhe dëshirën e fundit. Meleku ka pasur mundësi t`i hakmerret në mënyrë të ashpër, por për shkak të pozitës së lartë që gëzon Musa a.s. meleku e ktheu ankesën te Zoti.

Nga ky *hadith* kuptojmë se ligjet e Zotit janë të pandryshueshme kur është në pyetje vdekja, po qoftë kjo edhe për njerëzit më të dalluar dhe më të dashur të Tij, siç janë pejgamberët, por kur ka ardhur afati i përfundimit të jetës së tyre në këtë botë, edhe ata kanë lënë botën dhe janë transferuar në amshim. Kështu që për asnjë krijesë në këtë drejtim nuk ka përjashtim.

Nga *hadith*-i për vdekjen e Ademit a.s. dhe Musait a.s. shohim se Zoti ua ka dhënë pejgamberëve mundësinë e zgjedhjes në mes jetës së kësaj bote dhe botës tjetër. Këtë ofertë ia ka dhënë edhe Muhamedit sal-lallahu alejhi ve sel-lem, i cili zgjodhi shoqërinë e lartë në amshim. Transmeton Aishja r.a.h. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem derisa ishte mirë thoshte: *"Vërtet, asnjë pejgamber nuk ka ndërruar jetë derisa ka parë vendin e tij në Xhenet, pastaj ka zgjedhur (në mes jetës dhe vdekjes)".* Kur filloi të ankohet dhe i afrohej koha, kokën e kishte të mbështetur në prehërin e Aishes r.a.h. sikur e mori gjumi, e kur u zgjua e nguliti shikimin në tavanin e shtëpisë dhe tha: *"O Zot në shoqërimin e Lartë (Allahumme fi`r-refiki`l-A`la)".* Thashë: "Pra, nuk

do të na zgjedh neve. Nga kjo kuptova se kjo ishte biseda për të cilën fliste kur ishte i shëndoshë”.[495]

Kuptojmë se varri i Musait a.s. gjendet në tokën e bekuar të Palestinës, afër qytetit sa të mund të hedhësh një gurë, saqë Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem e përshkroi edhe vendin ku gjendet varri i tij tek gurishtja e kuqe. Edhe sot e kësaj dite ajo zonë quhet hani i kuq, vend i cili gjendet në mes Kudsit dhe Erijhas. Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem e përshkroi vendin sikur e shihte me sy, duke thënë se është anash rrugës, te një dunë e kuqe me zallë.

*Kethibi* - është dunë apo kodër e vogël prej zalli.

Nga këtu shihet dashuria e pejgamberëve për tokën e shenjtë të Kudsit, që është vendi ku kanë jetuar shumica e pejgamberëve, e këtë dëshirë e kishte edhe Musa a.s. që të kthehet në tokën e paraardhësve të tij. Këtë dashuri për tokën e Kudsit duhet ta ketë çdo besimtarë, sepse sikur të ishte në zemrat e muslimanëve ky vend, nuk do të qëndronte i uzurpuar nga shteti kriminel i Izraelit dhe udhëheqësia cioniste.

Nga *hadith*-i po ashtu kuptojmë se nuk është diçka e keqe të dëshirojë njeriu të varroset në ndonjë vend të caktuar, siç kishte dëshirë që Musa a.s. të varroset afër tokës së shenjtë, por nuk kërkoi të hyjë brenda saj, sepse e dinte që Zoti ua pati ndaluar beni Israilëve hyrjen në tokën e shenjtë për katërdhjetë vite, por kërkoi së paku të jetë në afërsi të tij. Por, varrimi në vendet e shenjta, sidomos afër atyre ku ka të varrosur pejgamber, ka një begati të veçantë. Mu edhe kjo ishte arsyeja që Musa a.s. dëshironte të varroset atje, sepse atje ishin pejgamberët e tij paraardhës, si Ibrahimi a.s., Is`haku a.s., Ja`kubi a.s., etj.

Arsyeja përse nuk kërkoi që të varroset brenda qytetit, disa dijetarë kanë thënë se nuk ka dashur që të madhërohet varri i tij dhe të merret si vend adhurimi nga injorantët e popullit të tij.[496]

Nuk është e çuditshme dashuria e njeriut që të jetojë në këtë botë, sepse është në natyrën njerëzore që të jetë i lidhur me këtë botë. Njëjtë edhe Ademi a.s. nuk e dëshiroi vdekjen kur i erdhi meleku dhe polemizoi për katërdhjetë vitet

---

[495] Buhari-u, “Sahih”, kitab Megazi, bab meredi`n-Nebiji salallahu alejhi ve selem ve vefatihi, nr.4437; Muslim-i, “Sahih”, kitab Fadailu`s-Sahabe, bab fi fadli Aishete r.a.h. nr.2444; etj.
[496] Shih: Ibni Bettali, “Sherh Sahih el-Buhari”, mektebetu Rushd, Rijad, vëll.3, fq.325;

që ia kishte falur Davudit a.s. dhe e mohoi se ndonjëherë i kishte dhuruar atij diç.

Kuptojmë po ashtu se Pejgamberët e Zotit i kanë parë melekët dhe kanë mundur t`i identifikojnë edhe kur janë transformuar në pamje njerëzore. Po ashtu, pejgamberët kanë parë melekët në disa raste edhe në pamjen e tyre të vërtetë, sepse atyre Zoti iu ka dhënë disa prioritete që nuk i kanë poseduar njerëzit e zakonshëm.

Melekëve, Zoti u ka dhënë aftësinë dhe mundësinë e transformimit dhe marrjen e pamjes njerëzore dhe të paraqitet para të tjerëve si njeri. Pra, me gjasë këtu i është paraqitur Musait a.s. në këtë mënyrë dhe t`ia ketë nxjerrë këtë sy njerëzorë. Por, nuk përjashtohet edhe mundësia që t`ia ketë nxjerrë syrin e tij të vërtetë, pasi kur meleku u kthye te Zoti, Ai ia ktheu syrin në gjendjen e mëparshme, që nënkupton se sikur të ishte trupi njerëzorë, nuk do të kishte nevojë t`i kthehet syri, sepse ai nuk jeton me atë trup. Ose, egziston mundësia që kur marrin pamje njerëzore, është e mundur të dëmtohen në mënyrë të vërtetë.

Sa i përket kësaj pjese, disa e kanë vënduar në dyshim gjithë *hadith*-in, shkaku i lajmit se Musa a.s. ia ka nxjerrë syrin melekut dhe se ai a.s. nuk e deshi vdekjen. Prej atyre që e kanë kundërshtuar kuptimin e këtij *hadith*-i, është edhe dijetari Muhamed el-Gazali, i cili në librin e tij “Sunete Nebevijetu bejne ehlil fikhi vel ehlil hadith” thotë se ky *hadith* nuk është prej atyre që buron prej tij ndonjë parim i besimit apo ndonjë veprim juridik.[497] Ai gjërë e gjatë elaboron mendimet e dijetarëve të cilët thonë se nuk pranohet transmetimi i cili arrin tek ne përmes një rruge të vetme të transmetimit (*ahad*), sepse prej tyre nuk buron dije dhe urdhër.[498]

Ai po ashtu argumenton se *hadith*-et që bien në kundërshtim me mësimet e përgjithshme të Islamit, duhet të refuzohen, e këtë e mbështet në *hadith*-in që e transmeton Aliu r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *“Pas meje do të ketë transmetues që do të përcjellin prej meje hadithe, krahasoni hadithet e tyre me Kuranin, ajo që përputhet me mësimet e Kuranit, merreni atë, e ajo që nuk përputhet me mësimet e Kuranit, mos e*

[497] Muhamed el-Gazali, “Sunete Nebevijetu bejne ehlil fikhi vel ehlil hadith”, daru`l-kutubi`l-misri, Kajro, 2012, fq.40;
[498] Shih po aty, fq.41-49;

*merrni (mos veproni me të)".*[499] Më pas bie edhe mendimet e dijetarëve që thonë se refuzohet *hadith*-i nëse bie në kundërshtim me tekstin e Kuranit.[500] Sipas tij, ky *hadith* e kundërshton mësimin e përgjithshëm Islam, se melekët mund të dëmtohen nga njeriu dhe se Musa a.s. sipas këtij *hadith*-i shfaqet si i dhënë pas kësaj bote që nuk e dëshiron vdekjen.

Për këtë dyshim, dijetarët janë përgjigjur në disa mënyra. Gjëja e parë që duhet kuptuar është se për Zotin nuk ka asgjë të pamundur. Disa dijetarë kanë thënë se këtu ka të bëjë me kuptim figurativ, pra, se Musa a.s. e qëlloi melekun me fjalë dhe dialog. Tek arabët është e njohur e folura kur thuhet: "Filani ia nxori sytë filanit" kur e mposhtë me argumente". Po ashtu thuhet: "E verbova diçka" kur fut në të ndonjë mangësi. Por, ky mendim është me dobësi, sepse sikur të ishte kuptim figurativ, nuk do të thuhej në *hadith* se Zoti ia ktheu syrin në gjendjen e mëparshme.

Disa dijetarë kanë thënë se Musa a.s. këtë nuk e veproi qëllimisht, por kjo ndodhi prej panjohurisë, sepse ai nuk e dinte se është ballafaquar me melekun e vdekjes, por mendoi se dikush dëshiron ta vret. Andaj ai u soll në këtë mënyrë në vetmbrojtje. Kështu në Kuran Zoti e përshkuan edhe Ibrahimin a.s. të cilit kur i erdhën melekët si mysafir, ai nuk i njohu në fillim, por vetëm pasi i treguan atij.[501] Ngjashëm i erdhi meleku edhe Merjemes a.h.s. dhe ajo u frikësua prej tij, por u qetësua vetëm pasi i tregoi se është melek i dërguar prej Zotit.[502] Por, kur i erdhi meleku i vdekjes për së dyti dhe kishte shenjë njohje, atëherë Musa a.s. nuk rezistoi, por iu dorëzua urdhrit të Zotit.

Disa kanë thënë se Zoti në fillim nuk e dërgoi melekun për t`ia marrë shpirtin, por vetëm për t`i dhënë paralajmërim dhe shenjë për afrimin e kohës.[503]

Po ashtu, refuzimi i vdekjes nuk është diçka në kundërshtim me natyrën njerëzore, sepse çdo njeri e dëshiron jetën dhe frikësohet prej vdekjes, sepse është diçka me të cilën asnjëherë më parë nuk është ballafaquar, e natyra e njeriut është që të frikohet prej gjërave që nuk i njeh, me çka edhe e refuzon takimin me të.

---

499 Ibni Asakiri, "Tarihu`d-Dimeshk", Daru`l-Fikër, Bejrut, 1995, vëll.55, fq.77; për analizimin e zinxhrit të këtij hadithi, shiko Muhamed el-Gazali, "Sunete Nebevijetu bejne ehlil fikhi vel ehlil hadith", fq.52;

500 Muhamed el-Gazali, "Sunete Nebevijetu bejne ehlil fikhi vel ehlil hadith", fq.52-62;

501 Shih: Kurani, Hud, 69-70;

502 Shih: Kurani, Merjem, 17-21;

503 Ibni Bettali, "Sherh Sahih el-Buhari", vëll.3, fq.322;

Edhe orientalistët kanë folur kundër këtij *hadith*-i dhe dihet qëllimi i tyre kur flasin për *hadith*-in. Ata thonë se si është e mundur që muslimanët besojnë se meleku i Zotit e kryen urdhrin e Zotit me shpejtësi dhe nuk e vonon asnjë çast, kurse Musa a.s. ishte në gjendje ta pengojë melekun dhe ta shtyjë afatin e vdekjes?! Si mundet Musa a.s. të vdes me dëshirën e tij, e Allahu të merr mendimin e tij se a donë të vdes apo jo?

Meleku e kryen urdhrin me shpejtësi dhe në momentin kur është afati, porse nuk ka asnjë indikacion se momenti i Musës a.s. është shtyrë, edhe pse meleku ka ardhur si paralajmërim. Pra, me faktin se meleku ka ardhur ta paralajmërojë, nuk nënkupton se aty ka qenë afati i Musës a.s. por afati përfundimtar i tij ka qenë momenti kur ka arritur te *Kethibi* i kuq.

Po ashtu, kur Zoti i propozoi atij që të jetojë edhe mijëra vite dhe t`ia shtojë jetën aq gjatë, përse qenka e pa imagjinueshme shtimi i jetës edhe disa çaste, kur kemi parasysh se Zoti u jep pejgamberëve atë që nuk ua mundëson të tjerëve?! Pra, edhe Musa a.s. nuk ka vdekur me dëshirën e vet dhe jashta Vullnetit të Zotit, porse ishte Dëshira e Zotit që ia mundësoi ofertën në mes vdekjes dhe jetës mijëra vite, si dhe arritja derisa të shkojë afër tokës së bekuar.

Pra, ne nuk duhet t`i krahasojmë momentet e vdekjes së njerëzve të rëndomtë me atë të pejgamberëve, sepse në mes të këtyre dy kategorive ka dallime esenciale, edhe pse që të dy kategoritë janë njerëz, porse pejgamberët janë dalluar me mrekulli, Musai a.s. pos kësaj ishte edhe që ka biseduar me Zotin, kanë parë melekët me sytë e tyre dhe shumë veçori të cilat njerëzit e rëndomtë nuk i kanë.

Imam Begaviu thotë: “Një besimtar i vërtetë, e ka të detyrueshme ta besojë këtë *hadith* dhe gjërat që përmenden në të, pa marrë parasysh se çka ndodhë zakonisht në botën njerëzore, duke rënë kështu në dyshime. E them këtë, sepse ajo që ndodhi, ishte prej fuqisë së Allahut dhe ligjit të Tij. Dialogu u bë mes një engjëlli fisnik dhe një pejgamberi, të cilit i kishte folur Allahu. Të dy janë të veçuar me cilësi që i distancojnë nga realiteti njerëzorë, prandaj gjendja e tyre nuk mund të krahasohet me atë të tjerëve. Allahu xh.sh. e dalloi Musën a.s. me shpalljen dhe të Folurit e Tij, e ndihmoi atë me argumente të qarta dhe mrekulli madhështore, siç ishte rasti me dorën e bardhë apo shkopin, çarjen e detit e shumë gjëra të tjera, për të cilat na ka treguar Kurani dhe hadithi, e të gjitha këto janë nderime që Allahu xh.sh. ia ka bërë atij. Kur iu afrua vdekja, normalisht që ai si njeri që ishte, e urrente atë dhe e ndjeu dhimbjen e saj, atij iu lehtësua ajo, sepse nuk i erdhi befas e as që e udhrëroi melekun që ishte

caktuar për këtë vepër, që t`ia merrte shpirtin me dhunë. Përkundrazi, e dërgoi tek ai si qortues për vdekjen dhe e urdhëroi melekun t`i shfaqej në formë njeriu për ta sprovuar. Musa a.s. kur e pa nuk e njohu dhe u habit nga ai njeri që ndodhej në atë vend, kështu që u mbrojt duke i dalë zot vetes, veprim i cili i nxori njërin sy melekut, që kishte marrë formë njerëzore me të cilën i kishte shkuar atij dhe jo në formën engjëllore në të cilën ishte krijuar. Natyra e Musës a.s. njihej si e ashpër, që ndezej menjëherë, ashtu sikurse na ka treguar Allahu në Librin e Tij, kur ai goditi egjiptasin, apo kur hodhi poshtë fletushkat, apo kur kapi për flokësh dhe mjekre vëllanë e tij Harunin duke e tërhequr zvarrë. Është përcjellur gjithashtu se kur ai zemërohej, shamia që kishte në kokë sa nuk i merrte flakë. Ligjet e fesë vazhdimisht pohojnë, se kushdo që dëshiron të të bëjë keq, duhet të mbrohesh prej tij. Siç është thënë në *hadith*: “Kush hedh sytë në shtëpinë e një populli pa marrë leje, atyre u lejohet që t`ia nxjerrin syrin”.[504] Kur Musa a.s. pa këtë person në formë njeriu dhe donte ta vriste apo ta shkatërronte, për shkak se nuk e njihte që ishte i dërguar nga Zoti i tij, e largoi me forcë nga vetja, gjë që shkaktoi nxjerrjen e syrit të tij. Kur meleku u kthye tek Zoti i vet, Allahu ia ktheu syrin dhe e ktheu përsëri te Musa a.s. si të dërguar, me qëllim që Pejgamberi i Allahut të mësonte se syrin që kishte nxjerrë tashmë ishte shëruar, si shenjë për të treguar se ai është i dërguar nga Zoti dhe se Ai xh.sh. e kishte dërguar për të marrë shpirtin e tij. Musai iu dorëzua urdhrit të tij me shpirt të qetë, duke pranuar caktimin e Allahut. Kjo ishte mëshirë nga Allahu xh.sh. dhe bujari nga ana e Tij, për t`i lehtësuar Musait diçka që do ta shijonte patjetër dhe do t`i nënshtrohej këtij caktimi. Sa të ngjashme janë këto fjalë me hadithin: ***“Nuk luhatem për ndonjë punë që bëj, ashtu sikurse nguroj për t`ia marrë shpirtin një besimtari i cili nuk e dëshiron vdekjen”.*** Sa shumë ngjasojnë me luhatjen e melekut të vdekjes, të cilin e dërgoi tek Musai dhe që nuk e pëlqente afrimin e vdekjes për të. Një kuptim të tillë e ka përmendur edhe Ebu Sulejman el-Hatabi në librin e tij, duke iu përgjigjur të gjithë atyre që cënojnë këtë *hadith* apo *hadith*-e të ngjashme me të, qofshin ata risimtarë apo mohues, Allahu i shoftë ata dhe i ruajt besimtarët prej të keqes së tyre”.[505]

---

[504] Muslim-i, “Sahih”, kitab Adab, bab tahrimu`n-nedhari fi bejti gajrihi, nr.2158; etj.
[505] Begaviu, “Sherhu`s-Sunneh”, vëll.5, fq.266-268;

# *HADITHI I NJËQINDEPESËDHJETËENËNTË (159)*

حَدَّثَنَا عَبْدَانُ، أَخبَرَنَا عَبْدُ اللَّهِ، أَخْبَرَنَا يُونُسُ، عَنِ الزُّهْرِيِّ، أَخبَرَنِي سَالِمٌ، عَنِ ابْنِ عُمَرَ رَضِيَ اللَّهُ عَنْهُمَا: أَنَّ رَسُولَ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ قَالَ: " إِنَّمَا بَقَاؤُكُمْ فِيمَنْ سَلَفَ مِنَ الأُمَمِ، كَمَا بَيْنَ صَلاَةِ العَصْرِ إِلَى غُرُوبِ الشَّمْسِ، أُوتِيَ أَهْلُ التَّوْرَاةِ التَّوْرَاةَ، فَعَمِلُوا بِهَا حَتَّى انْتَصَفَ النَّهَارُ ثُمَّ عَجَزُوا، فَأُعْطُوا قِيرَاطًا قِيرَاطًا، ثُمَّ أُوتِيَ أَهْلُ الإِنْجِيلِ الإِنْجِيلَ، فَعَمِلُوا بِهِ حَتَّى صُلِّيَتِ العَصْرُ ثُمَّ عَجَزُوا، فَأُعْطُوا قِيرَاطًا قِيرَاطًا، ثُمَّ أُوتِيتُمُ القُرْآنَ، فَعَمِلْتُمْ بِهِ حَتَّى غَرَبَتِ الشَّمْسُ، فَأُعْطِيتُمْ قِيرَاطَيْنِ قِيرَاطَيْنِ، فَقَالَ أَهْلُ الكِتَابِ: هَؤُلاَءِ أَقَلُّ مِنَّا عَمَلًا وَأَكْثَرُ أَجْرًا، قَالَ اللَّهُ: هَلْ ظَلَمْتُكُمْ مِنْ حَقِّكُمْ شَيْئًا؟ قَالُوا: لاَ، قَالَ: فَهُوَ فَضْلِي أُوتِيهِ مَنْ أَشَاءُ "

Transmeton Ibni Umeri r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *‘‘Koha e qëndrimit tuaj në këtë botë, në krahasim me popujt që kanë kaluar, është sa koha e mbetur nga namazi i ikindisë deri në perëndim të diellit. Ithtarëve të Teuratit iu dha Teurati dhe ata punuan (sipas tij) deri në mesditë, pastaj u lodhën, atyre iu dha shpërblim një “Kirat”. Pastaj erdhën ithtarët e Inxhilit të cilëve iu dha Inxhili dhe ata punuan sipas tij deri në faljen e ikindisë, edhe ata u lodhën dhe iu dha shpërblim një “Kirat”. Pastaj erdhi Kurani dhe punuan sipas tij deri në perëndim të diellit, e atyre iu dha shpërblim dy “Kirat”. Ithtarët e librit thanë: “Këta punuan më pak se ne, ndërsa morën shpërblim më shumë?!” Allahu xh.sh. thotë:* ***“A mos u kam bërë ndonjë padrejtësi në të drejtën tuaj diçka?!”*** *Ata thonë: “Jo”. Ai thotë:* ***“Kjo është mirësia Ime të cilën Unë ia dhuroj kujt të dua”.***[506]

506 Buhari-u, “Sahih”, kitab et-Teuhidi, bab kaulilahi teala kul fe`tu bi`t-teurati fetluha, nr.7533; Tirmidhi-u, “Sunen”, kitab Emthal, bab 7, nr.2880 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Sahih; Ahmed-i, “Musned”, 8/100, nr.4508, etj;

I ngjashëm me këtë *hadith*, është edhe transmetimi nga Ebu Musa r.a. i cili përcjell se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *“Shembulli i myslimanëve, i jehudëve dhe krishterëve, është sikur shembulli i një njeriu i cili ka huazuar njerëzit për të punuar te ai deri në mbrëmje. Ata kanë punuar gjysmën e ditës dhe thanë: “Ne nuk kemi nevojë për shpërblimin tënd”. Pastaj, ka marr njerëz tjerë dhe u ka thënë: “Vazhdoni të punoni deri në fund të ditës dhe do t`ua jap shpërblimin të cilin ua pata premtuar të parëve”. Ata punuan deri në ikindi dhe thanë: “Të dhurojmë punën tonë ty”. Pastaj, ka marr të tjerë të cilët kanë punuar deri në perëndim të diellit dhe kanë marr shpërblimin e të dy grupeve”.*[507]

Këtu shpalosen disa realitete, të cilat kanë të bëjnë me myslimanët, në raport me popujt tjerë, gjegjësisht, ithtarët e Librit. Jehudët, të cilët thirrën në Teurat, libër i cili iu shpall Musës a.s., besuan vetëm në të dhe nuk pranuan thirrjen e Isaut a.s. dhe Muhamedit sal-lallahu alejhi ve sel-lem. Kurse të krishterët, të cilët thirren në Inxhil, libër i cili iu shpall Isaut a.s. besuan në Musën a.s. dhe Isën a.s., porse nuk besuan në Muhamedin sal-lallahu alejhi ve sel-lem. Myslimanët, edhe pse me kohë më të shkurtë, por e morën shpërblimin më të plotë, sepse besuan në të gjithë pejgamberët pa përjashtim.

Ky *hadith*, në mënyrë më koncize, flet për jetgjatësinë e këtyre popujve që përmenden në tekst. Jehudët punuan prej fillimit të ditës e gjer në mesditë, kurse të krishterët prej mesdite deri në ikindi, ndërsa myslimanët e morën prej ikindije deri në perëndim të diellit, që shënon fundin e ditës, kurse aludon në fundin e botës.

Kjo do të thotë se periudha e jehudëve, është sikur periudha e myslimanëve dhe të krishterëve bashkërisht, sepse jehudët kanë punuar gjysëm dite, ndërsa myslimanët dhe të krishterët bashkërisht gjysmën tjetër të ditës.

Këtu, *hadith*-i flet për jehudët dhe krishterët të cilët iu përgjigjën thirrjes së pejgamberit të tyre, e jo ata të cilët mohuan, sepse nuk mund të kenë shpërblim një *kirat* ata të cilët kanë vdekur në *kufër*, duke mohuar pejgamberinë e Muhamedit sal-lallahu alejhi ve sel-lem.

Ne duhet të llogaritim kohët e këtyre popujve, për të ardhur në konkluzion se sa është jetëgjatësia e myslimanëve. Sipas një *hadith*-i, ndërmjet Isaut a.s. dhe Muhamedit sal-lallahu alejhi ve sel-lem, ka 600 vite. Transmeton

[507] Buhari-u, “Sahih”, kitab Mevakitu`s-Salat, bab 17, nr.558;

Selman el-Farisiu r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Periudha e fetres (në mes dy pejgamberëve) mes Isaut a.s. dhe Muhamedit sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka qenë 600 vite".*[508]

Sipas Ibni Haxher-it, dijetarët janë të pajtimit se periudha e formimit të jehudëve e deri te dërgimi i Muhamedit sal-lallahu alejhi ve sel-lem kanë kaluar 2000 vite, prej tyre 600 vite janë të krishterëve.[509]

Nga kjo llogaritje, na del se periudha e myslimanëve, është jo më shumë se 1400 vite. Në *hadith*, na bëhet e qartë se jehudët e kanë periudhën më të gjatë (prej mëngjesi deri në drekë), saqë është e barabartë me të krishterëve dhe myslimanëve së bashku (prej dreke deri në aksham). Nëse periudha e jehudëve ka qenë 2000 vite, atëherë e myslimanëve dhe të krishterëve duhet të jetë bashkërisht 2000 vite (1400+600). Të krishterët kanë pasur periudhë prej 600 viteve, kurse për myslimanët, ngelët periudha 1400 vite.

Imam Sujuti në mesazhin e tij *"El-Keshf an muxhavezetu hadhihi`l-ummeti..",* thotë: "Transmetimet tregojnë se periudha e muslimanëve kalon 1000 vite, ndërsa ai kalim nuk është më shumë se 500 vjet".

Ne tani jemi në vitin 1442 hixhri. Kur këtij viti ia shtojmë edhe 13 vjet prej kur ka filluar të llogaritet kalendari, pra, prej shpalljes deri në *hixhret*, kuptojmë nga e gjithë kjo se tani jemi në vitin 1455 h. të ekzistimit të këtij *umeti*, nëse marrim parasysh edhe vitet prej fillimit të shpalljes e deri në *hixhret*.

Në bazë të kësaj që u paraqit si llogaritje, duke u mbështetur në tekstet e më larta, kuptojmë se jemi duke jetuar në fund të periudhës së jetëgjatësisë së myslimanëve. Kjo është periudhë për sprova të mëdha dhe ndoshta e afrimit të fundit të botës, por përsëri atë sigurt e dinë vetëm Allahu xh.sh.

Një tekst i ngjashëm me këtë *hadith kudsi*, gjendet edhe në Bibël, në të cilën ky shembull përshkruhet kështu: *"Kur të bëhen llogaritë përfundimtare në mbretërinë e qiellit, do të ndodh si me pronarin e vreshtit që doli herët në mëngjes për të gjetur punëtorë për vreshtin e vet. Pasi ra në ujdi me punëtorët për një denar në ditë, i dërgoi në vreshtin e vet. Pastaj doli rreth orës së tretë dhe pa të tjerë që rrinin në shesh, të papunë. Dhe u tha atyre: "Shkoni edhe ju në vresht dhe unë do t`ju jap sa është e drejtë". Dhe ata*

---

508 Buhari-u, "Sahih", kitab Menakibu`l-Ensar, bab Islamu Selman el-Farisi, nr.3948;
509 Shih: Ibni Haxher-i, "Fet`hu`l-Bari", 4/449;

*shkuan. Doli përsëri rreth orës së gjashtë dhe orës së nëntë dhe bëri po ashtu. Kur doli përsëri rreth orës njëmbëdhjetë, gjeti disa të tjerë, të papunë, dhe u tha: "Përse rrini gjithë ditën këtu pa bërë asgjë?". Ata i thanë: "Sepse askush nuk na ka marr me mëditje". Ai u tha atyre: "Shkoni edhe ju në vresht dhe do të merrni aq sa është e drejtë". Dhe kur erdhën ata të orës njëmbëdhjetë, morën nga një denar secili. Kur erdhën të parët, menduan se do të merrnin më shumë, por edhe ata morën nga një denar secili. Duke e marr, murmurisnin kundër zotit të shtëpisë, duke thënë: "Këta të fundit punuan vetëm një orë, dhe ti i trajtove si ne që hoqëm barrën dhe vapën e ditës". Por ai duke u përgjigjur i tha njerit prej tyre: "Mik, unë nuk po të ha hakun; a nuk re në ujdi me mua për një denar? Merr atë që të takon ty dhe shko; por unë dua t`i jap këtij të fundit aq sa ty. A nuk më lejohet të bëj me timen ç`të dua? Apo bëhesh sylig, sepse unë jam i mirë?". Kështu të fundit do të jenë të parët dhe të parët të fundit".*[510]

Nga ky *hadith*, kuptojmë edhe vlerën e këtij *ummet-i*, i cili edhe pse është i fundit me paraqitje në skenën e historisë, përsëri do të kenë shpërblim më shumë se të parët, sepse kanë besuar edhe pejgamberin e tyre edhe pejgamberët e më hershëm.

Nga ky konstatim, imam Buhari-u edhe e ka përmendur në një rast këtë *hadith* në temën e namazit të ikindisë, ku me këtë *hadith*, dëshiron të argumenton se ai i cili e kap një *rekat* të namazit të ikindisë para se të perëndojë dielli, do të ketë shpërblimin e plotë, sikur ta kishte falur në kohën e vet. Këtë e mbështet edhe me *hadith*-in tjetër të cilin e transmeton Ebu Hurejre r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Nëse ndonjëri prej jush e kap një rekat të namazit të ikindisë, para se të perëndojë dielli, le ta plotësojë namazin e tij...".*[511]

Shpërblimi me *kirat* dhe sasia e saj, sqarohet në *hadith*-in që flet për vlerën e namazit të xhenazes. Transmeton Ebu Hurejre r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Kush e shoqëron xhenazen e një muslimani me iman dhe shpresë (në shpërblim) si dhe qëndron derisa t`ia fal namazin e xhenazes e më pas kthehet, do të ketë shpërblim një "kirat". E kush shkon edhe në varrimin e tij, do të ketë shpërblimin e dy kirat-ëve. Çdo "kirat" është sa kodra e Uhudit".*[512]

---

[510] Bibla, Ungjilli sipas Mateut, 20/1-16;
[511] Buhari-u, "Sahih", kitab Mevakitu`s-Salat, bab 17, nr.556; etj.
[512] Buhari-u, "Sahih", kitab el-Imanu, bab 35, nr. 47 dhe kitab el-Xhenaizu, bab 58, nr.1325; Muslim-i, "Sahih", kitab el-Xhenaizu, bab 17, nr.945; etj.

Allahu xh.sh. ka të drejtë të veprojë çka të dojë dhe t`i jep prej mirësisë së Tij kujt të dojë. Kështu Zoti na bën me dije edhe në Fjalën e Tij në Kuran: **“Ai nuk pyetet për atë që bën, kurse ata (njerëzit) do të pyeten”.**[513] Po ashtu thotë: **“Kjo është mirësi e Zotit të cilën ia jep atij që do”.**[514]

---

[513] Kurani, Enbija, 23;
[514] Kurani, Hadid, 21;

## *HADITHI I NJËQINDEGJASHTËDHJETË (160)*

حَدَّثَنَا يَزِيدُ، حَدَّثَنَا سُفْيَانُ يَعْنِي ابْنَ حُسَيْنٍ، عَنِ الْحَكَمِ، عَنْ إِبْرَاهِيمَ التَّيْمِيِّ، عَنْ أَبِيهِ، عَنْ أَبِي ذَرٍّ، قَالَ: كُنْتُ مَعَ النَّبِيِّ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ عَلَى حِمَارٍ وَعَلَيْهِ بَرْذَعَةٌ أَوْ قَطِيفَةٌ، قَالَ: وَذَلِكَ عِنْدَ غُرُوبِ الشَّمْسِ، فَقَالَ لِي: "يَا أَبَا ذَرٍّ، هَلْ تَدْرِي أَيْنَ تَغِيبُ هَذِهِ؟ " قَالَ: قُلْتُ: اللهُ وَرَسُولُهُ أَعْلَمُ. قَالَ: "فَإِنَّهَا تَغْرُبُ فِي عَيْنٍ حَامِئَةٍ، تَنْطَلِقُ حَتَّى تَخِرَّ لِرَبِّهَا سَاجِدَةً تَحْتَ الْعَرْشِ، فَإِذَا حَانَ خُرُوجُهَا أَذِنَ اللهُ لَهَا فَتَخْرُجُ فَتَطْلُعُ، فَإِذَا أَرَادَ أَنْ يُطْلِعَهَا مِنْ حَيْثُ تَغْرُبُ حَبَسَهَا، فَتَقُولُ: يَا رَبِّ إِنَّ مَسِيرِي بَعِيدٌ فَيَقُولُ لَهَا: اطْلُعِي مِنْ حَيْثُ غِبْتِ، فَذَلِكَ حِينَ لَا يَنْفَعُ نَفْسًا إِيمَانُهَا "

Transmeton Ebu Dherri (r.a.) i cili thotë: “Isha me Pejgamberin sal-lallahu alejhi ve sel-lem mbi gomarin e tij dhe ai më tha gjersa ishte duke perënduar dielli: *“O Ebu Dherr, a e din se ku shkoi ky (dielli)”* Thash: “Allahu dhe i Dërguari i Tij e dinë më mirë”. Ai tha: *“Ai perëndon në një lym të zi dhe përfundon duke i bërë Zotit sexhde nën Arsh, e kur vjen koha për të lindur, Allahu i jep leje dhe ai lind. Por, kur do të vijë koha për të lindur, ai do të mbyllet dhe do të thotë (dielli): “O Zot, kam një distancë të largët për të udhëtuar?!” (Allahu xh.sh.) do t`i thotë: **“Lind andej kah ke perënduar”.** Kjo do të ndodhë kur nuk do t`i bëjë më dobi njeriut besimi i tij”.*[515]

Në këtë *hadith* flitet për një shenjë prej shenjave të mëdha të kijametit, që alarmon për ardhjen e fundit të kësaj bote dhe shkatërrimit total të saj.

[515] Ahmed-i, “Musned”, 35/363, nr.21.459; shejh Shuajb el-Arnauti në verifikim të këtij hadithi thotë se është me zinxhir Sahih, kurse transmetuesit janë të besueshëm, transmetues të dy Sahiheve përpos Sufjan b. Husejnit, prej të cilit transmetojnë autorët e Sunen-eve...; këtë hadith e shënojnë edhe të tjerë, por jo si hadith kudsij, por si hadith nebevij. Prej tyre janë: Buhari-u, “Sahih”, kitab Bed`ul-Halki, bab sifeti shemsi vel kameri, nr.3199; Muslim-i, “Sahih”, kitab el-Imanu, bab 72, nr.159; Tirmidhi-u, “Sunen”, kitab el-Fiteni, bab fi tului`sh-shemsi min magribiha, nr.2193 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Sahih;

Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem aludoi në këtë shenjë në shumë *hadith*-e tjera, në të cilat na bëhet me dije se kur të paraqitet kjo shenjë, atëherë edhe përfundon afati për rikthim në rrugën e Zotit.

Në vijim do të përmendim disa *hadith*-e që dëshmojnë se lindja e diellit nga perëndimi, është prej shenjave të kijametit. Transmeton Ebu Hurejre r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Nuk do të ndodh kijameti, derisa të lind dielli nga perëndimi, e kur të lind dhe njerëzit e shohin atë, do të besojnë të gjithë, por ky besim nuk do t`u bëjë dobi nëse nuk kanë besuar më parë.."*.[516]

Po ashtu transmeton Ebu Hurejre r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Kush pendohet para se të lind dielli kah perëndimi, Allahu xh.sh. do t`ia pranojë pendimin"*.[517]

Nga këto tekste, kuptojmë se askujt nuk do t`i bëjë dobi pendimi dhe besimi nëse nuk ka besuar para kësaj ndodhie, e nëse ka qenë besimtarë, ai do të ketë përfitim prej saj, sepse ka qenë besimtar në Zotin me sinqeritet, e jo nga frika prej paraqitjes së këtij fenomeni.

Edhe një *hadith* tjetër na stimulon që të nxitojmë në besim para se të vijë kjo ditë, pas së cilës askush nuk do të ketë dobi më vonë. Transmeton Ebu Hurejre r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Nxitoni t`i kryeni punët përpara se t`u vijnë gjashtë gjëra: "Lindja e Diellit nga perëndimi, tymi, Dexhalli, kafsha, çështja e cilitdo prej jush (vdekja) dhe çështja e të gjithë njerëzve (Kijameti)"*.[518]

Tash do t`i kthehemi përsëri tekstit të *hadithit kudsij* që e kemi në trajtim, pasi ky *hadith* ka hasur në shumë kritika, për mënyrën e të kuptuarit të tij, sepse sot shkenca na ofron sqarime të ndryshme se çka ndodh me Diellin, kurse *hadith*-i na jep njohuri tjera. Sipas mësimeve bashkëkohore që janë arritur, dihet se Dielli nuk zhytet në ndonjë ujë me lym, por rrotullohet vazhdimisht rreth boshtit të vet, kurse toka rrotullohet rreth Diellit.

---

516 Buhari-u, "Sahih", kitab et-Tefsiri, bab sure En`am, nr.4635; Muslim-i, "Sahih", kitab el-Imanu, bab bejanu zemeni eledhi la jukbelu fihil iman, nr.157; etj.

517 Muslim-i, "Sahih", kitab edh-Dhikru ve`d-Duau ve`t-Teubetu ve`l-istigfaru, bab istihbabul-istigfar, nr.2703; etj.

518 Muslim-i, "Sahih", kitab el-Fitenu, bab 25, nr.2947; Ahmedi, "Musned", 14/56, nr.8303;

Dielli kur perëndon tek ne, lind diku tjetër, nëse tek ne ora është 15:00, në Uashington është 9:00 e mëngjesit, kurse në Sidnej të Australisë është 1:00 pas mesnate. Po ashtu, e dimë se Dielli nuk zhduket prej shikimit të njerëzve brenda 24 orëve në të gjithë rruzullin tokësorë, që të shkojë të kryejë *sexhde* nën Arsh. Të gjitha këto, na sjellin në pozitë që të diskutojmë më gjerësisht rreth këtij *hadith*-i. Por edhe në këtë rast, duhet çdoherë të merren me rezervë informacionet që na ofron NASA, pasi është vërtetuar në disa raste se ka qenë e manipuluar nga politikat ditore, që mund edhe informacionet e tyre të mos jenë çdoherë të sakta.

Pjesa e parë që do të shqyrtojmë me ndihmën e Zotit, është perëndimi i tij në lym të zi (*ajnin hamietin).* Fjala *ajn* mund të përkthehet edhe si pus. Fjala *hamietin* mund të përkthehet si baltë. Pra, kur përzihet uji me baltë gjatë vërshimit dhe humb pastërtia e ujit.

Duhet përmendur se këtë shtesë të cilën e përmend imam Ahmed-i në "Musned", nuk e përmendin imam Buhari-u, imam Muslim-i dhe imam Tirmidhi-u. Po ashtu, imam Ahmed-i e përcjell këtë *hadith* prej Hakem b. Utejbe el-Kindi, të cilin disa e kanë vlerësuar pozitivisht, por disa kanë thënë se është *mudelis* (i cili ka ndërfutur fjalë në hadith, që nuk janë të tekstit të hadithit, pra, ka shtuar fjalë). Ibni Haxheri thotë: "Është i përpiktë por ka bërë *tedlis".*[519] Edhe Ibni Hibani e përmend në librin e tij "Eth-Thikat" në gjeneratën e tabiinëve, por thotë se ka bërë *tedlis.*[520] Sujuti thotë se më shumë se një kritik e kanë përmendur si *mudelis*.[521]

Këtë nocion e hasim edhe në ajetin 86 të sures Kehf, ku Zoti thotë: **"Derisa arriti vendin e perëndimit të diellit, e gjeti tek po perëndonte në njëfarë burimi me lym të zi..".** Ibni Kethiri në sqarim të këtij *ajet*-i, thotë: "d.m.th. udhëtoi derisa arriti në fund të rrugës, deri ku mund të udhëtohet në anën perëndimore të tokës, sepse arritja deri te perëndimi i diellit në qiell, është i pamundshëm" po ashtu thotë: "në fjalën **`e gjeti se po perëndon në burim me lym të zi`** d.m.th. e pa Diellin duke perënduar në detin e madh. Kjo ndodh me secilin që vjen në brigjet e detit, gjegjësisht i duket se perëndon në det, ndërkaq Dielli realisht është në qiell dhe nuk shkëputet prej pozitës së tij qiellore".[522] Pra, këtu flitet për atë që arrin të përceptojë njeriu dhe çka

---

[519] Ibni Haxher-i, "Tekribu`t-Tehdhib", fq.159-160, nr.1453;
[520] Ibni Hiban-i, "Eth-Thikat", vëll.4, fq.144;
[521] Sujuti, "Esmau`l-Mudelisin", Bejrut, botimi i parë, 1992; fq.44, nr.12;
[522] Ibni Kethir-i, "Tefsiru`l-Kurani`l-adhim", vëll.3, fq.103;

sheh ai, e jo se çka ndodh me Diellin në realitet. Pra, *ajet*-i flet se çka ka parë Dhulkarnejni, e jo se si zhvillohet procesi i lëvizjes së Diellit.

Do të ndalemi edhe në pjesën tjetër të *hadith*-it, që flet për sexhden e Diellit nën *Arsh* dhe kërkimin e lejes për të lindur përsëri. Fjala `*sexhde*` jo çdoherë kuptohet si vënie e ballit në tokë, por në disa raste kuptohet edhe si dorëzim dhe nënshtrim. Po ashtu përkthehet edhe si `adhuroj, hyjnoj, hyjnizoj, përkulem para`, etj.[523] Andaj, nuk duhet kuptuar sexhden e diellit si sexhden e njeriut, sepse ata janë trupa të ndryshëm fizik dhe nuk kanë asnjë element të përbashkët. Kështu, ne duhet ta kuptojmë sexhden e diellit si formë nënshtrimi ndaj ligjit hyjnor për të ndjekur një sistem të caktuar, i cili nuk vepron me vullnetin e vet, por i nënshtrohet vullnetit të Zotit. Sexhdeja e tij është që të rrotullohet rreth orbitës së tij, të ngroh tokën, të bëjë dritë dhe funksionet tjera që i kryen ky yll. Në këtë drejtim, kemi edhe shumë *ajet*-e që flasin për madhërimin e Zotit që i bëjnë krijesat tjera përpos njeriut.

Në këtë kontekst, mund të përmendim *ajet*-in ku thuhet: **“Madhërim i shprehin Atij shtatë qiejt e toka dhe çka ka në to, e nuk ka asnjë send që nuk e madhëron duke i shprehur falënderim Atij, por ju nuk e kuptoni atë madhërim të tyre...”.[524]** Në tjetër ajet thotë: **“A nuk e di se Allahut i bën sexhde çka ka në qiej e në tokë, edhe Dielli, edhe Hëna, edhe yjet, edhe kodrat, edhe bimët edhe shtazët, e edhe shumë njerëz. Por për shumë të tjerë është meritë dënimi...”.[525]** Po ashtu thotë: **“Yjet dhe pemët i bëjnë sexhde (Allahut)”.[526]**

Ibni Kethiri në koment të këtij *ajeti* thotë: “Madhërisë së Allahut i përkulet çdo gjë me dëshirë dhe me detyrim. Çdo gjë i bën *sexhde* në mënyrën specifike konform natyrës së vet. Në këtë drejtim, thotë Zoti: **“A nuk po shohin ata se çdo send që e krijoi Allahu, e sjell hijen e vet djathtas dhe majtas, duke iu përulur (me sexhde) Allahut dhe duke qenë respektues e përulës”. (Nahël, 48).[527]** Më pas vazhdon me komentimin dhe thotë: “Allahu xh.sh. i ka përmendur këto krijesa (Diellin dhe Hënën) në veçanti, ngase këto janë adhuruar nga disa njerëz, krahas Allahut. Për këtë, i Lartmadhërishmi sqaroi se këto krijesa i bëjnë sexhde (i përkulen) Krijuesit të tyre dhe se janë të nënshtruara dhe të varura prej Allahut...”.[528]

---

523 Isa Memishi, “Fjalor arabisht-shqip”, vëll.1, fq.797;
524 Kurani, Isra, 44;
525 Kurani,  Haxh, 18;
526 Kurani, Rahman, 6;
527 Ibni Kethiri, “Tefsiru`l-Kurani`l-adhim”, vëll.3, fq.211;
528 Ibni Kethiri, po aty, fq.211;

Mund të përmendim edhe *ajet*-in tjetër i cili na bën me dije se ne nuk mund të arrijmë të kuptojmë gjuhën e tyre dhe formën e adhurimit të cilin e manifestojnë. Zoti thotë në Kuran: **“A nuk e di për Allahun se Atij i lutet kush është në qiej e tokë, madje edhe shpezët krah hapura. Të gjithë e dinë dhe janë të udhëzuar për lutje ndaj Tij dhe për madhërimin ndaj Tij. Allahu e di ç`punojnë ata”.**[529]

Në bazë të këtyre *ajet*-eve dhe shumë *hadith*-e që mund të radhiten në këtë temë, shohim se të gjitha krijesat në tokë e në qiell, i bëjnë adhurim Zotit në mënyrën e tyre, kurse ne nuk mund të arrijmë të kuptojmë gjuhën dhe lëvizjen të cilën e përdorin ato. Ne jetojmë në një përmasë të caktuar, kurse gjërat të cilat i ka sqaruar Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem nuk mund të kuptohen të gjitha në dimensionin në të cilin momentalisht ne jetojmë. Pra, biseda e tyre është më shumë në mënyrë shpirtërore sesa në kuptimin fizik. Edhe *sexhde*-ja e Diellit që përmendet në *hadith* duhet të kuptohet në këtë mënyrë.

Gjithashtu, në këtë *hadith*, duhet të kemi parasysh udhëtimin e Diellit deri nën Arsh për t`u përkulur. Edhe këtu, duhet të dimë se Arshi është krijesa më madhështore që ka krijuar Zoti dhe si e tillë, i ngërthen të gjitha krijesat tjera. Këtë e themi në bazë të *ajet*-it kuranor: **“...Kursia e Tij përfshin qiejt e tokën...”.**[530] *Kursi*-ja dhe *Arshi* kanë përfshirë çdo gjë, kështu që të gjitha krijesat janë nën *Arsh.*

Disa kanë sqaruar se kjo mund të ndodh në ditën kur të urdhërohet për të lindur kah perëndimi, dhe nuk e kryen këtë akt vazhdimisht. Të gjitha këto sqarime e qartësojnë dilemën e cila hidhet mbi kuptimin e këtij *hadith*-i.

Në këtë *hadith*, shohim edhe thjeshtësinë e Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem i cili nuk ka jetuar jetë luksoze, por të thjeshtë dhe modeste, ka udhëtuar me gomar, ka ecur me shokët e tij dhe nuk është mbajtur mendjemadh, është shoqëruar dhe nuk ka qëndruar i vetmuar.

---

[529] Kurani, Nur, 41;
[530] Kurani, Bekare, 255;

## HADITHI I NJËQINDEGJASHTËDHJETËENJË (161)

حَدَّثَنَا أَبُو خَيْثَمَةَ زُهَيْرُ بْنُ حَرْبٍ، حَدَّثنَا الْوَلِيدُ بْنُ مُسْلِمٍ، حَدَّثَنِي عَبْدُ الرَّحْمَنِ بْنُ يَزِيدَ بْنِ جَابِرٍ، حَدَّثَنِي يَحْيَى بْنُ جَابِرٍ الطَّائِيُّ، قَاضِي حِمْصَ، حَدَّثَنِي عَبْدُ الرَّحْمَنِ بْنُ جُبَيْرٍ، عَنْ أَبِيهِ جُبَيْرِ بْنِ نُفَيْرٍ الْحَضْرَمِيِّ، أَنَّهُ سَمِعَ النَّوَّاسَ بْنَ سَمْعَانَ الْكِلَابِيَّ، ح وحَدَّثَنِي مُحَمَّدُ بْنُ مِهْرَانَ الرَّازِيُّ – وَاللَّفْظُ لَهُ – حَدَّثَنَا الْوَلِيدُ بْنُ مُسْلِمٍ، حَدَّثَنَا عَبْدُ الرَّحْمَنِ بْنُ يَزِيدَ بْنِ جَابِرٍ، عَنْ يَحْيَى بْنِ جَابِرٍ الطَّائِيِّ، عَنْ عَبْدِ الرَّحْمَنِ بْنِ جُبَيْرِ بْنِ نُفَيْرٍ، عَنْ أَبِيهِ جُبَيْرِ بْنِ نُفَيْرٍ، عَنِ النَّوَّاسِ بْنِ سَمْعَانَ، قَالَ: ذَكَرَ رَسُولُ اللهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ الدَّجَّالَ ذَاتَ غَدَاةٍ، فَخَفَّضَ فِيهِ وَرَفَّعَ، حَتَّى ظَنَنَّاهُ فِي طَائِفَةِ النَّخْلِ، فَلَمَّا رُحْنَا إِلَيْهِ عَرَفَ ذَلِكَ فِينَا، فَقَالَ: «مَا شَأْنُكُمْ؟» قُلْنَا: يَا رَسُولَ اللهِ ذَكَرْتَ الدَّجَّالَ غَدَاةً، فَخَفَّضْتَ فِيهِ وَرَفَّعْتَ، حَتَّى ظَنَنَّاهُ فِي طَائِفَةِ النَّخْلِ، فَقَالَ: «غَيْرُ الدَّجَّالِ أَخْوَفُنِي عَلَيْكُمْ، إِنْ يَخْرُجْ وَأَنَا فِيكُمْ، فَأَنَا حَجِيجُهُ دُونَكُمْ، وَإِنْ يَخْرُجْ وَلَسْتُ فِيكُمْ، فَامْرُؤٌ حَجِيجُ نَفْسِهِ وَاللهُ خَلِيفَتِي عَلَى كُلِّ مُسْلِمٍ، إِنَّهُ شَابٌّ قَطَطٌ، عَيْنُهُ طَافِئَةٌ، كَأَنِّي أُشَبِّهُهُ بِعَبْدِ الْعُزَّى بْنِ قَطَنٍ، فَمَنْ أَدْرَكَهُ مِنْكُمْ، فَلْيَقْرَأْ عَلَيْهِ فَوَاتِحَ سُورَةِ الْكَهْفِ، إِنَّهُ خَارِجٌ خَلَّةً بَيْنَ الشَّأْمِ وَالْعِرَاقِ، فَعَاثَ يَمِينًا وَعَاثَ شِمَالًا، يَا عِبَادَ اللهِ فَاثْبُتُوا» قُلْنَا: يَا رَسُولَ اللهِ وَمَا لَبْثُهُ فِي الْأَرْضِ؟ قَالَ: «أَرْبَعُونَ يَوْمًا، يَوْمٌ كَسَنَةٍ، وَيَوْمٌ كَشَهْرٍ، وَيَوْمٌ كَجُمُعَةٍ، وَسَائِرُ أَيَّامِهِ كَأَيَّامِكُمْ» قُلْنَا: يَا رَسُولَ اللهِ فَذَلِكَ الْيَوْمُ الَّذِي كَسَنَةٍ، أَتَكْفِينَا فِيهِ صَلَاةُ يَوْمٍ؟ قَالَ: «لَا، اقْدُرُوا لَهُ قَدْرَهُ» قُلْنَا: يَا رَسُولَ اللهِ وَمَا إِسْرَاعُهُ فِي الْأَرْضِ؟ قَالَ: " كَالْغَيْثِ اسْتَدْبَرَتْهُ الرِّيحُ، فَيَأْتِي عَلَى الْقَوْمِ فَيَدْعُوهُمْ، فَيُؤْمِنُونَ بِهِ وَيَسْتَجِيبُونَ لَهُ، فَيَأْمُرُ السَّمَاءَ فَتُمْطِرُ، وَالْأَرْضَ

فَتُنْبِتُ، فَتَرُوحُ عَلَيْهِمْ سَارِحَتُهُمْ، أَطْوَلَ مَا كَانَتْ ذُرًا، وَأَسْبَغَهُ ضُرُوعًا، وَأَمَدَّهُ خَوَاصِرَ، ثُمَّ يَأْتِي الْقَوْمَ، فَيَدْعُوهُمْ فَيَرُدُّونَ عَلَيْهِ قَوْلَهُ، فَيَنْصَرِفُ عَنْهُمْ، فَيُصْبِحُونَ مُمْحِلِينَ لَيْسَ بِأَيْدِيهِمْ شَيْءٌ مِنْ أَمْوَالِهِمْ، وَيَمُرُّ بِالْخَرِبَةِ، فَيَقُولُ لَهَا: أَخْرِجِي كُنُوزَكِ، فَتَتْبَعُهُ كُنُوزُهَا كَيَعَاسِيبِ النَّحْلِ، ثُمَّ يَدْعُو رَجُلًا مُمْتَلِئًا شَبَابًا، فَيَضْرِبُهُ بِالسَّيْفِ فَيَقْطَعُهُ جَزْلَتَيْنِ رَمْيَةَ الْغَرَضِ، ثُمَّ يَدْعُوهُ فَيُقْبِلُ وَيَتَهَلَّلُ وَجْهُهُ، يَضْحَكُ، فَبَيْنَمَا هُوَ كَذَلِكَ إِذْ بَعَثَ اللهُ الْمَسِيحَ ابْنَ مَرْيَمَ، فَيَنْزِلُ عِنْدَ الْمَنَارَةِ الْبَيْضَاءِ شَرْقِيَّ دِمَشْقَ، بَيْنَ مَهْرُودَتَيْنِ، وَاضِعًا كَفَّيْهِ عَلَى أَجْنِحَةِ مَلَكَيْنِ، إِذَا طَأْطَأَ رَأْسَهُ قَطَرَ، وَإِذَا رَفَعَهُ تَحَدَّرَ مِنْهُ جُمَانٌ كَاللُّؤْلُؤِ، فَلَا يَحِلُّ لِكَافِرٍ يَجِدُ رِيحَ نَفَسِهِ إِلَّا مَاتَ، وَنَفَسُهُ يَنْتَهِي حَيْثُ يَنْتَهِي طَرْفُهُ، فَيَطْلُبُهُ حَتَّى يُدْرِكَهُ بِبَابِ لُدٍّ، فَيَقْتُلُهُ، ثُمَّ يَأْتِي عِيسَى ابْنَ مَرْيَمَ قَوْمٌ قَدْ عَصَمَهُمُ اللهُ مِنْهُ، فَيَمْسَحُ عَنْ وُجُوهِهِمْ وَيُحَدِّثُهُمْ بِدَرَجَاتِهِمْ فِي الْجَنَّةِ، فَبَيْنَمَا هُوَ كَذَلِكَ إِذْ أَوْحَى اللهُ إِلَى عِيسَى: إِنِّي قَدْ أَخْرَجْتُ عِبَادًا لِي، لَا يَدَانِ لِأَحَدٍ بِقِتَالِهِمْ، فَحَرِّزْ عِبَادِي إِلَى الطُّورِ وَيَبْعَثُ اللهُ يَأْجُوجَ وَمَأْجُوجَ، وَهُمْ مِنْ كُلِّ حَدَبٍ يَنْسِلُونَ، فَيَمُرُّ أَوَائِلُهُمْ عَلَى بُحَيْرَةِ طَبَرِيَّةَ فَيَشْرَبُونَ مَا فِيهَا، وَيَمُرُّ آخِرُهُمْ فَيَقُولُونَ: لَقَدْ كَانَ بِهَذِهِ مَرَّةً مَاءٌ، وَيُحْصَرُ نَبِيُّ اللهِ عِيسَى وَأَصْحَابُهُ، حَتَّى يَكُونَ رَأْسُ الثَّوْرِ لِأَحَدِهِمْ خَيْرًا مِنْ مِائَةِ دِينَارٍ لِأَحَدِكُمُ الْيَوْمَ، فَيَرْغَبُ نَبِيُّ اللهِ عِيسَى وَأَصْحَابُهُ، فَيُرْسِلُ اللهُ عَلَيْهِمُ النَّغَفَ فِي رِقَابِهِمْ، فَيُصْبِحُونَ فَرْسَى كَمَوْتِ نَفْسٍ وَاحِدَةٍ، ثُمَّ يَهْبِطُ نَبِيُّ اللهِ عِيسَى وَأَصْحَابُهُ إِلَى الْأَرْضِ، فَلَا يَجِدُونَ فِي الْأَرْضِ مَوْضِعَ شِبْرٍ إِلَّا مَلَأَهُ زَهَمُهُمْ وَنَتْنُهُمْ، فَيَرْغَبُ نَبِيُّ اللهِ عِيسَى وَأَصْحَابُهُ إِلَى اللهِ، فَيُرْسِلُ اللهُ طَيْرًا كَأَعْنَاقِ الْبُخْتِ فَتَحْمِلُهُمْ فَتَطْرَحُهُمْ حَيْثُ شَاءَ اللهُ، ثُمَّ يُرْسِلُ اللهُ مَطَرًا لَا يَكُنُّ مِنْهُ

بَيْتُ مَدَرٍ وَلَا وَبَرٍ، فَيَغْسِلُ الْأَرْضَ حَتَّى يَتْرُكَهَا كَالزَّلَفَةِ، ثُمَّ يُقَالُ لِلْأَرْضِ: أَنْبِتِي ثَمَرَتَكِ، وَرُدِّي بَرَكَتَكِ، فَيَوْمَئِذٍ تَأْكُلُ الْعِصَابَةُ مِنَ الرُّمَّانَةِ، وَيَسْتَظِلُّونَ بِقِحْفِهَا، وَيُبَارَكُ فِي الرِّسْلِ، حَتَّى أَنَّ اللِّقْحَةَ مِنَ الْإِبِلِ لَتَكْفِي الْفِئَامَ مِنَ النَّاسِ، وَاللِّقْحَةَ مِنَ الْبَقَرِ لَتَكْفِي الْقَبِيلَةَ مِنَ النَّاسِ وَاللِّقْحَةَ مِنَ الْغَنَمِ لَتَكْفِي الْفَخِذَ مِنَ النَّاسِ، فَبَيْنَمَا هُمْ كَذَلِكَ إِذْ بَعَثَ اللهُ رِيحًا طَيِّبَةً، فَتَأْخُذُهُمْ تَحْتَ آبَاطِهِمْ، فَتَقْبِضُ رُوحَ كُلِّ مُؤْمِنٍ وَكُلِّ مُسْلِمٍ، وَيَبْقَى شِرَارُ النَّاسِ، يَتَهَارَجُونَ فِيهَا تَهَارُجَ الْحُمُرِ، فَعَلَيْهِمْ تَقُومُ السَّاعَةُ".

Transmeton Nevas b. Sem`ani (r.a.) i cili thotë: “Një ditë në mëngjes Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem e përmendi Dexhallin dhe e përshkroi aq shumë, saqë menduam se mos është i fshehur pas gjetheve të palmës dhe tha: *“Nuk kam frikë tjetër për ju përpos se për Dexhallin. Nëse ai del gjersa unë jam në mesin tuaj, unë do të jem mbrojtësi juaj kundër tij, e nëse del kur nuk do të jem më në mesin tuaj, çdokush duhet të sigurohet vet prej tij. Allahu do të jetë mbikqyrës për çdo musliman. Ai (Dexhalli) do të jetë një djalë i ri flokë kaçurrel, me sy të verbër, i cili i ngjan Abduluzza b. Katanit. Kush prej jush e takon atë, le të lexojë ajetet e para të sures Kehf, kurse ai do të paraqitet në rrugë ndërmjet Sham-it dhe Irak-ut dhe do të shpërndajë të keqen në të djathtë dhe të majtë. O rob të Allahut, përqëndrohuni (në rrugën e Allahut)”.* Ne thamë: “O i Dërguari i Allahut, sa do të qëndrojë ai në tokë?” Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem tha: *“Katërdhjetë ditë, një ditë sa një vit, një ditë sa një muaj dhe një ditë sa një javë, kurse ditët tjera, do të jenë si ditët e zakonshme tuajat”.* Ne thamë: “O i Dërguari i Allahut! Në atë ditë e cila do të jetë sikur një vit, a do të na mjaftojnë namazet e një dite?” Ai tha: *“Jo, por do t`i përcaktoni kohët e namazit”.* Ne i thamë: “O i Dërguari i Allahut! Sa shpejt do të udhëtojë në tokë?” Ai tha: *“Sikur mjegulla e cila shtyhet nga era. Ai do të vijë te një popull dhe do t`i ftojë e ata do t`i besojnë dhe do t`i përgjigjen atij, e ai do ta urdhërojë qiellin dhe ai do të lëshojë shi dhe do të gjelbërohet. Në mbrëmje kafshët e tyre në kullosa, do të kthehen te ata shumë të shëndosha dhe gjinjtë plot qumësht. Pastaj do të shkojë te një popull tjetër dhe do t`i thërras (që ta ndjekin) e ata do ta refuzojnë, e kur të largohet prej tyre, atëherë do t`i kaplojë thatësira dhe nuk do t`u ngelet asnjë mirësi. Më pas, ai do të ec nëpër tokën e shkrretuar dhe do të thotë: “Nxirre për mua*

*thesarin tënd" dhe ato do të dalin dhe do ta ndjekin si tufat e bletave. Pastaj, do ta thëras një djalosh të ri dhe do t`i mëshojë me shpatë saqë do ta ndajë në dy pjesë të ndara nga njëra tjetra, e më pas do t`i thërras dhe ai do të çohet para tij me fytyrë të shndëritur dhe duke qeshur. Në këtë çast, Zoti do ta dërgojë Isaun, birin e Merjemes, i cili do të zbres në minaren e bardhë në lindje të Damaskut në mes dy teshave të ngjyrosura, i cili ka vënduar shuplakat e tij në krahët e dy melekëve, kur e ul kokën, pikon ajo, e kur e ngre atë, bien nga ajo perla si margaritarë, e çdo pabesimtarë që e arrin era e frymëmarrjes së tij vdes, kurse frymëmarrja e tij arrin deri atje ku arrin shikimi i tij, ai (Isa a.s.) e kërkon atë (Dexhallin) derisa e e kap në derën Lud dhe e vret. Pastaj, vjen Isa biri i Merjemes te një popull që Allahu e mbrojti nga ai (Dexhalli) dhe ua përshkon fytyrat e tyre dhe ua tregon shkallët e tyre në Xhenet. Gjersa do të jenë në këtë gjendje, Allahu i shpall Isaut a.s. dhe i thotë: **"Unë kam nxjerrë disa robër të Mi, që nuk mund t`i luftojë askush ata, ngriti ti robërit e Mi në (kodrën) Tur".** E atëherë Allahu i nxjerr Je`xhuxhët dhe Me`xhuxhët dhe ata zbresin nga çdo kodër me shpejtësi. Kalojnë të parët e tyre afër liqenit Taberije (në Palestinë afër Sirisë) dhe e pijnë atë në tërësi, kurse të fundit e tyre kalojnë aty e thonë: "Këtu njëherë kishte ujë". Isau dhe shokët e tij janë rrethuar, kurse për ta, koka e demit do të jetë më e mirë për ta sesa njëqind dinarë, pastaj pejgamberi Isa a.s. me shokët e tij do t`i luten Allahut, e ai do të dërgojë që të bien në qafat e tyre krimbat dhe gdhinë të vdekur si vdekja e një personi. I dërguari i Allahut Isa a.s. dhe shokët e tij do të zbresin në tokë, e nuk gjejnë asnjë vend në të përveçse është i zënë nga dhjami dhe qelbësira e tyre. Atëherë i dërguari i Zotit Isa a.s. dhe shokët e tij i luten Allahut, e Ai i dërgon disa shpezë me qafa të gjata, i marrin ata dhe i hedhin ku Allahu dëshiron. Më pas Allahu dërgon një shi që nuk lë asnjë shtëpi të dheut apo të lëkurave (pa e përfshirë), kështu që e pastron tokën derisa ajo mbetet si pasqyrë. Pastaj do t`i thotë tokës: **"Nxirri pemët tua dhe ktheje begatinë tënde".** Në atë kohë, do të hanë prej kësaj një fis dhe do të mund të hyjnë nën hijen e një gjethi, kurse qumështi i kafshëve do të shtohet aq shumë, saqë qumështin e një deveje do të mjaftojë për një turmë të madhe të njerëzve, qumështi i një lope, do të mjaftojë për një kabile, kurse qumështi i një deleje, do të mjaftojë për një familje. Gjersa do të jenë në këtë gjendje, Zoti do të dërgojë një erë të këndshme, e cila do t`u depërtojë edhe nën sqetulla dhe do të merr shpirtin e çdo besimtari dhe çdo muslimani, kurse do të ngelin njerëzit më të këqinj, të cilët do të kenë akt intim mes tyre sikur gomari (do të kryejnë akt intim publikisht në rrugë) e mbi ta do të bëhet kijameti".*[531]

---

[531] Muslim-i, "Sahih", kitab el-Fitenu ve eshratu`s-sa`ati, bab dhikru`d-Dexhal, nr.2937;

Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem vazhdimisht i ka këshilluar shokët e tij dhe përmes tyre edhe neve, që të kemi kujdes dhe të mbrojmë fenë dhe veten nga depërtimi i intrigave dhe të këqijave nga armiqtë e fesë. Prej armiqëve më të poshtër që do të ballafaqohen muslimanët ndonjëherë, është Dexhalli, mesihu i rrejshëm, i cili është një fitne shumë e rëndë për njerëzit, saqë për të kanë paralajmëruar të gjithë pejgamberët.

Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka pasur aftësi dhe oratori shpjegimi, që ka mundur në mënyrë shumë perfekte ta përshkruajë ngjarjen, saqë shokëve të tij iu është dukur sikur personi për të cilin flet, është aty afër diku dhe i vështron. Kjo është veçoria që i dha Allahu xh.sh. që të ketë gjuhë të qartë për të përcjellur fenë e Zotit tek popujt e ndryshëm dhe të depërtojë në thellësitë e zemrave dhe mendjeve.

Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem i ka siguruar shokët e tij se nëse Dexhalli paraqitet gjersa ai është i gjallë dhe mes tyre, do të jetë mbrojtje dhe siguri për ta, por nëse ai paraqitet pas vdekjes së Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem, atëherë çdokush duhet të mundohet ta mbrojë dhe sigurojë veten, sepse nuk do të mundet dikush të jetë në ndihmën e tjetrit.

Pastaj Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ofroi edhe përshkrim fizik, që besimtarët të mos hutohen dhe të mos mashtrohen prej tij, por të mbajnë në mend fizionominë e tij dhe të largohen prej tij kur të paraqitet në mesin e njerëzve. Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem e përshkroi si djalosh të ri i cili ka flokët kaçurrela dhe është i verbër në njërin sy, kurse në disa përcjellje aludohet në syrin e djathtë. Sot në botën laike me të madhe paraqiten shumë simbole të kompanive dhe shoqërive të ndryshme përmes simbolikës së njërit sy, që aludon qartë në dominimin e sekteve okulte të cilët e presin Dexhallin si shpëtimtarin e tyre. Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem e përshkroi Dexhallin se i ngjan Abduluzza b. Kattanit në fizionomi, kështu që të jenë të kujdesshëm nga fitneja e tij.

Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem na bëri me dije se si mbrojtje e besimtarit kundër intrigave të tij, shërben edhe leximi i *sure-s* Kehf, sepse kjo *sure* ngërthen në vete katër tregime: E para është tregimi i banorëve të shpellës, të cilët u sprovuan në fenë e tyre dhe u detyruan që të largohen nga

---

Ebu Davud-i, “Sunen”, kitab el-Melahimi, bab huruxhu`d-Dexhal, nr.4321; Tirmidhi-u, “Sunen”, kitab el-Fiteni, bab ma xhae fi fitneti`d-Dexhal, nr.2247 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Sahihun-Garib; Ibni Maxheh, “Sunen”, kitab el-Fiteni, bab 33, nr.4075;

shtëpitë për të mbrojtur fenë. Edhe Dexhalli do të sprovojë njerëzit në bazë fetare, duke iu paraqitur atyre si zot i cili lëshon shiun dhe begatitë, kurse dënon popujt përmes thatësisë dhe skamjes. Po ashtu ai paraqitet kinse thërret të vdekurit dhe ata i përgjigjen, por në fakt ato janë *xhin* të cilët paraqiten në pamjen e njerëzve.

Tema e dytë që trajton kjo *sure* është pronari i kopshteve dhe këshilluesi i tij, në këtë pjesë shohim elementin e sprovës në baza ekonomike, sepse pronari i kopshtit ishte sprovuar me pasurinë e tij, duke lënë anash falënderimin ndaj Zotit, e kështu edhe Dexhalli do t`i sprovojë njerëzit në bazë të pasurisë, ku do të shkojë në një vend të shkretë dhe do të urdhërojë qiellin dhe do të bie shi e do del begati, po ashtu do të urdhërojë tokën dhe ajo do nxjerrë thesaret e saja, kurse ata që nuk do ta pranojnë thirrjen e tij, do t`i godet me fatkeqësi, duke ua ndalur shiun dhe sprovohen me thatësi.

Tregimi tjetër që gjendet në këtë *sure*, është tregimi i Musaut a.s. me Hidrin, të cilin e shoqëroi Musa a.s. në një udhëtim për të marrë mësim, porse nuk pati durim që të qëndrojë deri në fund pa parashtruar pyetje. Edhe Dexhalli do t`i sprovojë njerëzit në dije, pasi do t`u jep lajme dhe informacione të cilat nuk i kanë dëgjuar më herët.

Tematika e katërt e *sures* Kehf, është Dhulkarnejni dhe penda e Je`xhuxh dhe Me`xhuxh-it, që ngërthen në vete sprovën në bazë të pushtetit, sepse Dexhalli do të sundojë një pjesë të madhe të tokës dhe do ta ndjekin shumica e njerëzve. Nëse i kemi parasysh këto katër mësime, do të jemi të mbrojtur nga këto katër sprova përmes leximit të vazhdueshëm të kësaj *sure*-je.

I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem na bëri me dije se ai do të shpërndajë të keqen nga të gjitha anët, kurse vendi prej ku do të paraqitet është një zonë në mes Sham-it dhe Irak-ut, kurse *Sham* në atë kohë është quajtur zona që përfshin Sirinë, Jordanin, Palestinën dhe Libanin. Këtu diku është vendi prej ku do të fillojë misionin e vet.

*Sahab*-ët ishin kureshtar që të dijnë më shumë në lidhje me paraqitjen e tij, kështu e pyesnin të Dërguarin e Allahut vazhdimisht për cilësitë dhe shenjat e tij. Prej pyetjeve që i parashtruan ishte edhe koha se sa do të qëndrojë në tokë?! Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem u tregoi se qëndrimi i tij në tokë do të zgjas për 40 ditë, porse tre ditët e para nuk janë të zakonshme sikur ditët tjera, por dita e parë është sa një vit, dita e dytë sa një muaj, e treta është sa një javë, kurse ditët tjera janë të zakonshme dhe normale.

Ky *hadith* nxit kureshtjen dhe provokon logjikën, duke e bërë të interesohet se si mund të jenë këto tre ditët e para?! *Sahab*-ët në këtë çështje nuk kërkuan sqarim se si do të jetë e mundur një gjë e tillë, pasi e pranuan dhe e besuan ashtu siç e lajmëron i Dërguari i Allahut, por shprehën interesim për mënyrën e llogaritjes së adhurimeve, që është prioritet i besimtarit. Këtu shohim edhe interesimin e madh të sahabëve për ruajtjen e namazit.

Disa e kanë sqaruar këtë me relativitetin e kohës, ku njeriu në ditë të gëzueshme, i duket dita e shkurtë, por kur ka vështirësi apo fatkeqësi, dita i duket shumë e gjatë, edhe pse në të dy rastet dita është 24 orë. Kështu kanë thënë disa, se shkaku i fitneve të mëdhaja dhe problemeve që do të shpërndajë Dexhalli, dita do të duket sikur me qenë e gjatë një vit e kështu me radhë.

Një analizë e përhapur këto vitet e fundit nëpër internet, është bërë edhe sqarimi nga analisti dhe mendimtari mysliman Imran Husein,[532] një ligjerues nga Trinidadi,[533] i cili thotë se dita e parë e Dexhallit, është prej momentit kur Britania ka marë pushtetin dhe sundimin botërorë në vitin 910-918 dhe ka sunduar përgjatë 1000 viteve, që e sqaron me një ditë sa një vit. Ai këtë numër e bazon në ajetin kuranor: **“...sepse një ditë te Zoti yt është sa njëmijë vite prej asaj që llogaritni ju”.[534]** Ai në bazë të këtij ajeti, konkludon se një ditë te Zoti është e barabartë me 1000 vite tonat, kështu që dita e parë e tij ka zgjatur 1000 vite, që është pushteti Britanik. Pastaj, thotë se ai ka transferuar sundimin e tij prej Britanisë në Shtetet e Bashkuara të Amerikës, në vitin 1918, kur edhe ShBA merr pushtetin dhe sundimin botërorë, pasi Britania kapitulon në Luftën e Parë Botërore dhe fillon sundimi i Dexhallit në ditën e dytë që është një ditë sa një muaj. Nëse shkohet me këtë llogaritje, atëherë del që pushteti i SHBA-së ka zgjatur deri në vitin 2001, pasi 1000/12 muaj=83 vjet, e 1918+83=2001. Që nga viti 2001, sipas tij me sulmin e Pentagonit dhe Kullave Binjake në Qendrën Tregtare në Nju Jork, ka filluar dominimi i Dexhallit përmes Izraelit, pasi sot Amerika kontrollohet nga cionistët. Këtu sipas tij edhe fillon sundimi i Dexhallit në ditën e tretë të tij, që këto tre ditë të para, janë ditë që nuk përfshihen në dimensionin tonë kohorë. Imran Huseini pastaj me këtë llogaritje, përfundon se sundimi Izraelit do të zgjas për 20 vite, pasi ai

---

[532] Imran Nazar Husein, i lindur më 1942, ka studiuar për islam dhe filozofi, ka qenë imam në xhaminë Daru`l-Kuran në New York, si dhe ka qenë ligjerues i xhumave në qendrën e Kombeve të Bashkuara në Menhetën, një herë në muaj për gjatë dhjetë viteve. Është autor i disa librave.
[533] Trinidad, është një ishull që gjendet në Amerikën e Jugut, që kufizohet me Venezuelën;
[534] Kurani, Haxh, 47 dhe Sexhde 5;

kalkulon 83 vite/4 javë=20 vite, që do të thotë se sundimi i Dexhallit përmes Izraelit, do të zgjas deri në vitin 2021, e pastaj do të del Dexhalli në dimensionin tonë kohorë dhe do të fillojë sundimin në 37 ditët tjera të zakoshme që i kanë ngelur.[535]

Por, kjo analizë e tij ka disa mangësi, pasi sipas *hadith*-it, Dexhalli do të paraqitet në mes Shamit dhe Irakut, e jo në Britani apo Amerikë. Duhet pasur parasysh se Mbretëria e Bashkuar daton që nga viti 1707, kur politikanët e Englisë dhe Skocisë, sjellin vendim për bashkimin e këtyre dy shteteve dhe formimin e Britanisë së Madhe.[536] Kurse si term "Mbretëria e Bashkuar" shpallet zyrtarisht në vitin 1801.[537]

Disa të tjerë kanë bërë një llogaritje tjetër, duke thënë se dita e parë do të zgjasë një vit, dita e dytë një muaj, dita e tretë një javë, kurse të tjerat janë të zakonshme, kështu që qëndrimi i Dexhallit në tokë do të zgjasë një vit, e dy muaj dhe dy javë. (1 vit = 365 ditë. 1 muaj = 30 ditë. 1 javë = 7 ditë. 37 ditë = 1 muaj e një javë)

Të gjitha këto janë llogaritje në bazë të kapacitetit të logjikës dhe mendjes njerëzore, kurse Allahu e dinë më së miri.

*Sahab*-ët pyetën në lidhje me mënyrën e faljes së namazit dhe ibadeteve tjera gjatë kësaj dite që do të zgjasë sa një vit, a duhet të falin vetëm pesë namaze, apo duhet të llogaritin kohët në përputhje me kohën e asaj dite. Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem i këshilloi se duhet të llogarisin kohën sipas asaj dite. Me këtë duhet të veprojnë edhe muslimanët të cilët jetojnë në vendet që janë afër poleve të veriut dhe të jugut, ku vera zgjatë 6 muaj dhe është e gjitha ditë, kurse dimri (6 muaj) është natë. Në këto vende duhet llogaritur koha e namazit, sepse atje gjatë verës nuk e sheh të perëndojë Dielli, kështu që njerëzit mund të braktisin faljen e akshamit, pasi Dielli nuk perëndon. Andaj, duhet pasur kujdes myslimanët që jetojnë në këto vende për kohët e namazit.

Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem sqaroi edhe shpejtësinë me të cilën Dexhalli do të ec nëpër tokë, kurse për *sahab*-ët kjo ishte një shpejtësi e paimagjinueshme për kohën e tyre. Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem

---

[535] Www.yotube.com/ Dajjal`s journey from Britain ton America and Israel (Antichrist 40 days journey;
[536] www.wikipedia.org/ acts of Union 1707;
[537] www.wikipedia.org/ United Kingdom;

u tha se do të udhëtojë me shpejtësinë e mjegullave që shtyhen nga era. Sipas disa analizave shkencore, mjegullat udhëtojnë me shpejtësi mbi 160 km/h, kurse mjegullat që mbajnë shkarkim elektrik, ecin me shpejtësi prej 50-65 km/h.[538] Në kohën e Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem mjeti më i shpejtë për udhëtim ka qenë kali apo deveja, kurse sot dimë për shumë mjete të shpejta, si veturat, aeroplanët, helikopterët, e shumë mjete tjera. Ndoshta Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem nuk ka pasur për qëllim shpejtësinë e mjegullës konkretisht, por mund të ketë aluduar në simbolikën e saj.

Pasi të gjendet në mesin e njerëzve, Dexhalli do të fillojë të shpërndajë thirrjen e vet, ku do t`i mashtrojë njerëzit në adhurimin e tij. Sipas *hadith*-it, shohim se ai do të shkojë te një popull të cilët do t`i përgjigjen thirrjes së tij, e si shpërblim do të urdhërojë Dexhalli qiellin që të lëshojë shiun dhe do të bjer shi. Kafshët e tyre do të ushqehen prej gjelbërimit dhe do të prodhojnë shumë qumësht. Kurse, kur do të shkojë te një popull që t`i thërras në hyjnizimin e tij, ata nuk do t`i përgjigjen. Pasi ta refuzojnë thirrjen e tij, ai do të kërkojë nga qielli që të mos bjer shiu mbi ta dhe të thahet toka dhe bereqeti i tyre dhe ashtu do të ndodh. Këtë ua shkakton si dënim për mos nënshtrimin ndaj tij.

Nuk është larg logjikës që Dexhalli për këtë situatë, të shfrytëzojë edhe paisjet teknologjike të avansuara, të cilat i përdor sot Amerika për të shkaktuar ndryshime klimatike. Dihet publikisht se ShBA ka zhvilluar projektin HAARP,[539] përmes së cilës ka mundësi që të shkaktojë në mënyrë artificiale shi, vërshime, tërmete, uragane, thatësi, etj. Përmes këtyre antenave, shkaktohet ngrohje në jonosferë dhe nxit rënien e shiut. Po ashtu, përmes këtyre paisjeve, mund të shkaktohet thatësirë dhe zhdukje të bereqeteve. Gazeta "The Telegraph" publikoi më 21 maj të vitit 2011, fjalimin e kryetarit të Iranit Mahmut Ahmedinexhat, i cili i akuzoi shtetet e Europës, se po shkaktojnë thatësirë dhe ndërprerje të shiut në Iran përmes paisjeve speciale për ndryshime klimatike.[540] Kur i kemi parasysh këto paisje dhe këtë teknologji, nuk është çudi që Dexhalli do t`i shfrytëzojë këto për të shkaktuar rënien apo ndërprerjen e shiut.

---

538 Shih: www.rmets.org/the Beaufort scale;

539 HARRP (High Frequency Active Auroral Research Program) i punuar në vitin 1993, e lokalizuar në Gakona të Alaskës në ShBA i cili përbëhet prej 180 antenave dhe mund të shkaktojë ndryshime klimatike dhe ndryshim në sferën e Ionosferës.

540 www.telegraph.co.uk/ Mahmoud Ahmadinejad says Europe stealing Iran`s rain;

Më pas Dexhalli do ta thirr një djalosh të ri të cilit do t`i mëshojë me shpatë dhe do ta ndajë në gjysmë trupin e tij, do të ec në mes atyre dy pjesëve dhe do të thirr të ngjallet përsëri dhe ai do të kthehet në gjendjen e tij të mëparshme, e me këtë synon që t`i bind njerëzit se është zot i cili ringjallë të vdekurin. Por, djaloshi pasi të kthehet prap, kthehet i buzëqeshur dhe thotë se është edhe më shumë i bindur se ai është Dexhalli gënjeshtar. Pas këtij djaloshi, Dexhalli nuk do të mund të vras dikë tjetër, për shkak se në këtë çast, do të zbres Isa a.s. biri i Merjemes, të cilin Zoti e ka ngritur në qiell dhe do të zbres në fund të kohës si shenjë e kijametit. Ai zbret në Damask të Sirisë, në minaren e bardhë të xhamisë në kohën e namazit të sabahut, të cilin e zbresin melekët duke e mbajtur për krahë.

Me rastin e zbritjes së Isaut a.s. vdes çdo pabesimtarë nga frymëmarrja e tij, e cila arrin sa kap shikimi i tij dhe në fund e kap edhe Dexhallin në *Bab Lud*. Ky qytet gjendet 15 km në jug-lindje të Tel Aviv-it. Është interesante se aeroporti qëndrorë i Izraelit, që sot quhet “Ben Gurion”, më herët është quajtur aeroporti Lud. Dihet se fjala *Bab* në gjuhën arabe shërben si fjalë që nënkupton edhe `portën`, në këtë rast, do të nënkuptonte portën ajrore apo aeroportin. Më lart përmendëm se Dexhalli do të udhëtojë me një mjet të shpejtë, që mund të jetë edhe ndonjë aeroplan, i cili do të ndalojë mu në këtë aeroport në të cilin do të vritet Dexhalli, kurse Allahu xh.sh. e di më së miri.

Pas vrasjes së Dexhallit, Isau a.s. do të vizitojë besimtarët dhe do t`i përgëzojë për qëndrueshmërinë e tyre, duke u bërë me dije shkallët e tyre në Xhenet. Gjersa janë myslimanët në këtë gjendje, Allahu xh.sh. e lajmëron Isaun a.s. për shpërthimin e pendës së Je`xhuxh dhe Me`xhuxh-it.

Mu edhe këtu është pjesa qëndrore e këtij *hadithi kudsi*, që të merr statusin e këtij lloj të *hadith*-it. Mu në këtë pjesë, ku Zoti thotë: ***“Unë kam nxjerr disa robër të Mi, që nuk mund t`i luftojë askush ata, ngriti ti robërit e Mi në (kodrën) Tur”.***

Nga kjo pjesë kuptojmë se nuk ka fuqi apo ushtri e cila do të mund të luftojë kundër këtyre dy popujve dhe se shpërndarja e tyre nëpër botë, do të bëhet në mënyrë të shpejtë, saqë zbresin nga çdo skaj me shpejtësi. Aq shumë do të jetë numri i tyre, saqë do ta pijnë të gjithë ujin e liqenit Taberi.[541] Kur do të kalojë i fundit prej tyre, do të shoh se është shterur i gjithë uji që ishte në këtë liqen.

---

541 Liqeni Taberi gjendet në kufi të Palestinës, është i gjatë 21 km dhe i gjërë 13 km. Ka sipërfaqe prej 166 $km^2$ dhe i thellë 43 m.

Ata do të shkatërrojnë çdo gjë mbi sipërfaqe të tokës dhe do të vrasin kë të gjejnë para tyre, e gjersa myslimanët përreth Isaut a.s. të jenë në këtë gjendje të trishtuar, Isa a.s. do t`i lutet Allahut xh.sh. për ndihmë dhe shpëtim, e Zoti do të dërgojë si dënim për këto dy popuj tiran disa krimba, të cilët u bien në qafë dhe shkaktojnë vdekjen e tyre të menjëhershme.

Pasi të shkatërrohen këta dy popuj, do të zbres prej kodrës Tur Isa a.s. me besimtarët dhe do të shohin se toka është mbushur me trupat e ngordhur të Je`xhuxh dhe Me`xhuxh-it. Atëherë i dërguari i Zotit Isa a.s. dhe shokët e tij i luten Allahut xh.sh., e Ai do të dërgojë disa shpezë me qafa të gjata, që i marrin ata dhe i hedhin ku Allahu xh.sh. dëshiron. Më pas Allahu xh.sh. dërgon një shi që nuk lë asnjë shtëpi pa e përfshirë uji i shiut, kështu që e pastron tokën derisa ajo mbetet si pasqyrë.

Pasi të pastrohet toka, do të fillojë përsëri të mbijë bereqeti dhe të prodhojë ushqime, të cilat do të jenë aq të mëdha, saqë njerëzit do të mund të strehohen në hijen e këtyre gjetheve, kurse kafshët do të kenë aq shumë qumësht, saqë qumështi i një kafshe do të mjaftojë për t`i ushqyer edhe fiset e mëdha.

Pas këtij periudhe, Allahu xh.sh. dërgon një erë të këndshme, e cila me lehtësi dhe butësi merr shpirtin e çdo besimtari, sepse Zoti nuk dëshiron që myslimanët të përjetojnë momentin e shkatërrimit të kësaj bote dhe të mos e shohin me sytë e tyre Kiametin. Pasi të vdes edhe besimtari i fundit i cili ka edhe një grimcë besim dhe të ngelin mbi sipërfaqen e tokës njerëzit më të shfrenuar, të cilët nëpër rrugë do të kryejnë amoralitet dhe nuk do të turpërohen aspak, siç këtë akt e kryejnë në rrugë kafshët dhe gomerët, atëherë mbi këta njerëz, do të bëhet kijameti dhe do të shohin me sytë e tyre shkatërrimin përfundimtar të kësaj bote. Nga ky *hadith*, në këtë pjesë kuptojmë se mëkati i fundit që do të bëhet nga njerëzit para shkatërrimit të botës, do të jetë amoraliteti i cili kryhet publikisht, që fatkeqësisht ka filluar të ndodh edhe nëpër disa shtete perendimore.

Nga ky *hadith*, në mënyrë të detajizuar, kuptuam atë që pason pas ardhjes së Dexhallit në këtë botë dhe çka do të ndodh deri në ardhjen e momentit të fundit, kur edhe do të shkatërrohet bota. Ne si besimtar duhet të jemi vigjilent nga *fitne*-t e tilla që do të përhapen dhe të marrim mësim nga *hadith*-et të cilat na i ka thënë i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem që të shpëtojmë veten e të mos biem pre e mashtrimeve të kohës së Dexhallit.

## *HADITHI I NJËQINDEGJASHTËDHJETËEDY (162)*

حَدَّثَنَا إِسْمَاعِيلُ بْنُ عَبْدِ اللَّهِ، قَالَ: أَخْبَرَنِي أَخِي عَبْدُ الحَمِيدِ، عَنِ ابْنِ أَبِي ذِئْبٍ، عَنْ سَعِيدٍ المَقْبُرِيِّ، عَنْ أَبِي هُرَيْرَةَ رَضِيَ اللَّهُ عَنْهُ، عَنِ النَّبِيِّ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ، قَالَ: " يَلْقَى إِبْرَاهِيمُ أَبَاهُ آزَرَ يَوْمَ القِيَامَةِ، وَعَلَى وَجْهِ آزَرَ قَتَرَةٌ وَغَبَرَةٌ، فَيَقُولُ لَهُ إِبْرَاهِيمُ: أَلَمْ أَقُلْ لَكَ لاَ تَعْصِنِي، فَيَقُولُ أَبُوهُ: فَاليَوْمَ لاَ أَعْصِيكَ، فَيَقُولُ إِبْرَاهِيمُ: يَا رَبِّ إِنَّكَ وَعَدْتَنِي أَنْ لاَ تُخْزِيَنِي يَوْمَ يُبْعَثُونَ، فَأَيُّ خِزْيٍ أَخْزَى مِنْ أَبِي الأَبْعَدِ؟ فَيَقُولُ اللَّهُ تَعَالَى: " إِنِّي حَرَّمْتُ الجَنَّةَ عَلَى الكَافِرِينَ، ثُمَّ يُقَالُ: يَا إِبْرَاهِيمُ، مَا تَحْتَ رِجْلَيْكَ؟ فَيَنْظُرُ، فَإِذَا هُوَ بِذِيخٍ مُلْتَطِخٍ، فَيُؤْخَذُ بِقَوَائِمِهِ فَيُلْقَى فِي النَّارِ "

Transmeton Ebu Hurejre radijAllahu anhu se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Do ta takojë Ibrahimi alejhi`s-selam babanë e tij Azerin në Ditën e Kiametit dhe fytyra e Azerit do të jetë e nxirë dhe e pluhurosur, kurse Ibrahimi alejhi`s-selam do t`i thotë atij: "A të kam thënë ty të mos më kundërshtosh?" Babai i tij thotë: "Sot nuk do të kundërshtoj". Ibrahimi alejhi`s-selam do të thotë: "O Zot, Ti më ke premtuar se nuk do të më dëshpërosh në Ditën e Ringjalljes, po çfarë dëshpërimi më të madh mund të ketë për mua sesa dëshpërimi për babanë tim të larguar (nga mëshira)?" Atëherë Allahu xh.sh. i thotë:* ***"Unë e kam bërë të ndaluar Xhenetin për pabesimtarët".*** *Pastaj thotë:* ***"O Ibrahim, çka ka nën këmbët e tua?".*** *Kur shikon, do të shoh një hienë të përgjakur, e cila do të tërhiqet për këmbeve dhe do të hidhet në Zjarr".*[542]

[542] Buhari-u, "Sahih", kitab Ehadithu`l-Enbija, bab 8, nr.3350 dhe kitabu`t-Tefsir, bab 1, nr.4768-69; Hakimi, "El-Mustedrek", 2/260, nr.2936 dhe thotë se "hadithi është Sahih sipas kushteve të Buhari-ut dhe Muslim-it, por ata nuk e kanë shënuar", me këtë pajtohet edhe Dhehebiu`; Por kjo është një lëshim prej tij, sepse ne e përmendëm më lart se imam Buhari-u e ka shënuar këtë hadith;

Të gjithë njerëzit do të tubohen në një vend në Ditën e Gjykimit dhe të gjithë do të shohin ata të cilët i kanë njohur në këtë botë. Disa njerëz do të jenë në qetësi dhe rehati nën hijet e *Arshit*, kurse disa do të jenë nën rrezet e Diellit përvëlues. Do të ketë edhe biseda të ndërsjella ku njerëzit do të kërkojnë përgjigje për çështje të caktuara. Njerëzit do të kërkojnë llogari prej atyre të cilët u kanë shkaktuar padrejtësi në këtë botë. Atë ditë është dita kur do të kthehen borxhet dhe të drejtat. Njerëzit do të takojnë të afërmit, por disa do të ikin prej tyre, sepse kanë ndonjë *hakk* të cilin mendon se do t`ia kërkojë. Këtë gjendje e përshkruan edhe Zoti në Kuran, ku thotë: **"Atë ditë njeriu ikën prej vëllait të vet. Prej nënës dhe prej babait të vet. Prej gruas dhe prej fëmijëve të vet. Atë ditë secilit njeri i mjafton çështja e vet".**[543]

Në këtë gjendje, do ta takojë edhe Ibrahimi alejhi`s-selam babanë e vet Azerin, i cili ishte zdrukthtarë dhe përgatiste idhujt për shitje. Ibrahimi alejhi`s-selam ka zhvilluar shumë polemika me babanë e vet dhe popullin e tij, shkaku i idhujve, por ato e mohuan besimin e vërtetë. Zoti thotë në Kuran: **"Përkujtoju (o i dërguar) kur Ibrahimi i tha babait të vet Azerit: "A statuja (idhuj) adhuroni për zota? Unë po të shoh ty dhe popullin tënd në një humbje të sigurt".**[544]

Si dhe ajeti tjetër: **"Lexoju (nga ajo që të shpallëm ty Muhamed) atyre ngjarjen e Ibrahimit. Kur i tha babait të vet dhe popullit të vet: "Çka jeni duke adhuruar?" Ata i thanë: "Adhurojmë idhuj, vazhdimisht u jemi besnikë atyre!"**[545]

Për këtë arsye, fytyra e Azerit në Ditën e Gjykimit do të jetë e pluhurosur dhe e nxirë, fakt të cilin Zoti na e tregon në shumë vende në Kuran, se atë ditë do të ketë fytyra të nxira. Prej tyre, do të përmendim disa *ajet*-e sa për ilustrim: **"Në ditën kur ka fytyra që zbardhen dhe ka fytyra që nxihen. E për sa u përket atyre fytyrave që janë nxirë u (thuhet): "A edhe pas besimit tuaj u bëtë pabesimtarë? Vuani pra, dënimin për shkak se ishit që nuk besonit!"**[546]

Si dhe ajeti tjetër: **"Atyre që bëjnë vepra të mira, u takon e mira (Xheneti) edhe më tepër (e shohin All-llahun). Fytyrat e tyre nuk i mbulon pluhuri i**

---

[543] Kurani, Abese, 34-37;
[544] Kurani, En`am, 74;
[545] Kurani, Shuara, 69-71;
[546] Kurani, Ali Imran, 106;

**zi as nënçmimi, ata janë banues të Xhenetit, aty janë përgjithmonë. E ata që bënë të këqija, dënimi i së keqes është aq sa është ajo, ata i mbulon poshtërimi. Ata nuk mund t'i mbrojë kush nga All-llahu, fytyrat e tyre, porsi t'i kishte mbuluar ndonjë copë e errët e natës. Ata janë banues të përjetshëm të Zjarrit".**[547]

**"E ata që bënë gënjeshtër ndaj All-llahut, do t'i shohësh në Ditën e Kiametit, fytyrat e tyre të nxira. A nuk është në Xhehenem vendi i kryelartëve?"**[548]

**"Kur ta shohin atë (Xhehenemin) se po u afrohet, fytyrat e atyre që nuk besuan u shëmtohen dhe u thuhet: "Ky është ai që ju e kërkonit sa më shpejt!"**[549]

**"Atë ditë ka fytyra edhe të vrazhda".**[550]

**"Atë ditë do të ketë edhe fytyra të pluhuruara. Që i ka mbuluar errësira e zezë. E të tillët janë ata mohuesit, mëkatarët".**[551]

Të gjitha këto *ajet*-e, dëshmojnë se pabesimtarëve do t`u nxihet fytyra në Ditën e Gjykimit dhe do të jenë të poshtëruar, nga shkaku se kanë parë argumentet e Zotit e nuk kanë besuar.

Babai i Ibrahimit alejhi`s-selam do të pohojë se më nuk do ta kundërshtojë, por vallë a vlen ky besim pas mohimit të tyre në këtë botë? Nuk ka pendim të pranuar në Ditën e Llogarisë, përpos se kush është penduar në këtë botë para se t`i vijë shpirti në fyt.[552] Sepse edhe Faraoni në kohën e Musës alejhi`s-selam kur e pa veten se do të mbytet në detin e hapur për Musain alejhi`s-selam tha: "Tash besova Zotin e Musës dhe Harunit". Thotë Zoti në Kuran: **"Ne i kapërcyem beni Israilët përtej detit, e faraoni dhe ushtria e tij i ndoqi mizorisht dhe armiqësisht derisa e përfshiu atë përmbysja e ai tha: "Besova se nuk ka Zot tjetër pos Atij që i besuan beni Israilët, edhe unë**

---

547 Kurani, Junus, 26-27;
548 Kurani, Zumer, 60;
549 Kurani, Kalem, 27;
550 Kurani, Insan, 24;
551 Kurani, Abese, 40-42;
552 Transmeton Ibni Umeri r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Allahu e pranon pendimin derisa nuk i vjen njeriut shpirti në fyt".* (Tirmidhi-u, "Sunen", kitab ed-Da`avati, bab fadli`t-teubeti.., nr.3548 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Garib; Ibni Maxheh, "Sunen", kitab ez-Zuhdi, bab dhikru`t-teubeti, nr.4253, etj);

**jam nga muslimanët!" Ti tani beson, ndërsa ma parë kundërshtove dhe ishe njëri prej shkatërruesve!".**[553]

Por në këtë moment është vonë, sepse Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem tregoi se askujt nuk do t`i pranohet pendimi kur të vijë shpirti në fyt dhe pasi të lind Dielli nga perëndimi. Andaj edhe Azeri pasi do të pohojë se është bindur se Ibrahimi alejhi`s-selam ishte në të vërtetën dhe më nuk do ta kundërshtojë, atëherë Ibrahimi alejhi`s-selam do ta lus Zotin që ta shpëtojë Azerin. Siç ishte lutur edhe në dynja dhe këtë lutje Zoti na e përshkroi në Kuran ku tha: **"Dhe fale babanë tim, se ai vërtetë ishte nga ata të humburit. E mos më turpëro në ditën kur do të ringjallen. Ditën kur nuk bën dobi as malli, as fëmijët. (bën dobi) Vetëm kush i paraqitet Zotit me zemër të shëndoshë".**[554]

Ky *ajet* kuranorë tregon se Ibrahimi a.s. është lutur për faljen e babait të tij Azerit. Dhe këtë gjë do ta bëjë edhe në Ditën e Gjykimit, siç edhe tregon *hadithi kudsij* i saktë se, Ibrahimi alejhi`s-selam do të lutet për babanë e vet pabesimtarë që ta shpëtojë Allahu xh.sh., por Ai do t`i jep një përgjigje që çdonjëri duhet ta kuptojë, se nuk ka vend në Xhenet për pabesimtarët, pa marrë parasysh se familjarë të kujt janë. Zoti e bëri të ndaluar Xhenetin për ata që nuk kanë besuar. Zoti thotë në Kuran: **"...sepse ai që i përshkruan Zotit shok, All-llahu ia ka ndaluar (ia ka bërë haram) atij Xhenetin dhe vendi i tij është Zjarri. Për mizorët nuk ka ndihmës".**[555]

Gjithashtu na tregon se mundësia e hyrjes në Xhenet i një pabesimtari, është e barabartë me mundësinë e depërtimit të devesë nëpër vrimën e gjilpërës. Edhe këtë e vërteton Fjala më e vërtetë, Kurani, ku thotë: **"Nuk ka dyshim se ata që përgënjeshtruan argumentet Tona dhe nga mendjemadhësia u larguan prej tyre, atyre nuk u hapen dyert e qiellit dhe nuk do të hyjnë në Xhenet deri të përbirojë deveja vrimën e gjilpërës. Ja, kështu i shpërblejmë kriminelët".**[556] Sa është e mundshme që një deve dy metra e lartë, të depërtojë nëpër vrimën e gjilpërës e cila është 1 mm?!

Kështu Zoti tregon se nuk ka vend në Xhenet për mohuesit. Pasi do ta merr këtë përgjigje Ibrahimi alejhi`s-selam, Zoti do t`i jep një fizionomi të keqe Azerit, saqë edhe vet Ibrahimi alejhi`s-selam do të largohet prej tij. Edhe këtë moment e ilustron Kurani, ku thotë: **"Edhe lutja e Ibrahimit për**

---

553 Kurani, Junus, 90-91;
554 Kurani, Shuara, 86-89;
555 Kurani, Maide, 72;
556 Kurani, A`raf, 40;

**babanë e vet nuk ishte tjetër, pos për shkak të një premtimi që ia pat premtuar atij, e kur iu bë e qartë se ai ishte armik i Allahut, u largua prej tij. S'ka dyshim, Ibrahimi ishte shumë i ndjeshëm dhe i butë".**[557]

Nuk është vetëm babai i Ibrahimit alejhi`s-selam se nuk ka besuar, pasi ka pasur edhe pejgamberë tjerë të cilët kanë pasur armiq të fesë brenda familjeve të tyre. Kështu është edhe shembulli kur Nuhi alejhi`s-selam e thirri djalin dhe gruan e vet, por ato refuzuan dhe qëndruan me popullin pabesimtarë. Gjithashtu mohoi edhe bashkëshortja e Lutit alejhi`s-selam. Zoti na tregon kështu në Kuran: **"..e Nuhu e thirri djalin e vet, që ishte në një vend të ndarë: "O djali im, hip bashkë me ne, e mos u bë me mohuesit! Ai (djali) tha: "Unë do të ngjitëm në një kodër që do të më mbrojë nga uji (vërshimi)!" Tha: Nuk ka sot mbrojtës prej dënimit të All-llahut, pos atë që Ai e ka mëshiruar!" Vala hyri mes tyre të dyve, e ai (djali) u mbyt në ujë".**[558]

Si dhe thuhet: **"Atyre që mohuan, All-llahu u sjell një shembull gruan e Nuhut dhe gruan e Lutit. Ato të dyja ishin në kurorë të dy robërve të mirë nga robërit Tanë, por ato të dyja i tradhtuan (në fe) ata të dy dhe këta të dy nuk mund t'i mbrojnë ato fare te All-llahu, e atyre dyjave u thuhet: "Hyni në Zjarr së bashku me ata që hyjnë!".**[559]

Edhe pse i kanë pasur bashkëshorte në këtë botë, në Ditën e Gjykimit nuk do të mund t`i mbrojnë nga dënimi i Zotit shkaku i lidhjeve familjare. Edhe i Dërguari i jonë sal-lallahu alejhi ve sel-lem pati nga familja e vet që nuk e besuan edhe pse e ndihmuan. Shembull konkret është axha i tij, Ebu Talibi. Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem e thirri deri në momentet e fundit të jetës, por ai vdiq në fenë e të parëve të tij, si idhujtar. Prandaj, edhe Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem thirri fisin e vet dhe u tha: *"O ju Kurejshë, shpëtoni veten tuaj, sepse unë nuk mund t`ju shpëtoj nga ndëshkimi i Zotit. O Beni Abdul-Menaf, unë nuk mund t`ju shpëtoj nga ndëshkimi i Zotit. O Abas b. Abdul-Muttalib, unë nuk mund t`ju shpëtoj nga ndëshkimi i Zotit. Oj Safije, halla ime, unë nuk mund t`ju shpëtoj nga ndëshkimi i Zotit. Oj Fatime, bija e Muhamedit, më kërko çka të duash nga pasuria ime, por unë nuk mund të të shpëtoj nga dënimi i Allahut".*[560]

---

557 Kurani, Teube, 114;
558 Kurani, Hud, 42-43;
559 Kurani, Tahrim, 10;
560 Buhari-u, "Sahih", kitab Vesaja, bab 11, nr.2753; Muslim-i, "Sahih", kitabul Iman, bab 88, nr.204 dhe 206; etj.

Askush nuk mund të ndihmojë dikë shkaku i lidhjeve farefisnore, po qoftë ai edhe pejgamber. Pra, nuk ka mbështetje në punët e tjetrit, por vetëm në atë që punon vet.

Nga ky *hadith kudsij*, na bëhet me dije se në Ditën e Gjykimit, do të ketë edhe ndryshim të pamjeve të njerëzve. Disa do të ecin me fytyrë, disa do të ringjallen në madhësinë e mizave, disa do të ringjallen me pamjen si fytyra e gomarit, disa do ta kenë të kthyer kokën mbrapsht, e shumë pamje të ndryshme, të cilat do t`i dëshmojmë me *hadith*-e të Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem. Transmeton Amër b. Shuajbi nga babai i tij, e ky nga gjyshi i tij, se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Mendjemëdhenjtë në Ditën e Gjykimit do të ringjallen në madhësinë e milingonave me pamje njerëzore, nga çdo anë do t`i kaplojë poshtërimi (kurse njerëzit tjerë do t`i shkelin)".*[561]

Ebu Hurejre radijAllahu anhu tregon se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"A nuk frikoheni, që kur ndonjëri prej jush, kur ta ngrejë kokën para imamit (nga rukuja apo sexhdeja), se mos Allahu ia bën kokën në kokë gomari, ose mos Allahu ia shndërron pamjen në pamje gomari?!"*[562]

Transmeton Enes b. Malik-u radijAllahu anhu se dikush e pyeti Pejgamberin sal-lallahu alejhi ve sel-lem se si do të sillet pabesimtari përmbys me fytyrë në Ditën e Gjykimit? Ai tha: *"A nuk do të ishte në gjendje Ai, që e bëri njeriun të ecë në këmbë në këtë jetë, që ta bëjë atë të ecë me fytyrë në Ditën e Gjykimit".*[563]

Këto dhe shumë forma tjera të cilat janë përshkruar nëpër *hadith*-e të ndryshme, kuptojmë se njerëzit në Ditën e Gjykimit do të kenë pamje të ndryshme, varësisht si e ka pasur anën e brendshme të shpirtit. Allahu xh.sh. na mbrojtë prej kësaj gjendje dhe na ringjalltë me të mirët.

---

[561] Tirmidhi-u, "Sunen", kitab Sifeti`l-Kijameti ve`r-rekaiki ve`l-vere`i, bab 47, nr.2500 dhe thotë se hadithi është Hasenu-Sahih; Ahmed-i, "Musned", 2/179, nr.6689; Buhari-u, "Edebu`l-Mufred", nr.557;

[562] Buhari-u, "Sahih", kitab Edhani, bab 53, nr.691; Muslim-i, "Sahih", kitab es-Salatu, bab 25, nr.427; etj.

[563] Buhari-u, "Sahih", kitab et-Tefsiri, bab 25, nr.4760; Muslim-i, "Sahih", kitab Sifati`l-Munafikin, bab 11, nr.2806; Ahmed-i, "Musned", 20/131, nr.12.708; Tirmidhi-u, "Sunen", kitab Tefsir, bab sure Isra, nr.3153; por shënon përmes Ebu Hurejres r.a.;

## *HADITHI I NJËQINDEGJASHTËDHJETËETRE (163)*

**حَدَّثَنَا مُوسَى بْنُ إِسْمَاعِيلَ، حَدَّثَنَا هَمَّامٌ، قَالَ: أَخْبَرَنِي قَتَادَةُ، عَنْ صَفْوَانَ بْنِ مُحْرِزٍ المَازِنِيِّ، قَالَ: بَيْنَمَا أَنَا أَمْشِي، مَعَ ابْنِ عُمَرَ رَضِيَ اللَّهُ عَنْهُمَا آخِذٌ بِيَدِهِ، إِذْ عَرَضَ رَجُلٌ، فَقَالَ: كَيْفَ سَمِعْتَ رَسُولَ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ يَقُولُ فِي النَّجْوَى؟ فَقَالَ: سَمِعْتُ رَسُولَ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ يَقُولُ: " إِنَّ اللَّهَ يُدْنِي المُؤْمِنَ، فَيَضَعُ عَلَيْهِ كَنَفَهُ وَيَسْتُرُهُ، فَيَقُولُ: أَتَعْرِفُ ذَنْبَ كَذَا، أَتَعْرِفُ ذَنْبَ كَذَا؟ فَيَقُولُ: نَعَمْ أَيْ رَبِّ، حَتَّى إِذَا قَرَّرَهُ بِذُنُوبِهِ، وَرَأَى فِي نَفْسِهِ أَنَّهُ هَلَكَ، قَالَ: سَتَرْتُهَا عَلَيْكَ فِي الدُّنْيَا، وَأَنَا أَغْفِرُهَا لَكَ اليَوْمَ، فَيُعْطَى كِتَابَ حَسَنَاتِهِ، وَأَمَّا الكَافِرُ وَالمُنَافِقُونَ، فَيَقُولُ الأَشْهَادُ: {هَؤُلاَءِ الَّذِينَ كَذَبُوا عَلَى رَبِّهِمْ أَلاَ لَعْنَةُ اللَّهِ عَلَى الظَّالِمِينَ} [هود: 18] "**

Transmeton Ibni Umeri radijAllahu anhu se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Allahu do të afrojë një besimtarë pranë Tij, do ta mbulojë me strehën (mbrojtjen) e Vet dhe do ta pyes:* ***"A e din këtë mëkat, a e din këtë mëkat?!"*** *Ai do të thotë: "Po, o Zoti im". Kështu do të vazhdojë derisa t`i dëshmojë (të gjitha) gjynahet e bëra dhe do të mendojë se është i shkatërruar, por Ai do t`i thotë:* ***"Me të vërtetë, që Unë i fsheha mëkatet e tua në dunja dhe Unë do t`i fal ty ato sot".*** *Dhe atij do t`i jepet libri i veprave të tij të mira. Ndërsa për pabesimtarin dhe dyfytyrëshin, dëshmitarët do të thonë:* ***"Këta janë ata që kanë gënjyer kundër Zotit të tyre. Vërtet, mallkimi i Allahut qoftë mbi të padrejtët"****.*[564]

Të gjithë njerëzit do të shfaqen para Zotit dhe do të japin llogari për veprimet e veta. Qoftë punë e madhe apo e vogël, njeriu do të pyetet për të.

---

[564] Kurani, Hud, 18; ky *hadith kudsi* shënohet nga Buhari-u, në "Sahih", kitab Medhalim, bab 2, nr.2441; Muslim-i, "Sahih", kitab Teubeh, bab 8, nr.2768; Ibni Maxheh, "Sunen", kitab Sunneh, bab 13, nr.183; Ahmed-i, "Musned", 9/318, nr.5436;

Për disa besimtarë, Zoti do të bëjë mëshirë dhe do t`i merr lehtë në llogari, saqë vetëm do t`ua paraqes mëkatet e tyre, sa për t`i rikujtuar se si ka vepruar, porse më pas do t`i falen ato veprime. Mu këtë e dëshmon *hadith*-i në fjalë, i cili na paraqet një skenë të Ditës së Gjykimit, ku do të del njeriu para Zotit, kurse Ai do të bisedojë me të pa ndërmjetësues. Zoti do t`ia rikujojë atij mëkatet që ka vepruar në *dunja*, kurse tek njeriu do të shfaqet ndjesia se pas këtij momenti nuk do të shpëtojë, ngase iu paraqitën të gjitha mëkatet. Por, më pas i bëhet me dije, se mëkatet që ka kryer në këtë botë, i janë falur nga ana e Zotit të Gjithëmëshirshëm.

Zoti llogaritjen e këtij myslimani, do ta bëj fshehur nga sytë e njerëzve, sepse edhe mëkatet e tija i ka kryer duke mos e kuptuar dikush, andaj edhe Zoti e llogarit dhe ia shfaq veprat fshehur, por më pas e mbulon me falje dhe mëshirë.

Më pas çdokujt do t`i jepet libri i llogarisë, aty ku është shënuar çdo gjë prej veprave njerëzore. Edhe këtij besimtari të cilit iu falën mëkatet, do t`i jepet libri i veprave të tij të mira nga ana e djathtë, që nënkupton shpëtim nga dënimi i Zotit.

أَخْبَرَنَا مُحَمَّدُ بْنُ رَافِعٍ، قَالَ: حَدَّثَنَا عَبْدُ الرَّزَّاقِ، قَالَ: أَنْبَأَنَا مَعْمَرٌ، عَنْ زَيْدِ بْنِ أَسْلَمَ، عَنْ عَطَاءِ بْنِ يَسَارٍ، عَنْ أَبِي سَعِيدٍ الْخُدْرِيِّ قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: " مَا مُجَادَلَةُ أَحَدِكُمْ فِي الْحَقِّ، يَكُونُ لَهُ فِي الدُّنْيَا بِأَشَدَّ مُجَادَلَةً مِنَ الْمُؤْمِنِينَ لِرَبِّهِمْ فِي إِخْوَانِهِمُ الَّذِينَ أُدْخِلُوا النَّارَ. قَالَ: يَقُولُونَ: رَبَّنَا إِخْوَانُنَا كَانُوا يُصَلُّونَ مَعَنَا، وَيَصُومُونَ مَعَنَا وَيَحُجُّونَ مَعَنَا، فَأَدْخَلْتَهُمُ النَّارَ؟ قَالَ: فَيَقُولُ: اذْهَبُوا فَأَخْرِجُوا مَنْ عَرَفْتُمْ مِنْهُمْ "، قَالَ: " فَيَأْتُونَهُمْ فَيَعْرِفُونَهُمْ بِصُوَرِهِمْ فَمِنْهُمْ مَنْ أَخَذَتْهُ النَّارُ إِلَى أَنْصَافِ سَاقَيْهِ، وَمِنْهُمْ مَنْ أَخَذَتْهُ إِلَى كَعْبَيْهِ، فَيُخْرِجُونَهُمْ فَيَقُولُونَ: رَبَّنَا قَدْ أَخْرَجْنَا مَنْ أَمَرْتَنَا ". قَالَ: " وَيَقُولُ: أَخْرِجُوا مَنْ كَانَ فِي قَلْبِهِ وَزْنُ دِينَارٍ مِنَ الْإِيمَانِ، ثُمَّ قَالَ: مَنْ كَانَ فِي قَلْبِهِ وَزْنُ نِصْفِ دِينَارٍ حَتَّى يَقُولَ: مَنْ كَانَ فِي قَلْبِهِ وَزْنُ ذَرَّةٍ " قَالَ أَبُو سَعِيدٍ: " فَمَنْ لَمْ يُصَدِّقْ فَلْيَقْرَأْ هَذِهِ الْآيَةَ: {إِنَّ اللَّهَ لَا يَغْفِرُ أَنْ يُشْرَكَ بِهِ وَيَغْفِرُ مَا دُونَ ذَلِكَ لِمَنْ يَشَاءُ} [النساء: 48] إِلَى {عَظِيمًا} [النساء: 27]

Transmeton Ebu Seid el-Hudriju (r.a.) se i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *‘‘Polemika juaj me njëri-tjetrin për një të drejtë tuajën në këtë botë, nuk është më e fortë se polemika e besimtarëve me Zotin e tyre, për vëllezërit e tyre që janë futur në Zjarr. Ata thonë: ‘‘O Zoti ynë! Vëllezërit tanë janë falur me ne, agjëronin me ne dhe kanë kryer haxhin me ne, kurse Ti i ke futur në Zjarr!’’ Thotë Zoti:* ***“Shkoni e nxirrni ata që i njihni prej tyre”.*** *Shkojnë tek ata dhe i njohin nga fytyrat e tyre, ka prej tyre që Zjarri i ka zhytur deri në mesin e kërcinjve, e ka prej tyre që i ka marr deri në nyje. Pastaj thonë: ‘‘Zoti ynë! I nxorëm ata për të cilët na urdhërove!’’*

*Pastaj Zoti thotë:* ***“Nxirrni çdokënd që ka në zemrën e tij iman, sa pesha e një dinari”.*** *Pastaj Allahu thotë*: ***“Kthehuni përsëri, dhe kush ka iman në zemrën e tij sa gjysma e dinarit, nxirreni prej atje”.*** *(Ata nxjerrin shumë*

*njerëz) Derisa Allahu thotë: **"Nxirrni çdokënd që ka në zemrën e tij sa një grimcë (zerre) të imanit".***

Ebu Seidi thotë: "Kush nuk beson këtë *hadith*, të lexojë *ajet*-in: "**S`ka dyshim se Allahu nuk bën padrejtësi as sa grimca, e nëse ka një vepër të mirë, Ai e dyfishon atë dhe jep prej Tij shpërblim të madh". (Nisa, 40).**[565]

Njerëzit nuk do të kenë leje në fillim për të folur, saqë do të mbretërojë një heshtje totale.

Zoti e përshkruan kështu skenën e asaj dite, ku thotë: **"Atë ditë Xhibrili dhe engjëjt qëndrojnë të rreshtuar, askush nuk flet pos atij që e lejon Mëshiruesi, dhe i cili e thotë të vërtetën".**[566] Po ashtu, në këtë kontekst, është edhe *hadith*-i që tregohet se njerëzit do të kërkojnë të fillojë gjykimi sa më shpejt, ndërsa do të kërkojnë ndihmë prej Ademit alejhi`s-selam, prej Nuhit alejhi`s-selam, prej Musait alejhi`s-selam dhe prej Isait alejhi`s-selam, porse asnjëri nuk do të guxojë të flet para Zotit, kurse këtë të drejtë do `ia jep Zoti vetëm Muhamedit sal-lallahu alejhi ve sel-lem. Më pas Zoti do të lejojë ndërmjetësimin për ata që do ta kenë atë të drejtë, gjersa Zoti do të mundësojë ndërmjetësim edhe për të gjithë myslimanët, që të munden të nxjerrin prej Zjarri të gjithë ata që i njohin, ndërsa në zemrat e tyre kanë pasur besim sa një grimcë e imët.

Nga ky *hadith*, kuptojmë se do të ketë njerëz të cilët kanë kryer namazin, agjërimin dhe haxhin, që do të përfshihen nga dënimi i Zotit në Zjarr, nga shkaku se ato adhurime kanë qenë me mangësi të shumta, ku ndoshta ndonjëri e fal namazin për syefaqësi, për interesa të kësaj bote apo diç tjetër. Po ashtu, mundet që të ketë falur namazin, ndërsa nga ana tjetër ka penguar të tjerët me sjelljen e tij, siç përshkruhet në *hadith*-in që përcillet nga Ebu Hurejre radijAllahu anhu se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"A e dini kush është i falimentuar?"* Ata thanë: "Tek ne i falimentuar është ai që nuk ka as derhem e as pasuri tjetër!". Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem tha: *"Me të vërtetë, i falimentuar (`muflis`) është ai që vjen ditën e gjykimit me namaz, me agjërim, me zekat, porse dikë e ka sharë, për dikë ka shpifur, dikujt*

---

[565] Nesai-u, "Sunen", kitab el-Imanu, bab zijadetul iman (18), nr.5013; ngjashëm me këtë tekst shënon edhe Buhari-u, në "Sahih", kitab Tefsir, bab 8, nr.4581; Muslim-i, "Sahih", kitab el-Imanu, bab 81, nr.182-185; Ibni Maxheh, "Sunen", kitab Sunneh, bab 9, nr.60; Ahmed-i, "Musned", 13/143, nr.7717; Ibni Ebi Shejbeh, "El-Musannef", 13/176, nr.16.039;

[566] Kurani, Nebe`, 38;

*i ka ngrënë pasurinë, ka derdhur gjakun e dikujt, dikë e ka rahur, këtij do t`i merren prej veprave të mira, e nëse do t`i harxhohen të mirat para se të shpaguaj të bëmat e tij, do të merren prej mëkateve të tyre dhe do t`i ngarkohen këtij dhe kështu do të futet në Zjarr".*[567]

Ngjashëm me këtë është edhe *hadith*-i i tre personave të parë që do të hyjnë në Zjarr: luftëtari, dijetari i rrejshëm dhe ai që shpërndante pasurinë për ta parë njerëzit. Këta janë ata të cilët nuk kanë punuar me sinqeritet, porse për reklamë dhe paraqitje para njerëzve.

Me këtë *hadith* demantohen antarët e fraksionit të murxhiave të cilët thonë se nuk do hyj në Xhehenem ai i cili ka *iman*, po ashtu edhe mu`tezilët të cilët thonë se mëkatarët do të jenë në Xhehenem përgjithmonë.

Nga *hadith*-i në fjalë, na bëhet me dije se këta njerëz, edhe nëse kanë përfunduar në Zjarr, përsëri gjersa ata kanë pasur *iman* në zemër, nuk do të ngelin përjetësisht në Xhehenem, por do të mëshirohen dhe do të falen nga ana e Zotit, kështu që do të hyjnë pas një kohe në Xhenet me ndërmjetësimin që do ta lejojë Zoti dhe me zbritjen e 99 mëshirave të Tij.

---

[567] Muslim-i, "Sahih", kitab el-Birru ve`s-siletu ve`l-adabu, bab tahrimu`dh-dhulm, nr.2581; Tirmidhi-u, "Sunen", kitab Sifeti`l-Kijameti ve`r-rekaiki ve`l-vere`i, bab ma xhae fi she`nil hisabi vel kisas, nr.2418; Ahmed-i, "Musned", 13/399, nr.8029;

## *HADITHI I NJËQINDEGJASHTËDHJETËEPESTË (165)*

حَدَّثَنَا إِسْمَاعِيلُ، قَالَ: حَدَّثَنِي مَالِكٌ، عَنْ عَمْرِو بْنِ يَحْيَى المَازِنِيّ، عَنْ أَبِيهِ، عَنْ أَبِي سَعِيدٍ الخُدْرِيِّ رَضِيَ اللَّهُ عَنْهُ، عَنِ النَّبِيِّ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ قَالَ: «يَدْخُلُ أَهْلُ الجَنَّةِ الجَنَّةَ، وَأَهْلُ النَّارِ النَّارَ» ، ثُمَّ يَقُولُ اللَّهُ تَعَالَى: «أَخْرِجُوا مِنَ النَّارِ مَنْ كَانَ فِي قَلْبِهِ مِثْقَالُ حَبَّةٍ مِنْ خَرْدَلٍ مِنْ إِيمَانٍ. فَيُخْرَجُونَ مِنْهَا قَدِ اسْوَدُّوا، فَيُلْقَوْنَ فِي نَهَرِ الحَيَا، أَوِ الحَيَاةِ – شَكَّ مَالِكٌ – فَيَنْبُتُونَ كَمَا تَنْبُتُ الحِبَّةُ فِي جَانِبِ السَّيْلِ، أَلَمْ تَرَ أَنَّهَا تَخْرُجُ صَفْرَاءَ مُلْتَوِيَةً»

Transmeton Ebu Seid el-Hudriju radijAllahu anhu se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Kur do të hyjnë banorët e Xhenetit në Xhenet dhe banorët e Zjarrit në Zjarr, pastaj do të thotë Allahu xh.sh.:* ***"Nxirrni prej aty (prej Zjarri) atë që ka në zemrën e tij iman sa një grimcë si kokra e sinapit".*** *Do të dalin prej aty të nxirrë, kur do të futen në lumin e jetës, prej së cilës do të mbijnë siç mbinë fara që ritet përreth një uji. A nuk e keni parë si del e rritet e verdhë dhe e përdredhur?"*[568]

Ky *hadith* është i ngjashëm me *hadith*-in e lartëshënuar, porse vjen përmes një tjetër rrugë të transmetimit dhe ka ardhur në formë të shkurtuar, porse esenca e ngjarjes është e njëjtë.

---

[568] Buhari-u, "Sahih", kitab el-Imanu, bab 22, nr.22; Muslim-i, "Sahih", kitabul el-Imanu, bab 82, nr.184; etj.

## *HADITHI I NJËQINDEGJASHTËDHJETËEGJASHTË (166)*

حَدَّثَنَا سَعِيدُ بْنُ عُفَيْرٍ، قَالَ: حَدَّثَنِي اللَّيْثُ، قَالَ: حَدَّثَنِي عَبْدُ الرَّحْمَنِ بْنُ خَالِدِ بْنِ مُسَافِرٍ، عَنِ ابْنِ شِهَابٍ، عَنْ أَبِي سَلَمَةَ، أَنَّ أَبَا هُرَيْرَةَ، قَالَ: سَمِعْتُ رَسُولَ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ يَقُولُ " يَقْبِضُ اللَّهُ الأَرْضَ، وَيَطْوِي السَّمَوَاتِ بِيَمِينِهِ، ثُمَّ يَقُولُ: أَنَا المَلِكُ، أَيْنَ مُلُوكُ الأَرْضِ ".

Transmeton Ebu Hurejre (r.a.) se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *‘‘Allahu xh.sh. do ta mbajë tokën në grusht dhe do t`i mbështjellë qiejt me të Djathtën e Tij dhe do të thotë: **“Unë jam Mbreti, ku janë mbretërit e tokës?!”.***[569]

Ky *hadith*, është në ndërlidhje të ngushtë edhe me *ajet*-in kuranor, ku Zoti thotë: **“Ata nuk e çmuan Allahun me atë madhështinë që i takon, ndërsa në Ditën e Kiametit e tërë toka është në grushtin e Tij, e qiejt të mbështjellë në të djathtën e Tij. Ai është i pastër nga të metat dhe Ai është i lartë nga çka ata i shoqërojnë”.**[570]

Pabesimtarët nuk e kanë njohur Zotin siç duhet dhe nuk e kanë adhuruar ashtu siç Ai meriton dhe kërkon. Për këtë, Allahu xh.sh. atyre do t`ua tregojë në Ditën e Gjykimit Fuqinë dhe Pushtetin e Tij. E kush e din se Allahu xh.sh. është i Plotëfuqishëm për gjithçka, Ai e ka njohur Fuqinë e Zotit ashtu siç duhet. Pushteti dhe Fuqia e Zotit përfshin qiejt dhe tokën. Atë Ditë, asnjë tiran e asnjë mbret, nuk do të ketë guximin të çojë kokën e vet, kurse pushteti atë ditë, i takon vetëm Allahut xh.sh.

Në lidhje me këtë *hadith*, është edhe *hadith*-i tjetër, të cilin e transmeton Abdullah b. Mes`udi r.a. se një jehudi erdhi te Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem dhe i tha: “O Muhamed, ne hasim se në Ditën e Kiametit, Allahu do t`i vërë qiejt në një gisht, tokat në një gisht, kodrat në një gisht, drunjtë në një gisht dhe krijesat tjera në një gisht dhe do të thotë: ***“Unë jam Sunduesi”.*** I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem qeshi sa iu panë

---

[569] Buhari-u, “Sahih”, kitab et-Tefsiri, bab suretu`z-Zumer (3), nr.4812; Muslim-i, “Sahih”, kitab Sifeti`l-Kijameh, bab 1, nr.2787; Ibni Maxheh, “Sunen”, kitab Sunneh, bab 13, nr.192; Ahmedi, “Musned”, 14/451, nr.8863;

[570] Kurani, Zumer, 67;

edhe dhëmballët dhe pastaj lexoi *ajet*-in: **"Ata nuk e çmuan Allahun me atë madhështinë që i takon...".**[571]

Ebu Sulejman Hattabiu (319-388 h) thotë: "...përmendja e gishtit nuk vjen as në Kuran e as në Sunet (hadith) i cili plotëson kushtet, madje është vërtetuar se dora nuk është gjymtyrë që të mund të kuptohen gishtat prej saj. Që këndej, nuk duhet të krahasohet dhe të përngjasohet (mes Krijuesit dhe krijesave)...Ndoshta përmendja e gishtave është bërë nga jehudiu, pasi jehuditë janë *mushebih* (antropomorfist) e kjo nuk është drejtimi i myslimanëve...".[572]

Ebu Sulejmani thotë se e qeshura e Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem me jehudinë, ka qenë në formë habie dhe mohimi.[573]

Ibni Ukajli thotë: "Ata nuk e kanë vlerësuar Allahun ashtu siç duhet, sepse cilësitë e Tij i kanë përngjarë me cilësitë e krijesave të Tij. Për këtë arsye, përmendet *shirk*-u në *ajet* që t`u bëjë demant atyre".[574]

Kurtubiu thotë: "Gjithë këto, janë fjalë të jehudiut, ata besojnë në *texhsim* (trupëzim të Zotit), besojnë se Allahu ka gjymtyrë ashtu siç besojnë edhe hashevitët ekstrem të këtij *umeti*. Që këndej, të qeshurit e Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem ishte nga habia me injorancën e jehudisë, për këtë edhe e lexoi ajetin: **"Ata nuk e çmuan Allahun me atë madhështinë që i takon..."** pra, nuk e kanë njohur Zotin siç duhet dhe nuk e kanë madhëruar siç duhet. Dhe ky është versioni i saktë, kurse transmetimi ku thuhet se e qeshura e Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem ishte për të vërtetuar fjalën e jehudiut, është fjalë e transmetuesit dhe është i kotë, sepse Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem nuk do ta konfirmojë fjalën e gënjeshtarëve".[575]

Ibni Bettali thotë: "Këtu përmenden duart, që nënkupton se janë Cilësi të Tij, prej Cilësive Dhatije, e nuk janë gjymtyrë...".[576]

---

[571] Buhari-u, "Sahih", kitab et-Teuhidi, bab 19, nr.7414; Muslimi, "Sahih", kitab Sifetu`l-Kijameti, nr.2786; Ahmedi, "Musned", 6/69, nr.3590; etj.

[572] Ebu Sulejman el-Hattabiu, "A`lamu`l-Hadith fi sherh Sahih el-Buhari", botimi i parë, 1988, fq.1899-1900,

[573] Ebu Sulejman el-Hattabiu, po aty, fq.1903;

[574] Ebu Ferexh el-Xheuzi, "Flakja e dyshimeve të teshbihizmit", fq.220;

[575] Kurtubi-u, "El-Mufhim lima eshkele min telhisi kitabi Muslim", Daru Kelimetu`t-Tajjib, Damask, botimi i parë, 1996, vëll.7, fq.389-393;

[576] Ibni Bettali, "Sherh Sahih Buhari", vëll.10, fq.436;

Ebu Bekër b. Feureku thotë: “Ka mundësi që *hadith*-i të ketë për qëllim ndonjë krijesë të Allahut e cila quhet *Isbe*` (gisht) që të mbajë krijesat, ose mund të jetë kuptimi i saj: “fuqia, sundimi dhe pushteti”. Siç edhe thuhet: “Filanin e mbajë në gishtat e mi” kur dëshirohet të tregohet sa i fuqishëm është ndaj tij”.[577]

Ibni Haxher el-Askalani thotë: “Më e rrugës për gjërat e këtilla (sifatet haberije) është të mos bëhen interpretime që ua ndryshojnë kuptimin, por duhet besuar bindshëm në to, pasi Allahu është i pastër nga përngjasimi me krijesat, ngase çdo gjë që nga kuptimi tekstual konsiston në mangësi, nuk është për qëllim kuptimi tekstual”.[578]

Këto janë fjalët e disa dijetarëve të njohur, në lidhje me këtë *hadith kudsi*.

Pra, Zot dhe Mbret i vërtetë, i kësaj bote dhe botës tjetër është Allahu xh.sh. siç edhe thotë në Kuran: **“Kujt i takon pushteti sot? I Allahut që është një, i Fuqiplotit”.[579]**

---

[577] Ibni Bettali, “Sherh Sahih Buhari”, vëll.10, fq.441;
[578] Ibni Haxher el-Askalani, “Fet`hu`l-Bari sherh Sahih el-Buhari”, vëll.10, fq.547;
[579] Kurani, Gafir, 16;

## *HADITHI I NJËQINDEGJASHTËDHJETËESHTATË (167)*

**حَدَّثَنَا يُوسُفُ بْنُ رَاشِدٍ، حَدَّثَنَا جَرِيرٌ، وَأَبُو أُسَامَةَ وَاللَّفْظُ لِجَرِيرٍ، عَنِ الأَعْمَشِ، عَنْ أَبِي صَالِحٍ، وَقَالَ أَبُو أُسَامَةَ: حَدَّثَنَا أَبُو صَالِحٍ، عَنْ أَبِي سَعِيدٍ الخُدْرِيِّ، قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: " يُدْعَى نُوحٌ يَوْمَ القِيَامَةِ، فَيَقُولُ: لَبَّيْكَ وَسَعْدَيْكَ يَا رَبِّ، فَيَقُولُ: هَلْ بَلَّغْتَ؟ فَيَقُولُ: نَعَمْ، فَيُقَالُ لِأُمَّتِهِ: هَلْ بَلَّغَكُمْ؟ فَيَقُولُونَ: مَا أَتَانَا مِنْ نَذِيرٍ، فَيَقُولُ: مَنْ يَشْهَدُ لَكَ؟ فَيَقُولُ: مُحَمَّدٌ وَأُمَّتُهُ، فَتَشْهَدُونَ أَنَّهُ قَدْ بَلَّغَ: {وَيَكُونَ الرَّسُولُ عَلَيْكُمْ شَهِيدًا} [البقرة: 143] فَذَلِكَ قَوْلُهُ جَلَّ ذِكْرُهُ: {وَكَذَلِكَ جَعَلْنَاكُمْ أُمَّةً وَسَطًا لِتَكُونُوا شُهَدَاءَ عَلَى النَّاسِ وَيَكُونَ الرَّسُولُ عَلَيْكُمْ شَهِيدًا} [البقرة: 143] " وَالوَسَطُ: العَدْلُ".**

Transmeton Ebu Seid el-Hudriju (r.a.) se i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *“Do të thirret Nuhi a.s. në Ditën e Kijametit dhe ai do të thotë: “Të përgjigjem dhe të bindem vetëm Ty o Zot”. Atij do t`i thuhet: **“A e përcolle porosinë?!”** Do të thotë (Nuhi a.s.): “Po”. Do t`i thuhet popullit të tij: **“A u ka përcjellë porosinë juve?”** Ata do të thonë: “Nuk ka ardhur tek ne ndonjë këshillues”. (Zoti) do të thotë: **“Kush do të dëshmojë për ty?”** (Nuhi a.s.) do të thotë: “Muhamedi dhe populli i tij do të dëshmojnë se unë e kam përcjellë porosinë”. Kështu pra, ju do të dëshmoni se ai e ka përcjellë dhe i Dërguari (Muhamedi sal-lallahu alejhi ve sel-lem) do të jetë dëshmitar mbi ju, ky edhe është kuptimi i fjalës së Allahut xh.sh.:* **“Kështu, Ne ju kemi bërë një bashkësi mesatare, që të bëheni dëshmitarë përmbi njerëzit dhe që i Dërguari të jetë dëshmitar përmbi ju”. (Bekare, 143)** Mesatarja (***veseta***) ka kuptimin e drejtësisë.[580]

---

[580] Buhari-u, “Sahih”, kitab et-Tefsiri, bab: ve kedhalike xhealnakum ummeten veseta, nr.4487; Tirmidhi-u, “Sunen”, kitab Tefsiru`l-Kuran, bab min sureti`l-Bekare, nr.2972 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Sahih; Ibni Maxheh, “Sunen”, kitab ez-Zuhdi, bab 34, nr.4284; Ahmedi, “Musned”, 17/383, nr.11.283;

*Ummet*-i i Muhamedit sal-lallahu alejhi ve sel-lem është i dalluar në këtë botë dhe në botën tjetër, sepse Zoti i ka bërë pjestarë dhe ndjekës të Pejgamberit më të dalluar. Ky përfundim vjen në bazë të *ajet*-it kuranorë ku Zoti thotë: **“Ju jeni populli më i dobishëm, i ardhur për të mirën e njerëzve, të urdhëroni për të mirë, të ndaloni nga të këqijat dhe të besoni Allahun...”.**[581]

Pasi në këtë botë jemi të cilësuar me drejtësi dhe mirësi, atëherë edhe në botën tjetër do të jemi *ummet* i dalluar, në fillim me numrin e madh, si dhe me hyrjen në Xhenet para popujve tjerë. Po ashtu, shohim se do ta kemi nderin, që të jemi edhe dëshmitarë në mbrojtje të pejgamberëve të mëhershëm, të cilët u përgënjeshtruan nga popujt e tyre.

Zoti do ta merr në pyetje Nuhin a.s. i cili ishte prej pejgamberëve të parë, i cili thirri popullin e tij për një kohë të gjatë në rrugën e vërtetë, porse ato përgënjeshtruan thirrjen. Zoti na tregoi në Kuran thirrjen e Nuhit a.s. dhe përgënjeshtrimin që e shprehën populli i tij. Zoti thotë në Kuran: **“Ne patëm dërguar Nuhun te populli i vet, e ai i tha: “O populli im, adhuronie vetëm All-llahun, nuk keni zot tjetër pos Tij. Unë kam frikë për dënimin Tuaj në një ditë të madhe!” Paria e tij tha: “Ne po të shohim (në këtë që na thërret) plotësisht të humbur!” (Nuhu) Tha: “O populli im, unë nuk kam kurrfarë humbje, por unë jam i dërguar prej Zotit të botrave!” “Unë ju kumtoj juve shpalljet e Zotit tim, ju këshilloj dhe unë di nga Zoti im çka ju nuk dini!” “A mos u çuditët që shpallja ju erdhi nga Zoti juaj përmes (gjuhës së) një njeriu nga mesi juaj, për t’ju tërhequr vërejtjen që të ruheni dhe ashtu të shpëtoni!” Po ata e përgenjeshtruan atë (Nuhun), e Ne e shpëtuam atë dhe ata që ishin me të në anije, ndërsa ata që përgenjeshtruan faktet tona i fundosëm. Vërtet, ata ishin popull i verbër”.**[582]

Po ashtu thotë: **“Lexoju atyre ngjarjen e Nuhut, kur i tha popullit të vet: “O populli im, nëse u vjen rëndë qëndrimi im më mesin tuaj, përkujtimet e mia me ajetet e All-llahut, e unë iu kam mbështetur vetëm All-llahut, ju vendosni për qëllimin tuaj, thirrni në ndihmë edhe zotat tuaj, e mos e mbani fshehtë, dhe zbatoni atë kundër meje e mos pritni. E nëse prapësoheni (nga mësimet e mia), unë nuk u kërkoj ndonjë shpërblim, se shpërblimi im është vetëm prej All-llahut. Unë jam i urdhëruar të jem njëri prej muslimanëve. E ata (populli i tij) e konsideruan atë rrenacak e**

[581] Kurani, Ali Imran, 110;
[582] Kurani, A`raf, 59-64;

**Ne e shpëtuam atë dhe ata që ishin bashkë në anije, dhe i bëmë që ata të jenë pasardhës (zëvendësues), kurse ata që përgënjeshtruan ajetet Tona i përmbytëm. Shih pra, si ishte fundi i gënjeshtarëve”.**[583] Ka edhe shumë ajete tjera në Kuran, në të cilat tregohet kundërshtimi dhe përgënjeshtrimi i popullit të Nuhit a.s. si pasojë e së cilës edhe u shkatërruan.

Ata në Ditën e Gjykimit do të mohojnë se ka qenë ndonjë Pejgamber tek ata, por Zoti i Cili është i Gjithëdijshëm, nuk ka nevojë për lajmet e njerëzve, sepse Ai e din shumë mirë raportin e njerëzve me pejgamberët, por dëshiron të sjellë dëshmitarë kundër tyre, që të mos kenë fakte për të kundërshtuar. Andaj, Zoti edhe do të sjellë dëshmitarë kundër tyre popullin e Muhamedit sal-lallahu alejhi ve sel-lem, i cili në Kuran e ka lexuar se si Nuhu a.s. dhe pejgamberët tjerë i kanë thirrë në fe popullin, porse ato i kanë kundërshtuar dhe mohuar.

Dëshmitarë prej *ummet*-it të Muhamedit sal-lallahu alejhi ve sel-lem do të jenë ata të cilët kanë pranuar Islamin dhe thirrjen e Muhamedit sal-lallahu alejhi ve sel-lem (*Ummeti Ixhabet)* e jo ata të cilët kanë jetuar në këtë periudhë, kanë dëgjuar për të, por që e kanë rrefuzuar fenë Islame (*Ummeti da`vet*).

Pra, ky *ummet* është i obliguar të mbajë mesataren, të mbajë drejtësinë, të mos anojë kah shtrembërimi i fakteve dhe mashtrimi, por të thonë të vërtetën në çdo situatë.

Ne jemi *umet*-i i mesatares, që nuk e teprojmë siç e tepruan të krishterët, të cilët Isaun a.s. e hyjnizuan dhe e shpallën zot, apo siç e tepruan jehudët, të cilët i vrisnin pejgamberët, ne jemi popull mesatar, të cilët besojmë në atë që ka shpallur Allahu xh.sh. dhe besojmë në pejgamberinë e të dërguarve.

Është interesant fakti, se fjala *mesatar* në *ajet*-in kuranorë, gjendet në *ajet*-in 143 të *sure*-s Bekare, e cila numëron 286 *ajet*-e, kështu që, kjo fjalë përmendet mu në mes të kësaj *sure*-je (143+143=286).

---

[583] Kurani, Junus, 71-73;

## *HADITHI I NJËQINDEGJASHTËDHJETËETETË (168)*

حَدَّثَنِي مُحَمَّدُ بْنُ حَاتِمِ بْنِ مَيْمُونٍ، حَدَّثَنَا بَهْزٌ، حَدَّثَنَا حَمَّادُ بْنُ سَلَمَةَ، عَنْ ثَابِتٍ، عَنْ أَبِي رَافِعٍ، عَنْ أَبِي هُرَيْرَةَ، قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: " إِنَّ اللهَ عَزَّ وَجَلَّ يَقُولُ يَوْمَ الْقِيَامَةِ: يَا ابْنَ آدَمَ مَرِضْتُ فَلَمْ تَعُدْنِي، قَالَ: يَا رَبِّ كَيْفَ أَعُودُكَ؟ وَأَنْتَ رَبُّ الْعَالَمِينَ، قَالَ: أَمَا عَلِمْتَ أَنَّ عَبْدِي فُلَانًا مَرِضَ فَلَمْ تَعُدْهُ، أَمَا عَلِمْتَ أَنَّكَ لَوْ عُدْتَهُ لَوَجَدْتَنِي عِنْدَهُ؟ يَا ابْنَ آدَمَ اسْتَطْعَمْتُكَ فَلَمْ تُطْعِمْنِي، قَالَ: يَا رَبِّ وَكَيْفَ أُطْعِمُكَ؟ وَأَنْتَ رَبُّ الْعَالَمِينَ، قَالَ: أَمَا عَلِمْتَ أَنَّهُ اسْتَطْعَمَكَ عَبْدِي فُلَانٌ، فَلَمْ تُطْعِمْهُ؟ أَمَا عَلِمْتَ أَنَّكَ لَوْ أَطْعَمْتَهُ لَوَجَدْتَ ذَلِكَ عِنْدِي، يَا ابْنَ آدَمَ اسْتَسْقَيْتُكَ، فَلَمْ تَسْقِنِي، قَالَ: يَا رَبِّ كَيْفَ أَسْقِيكَ؟ وَأَنْتَ رَبُّ الْعَالَمِينَ، قَالَ: اسْتَسْقَاكَ عَبْدِي فُلَانٌ فَلَمْ تَسْقِهِ، أَمَا إِنَّكَ لَوْ سَقَيْتَهُ وَجَدْتَ ذَلِكَ عِنْدِي "

Transmeton Ebu Hurejre (r.a.) se i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *“Me të vërtetë Allahu xh.sh. do të thotë në Ditën e Kijametit:* ***“O biri i Ademit, isha i sëmurë e nuk më vizitove?”*** *Thotë (njeriu): “O Zot, si të vizitoj Ty, kurse Ti je Zoti i botrave?” Thotë:* ***“A nuk e dije që filan robi Im ishte i sëmurë e nuk e vizitove, sikur ta vizitoje atë, do të më gjeje Mua tek ai?!” “O biri i Ademit, të kërkova të më japësh ushqim, e ti nuk më ushqeve”.*** *Thotë (njeriu): “O Zot, si të ushqej Ty, kur Ti je Zoti i botrave?”. Thotë:* ***“A nuk e dije që, filan robi Im të kërkoi ushqim, e ti nuk e ushqeve, e sikur ta dije, që nëse do e ushqeje, do ta gjeje atë tek Unë?!” O biri i Ademit, isha i etur, e ti nuk më hoqe etjen?”*** *Thotë (njeriu): “O Zot, si të të jap Ty ujë, kur Ti je Zoti i botrave?” Thotë:* ***“Filan robi Im të kërkoi ujë, e ti nuk i ke dhënë, sikur t`i jepje ujë atij, do ta gjeje atë tek Unë!”.***[584]

[584] Muslim-i, “Sahih”, kitab el-Birru ve`s-siletu ve`l-adabu, bab 13, nr.2569; Buhari-u, “Edeb`ul-Mufred”, nr.517; Ahmed-i, “Musned”, 15/135, nr.9242; Begavi-u, “Sherhu`s-Sunneh”, 5/218 dhe e konsideron Sahih;

Përmbajtjen e këtij *hadith*-i nuk duhet kuptuar tekstualisht, por në mënyrë kuptimore, sepse Zoti nuk ka nevojë për krijesat që ta ushqejnë. Alegoria në këtë tekst është se nëse ia bën një të mirë një krijese, do të shpërblehesh për të nga Zoti në botën tjetër. Zoti thotë në Kuran: **"Unë nuk kërkoj prej tyre furnizim, as nuk dëshiroj që të Më ushqejnë. Vërtet Allahu është Furnizuesi i vetëm, i Fuqishmi, i Plotpushtetshmi".[585]** Si dhe thotë: **"...Allahu është i pasur e ju jeni të varfër...".[586]**

Në këtë *hadith* madhështor, gjithshtu na bëhet me dije rreth tre elementeve shoqërore, të cilat kanë peshë të rëndësishme në raportet ndërnjerëzore, sidomos të besimtarëve në mes tyre. Prej tyre, u përmend e para, vizita e të sëmurit, pasi i sëmuri është i sprovuar nga ana e Zotit me dhimbje të ndryshme, kështu që vizita ndaj tyre, ua lehtëson dhimbjen dhe vlerëson se nuk është haruar nga rrethi i familjes dhe shoqërisë.

Në këtë *hadith*, Zoti përdori shprehje metaforike, për të treguar se vizita e të sëmurit, është sikur ta vizitosh vet Zotin, kjo për të respektuar robin e Tij si dhe tek Zoti do e gjejë shpërblimin dhe mirësinë, siç thotë imam Neveviu në sqarim të këtij *hadith*-i.[587]

Për vlerën e vizitës së të sëmurit, përcillen edhe shumë *hadith*-e tjera, përmes së cilave kuptojmë rëndësinë që i dha feja Islame këtij akti, si dhe për të kuptuar se njeriu është i vlefshëm sikur kur është i shëndoshë, ashtu edhe i sëmurë, po ashtu edhe pas vdekjes trajtohet me respekt më të lartë nga ana e të afërmve.

Ndërsa feja jonë Islame, e ndërlidhi vizitën e të sëmurit me shpërblime dhe veçori të shumta, ndër to, do të përmendim *hadith*-et në vijim, ku në njërën prej tyre, të cilën e transmeton Ebu Musa radijAllahu anhu se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Lironi robër, përgjigjuni ftesave dhe vizitoni të sëmurin".[588]*

---

[585] Kurani, Dharijat, 57-58;
[586] Kurani, Muhamed, 38;
[587] Nevevi-u, "Sahih Muslim bi sherh Nevevi", vëll.5, fq.433;
[588] Buhari-u, "Sahih", kitab en-Nikahi, bab 73, nr.5174; Ebu Davud-i, "Sunen", kitab el-Xhenaizu, bab duau lil meridi bi`sh-shifa, nr.3105; Ahmed-i, "Musned", 32/278, nr.19.517;

Po ashtu, transmeton Xhabir b. Abdilahu radijAllahu anhu se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Kush e viziton një të sëmurë, është i zhytur në mëshirë, e kur ulet, stabilizohet në mëshirë".*[589]

Transmeton Ebu Hurejre radijAllahu anhu se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Muslimani ndaj muslimanit i ka pesë detyra: "T`ia kthej selamin, ta vizitojë kur të sëmuret, përcjellja e xhenazes, të përgjigjurit në ftesa dhe të përgjigjurit me lutje (t`i thotë: `Jerhamukallah` kur të tesh)".*[590]

Transmeton Theubani radijAllahu anhu se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Muslimani kur e viziton vëllanë e vet musliman, vazhdimisht është në hurfen e Xhenetit, derisa të kthehet!".* Njerëzit e pyetën: "Çka është *Hurfa* e Xhenetit?" Ai tha: *"Ata janë kopshtet (pemët) e tij të bujshme".*[591]

Transmeton Enes b. Malik-u radijAllahu anhu se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Kush merr abdes dhe e plotëson atë si duhet, shkon të vizitojë vëllanë e tij musliman që është sprovuar, do të largohet nga zjarri i Xhehenemit 70 Harife!".* I thanë: "O Ebu Hamza, çka janë *Harife*?" Ai tha: "Vite".[592]

---

[589] Buhari-u në "Edeb`ul-Mufred", nr.522; Malik-u, "Muvetta", kitab Xhami, bab ijadetu`l-meridi ve`t-tijeretu, nr.2723; Ahmed-i, "Musned", 25/88, nr.15.797 përmes Ka`b b. Malik-ut; Ibni Ebi Shejbeh, "El-Musannef", 2/443, nr.10.834; Bezzar-i, "Bahru`z-Zehar", 1/368, nr.775; Ibni Hiban-i, në "Sahih"-un e tij, sipas radhitjes së Ibën Belbanit në "Ihsan fi tekrib Sahih Ibni Hiban", 4/267, nr.2945; Hakim-i, "Mustedrek", 1/501, nr.1295 dhe thotë se "është Sahih sipas kushteve të Muslim-it por ai nuk e ka shënuar", me të pajtohet edhe Dhehebi-u; Hejthemi-u, "Mexhmeu`z-Zevaid", 2/297 dhe thotë se e shënojnë Ahmed-i dhe Bezzar-i dhe se transmetuesit te Ahmed-i, janë transmetues nga dy Sahihet;

[590] Buhari-u, "Sahih", kitab el-Xhenaizi, bab el`emri bi`t-tibai`l-xhenaizi, nr.1240; Muslim-i, "Sahih", kitab es-Selamu, bab min hakil Muslim-i lil Muslim-i reddu`s-selam, nr.2162; Ebu Davud-i, "Sunen", kitab el-Edebi, bab fi`l-utasi, nr.5030; Nesai-u, "Amelu jaumi ve lejleti", nr.221; Ahmed-i, "Musned", 14/22, nr.8271;

[591] Muslim-i, "Sahih", kitab el-Birru ve`s-siletu ve`l-adabu, bab 13, nr.2568; Buhari-u në "Edeb`ul-Mufred", nr.521; Tirmidhi-u, "Sunen", kitab el-Xhenaizu, bab 2, nr.969 dhe thotë se hadithi i Theubanit është Hasen; Ahmed-i, "Musned", 37/56, nr.22.373; Ibni Ebi Shejbeh, "El-Musannef", 2/443, nr.10.832-33; Begaviu, "Sherhu`s-Sunneh", 5/215, nr.1408 dhe thotë se hadithi është Sahih;

[592] Ebu Davud-i, "Sunen", kitab el-Xhenaizu, bab 7, nr.3097; shejh Shuajb el-Arnauti në verifikim të Sunenit të Ebu Davud-it (5/15) thotë se zinxhiri i këtij hadithi është i dobët shkaku i dobësisë së Fadël b. Delhemit;

Siç u përshkrua mirësia e vizitës, ashtu ngjashëm është potencuar edhe mirësia e ujit dhe ushqimit, ku nëse e realizon atë ndaj një robi të Zotit, është sikur t`u kishte realizuar ndaj vet Zotit, andaj edhe Aishja radijAllahu anha kur jepte sadaka, e parfumonte, e kur e pyetën për arsyen e kësaj, ajo tha se `Para se të bjer në dorën e fukarasë, do të bjer në Dorën e Zotit`.

Edhe shpërndarja e ushqimit dhe dhënia e ujit, nuk janë më pak në shpërblim, nga shkaku se edhe për dhënien ushqim, kemi shumë transmetime të ndryshme, prej tyre edhe *hadith*-i ku Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem thotë që të mbrojmë veten nga Zjarri qoftë edhe me një hurme. Transmeton Adij b. Hatimi radijAllahu anhu se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Ruajuni prej Zjarrit, së paku edhe me një kokër hurmë (duke e dhënë sadaka), e nëse nuk e gjeni as atë, atëherë me një fjalë të mirë".*[593]

Në *hadith* u përmend edhe dhënia e ujit, sepse ngërthen në vete vlera të veçanta, ku për këtë mirësi të madhe, përcillen shumë transmetime. Ndër to, mund të përmendim *hadith*-in që transmeton Sa`d b. Ubade radijAllahu anhu se e ka pyetur Pejgamberin sal-lallahu alejhi ve sel-lem: "O i Dërguari i Allahut, më ka vdekur nëna, prandaj cila *sadaka* është më e mirë për të?" Ai tha: *"Uji"*. Pastaj Sa`di e hapi një bunar dhe tha: "Këtë po ia destinoj nënës së Sa`dit".[594]

Transmeton Ebu Seidi radijAllahu anhu se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Cili prej myslimanëve e vesh një musliman në nevojë me tesha, Allahu (xh.sh.) do ta vesh atë me tesha prej Xheneti. Cilido prej myslimanëve që e ushqen një musliman të uritur, Allahu (xh.sh.) do ta ushqejë atë me ushqime të Xhenetit. Cilido prej myslimanëve që i largon etjen një muslimani, Allahu (xh.sh.) do t`i jep të pijë prej nektarit të vulosur në Xhenet".*[595]

---

593 Buhari-u, "Sahih", kitab er-Rikaku, bab 49, nr.6540; Muslim-i, "Sahih", kitab ez-Zekatu, bab 20, nr.1016; Nesai-u, "Sunen", kitab ez-Zekati, bab 63, nr.2554; Tirmidhi-u, "Sunen", kitab Sifeti`l-Kijameti ve`r-rekaiki ve`l-vere`i, bab 1, nr.2423 dhe thotë se është Hasenu-Sahih; Ibni Maxheh, "Sunen", kitab Mukadime, bab 13, nr.185;

594 Ibni Maxheh, "Sunen", kitab el-Edebi, bab 8, nr.3684; Ebu Davud-i, "Sunen", kitab ez-Zekati, bab 41, nr.1681; Nesai-u, "Sunen", kitab Vesaja, bab 8, nr.3694-96; Ahmed-i, "Musned", 37/123, nr.22.458; Hakim-i, "Mustedrek", 1/574, nr.1512 dhe thotë se hadithi është Sahih sipas kushteve të Buhari-ut dhe Muslim-it, por ato nuk e kanë shënuar;

595 Ebu Davud-i, "Sunen", kitab ez-Zekati, bab 41, nr.1682; Ahmedi, "Musned", 17/166, nr.11.101; etj.

Po ashtu, transmeton Enes b. Malik-u radijAllahu anhu se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *“Njerëzit do të rreshtohen në safe në Ditën e Kiametit,* (Ibni Numejri prej transmetuesve thotë se këta do të jenë banorët e Xhenetit) *ku një prej banorëve të Zjarrit do të kalojë pranë tyre dhe do t`i thotë një njeriut: “O filan! A të kujtohet kur një ditë më kërkove ujë dhe unë të dhashë ujë për të pirë?” Thotë (Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem) dhe ai do të ndërmjetësojë për të (që të hyjë edhe ai në Xhenet). Do të kalojë (një tjetër) pranë tyre dhe do t`i thotë njërit: “A të kujtohet kur të kam dhënë ujë për t`u pastruar?” Dhe ai do të ndërmjetësojë për të”. Po ashtu do të thotë një tjetër: “O ti filan! A nuk të kujtohet kur më dërgove për një nevojë tënden për këtë dhe këtë punë, e unë e kreva për ty?” Pastaj do të ndërmjetësojë edhe për të”.*[596]

Ndihma e të tjerëve me ujë, nuk nënkupton vetëm qenien njerëzore, porse edhe shtazore, sepse për çdo të mirë, njeriu do të shpërblehet. Për këtë, do të argumentojmë me disa hadithe të Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem, ndër to, *hadith*-in që e transmeton Ebu Hurejre radijAllahu anhu se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *“Njëherë një njeri, pa një qen duke ngrënë dheun nga etja, kurse ky njeriu e mori këpucën e tij (e mbushi me ujë në pus) dhe i dha të pijë, kurse Allahu e falënderoi atë për këtë veprim dhe e futi në Xhenet”.*[597]

Transmeton Suraka b. Xhu`shum radijAllahu anhu i cili thotë: “E pyeta Pejgamberin sal-lallahu alejhi ve sel-lem: “A kam ndonjë *sevap* nëse u jap ujë deveve të humbura në pishinën time, të cilën e kam përgatitur për devetë e mia?” Ai tha: *“Po. Për çdo të mirë që i bëhet një gjallese që po vuan, ka shpërblim”.*[598]

Sa i përket tesktit të *hadith*-it *kudsij* që e kemi në trajtim, diçka e ngjashme përmendet edhe në Bibël. Aty thuhet: **“Atëherë Mbreti do t`u thotë atyre që do të jenë në të djathtën e tij: “Ejani, të bekuar të Atit tim; merrni në trashëgim mbretërinë që u bë gati për ju që nga krijimi i botës. Sepse pata uri dhe më dhatë për të ngrënë, pata etje dhe më dhatë për**

---

[596] Ibni Maxheh, “Sunen”, kitab el-Edebi, bab 8, nr.3685, Busiri-u në “Zevaid” thotë se në zinxhir gjendet Jezid b. Eban er-Rekashiju, i cili është i dobët;
[597] Buhari-u, “Sahih”, kitab Vudu, bab 33, nr.173, si dhe nr. 2363, 2466 dhe 6009; Muslim-i, “Sahih”, kitab es-Selamu, bab 41, nr.2244; Ebu Davud-i, “Sunen”, kitab el-Xhihadi, bab 44, nr.2550; Malik-u, “Muvetta”, kitab Husnu`l-Huluki, bab xhamii ma xhae fi`t-Taam ve`sh-Sherabi, nr.1671; Ahmed-i, “Musned”, 14/461, nr.8874;
[598] Ibni Maxheh, “Sunen”, kitab el-Edebi, bab 8, nr.3686, por Busiri-u në “Zevaid” thotë se në zinxhir gjendet Muhamed b. Is`hak i cili është mudelis;

**të pirë; isha i huaj dhe më pritët, isha i zhveshur dhe më veshët, isha i sëmurë dhe ju më vizitonit, isha në burg dhe erdhët tek unë". Atëherë të drejtët do t`i përgjigjen duke thënë: "Zot, kur të pamë të uritur dhe të dhamë për të ngrënë; ose të etur dhe të dhamë për të pirë? Dhe kur të pamë të huaj dhe të pritëm ose të zhveshur dhe të veshëm? Dhe kur të pamë të lënguar ose në burg dhe erdhëm te ti?". Dhe Mbreti duke iu përgjigjur do t`u thotë: "Në të vërtetë po ju them: sa herë ia keni bërë këtë ndonjërit prej këtyre vëllezërve të mi më të vegjël, këtë ma bëtë mua". Pastaj ai do t`u thotë edhe atyre që do të jenë në të majtë: "Largohuni nga unë, të mallkuar, në zjarr të përjetshëm, të përgatitur për djallin dhe engjëjt e tij. Sepse pata uri dhe nuk më dhatë për të ngrënë, pata etje dhe nuk më dhatë për të pirë, isha i huaj dhe nuk më pritët, i zhveshur dhe nuk më veshët, i sëmurë dhe në burg dhe nuk erdhët të më shihni". Atëherë edhe ata do t`i përgjigjen duke thënë: "Zot, kur të pamë të uritur ose të etur, ose të huaj, ose të zhveshur, ose të lëngatë ose në burg dhe nuk të shërbyem?". Atëherë ai do t`u përgjigjet atyre duke thënë: "Në të vërtetë ju them: sa herë nuk ia keni bërë këtë ndonjërit prej këtyre më të vegjëlve, këtë nuk ma bëtë as edhe mua". Dhe ata do të shkojnë në mundim të përjetshëm, dhe të drejtët në jetën e përjetshme".[599]**

Disa kanë thënë se këtë *hadith* Ebu Hurejre r.a. e ka dëgjuar prej Ka`b el-Ahbarit, i cili e ka cituar prej këtij teksti biblik, por për këtë nuk kanë sjellur asnjë fakt shkencorë apo dëshmi të besueshme, përpos se hamendjen e tyre.

[599] Bibla, Mateu, 25, 34-46;

## *HADITHI I NJËQINDEGJASHTËDHJETËENËNTË (169)*

**حَدَّثَنَا عَبْدُ اللَّهِ بْنُ مُحَمَّدٍ حَدَّثَنَا أَبُو عَاصِمٍ النَّبِيلُ، أَخْبَرَنَا سَعِيدُ بْنُ بِشْرٍ، حَدَّثَنَا أَبُو مُجَاهِدٍ، حَدَّثَنَا مُحِلُّ بْنُ خَلِيفَةَ الطَّائِيُّ، قَالَ: سَمِعْتُ عَدِيَّ بْنَ حَاتِمٍ رَضِيَ اللَّهُ عَنْهُ، يَقُولُ: كُنْتُ عِنْدَ رَسُولِ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ، فَجَاءَهُ رَجُلاَنِ أَحَدُهُمَا يَشْكُو العَيْلَةَ، وَالآخَرُ يَشْكُو قَطْعَ السَّبِيلِ، فَقَالَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: " أَمَّا قَطْعُ السَّبِيلِ: فَإِنَّهُ لاَ يَأْتِي عَلَيْكَ إِلَّا قَلِيلٌ، حَتَّى تَخْرُجَ العِيرُ إِلَى مَكَّةَ بِغَيْرِ خَفِيرٍ، وَأَمَّا العَيْلَةُ: فَإِنَّ السَّاعَةَ لاَ تَقُومُ، حَتَّى يَطُوفَ أَحَدُكُمْ بِصَدَقَتِهِ، لاَ يَجِدُ مَنْ يَقْبَلُهَا مِنْهُ، ثُمَّ لَيَقِفَنَّ أَحَدُكُمْ بَيْنَ يَدَيِ اللَّهِ لَيْسَ بَيْنَهُ وَبَيْنَهُ حِجَابٌ وَلاَ تَرْجُمَانٌ يُتَرْجِمُ لَهُ، ثُمَّ لَيَقُولَنَّ لَهُ: أَلَمْ أُوتِكَ مَالًا؟ فَلَيَقُولَنَّ: بَلَى، ثُمَّ لَيَقُولَنَّ أَلَمْ أُرْسِلْ إِلَيْكَ رَسُولًا؟ فَلَيَقُولَنَّ: بَلَى، فَيَنْظُرُ عَنْ يَمِينِهِ فَلاَ يَرَى إِلَّا النَّارَ، ثُمَّ يَنْظُرُ عَنْ شِمَالِهِ فَلاَ يَرَى إِلَّا النَّارَ، فَلْيَتَّقِيَنَّ أَحَدُكُمُ النَّارَ وَلَوْ بِشِقِّ تَمْرَةٍ، فَإِنْ لَمْ يَجِدْ فَبِكَلِمَةٍ طَيِّبَةٍ "**

Nga Adij b. Hatimi radijAllahu anhu përcillet se ka thënë: “Isha te i Dërguari i All-llahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem kur erdhën te ai dy burra, njëri ankohej nga varfëria, e tjetri nga vjedhësit. I Dërguari i All-llahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem tha: *“Sa u përket vjedhësve, do të kalojë një kohë e shkurtër, ndërsa karvani do të jetë në gjendje të dalë jashtë Mekës pa roje (d.m.th. nuk do të ketë më vjedhës). Ndërsa sa i përket varfërisë, Çasti (Dita e Gjykimit) nuk do të vijë para se ta merr ndonjëri prej jush pasurinë e vet dhe të shëtitet për t’ia dhënë dikujt, por nuk do të gjejë askënd që do t’ia kishte pranuar. Pastaj dikush nga ju do të paraqitet para All-llahut (xh.sh.) duke mos pasur as perde, e as përkthyes mes Zotit dhe tij. Pastaj, All-llahu (xh.sh.) do t’i thotë: **“A nuk të dhash pasuri?”** Do të përgjigjet: “Po”. All-llahu (xh.sh.) do të thotë: **“A nuk të dërgova Lajmëtar?”** Do të thotë: “Po”. Pastaj (i pyeturi) do të shikojë në të djathtë, por nuk do të shohë asgjë pos Zjarrit, dhe do të shohë edhe në të majtë, por nuk do të shohë asgjë pos Zjarrit. Pra, secili prej jush le ta mbrojë veten e tij prej Zjarrit duke bërë*

*mirësi qoftë edhe me një gjysmë hurme, e nëse nuk e ka këtë mundësi, atëherë me një fjalë të mirë”.*[600]

Ky është një prej *hadith*-eve që na tregon për një nga mrekullitë e Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem ku Zoti ia paraqiti disa të fshehta nga e ardhmja, po ashtu është vërtetim i pejgamberisë së tij, sepse ato të cilat i paraqiti Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem në këtë rrëfim, të gjitha ndodhën me kalimin e kohës, saqë njërën prej tyre, edhe e përjetoi vet transmetuesi i këtij *hadith*-i.

Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem kur e tha këtë *hadith*, ende në tokat arabe mbisundonte anarkia dhe nuk kishte ndonjë sistemim të udhëheqjes, por, me kalimin e kohës në periudhën kur shteti Islam e mori sundimin e tokës, u rikthye drejtësia dhe të gjithë e morën të drejtën e vet, saqë u pastrua rruga nga kusarët, të cilët i plaçkitnin udhëtarët, u vëndua siguri e përgjithshme, dhe iu mundësua njerëzve të udhëtojnë nga Mekeja deri në shtetet tjera, duke mos pasur nevojë për sigurim. Ky stabilizim i gjendjes shoqërore ndodhi që në periudhën e *hulefai rashidin*-ëve dhe dinastive më pas, sidomos gjatë sundimit të Umer b. Abdulazizit, në kohën e të cilit u shtua aq shumë pasuria, saqë njerëzit nuk kishin ku të japin sadakanë dhe zekatin e tyre, por e destinonin në arkën e shtetit.

Adij b. Hatimi përpos që e arriti në jetën e vet profetizimin e Muhamedit sal-lallahu alejhi ve sel-lem për sigurimin e rrugës nga Mekeja për në destinacionet tjera, ai e arriti edhe një profetizim tjetër, që nuk përmendet në këtë transmetim, por gjendet në transmetimet tjera, që është mposhtja e Kisra b. Hurmuzit, mbretit të Persisë, ku muslimanët do të marrin edhe floririn dhe kurorën e tij, gjë të cilën e arriti Adij b. Hatim radijAllahu anhu në periudhën e jetës së vet.

Ndërsa profetizimin e tretë, nuk e arriti ky *sahabij* gjatë jetës së vet, sepse ka ndodhur pas vdekjes së tij. Sipas Bejhekiut, kjo ka ndodhur në kohën e sundimit të Umer b. Abdulazizit, kurse disa të tjerë thonë se kjo do të

---

[600] Buhari-u, “Sahih”, kitab ez-Zekatu, bab 9, nr.1413; Muslim-i, “Sahih”, kitab ez-Zekatu, bab 20, nr.1016; Tirmidhi-u, “Sunen”, kitab Sifeti`l-Kijameti ve`r-rekaiki ve`l-vere`i, bab 1, nr.2423 dhe thotë se është Hasenu-Sahih; Ibni Maxheh, “Sunen”, kitab Mukadime, bab 13, nr.185; Nesai-u, “Sunen”, kitab ez-Zekati, bab 63, nr.2554; Ahmed-i, “Musned”, 32/123, nr.19.381;

ndodhë në kohën e zbritjes së Isaut alejhi`s-selam birit të Merjemes, në kohën e të cilit do të mbisundojë pasuria, saqë njerëzit të gjithë do të kenë pasuri të mjaftueshme, ndërsa nuk do të gjesh dikë i cili do ta pranojë sadakanë dhe zekatin.

Në këtë *hadith*, Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem na e shpalos një realitet të botës tjetër, kur do të paraqiten njerëzit para Zotit, kur Ai do t`u drejtohet njerëzve, kurse secili do ta kuptojë atë që i flet Zoti, pa pasur nevojë për përkthyes e as që do të ketë ndonjë pengesë në mes robit dhe Zotit, e Ai do t`i bëjë pyetje të ndryshme, ndër to edhe për çështjen e sadakasë, por ai nuk do të ketë mundësi të arsyetohet, sepse Zoti i ka dhënë pasuri, por nuk e ka shpërndarë në kohën kur ka pasur mundësi. Këtë e dëshmon edhe *hadithi kudsij* të cilin e transmeton Enesi r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *“Do të sillet biri i Ademit në Ditën e Kijametit sikur të ishte qengj, e do të ndalohet para Allahut, e Ai do t`i thotë atij:* ***“Të dhash, të pasurova, të bëra nder, e ti çka bëre?”*** *Ai do të thotë: “O Zot! E tubova atë, e shumova dhe e lashë më shumë sesa ishte më parë, më kthe mua prapë (në dunja) dhe do ta jap të tërën për Ty”. Do t`i thuhet atij:* ***“Më trego çka ke përgatitur?!”.*** *Ai do të thotë: “Zoti im! E tubova atë, e shumova dhe e lashë më shumë sesa ishte më parë, më kthe mua prapë (në dunja) dhe do ta jap të tërën për Ty”. E kur robi nuk do të paraqesë asnjë të mirë, do të urdhërohet që të hidhet në Zjarr”.*[601]

Po ashtu përcjell Ebu Seid el-Hudriju r.a. dhe Ebu Hurejre r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *“Do të sillet robi në Ditën e Kijametit, e Allahu do t`i thotë atij:* ***“A nuk të dhash dëgjimin, shikimin, pasurinë, fëmijët, të mundësova të udhëtosh me kafshë dhe të dhashë tokë për mbjellje! A nuk të bëra udhëheqës i popullit! A nuk e mendove se do të më takosh Mua në këtë Ditë?!”*** *Ai thotë: “Jo”. Zoti i thotë atij:* ***“Sot do të lëmë në harresë siç më harrove Mua”.***[602]

Në një transmetim nga Ebu Hurejre r.a. përcillet se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *“Do t`i thotë Allahu xh.sh. robit në Ditën e*

---

[601] Tirmidhi-u, “Sunen”, kitab Sifeti`l-Kijameti ve`r-rekaiki ve`l-vere`i, bab 6, nr.2435 dhe thotë se këtë hadith e kanë përcjellur më shumë se një transmetues nga Haseni, është fjalë e tyre por nuk e kanë lidhur, kure Ismail b. Muslim-i është konsideruar i dobët për shkak të memories së tij. Por në këtë temë, përcillet hadith edhe prej Ebu Hurejres dhe Ebu Seid el-Hudrijut.

[602] Tirmidhi-u, “Sunen”, kitab Sifeti`l-Kijameti ve`r-rekaiki ve`l-vere`i, bab 6, nr.2436 dhe thotë se hadithi është Sahihun-Garib dhe thotë se kuptimi i fjalës `sot të harrojmë` nënkupton se sot do të lëmë në dënim, kështu është komentuar;

*Kijametit:* ***"O biri i Ademit! A nuk të mundësova të udhëtosh mbi kuaj dhe mbi deve, të mundësova të martohesh me gra dhe të bëra prijës?"*** *Ai do të thotë: "Po gjithsesi o Zot". Zoti i thotë:* ***"E ku e ke falënderimin për këtë?!".***[603]

Gjithashtu përcillet prej Abdullah b. Selamit r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Do t`i thotë Allahu xh.sh. robit në Ditën e Kijametit:* ***"A nuk më lute gjatë kësaj e kësaj sëmundje, e Unë të shërova, a nuk më lute që të të martoj me filan gruan e ndershme të fisit të saj dhe të martova me të! A nuk (më lute këtë), a nuk (më lute këtë)".***[604]

Prej gjërave që do ta marrë në llogari njeriun, është edhe uji i ftohtë që ka pirë në këtë botë. Transmeton Ebu Hurejre r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"E para gjë që do të llogaritet robi në Ditën e Kijametit, është se do t`i thotë atij (Zoti):* ***"A nuk të dhash trup të shëndoshë dhe të dhash të pish prej ujit të ftohtë?!".***[605]

Të gjitha këto i vërteton *ajet*-i: **"Me të vërtetë për dëgjimin, shikimin dhe zemrën për të gjitha këto do të ketë llogari".**[606] Dhe *ajet*-i: **"E pastaj atë Ditë do të pyeten për të mirat".**[607]

Njeriu do të shikojë nga të dy anët, por nuk sheh asgjë tjetër, përpos se zjarr, i cili pret që ta gëlltitë, andaj para se të vijë njeriu në këtë gjendje, duhet të jep *sadaka* aq sa ka mundësi, ku edhe e pakta do të jetë e mjaftueshme, saqë Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem e ilustroi edhe me shembullin e një gjysmë kokre hurme, e nëse njeriu nuk e ka as këtë që të mund ta mbrojë nga Zjarri, atëherë le të flet një fjalë të mirë, me të cilën do t`i fus në zemër shpresë të varfërit.

---

[603] Ahmed-i, "Musned", 16/244, nr.10.378; Bejheki-u, "Shu`abu`l-Iman", 6/336, nr.4288; e shënon këtë pjesë në një hadith më të gjatë edhe Muslim-i, në "Sahih", kitab ez-Zuhdu, nr.2968;

[604] Bejheki-u, "Shu`abu`l-Iman", 6/337, nr.4291;

[605] Tirmidhi-u, "Sunen", kitab Tefsir`ul-Kurani, bab sure Tekathur, nr.3369 dhe thotë se hadithi është Garib; Ibni Hiban-i, në "Sahih"-un e tij, sipas radhitjes së Ibën Belbanit në "Ihsan fi tekrib Sahih Ibni Hiban", vëll.16, fq.364, nr.7364; Taberani, "Mu`xhemu`l-Euset", 1/154, nr.62; Hakim-i, "El-Mustedrek", 4/154, nr.7203 dhe thotë se hadithi është me zinxhir Sahih por Buhari-u dhe Muslim-i nuk e kanë shënuar" me këtë pajtohet edhe Dhehebiu; Bejheki-u, "Shu`abu`l-Iman", 6/335, nr.4287; shejh Shuajb el-Arnauti në verifikim të veprës së Ibni Hibanit, për këtë hadith thotë se është Sahih;

[606] Kurani, Isra, 36;

[607] Kurani, Tekathur, 8;

## *HADITHI I NJËQINDESHTATËDHJETË (170)*

حَدَّثَنَا أَبُو بَكْرِ بْنُ النَّضْرِ بْنِ أَبِي النَّضْرِ، حَدَّثَنِي أَبُو النَّضْرِ هَاشِمُ بْنُ الْقَاسِمِ، حَدَّثَنَا عُبَيْدُ اللهِ الْأَشْجَعِيُّ، عَنْ سُفْيَانَ الثَّوْرِيِّ، عَنْ عُبَيْدٍ الْمُكْتِبِ، عَنْ فُضَيْلٍ، عَنِ الشَّعْبِيِّ، عَنْ أَنَسِ بْنِ مَالِكٍ، قَالَ: كُنَّا عِنْدَ رَسُولِ اللهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ فَضَحِكَ، فَقَالَ: «هَلْ تَدْرُونَ مِمَّ أَضْحَكُ؟» قَالَ قُلْنَا: اللهُ وَرَسُولُهُ أَعْلَمُ، قَالَ: " مِنْ مُخَاطَبَةِ الْعَبْدِ رَبَّهُ، يَقُولُ: يَا رَبِّ أَلَمْ تُجِرْنِي مِنَ الظُّلْمِ؟ قَالَ: يَقُولُ: بَلَى، قَالَ: فَيَقُولُ: فَإِنِّي لَا أُجِيزُ عَلَى نَفْسِي إِلَّا شَاهِدًا مِنِّي، قَالَ: فَيَقُولُ: كَفَى بِنَفْسِكَ الْيَوْمَ عَلَيْكَ شَهِيدًا، وَبِالْكِرَامِ الْكَاتِبِينَ شُهُودًا، قَالَ: فَيُخْتَمُ عَلَى فِيهِ، فَيُقَالُ لِأَرْكَانِهِ: انْطِقِي، قَالَ: فَتَنْطِقُ بِأَعْمَالِهِ، قَالَ: ثُمَّ يُخَلَّى بَيْنَهُ وَبَيْنَ الْكَلَامِ، قَالَ فَيَقُولُ: بُعْدًا لَكُنَّ وَسُحْقًا، فَعَنْكُنَّ كُنْتُ أُنَاضِلُ "

Enes b. Malik-u (r.a.) thotë: “Ishim te i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem dhe qeshi. Më pas tha: *“A e dini përse qesha?!”* Ne thamë: “Allahu dhe Pejgamberi i Tij e dinë më mirë”. Tha: *“Me të folurit e njeriut me Zotin. (Njeriu) do të thotë: “O Zoti im, a nuk më ke ruajtur nga pedrejtësia?” Zoti thotë:* ***“Po gjithsesi”.*** *Njeriu thotë: “Unë nuk mund të akuzojë veten, përveç nëse ka ndonjë dëshmitarë kundër meje!”. Do t`i thuhet:* ***“Sot si dëshmitarë kundër teje mjafton trupi yt dhe melekët regjistrues (kiramen katibin)”.*** *Atij do t`i mbyllet goja ndërsa gjymtyrëve të tij do t`u thuhet:* ***“Folni”.*** *Gjymtyrët do të numërojnë veprat e tij. Pastaj atij (njeriut) do t`i mundësohet të flas dhe do të thotë: “Mallkuar dhe larg qofshi ju, a nuk jam munduar unë për ju?!”.*[608]

---

608 Muslim-i, “Sahih”, kitab ez-Zuhdu, nr.2969; Ebu Ja`la, “Musned”, fq.746, nr.3977; Taberi-u, “Xhamiu`l-Bejan fi te`vili`l-Kuran”, vëll.20, fq.407; Ibni Hiban-i, në “Sahih”-un e tij, sipas radhitjes së Ibën Belbanit në “Ihsan fi tekrib Sahih Ibni Hiban”, vëll.16, fq.358, nr.7358; shejh Shuajb el-Arnauti në verifikim të veprës së Ibni Hibanit, thotë se zinxhiri i hadithit është Sahih sipas kushteve të Muslim-it..”.

Shpesh Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem i ka nxitur shokët e vet që të parashtrojnë pyetje dhe të interesohen për gjërat e fesë. Zoti përmes shpalljes dhe inspirimit i mundësoi Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem të sheh një skenë nga Dita e Gjykimit, kur njeriu do të bisedojë me Zotin dhe nuk do të pranojë dëshmitarë prej njerëzve, që të mbrohet nga "padrejtësia".

Është fakt se në Ditën e Gjykimit, do të dëshmojnë njerëzit kundër njëri tjetrit, siç është edhe në *ajet*-in kuranorë: **"...ne ju bëmë juve një popull i drejtë për të qenë ju dëshmitarë ndaj njerëzve...".[609]**

Po ashtu pejgamberët do të jenë dëshmitarë për popujt e tyre, siç vazhdon në *ajet*: **"...dhe për të qenë i Dërguari dëshmitar ndaj jush...".[610]** Si dhe ajeti: **"Nuk ka asnjë nga ithtarët e librit vetëm se ka për t`i besuar atij (Isait) para vdekjes së vet, e në Ditën e Gjykimit ai dëshmon kundër tyre".[611]** Në këtë kontekst ka edhe *ajet*-e e *hadith*-e tjera të shumta.

Përpos njerëzve, do të dëshmojnë edhe melekët regjistrues, siç përmendet edhe në këtë *hadith*, por edhe në *ajet*-in kuranor: **"Kiramen katibin. Ata e dinë se çka veproni".[612]**

Përpos melekëve, do të vijë si dëshmitarë i veprave të njeriut edhe toka, duke treguar se në këtë dhe atë kohë, në tokë ka kryer këtë e këtë vepër. Transmeton Ebu Hurejre r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem lexoi ajetin:* **"Atë ditë ajo tregon lajmet e veta" (Zilzal, 4)** dhe tha: *"A e dini se çka janë lajmet e saja?"* Thanë: "Allahu dhe Pejgamberi i Tij e dinë më mirë". Ai tha: *"Lajmet e saja janë se do të dëshmojë për çdo rob dhe robëreshë për atë se çka ka punuar mbi shpinën e saj, duke i thënë se këtë ditë e ke bërë këtë e këtë, e këto do të jenë lajmet e saja".[613]*

Pas gjithë këtyre dëshmitarëve, do të jetë dëshmitarë edhe vet trupi i njeriut, siç rrëfehet në këtë *hadith kudsij* që e kemi në elaborim, i cili vërtetohet edhe me ajete kuranore, prej të cilëve mund të përmendim: **"E derisa i afrohen atij, kundër tyre dëshmojnë të dëgjuarit e tyre, të pamurit e**

---

609 Kurani, Bekare, 143;
610 Po aty;
611 Kurani, Nisa, 159;
612 Kurani, Infitar, 11-12;
613 Tirmidhi-u, "Sunen", kitab Tefsir, bab suretu Zilzal, nr.3364 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Sahih; Ahmed-i, "Musned", 14/455, nr.8867;

**tyre dhe lëkurat për çdo gjë që ata kanë punuar. Ata lëkurave të tyre u thonë: "Përse dëshmuat kundër nesh?" Ato thonë: "Allahu që çdo sendi ia ka dhënë të folurit, na dha edhe neve, e Ai është që u krijoi juve herën e parë dhe vetëm te Ai do të ktheheni".**[614]

Por para së gjithash dhe mbi të gjitha, besimtari duhet të jetë i bindur se **"...Allahu është dëshmitarë për çdo send".**[615] Edhe sikur të mos ishin këto dëshmitarë, është Allahu xh.sh. Ai i Cili sheh dhe përcjell çdo gjë, si veprojnë krijesat dhe çka bëjnë.

Pra, nga e gjithë kjo, kuptojmë se dëshmitarë i veprimeve të njeriut janë Allahu xh.sh., melekët, njerëzit, toka dhe vet trupi i njeriut.

---

[614] Kurani, Fusilet, 20-21;
[615] Kurani, Ahzab, 55;

## *HADITHI I NJËQINDESHTATËDHJETËENJË (171)*

حَدَّثَنَا أَبُو مَنْصُورٍ مُحَمَّدُ بْنُ الْقَاسِمِ الْعَتَكِيُّ، ثَنَا أَبُو عَبْدِ اللَّهِ مُحَمَّدُ بْنُ أَحْمَدَ بْنِ أَنَسٍ الْقُرَشِيُّ، ثَنَا عَبْدُ اللَّهِ بْنُ بَكْرٍ السَّهْمِيُّ، أَنْبَأَ عَبَّادُ بْنُ شَيْبَةَ الْحَبَطِيُّ، عَنْ سَعِيدِ بْنِ أَنَسٍ، عَنْ أَنَسِ بْنِ مَالِكٍ رَضِيَ اللَّهُ عَنْهُ، قَالَ: بَيْنَا رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ جَالِسٌ إِذْ رَأَيْنَاهُ ضَحِكَ حَتَّى بَدَتْ ثَنَايَاهُ، فَقَالَ لَهُ عُمَرُ: مَا أَضْحَكَكَ يَا رَسُولَ اللَّهِ بِأَبِي أَنْتَ وَأُمِّي؟ قَالَ: " رَجُلَانِ مِنْ أُمَّتِي جَثَيَا بَيْنَ يَدَيْ رَبِّ الْعِزَّةِ، فَقَالَ أَحَدُهُمَا: يَا رَبِّ خُذْ لِي مَظْلِمَتِي مِنْ أَخِي، فَقَالَ اللَّهُ تَبَارَكَ وَتَعَالَى لِلطَّالِبِ: فَكَيْفَ تَصْنَعُ بِأَخِيكَ وَلَمْ يَبْقَ مِنْ حَسَنَاتِهِ شَيْءٌ؟ قَالَ: يَا رَبِّ فَلْيَحْمِلْ مِنْ أَوْزَارِي " قَالَ: وَفَاضَتْ عَيْنَا رَسُولِ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ بِالْبُكَاءِ، ثُمَّ قَالَ: " إِنَّ ذَاكَ الْيَوْمَ عَظِيمٌ يَحْتَاجُ النَّاسُ أَنْ يُحْمَلَ عَنْهُمْ مِنْ أَوْزَارِهِمْ، فَقَالَ اللَّهُ تَعَالَى لِلطَّالِبِ: " ارْفَعْ بَصَرَكَ فَانْظُرْ فِي الْجِنَّانِ فَرَفَعَ رَأْسَهُ، فَقَالَ: يَا رَبِّ أَرَى مَدَائِنَ مِنْ ذَهَبٍ وَقُصُورًا مِنْ ذَهَبٍ مُكَلَّلَةً بِاللُّؤْلُؤِ لِأَيِّ نَبِيٍّ هَذَا أَوْ لِأَيِّ صِدِّيقٍ هَذَا أَوْ لِأَيِّ شَهِيدٍ هَذَا؟ قَالَ: هَذَا لِمَنْ أَعْطَى الثَّمَنَ، قَالَ: يَا رَبِّ وَمَنْ يَمْلِكُ ذَلِكَ؟ قَالَ: أَنْتَ تَمْلِكُهُ، قَالَ: بِمَاذَا؟ قَالَ: بِعَفْوِكَ عَنْ أَخِيكَ، قَالَ: يَا رَبِّ فَإِنِّي قَدْ عَفَوْتُ عَنْهُ، قَالَ اللَّهُ عَزَّ وَجَلَّ: فَخُذْ بِيَدِ أَخِيكَ فَأَدْخِلْهُ الْجَنَّةَ " فَقَالَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ عِنْدَ ذَلِكَ: «اتَّقُوا اللَّهَ وَأَصْلِحُوا ذَاتَ بَيْنِكُمْ فَإِنَّ اللَّهَ تَعَالَى يُصْلِحُ بَيْنَ الْمُسْلِمِينَ» هَذَا حَدِيثٌ صَحِيحُ الْإِسْنَادِ وَلَمْ يُخْرِجَاهُ "

Transmeton Enes b. Malik-u r.a. i cili thotë: “Derisa Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ishte ulur në mes nesh, e pashë se u buzëqesh saqë iu dukën dhëmbët. E pyeti Umeri r.a.: “Përse qeshe o i Dërguari i Allahut flijofsha

babanë dhe nënën për ty?” Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem tha: *“Dy njerëz nga umeti im, do të ulen në gjunjë para Zotit tim, kështu që njëri prej tyre do të thotë: “O Zot, ma kompenso padrejtësinë të cilën ma ka bërë vëllai im!”. Allahu xh.sh. do t`i thotë kërkuesit:* ***“Si kërkon të marrësh prej vëllait tënd, kur atij nuk i ka mbetur asnjë e mirë?!”*** *Ai do të thotë: “O Zot, le të merr prej mëkateve të mia”.* Atëherë sytë e Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem u mbushën me lot dhe tha*: “Atë ditë secili njeri do të dëshironte që të çlirohej nga barra e mëkateve të tij. Pastaj Allahu xh.sh. do t`i thotë paditësit:* ***“Ngrite shikimin tënd dhe shiko kopshtet e Xhenetit”.*** *Njeriu do të ngritë kokën dhe do të thotë: “O Zot, shoh kopshte prej ari dhe pallate prej ari dhe të punuara me diamante, për cilin prej pejgamberëve, të sinqertëve apo shehidëve është përgatitur kjo?” Tha:* ***“Kjo është përgatitur për atë që mund ta paguajë”.*** *Tha: “O Zot, e kush është në gjendje ta paguajë atë?” I tha:* ***“Ti ke mundësi ta paguash”.*** *Njeriu tha: “Me çka?” Zoti i tha:* ***“Duke ia falur vëllait tënd”.*** *Njeriu do të thotë: “O Zot, unë më vetëm se ia kam falur”. Zoti i thotë:* ***“Merre vëllanë tënd për dore dhe hyni me të në Xhenet”.*** Pas kësaj, Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem tha: *“Keni frikë Allahun dhe pajtohuni në mes jush, sepse Allahu do t`ua shpaguajë muslimanëve”.*[616]

Edhe në këtë *hadith* na ofrohet një prej skenave të Ditës së Gjykimit dhe paraqitjes së njerëzve para Zotit. Atë ditë, çdokush do të mundohet të merr pjesën e tij nga personi që i ka bërë padrejtësi.

Skena e këtij *hadith*-i, iu paraqit Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem në ëndërr apo vizion, ndërsa ai pas kësaj u buzëqesh saqë iu dukën dhëmbët, prej kënaqësisë se do të mëshirohen njerëzit nga ana e Zotit dhe do të stimulohen që të falin të drejtën e tyre.

Me këtë rast, Umeri r.a. e pyeti për arsyen e qeshjes, sepse interesimi i tyre për mësimin e fesë ishte shumë i madh dhe e dinin se nga kjo, ka ndonjë lajm të mirë dhe lehtësim për ta. Po ashtu, vërehet gatishmëria e *sahab*-ëve për të

---

[616] Hakim-i, “El-Mustedrek”, vëll.4, fq.620, nr.8718 dhe thotë se është me zinxhir Sahih, por ato (Buhari-u dhe Muslim-i) nuk e kanë shënuar; por Ibni Haxher-i duke cituar Dhehebi-un thotë për Seid b. Enesin i cili përcjell prej Enesit r.a. se Buhari-u ka thënë që nuk ndiqet hadithi i tij. Ukajli thotë se është i panjohur. (Ibni Haxher-i, “Lisanu`l-Mizan”, 4/41, nr.3399; shih edhe Dhehebi-u, “Mizanu`l-I`tidal”, 2/126, nr.3140 dhe Ukajli, “Duafau`l-Kebir”, 2/98, nr.560). Ndërsa Ibni Hiban-i e regjistron në librin e tij “Eth-Thikat” (të besueshmit) dhe thotë se përcjell prej Enes b. Malik-ut. (shih: Ibni Hiban-i, “Eth-Thikat”, 4/279).

flijuar gjithçka për Pejgamberin sal-lallahu alejhi ve sel-lem, siç tha Umeri r.a.: “Flijofsha prindët për ty”. Më pas, Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem u tregoi për arsyen e qeshjes së tij dhe atë që kishte parë.

Njerëzit do të paraqiten para Zotit dhe do të kërkohet të kompensohet padrejtësia që iu është bërë. Njëri do të thotë se filani i ka pasur *hakk* në këtë botë. Dhe Allahu xh.sh. do të zbatojë drejtësi absolute, siç thotë edhe në Kuran: **“Në Ditën e Gjykimit Ne do të vëmë peshoja të drejta, e askujt nuk do t`i bëhet padrejtësi asgjë, edhe nëse është sa peshoja e një kokrre të melit, Ne do ta sjellim atë. E mjafton që Ne jemi llogaritës”.**[617]

Të gjitha krijesat do të hakmerren prej njëra-tjetrës, siç potencohet në *hadith*-in nga Ebu Hurejre r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *“Do të hakmerren krijesat njëra ndaj tjetrës, saqë edhe delja pa brirë do të hakmerret ndaj dashit me brirë dhe insekti ndaj insektit”.*[618] Këtu shohim se edhe krijesat tjera do të hakmerren ndaj njëra-tjetrës, siç janë besimtari prej pabesimtarit, pabesimtari ndaj besimtarit, kafsha ndaj njeriut, etj. Se njeriu dënohet për kafshën, është *hadith*-i ku Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem tregon se një grua është dënuar në Zjarr për shkak të një mace.

Për dallim prej njerëzve, gjallesat tjera do të shndërrohen në pluhur, kurse njerëzit dhe xhinët do të japin llogari. Transmeton Ebu Hurejre r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem në koment të *ajet*-it: **“...(Gjallesat janë) popuj sikur edhe ju...”**[619] ka thënë: *“Do të tubohen krijesat në Ditën e Kijametit, egërsirat, kafshët bartëse dhe shpezët, si dhe çdo gjë tjetër do ta arrijë drejtësia e Allahut, saqë ajo pa brirë do të merr hakun nga ajo me brirë e më pas do t`u thotë atyre:* ***“Bëhuni pluhur”*** *e ky është momenti kur pabesimtari do të thotë: “Ah i mjeri unë sikur të isha bërë edhe unë pluhur”.*[620]

Se krijesat do të hakmerren mes tyre, është pjesë e besimit të *Ehlu-Sunet*-it, siç thotë edhe *imami* Ebu Hanife: “*Kisasi* (marrja e zhdëmtimit) ndërmjet kundërshtarëve në Ditën e Gjykimit është e vërtetë (hakk). Nëse ata

---

[617] Kurani, Enbija, 47;
[618] Ahmed-i, “Musned”, 14/364, nr.8756;
[619] Kurani, En`am, 38;
[620] Kurani, Ajeti: Nebe, 40; hadithi: Hakimi, “El-Mustedrek”, 2/345, nr.3231 dhe thotë se “është Sahih sipas kushteve të Muslim-it, por ai nuk e ka shënuar” me këtë pajtohet edhe Dhehebiu;

(dëmtuesit) nuk kanë vepra të mira, atëherë atyre do t`u shpërndahen veprat e këqija (të të dëmtuarve), kjo është e lejuar dhe e vërtetë”.[621]

Ky rikthim i të drejtave tek pronarët e tyre do të ndodh pasi të kalohet ura e *Sirat*-it. Dëshmi për këtë, është *hadith*-i që përcillet nga Ebu Seid el-Hudriju r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *“Kur besimtarët të shpëtojnë nga Xhehenemi (duke kaluar urën), ndalohen në një urë në mes Xhenetit dhe Zjarrit dhe hakmerren njëri ndaj tjetrit për padrejtësitë e bëra në këtë botë derisa të pastrohen dhe të çlirohen, pastaj hyjnë në Xhenet. Betohem në Atë që shpirti i Muhamedit është në Dorën e Tij, secili prej tyre e di vendin e vet në Xhenet më mirë sesa shtëpinë e tij që kishte në këtë botë”.*[622]

Transmeton Ebu Hurejre r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *“Kush i ka bërë ndonjë padrejtësi ndonjërit prej nderit të tij apo ndonjë gjë tjetër, le t`i kërkojë hallallëk për të qysh sot (në këtë botë), para se të vijë një ditë ku nuk ka as dinar e as dërhem. Nëse ka bërë ky ndonjë të mirë, do t`i merret prej saj aq sa është vlera e padrejtësisë (dhe i jepet vëllait të dëmtuar). E nëse nuk ka vepra të mira, atëherë do të merren nga mëkatet e tjetrit dhe do t`i ngarkohen atij”.*[623]

Po ashtu, transmeton Ebu Hurejre r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *“A e dini se cili është falimentuesi më i madh (muflis)?”* U përgjigjën: “Në mesin tonë i falimentuar është ai që nuk ka as para as mall!” Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem tha: *“I falimentuar në umetin tim është ai i cili në Ditën e Gjykimit vjen me namaz, agjërim dhe zekat, ndërsa njërin e ka sharë, tjetrin e ka përgojuar, prej tjetrit ka vjedhur, dikujt ia ka derdhur gjakun, njërit i ka mëshuar, kështu që këtij do t`i jepen prej veprave të tij të mira, por edhe atij prej veprave të mira. Nëse i mungojnë veprat e mira para se t`i lajë borxhet, atëherë do të merren mëkatet e të dëmtuarve dhe do t`i ngarkohen atij dhe kështu do të hidhet në Zjarr”.*[624]

Allahu xh.sh. do të bëjë që edhe ndërmjet kafshëve të rikthehet e drejta e çdonjërës, që çdokush të sheh se sa është serioze çështja dhe se drejtësia do të jetë absolute e askujt nuk i humbet e drejta. Transmeton Ebu Hurejre r.a.

---

[621] Ebu Hanife, “Fikhu`l-Ekber”, fq.87;
[622] Buhari-u, “Sahih”, kitab el-Medhalimi, bab kisasi`l-medhalimi (1), nr.2440; Ahmedi, “Musned”, 17/159, nr.11.095;
[623] Buhari-u, “Sahih”, kitab el-Medhalimi, bab 10, nr.2449; etj.
[624] Muslim-i, “Sahih”, kitab Bir ve silet vel adab, bab Tahrimi dhulm (15), nr.2581; Tirmidhi-u, “Sunen”, kitab Sifeti`l-Kijameti ve`r-rekaiki ve`l-vere`i, bab 2, nr.2418;

se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *“Do të kthehet haku te pronari i vet, saqë edhe dashi pa brirë, do të merr hak prej dashit me brirë”.*[625]

Por, Zoti do të krijojë mëshirë për robërit e Tij të mirë dhe të dëgjueshëm, do t`ua paraqes Xhenetin dhe kur do të shohin bukurinë e tij, do të lakmojnë pas tij dhe nuk do të kërkojnë të drejtën e tyre në kompensim me fitimin e Xhenetit. Ndonjërit nuk do t`i mundësohet të zgjedhë, por do të realizohet mes tyre drejtësia absolute, kurse Zoti do t`ua mundësojë të zgjedhin mes Xhenetit dhe hakmarrjes vetëm atyre që Ai dëshiron.

Allahu xh.sh. do të largojë nga besimtarët e mirë smirën dhe dëshirën për të dënuar besimtarin tjetër të mirë. Siç thuhet edhe në Kuran: **“Ne kemi hequr prej zemrave të tyre çfardo urrejtje, e ata në mbështetëse qëndrojnë ballë për ballë njëri-tjetrit duke qenë të vëllazëruar”.**[626]

---

[625] Tirmidhi-u, “Sunen”, kitab Sifeti`l-Kijameti ve`r-rekaiki ve`l-vere`i, bab 2, nr.2428 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Sahih;
[626] Kurani, Hixhër, 47;

# *HADITHI I NJËQINDESHTATËDHJETËEDY (172)*

**حَدَّثَنَا يَزِيدُ بْنُ هَارُونَ، قَالَ: أَخْبَرَنَا هَمَّامُ بْنُ يَحْيَى، عَنِ الْقَاسِمِ بْنِ عَبْدِ الْوَاحِدِ الْمَكِّيِّ، عَنْ عَبْدِ اللهِ بْنِ مُحَمَّدِ بْنِ عَقِيلٍ، أَنَّهُ سَمِعَ جَابِرَ بْنَ عَبْدِ اللهِ، يَقُولُ: بَلَغَنِي حَدِيثٌ عَنْ رَجُلٍ سَمِعَهُ مِنْ رَسُولِ اللهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ فَاشْتَرَيْتُ بَعِيرًا، ثُمَّ شَدَدْتُ عَلَيْهِ رَحْلِي، فَسِرْتُ إِلَيْهِ شَهْرًا، حَتَّى قَدِمْتُ عَلَيْهِ الشَّامَ فَإِذَا عَبْدُ اللهِ بْنُ أُنَيْسٍ، فَقُلْتُ لِلْبَوَّابِ: قُلْ لَهُ: جَابِرٌ عَلَى الْبَابِ، فَقَالَ ابْنُ عَبْدِ اللهِ؟ قُلْتُ: نَعَمْ، فَخَرَجَ يَطَأُ ثَوْبَهُ فَاعْتَنَقَنِي، وَاعْتَنَقْتُهُ، فَقُلْتُ: حَدِيثًا بَلَغَنِي عَنْكَ أَنَّكَ سَمِعْتَهُ مِنْ رَسُولِ اللهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ فِي الْقِصَاصِ، فَخَشِيتُ أَنْ تَمُوتَ، أَوْ أَمُوتَ قَبْلَ أَنْ أَسْمَعَهُ، قَالَ: سَمِعْتُ رَسُولَ اللهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ يَقُولُ: " يُحْشَرُ النَّاسُ يَوْمَ الْقِيَامَةِ – أَوْ قَالَ: الْعِبَادُ – عُرَاةً غُرْلًا بُهْمًا " قَالَ: قُلْنَا: وَمَا بُهْمًا؟ قَالَ: " لَيْسَ مَعَهُمْ شَيْءٌ، ثُمَّ يُنَادِيهِمْ بِصَوْتٍ يَسْمَعُهُ مِنْ [بُعْدٍ كَمَا يَسْمَعُهُ مِنْ] قُرْبٍ: أَنَا الْمَلِكُ، أَنَا الدَّيَّانُ، وَلَا يَنْبَغِي لِأَحَدٍ مِنْ أَهْلِ النَّارِ، أَنْ يَدْخُلَ النَّارَ، وَلَهُ عِنْدَ أَحَدٍ مِنْ أَهْلِ الْجَنَّةِ حَقٌّ، حَتَّى أَقُصَّهُ مِنْهُ، وَلَا يَنْبَغِي لِأَحَدٍ مِنْ أَهْلِ الْجَنَّةِ أَنْ يَدْخُلَ الْجَنَّةَ، وَلِأَحَدٍ مِنْ أَهْلِ النَّارِ عِنْدَهُ حَقٌّ، حَتَّى أَقُصَّهُ مِنْهُ، حَتَّى اللَّطْمَةُ " قَالَ: قُلْنَا: كَيْفَ وَإِنَّا إِنَّمَا نَأْتِي اللهَ عَزَّ وَجَلَّ عُرَاةً غُرْلًا بُهْمًا؟ قَالَ: " بِالْحَسَنَاتِ وَالسَّيِّئَاتِ".**

Transmeton Xhabir b. Abdullahu (r.a.) i cili thotë: ‘‘Më është përcjellur një *hadith* nga një njeri i cili e ka dëgjuar nga Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem, kështu që unë e bleva një deve dhe udhëtova me të gati një muaj, derisa arrita në Sham. Atje ishte Abdullah b. Unejsi (r.a.) dhe portierit i thashë: ‘‘Thuaj atij se Xhabiri është te dera’’. Portieri u kthye dhe i tha: ‘‘Xhabir b. Abdullahu?’’. I thashë: ‘‘Po’’. Ai doli duke tërhequr teshat e tija dhe më përqafoi edhe unë e përqafova atë. I thashë: ‘‘Një *hadith* më është

përcjellur që ti e ke dëgjuar atë nga Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem në lidhje me hakmarrjen, e u frikësova se unë apo ti po vdes para se ta dëgjojë atë”. Ai tha: “E kam dëgjuar Pejgamberin sal-lallahu alejhi ve sel-lem duke thënë: *“Do të tubohen njerëzit* (apo tha robërit) *në Ditën e Kijametit të zhveshur, të pa bërë synet dhe pa asgjë”.* E pyetëm: “Çka nënkupton kjo pa asgjë?”. Ai tha: *“Nuk do të kenë me vete asgjë. E pastaj do të thirren nga një zë të cilën do ta dëgjojë (ai që është larg njëjtë siç e dëgjon) ai që është afër (duke thënë):* ***“Unë jam Mbreti, Unë jam Ai që kompenzon borxhet. Nuk ka mundësi që një banorë i Zjarrit të hyjë në Zjarr, gjersa tek një banorë i Xhenetit e ka një të drejtë të tijë, derisa t`i kompensohet ajo, po ashtu nuk ka mundësi që një banorë i Xhenetit të hyjë në Xhenet, gjersa tek një banorë i Zjarrit e ka një të drejtë të tijë, derisa t`i kompensohet ajo, saqë edhe për një shuplakë (do të kompensohet)”.*** Tha: “Ne thamë: “Si kështu, kur ne do të ringjallemi para Allahut xh.sh. të zhveshur, të pa bërë synet dhe pa asgjë?” Ai tha: *“(Do të kompensohet) me vepra të mira dhe të këqija”.*[627]

---

[627] Ahmed-i, “Musned”, vëll.25, fq.431-432, nr.16.042; Buhari-u, “Edebu`l-Mufred”, nr.970; Buhari-u e shënon edhe në “Sahih”, kitab et-Teuhidi, bab 32, në titull të hadithit 7481 por pa zinxhirin e plotë; Taberani, “Mu`xhemu`l-Kebir”, 13/132, nr.331; Hakim-i, “El-Mustedrek”, 4/618-619, nr.8715 dhe thotë se zinxhiri i këtij hadithi është Sahih, por ata (Buhari-u dhe Muslim-i) nuk e kanë shënuar” e me këtë pajtohet edhe Dhehebiu; Mundhiri-u e shënon në “Et-Tergibu ve`t-Terhib” 4/218, nr.5460 dhe thotë se e shënon Ahmed-i me zinxhir të mirë (Hasen); Hejthemi-u në “Mexhmeu`z-Zevaid” 1/177, nr.561 thotë se e përcjell Ahmed-i dhe Taberani në “Kebir”, kurse Abdullah b. Muhamedi është i dobët; Ibni Haxheri pasi e shënon hadithin si sqarim të hadithit në titullin e hadithit nr.78, thotë se në zinxhirin e këtij hadithi ka dobësi (Shih: Ibni Haxher-i, “Fet`hu`l-Bari”, 1/306); shejh Shuajb el-Arnauti në verifikim të këtij hadithi, thotë se “zinxhiri i tij është i mirë (Hasen)” dhe sqaron mendimet e kritikuesve në lidhje me transmetuesit e këtij hadithi”. Sa i përket transmetuesit për të cilin ka mendime të ndryshme, është Abdullah b. Muhamed b. Akil b. Ebu Talib. Ibni Meini për të thotë se është i dobët (Ibni Mein-i, “Ma`rifetu`r-Rixhal”, 1/72, nr.182) Mizzi-u thotë se Ibni Sa`di për të konsideron se është i refuzuar në hadith dhe nuk argumentohet me hadithet e tij, ka pasur shumë dituri. Po ashtu Malik-u nuk ka përcjellur prej tij siç thotë Zehrani. Edhe Jahja b. Seidi nuk ka përcjellur prej tij. Jakubi ka thënë se është i sinqertë, por në hadithet e tij ka shumë dobësi; po ashtu Jahja dhe Abdurahmani përcillnin hadithe prej Abdullahut, gjersa njerëzit kundërshtoheshin në lidhje me të. Sufjani thotë se në memorien e tij kishte diçka (irituese) andaj edhe nuk e takoja; Ahmed b. Hanbeli ka thënë se është i refuzuar në hadith; Ixhliu thotë se ai është tabiin dhe lejohet të merret hadithi i tij; Nesai-u thotë se është i dobët; Ebu Hatim-i thotë se ka dobësi të lehtë në hadith, nuk është i fortë dhe nuk është prej tyre që argumentohet me hadithet e tij, por mund të shkruhet hadithi prej tij; Ibni Huzejme thotë se nuk argumenton me të shkaku i memories së keqe; Tirmidhi-u thotë se është i sinqertë, si dhe thotë se Buhari-u për të konsideron se është afër besueshmërisë në hadith; Ibni Adij thotë se regjistrohet hadithi i tij; Mizziu thotë se prej tij kanë përcjellur Buhari-u në “Edeb” dhe “If`alu`l-Ibad”, Ebu Davud-i, Tirmidhi-u

Xhabiri r.a. udhëtoi për një muaj që të takojë shokun e tij Abdullah b. Unejsin r.a. që ta konfirmojë *hadithin* e dëgjuar nga Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem nga frika se mos po humb dituria. Pasi u përshëndetën në mënyrë vëllazërore, ai ia tregoi atë që kishte dëgjuar nga Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem.

Imam Buhari-u e shënon në bashkangjitje të një titulli në librin e tij transmetimin se Xhabir b. Abdullahu r.a. kishte udhëtuar një muaj deri tek Abdullah b. Unejsi r.a. vetëm për një thënie të Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem.[628]

Nga këtu, kuptojmë se sa vlerë dhe rëndësi i kanë kushtuar *sahab*-ët diturisë dhe kërkimit të *hadith*-it dhe kujdesit të tyre që mos humb asnjë fjalë e Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem.

Sipas këtij *hadith*-i, njerëzit do të ringjallen në Ditën e Gjykimit të zhveshur, të pa bërë *synet* dhe me asnjë pronë të tyren që kanë poseduar në këtë botë. Këtë pjesë, e konfirmon edhe *hadith*-i tjetër, që e përcjell Aishja r.a.h. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Ju do të tuboheni në Ditën e Kijametit të zhveshur, të pa bërë sunet dhe pa asgjë".* Aishja r.a.h. tha: "O i Dërguari i Allahut, e burrat dhe gratë do të shohin njëri tjetrin?!" Ai tha: *"Oj Aishe, çështja do të jetë shumë e ashpër që t`u shkojë mendja aty".*[629]

Pra, njerëzit do të ringjallen ashtu si janë krijuar dhe si kanë lindur prej nënave të tyre, kurse më pas do të vijojë veshja e besimtarëve, e i pari që do të vishet atë ditë do të jetë Ibrahimi a.s. Transmeton Ibni Abasi r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Ju do të tuboheni në Ditën e Kijametit të zhveshur, të pa bërë sunet dhe pa asgjë, e i pari që do të vishet është Ibrahimi a.s."* e pastaj lexoi ajetin: **"...ashtu sikur e kemi filluar krijimin (tuaj) e rikthejmë...". (Enbija, 104).**[630]

---

dhe Ibni Maxheh (si dhe Ahmed-i siç është hadithi në fjalë) (Shih: Mizzi-u, "Tehdhibu`l-Kemal", 16/78-85, nr.3543).

[628] Buhari-u, "Sahih", kitab el-Ilmu, bab el-huruxhi fi talebi`l-ilm, në hadithin nr.78;

[629] Buhari-u, "Sahih", kitab er-Rikaku, bab kejfe`l-hashër, nr.6527; Muslim-i, "Sahih", kitab Xhenetu, bab fenau`d-dunja, nr.2859; Ahmed-i, "Musned", 40/309, nr.24.265; etj.

[630] Buhari-u, "Sahih", kitab er-Rikaku, bab kejfe`l-hashër, nr.6526; Muslim-i, "Sahih", kitab Xhenetu, bab fenau`d-dunja, nr.2860; Ahmed-i, "Musned", 3/418, nr.1950 dhe teksti është i tij; etj.

Gjithashtu kuptojmë se çdokush do të marrë të drejtën e vet, qoftë banorë i Xhenetit apo i Xhehenemit, sepse atë ditë askujt nuk i bëhet padrejtësi. Kështu thotë Allahu xh.sh. edhe në Kuran: **“Sot shpërblehet secili njeri me atë që ka vepruar. Sot nuk ka padrejtësi, Allahu llogarit shpejt”.**[631]

Nga *hadith-i* po ashtu shohim se Zoti do t`u flas njerëzve dhe të gjithë që do të jenë prezent do të kenë mundësi ta dëgjojnë pa vështirësi, e forma dhe mënyra, nuk janë potencuar, por e besojmë ashtu siç ka ardhur. Edhe më lart kemi potencuar një *hadith kudsij* në të cilin shohim se si Zoti drejtohet njerëzve duke u thënë se Ai është Mbreti në atë ditë, gjë e cila potencohet edhe në këtë tekst.

Zoti do të rikthejë të drejtat e çdonjërit te pronari i vet dhe çdo padrejtësi dhe e drejtë që ka ngelur te dikush, do të rikthehet te pronari i vet, saqë edhe për një shuplakë të lehtë nëse i është rënë dikujt, ajo do të rikthehet në botën tjetër.

Mu për këtë i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka qenë shumë i kujdesshëm për vete dhe besimtarët, që të mos dalin në botën tjetër me *hak*-un e huaj, por t`i rikthejnë të drejtat te pronarët e tyre dhe të marrin hallallëk në këtë botë, para se të vijë një ditë kur nuk mund të shpaguhet ndryshe përpos se me veprat e tyre.

Kjo dëshmohet edhe nga një *hadith* tjetër *kudsij* që përcillet nga Abdullah b. Mes`udi r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *“Iblisi i ka humbur shpresat se mund të adhurohen idhujt në tokat e arabëve, por ai do të jetë i kënaqur edhe me më pak nga ju nëse ai u fut juve në gjëra të pavlefshme me veprat tuaja, e ato janë mëkatet e mëdha. Prandaj, keni kujdes nga padrejtësitë aq sa të mundeni, sepse robi do të vijë në Ditën e Kijametit dhe do të ketë me vete vepra të mira aq sa do të shpresojë se do të shpëtojë, kështu që robi nuk do të ngurojë që të çohet dhe të thotë: “O Zot, me të vërtetë filani më ka bërë mua një padrejtësi”, e atij do t`i thuhet:* ***“Merr prej veprave të tij të mira gjersa të mos i ngel atij asnjë e mirë”.***[632]

Si dhe *hadith*-i tjetër *kudsij* që përcillet nga Aliu r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *“Thotë Allahu xh.sh.:* ***“Do të jetë më i***

---

631 Kurani, Gafir, 17;

632 Hakim-i, “El-Mustedrek”, 2/32, nr.2221 dhe thotë se hadithi është me zinxhir Sahih, por Buhari-u dhe Muslim-i nuk e kanë shënuar;

***rreptë dënimi im ndaj atij i cili e dëmton dikë që nuk ka ndihmës tjetër përpos Meje”.***[633]

Vet Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ishte i kujdesshëm që çdokujt t`ia mundësojë që ta merr të drejtën e vet që në këtë botë, që mos t`i ketë borxh askujt në botën tjetër. Përcillet në një transmetim se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem gjatë luftës i rreshtonte drejt njerëzit me një shkop, dhe njërin prej *sahab*-ëve që quhej Sevad b. Gazije e preku në bark, e ai kërkoi hakmarrje. Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem pranoi, por njerëzve u erdhi shumë rëndë kjo, e kur ia mundësoi që të merr *hak*, ai e puthi në mes dy syve apo në bark dhe tha se dëshiron që gjëja e fundit që do prek lëkura e tij, të jetë lëkura e Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem.[634]

Nga këtu, kuptojmë se njerëzit në Botën Tjetër kur do të ringjallen para Zotit, nuk do të kenë pasuri e as mall me vete që të mund të shpaguajnë borxhin e tjetrit, porse kompenzimi i dëmeve do të bëhet me veprat e tyre, pra, dëmtuesit i merren punët e mira dhe i jepen personit që është dëmtuar, e nëse nuk i mjaftojnë të mirat, atëherë merren mëkatet e të dëmtuarit dhe i ngarkohen dëmtuesit. Në këtë mënyrë, nëse i rëndojnë mëkatet dhe të këqijat, do të përfundojë në Xhehenem, Allahu na ruajt nga një përfundim i tillë.

---

633 Taberani, “Mu`xhemu`l-Euset”, 2/352, nr.2207; Hejthemiu në “Mexhmeu`z-Zevaid”, 4/206, nr.7066 thotë: “E transmeton Taberani në “Sagir” dhe “Euset” por aty gjendet Mis`ar b. Haxhaxh en-Nehdiju, kështu është te Taberani, por nuk kam gjetur tjetër përpos Mis`ar b. Jahja en-Nehdiju, të cilin e ka konsideruar të dobët Dhehebiu për një përcjellje që e ka përmendur, Allahu e din më mirë”.

634 Shih: Abdurezak-u, “Musannef”, 3/184, nr.5248; Ibni Ethir-i, “Usdu`l-Gabe”, 2/590, nr.2333;

## *HADITHI I NJËQINDESHTATËDHJETËETRE (173)*

أَخْبَرَكُمْ أَبُو عُمَرَ بْنُ حَيَوَيْهِ، وَأَبُو بَكْرٍ الْوَرَّاقُ قَالَا: أَخْبَرَنَا يَحْيَى قَالَ: حَدَّثَنَا الْحُسَيْنُ قَالَ: أَخْبَرَنَا ابْنُ الْمُبَارَكِ قَالَ: أَخْبَرَنَا يَحْيَى بْنُ أَيُّوبَ، أَنَّ عُبَيْدَ اللَّهِ بْنَ زَحْرٍ حَدَّثَهُ، عَنْ خَالِدِ بْنِ أَبِي عِمْرَانَ، عَنْ أَبِي عَيَّاشٍ قَالَ: قَالَ مُعَاذُ بْنُ جَبَلٍ: قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: «إِنْ شِئْتُمْ أَنْبَأْتُكُمْ مَا أَوَّلُ مَا يَقُولُ اللَّهُ تَعَالَى لِلْمُؤْمِنِينَ يَوْمَ الْقِيَامَةِ، وَمَا أَوَّلُ مَا تَقُولُونَ لَهُ؟» قُلْنَا: نَعَمْ يَا رَسُولَ اللَّهِ، قَالَ: " فَإِنَّ اللَّهَ تَعَالَى يَقُولُ لِلْمُؤْمِنِينَ: هَلْ أَحْبَبْتُمْ لِقَائِي؟ فَيَقُولُونَ: نَعَمْ يَا رَبَّنَا، فَيَقُولُ: لِمَ؟ فَيَقُولُونَ: رَجَوْنَا عَفْوَكَ وَمَغْفِرَتَكَ، فَيَقُولُ: قَدْ وَجَبَتْ لَكُمْ مَغْفِرَتِي "

Transmeton Muadh b. Xhebeli (r.a.) se i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Nëse dëshironi, mund t`ju tregoj se çka është gjëja e parë që Allahu xh.sh. do t`ua thotë besimtarëve në Ditën e Gjykimit dhe çka do të jetë gjëja e parë që do t`i thonë ata?"* Ne thamë: "Po o i Dërguari i Allahut". Tha: *"Me të vërtetë Allahu do t`u thotë besimtarëve:* ***"A e dëshironi takimin me Mua?!"*** *Ata do të thonë: "Po o Zoti ynë". Ai do të thotë:* ***"Përse?!"*** *Ata do të thonë: "Shpresojmë në faljen Tënde dhe mbulimin e mëkateve nga ana Yte". Ai do të thotë:* ***"Është bërë më obligim për ju falja Ime".***[635]

---

[635] Ibni Mubarek-u, "Ez-Zuhd", fq.115, nr.276; Davud Tajalisi, "Musned", vëll.1, fq.459, nr.565; Ahmed-i, "Musned", 36/390, nr.22.072; Taberani, "Mu`xhemu`l-Kebir", vëll.20, fq.125, nr.251 dhe me zinxhir tjetër në 20/94-95, nr.184; Ebu Nuajm-i, "Hiljetu`l-Evlija", vëll.8, fq.179 dhe thotë se nuk e dinë përmes ndonjë rruge tjetër përpos Muadhit nga Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem dhe veçohet me këtë Abdullahu nga Halidi; Hejthemi-u në "Mexhmeu`z-Zevaid" (10/472, nr.18.439) thotë: "E përcjell Taberani me dy zinxhirë, prej të cilëve njëri është i mirë (Hasen)"; shejh Shuajb el-Arnauti në verifikim të këtij hadithi, thotë se zinxhiri i hadithit është i dobët, shkaku i Ubejdullah b. Zahër i cili është i dobët, si dhe Ebu Ajashi nuk ka dëgjuar hadithe prej Muadhit r.a.; Mizziu për Ubejdullah b. Zahër ed-Damriju thotë se është prej Afrike, është njeri i mirë. Harb b. Ismaili e ka pyetur imam Ahmed-in për të dhe ai e ka konsideruar të dobët. Jahja b. Meini ka thënë se nuk është asgjë; Ali b. Medini thotë se është i refuzuar në hadith; Ebu Davud-i përcjell prej Ahmed-it se ai e ka konsideruar të besueshëm; Ebu Zur`a thotë se nuk ka

Ne jemi të bindur si musliman se do të ringjallemi dhe do të dalim në Ditën e Gjykimit për të dhënë llogari për veprimet tona. Ne kemi përmendur më herët se të gjithë njerëzit në atë Ditë do të shkojnë pas atyre të cilët i kanë adhuruar idhujt dhe do të përfundojnë në Zjarr me ta. Kurse besimtarët e vërtetë, do të bisedojnë me Zotin dhe sipas këtij *hadith*-i, gjëja e parë që do t`i pyesë është se a e kanë dëshiruar takimin me Zotin. Përgjigja e tyre do të jetë e natyrshme dhe pohuese, pasi besimtari i vërtetë të gjithë jetën e tij e ka me këtë qëllim, që një ditë ta takojë Zotin dhe të kënaqet me të.

Allahu xh.sh. edhe pse i pyet njerëzit, ai përsëri është më i Ditur për çdo gjë. Ata përgjigjen se kanë shpresuar në faljen e Zotit (*afve)* dhe në mbulimin e mëkateve (*magfire*), e Zoti pas përgjigjes së tyre, e konfirmon atë që kanë besuar, se do të jenë të falur për shkak të shpresës së tyre në Faljen dhe Mëshirën e Tij.

Nga ky tekst, kuptojmë se shpresa në faljen e mëkateve nga ana e Zotit është prej veprave të mira dhe se çdo besimtarë duhet të ketë mendim të mirë dhe shpresdhënës që një ditë do ta përfshijë edhe atë Falja e Zotit.

Gjithashtu shohim edhe trajtimin me butësi që do t`ua bëjë Zoti besimtarëve të vërtetë (*mu`minun)* në Ditën e Gjykimit, për shkak të nënshtrimit të tyre ndaj urdhërave të Zotit.

---

dobësi, është i sinqertë; Ebu Hatimi thotë se ka dobësi të lehtë në hadith; Nesai-u thotë se nuk ka të keqe te ai; Hatibi thotë se ka qenë njeri i mirë, por në hadithet e tij ka dobësi të lehtë; (shih: Mizziu, “Tehdhibu`l-Kemal”, vëll.19, fq.36-39, nr.3633; shih edhe Ebu Hatim er-Razi, “Xherh ve`t-Ta`dil”, 5/315, nr.1499); Tirmidhi-u transmeton prej tij dhe thotë se Buhari-u ka thënë se është i besueshëm (shih: Tirmidhi-u, “Sunen”, kitab Isti`dhan, bab ma xhae fi`l-musafehati, nr.2740). Dhehebiu shënon për të vlerësimet dhe përpos të përmendurave më lart, e sjell edhe vlerësimin e Darekutnit i cili thotë se nuk është i fortë, mësuesi i tij Aliu është i refuzuar; Ibni Hibani ka thënë se përcjell hadithe të shpifura nga transmetues të besueshëm; Dhehebiu thotë se prej tij përcjellin autorët e katër sunene-ve dhe Ahmed-i në “Musned”, e Nesai-u kishte mendim të mirë për të dhe nuk e ka regjistruar tek të dobëtit në librin “Ed-Duafa”, por ka thënë: “Nuk ka të keqe te ai”. (shih: Dhehebiu, “Mizanu`l-I`tidal”, vëll.3, fq.6-8, nr.5359 dhe në librin “Kashif”, 1/680, nr.3544) edhe Ibni Haxheri e regjistron dhe përpos këtyre vlerësimeve e sjell edhe të Hakimit i cili e ka konsideruar me dobësi të lehtë në hadith, kurse Ixhliu thotë se shkruhet hadithi prej tij (shih: Ibni Haxher-i, “Tehdhibu`t-tehdhib”, vëll.3, fq.9-10). Kurse Ibni Haxher-i në vend tjetër thotë se është i sinqertë, por ka gabime (shih: Ibni Haxher-i, “Tekribu`t-Tehdhib”, fq.404, nr.4290).

Kuptojmë edhe mënyrën pedagogjike të Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem në parashtrimin e çështjeve para shokëve të tij, duke i stimuluar që të kërkojnë përgjigjen e pyetjes së tij. Përmes pyetjes, tek njeriu zgjohet interesimi për të kuptuar përgjigjen dhe të koncentrohet në mënyrë më të vetdishme për atë që do ta dëgjojë.

Nuk do të zgjerohemi shumë në këtë temë, pasi më herët kemi folur në lidhje me dëshirën e takimit me Zotin, e kjo është e mjaftueshme, që të kuptojmë se nëse ky *hadith* është i vërtetë, atëherë gjëja e parë që do të bisedojnë njerëzit me Zotin në Ditën e Gjykimit, është kjo bisedë.

### *HADITHI I NJËQINDESHTATËDHJETËEKATËRT (174)*

**حَدَّثَنَا مُحَمَّدُ بْنُ بَكْرٍ، وَعَبْدُ الرَّزَّاقِ، قَالَا: حَدَّثَنَا ابْنُ جُرَيْجٍ، أَخْبَرَنِي أَبُو الزُّبَيْرِ، أَنَّهُ: سَمِعَ جَابِرَ بْنَ عَبْدِ اللهِ، يَقُولُ: سَمِعْتُ رَسُولَ اللهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ يَقُولُ: " مَا مِنْ صَاحِبِ إِبِلٍ لَا يَفْعَلُ فِيهَا حَقَّهَا، إِلَّا جَاءَتْ يَوْمَ الْقِيَامَةِ أَكْثَرَ مَا كَانَتْ قَطُّ، وَأُقْعِدَ لَهَا بِقَاعٍ قَرْقَرٍ، تَسْتَنُّ عَلَيْهِ بِقَوَائِمِهَا، وَأَخْفَافِهَا، وَلَا صَاحِبِ بَقَرٍ لَا يَفْعَلُ فِيهَا حَقَّهَا، إِلَّا جَاءَتْ يَوْمَ الْقِيَامَةِ أَكْثَرَ مَا كَانَتْ، وَأُقْعِدَ لَهَا بِقَاعٍ قَرْقَرٍ، تَنْطَحُهُ بِقُرُونِهَا، وَتَطَؤُهُ بِقَوَائِمِهَا، وَلَا صَاحِبِ غَنَمٍ لَا يَفْعَلُ فِيهَا حَقَّهَا، إِلَّا جَاءَتْ يَوْمَ الْقِيَامَةِ أَكْثَرَ مَا كَانَتْ، وَأُقْعِدَ لَهَا بِقَاعٍ قَرْقَرٍ، تَنْطَحُهُ بِقُرُونِهَا، وَتَطَؤُهُ بِأَظْلَافِهَا، لَيْسَ فِيهَا جَمَّاءُ، وَلَا مُنْكَسِرٌ قَرْنُهَا، وَلَا صَاحِبِ كَنْزٍ لَا يَفْعَلُ فِيهِ حَقَّهُ، إِلَّا جَاءَ كَنْزُهُ يَوْمَ الْقِيَامَةِ شُجَاعًا أَقْرَعَ، يَتْبَعُهُ فَاغِرًا فَاهُ، فَإِذَا أَتَاهُ فَرَّ مِنْهُ، فَيُنَادِيهِ رَبُّهُ: خُذْ كَنْزَكَ الَّذِي خَبَّأْتَهُ، فَأَنَا عَنْهُ أَغْنَى مِنْكَ، فَإِذَا رَأَى أَنَّهُ لَا بُدَّ مِنْهُ، سَلَكَ يَدَهُ فِي فِيهِ، فَقَضَمَهَا قَضْمَ الفحل".**

Transmeton Xhabir b. Abdullahu (r.a.) se i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Nuk ka pronarë të deveve i cili nuk e jep obligimin (e zekatit) për ta, e të mos vijnë ata në Ditën e Gjykimit më të mëdha seç kanë qenë, e ata me thundrat e veta do ta shkelin dhe me dhëmbët e tyre do ta kafshojnë. E as pronari i lopëve, i cili nuk e jep obligimin (e zekatit) për ta, e të mos vijnë ata në Ditën e Gjykimit më të mëdha seç kanë qenë, e ata me thundrat e veta do ta shkelin dhe me dhëmbët e tyre do ta kafshojnë. E as pronari i dhenve i cili nuk e jep obligimin (e zekatit) për ta, e të mos vijnë ata në Ditën e Gjykimit më të mëdha seç kanë qenë, e ata me thundrat e veta do ta shkelin dhe me dhëmbët e tyre do ta kafshojnë. E as pronari i arit i cili nuk e ka dhënë pjesën e obliguar, që të mos i vijë pasuria e tij në Ditën e Gjykimit si një gjarpër helmues, i cili do ta ndjek me gojë të hapur e kur ta kap, Zoti do t`i thotë:* ***"Mere pasurinë tënde të cilën e tuboje, sepse Unë për të nuk kam***

***nevojë”.*** *E kur do të sheh se prej saj nuk ka dobi, do ta vëndojë dorën tek goja e vet dhe do ta përtyp atë siç përtypet deveja”.*[636]

Ky *hadith* na sjell një skenë nga Dita e Ringjalljes, kur do të dalim para Zotit dhe të japim llogari për të gjitha veprimet tona, atë ditë kur nuk do të fshehet asgjë, porse do të shfaqen të gjitha duke mos ngelur asgjë në harresë. Siç thotë Zoti në Kuran: **“E kush vepron një të mirë qoftë ajo sa një grimcë, do ta gjejë, po edhe nëse vepron ndonjë të keqe, qoftë sa një grimcë, do ta gjejë edhe atë”.**[637]

Kështu, edhe personi që ka tubuar pasuri dhe nuk ka dhënë pjesën e obliguar të zekatit, do të del në Ditën e Gjykimit dhe do të ballafaqohet me pasurinë e tij, e cila qoftë e përbërë prej kafshëve apo materialeve tjera, do ta gjejë atje, ku do të paraqiten të gjitha pasuritë e tij si armiq, të cilët dëshirojnë të dënojnë pronarin për gabimin e bërë. Ata kafshë për të cilat nuk është dhënë zekati, do ta sulmojnë pronarin e vet, duke e shkelmuar dhe kafshuar, ndërsa kjo periudhë do të zgjat në një ditë pesëdhjetë mijë vjeçare.

Ngjashëm edhe pasuritë tjera si ari dhe monedhat, do të shndërrohen në pamjen e një gjarpri helmues, i cili do të ketë dy sy dhe gojën e hapur, që do të vrapojë pas pronarit të vet që ta përbijë, e kjo si pasojë e mosdhënies së zekatit. E sikur ta dinte njeriu se kjo është rezultati i tubimit të pasurisë dhe mosdhënies së zekatit, nuk do të vepronte asnjëherë kështu, por do të ishte më dorëdhënës dhe altruist, duke ndihmuar të tjerët me pasurinë e vet.

---

[636] Ahmed-i, “Musned”, 22/334, nr.14.442; Ibni Hiban-i, në “Sahih”-un e tij, sipas radhitjes së Ibën Belbanit në “Ihsan fi tekrib Sahih Ibni Hiban”, 4/47-48, nr.3255; kurse Abdurrezaku, e shënon në “Musannef”, vëll.4, fq.29-30, nr.6866 por jo si hadith kudsij; përmes rrugës së Abdurezakut e shënon edhe Muslim-i në “Sahih”, kitab ez-Zekatu, bab 6, nr.987 dhe Nesai-u, “Sunen”, kitab ez-Zekati, bab 9, nr.2456; ngjashëm shënojnë përmes Ebu Hurejres r.a. por jo si hadith Kudsij edhe Buhari-u në “Sahih”, kitab Hijel, bab 3, nr.6957; Muslim-i në “Sahih”, kitab ez-Zekatu, bab 6, nr.988; Nesai-u, “Sunen”, kitab ez-Zekati, bab 20, nr.2484 dhe Ebu Davud-i, në “Sunen”, kitab ez-Zekati, bab 32, nr.1658; po ashtu, shënohet edhe përmes Ibni Umerit r.a. që e regjistron Nesai-u, “Sunen”, kitab ez-Zekati, bab 20, nr.2483; ndërsa Ibni Maxheh në “Sunen”, e shënon edhe përmes Abdullah b. Mes`udit r.a. dhe Ebu Dherrit r.a. – shih: Ibni Maxheh, “Sunen”, kitab ez-Zekati, bab 2, nr.1784 dhe 1785; shejh Shuajb el-Arnauti në verifikimin e këtij hadith-i te Musned-i i Ahmed-it, thotë se zinxhiri i këtij hadith-i është Sahih sipas kushteve të Muslim-it, transmetuesit janë të besueshëm, prej të cilëve përcjellin edhe Buhari-u dhe Muslim-i, përpos Ebu Zubejrit, i cili është prej atyre që prej tij përcjell Muslim-i”;

[637] Kurani, Zelzele, 7-8;

## *HADITHI I NJËQINDESHTATËDHJETËEPESË (175)*

حَدَّثَنَا أَحْمَدُ بْنُ زُهَيْرٍ التُّسْتَرِيُّ، حَدَّثَنَا الْعَلَاءُ بْنُ مَسْلَمَةَ، ثنا إِبْرَاهِيمُ الطَّالْقَانِيُّ، ثنا ابْنُ الْمُبَارَكِ، عَنْ سُفْيَانَ عَنِ ابْنِ حَرْبٍ، عَنْ ثَعْلَبَةَ بْنِ الْحَكَمِ، قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: " يَقُولُ اللهُ عَزَّ وَجَلَّ لِلْعُلَمَاءِ يَوْمَ الْقِيَامَةِ، إِذَا قَعَدَ عَلَى كُرْسِيِّهِ لِقَضَاءِ عِبَادِهِ: إِنِّي لَمْ أَجْعَلْ عِلْمِي، وحُكْمِي فِيكُمْ، إِلَّا وَأَنَا أُرِيدُ أَنْ أَغْفِرَ لَكُمْ، عَلَى مَا كَانَ فِيكُمْ، وَلَا أُبَالِي "

Transmeton Tha`lebe b. Hakemi (r.a.) se i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *“Do t`u thotë Allahu xh.sh. dijetarëve në Ditën e Kijametit, kur do të “ulet” në Kursinë e Tij për t`i gjykuar robërit e Tij:* ***“Unë nuk ua kam dhënë juve diturinë Time dhe Gjykimin Tim për tjetër, përpos se Dua t`ua fal juve atë që keni bërë dhe nuk mërzitem aspak”.***[638]

Ky *hadith* na flet qartë për vlerën dhe përparësinë e dijetarëve karshi krijesave tjera dhe pozitën e tyre të favorshme. Dijetarët kanë pozitë të lartë në mesin e njerëzve edhe në këtë botë edhe në botën tjetër. Në këtë botë ata ua mësojnë njerëzve rrugën e Zotit dhe i drejtojnë për të mirë, si dhe i

---

[638] Taberani, “Mu`xhem`ul-Kebir”, vëll.2, fq.84, nr.1381; Hejthemiu në “Mexhmeu`z-Zevaid”, 1/168, nr.527 thotë: “E transmeton Taberani në “Kebir” kurse transmetuesit janë të besueshëm”. Kështu thotë edhe Sujuti në “Leali`ul-Mesnuatu fi ehadithi`l-meuduatu”, daru`l-kutubi`l-ilmije, Bejrut, 1996, vëll.1, fq.202; Ibni Kethiri e shënon në sqarim të ajeteve të para të sures Taha dhe thotë se zinxhiri i këtij hadithi është i mirë (xhejid) (shih: Ibni Kethir-i, “Tefsir Kurani`l-Adhim”, 3/141); Por në zinxhirin e këtij hadithi gjendet El-A`la b. Mesleme b. Uthman b. Muhamed b. Is`hak er-Revvasi, i njohur me nofkën Ebu Salim, nga Bagdadi, prej tij përcjell Tirmidhi-u në “Sunen”, por për të dijetarët kanë pasur kritika. Ebu Fet`h el-Ezdiju thotë: “Ka qenë njeri i keq, nuk është brengosur se çka përcjell e çka flet, për atë që e njeh, nuk lejohet të përcjell prej tij”. Muhamed b. Tahir el-Makdisiju thotë se ka falsifikuar hadithe” (shih: Mizzi-u, “Tehdhibu`l-Kemal”, 22/539-541, nr.4586; Dhehebiu, “Mizanu`l-I`tidal”, 3/105, nr.5743; Ibni Haxher-i, “Tehdhibu`t-Tehdhib”, 3/348) e shënon Dhehebiu dhe thotë se është i akuzuar (Dhehebiu, “Kashif”, 2/106, nr.4343) Ibni Hibani thotë: “Përcjell prej irakienëve hadithe maklube dhe të falsifikuara prej transmetuesve të besueshëm, nuk lejohet të argumentohet me të shkaku i gjendjes së tij”. (Ibni Hiban-i, “El-Mexhruhin”, tahkik Hamdi b. Abdulmexhid b. Ismail es-Selefi, Daru Samiiju, Rijad, botimi i parë, 2000, 2/177, nr.817)

largojnë nga të këqijat. Kurse në botën tjetër, po ashtu do të kenë disa përparësi, e një prej tyre është edhe kjo që flet ky *hadith kudsi,* sipas të cilit dijetarëve Zoti do t`ua fal mëkatet dhe do t`i dërgojë në vendin e lavdueshëm, pra në *Xhenet.*

Zoti u ka dhënë dijetarëve diturinë që të veprojnë me të në mesin e njerëzve, u ka dhënë aftësinë e gjykimit me Librin e Tij, që të gjykojnë me të në mesin e njerëzve, e nëse veprojnë sipas mësimeve të Librit të Zotit dhe gjykojnë me gjykimin e Tij, atëherë do të jenë meritorë për të fituar faljen dhe mëshirën e Zotit në botën tjetër.

Këtë vlerë dhe përparësi të dijetarëve, përpos këtij *hadithi,* e vërtetojnë edhe shumë tekste tjera kuranore dhe fjalë të Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem. Allahu xh.sh. tregon në Kuran se dijetarët janë ata që e dëshmojnë dhe e vërtetojnë njëshmërinë e Zotit bashkë me *melek*-ët e Tij. Në Kuran thuhet: **“All-llahu vërtetoi se nuk ka zot tjetër përveç Tij, e dhe engjëjt e ata që kanë dijeni, se Ai është Zbatues i drejtësisë. Nuk ka zot përveç Tij, Fuqiplotit, të Urtit”.**[639]

Zoti i bën dijetarët referencë të mësimeve të Tij dhe i urdhëron njerëzit që të drejtohen tek ata kur diçka nuk e kanë të qartë, me çka e fitojnë pozitën e udhëzuesve për në rrugën e drejtë. Në Kuran thuhet: **“...Pyetni dijetarët nëse ju nuk dini”.**[640]

Zoti tregon se me dijetarët nuk mund të barazohet çdokush, sepse ata flasin me Fjalët e Zotit dhe gjykojnë me Gjykimin e Tij. Kështu që të tjerët nuk mund të krahasohen me dijetarët. Allahu thotë xh.sh. në Kuran: **“...Thuaj: “A janë të barabartë ata që dinë dhe ata që nuk dinë?” Po, vetëm të zotët e mendjes marrin mësim”.**[641] Po ashtu thotë: **“...All-llahu lartëson ata që besuan prej jush, i lartëson në shkallë të lartë ata të cilëve u është dhënë dituri. All-llahu është i njohur mirë me atë që punoni”.**[642]

Si dhe tregon që prej mesit të njerëzve, frikë i kanë Zotit vetëm dijetarët, sepse ata e njohin Fuqinë e Tij. Në Kuran thuhet: **“...Po All-llahut ia kanë**

[639] Kurani, Ali Imran, 18;
[640] Kurani, Nahël, 43;
[641] Kurani, Zumer, 9;
[642] Kurani, Muxhadele, 11;

**frikën nga robërit e Tij vetëm dijetarët, All-llahu mbi gjithçka është mëkatfalës”.[643]**

Kurse *hadith*-et e Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem në këtë temë janë të shumta, por ne do të ndajmë vetëm disa, për të pasur një pamje të qartë për diskutimin e deritanishëm dhe të shohim pozitën e lartë të dijetarëve në mesin e njerëzve. Transmeton Ebu Derda r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *“Kush e merr rrugën për të kërkuar dituri, Allahu do t`ia lehtësojë rrugën për në Xhenet, kurse melekët do ta mbulojnë me krahët e tyre si shenjë respekti ndaj kërkuesit të diturisë, kurse për të diturinë, kërkojnë falje çka ka në qiej dhe në tokë, aq sa edhe peshqit në ujë kërkojnë falje për të, kurse përparësia e dijetarit ndaj njerëzve tjerë, është sikur përparësia e Hënës në krahasim me yjet tjerë. Dijetarët janë trashëgimtarë të pejgamberëve, pasi pejgamberët nuk kanë lënë trashëgimi dinarë dhe dirhem, por e kanë lënë diturinë. Ai i cili e merr atë, e ka marrë me fat të madh”.*[644]

Po ashtu për përparësinë e dijetarëve ndaj njerëzve tjerë, flet qartë edhe *hadith*-i të cilin e transmeton Ebu Umame el-Bahiliu r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *“Përparësia e dijetarit ndaj adhuruesit është sikur përparësia ime ndaj më të poshmit në mesin tuaj”.*[645]

Sipas fjalëve të Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem, kuptojmë edhe faktin se për *shejtan*-in e mallkuar, është shumë më i rrezikshëm një dijetarë i cili e shpërndanë diturinë në mesin e njerëzve, sesa një adhurues i cili e adhuron Zotin e i bën dobi vetes, por nuk e shpërndanë atë me të tjerët. Shpërndarja e diturisë e mundon më tepër *shejtan*-in, sepse ia prish intrigat dhe mashtrimet dhe i largon njerëzit prej rrugës së tij. Transmeton Ibni Abasi r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *“Fekihu*

---

[643] Kurani, Fatir, 28;

[644] Tirmidhi-u, “Sunen”, kitab el-Ilmi, bab 19, nr.2691; Ebu Davud-i, “Sunen”, kitab el-Ilmu, bab 1, nr.3641; Ibni Maxheh, “Sunen”, kitab Mukadime, bab 17, nr.223; Ahmed-i, “Musned”, 36/45, nr.21.715; shejh Shuajb el-Arnauti në verifikim të Musned-it të Ahmed-it, për këtë hadith thotë se është Hasen li gajrihi, kurse zinxhiri i këtij hadithi është i dobët, Kajs b. Kethiri është i dobët, kurse Asim b. Rexhau nuk ka dëgjuar hadithe prej Kajsit, me çka kuptohet se është i ndërprerë. Në mes duhet të jetë Davud b. Xhemili siç është në tjetër transmetim, por edhe ai është i dobët...;

[645] Tirmidhi-u, “Sunen”, kitab el-Ilmi, bb 19, nr.2694 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Garib;

*(juristi musliman), është më i rrezikshëm për shejtanin, sesa njëmijë adhurues".*[646]

Prej shenjave të Dashurisë së Zotit ndaj një robi, është kur i mundëson atij që të fitojë dituri dhe të kuptojë fenë, sepse Zoti nuk ia mundëson çdokujt që ta kuptojë fenë dhe të bëhet prej të diturve. Transmeton Muaviju r.a. i cili gjatë një hutbeje tha: "E kam dëgjuar Pejgamberin sal-lallahu alejhi ve sel-lem duke thënë: *"Atij që Allahu (xh.sh.) ia do të mirën, atij ia bën që ta kuptojë fenë. Unë jam vetëm ai që ndanë, kurse Allahu jep. Ky ummet do të qëndrojë në rrugën e Allahut dhe nuk do ta dëmtojnë ata që e kundërshtojnë, derisa nuk arrin urdhri i Allahut".*[647]

Po ashtu, sipas mësimeve të Muhamedit sal-lallahu alejhi ve sel-lem, kuptojmë se nëse Zoti do të ngrejë diturinë nga një popull, bën që të vdesin dijetarët e atij vendi dhe atëherë nuk kanë ku të marrin dituri të mirëfilltë, që më pas të drejtohen tek injorantët të cilët do të flasin pa dije dhe do të shkatërrojnë veten dhe të tjerët. Transmeton Abdullah b. Amër el-Asi r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Allahu (xh.sh.) nuk do ta merr diturinë me rëmbim, duke e rëmbyer atë para njerëzve, por do ta merr diturinë përmes vdekjes së dijetarëve. Dhe kur nuk do ta lërë asnjë dijetar, bota do t`i zgjedh të paditurit për udhëheqës. Populli do t`i pyes ata, ndërsa ata do të përgjigjen pa asnjë dituri. Kështu, ata vetë do të devijojnë dhe po ashtu do t`i devijojnë edhe të tjerët".*[648]

Gjithashtu, shoqëria do të jetë e shëndoshë dhe në rrugën e mirë, përderisa dijetarët do të jenë të mirë, por kur do të vijnë të prishurit të shpërndajnë dituri, atëherë do të prishen edhe njerëzit tjerë. Transmeton Ibni Abasi r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Dy kategori njerëzish nëse janë të shëndoshë, do të jenë të shëndoshë të gjithë njerëzit, e nëse prishen, prishen të gjithë njerëzit: "Dijetarët dhe udhëheqësit".*[649]

Dijetari nuk do të përfitojë prej diturisë së tij vetëm në këtë botë, por edhe pas vdekjes së tij, sepse dijetari ka lënë në mesin e njerëzve libra, fetva, këshilla dhe zgjidhje të problemeve, e çdoherë që njerëzit do të shërbehen

---

[646] Tirmidhi-u, "Sunen", kitab el-Ilmi, bab 19, nr.2690 dhe thotë se hadithi është Garib; Ibni Maxheh, "Sunen", kitab Mukadime, bab 17, nr.222;
[647] Buhari-u, "Sahih", kitab el-Ilmu, bab 13, nr.71; Muslim-i, "Sahih", kitab ez-Zekatu, bab nehju anil mes`eleti, nr.1037; etj.
[648] Buhari-u, "Sahih", kitab el-Ilmu, bab 34, nr.100; Muslim-i, "Sahih", kitab el-Ilmu, bab ref`ul-ilm, nr.2673; etj.
[649] Ebu Nuajm-i, "Hilejtu`l-Evlija", 4/96;

me fjalët dhe dijen e tij, ai do të përfitojë prej saj edhe pas vdekjes. Transmeton Ebu Hurejre r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *“Kur vdes biri i Ademit (njeriu), i ndërpriten veprat e tij, përpos se në tre raste: “Sadakaja e rrjedhshme, diturisë së dobishme dhe nga një fëmijë i mirë, i cili do të lutet për të”.*[650]

Dijetarët kur të ringjallen, përpos që do t`u falen mëkatet dhe do të shpëtojnë prej dënimit, Allahu xh.sh. do t`u mundësojë që edhe të tjerëve t`u bëjnë dobi përmes ndërmjetësimit, me çka kuptojmë se dijetarët i ndihmojnë njerëzit në këtë botë por edhe në botën tjetër, duke qenë të dobishëm për të tjerët dhe duke i shpëtuar ata nga dënimi i Xhehenem-it. Transmeton Uthman b. Afani r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *“Në Ditën e Kijametit do të ndërmjetësojnë tre kategori: “Të dërguarit (enbijat), pastaj dijetarët dhe më pas shehidët”.*[651]

Pra, shohim se Zoti i ka dalluar dhe respektuar dijetarët e vërtetë, kështu duhet edhe njerëzit të vlerësojnë dhe të respektojnë dijetarët e tyre.

---

[650] Muslim-i, “Sahih”, kitab Vasije, bab 3, nr.1631; etj.
[651] Ibni Maxheh, “Sunen”, kitab ez-Zuhdi, bab dhikru`sh-shefati, nr.4313;

## *HADITHI I NJËQINDESHTATËDHJETËEGJASHTË (176)*

**حَدَّثَنِي مُحَمَّدُ بْنُ صَالِحِ بْنِ هَانِئٍ، ثَنَا الْمُسَيَّبُ بْنُ زُهَيْرٍ، ثَنَا هُدْبَةُ بْنُ خَالِدٍ، ثنَا حَمَّادُ بْنُ سَلَمَةَ، عَنْ ثَابِتٍ، عَنْ أَبِي عُثْمَانَ، عَنْ سَلْمَانَ عَنِ النَّبِيِّ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ، قَالَ: " يُوضَعُ الْمِيزَانُ يَوْمَ الْقِيَامَةِ فَلَوْ وُزِنَ فِيهِ السَّمَاوَاتُ وَالْأَرْضُ لَوَسِعَتْ، فَتَقُولُ الْمَلَائِكَةُ: يَا رَبِّ لِمَنْ يَزِنُ هَذَا؟ فَيَقُولُ اللَّهُ تَعَالَى: لِمَنْ شِئْتُ مِنْ خَلْقِي، فَتَقُولُ الْمَلَائِكَةُ: سُبْحَانَكَ مَا عَبَدْنَاكَ حَقَّ عِبَادَتِكَ، وَيُوضَعُ الصِّرَاطُ مِثْلَ حَدِّ الْمُوسَى فَتَقُولُ الْمَلَائِكَةُ: مَنْ تُجِيزُ عَلَى هَذَا؟ فَيَقُولُ: مَنْ شِئْتَ مِنْ خَلْقِي، فَيَقُولُ: سُبْحَانَكَ مَا عَبَدْنَاكَ حَقَّ عِبَادَتِكَ »**

Transmeton Selmani (r.a.) se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *“Do të sillet Mizani (peshoja) në Ditën e Kijametit, e sikur të peshoheshin në të qiejt dhe toka, do t`i nxinte. Melekët do të thonë: “O Zot, për cilin është kjo peshojë?” Allahu xh.sh. do të thotë:* ***“Për ata që dua nga krijesat e Mia”.*** *Melekët do të thonë: “I Lartmadhëruar je o Zot, nuk të kemi adhuruar ashtu siç e meriton Ti”. Pastaj do të sillet Sirati i mprehtë si brisku, e melekët do të thonë: “Për kë është përgatitur kjo?” Do të thotë:* ***“Për ata që dua nga krijesat e Mia”.*** *Melekët do të thonë: “I Lartmadhëruar je o Zot, nuk të kemi adhuruar ashtu siç e meriton Ti”.*[652]

Në Ditën e Llogarisë në botën tjetër të gjithë njerëzit dhe xhinët do të llogariten për veprimet e tyre të cilat i kanë bërë në këtë botë. Kur do të qëndrojnë në *Mahsher* duke pritur llogarinë, Zoti do të sjell para tyre Peshojën për matjen e veprave. Melekët me habi do ta shikojnë dhe do të pyesin se për çka shërben dhe cila është detyra e kësaj krijese?!

[652] Hakim-i, “El-Mustedrek”, vëll.4, fq.629, nr.8739 dhe thotë se “hadithi është Sahih sipas kushteve të Muslim-it, por ai nuk e ka shënuar”; me këtë pajtohet edhe Dhehebi-u. E shënon edhe Mundhiri-u në “Tergibu ve`t-terhib”, 4/230, nr.5488;

Zoti u bën me dije se në këtë peshojë të madhe në të cilën edhe nëse do të vëndoheshin qiejt e toka do të arrinte t`i mbante, do të llogariten ata robër të Zotit të cilët Ai dëshiron t`ua mat veprat e tyre, ndërsa disa prej tyre do t`i çojë në Xhenet pa llogari.

Ne si besimtar mysliman, besojmë në Peshojën të cilën Zoti do ta vëndojë në Ditën e Gjykimit për të matur veprat para syve të njerëzve. Zoti thotë: **"Në Ditën e Gjykimit Ne do të vëmë peshoja të drejta, e askujt nuk i bëhet e padrejtë asgjë, edhe nëse është sa pesha e një kokkre të melit, Ne do ta sjellim atë. E mjafton që Ne jemi llogaritës".**[653] Po ashtu thotë: **"Atë ditë peshimi është i drejtë. Atij që i rëndohen peshojat, ata janë të shpëtuar. E kujt i vijnë lehtë peshojat, ata e humbën veten, ngase i refuzuan argumentet Tona me të padrejtë".**[654]

Ne si mysliman nuk duhet të merremi me llojin e kësaj peshoreje, formën dhe atë se a është vetëm një apo janë shumë, sa do të jetë e madhe e si do të vëndohen veprat, a është materiale apo jo, të gjitha këto janë pyetje që kapaciteti i trurit tonë nuk mund t`i përceptojë, sepse i takojnë një bote tjetër të cilën ende nuk e kemi jetuar, porse ne duhet të jemi të bindur se ajo është e vërtetë, pasi për të na ka lajmëruar Allahu xh.sh. dhe i Dërguari i Tij.

Disa njerëz pyesin si është e mundur të maten në peshojë veprat të cilat nuk janë lëndore, por janë veprime abstrake? Si do të vëndohet në peshojë vrasja, zinaja, bixhozi? Pra, çka prej tyre do të matet dhe si do të realizohet ajo? Ne nuk duhet haruar se Zoti ka fuqi absolute për të bërë konkrete edhe veprimet e njerëzve dhe të vendohen në peshojë, por mundet të maten librat në të cilat janë regjistruar veprat e njerëzve, apo edhe vet njeriun. Por, diturinë për këtë, ia lëmë Allahut xh.sh. dhe ne nuk do të zhytemi në esencën e saj. Duke mos harruar, se kur njeriu si krijesë e dobët ka arritur të zbulojë mjete të ndryshme matjeje, si p.sh. laserë për matjen e hapësirës, tinguj për matjen e thellësive, termometër për matjen e temperaturës, metrën për matjen e distancave, orën për matjen e kohës, e mjete tjera të ndryshme, atëherë aspak nuk është e pamundshme që për Krijuesin e Gjithfuqishëm të krijojë një mjet i cili do të shërbejë për matjen e veprave të njerëzve.

Dikush përsëri mund të pyesë se çka është nevoja e matjes së veprave, kur Zoti është i Gjithdijshëm, apo ka nevojë të mat për të ditur rezultatet? Ne u themi se Zoti është i Gjithdijshëm dhe nuk ka nevojë për asnjë krijesë të Tijë, porse

[653] Kurani, Enbija, 47;
[654] Kurani, A`raf, 8-9;

Allahu xh.sh. do që njerëzit t`i shohin veprat e tyre dhe të jenë dëshmitarë të vetes, e të mos mendojnë se Zoti u ka bërë padrejtësi. Po ashtu Zoti i paraqet veprat para tyre që të peshohen ato punë dhe që të dijë njeriu se sa i ka peshuar vepra e vet.

Disa vepra në *Mizan* do të rëndojnë dhe do të jenë shenjë e arritjes së shpërblimit nga ana e njeriut, e nëse peshoja do të jetë e lehtë, ajo nënkupton se veprat e tija nuk janë të mjaftueshme për të shpëtuar. Allahu xh.sh. thotë: **"E sa i përket atij që i rëndohet peshoja e veprave të tij. Ai është në një jetë të këndshme. Ndërsa, atij që ka peshojën e lehtë të veprave të tij. Vendi i tij do të jetë në Havije".**[655] Po ashtu thotë: **"E kujt i peshojnë më rëndë peshojat, ata janë të shpëtuarit. Ndërsa atyre që u peshojnë lehtë peshojat, ata janë që humbën vetveten dhe janë në Xhehenem përgjithmonë".**[656]

Për ata që mendojnë se *Mizani* apo peshoja nënkupton `drejtësinë` bazuar në ajetet 7-8 të *sure*-s Rahman, pasi atje përmendet fjala *Mizan* në këtë konotacion, nuk është e saktë, pasi në ajetet që përmendëm deri tani, shohim se dikujt do t`i vijë peshoja e rëndë e dikujt e lehtë, ku kuptojmë se ajo qenka mjet i cili mat. Po ashtu nëpër shumë *hadith*-e, na bëhet me dije se veprat do të peshohen. Transmeton Ebu Derda r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Nuk ka asgjë më të rëndë në peshojë, sesa edukata e mirë".*[657] Po ashtu transmeton Ummu Derda r.a.h. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem tha: *"Gjëja e parë që do të vendoset në peshore Ditën e Kijametit, është morali i bukur".*[658] Kurse në transmetimin e Xhabirit r.a. përcillet se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Gjëja e parë që do të vendoset në peshore Ditën e Kijametit, është furnizimi të cilin njeriu ua dërgon antarëve të shtëpisë së tij".*[659]

Po ashtu, prej fjalëve që rëndojnë shumë në peshojë, është përmendja e Allahut (apo *dhikri).* Transmeton Ebu Hurejre r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Dy fjalë janë të lehta për shqiptim, kurse janë të*

---

[655] Kurani, Karia, 6-9;
[656] Kurani, Mu`minun, 102-103;
[657] Tirmidhi-u, "Sunen", kitab ez-Zuhdi, nr.1258 dhe kitab el-Edebi, bab 62, nr.2009; Ebu Davud-i, "Sunen", kitab el-Edebi, bab 7, nr.4799; Buhari-u, "Edebu`l-Mufred", nr.270;
[658] Taberani-u, "Mu`xhemu`l-Kebir", 24/253-254;
[659] Taberani-u, "Mu`xhemu`l-Euset", 6/184, nr.6135;

*rënda në peshore, ndërsa i Gjithmëshirshmi i do shumë ato: Subhanallahi ve bi hamdihi subhanallahi`l-adhim".*[660]

I ngjashëm me këtë *hadith*, është edhe transmetimi tjetër ku Ebu Malik- el-Esh`ariu r.a. tregon se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Pastërtia është pjesë e imanit, fjala El-Hamdulilah e mbush peshoren, kurse fjala Subhanallahi vel hamdulilahi mbush çdo gjë në mes qiellit dhe tokës, namazi është dritë, sadakaja është argument, durimi është ndriçim, Kurani është dëshmi për ty apo kundër teje...".*[661]

Edhe përcjellja e ndonjë xhenaze-je të ndonjë myslimani, do të ketë vlerë të veçantë dhe do të peshojë rëndë në *Mizan*. Transmeton Ibni Abasi r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Do të vëndohen në Mizan dy kirate, çdo kirat i madh sa një kodër e Uhudit"* pra, ky shpërblim është për atë që e përcjellë xhenazen".[662]

Edhe njeriu varësisht prej vlerës që posedon, do të peshojë edhe në Peshore. Transmeton Aliu r.a. se erdhën disa njerëz të cilët qeshën me këmbët e Abdullah b. Mes`udit r.a. të cilët ishin shumë të imta, por Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem tha: *"Ato do të peshojnë në Ditën e Gjykimit në Peshore më rëndë se kodra e Uhudit".*[663]

Kurse disa prej njerëzve, edhe nëse kanë qenë me trup të madh në këtë botë, ata do të jenë shumë të lehtë në peshore. Transmeton Ebu Hurejre r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Do të sjellin një njeri të madh dhe të trashë në Ditën e Kijametit, mirëpo te Allahu nuk do të peshojë as sa një krah i mushkonjës"* e pastaj e lexoi *ajet*-in (Kehf, 105): **"Në Ditën e Kijametit atyre nuk do t`u japim asnjë vlerë (peshë)".**[664]

Në afërsi të *Mizanit*, do të qëndrojë Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem dhe ai do të prezantojë aty. Kjo vërtetohet në bazë të *hadith*-it që e përcjell

---

660 Buhari-u, "Sahih", kitab et-Teuhidi, bab 58, nr.7563; Muslim-i, "Sahih", kitab edh-Dhikru ve`d-Duau ve`t-Teubetu ve`l-istigfaru, bab 10, nr.2694; etj.
661 Muslim-i, "Sahih", kitab Tahare, bab 1, nr.223; etj.
662 Taberani-u, "Mu`xhemu`l-Kebir", vëll.11, fq.161, nr.11.363;
663 Ahmed-i, "Musned", 2/243, nr.920; Ibni Ebi Shejbe, "Musannef", 6/384, nr.32.229 e përcjell nga Zirri r.a.;
664 Buhari-u, "Sahih", kitab et-Tefsiri, bab suretil Kehf, ulaike ledhine keferu bi ajati rabihim ve likaihi, nr.4729; Muslim-i, "Sahih", kitab Sifatil-kijameti vel xheneti ve`n-nari, bab 1, nr.2785;

Enes b. Malik-u r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë që ta kërkojmë në tre vende: *“Te Mizani, te Sirati dhe te Haudi*”.[665]

Ne si mysliman jemi të bindur në Peshojën e Zotit dhe se veprat tona do të maten në botën tjetër. Kështu potencon edhe Imami ynë, imam Ebu Hanife i cili thotë: “Matja e veprave (Mizani) në Ditën e Gjykimit në Peshojë është Hakk (e vërtetë)”.[666] Edhe Imam Tahaviu thotë: “Ne besojmë në ringjalljen e të vdekurve, në shpërblimin e veprave në Ditën e Gjykimit, në rishikimin (e jetës së shkuar prej secilit), në llogarinë, në recitimin e librit (të veprave të secilit), në shpërblimin e në ndëshkimin, në Urën mbi Ferr dhe në Peshoren (në të cilën peshohen veprat e secilit)”.[667]

Po ashtu në *hadith*-in e kësaj teme, u përmend edhe habia e melekëve me Urën e Siratit, që Zoti u shpjegoi se në të do të kalojnë ata robër që Zoti do të dëshirojë.

Pasi të vlerësohen njerëzit se kush është për në Xhenet dhe kush për në Xhehenem, do të vëndohet ura e *Sirat*-it mbi Xhehenem dhe do të kalojnë njerëzit mbi të. Ata që janë besimtarë, do ta kalojnë atë, kurse pabesimtarët dhe ata që janë gjykuar për në Zjarr, do të bien dhe nuk do të mund ta kalojnë. Disa dijetarë kanë thënë se Ura do të vëndohet për myslimanët pasi të jenë hedhur pabesimtarët në Zjarr.

Në Kuran nuk përmendet fjala *Sirat* me këtë kuptim, por pëmendet aludimi mbi të në ajetin ku Zoti thotë: **“Dhe nuk ka asnjë prej jush që nuk do t`i afrohet atij...”.[668]** Për këtë *ajet* ka pasur disa mendime të ndryshme se çka nënkupton, por disa kanë thënë se ka për qëllim kalimin nëpër Xhehenem, ku besimtarët do të kalojnë, ndërsa pabesimtarët do të hyjnë në të.[669] Ibni Mes`udi r.a. e ka komentuar këtë *ajet* duke thënë se ka për qëllim *Siratin.*[670]

Kalimi mbi Urë, do të bëhet varësisht prej mënyrës së jetesës në këtë botë, ku ata që jetuan sipas rrugës Islame, kjo urë do të zgjerohet për ta, kurse ata që jetuan në rrugën e *shejtan*-it dhe epshit, atyre do t`u ngushtohet kjo rrugë dhe nuk do të munden ta kalojnë.

---

[665] Tirmidhi-u, “Sunen”, kitab Sifeti`l-Kijameti ve`r-rekaiki ve`l-vere`i, bab ma xhae fi she`ni`s-Sirat, nr.2441 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Garib;
[666] Ebu Hanife, “Fikhu`l-Ekber”, fq.87;
[667] Tahavi-u, “Akidja e Tahavit”, fq.88;
[668] Kurani, Merjem, 71;
[669] Shih: Taberi-u, “Xhami`ul-Bejan fi te`vili`l-Kuran”, vëll.15, fq.590-597;
[670] Sujuti, “Durru`l-Menthur fi tefsir bi`l-me`thur”, vëll.10, fq.114;

Sa i përket formës së kësaj Ure, ajo është e shtrirë përgjatë Xhehenemit, është më e hollë se qimja e flokëve, kurse më e mprehtë se shpata. Kështu përcillet prej Ebu Seid el-Hudrijut r.a.[671] Këtë veçori të urës Bejhekiu e përcjell edhe përmes Enesit r.a. si *hadith* nga Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem.[672]

Po ashtu prej Ebu Seid el-Hudrijut r.a. përcillet se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"...Pastaj njerëzit do të kalojnë urën e Xhehenemit ku do të ketë gjemba të hekurt, grepa dhe kuka nga do të kapen njerëzit djathtas dhe majtas. Dikush do të kalojë urën si rrufeja, dikush si era, dikush si kali i shpejtë, dikush duke vrapuar, dikush duke ecur, dikush këmbadoras dhe dikush duke u zvarritur...".*[673] Pra, njerëzit varësisht prej veprave të cilat i kanë kryer në këtë botë, me atë shpejtësi do ta kalojnë edhe urën e *Sirat*-it.

---

671 Muslim-i, "Sahih", kitab el-Imanu, bab ma`rifetu tariki`r-ru`jeti, nr.183; etj.
672 Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", vëll.1, fq.564, nr.360;
673 Muslim-i, "Sahih", kitab el-Imanu, bab ma`rifetu tariki`r-ru`jeti, nr.183; etj.

## *HADITHI I NJËQINDESHTATËDHJETËESHTATË (177)*

**حَدَّثَنَا أَبُو يَزِيدَ يُوسُفُ بْنُ يَزِيدَ الْقَرَاطِيسِيُّ، ثنا حَجَّاجُ بْنُ إِبْرَاهِيمَ الْأَزْرَقُ، حَدَّثَنَا ابْنُ وَهْبٍ، حَدَّثَنِي مُعَاوِيَةُ بْنُ صَالِحٍ، عَنْ أَبِي عَبْدِ الرَّحْمَنِ، عَنْ أَبِي أُمَامَةَ، أَنَّ رَسُولَ اللهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ قَالَ: " إِذَا كَانَ يَوْمُ الْقِيَامَةِ قَامَتْ ثُلَّةٌ مِنَ النَّاسِ يَسُدُّونَ الْأُفُقَ، نُورُهُمْ كَالشَّمْسِ فَيُقَالُ: النَّبِيَّ الْأُمِّيَّ، فَيَتَحَسَّسُ لَهَا كُلُّ نَبِيٍّ فَيُقَالُ: مُحَمَّدٌ وَأُمَّتُهُ، ثُمَّ تَقُومُ ثُلَّةٌ أُخْرَى تَسُدُّ مَا بَيْنَ الْأُفُقِ، نُورُهُمْ كَالْقَمَرِ لَيْلَةَ الْبَدْرِ، فَيُقَالُ: النَّبِيَّ الْأُمِّيَّ، فَيَتَحَسَّسُ لَهَا كُلُّ نَبِيٍّ، فَيُقَالُ: مُحَمَّدٌ وَأُمَّتُهُ، ثُمَّ تَقُومُ ثُلَّةٌ أُخْرَى تَسُدُّ مَا بَيْنَ الْأُفُقِ نُورُهُمْ مِثْلُ كَوْكَبٍ فِي السَّمَاءِ، فَيُقَالُ: النَّبِيَّ الْأُمِّيَّ، فَيَتَحَسَّسُ لَهَا كُلُّ نَبِيٍّ، فَيُقَالُ: مُحَمَّدٌ وَأُمَّتُهُ، ثُمَّ يَحْثِي حَثْيَتَيْنِ، فَيَقُولُ: هَذَا لَكَ يَا مُحَمَّدُ، وَهَذَا مِنِّي لَكَ يَا مُحَمَّدُ، ثُمَّ يُوضَعُ الْمِيزَانُ، وَيُؤْخَذُ فِي الْحِسَابِ "**

Transmeton Ebu Umame (r.a.) se i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *“Kur të ndodhë Kijameti, do të çohet një turmë e njerëzve, që do të arrijë horizontet, e ndriçimi i tyre (në fytyra) do të jetë si ai i diellit, e do të thuhet se “këta janë të Pejgamberit ummij”, e ndaj tyre do të ketë simpati çdo pejgamber, e do t`u thuhet atyre: “Muhamedi dhe umeti i tij”. Pastaj do të çohet një turmë e njerëzve që do të arrijnë horizontin, e ndriçimi i tyre do të jetë si i hënës në natën e pesëmbëdhjetë. E do të thuhet se “këta janë të Pejgamberit ummij”, e ndaj tyre do të kenë simpati të gjithë, e do t`u thuhet atyre: “Muhamedi dhe umeti i tij”. Më pas do të çohet një turmë tjetër e njerëzve që do të arrijë horizontet, e ndriçimi i tyre është si ndriçimi i yjeve në qiell, e do të thuhet se “këta janë të Pejgamberit ummij”, e ndaj tyre do të kenë simpati të gjithë, e do t`u thuhet atyre: “Muhamedi dhe umeti i tij”. E pastaj do të merren edhe dy grushta dhe do*

*t`i thuhet:* ***"Këto janë për ty o Muhamed! E këto janë prej Meje për ty o Muhamed!"*** *e atëherë do të vëndohet Mizani e do të fillojë llogaria".*[674]

Mëshira e Zotit është aq e gjërë, saqë do të përfshijë një numër të madh besimtarësh në Ditën e Llogarisë. Ky nder do t`i takon pejgamberit të fundit dhe vulës së pejgamberisë, Muhamedit sal-lallahu alejhi ve sel-lem dhe popullit të tij. Ata do të jenë të ndarë në tri grupe të mëdha, që turma do të jetë e zgjeruar aq shumë, saqë do të mbushet edhe horizonti i largët me njerëz që do t`i takojnë kësaj grupe, që ndriçimi në fytyrat e tyre do të jetë si shkëlqimi i diellit. Të gjithë pejgamberët do të kenë dëshirë, që kjo turmë e madhe t`i takojë atij, por ky *umet* është populli i Muhamedit sal-lallahu alejhi ve sel-lem.

Melekët do t`i informojnë njerëzit tjerë se kjo turmë e madhe me këtë shkëlqim të veçantë, janë Muhamedi dhe populli i tij. Ky është grupi i parë i cili do të hyjë në Xhenet pa llogari. Këtë e konfirmon edhe *hadith*-i të cilin e transmeton Ebu Hurejre r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Grupi i parë që do të hyjnë në Xhenet, do të kenë formën e Hënës në natën e pesëmbëdhjetë, grupi që do të hyjnë pas tyre do të kenë shkëlqimin e yllit më të shndëritshëm në qiell. Ata nuk do të kryejnë as nevojën e vogël, e as nevojën e madhe, nuk do të pështyjnë, e as nuk do t`u rrjedhin hundët. Krahët e tyre do të jenë prej ari, djersa e tyre do të ketë erë misku, mangajtë nga llojet e drunjëve eterik, gratë e tyre do të jenë hyri. Do të kenë formën e një njeriu, formën e babait të tyre Ademit a.s. të lartë gjashtëdhjetë arshin".*[675]

Pastaj, do të ngritet edhe grupi i dytë, i cili për dallim nga grupi i parë, do të kenë ndriçimin në fytyra sikur shkëlqimi i hënës në natën e pesëmbëdhjetë, e sa i përket numrit të tyre, ata do të jenë po ashtu në numër të madh, saqë do t`i mbushin horizontet. Edhe pozitën e tyre do ta lakmojnë të gjithë njerëzit dhe do të dëshirojnë që të kishin qenë prej tyre. Edhe për këta, melekët do të lajmërojnë të tjerët se këta i takojnë Muhamedit sal-lallahu alejhi ve sel-lem dhe janë prej umetit të tij.

---

674 Taberani, "Mu`xhemu`l-Kebir", 8/222-223, nr.7780; Hejthemiu në "Mexhmeu`z-Zevaid", 10/544, nr.18.704 thotë: "E transmeton Taberani, kurse transmetuesit janë të besueshëm";

675 Buhari-u, "Sahih", kitab Ehadithu`l-Enbija, bab ve idh kale rabuke lil melaiketi inni xhailun fil ardi halife, nr.3327; Muslim-i, "Sahih", kitab El-Xhenetu ve sifetu neimiha ve ehliha, bab evvelu zumretin ted`hulu`l-xhenete, nr.2834; etj.

Në radhën e tretë, do të çohet një grup që në numër është po ashtu madhështorë, saqë edhe këta e arrijnë horizontin, por ndriçimi në fytyrat e tyre është sikur i yjeve në qiell, kurse melekët i informojnë se këta i takojnë po ashtu Muhamedit sal-lallahu alejhi ve sel-lem pejgamberit *ummij* dhe janë prej popullit të tij.

Përpos këtyre tri turmave të mëdha, që do të kenë fatin të hyjnë në Xhenet pa llogari, Zoti do të fus edhe dy grushta me njerëz në Xhenet, duke i thënë Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem se këto janë për hir të tij dhe dhuratë e Zotit për të.

Pasi të kenë hyrë këto turma të mëdha të besimtarëve nga *umet*-i i Muhamedit sal-lallahu alejhi ve sel-lem në Xhenet pa llogari, atëherë do të sillet *Mizan*-i dhe do të fillojë llogaria e njerëzve tjerë.

## *HADITHI I NJËQINDESHTATËDHJETËETETË (178)*

حَدَّثَنَا عَلِيُّ بْنُ عَبْدِ اللهِ، حَدَّثَنَا مُعَاذُ بْنُ هِشَامٍ، قَالَ: حَدَّثَنِي أَبِي، عَنْ قَتَادَةَ، عَنِ الْأَحْنَفِ بْنِ قَيْسٍ، عَنِ الْأَسْوَدِ بْنِ سَرِيعٍ، أَنَّ نَبِيَّ اللهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ قَالَ: " أَرْبَعَةٌ يَوْمَ الْقِيَامَةِ: رَجُلٌ أَصَمُّ لَا يَسْمَعُ شَيْئًا، وَرَجُلٌ أَحْمَقُ، وَرَجُلٌ هَرَمٌ، وَرَجُلٌ مَاتَ فِي فَتْرَةٍ، فَأَمَّا الْأَصَمُّ فَيَقُولُ: رَبِّ، لَقَدْ جَاءَ الْإِسْلَامُ وَمَا أَسْمَعُ شَيْئًا، وَأَمَّا الْأَحْمَقُ فَيَقُولُ: رَبِّ، لَقَدْ جَاءَ الْإِسْلَامُ وَالصِّبْيَانُ يَحْذِفُونِي بِالْبَعْرِ، وَأَمَّا الْهَرَمُ فَيَقُولُ: رَبِّ، لَقَدْ جَاءَ الْإِسْلَامُ وَمَا أَعْقِلُ شَيْئًا، وَأَمَّا الَّذِي مَاتَ فِي الْفَتْرَةِ فَيَقُولُ: رَبِّ، مَا أَتَانِي لَكَ رَسُولٌ، فَيَأْخُذُ مَوَاثِيقَهُمْ لَيُطِيعُنَّهُ، فَيُرْسِلُ إِلَيْهِمْ أَنْ ادْخُلُوا النَّارَ، قَالَ: فَوَالَّذِي نَفْسُ مُحَمَّدٍ بِيَدِهِ، لَوْ دَخَلُوهَا لَكَانَتْ عَلَيْهِمْ بَرْدًا وَسَلَامًا ".

Transmeton Esved b. Seri` (r.a.) se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *“Katër persona (do të ankohen) Ditën e Kijametit: “Një njeri i shurdhër që nuk dëgjon asgjë, një njeri i çmendur, një njeri i shtyrë në moshë dhe një njeri që ka vdekur gjatë epokës në mes dy pejgamberëve (fitrah). Sa i përket njeriut të shurdhër, ai do të thotë: “O Zot, erdhi Islami, e nuk dëgjoja asgjë”. I çmenduri do të thotë: “O Zot, erdhi Islami, ndërsa fëmijët më gjuanin me bajga”. I shtyri në moshë do të thotë: “O Zot, erdhi Islami, e unë nuk mbaja mend (nuk kuptoja) asgjë”. Ndërsa ai që ka vdekur gjatë periudhës në mes dy pejgamberëve (fitrah) do të thotë: “O Zot, nuk më erdhi prej Teje pejgamber”. Pastaj, Allahu do të merr besën e tyre se do ta respektojnë Atë dhe pastaj do t`u dërgojë (urdhër) që të hyjnë në Zjarr”.* Ai tha: *“Pasha Atë që ka në dorë shpirtin tim, sikur të hynin në të, do ta gjenin atë të ftohtë dhe shpëtim”.*[676]

---

676 Ahmed-i, “Musned”, 26/228, nr.16.301; Bezzar-i, “Bahru`z-Zehar”, 17/70, nr.9597; Ibni Hiban-i, “Sahih”, sipas radhitjes së Ibni Belban-it në “Ihsan”, 16/356, nr.7357; Taberani, “Mu`xhemu`l-Kebir”, 1/287, nr.841; Hejthemi-u në “Mexhmeu`z-Zevaid”, 7/313, nr.11.936 dhe thotë se transmetuesit që e përcjellin prej Esvedit r.a. dhe Ebu Hurejres r.a. janë transmetues që gjenden në Sahihe, e kështu janë edhe transmetuesit e Bezzarit; shejh Shuajb el-Arnauti në verifikim të Musned-it të Ahmed-it, thotë se hadithi është Hasen, por zinxhirin e ka të dobët shkaku i shkëputjes, sepse Katade nuk ka dëgjuar prej Ahnefit; kurse

Bezzari thotë se përcillet edhe prej Ebu Hurejres r.a. porse në fund qëndron me shtesën: *"Kush hyn në të, do të jetë i ftohtë dhe shpëtim, e kush nuk hyn në të, do të hyjë në Zjarr".*[677]

Në Ditën e Llogarisë njerëzit do të jenë në gjendje të vështirë dhe do të dëshirojnë të shpëtojnë në çdo mënyrë. Ata që kanë poseduar logjikën dhe moshën, do të merren në llogari për veprimet e tyre.

Prej atyre që do të lirohen nga dënimi, do të jetë njeriu shurdh, i cili është i pamundshëm për të dëgjuar diçka, me çka nuk ka mundur të dëgjojë thirrjen e njerëzve për në fenë Islame. Ai që nuk mund të dëgjojë, nuk mund të merret edhe në përgjegjësi përderisa nuk i ka dëgjuar argumentet e fesë.

I dyti, do të jetë personi i cili ka qenë i çmendur dhe nuk ka pasur aftësinë e logjikës, për të analizuar të vërtetën dhe për të përkrahur fenë. Për shkak të paaftësisë së tij, ai do të kërkojë nga Zoti që të mëshirohet dhe të mos merret në llogari, sepse njerëzit dhe fëmijët me të kanë lozur. Mu logjika është edhe kushti kryesorë për praktikimin e fesë dhe për rregullat fetare, e përderisa njeriu nuk e posedon logjikën, ai është i liruar prej të gjitha obligimeve.

I treti në këtë rast, është plaku i vjetër i cili ka arritur moshën e thellë dhe pleqërinë e thyer, kur nuk ka aftësi të lexojë, dëgjojë, të mbajë mend dhe të përkrah fenë bazuar në dëshmi dhe argumente, sepse ai ka qenë i pamundshëm për të arritur deri te këto të dhëna.

I katërti është personi të cilit nuk i ka arritur thirrja Islame, apo siç njihet në terminologjinë fetare edhe si *"ehlu`l-fitre"*. Me këtë nocion njihen edhe personat të cilët kanë jetuar në periudhën në mes dy pejgamberëve, apo më konkretisht në periudhën mes Isaut a.s. dhe Muhamedit sal-lallahu alejhi ve

---

në verifikim të Sahihut të Ibni Hibanit thotë: "Zinxhiri i tij është Sahih, transmetuesit janë të besueshëm, transmetues të Buhari-ut dhe Muslim-it, përpos sahabiut, prej të cilit ka përcjellur Nesai-u dhe të tjerë; Ahmed Shakiri në verifikim të Musned-it të Ahmed-it, 12/518, nr.16.253 thotë se zinxhiri i tij është Sahih; Ibni Kethiri në "Tefsir Kurani`l-Adhim", 3/29 thotë se e shënon edhe Bejhekiu në "I`tikad" dhe thotë se zinxhiri i tij është Sahih;

[677] Bezzari, "Bahru`z-Zehar", 17/71, nr.9598;

sel-lem që ka zgjatur 600 vite. Prej tyre disa e kanë pranuar Njëshmërinë e Zotit e disa e kanë refuzuar.

Këta të katërtit do t`i shprehin arsyetimet e tyre dhe do të kërkojnë të mos merren në llogari. Sipas këtij teksti, Zoti do të kërkojë prej tyre që t`i nënshtrohen një sprove, që nëse e dëgjojnë, atëherë do të shpëtojnë, e nëse do të refuzojnë, do të hyjnë në Xhehenem.

Ibni Haxheri thotë: "Mendimi i shtatë (për fëmijët e pabesimtarëve dhe ata që kanë vdekur në *fitre*): Ata do të sprovohen në *ahiret*, të cilëve do t`u ngritet një zjarr, e kush hyn në të do të jetë për të i ftohtë dhe shpëtim, e kush refuzon, do të dënohet. Këtë e transmeton Bezzari prej Enesit dhe Ebu Seidit, po ashtu e transmeton Taberani prej Muadh b. Xhebelit, si dhe është konfirmuar përmes rrugëve të sakta, sprovimi për të çmendurin dhe atë që ka vdekur në *fitre*, kurse Bejhekiu në "I`tikad" konkludon se kjo është drejtimi më i saktë...".[678]

Ky është edhe mendim i përhapur, që kjo kategori e njerëzve do të testohen dhe do sprovohen në botën tjetër se a do të ndjekin urdhrin e Zotit apo do të refuzojnë.

Por, sa i përket kësaj, disa dijetarë kanë shprehur rezerva, sepse nuk është e mundshme që të sprovohen me diçka që është në kundërshtim me logjikën, që dikujt t`i kërkohet të futet në zjarr e kjo të jetë mënyrë e shpëtimit të tyre. Po ashtu, kjo bie në kundërshtim me Drejtësinë e Zotit, i Cili nuk mund ta dënojë dikë përmes paraqitjes së Zjarrit si shpëtim për të sprovuar njeriun se a do të pranojë të futet në zjarr, sepse natyra e njeriut nuk e donë dënimin dhe nuk pranon të futet në Xhehenem. Po ashtu, në botën tjetër ka shpërblim dhe dënim për atë që kemi punuar në këtë botë, e jo testime dhe sprovime të reja.

Ndërsa për kategorinë e njerëzve të cilët kanë jetuar në mes dy pejgamberëve dhe nuk kanë pasur mundësinë të dëgjojnë mbi fenë dhe shpalljen, dijetarët kanë shprehur edhe mendime tjera.

Sipas njërit mendim, kjo kategori e njerëzve do të shpëtojnë, sepse ata nuk kanë pasur mundësinë të dëgjojnë mbi fenë, pasi atyre nuk u ka ardhur pejgamber dhe nuk kanë pasur mundësi të zgjedhin.

---

[678] Ibni Haxheri, "Fet`hu`l-Bari", 4/179;

Ata bazohen në *ajet*-et kuranore: **“..e Ne nuk dënuam askë para se t`ia dërgojmë të dërguarin...”**[679] dhe **“Ne nuk kemi dënuar asnjë fshat (vendbanim) e ai të mos ketë pasur pejgamber”.**[680]

Si dhe: **“Zoti ynë, përse nuk na çove ndonjë të dërguar, që t`iu përmbaheshim fakteve Tua para se të poshtëroheshim e të mjeroheshim?!”.**[681]

Po ashtu thotë: **“O ithtarë të librit, ju erdhi i dërguari i Jonë, ua sqaroi (çështjet e fesë) pas ndërprerjes së të dërguarve, në mënyrë që të mos thoni: “Neve nuk na erdhi as i dërguar që të na përgëzojë, e as të na tërheqë vërejtjen”.**[682]

Gjithashtu thotë Zoti: **“Për t`ia tërhequr vërejtjen një populli që të parëve të tyre nuk u është tërhequr, e për atë shkak ata janë të hutuar”.**[683]

Është edhe *ajet*-i: **“T`ia tërheqësh vërejtjen një populli që nuk u erdhi ndonjë pejgamber para teje, ashtu që ata të gjejnë rrugën e drejtë”.**[684]

Po ashtu thotë: **“Po Ne nuk u kemi dhënë atyre ndonjë libër që të mësojnë dhe as nuk dërguam tek ata ndonjë pejgamber para teje”.**[685]

Në një kaptinë tjetër thotë: **“Sa herë që hidhet në të ndonjë turmë, roja i pyet: “A nuk ju pati ardhur juve ndonjë pejgamber?” Ata thonë: “Po, ne na erdhi pejgamberi, por ne e përgënjeshtruam dhe ne u thamë: “Allahu nuk ka shpallur asgjë, e ju nuk jeni tjetër vetëm se në një humbje të madhe”.**[686]

Thotë: **“Dhe ata do të klithin aty: “O Zot ynë, nxirrna e të bëjmë vepra të mira, e jo si ato që i bënim!” Po a nuk u dhamë juve jetë aq sa që ai ka dashur të mendojë, ka mundur të mendojë gjatë asaj kohe, madje juve u**

---

679 Kurani, Isra, 15;
680 Kurani, Shuara, 208;
681 Kurani, Taha, 134;
682 Kurani, Maide, 19;
683 Kurani, Jasin, 6;
684 Kurani, Sexhde, 3;
685 Kurani, Sebe, 44;
686 Kurani, Mulk, 8-9;

**ka ardhur edhe pejgamberi, pra shijoni, se për zullumqarët nuk ka ndonjë ndihmëtar”.**[687]

Po ashtu thotë: **“E ata që nuk besuan sillen në grupe te Xhehenemi, e kur arrijnë te ai, dyert e tij hapen e roja e tij u thotë atyre: “A nuk u patën ardhur juve të dërguar nga mesi juaj t’ju lexojnë shpalljet e Zotit tuaj, t’ju tërheqin vërejtjen për ballafaqimin tuaj në këtë ditë?” Po, thonë ata, por fjala (vendimi) e dënimit domosdo është bërë realitet kundër jobesimtarëve!”**[688]

Edhe në *hadith*-in që e përcjell Ebu Hurejre r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *“Pasha Atë që ka në dorë shpirtin tim, nuk do të dëgjojë për mua dikush prej umetit tim, qoftë jehudi apo i krishterë, e të vdes duke mos e besuar atë me të cilën jam dërguar, e ai të mos jetë prej banorëve të Zjarrit”.*[689]

Bazuar në këto tekste, mbështetësit e këtij mendimi thonë se Zoti nuk dënon askë pa pasur pejgamber, e si mundet t`i dënojë arabët e periudhës paraislamike me dënim, kur ata nuk kanë pasur shpallje dhe pejgamber që të mund t`i përmbahen asaj?!

Ata edhe e kundështojnë *hadith*-in që kemi në trajtim dhe të ngjashmit me të, shkaku se përmbajnë qëndrime që bien në kundërshtim me tekstet kuranore, kurse *hadith*-et që bien në kundërshtim me tekstet kuranore, nuk merren për bazë.

Drejtësia e Zotit është absolute dhe nuk mund të imagjinohet që Ai të dënojë dikë pa ia mundësuar zgjedhjen në këtë botë dhe t`ia paraqesë argumentet e të vërtetës përmes pejgamberëve. Këtë mendim e kanë pasur dijetarët e fraksionit të Esh`arive.

Imam Sujuti thotë: “Dispozita për prindërit e Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem është se ata do të jenë të shpëtuar, e nuk do të jenë në Zjarr, kështu kanë vlerësuar një shumicë e dijetarëve, e ata këtë e kanë përfunduar në bazë të dy rregullave. E para: “Ata kanë vdekur para ardhjes së shpalljes, e nuk ka dënim para asaj (shpalljes), sipas fjalës së Zotit: **“..e Ne nuk**

---

[687] Kurani, Fatir, 37;

[688] Kurani, Zumer, 71;

[689] Muslim-i, “Sahih”, kitab el-Imanu, bab vuxhubu`l-Imani bi risaleti`n-nebiji, nr.153; Ahmed-i, “Musned”, 13/522, nr.8203;

**dënuam askë para se t`ia dërgojmë të dërguarin...”. (Isra, 15)** Kurse dijetarët tanë prej kelamistëve dhe usulistëve esh`arij dhe juristëve shafiij janë unifikuar në mendimin se ai që vdes duke mos i arritur thirrja, do të vdes i shpëtuar dhe se ata nuk luftohen përderisa nuk ftohen në Islam...”.[690]

Edhe maturidit prej këtij qëndrimi përjashtuan vetëm një çështje, e cila është obligueshmëria e *Iman*-it dhe të besuarit në Zotin Një, andaj, nëse *Ehlul Fetre* nuk kanë besuar në Allahun Një, në bazë të logjikës se tyre, ata do të ndëshkohen për mosbesimin dhe politeizmin e tyre, sepse *Iman*-i është mirësi vetvetiu, e cila nuk bie në asnjë rast.

Kurse mu`tezilët kanë mendim plotësisht të kundërt. Sipas tyre, *Ehlul Fetre* dhe ata të cilët kanë qenë të izoluar e që nuk u ka arritur thirrja e të dërguarve të Allahut, janë të obliguar të veprojnë të mirën dhe të ndalohen prej të keqes në bazë të mendjes së tyre, shpërblehen për veprimin veprës së mirë dhe sanksionohen për veprimin e veprës së keqe. Pra, sipas mendimit të tyre normat e Allahut xh.sh. mund të kuptohen edhe para se të zbrisnin sheriatet (ligjet) për një çështje, pikërisht duke e përdorur mendjen.

Këto konkluza mu’tezilët i sollën në bazë të parimit të tyre i cili thotë se, “Sheriati është ndjekës i mendjes. Sheriati zbulon dhe vërteton vendimet e mendjes në ato që i sheh se janë të mira ose të këqija”.[691]

Përpos *ajet*-eve të përgjithshme që flasin për dënimin e pabesimtarëve në botën tjetër, këta sjellin edhe *hadith*-in e Ebu Hurejres r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *“Kam kërkuar leje prej Zotit tim që ta fal nënën time, por këtë nuk ma lejoi, e më pas kam kërkuar leje që ta vizitoj varrin e saj, e këtë ma lejoi”.*[692]

Dhe *hadith*-in tjetër nga Enesi r.a. se një njeri tha: “O i Dërguari i Allahut, ku është babai im?” Ai tha: *“Në Zjarr”*. Pasiqë u largua, e thirri dhe i tha: *“Babai im dhe babai yt janë në Zjarr”.*[693]

---

[690] Sujuti, “El-Havi lil Fetava”, Daru`l-Fikër, Bejrut, 2004, vëll.2, fq.244;
[691] Shih edhe: Kurtubi-u, “El-Xhamiu`l-Ahkami`l-Kuran”, 13/43;
[692] Muslim-i, “Sahih”, kitab el-Xhenaizu, bab isti`dhanu`n-Nebijji rabbehu azze ve xhel-le fi zijareti kabri ummihi, nr.976; etj.
[693] Muslim-i, “Sahih”, kitab el-Imanu, bab men mate ale`l-kufri fe huve fi`n-nari, nr.203; Ebu Davud-i, “Sunen”, kitab Sunneh, bab fi dherari`l-mushrikin, nr.4718; Ahmed-i, “Musned”, 19/228, nr.12.192;

Këta thonë se prindërit e Muhamedit sal-lallahu alejhi ve sel-lem kanë jetuar para pejgamberisë dhe pasi ka treguar qartë se ata në çfarë gjendje janë, atëherë kuptojmë se të vdekurit në periudhën para pejgamberisë janë në Xhehenem.

Në këtë anon edhe imami Ebu Hanife, i cili thotë: "Prindërit e të Dërguarit sal-lallahu alejhi ve sel-lem kanë vdekur në mosbesim (kufër), kurse i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka vdekur me besim (iman)".[694]

694 Ebu Hanife, "Fikhu`l-Ekber", fq.100;

## *HADITHI I NJËQINDESHTATËDHJETËENËNTË (179)*

حَدَّثَنَا أَبُو سَعِيدٍ، مَوْلَى بَنِي هَاشِمٍ: عَبَّادُ بْنُ رَاشِدٍ، حَدَّثَنَا الْحَسَنُ، حَدَّثَنَا أَبُو هُرَيْرَةَ، إِذْ ذَاكَ وَنَحْنُ بِالْمَدِينَةِ، قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: " تَجِيءُ الْأَعْمَالُ يَوْمَ الْقِيَامَةِ، فَتَجِيءُ الصَّلَاةُ، فَتَقُولُ: يَا رَبِّ، أَنَا الصَّلَاةُ، فَيَقُولُ: إِنَّكِ عَلَى خَيْرٍ، فَتَجِيءُ الصَّدَقَةُ، فَتَقُولُ: يَا رَبِّ، أَنَا الصَّدَقَةُ، فَيَقُولُ: إِنَّكِ عَلَى خَيْرٍ، ثُمَّ يَجِيءُ الصِّيَامُ، فَيَقُولُ: يَا رَبِّ، أَنَا الصِّيَامُ، فَيَقُولُ: إِنَّكَ عَلَى خَيْرٍ، ثُمَّ تَجِيءُ الْأَعْمَالُ عَلَى ذَلِكَ، فَيَقُولُ اللهُ عَزَّ وَجَلَّ: إِنَّكَ عَلَى خَيْرٍ، ثُمَّ يَجِيءُ الْإِسْلَامُ، فَيَقُولُ: يَا رَبِّ، أَنْتَ السَّلَامُ، وَأَنَا الْإِسْلَامُ، فَيَقُولُ اللهُ: إِنَّكَ عَلَى خَيْرٍ، بِكَ الْيَوْمَ آخُذُ، وَبِكَ أُعْطِي، قَالَ اللهُ عَزَّ وَجَلَّ فِي كِتَابِهِ: {وَمَنْ يَبْتَغِ غَيْرَ الْإِسْلَامِ دِينًا فَلَنْ يُقْبَلَ مِنْهُ وَهُوَ فِي الْآخِرَةِ مِنَ الْخَاسِرِينَ} [آل عمران: 85] "

Transmeton Ebu Hurejre (r.a.) se i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *“Do të vijnë veprat në Ditën e Kijametit, do të vijë namazi i cili do të thotë: “O Zot, unë jam namazi”, do t`i thuhet:* ***“Ti je mirësi”.*** *Do të vijë sadakaja, e cila do të thotë: “O Zot, unë jam sadakaja”, do t`i thuhet:* ***“Ti je mirësi”.*** *Më pas do të vijë agjërimi, i cili do të thotë: “O Zot, unë jam agjërimi”, do t`i thuhet:* ***“Ti je mirësi”.*** *Do të vijnë edhe veprat tjera e Allahu xh.sh. do t`u thotë:* ***“Ti je mirësi”.*** *E në fund vjen Islami i cili do të thotë: “O Zot, Ti je Selam, e unë jam Islami”, e Allahu do t`i thotë:* ***“Ti je mirësi, sot në bazë tënde do të pranojë (veprat) dhe në bazë tënde do të refuzojë (veprat)”.*** *Thotë Allahu xh.sh.:* **“Kush kërkon fe tjetër përpos Islamin, ajo nuk do t`i pranohet atij, e ai në botën tjetër do të jetë prej të dëshpëruarve”. (Ali Imran, 85).**[695]

---

[695] Ahmed-i, “Musned”, 14/355, nr.8742; Taberani, “Mu`xhemu`l-Euset”, 7/317, nr.7611; në formë më të shkurtë e shënon edhe Davud et-Tajalisi, në “Musned”, 4/217, nr.2594; Hejthemi-u në “Mexhmeu`z-Zevaid”, 10/453, nr.18.367 thotë: “E transmeton Ahmed-i, Ebu Ja`la, Taberani në “Euset’, por në zinxhir gjendet Abbad b. Rashid, të cilin e ka konsideruar të besueshëm Ebu Hatimi dhe të tjerë, ndërsa shumica e kanë konsideruar të

Se feja e vetme e pranuar te Allahu xh.sh. është vetëm feja Islame dhe të gjitha besimet tjera do të refuzohen, dëshmojnë edhe *ajet*-et tjera në Kuran, ku Zoti thotë: **“Pa dyshim, feja te Allahu është vetëm Islami...”[696]** dhe: **“...Sot përsosa ndaj jush dhuntinë Time, e zgjodha për ju fe Islamin...”[697]**

Të gjitha veprat e mira të njeriut në Ditën e Llogarisë do të paraqiten para njeriut dhe do t`i sheh para syve, por do të shpërblehet vetëm për ato që kanë qenë të sinqerta për hir të Allahut xh.sh.

Nëse njeriu ka vepruar ndonjë të mirë, por nuk ka qenë musliman, ose ka deklaruar Islamin, por në zemër ka qenë pabesimtarë (siç janë hipokritët), atëherë të gjitha veprat e tij do të jenë të kota dhe nuk do të shpërblehet për to, përderisa nuk e ka fenë Islame si besim të tij. Zoti prej pabesimtarëve nuk pranon asnjë vepër. Ai thotë në Kuran: **“E sot, prej jush nuk pranohet ndonjë kompensim e as prej atyre që nuk besuan, vendi juaj është Zjarri, ai është ndihma e juaj, e sa përfundim i keq është ai”.[698]**

Po ashtu thotë: **“Shembulli i veprave të atyre që nuk besuan është si hiri, të cilin me puhi e shkapërderdh era në ndonjë ditë të stuhishme, e ata nuk mund të realizojnë asgjë nga veprat që kanë bërë, e ky është ai dështimi i madh”.[699]**

---

dobët, sa u përket transmetuesve tjerë në zinxhirin e Ahmed-it, janë transmetues që gjenden në Sahihe”; dr. Abdulmuhsin et-Turki në verifikim të Musnedit të Davud et-Tajalisit thotë se “zinxhiri i këtij hadithi është Hasen. Abbad b. Rashid është i sinqertë. Abdullah b. Ahmed-i thotë se Abbad b. Rashid është i besueshëm, por Hasan el-Basriu nuk ka dëgjuar hadithe prej Ebu Hurejres”; Ahmed Shakiri në verifikim të Musnedit të Ahmed-it (8/405, nr.8727) thotë se zinxhiri i hadithit është Sahih dhe është dëshmi se Hasani ka dëgjuar hadithe prej Ebu Hurejres; shejh Shuajb el-Arnauti në verifikim të Musnedit të Ahmed-it, për këtë hadith vlerëson se ka zinxhir të dobët, sepse Abbad b. Rashidin e ka konsideruar të dobët Ibni Meini, Ebu Davud-i, Jakub b. Sufjani, Ukajli, Ibni Hibani, Nesai-u dhe Ibni Berkiju thonë se nuk është i fortë, Buhari-u thotë se prej tij përcjell Abdurahman b. Mehdi, kurse e ka braktisur Jahja el-Katani, kurse të besueshëm e ka llogaritur Ahmed-i, Bezari dhe Ibni Shahini. Ebu Hatimi thotë se hadithi i tij është i vlefshëm. Sa i përket Hasanit, ai nuk ka dëgjuar prej Ebu Hurejres;

[696] Kurani, Ali Imran, 19;

[697] Kurani, Maide, 3;

[698] Kurani, Hadid, 15;

[699] Kurani, Ibrahim, 18;

Dhe thotë: **“Dhe Ne do t`u qasemi veprave që kanë bërë ata dhe do t`i shndërrojmë në pluhur dhe hi”.**[700]

Pra, pabesimtari çfarëdo pune të mirë të veprojë, ajo nuk do t`i pranohet në botën tjetër, por ajo do të shndërrohet në pluhur dhe hi. Nëse nuk është musliman, nuk do të ketë dobi prej besimit të cilin e ka pasur në këtë botë.

Edhe *hadith*-i *kudsij* që kemi në trajtim, e dëshmon një fakt të tillë, që pa marrë parasysh se sa vepra të mira ka mundur të kryejë një pabesimtar apo hipokrit, nëse nuk e ka zgjedhur Islamin për fe, asnjëra punë nuk do t`i pranohet. Në bazë të fesë Islame do të bëhet vlerësimi i veprave për t`u pranuar apo refuzuar.

Nga ky *hadith*-i *kudsij* kuptojmë se edhe veprat do të kenë mundësinë e komunikimit me Zotin në Ditën e Gjykimit, e forma dhe mënyra se si do të jetë ajo, është e panjohur për ne.

Gjithashtu shohim se kur do të vijë feja Islame para Zotit, do t`i drejtohet me një prej Emrave të Tij të bukur që është *Es-Selam* (Paqedhënësi). Ky Emër i Zotit përmendet në *sure*-n Hashër, ku thotë: **“Ai është Allahu, pos të Cilit nuk ka zot tjetër, Sunduesi, i Shenjti, Siguruesi, Mbikëqyrësi...”.**[701]

---

[700] Kurani, Furkan, 23;
[701] Kurani, Hashër, 23;

## *HADITHI I NJËQINDETETËDHJETË (180)*

حَدَّثَنَا مُسْلِمُ بْنُ إِبْرَاهِيمَ، حَدَّثَنَا وُهَيْبٌ، حَدَّثَنَا عَبْدُ العَزِيزِ، عَنْ أَنَسٍ، عَنِ النَّبِيِّ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ قَالَ: " لَيَرِدَنَّ عَلَيَّ نَاسٌ مِنْ أَصْحَابِي الحَوْضَ، حَتَّى عَرَفْتُهُمْ اخْتُلِجُوا دُونِي، فَأَقُولُ: أَصْحَابِي، فَيَقُولُ: لاَ تَدْرِي مَا أَحْدَثُوا بَعْدَكَ "

Transmeton Enesi (r.a.) se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Do të sillen tek unë disa njerëz prej shokëve të mi tek Haudi, pasi do t`i njohë, do të largohen prej meje, e unë do të them: "Shokët e mi?!". Do të më thuhet:* ***"Nuk e din ti se çka kanë shpikur pas teje".***[702]

Ky *hadith* flet për një skenë që do të ndodhë në Ditën e Gjykimit. Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem do të qëndrojë tek *Haud*-i (lumi) i tij dhe do të pres besimtarët. Këtë e dëshmon edhe *hadith*-i që e përcjellë Abdullah b. Mes`udi r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Unë do t`ju takoj tek Haudi".*[703]

Për besimtarët mysliman, është e domosdoshme që të besojnë në ekzistencën e *Haud-it*. Imam Ebu Hanife Allahu e mëshiroftë, në librin e tij "Fikhu`l-Ekber", thotë: "Burimi (*Haud*-i) i Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem është *hakk* (i vërtetë)".[704] Edhe Imam Tahaviu thotë: "*Haud*-i me të cilin Zoti e ka nderuar atë (Muhamedin sal-lallahu alejhi ve sel-lem) si lehtësim për *umet*-in e tij është *Hakk* (i vërtetë)".[705]

Për *Haud-in* dhe veçoritë e tij, përcillen shumë *hadith*-e, saqë arrijnë shkallën e *Mutevatir*-it, pasi përcillet nga më shumë se 50 *sahab*-ë.[706] *Haudi* është lum i cili ka një shtrirje shumë të gjërë, saqë Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem e përshkroi se arrin sa distanca në mes dy qyteteve të

---

[702] Buhari-u, "Sahih", kitab er-Rikaku, bab fi`l-Haud, nr.6582; Muslim-i, "Sahih", kitab el-Fadailu, bab 8, nr.2304; Ahmedi, "Musned", 21/406, nr.13.991;
[703] Buhari-u, "Sahih", kitab er-Rikaku, bab fi`l-Haud, nr.6575; Muslim-i, "Sahih", kitab el-Fadailu, bab 8, nr.2297; Ahmedi, "Musned", 6/148, nr.3639; etj.
[704] Ebu Hanife, "Fikhu`l-Ekber", fq.87;
[705] Tahavi-u, "Akidja e Tahavit", fq.72;
[706] Shih: Bedrudin el-Ajni, "Umdetu`l-Kari sherh Sahih el-Buhari", vëll.23, fq.209;

largëta. Transmeton Ibni Umeri r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Para jush është Haudi im i madh sa largësia në mes Xherbasë dhe Edhruh-ut (dy qytete në Siri)".*[707]

Po ashtu, transmeton Abdullah b. Amri r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Haud-i im është aq i madh, saqë duhet një muaj për ta kaluar. Uji i tij është më i bardhë se qumështi, ndërsa era e tij është më e këndshme se misku, gjersa gotat për të pirë në të janë si yjet në qiell, kushdo që pi prej tij, atë nuk e kap më asnjëherë etja".*[708]

Ndërsa në një *hadith* tjetër, të cilin e transmeton Enes b. Malik-u r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem thotë: *"Gjerësia e Haudit është sa largësia në mes Ejles (qytet në Siri) dhe San`as në Jemen dhe aty ka ibrikë sa numri i yjeve në qiell".*[709]

Transmeton Ebu Hurejre r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Në mes shtëpisë time dhe minberit tim, është kopsht prej kopshteve të Xhenetit, kurse minberi im është mbi Haud".*[710]

Dijetarët kanë sqaruar se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka dy kroje, një është pas *Siratit*, kurse tjetra është brenda në Xhenet.[711] Por, disa prej Havarixhëve dhe Mu`tezilëve, e kanë mohuar ekzistencën e *Haud*-it.[712]

Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem do t`i presë besimtarët e *ummet*-it të tij tek *Haud*-i dhe do t`u jep për të pirë prej tij. Por, kur do të arrijnë disa, të cilët edhe do t`i njeh Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem, ata do të distancohen dhe tërhiqen prej aty dhe do të futen në Zjarr. Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem do të reagojë duke pohuar se ata janë prej shokëve të tij, por përgjigja nga Zoti i madhëruar, vjen e prerë se ata nuk meritojnë të pijnë prej atij kroi dhe të jenë banorë të Xhenetit, sepse pas vdekjes së

---

[707] Buhari-u, "Sahih", kitab er-Rikaku, bab fi`l-Haud, nr.6577; Muslim-i, "Sahih", kitab el-Fadailu, bab 8, nr.2299; Në hadithin që përcillet përmes Harithe b. Vehbit (nr.6591-92) thuhet se gjerësia e saj është sa mes Medines dhe San`asë (vija ajrore në mes këtyre dy qyteteve është 1121 km, kurse vija rrugore është 1485 km).
[708] Buhari-u, "Sahih", kitab er-Rikaku, bab fi`l-Haud, nr.6579; Muslim-i, "Sahih", kitab el-Fadailu, bab 8, nr.2292; Ahmed-i, "Musned", 11/457, nr.6872;
[709] Buhari-u, "Sahih", kitab er-Rikaku, bab fi`l-Haud, nr.6580; Muslim-i, "Sahih", kitab el-Fadailu, bab 8, nr. 2303; etj.
[710] Buhari-u, "Sahih", kitab er-Rikaku, bab fi`l-Haud, nr.6588; Muslim-i, "Sahih", kitab el-Haxhu, bab 92, nr.1391; etj.
[711] Bedrudin el-Ajni, "Umdetu`l-Kari sherh Sahih el-Buhari", vëll.23, fq.209;
[712] Po aty;

Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem kanë bërë çrregullime dhe risi të ndryshme, saqë kanë futur gjëra në fe të cilat nuk i takojnë asaj.

Njerëz dyfytyrësh (*mynafik*) ka pasur në mesin e myslimanëve që në kohën e Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem, andaj nuk është habi që të ketë pasur edhe pas vdekjes së Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem, kurse këta përfshihen në këtë kërcënim. Allahu e dinë më mirë.

Nga ky *hadith* kuptojmë edhe një detaj tjetër, se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem pas vdekjes së tij, nuk e di ecurinë dhe rrjedhojën e jetës së njerëzve në këtë botë, ai nuk ka njohuri pas vdekjes se çka ndodhë me muslimanët në mënyrë individuale, pasi në këtë tekst shohim që Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem nuk do të ketë njohuri për veprimet të cilat i kanë bërë këta njerëz. Këtë e vërteton edhe *ajet*-i kuranor ku Zoti thotë për fjalën e Isait a.s. në Ditën e Gjykimit: **“...kam qenë dëshmitarë për sa kohë që kam jetuar midis tyre, dhe që kur më more mua, vetëm Ti ishe mbikëqyrës i tyre. Ti je Dëshmitar për çdo gjë”.**[713] Edhe këto fjalë të Isaut a.s. tregojnë se ka qenë dëshmitarë për popullin e tij përderisa ka qenë gjallë dhe në mesin e tyre, por pas vdekjes, vetëm Allahu xh.sh. e di se çka veprojnë njerëzit, ndërsa të tjerët nuk posedojnë njohuri mbi punët e njerëzve, po qofshin ata edhe pejgamberë.

[713] Kurani, Maide, 117;

## *HADITHI I NJËQINDETETETËDHJETËENJË (181)*

حَدَّثَنَا سُلَيْمَانُ بْنُ حَرْبٍ، حَدَّثَنَا حَمَّادُ بْنُ زَيْدٍ، حَدَّثَنَا مَعْبَدُ بْنُ هِلاَلٍ العَنَزِيُّ، قَالَ: اجْتَمَعْنَا نَاسٌ مِنْ أَهْلِ البَصْرَةِ فَذَهَبْنَا إِلَى أَنَسِ بْنِ مَالِكٍ، وَذَهَبْنَا مَعَنَا بِثَابِتٍ البُنَانِيِّ إِلَيْهِ يَسْأَلُهُ لَنَا عَنْ حَدِيثِ الشَّفَاعَةِ، فَإِذَا هُوَ فِي قَصْرِهِ فَوَافَقْنَاهُ يُصَلِّي الضُّحَى، فَاسْتَأْذَنَّا، فَأَذِنَ لَنَا وَهُوَ قَاعِدٌ عَلَى فِرَاشِهِ، فَقُلْنَا لِثَابِتٍ: لاَ تَسْأَلْهُ عَنْ شَيْءٍ أَوَّلَ مِنْ حَدِيثِ الشَّفَاعَةِ، فَقَالَ: يَا أَبَا حَمْزَةَ هَؤُلاَءِ إِخْوَانُكَ مِنْ أَهْلِ البَصْرَةِ جَاءُوكَ يَسْأَلُونَكَ عَنْ حَدِيثِ الشَّفَاعَةِ، فَقَالَ: حَدَّثَنَا مُحَمَّدٌ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ قَالَ: " إِذَا كَانَ يَوْمُ القِيَامَةِ مَاجَ النَّاسُ بَعْضُهُمْ فِي بَعْضٍ، فَيَأْتُونَ آدَمَ، فَيَقُولُونَ: اشْفَعْ لَنَا إِلَى رَبِّكَ، فَيَقُولُ: لَسْتُ لَهَا، وَلَكِنْ عَلَيْكُمْ بِإِبْرَاهِيمَ فَإِنَّهُ خَلِيلُ الرَّحْمَنِ، فَيَأْتُونَ إِبْرَاهِيمَ، فَيَقُولُ: لَسْتُ لَهَا، وَلَكِنْ عَلَيْكُمْ بِمُوسَى فَإِنَّهُ كَلِيمُ اللَّهِ، فَيَأْتُونَ مُوسَى فَيَقُولُ: لَسْتُ لَهَا، وَلَكِنْ عَلَيْكُمْ بِعِيسَى فَإِنَّهُ رُوحُ اللَّهِ، وَكَلِمَتُهُ، فَيَأْتُونَ عِيسَى، فَيَقُولُ: لَسْتُ لَهَا، وَلَكِنْ عَلَيْكُمْ بِمُحَمَّدٍ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ، فَيَأْتُونِي، فَأَقُولُ: أَنَا لَهَا، فَأَسْتَأْذِنُ عَلَى رَبِّي، فَيُؤْذَنُ لِي، وَيُلْهِمُنِي مَحَامِدَ أَحْمَدُهُ بِهَا لاَ تَحْضُرُنِي الآنَ، فَأَحْمَدُهُ بِتِلْكَ المَحَامِدِ، وَأَخِرُّ لَهُ سَاجِدًا، فَيَقُولُ: يَا مُحَمَّدُ ارْفَعْ رَأْسَكَ، وَقُلْ يُسْمَعْ لَكَ، وَسَلْ تُعْطَ، وَاشْفَعْ تُشَفَّعْ، فَأَقُولُ: يَا رَبِّ، أُمَّتِي أُمَّتِي، فَيَقُولُ: انْطَلِقْ فَأَخْرِجْ مِنْهَا مَنْ كَانَ فِي قَلْبِهِ مِثْقَالُ شَعِيرَةٍ مِنْ إِيمَانٍ، فَأَنْطَلِقُ فَأَفْعَلُ، ثُمَّ أَعُودُ، فَأَحْمَدُهُ بِتِلْكَ المَحَامِدِ، ثُمَّ أَخِرُّ لَهُ سَاجِدًا، فَيُقَالُ: يَا مُحَمَّدُ ارْفَعْ رَأْسَكَ، وَقُلْ يُسْمَعْ لَكَ، وَسَلْ تُعْطَ، وَاشْفَعْ تُشَفَّعْ، فَأَقُولُ: يَا رَبِّ، أُمَّتِي أُمَّتِي، فَيَقُولُ: انْطَلِقْ فَأَخْرِجْ مِنْهَا مَنْ كَانَ فِي قَلْبِهِ مِثْقَالُ ذَرَّةٍ – أَوْ خَرْدَلَةٍ – مِنْ إِيمَانٍ فَأَخْرِجْهُ، فَأَنْطَلِقُ، فَأَفْعَلُ، ثُمَّ

أَعُودُ فَأَحْمَدُهُ بِتِلْكَ المَحَامِدِ، ثُمَّ أَخِرُّ لَهُ سَاجِدًا، فَيَقُولُ: يَا مُحَمَّدُ ارْفَعْ رَأْسَكَ، وَقُلْ يُسْمَعْ لَكَ، وَسَلْ تُعْطَ، وَاشْفَعْ تُشَفَّعْ، فَأَقُولُ: يَا رَبِّ أُمَّتِي أُمَّتِي، فَيَقُولُ: انْطَلِقْ فَأَخْرِجْ مَنْ كَانَ فِي قَلْبِهِ أَدْنَى أَدْنَى أَدْنَى مِثْقَالِ حَبَّةِ خَرْدَلٍ مِنْ إِيمَانٍ، فَأَخْرِجْهُ مِنَ النَّارِ، فَأَنْطَلِقُ فَأَفْعَلُ "

Transmeton Enes b. Malik-u r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *“Kur do të ndodhë Dita e Kiametit, njerëzit do të tubohen dhe do të shkojnë tek Ademi (a.s.) dhe do t`i thonë: “Ndërmjetëso për ne tek Zoti yt”. Ai do të thotë: “Nuk jam unë për këtë, por shkoni tek Ibrahimi (a.s.) sepse ai është dosti i të Gjithëmëshirshmit”. Kur do të shkojnë tek Ibrahimi (a.s.) ai do të thotë: “Nuk jam unë për këtë, por shkoni tek Musa (a.s.) sepse ai është bashkëbiseduesi i Zotit” dhe do të shkojnë tek Musa a.s. por edhe ai do të thotë: “Nuk jam unë për këtë, por* shkoni tek Isa (a.s.) sepse ai është *Ruhu i Zotit dhe Fjala e Tij”. Do të shkojnë tek Isa (a.s.) por edhe ai do të thotë: “Nuk jam unë për këtë, por shkoni tek Muhamedi sal*-lallahu alejhi ve *sel-lem” dhe kur do të shkojnë tek ai, do të thotë: “Unë jam për këtë”. Pastaj do të kërkoj leje prej Zotit tim dhe do të më jepet. Allahu do të më frymëzoj lutje falënderuese me të cilat do ta falënderoj dhe do ta lavdëroj Atë, lutje të cilat tash nuk i di. Kështu unë do ta falënderoj Allahun me ato lavdërime e falënderime dhe do të bie me fytyrë përtokë në sexhde për Të. Pastaj do të më thuhet: **“O Muhamed, çoje kokën dhe fol, sepse fjala do të dëgjohet. Kërko dhe do të jepet! Ndërmjetëso dhe do të pranohet ndërmjetësimi”.** Unë do të them: “O Zoti im! Ummeti im, ummeti im”. Do të më thuhet: **“Shko dhe nxirr nga Zjarri të gjithë ata që kanë në zemër besim sa një kokërr elbi”.** Kështu, do të shkoj atje dhe ashtu do të bëj. Pastaj, do të kthehem përsëri te Zoti im dhe do ta lavdëroj e do ta falënderoj me ato lavdërime e falënderime dhe do të bie në tokë me fytyrë në sexhde për Të. Pastaj do të më thuhet: **“O Muhamed, çoje kokën dhe fol, sepse fjala do të dëgjohet. Kërko dhe do të jepet! Ndërmjetëso dhe do të pranohet ndërmjetësimi”.** Unë do të them: “O Zoti im! Ummeti im”. Do të më thuhet: **“Shko dhe nxirr nga Zjarri të gjithë ata që kanë në zemër besim sa një grimcë”.** Kështu pra, do të shkoj atje dhe ashtu do të bëj. Pastaj, do të kthehem përsëri te Zoti im dhe do ta lavdëroj e do ta falënderoj me ato lavdërime e falënderime dhe do të bie në tokë me fytyrë në sexhde për Të. Pastaj do të më thuhet: **“O Muhamed, çoje kokën dhe fol, sepse fjala do të dëgjohet. Kërko dhe do të jepet! Ndërmjetëso dhe do të pranohet ndërmjetësimi”.** Unë do të them: “O Zoti im! Ummeti im, ummeti*

*im". Do të më thuhet:* ***"Shko dhe nxirr nga Zjarri të gjithë ata që kanë në zemër besim edhe më pak se një grimcë të imtë"*** *dhe kështu do të nxjerr nga Zjarri vazhdimisht siç do të urdhërohem".*[714]

*Shefa`at* është fjalë arabe, që në gjuhën shqipe do të mund të përkthehet si ndërmjetësim. Po ashtu nënkupton edhe shoqërimin e dy gjërave afër njëra-tjetrës. Kurse në terminologjinë e fesë Islame sipas Ibn Ethirit është*: "Shefati është kërkesa për mosmarrjen parasysh të gjynaheve dhe gabimeve".*[715]

Imam Ebu Hanifja thotë: "Ndërmjetësimi i pejgamberëve të Zotit dhe ndërmjetësimi i Pejgamberit tonë sal-lallahu alejhi ve sel-lem për pasuesit e tij mëkatarë, sidomos për ata të cilët kanë bërë mëkate të rënda, është *hakk* (e vërtetë)".[716]

Imam Tahaviu thotë: "Ndërmjetësimi (I Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem) që Zoti ka vendosur për ta është i vërtetë, siç është rrëfyer në traditat (*hadith*-e)".[717]

*Shefat* do të bëhet në Ditën e Gjykimit vetëm me lejen e Zotit e askush nuk do të mund të ndërmjetësojë pa lejen e Tij, as *melek* e as i dërguar. Kjo vërtetohet përmes *ajet*-it kuranorë ku thuhet: **"E kush është ai që mund të ndërhyjë te Ai, përveç me lejen e Tij".**[718] Po ashtu në *ajet* tjetër Zoti thotë: **"Ndërmjetësues nuk do të ketë, vetëm pasi të lejojë Ai...".**[719] Si dhe *ajet*-i: **"..ku nuk do të ketë as mbrojtës, as ndërmjetësues përveç Atij...".**[720]

Ndërsa *hadith*-et për çështjen e ndërmjetësimit janë të shumta dhe të ndryshme. Por, ne do të fokusohemi në *hadith*-in që kemi në trajtim, i cili

---

[714] Buhari-u, "Sahih", kitab et-Teuhidi, bab 35, nr.7510; Muslim-i, "Sahih", kitab el-Imanu, bab edna ehli`l-xheneti menzileten fiha, nr.193; Tirmidhi-u, "Sunen", kitab Sifeti Xhehenem, bab 9, nr.2602 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Sahih; Ibni Maxheh, "Sunen", kitab ez-Zuhdi, bab 37, nr.4312;

[715] Ibn Ethir-i, "En-Nihaje fi garibi`l-hadith", tahkik Tahir Ahmed Zavij dhe Mahmud Muhamed Tanahi, Haleb, botimi i parë, 1963, vëll. 2, fq.485;

[716] Ebu Hanife, "Fikhu`l-Ekber", fq.84;

[717] Tahavi-u, "Akidja e Tahavit", fq.72;

[718] Kurani, Bekare, 255;

[719] Kurani, Junus, 3;

[720] Kurani, En`am, 51;

shpalos një skenë të Ditës së Gjykimit, kur nuk do të ketë shpëtim dhe ikje, kur njerëzit do të shikojnë se si të shpëtojnë nga vështirësitë e asaj dite të gjatë, do të kërkojnë ndërmjetësim tek babai i njerëzimit dhe pejgamberi i parë, Ademi a.s. Por, ai do të pohojë se ajo nuk i përket atij, por të shkojnë të kërkojnë ndihmë tek pejgamberi tjetër, Ibrahimi a.s. i cili ka qenë prej pejgamberëve të zgjedhur (*ulu`l-azmi).* Edhe ai, do të distancohet nga kjo kërkesë e njerëzve, sepse e dinë që ajo pozitë nuk i takon atij, por dikujt tjetër, andaj i udhëzon njerëzit të shkojnë të kërkojnë ndihmë tek Musa a.s. i cili ka qenë prej pejgamberëve që ka biseduar me Zotin pa ndërmjetësues, andaj kërkoni ndihmë prej tij. Por, kur e takojnë atë, edhe ai refuzon që të kërkojë një kërkesë aq të madhe dhe tregon se atë ditë, çdokush mban llogarinë për vete. Ai i udhëzon që të shkojnë të konsultohen me Isaun a.s. sepse edhe ai ka qenë prej pejgamberëve të dalluar. Në takim me të, edhe ai i njofton se nuk është adekuat për të bërë kërkesën e tillë, por për këtë, duhet të shkojnë dhe të takohen me Muhamedin sal-lallahu alejhi ve sel-lem.

Më në fund, kur e takojnë të dërguarin e fundit dhe vulën e pejgamberisë, Muhamedin sal-lallahu alejhi ve sel-lem, ai u tregon se mu ai është adekuat për të bërë lutjen dhe kërkesën e tillë, sepse ai ka lënë lutjen e tij të pranuar për në botën tjetër, për të shpëtuar *ummet*-in prej vuajtjeve të Ditës së Gjykimit.

Muhamedi sal-lallahu alejhi ve sel-lem shkon dhe bie në *sexhde* në pozitën e nderit (*Mekami Mahmud)* dhe bën lutje dhe lavdërime Zotit, që edhe ai nuk i ka ditur në këtë botë, porse për to, do ta inspirojë Zoti kur ta bëjë sexhden. Pasi të qëndrojë në pozitën e tillë aq sa dëshiron Zoti, do t`i thotë që ta çojë kokën dhe të kërkojë, se lutja do t`i pranohet dhe ndërmjetësimi do t`i realizohet. Ai kërkon shpëtim për popullin e tij, për umetin të cilin e do aq shumë. Zoti i bën me dije, se i mundësohet të nxjerr nga Zjarri çdonjërin i cili ka pas në zemër besim sa kokrra e elbit. Pasi nxirren të gjithë që i takojnë kësaj kategorie, atëherë vepron si në fillim, ku përsëri Zoti i mundëson të ndërmjetësojë, por këtë radhë, duke i mundësuar që të nxjerrë prej Zjarri të gjithë ata që kanë në zemër besim (*iman)* sa një grimcë. Kurse në radhën e fundit, edhe pse nuk është përmendur në këtë transmetim, por në fund, imam Buhari-u jep një shtesë ku tregon se do t`i mundësohet që të bëjë ndërmjetësim, për të gjithë ata të cilën kanë dëshmuar në këtë botë shehadetin, që t`i nxjerrë prej Zjarri dhe t`i dërgojë në Xhenet.

Ky *hadith*, tregon për Mëshirën e pakufishme që ka Zoti ndaj robërve të Tij dhe për dashurinë e Zotit për të dërguarin e zgjedhur, Muhamedin sal-lallahu alejhi ve sel-lem. Zoti ia mundëson që të ndërmjetësojë për të gjithë

myslimanët, të cilët në këtë botë, kanë dëshmuar shehadetin dhe kjo është kulmi i ndërmjetësimit, sepse me këtë, do të shpëtojnë të gjithë ata të cilët kanë qenë mysliman.

Në këtë drejtim, do të përmendim edhe një *hadith kudsij*, në të cilin kuptojmë insistimin e të Dërguarit të Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem për të fituar ndërmjetësimin për popullin e tij. Transmeton Ubade b. Samiti r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Zoti më ka thënë:* ***"O Muhamed, unë nuk kam dërguar lajmërues apo të dërguar, përpos që më kanë kërkuar ndonjë çështje, të cilën ua kam realizuar, andaj kërko edhe ti o Muhamed, do ta plotësoj".*** *Unë thash: "Kërkesa ime, është ndërmjetësimi për popullin tim në Ditën e Kijametit"*. Ebu Bekri r.a. i tha: "O i Dërguari i Allahut, çka është *shefati*?". Tha: *"Do t`i them Zotit tim: "O Zot, shefatin të cilën ma ke premtuar?" Ai do të thotë:* ***"Po".*** *Atëherë, Zoti do të nxjerrë shumë nga umeti im prej Zjarri dhe do t`i çojë në Xhenet".*[721]

[721] Ahmed-i, "Musned", 37/432, nr.22.771; shejh Shuajb el-Arnauti në verifikim të këtij hadithi thotë se zinxhiri i tij është i dobët shkaku i Rashid b. Davud San`anit, i cili ka dobësi të lehtë në hadith;

## *HADITHI I NJËQINDETETËDHJETËEDY (182)*

أَخْبَرَنَا أَبُو الْحَسَنِ عَلِيُّ بْنُ مُحَمَّدِ بْنِ عُقْبَةَ الشَّيْبَانِيُّ، ثنا الْهَيْثَمُ بْنُ خَالِدٍ، ثنا عُبَيْدُ اللَّهِ بْنُ مُوسَى، أَنْبَأَ يُونُسُ بْنُ أَبِي إِسْحَاقَ، عَنِ الشَّعْبِيِّ، عَنْ صِلَةَ بْنِ زُفَرَ، عَنْ حُذَيْفَةَ رَضِيَ اللَّهُ عَنْهُ، قَالَ: " أَصْحَابُ الْأَعْرَافِ قَوْمٌ تَجَاوَزَتْ بِهِمْ حَسَنَاتُهُمُ النَّارَ، وَقَصُرَتْ بِهِمْ سَيِّئَاتُهُمْ عَنِ الْجَنَّةِ، فَإِذَا صُرِفَتْ أَبْصَارُهُمْ تِلْقَاءَ أَصْحَابِ النَّارِ، قَالُوا: رَبَّنَا لَا تَجْعَلْنَا مَعَ الْقَوْمِ الظَّالِمِينَ. فَبَيْنَمَا هُمْ كَذَلِكَ إِذِ اطَّلَعَ عَلَيْهِمْ رَبُّكَ. قَالَ: «قُومُوا ادْخُلُوا الْجَنَّةَ فَإِنِّي قَدْ غَفَرْتُ لَكُمْ»

Transmeton Hudhejfe r.a. i cili thotë: “Banorët e *A`raf*-it janë njerëz të cilët vepra e mirë i pengon që të hyjnë në Zjarr dhe vepra e keqe i pengon që të hyjnë në Xhenet. Kur ata hedhin shikimin nga banorët e Zjarrit thonë: “Zoti ynë, mos na bashko me popullin zullumqarë”, e do të jenë në këtë gjendje derisa do t`u drejtohet Zoti atyre duke iu thënë: ***“Çohuni dhe hyni në Xhenet, sepse Unë ua kam falur juve”.***[722]

Ky *hadith kudsij* është prej atyre që janë *meukuf* (të ndalur tek *sahab*-iu) dhe që tregon për gjendjen e njerëzve të cilët do të jenë në *A`raf* në Ditën e Gjykimit.

Njerëzit do të llogariten për veprimet e tyre dhe më pas do të përfundojnë në vendet të cilët i kanë merituar. Disa musliman që do të meritojnë Xhenetin, do të kalojnë pranë *Haud*-it, kurse disa musliman, do të ndalohen në një vend që gjendet në mes Xhehenemit dhe Xhenetit që quhet *A`raf*. E ka marrë emrin e tillë, shkaku se është vend i ngritur apo i lartë (*urfun*), por disa thonë se e ka marrë këtë emër sepse ata që qëndrojnë aty, i njohin (*a`refe*) banorët që i shohin në Xhenet dhe Xhehenem.

---

[722] Hakim-i, “El-Mustedrek”, vëll.2, fq.350, nr.3247 dhe thotë se është hadith Sahih sipas kushteve të Buhari-ut dhe Muslim-it, por ata nuk e kanë regjistruar; edhe Dhehebi-u thotë në “Telhis” se është sipas kushteve të Buhari-ut dhe Muslim-it;

Katade thotë se *A`raf* ka për qëllim murin i cili gjendet në mes Xhenetit dhe Xhehenemit.[723]

Në këtë vend do të ndalohen ata njerëz të cilët edhe veprat e mira edhe veprat e këqija i kanë të barabarta dhe ata do të ngelin në këtë vend për një periudhë gjersa Zoti të gjykojë për ta. Ky është mendimi i Hudhejfes, Ibni Mes`udit, Ibni Abasit, Dahakut dhe Seid b. Xhubejrit.[724]

Zoti për këtë pjesë, shpalli një kaptinë të plotë e cila mban emrin *sure*-ja "A`raf". Zoti këtu përmend se ata qëndrojnë aty dhe bisedojnë me banorët e Xhenetit dhe Xhehenemit. Allahu xh.sh. thotë në Kuran: **"E mes atyre dyve (dy grupeve) është një perde (mur), e mbi A`raf janë burra që i njohin secilin (të Xhenetit dhe të Xhehenemit) me shenjat e tyre. Ata i thërrasin banuesit e Xhenetit: "Paqja qoftë mbi ju". Ata (të A`rafit) nuk kanë hyrë në të, por shpresojnë. E kur u shkon shikimi i tyre nga ata të Xhehenemit, thonë: "Zoti ynë, mos na bë neve me mizorët". Ata të A`rafit i thërrasin do burra që i njohin me shenjat e tyre dhe u thonë: "Çka ju vlejti ai grumbullimi juaj (në pasuri e numër) dhe ajo që bënit kryelartësi?!" A këta janë ata (besimtarët) për të cilët betoheshit se nuk ka për t`i përfshirë mëshira e Allahut?" (në mënyrë ironike i përqeshin kufarët, mandej u thonë besimtarëve): "Vazhdoni në Xhenet, as nuk ka frikë për ju, as nuk keni për t`u brengosur".[725]**

Disa e mbështesin mendimin se banorët e *A`raf*-it janë njerëzit të cilët merituan grada të larta si *shehid*-ët dhe thirrësit besnik, të cilët kumtuan shpalljet e pejgamberëve si dhe udhëhoqën popujt drejt së mirës. Këtë mendim e mbështet edhe dijetari bashkëkohorë, Muhamed el-Gazali.[726]

Imam Maturidiu në këtë drejtim, sjell katër mendime për banorët e *A`raf*-it. Ai thotë se sipas disave, këta janë njerëzit të cilët punët e mira, u janë barazuar me punët e këqija, kështu që nuk janë ende të përgëzuar me Xhenet. Mendimi tjetër është se këta janë ata që i nderon Allahu xh.sh. dhe i ngrit mbi të tjerët, që t`i shohin ata që janë duke u gjykuar dhe përfundojnë në Xhenet apo Xhehenem. Mendimi i tretë është se këta janë pejgamberët, të cilët do të ngrihen në vend të lartë dhe do të dëshmojnë për popujt e tyre. Kurse mendimi

---

723 Abdurezak-u, "Tefsir", vëll.2, fq.80, nr.904;

724 Taberi-u, "Xhami`ul-Bejan fi te`vili`l-Kuran", vëll.10, fq.211-217;

725 Kurani, A`raf, 46-49;

726 Shih: Muhamed el-Gazali, "Komentimi tematik i Kuranit famëlartë", Logos A, Shkup, 2007, fq.148;

i fundit është se ata janë melekët, por ky mendim nuk qëndron, sepse në ajet përshkruhen si *"rixhal"* (burra) që për melekët nuk vlen ky përshkrim, sepse ata nuk kanë gjini.[727]

Nga *ajet*-et dhe *hadith*-i, shohim se banorët që do të qëndrojnë në *A`raf*, do të jenë prej banorëve të Xhenetit, vetëm se në krahasim prej të tjerëve, do të vonohet hyrja e tyre në të, por në fund përsëri ata do të jenë prej banorëve të Xhenetit.

Banorët e *A`raf*-it i përshëndesin me *selam* banorët e Xhenetit pasi i njohin përmes shenjave të tyre dhe shpresojnë që edhe këta do të jenë prej banorëve të Xhenetit. Ndërsa kur e kthejnë shikimin kah banorët e Xhehenemit, atëherë kërkojnë mbrojtje nga Zoti që mos t`i bëjë prej banorëve të Zjarrit dhe më pas i qortojnë banorët e Xhehenemit duke ua përkujtuar vrapimin e tyre pas materializmit dhe mendjemadhësinë që kishin në këtë botë.

Në fund Zoti u drejtohet atyre duke u thënë: ***"Çohuni dhe hyni në Xhenet, sepse Unë ua kam falur juve".***

[727] Maturidiu, "Te`vilatu`l-Kuran", Daru`l-Mizan, Istanbul, 2006, vëll.5, fq.356;

## *HADITHI I NJËQINDETETËDHJETËETRE (183)*

**حَدَّثَنَا مُوسَى بْنُ إِسْمَاعِيلَ، حَدَّثَنَا حَمَّادٌ، عَنْ مُحَمَّدِ بْنِ عَمْرٍو، عَنْ أَبِي سَلَمَةَ، عَنْ أَبِي هُرَيْرَةَ، أَنَّ رَسُولَ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ قَالَ: " لَمَّا خَلَقَ اللَّهُ الْجَنَّةَ قَالَ لِجِبْرِيلَ: اذْهَبْ فَانْظُرْ إِلَيْهَا، فَذَهَبَ فَنَظَرَ إِلَيْهَا، ثُمَّ جَاءَ، فَقَالَ: أَيْ رَبِّ وَعِزَّتِكَ لَا يَسْمَعُ بِهَا أَحَدٌ إِلَّا دَخَلَهَا، ثُمَّ حَفَّهَا بِالْمَكَارِهِ، ثُمَّ قَالَ: يَا جِبْرِيلُ اذْهَبْ فَانْظُرْ إِلَيْهَا، فَذَهَبَ فَنَظَرَ إِلَيْهَا، ثُمَّ جَاءَ فَقَالَ: أَيْ رَبِّ وَعِزَّتِكَ لَقَدْ خَشِيتُ أَنْ لَا يَدْخُلَهَا أَحَدٌ " قَالَ: " فَلَمَّا خَلَقَ اللَّهُ النَّارَ قَالَ: يَا جِبْرِيلُ اذْهَبْ فَانْظُرْ إِلَيْهَا، فَذَهَبَ فَنَظَرَ إِلَيْهَا، ثُمَّ جَاءَ فَقَالَ: أَيْ رَبِّ وَعِزَّتِكَ لَا يَسْمَعُ بِهَا أَحَدٌ فَيَدْخُلُهَا، فَحَفَّهَا بِالشَّهَوَاتِ ثُمَّ قَالَ: يَا جِبْرِيلُ اذْهَبْ فَانْظُرْ إِلَيْهَا، فَذَهَبَ فَنَظَرَ إِلَيْهَا، ثُمَّ جَاءَ فَقَالَ: أَيْ رَبِّ وَعِزَّتِكَ لَقَدْ خَشِيتُ أَنْ لَا يَبْقَى أَحَدٌ إِلَّا دَخَلَهَا".**

Transmeton Ebu Hurejre (r.a.) se i Dërguari i All-llahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë:*''Kur All-llahu krijoi Xhenetin dhe Zjarrin (Xhehennemin), e dërgoi Xhibrilin te Xheneti duke i thënë:* ***"Shko dhe shih se ç'kam përgaditur për banorët e tij".*** *Atëherë Xhibrili shkoi në Xhenet dhe pa çfarë kishte përgaditur All-llahu për banorët e Xhenetit. Kur engjëlli u kthye te All-llahu tha:* ***"Pasha Madhërinë Tënde, askush nuk ka për të dëgjuar për të, e të mos hyjë brenda!"*** *Atëhërë All-llahu urdhëroi që Xheneti të rrethohet me vështirësi, dhe i tha Xhibrilit:* ***"Kthehu dhe shikoje përsëri!"*** *Meleku shkoi përsëri në Xhenet dhe e pa se qe i rrethuar me vështirësi, dhe kur u kthye te All-llahu tha: ''Pasha Madhërinë Tënde, frikësohem se askush nuk do të hyjë në të!''. Atëherë All-llahu iu drejtua përsëri Xhibrilit dhe i tha:* ***"Shko te Zjarri dhe shih se ç'kam përgaditur për banorët e tij!"*** *Kur e pa Xhibrili Zjarrin, pa se ishte i ndërtuar në shtresa - një mbi një. U kthye te All-llahu dhe tha: ''Pasha Madhërinë Tënde, ai që do të dinte për te, nuk do të dëshironte të hyjë në të!''. Atëherë All-llahu urdhëroi që të rrethohet me*

*kënaqësi, dhe i tha Xhibrilit:* ***"Kthehu në të!"*** *ai u kthye dhe tha: "Pasha Madhërinë Tënde, frikësohem se askush nuk do t'i shpëtojë hyrjes në të".*[728]

Allahu xh.sh. dëshiroi t`i tregojë Xhibrilit alejhi`s-selam për madhështinë e krijesave të Veta, duke ia paraqitur vendin që do të jetë banimi i përhershëm i njerëzve, kurse kjo e mahniti Xhibrilin alejhi`s-selam. Allahu xh.sh. kur e krijoi Xhenetin, i tha Xhibrilit që të shkojë dhe ta sheh atë! Kur e pa Xhibrili alejhi`s-selam mrekullinë e Zotit, u mahnit dhe tha se nuk do të ketë kush, i cili do të dëgjojë për të, e mos të përgatitet, sepse do të jetë tërheqës për secilin i cili dëgjon për të. Por, kur u urdhërua që të kthehet për së dyti herë, pa se Xheneti ishte i rrethuar, kurse veprat që e rrethonin, ishin gjërat e pakëndshme për epshin e njeriut, adhurimet dhe veprat e ndryshme, që jo çdokush mund t`i veprojë. Siç edhe thotë Zoti në Kuran: **"Kërkoni ndihmë (në të gjitha çështjet) me durim dhe me namaz, sepse vërtet, ajo është e madhe (e vështirë), por jo edhe për ata që kanë frikë (Zotin)".**[729] Pra, namazi është i vështirë, por jo edhe për ata që e dinë se kujt i drejtohen në namaz.

Kur pa Xhibrili alejhi`s-selam se me çka është rrethuar Xheneti, ai deklaroi se do të jetë vështirë që dikush të hyjë në të, sepse duke e ditur që natyra e njeriut është e dobët, nuk do të jetë në gjendje të realizojë urdhëresat e Zotit, e kjo do të pamundësojë hyrjen e tyre në Xhenet.

Më pas, Zoti e urdhëroi që të shkojë dhe të shoh Xhehenemin se si është krijuar. Xhibrili alejhi`s-selam pasi e pa atë, tha që nuk do të ketë njeri i cili do të dëgjojë për të, e të mos punojë vepra që do ta largojnë prej tij. Por, kur pa në radhën tjetër se me çka ishte rrethuar, ai u habit dhe deklaroi se nuk do të mund të shpëtojë dikush prej tij, nga shkaku se u rrethua me gjëra që i dëshiron epshi i njeriut, kurse atyre ai nuk mund t`ju shmanget lehtë.

Për këtë *hadith*, është dëshmi edhe rrëfimi tjetër, ku transmeton Ebu Hurejre radijAllahu anhu se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë:

---

[728] Ebu Davud-i, "Sunen", kitab Sunneh, bab 21, nr.4744; Tirmidhi-u, "Sunen", kitab Sifeti`l-Xheneh, bab 21, nr.2569 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Sahih; Nesai-u, "Sunen", kitab el-Ejmani ve`n-Nudhuri, bab 3, nr.3794; Ahmed-i, "Musned", 14/125, nr.8398; shejh Shuajb el-Arnauti në verifikim të këtij hadithi në Musned-in e Ahmed-it, thotë se zinxhiri i tij është Hasen;

[729] Kurani, Bekare, 45;

*“Është rrethuar Xhehenemi me epshe (dhe kënaqësi), kurse Xheneti është rrethuar me gjëra të papëlqyeshme (për epshin)”.*[730]

Pra, çdo besimtarë duhet ta ketë parasysh se nuk hyn në Xhenet pa i braktisur kënaqësitë e ndaluara dhe nuk shpëton nga Zjarri pa i praktikuar urdhëresat e Zotit.

Ky *hadith* në të njëjtën kohë, është edhe dëshmi për të argumentuar se Xheneti dhe Xhehenemi janë të krijuar që tash dhe ato ekzistojnë, përkundër mendimit të Mu`tezilëve të cilët thonë se ato do të krijohen pasi të bëhet Kiameti.

Lusim Allahun xh.sh. që me mëshirën e Vet të na mbroj nga Zjarri dhe të na mundësoj hyrjen në Xhenet.

[730] Buhari-u, “Sahih”, kitab er-Rikaku, bab 28, nr.6487; Muslim-i, “Sahih”, kitab El-Xhennetu, bab 1, nr.2823; Tirmidhi-u, “Sunen”, kitab Sifeti`l-Xhenneh, bab 21, nr.2568 nga Enesi r.a. dhe thotë se hadithi është Hasenun-Garib; Hakim-i, “El-Mustedrek”, 1/79, nr.71-72 dhe thotë se hadithi është Sahih sipas kushteve të Muslim-it, por ai nuk e ka shënuar dhe e transmeton Hamad b. Seleme nga Muhamed b. Amri me disa fjalë shtesë;

## *HADITHI I NJËQINDETETËDHJETËEKATËRT (184)*

**حَدَّثَنَا الحُمَيْدِيُّ، حَدَّثَنَا سُفْيَانُ، حَدَّثَنَا أَبُو الزِّنَادِ، عَنِ الأَعْرَجِ، عَنْ أَبِي هُرَيْرَةَ رَضِيَ اللَّهُ عَنْهُ، قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: قَالَ اللَّهُ «أَعْدَدْتُ لِعِبَادِي الصَّالِحِينَ مَا لاَ عَيْنٌ رَأَتْ، وَلاَ أُذُنٌ سَمِعَتْ، وَلاَ خَطَرَ عَلَى قَلْبِ بَشَرٍ، فَاقْرَءُوا إِنْ شِئْتُمْ فَلاَ تَعْلَمُ نَفْسٌ مَا أُخْفِيَ لَهُمْ مِنْ قُرَّةِ أَعْيُنٍ»**

Transmeton Ebu Hurejre radijAllahu anhu se i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *‘‘Ka thënë Allahu xh.sh.:* ***“Kam përgatitur për robërit e Mi të mirë atë që syri nuk e ka parë, veshi nuk e ka dëgjuar dhe as që mund ta paramendojë zemra e njeriut”.***[731]

Ebu Hurejre radijAllahu anhu thotë: “Për këtë çështje mundeni të lexoni edhe në Kuran: **“Askush nuk e di se ç’kënaqësi u është pregaditur për atë që kanë punuar!”.**[732]

Zoti ka përgatitur Xhenetin me të gjitha bukuritë e saja, për të shpërblyer robërit të cilët janë të dëgjueshëm ndaj Tij, nga shkaku se çdokush i cili punon diçka për dikë, meriton shpërblim, po ashtu edhe robërit do të kenë shpërblim Xhenetin për punën e mirë që kanë bërë.

Xheneti është një bukuri që nuk mund ta paramendojë mendja e kufizuar njerëzore, saqë atë nuk mund ta paramendojë njeriu se si duket, nga shkaku se mendja njerëzore asnjëherë nuk ka arritur të parafytyrojë një pamje të tillë, pasi të gjitha bukuritë e kësaj bote, as që mund të krahasohen me bukuritë e Xhenetit. Çka do që të shohim në këtë botë, duhet të dimë se nuk mund t`i përafrohet bukurisë së Xhenetit, çkado që dëgjojmë prej zërave dhe tingujve të bukur, nuk mund të krahasohen me ato të Xhenetit, kështu që

---

[731] Buhari-u, “Sahih”, kitab Bed`ul-Halki, bab 8, nr.3244; Muslim-i, “Sahih”, kitab Xheneti ve sifeti ne`imiha ve ehliha, bab 1, nr.2824; Tirmidhi-u, “Sunen”, kitab Tefsir, bab min sureti`s-Sexhde, nr.3208 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Sahih; Ibni Maxheh, “Sunen”, kitab ez-Zuhdi, bab 39, nr.4328; Ahmed-i, “Musned”, 15/407, nr.9649; Ebu Ja`la, “Musned”, fq.1106, nr.6268;

[732] Kurani, Sexhde, 17;

vetëm përjetimi i tyre do të jetë një sqarues për atë që është brenda saj, pasi gjuha dhe organet janë të paaftë për të përshkruar atë.

Çka do që përshkruhet në *ajet*-e dhe *hadith*-e në lidhje me Xhenetin dhe cilësitë e tij, të gjitha janë vetëm për përafrim, sepse aspak nuk janë të ngjashme me atë që është në realitet.

Këtu janë përmendur syri, veshi dhe zemra, sepse këto tre pjesë i përjetojnë kënaqësitë në të shumtën e rasteve, kurse organet dhe gjymtyrët tjera janë ndihmëse.

Ky është përshkrimi i Xhenetit më të lartësuar që do t`u jepet robërve të mirë, siç dëshmohet në *hadith*-in që do të përmendet në vijim, kurse për çdo kë, ka përgatitur Xhenet të veçantë.

## HADITHI I NJËQINDETETËDHJETËEPESË (185)

حَدَّثَنَا سَعِيدُ بْنُ عَمْرٍو الْأَشْعَثِيُّ، حَدَّثَنَا سُفْيَانُ بْنُ عُيَيْنَةَ، عَنْ مُطَرِّفٍ، وَابْنِ أَبْجَرَ، عَنِ الشَّعْبِيِّ قَالَ: سَمِعْتُ الْمُغِيرَةَ بْنَ شُعْبَةَ رِوَايَةً – إِنْ شَاءَ اللهُ – ح، وَحَدَّثَنَا ابْنُ أَبِي عُمَرَ، حَدَّثَنَا سُفْيَانُ، حَدَّثَنَا مُطَرِّفُ بْنُ طَرِيفٍ، وَعَبْدُ الْمَلِكِ بْنُ سَعِيدٍ، سَمِعَا الشَّعْبِيَّ، يُخْبِرُ عَنِ الْمُغِيرَةِ بْنِ شُعْبَةَ، قَالَ: سَمِعْتُهُ عَلَى الْمِنْبَرِ يَرْفَعُهُ إِلَى رَسُولِ اللهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ قَالَ: وَحَدَّثَنِي بِشْرُ بْنُ الْحَكَمِ – وَاللَّفْظُ لَهُ – حَدَّثَنَا سُفْيَانُ بْنُ عُيَيْنَةَ، حَدَّثَنَا مُطَرِّفٌ، وَابْنُ أَبْجَرَ سَمِعَا الشَّعْبِيَّ، يَقُولُ: سَمِعْتُ الْمُغِيرَةَ بْنَ شُعْبَةَ، يُخْبِرُ بِهِ النَّاسَ عَلَى الْمِنْبَرِ – قَالَ سُفْيَانُ: رَفَعَهُ أَحَدُهُمَا، أُرَاهُ ابْنَ أَبْجَرَ – قَالَ: " سَأَلَ مُوسَى رَبَّهُ، مَا أَدْنَى أَهْلِ الْجَنَّةِ مَنْزِلَةً، قَالَ: هُوَ رَجُلٌ يَجِيءُ بَعْدَ مَا أُدْخِلَ أَهْلُ الْجَنَّةِ الْجَنَّةَ، فَيُقَالُ لَهُ: ادْخُلِ الْجَنَّةَ، فَيَقُولُ: أَيْ رَبِّ، كَيْفَ وَقَدْ نَزَلَ النَّاسُ مَنَازِلَهُمْ، وَأَخَذُوا أَخَذَاتِهِمْ، فَيُقَالُ لَهُ: أَتَرْضَى أَنْ يَكُونَ لَكَ مِثْلُ مُلْكِ مَلِكٍ مِنْ مُلُوكِ الدُّنْيَا؟ فَيَقُولُ: رَضِيتُ رَبِّ، فَيَقُولُ: لَكَ ذَلِكَ، وَمِثْلُهُ وَمِثْلُهُ وَمِثْلُهُ وَمِثْلُهُ، فَقَالَ فِي الْخَامِسَةِ: رَضِيتُ رَبِّ، فَيَقُولُ: هَذَا لَكَ وَعَشَرَةُ أَمْثَالِهِ، وَلَكَ مَا اشْتَهَتْ نَفْسُكَ، وَلَذَّتْ عَيْنُكَ، فَيَقُولُ: رَضِيتُ رَبِّ، قَالَ: رَبِّ، فَأَعْلَاهُمْ مَنْزِلَةً؟ قَالَ: أُولَئِكَ الَّذِينَ أَرَدْتُ غَرَسْتُ كَرَامَتَهُمْ بِيَدِي، وَخَتَمْتُ عَلَيْهَا، فَلَمْ تَرَ عَيْنٌ، وَلَمْ تَسْمَعْ أُذُنٌ، وَلَمْ يَخْطُرْ عَلَى قَلْبِ بَشَرٍ "، قَالَ: وَمِصْدَاقُهُ فِي كِتَابِ اللهِ عَزَّ وَجَلَّ: " {فَلَا تَعْلَمُ نَفْسٌ مَا أُخْفِيَ لَهُمْ مِنْ قُرَّةِ أَعْيُنٍ} [السجدة: 17] الْآيَةَ.

Transmeton Mugire b. Shu`be (r.a.) se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *“Musa alejhi`s-selam parashtoi pyetje se çfarë do të jetë shpërblimi më i vogël në Xhenet? Zoti i tregoi se do ta dërgojë një njeri te*

*dyert e Xhenetit dhe do t`i thotë që të hyjë në të! Ai do të përgjigjet se nuk ka vend në të, pasi të gjithë kanë zënë vendet e tyre?! Zoti i thotë: **"A je i kënaqur që të kesh sa një mbret që ka pasur në dunja?"*** Njeriu thotë: "Po o Zot, jam i kënaqur". Zoti i thotë***: "Ti do të keshë aq dhe dhjetë herë më shumë se ajo".*** Njeriu thotë: "Po o Zot, jam i kënaqur". Zoti i thotë: ***"Përpos kësaj, do të keshë aty çka të dojë shpirti dhe çka të dëshirojë syri".*** *Më pas Musa alejhi`s-selam e pyeti se si do të jetë vendi i atyre që janë më lart në Xhenet?"**Ai tha: "Ata janë që të mirat në të i kam përgatitur me "Dorën" Time dhe e kam bërë ashtu që asnjëherë syri nuk ka pa si ajo, e as veshi që ka dëgjuar, si dhe mendja e njeriut nuk mund ta parafytyrojë".***[733]

Ky *hadith*, është ngushtë i ndërlidhur me *hadith*-in paraprak, i cili tregon për madhështinë dhe bukurinë e Xhenetit, kurse në këtë *hadith,* na tregohet biseda e Musës alejhi`s-selam i cili ka qenë bashkëbisedues me Zotin dhe ka folur me Të pa ndërmjetës, ku Musa alejhi`s-selam u interesua se si vallë do të jetë shpërbimi në Xhenet për atë i cili ka më pak hise në të?! Zoti i dha përgjigje, duke e përgëzuar se edhe pse ai do të ketë më pak hise, kjo nuk nënkupton se atij i bëhet padrejtë, sepse për të do të ketë hise aq sa ka pasur një mbret në këtë botë, duke e shumëzuar atë me dhjetë herë më shumë. Kurse, në një përcjellje tjetër, tregohet se do të ketë hise sa kjo botë, duke e shumëzuar me dhjetë herë këtë sasi.

Kur e pyeti Zotin se si është shpërblimi për atë i cili ka më shumë hise në Xhenet, Ai i bëri me dije, se ajo është aq e veçantë, saqë Vet e ka përgatitur atë pjesë, e bukurinë e saj syri nuk mund ta imagjinojë, veshi asnjëherë nuk ka mundur ta dëgjojë dhe mendja njerëzore asnjëherë nuk mundet ta përfytyrojë, sepse është një vend që është special për robërit e Tij të sinqertë dhe një befasi për ta që të përjetojnë kënaqësitë e Xhenetit.

Me këtë *hadith*, nënkuptojmë se shkallët e Xhenetit nuk janë të njëjta, por dallojnë prej njëra tjetrës, nga shkaku se edhe njerëzit në këtë botë, nuk kanë qenë të njëjtë me veprimet e tyre, por kanë qenë të ndryshëm, disa kanë vepruar më shumë punë të mira, e disa më pak, disa kanë qenë më të sinqertë, e disa jo, prandaj, që të mos u bëhet e padrejtë, janë nivelizuar në pozita të ndryshme, që të mbahet drejtësia edhe në shpërblim.

---

[733] Muslim-i, "Sahih", kitab el-Imanu, bab 83, nr.189; Tirmidhi-u, "Sunen", kitab Tefsiru`l-Kuran, bab 3, nr.3209 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Sahih;

Transmeton Xhabiri r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Zoti xh.sh. çdo ditë i thotë Xhenetit: **"Zbukurohu për banorët e tu"** dhe ai zbukurohet dhe kjo është freskia të cilën e përjetojnë njerëzit në agim".*[734]

---

[734] Taberani, "Mu`xhemu`s-Sagir", 1/32; Hejthemiu në "Mexhmeu`z-Zevaid", 10/548, nr.18.717 dhe thotë: "E transmeton Taberani në "Euset", por në zinxhir gjendet Amër b. Abdulgafari, i cili është i refuzuar".

## *HADITHI I NJËQINDETETËDHJETËEGJASHTË (186)*

**حَدَّثَنَا عُثْمَانُ بْنُ أَبِي شَيْبَةَ، حَدَّثَنَا جَرِيرٌ، عَنْ مَنْصُورٍ، عَنْ إِبْرَاهِيمَ، عَنْ عَبِيدَةَ، عَنْ عَبْدِ اللَّهِ رَضِيَ اللَّهُ عَنْهُ: قَالَ النَّبِيُّ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: " إِنِّي لَأَعْلَمُ آخِرَ أَهْلِ النَّارِ خُرُوجًا مِنْهَا، وَآخِرَ أَهْلِ الجَنَّةِ دُخُولًا، رَجُلٌ يَخْرُجُ مِنَ النَّارِ كَبْوًا، فَيَقُولُ اللَّهُ: اذْهَبْ فَادْخُلِ الجَنَّةَ، فَيَأْتِيهَا، فَيُخَيَّلُ إِلَيْهِ أَنَّهَا مَلْأَى، فَيَرْجِعُ فَيَقُولُ: يَا رَبِّ وَجَدْتُهَا مَلْأَى، فَيَقُولُ: اذْهَبْ فَادْخُلِ الجَنَّةَ، فَيَأْتِيهَا فَيُخَيَّلُ إِلَيْهِ أَنَّهَا مَلْأَى، فَيَرْجِعُ فَيَقُولُ: يَا رَبِّ وَجَدْتُهَا مَلْأَى، فَيَقُولُ: اذْهَبْ فَادْخُلِ الجَنَّةَ، فَإِنَّ لَكَ مِثْلَ الدُّنْيَا وَعَشَرَةَ أَمْثَالِهَا – أَوْ: إِنَّ لَكَ مِثْلَ عَشَرَةِ أَمْثَالِ الدُّنْيَا – فَيَقُولُ: تَسْخَرُ مِنِّي – أَوْ: تَضْحَكُ مِنِّي – وَأَنْتَ المَلِكُ " فَلَقَدْ رَأَيْتُ رَسُولَ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ ضَحِكَ حَتَّى بَدَتْ نَوَاجِذُهُ، وَكَانَ يَقُولُ: «ذَاكَ أَدْنَى أَهْلِ الجَنَّةِ مَنْزِلَةً»**

Transmeton Abdullah b. Mes`udi radijAllahu anhu se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Unë e di personin e fundit prej banorëve të Zjarrit që do të del prej saj dhe i fundit që do të hyjë në Xhenet. Ky do të jetë një njeri i cili do të del prej saj dhe Zoti do t`i thotë: **"Shko dhe hyr në Xhenet"** dhe ai do të shkojë aty, por kur do të arrijë atje, do të shohë se ajo është mbushur dhe do të kthehet duke thënë: "O Zot, e gjeta atë të mbushur?!" Por përsëri do t`i thotë: **"Shko dhe hyr në Xhenet, sepse në të do të keshë sa është bota dhe dhjetë herë sa ajo"** kurse ai thotë: "A po tallesh me mua, ndërsa Ti je Mbreti?!"*. Me këtë rast, e pashë Pejgamberin sal-lallahu alejhi ve sel-lem duke qeshur saqë iu dukën dhëmballët, kurse kjo thoshte ai, *"është shkalla më e ulët e banorëve të Xhenetit"*.[735]

---

[735] Buhari-u, "Sahih", kitab er-Rikaku, bab 51, nr.6571; Muslim-i, "Sahih", kitab el-Imanu, bab 83, nr.186; Tirmidhi-u, "Sunen", kitab Sifeti`l-Xhehenem, bab 10, nr.2604 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Sahih; Ibni Maxheh, "Sunen", kitab ez-Zuhdi, bab 39, nr.4339; etj.

Edhe ky *hadith*, është i ngjashëm me *hadith*-in paraprak, përpos se në këtë transmetim, nuk përmendet si bashkëbisedim i Musës alejhi`s-selam me Zotin, por Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem e tregon në mënyrë përshkruese se si do të jetë gjendja e personit i cili i fundit do të del prej Zjarri dhe do të hyjë i fundit në Xhenet. Po ashtu, në këtë transmetim dallon shpërblimi i këtij, ku në *hadith*-in paraprak u përmend si krahasim pasuria e një mbreti, kurse në këtë rast, është marr si shembull madhësia e botës dhe dhjetë fish më shumë.

Kjo është shpërblimi më i vogël që do të ketë dikush në Xhenet, kurse të tjerët, të gjithë do të kenë më tepër se kjo dhe kënaqësi më të shumta, që vetëm Allahu xh.sh. e dinë mënyrën dhe sasinë e tyre.

Në lidhje me këtë temë, mund të përmendim edhe *hadith*-in tjetër, ku na përmendet banori i fundit i cili do të hyjë në Xhenet, që përcillet nga Ebu Dherri radijAllahu anhu se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Unë e di se kush do të jetë njeriu që i fundit do të dalë prej Zjarrit dhe që i fundit do të hyjë në Xhenet. Ai është një njeri që do ta sjellin në Ditën e Gjykimit dhe do të kërkohet që të paraqiten mëkatet e tij të vogla, por jo edhe të mëdhatë. Kur t`i paraqiten mëkatet e tij të vogla, do të pyetet:* ***"A ke vepruar kështu e kështu dhe kështu e kështu?"*** *Ai do të thotë: "Po". Nuk do të ketë mundësi të mohojë. Me këtë rast, ai ka frikë kur do të fillojnë t`i paraqiten mëkatet e mëdha. Derisa është kështu, i thuhet:* ***"Çdo mëkat i vogël që ke bërë, do të shndërrohet në vepër të mirë".*** *Ai do të thotë: "O Zoti im, unë kam bërë edhe disa gjëra tjera, të cilat nuk po i shoh këtu?!".* Thotë Ebu Dherri radijAllahu anhu: "E kam parë të Dërguarin e Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem të qeshë, derisa iu dukën dhëmballët".[736]

Kurse në transmetimin e Buhari-ut qëndron kështu: transmeton Ibni Umeri r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Ju do të afroheni te Zoti sup pas supi dhe do të pyesë:* ***"A ke punuar ti këtë dhe këtë?!"*** *Do të përgjigjet: "Po". Pastaj do ta pyesë:* ***"A ke punuar ti këtë dhe këtë?!"*** *Do të përgjigjet: "Po". Ai do ta vërtetojë këtë dhe do t`i thotë:* ***"Unë këtë në dunja ta mbulova, kurse sot po ta fal".***[737]

---

[736] Muslim-i, "Sahih", kitab el-Imanu, bab edna ehlil-Xheneti menzileten fiha, nr.190; Tirmidhi-u, "Sunen", Ebvab Sifeti Xhehenem, bab minh, nr.2596 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Sahih; Ahmed-i, "Musned", 35/313, nr.21.393;

[737] Buhari-u, "Sahih", kitab et-Teuhidi, bab kelami`r-rabbi azze ve xhel-l jaume`l-kijameti meal enbijai ve gajrihim, nr.7514; Muslimi, "Sahih", kitab et-Teubetu, bab kabulu taubeti`l-katili ve in kethure katluhu, nr.2768; Ahmedi, "Musned", 9/318, nr.5436; etj.

E qeshura e Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem me këtë rast, është për shkak të gëzimit, sepse do të shpëtojnë njerëzit prej Zjarri dhe do të meritojnë shpërblimin, kurse shpërblimi më i vogël që do jetë, është sa dhjetë fishi i kësaj bote, kurse kjo e gëzoi Pejgamberin sal-lallahu alejhi ve sel-lem për faktin që do të ketë shpërblime të shumta për besimtarët.

Po ashtu, Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem qeshi me habinë e këtij personit të fundit që do hyjë në Xhenet, sepse njeriu mendoi që Zoti tallet me të dhe kjo iu duk e pamundshme, por kur Zoti do diçka, asgjë nuk mund ta ndalojë prej saj.

حَدَّثَنَا عَبْدُ العَزِيزِ بْنُ عَبْدِ اللَّهِ، حَدَّثَنَا إِبْرَاهِيمُ بْنُ سَعْدٍ، عَنِ ابْنِ شِهَابٍ، عَنْ عَطَاءِ بْنِ يَزِيدَ اللَّيْثِيِّ، عَنْ أَبِي هُرَيْرَةَ: أَنَّ النَّاسَ قَالُوا: يَا رَسُولَ اللَّهِ، هَلْ نَرَى رَبَّنَا يَوْمَ القِيَامَةِ؟ فَقَالَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: «هَلْ تُضَارُّونَ فِي القَمَرِ لَيْلَةَ البَدْرِ؟» ، قَالُوا: لاَ يَا رَسُولَ اللَّهِ، قَالَ: «فَهَلْ تُضَارُّونَ فِي الشَّمْسِ، لَيْسَ دُونَهَا سَحَابٌ؟» ، قَالُوا: لاَ يَا رَسُولَ اللَّهِ، قَالَ: «فَإِنَّكُمْ تَرَوْنَهُ كَذَلِكَ» ، يَجْمَعُ اللَّهُ النَّاسَ يَوْمَ القِيَامَةِ، فَيَقُولُ: مَنْ كَانَ يَعْبُدُ شَيْئًا فَلْيَتْبَعْهُ، فَيَتْبَعُ مَنْ كَانَ يَعْبُدُ الشَّمْسَ الشَّمْسَ، وَيَتْبَعُ مَنْ كَانَ يَعْبُدُ القَمَرَ القَمَرَ، وَيَتْبَعُ مَنْ كَانَ يَعْبُدُ الطَّوَاغِيتَ الطَّوَاغِيتَ، وَتَبْقَى هَذِهِ الأُمَّةُ فِيهَا شَافِعُوهَا أَوْ مُنَافِقُوهَا – شَكَّ إِبْرَاهِيمُ –، فَيَأْتِيهِمُ اللَّهُ فَيَقُولُ: أَنَا رَبُّكُمْ، فَيَقُولُونَ: هَذَا مَكَانُنَا حَتَّى يَأْتِيَنَا رَبُّنَا، فَإِذَا جَاءَنَا رَبُّنَا عَرَفْنَاهُ، فَيَأْتِيهِمُ اللَّهُ فِي صُورَتِهِ الَّتِي يَعْرِفُونَ، فَيَقُولُ: أَنَا رَبُّكُمْ، فَيَقُولُونَ: أَنْتَ رَبُّنَا فَيَتْبَعُونَهُ، وَيُضْرَبُ الصِّرَاطُ بَيْنَ ظَهْرَيْ جَهَنَّمَ، فَأَكُونُ أَنَا وَأُمَّتِي أَوَّلَ مَنْ يُجِيزُهَا، وَلاَ يَتَكَلَّمُ يَوْمَئِذٍ إِلَّا الرُّسُلُ، وَدَعْوَى الرُّسُلِ يَوْمَئِذٍ: اللَّهُمَّ سَلِّمْ سَلِّمْ، وَفِي جَهَنَّمَ كَلاَلِيبُ مِثْلُ شَوْكِ السَّعْدَانِ، هَلْ رَأَيْتُمِ السَّعْدَانَ؟ "، قَالُوا: نَعَمْ يَا رَسُولَ اللَّهِ، قَالَ: " فَإِنَّهَا مِثْلُ شَوْكِ السَّعْدَانِ، غَيْرَ أَنَّهُ لاَ يَعْلَمُ مَا قَدْرُ عِظَمِهَا إِلَّا اللَّهُ، تَخْطَفُ النَّاسَ بِأَعْمَالِهِمْ، فَمِنْهُمُ المُوبَقُ بَقِيَ بِعَمَلِهِ – أَوِ المُوثَقُ بِعَمَلِهِ –، وَمِنْهُمُ المُخَرْدَلُ، أَوِ المُجَازَى، أَوْ نَحْوُهُ، ثُمَّ يَتَجَلَّى، حَتَّى إِذَا فَرَغَ اللَّهُ مِنَ القَضَاءِ بَيْنَ العِبَادِ، وَأَرَادَ أَنْ يُخْرِجَ بِرَحْمَتِهِ مَنْ أَرَادَ مِنْ أَهْلِ النَّارِ، أَمَرَ المَلاَئِكَةَ أَنْ يُخْرِجُوا مِنَ النَّارِ، مَنْ كَانَ لاَ يُشْرِكُ بِاللَّهِ شَيْئًا، مِمَّنْ أَرَادَ اللَّهُ أَنْ يَرْحَمَهُ، مِمَّنْ يَشْهَدُ أَنْ لاَ إِلَهَ إِلَّا

اللَّهُ، فَيَعْرِفُونَهُمْ فِي النَّارِ بِأَثَرِ السُّجُودِ، تَأْكُلُ النَّارُ ابْنَ آدَمَ إِلَّا أَثَرَ السُّجُودِ، حَرَّمَ اللَّهُ عَلَى النَّارِ أَنْ تَأْكُلَ أَثَرَ السُّجُودِ، فَيَخْرُجُونَ مِنَ النَّارِ، قَدْ امْتُحِشُوا، فَيُصَبُّ عَلَيْهِمْ مَاءُ الحَيَاةِ، فَيَنْبُتُونَ تَحْتَهُ كَمَا تَنْبُتُ الحِبَّةُ فِي حَمِيلِ السَّيْلِ، ثُمَّ يَفْرُغُ اللَّهُ مِنَ القَضَاءِ بَيْنَ العِبَادِ، وَيَبْقَى رَجُلٌ مِنْهُمْ مُقْبِلٌ بِوَجْهِهِ عَلَى النَّارِ، هُوَ آخِرُ أَهْلِ النَّارِ دُخُولًا الجَنَّةَ، فَيَقُولُ: أَيْ رَبِّ اصْرِفْ وَجْهِي عَنِ النَّارِ، فَإِنَّهُ قَدْ قَشَبَنِي رِيحُهَا، وَأَحْرَقَنِي ذَكَاؤُهَا، فَيَدْعُو اللَّهَ بِمَا شَاءَ أَنْ يَدْعُوَهُ، ثُمَّ يَقُولُ اللَّهُ: هَلْ عَسَيْتَ إِنْ أَعْطَيْتُكَ ذَلِكَ أَنْ تَسْأَلَنِي غَيْرَهُ؟ فَيَقُولُ: لاَ، وَعِزَّتِكَ لاَ أَسْأَلُكَ غَيْرَهُ، وَيُعْطِي رَبَّهُ مِنْ عُهُودٍ وَمَوَاثِيقَ مَا شَاءَ، فَيَصْرِفُ اللَّهُ وَجْهَهُ عَنِ النَّارِ، فَإِذَا أَقْبَلَ عَلَى الجَنَّةِ وَرَآهَا سَكَتَ مَا شَاءَ اللَّهُ أَنْ يَسْكُتَ، ثُمَّ يَقُولُ: أَيْ رَبِّ، قَدِّمْنِي إِلَى بَابِ الجَنَّةِ، فَيَقُولُ اللَّهُ لَهُ: أَلَسْتَ قَدْ أَعْطَيْتَ عُهُودَكَ وَمَوَاثِيقَكَ أَنْ لاَ تَسْأَلَنِي غَيْرَ الَّذِي أُعْطِيتَ أَبَدًا؟ وَيْلَكَ يَا ابْنَ آدَمَ مَا أَغْدَرَكَ، فَيَقُولُ: أَيْ رَبِّ، وَيَدْعُو اللَّهَ، حَتَّى يَقُولَ: هَلْ عَسَيْتَ إِنْ أُعْطِيتَ ذَلِكَ أَنْ تَسْأَلَ غَيْرَهُ؟ فَيَقُولُ: لاَ وَعِزَّتِكَ، لاَ أَسْأَلُكَ غَيْرَهُ، وَيُعْطِي مَا شَاءَ مِنْ عُهُودٍ وَمَوَاثِيقَ، فَيُقَدِّمُهُ إِلَى بَابِ الجَنَّةِ، فَإِذَا قَامَ إِلَى بَابِ الجَنَّةِ، انْفَهَقَتْ لَهُ الجَنَّةُ، فَرَأَى مَا فِيهَا مِنَ الحَبْرَةِ وَالسُّرُورِ، فَيَسْكُتُ مَا شَاءَ اللَّهُ أَنْ يَسْكُتَ، ثُمَّ يَقُولُ: أَيْ رَبِّ، أَدْخِلْنِي الجَنَّةَ، فَيَقُولُ اللَّهُ: أَلَسْتَ قَدْ أَعْطَيْتَ عُهُودَكَ وَمَوَاثِيقَكَ أَنْ لاَ تَسْأَلَ غَيْرَ مَا أُعْطِيتَ؟ فَيَقُولُ: وَيْلَكَ يَا ابْنَ آدَمَ مَا أَغْدَرَكَ، فَيَقُولُ: أَيْ رَبِّ، لاَ أَكُونَنَّ أَشْقَى خَلْقِكَ فَلاَ يَزَالُ يَدْعُو حَتَّى يَضْحَكَ اللَّهُ مِنْهُ، فَإِذَا ضَحِكَ مِنْهُ، قَالَ لَهُ: ادْخُلِ الجَنَّةَ، فَإِذَا دَخَلَهَا قَالَ اللَّهُ لَهُ: تَمَنَّهْ. فَسَأَلَ رَبَّهُ وَتَمَنَّى، حَتَّى إِنَّ

اللَّهَ لَيُذَكِّرُهُ، يَقُولُ كَذَا وَكَذَا، حَتَّى انْقَطَعَتْ بِهِ الأَمَانِيُّ، قَالَ: اللَّهُ ذَلِكَ لَكَ، وَمِثْلُهُ مَعَهُ ".

Transmeton Ebu Hurejre (r.a.) se njerëzit e pyetën Pejgamberin sal-lallahu alejhi ve sel-lem: “O i Dërguari i Allahut, a do ta shohim Zotin tonë në Ditën e Kiametit?” Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem tha: *“A keni vështirësi ta shihni hënën e plotë?!”* Thanë: “Jo, o i Dërguari i Allahut”. Ai tha: *“A keni vështirësi ta shihni diellin kur nuk ka mjegulla?!”* Thanë: “Jo, o i Dërguari i Allahut”. Ai tha: *“Ju do ta shihni kështu (Zotin), e Allahu do t`i tubojë njerëzit Ditën e Kiametit dhe do të thotë:* ***“Kush ka adhuruar dikë tjetër, le ta ndjekë atë”.*** *Kështu që, ai që ka adhuruar Diellin, do ta ndjek Diellin, ai që ka adhuruar Hënën, do ta ndjek Hënën, ai që ka adhuruar hyjni tjera, do të ndjekë hyjnitë (tagutët) dhe do të ngelin vetëm njerëzit e këtij umeti, ndër të cilët do të jenë të mirët dhe mynafikët. Do të vijë Allahu dhe do t`u thotë:* ***“Unë jam Zoti i juaj”.*** *Ata do të thonë: “Ne nuk lëvizim nga ky vend, derisa të na vijë Zoti i jonë, e kur të na vijë Zoti i jonë, ne do ta njohim”. Pastaj, do të vijë Zoti në pamjen përmes së cilës e njohin dhe Ai do t`u thotë:* ***“Unë jam Zoti i juaj”.*** *Ata do të thonë: “(Po), ti je Zoti jonë”. Pastaj, do ta ndjekin Atë, kurse mbi Xhehenem do të shtrohet një urë, kurse unë me popullin tim, do të jemi të parët që do ta kalojmë atë, kurse atë ditë, nuk do të ketë të drejtën të flas askush përpos pejgamberëve. Ndërsa lutja e pejgamberëve atë ditë do të jetë: “O Allahu ynë, shpëto (njerëz), shpëto!”. Në Xhehenem do të ketë grepa të ngjashme sikur gjembat e Sa`danit. A i keni parë gjembat e Sa`danit?”.* Njerëzit thanë: “Po, o i Dërguari i Allahut”. Ai tha: *“Ata do të jenë të ngjashme me gjembat e Sa`danit (bimë që majën e ka me gjemba). Përveç se, askush nuk e dinë se sa janë të mëdha, përpos Allahut xh.sh. Këta gjemba do t`i kapin njerëzit, në bazë të veprave të tyre. Disa njerëz do të qëndrojnë në Xhehenem për shkak të veprave të tyre të këqija, kurse disa do të shpohen nga gjembat, ndërsa disa do të dënohen, e pastaj do të lëshohen. Kur Allahu të përfundojë gjykimin e Tij në mesin e njerëzve, Ai do të nxjerrë kë do prej Zjarri me Mëshirën e Tij. Ai do të urdhërojë melekët që t`i nxjerrin nga Zjarri ata që nuk i kanë përshkruar shok Allahut, kurse në Zjarr do t`i njohin përmes gjurmëve të sexhdes, ngase zjarri mund të hajë (të djeg) nga biri i Ademit gjithçka, përpos gjurmëve të sexhdes, pasi Zoti ia ka ndaluar që t`i djeg ato gjurmë. Ata kur do të dalin nga zjarri, do të jenë tërësisht të djegur, atëherë mbi ta do të hidhet prej ujit të `jetës` dhe do të mbijnë sikur që mbinë fara në tokë. Në këtë çast, do të përfundojë gjykimi i Allahut në mesin e robërve, ku do të ngelë vetëm një njeri i cili është i kthyer me fytyrë kah zjarri dhe ky do të*

*jetë i fundit prej atyre që dalin nga Xhehenemi që do të hyjë në Xhenet. Ky do të thotë: "O Zoti im, ma largo fytyrën time nga zjarri, sepse ajri i saj më ka lënduar dhe nxehtësia e saj më ka djegur". Kështu ai do t`i lutet Zotit ashtu siç do të dëshirojë Allahu dhe pastaj do t`i thotë atij:* ***"Nëse ta japë këtë, a do të më premtosh se nuk do të kërkosh diçka tjetër?"*** *Ai do të thotë: "Jo pasha madhërinë Tënde, nuk do të kërkojë asgjë tjetër". Kështu që ai do të premtojë se asgjë nuk do të ndryshojë nga kjo. Më pas, Allahu xh.sh. do t`ia largojë fytyrën nga zjarri. Por, kur do të kthehet me fytyrë kah Xheneti, ai do të qëndrojë një periudhë i heshtur, porse më pas do të thotë: "O Zoti im, më afro afër derës së Xhenetit!". Zoti do t`i thotë atij:* ***"A nuk premtove që nuk do të kërkosh më shumë sesa ajo që të është dhënë?! O biri i Ademit, sa i pabesë që je!".*** *Ai do të thotë: "O Zoti im" dhe do të vazhdojë të kërkojë prej Tij derisa t`i thotë:* ***"Nëse do të jap atë që më kërkon, a do të kërkosh ende prej Meje?!"****Ai do të thotë: "Jo pasha madhërinë Tënde, nuk do të kërkoj asgjë tjetër". Kështu që ai do të premtojë se asgjë nuk do të ndryshojë nga kjo. Më pas, Allahu xh.sh. do ta afrojë afër derës së Xhenetit dhe kur do të hapen dyert e saja para tij, do të shohë bukuritë dhe kënaqësitë e saja, ai do të qëndrojë i heshtur sa do të dëshirojë Zoti e pastaj ai do të thotë: "O Zot, më fut në Xhenet?!". Zoti do t`i thotë atij:* ***"A nuk premtove që nuk do të kërkosh më shumë sesa ajo që të është dhënë?! O biri i Ademit, sa i pabesë që je!".*** *Njeriu do të thotë: "O Zoti im, mos më bëj mua prej krijesave tua më të mjera". Ai do të vazhdojë t`i lutet Zotit, derisa Allahu do të qesh me kërkesat e tija, e kur Allahu do të qesh me të, do t`i thotë:* ***"Hyn në Xhenet",*** *e kur do të hyjë aty, Allahu do t`i thotë atij:* ***"Kërko çka të duash".*** *Ai do të kërkojë shumë gjëra, e pasi nuk do t`i kujtohet më, atëherë Zoti do ta mësojë çka të kërkojë, duke i thënë:* ***"Kërko këtë e këtë".*** *E kur t`i përfundojnë dëshirat, Zoti do t`i thotë:* ***"Për ty do të jenë këto dhe një herë më shumë".***[738]

Me këtë *hadith*, demantohet teoria e Mu`tezilëve, Havarixhëve dhe disa Murxhiave, të cilët pretendojnë se nuk mundet të shikohet në Allahun xh.sh. dhe se njerëzit nuk kanë mundësi ta shohin Atë as në këtë botë e as në botën tjetër. Por, dijetarët e *Ehlu Sunnet*-it kanë thënë se shikimin në Zotin, e argumenton *ajet*-i kuranorë ku thotë: **"Atë ditë do të ketë fytyra të shkëlqyera (të gëzuara). Që Zotin e tyre e shikojnë".**[739]

---

[738] Buhari-u, "Sahih", kitab et-Teuhidi, bab 24, nr.7437; Muslim-i, "Sahih", kitab el-Imanu, bab 81-82, nr.182-185; etj.
[739] Kurani, Kijame, 22-23;

Imam Ebu Hanife thotë: “Allahu i madhëruar do të shihet në botën tjetër. Besimtarët do ta shohin në Xhenet pa përngjasim dhe pa hyrë në cilësi, si dhe pa sasi. Ndërmjet Tij dhe krijesave nuk do të ketë distancë”.[740]

Imam Tahaviu thotë: “Xhenetlitë do ta shohin Allahun xh.sh., kjo është një e vërtetë e sigurtë, por pa përfshirje të tërësishme dhe pa e ditur mënyrën e pamjes”.[741]

Në këtë *hadith*, Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem nuk dëshiroi që të përshkruajë në aspektin e formës shikimin e Allahut xh.sh. sikur kur shikojmë hënën dhe diellin, porse në bazë të lehtësisë së shikimit, e ky shikim nuk do të jetë i vështirë për syrin në atë botë, nga shkaku se Zoti do t`i jep kapacitet syrit që të mund ta përballojë atë shikim.

Shikimi i Zotit do të jetë veçori e botës tjetër, kurse në këtë botë, askush nuk mund ta sheh Zotin. Transmeton Ibni Abasi r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem lexoi ajetin: **“O Zot ma mundëso të të shoh”.** *Ai (Zoti) tha:* ***“O Musa, nuk mund të më shoh i gjalli e të mos vdes, e as gjë e njomë, e të mos thahet, e s`ka gjë të thatë e të mos çahet, por Mua do të më shohin banorët e Xhenetit, të cilëve nuk u zhduket shikimi e as që u shkatërrohet trupi”.***[742]

Në Ditën e Kiametit, çdokush do të veçohet me atë që ka adhuruar dhe do të përfundojë në Zjarr me idhullin e vet. Ai që adhuroi Diellin, do të shkojë në Xhehenem duke ndjekur Diellin, ata që kanë adhuruar Hënën, do të shkojnë në Xhehenem duke ndjekur Hënën, ata që kanë adhuruar idhujt (prej guri dhe druri, apo diç tjetër), do të shkojnë pas tyre në Zjarr, ata që kanë adhuruar faraonin dhe perandorët tjerë, do të shkojnë pas tyre në Zjarr. Zoti thotë në Kuran: **“Me të vërtetë, ju dhe ata që adhuroni përpos Allahut, do të jeni lëndë djegëse e Xhehenemit”.**[743]

Nga kjo përjashtohen melekët, Merjemi, Isa alejhi`s-selam dhe Uzejri alejhi`s-selam nga shkaku se këta janë krijesa të zgjedhura të Zotit dhe këta nuk kanë urdhëruar të adhurohen, por ithtarët e tyre i kanë devijuar mësimet dhe kanë filluar t`i shpallin të shenjtë. Këta edhe pse janë adhuruar nga

---

[740] Ebu Hanife, “Fikhu`l-Ekber”, fq.74;
[741] Shuxhaudin Hibetullah el-Hanefi el-Maturidi, “Sherh Akidetu`t-Tahavije”, daru`n-Nur, Aman, botimi i parë, 2014, fq.98;
[742] Ebu Nuajmi, “Hiljetu`l-Evlija”, vëll.10, fq.235;
[743] Kurani, Enbija, 98;

njerëzit, nuk do t`u paraprijnë njerëzve në Zjarr, por këta do të jenë në Xhenet, ndërsa ata që i kanë besuar si zot, do të përfundojnë në Zjarr. Për faktin se këta nuk do t`u paraprijnë njerëzve për në Zjarr, është argument ajeti ku Zoti thotë: **“E ata, të cilëve u kemi premtuar shpërblim të bukur qysh më parë, do të jenë larg nga ajo (skëterra)”.**[744]

Pasi të përfundojnë pabesimtarët në Zjarr, do të ngelin në vendin e tubimit vetëm ithtarët e Islamit, ata që kanë dëshmuar shehadetin, por në mesin e tyre ka të mirë dhe jo të mirë. Allahu xh.sh. do t`u paraqitet në një `formë` që nuk e njohin myslimanët, por ata nuk do të binden në atë. Më pas, kur do t`u shfaqet në “pamjen” e vërtetë, atëherë ata do ta njohin dhe do ta ndjekin.

Në këtë rast, do të shtrohet ura e *Sirat*-it mbi Xhehenem, përmes së cilës duhet të kalojnë besimtarët, kurse me të do të sprovohen mëkatarët e mëdhenj dhe *mynafik*-ët nga ky *ummet*. Këtu, bëhet fjalë për besimtarët e të gjithë *ummet*-eve, prej te Ademi alejhi`s-selam deri në besimtarin e fundit që ka jetuar në këtë botë.

Atë ditë askush nuk do të ketë guxim të flasë përpos pejgamberëve, të cilët po ashtu, do të jenë në gjendje lutjeje për popujt e tyre, nga shkaku se lutjet e tyre janë të pranuara. Gjersa njerëzit janë në këtë gjendje, populli i parë (*ummet*-i i parë) i cili do të kalojë mbi urë, është umeti i Muhamedit sal-lallahu alejhi ve sel-lem.

Gjersa do të zgjasë gjykimi i njerëzve në Ditën e Llogarisë, disa prej myslimanëve do të përfundojnë në Zjarr, por në të do të zhyten në bazë të veprave të tyre, varësisht se si kanë punuar në këtë botë. Por, me përfundimin e gjykimit të njerëzve, Zoti do t`i nxjerrë nga zjarri ata që janë dënuar prej myslimanëve, por kur do të nxirren, do të duket trupi i tyre tërësisht i djegur, andaj Zoti do t`i lajë dhe pastrojë me ujin e `jetës`, i cili i gjallëron dhe u jep jetë përsëri. Nga zjarri, melekët do të nxjerrin me urdhërin e Zotit të gjithë ata që nuk i kanë përshkruar shok Allahut xh.sh. në këtë botë.

Melekët në Zjarr do t`i njohin myslimanët në bazë të gjurmëve të *sexhde*-s, sepse çdo njeriu i cili fal namaz, Zoti i jep dritë në fytyrën e tij, kurse këto gjurmë, do të reflektojnë në zjarr dhe në bazë të saj melekët do t`i dallojnë nga të tjerët dhe do t`i nxjerrin nga Xhehenemi.

---

[744] Kurani, Enbija, 101;

Për personin i cili do të ngelet i fundit që do të hyjë në Xhenet, sqaruam tek *hadith*-et paraprake, porse këtu na bëhen me dije disa detaje më tepër, ku shohim se personi në fillim është duke kërkuar që vetëm shikimi t`i kthehet kah Xheneti, e pas kësaj nuk do të kërkojë diç tjetër, por, lakmia e njeriut shtohet në moment kur sheh diç që ia dëshiron shpirti, andaj nuk do të jetë në gjendje ta mbajë fjalën kur do të shohë bukuritë e Xhenetit.

Në fund kuptojmë se çdo person që do të hyjë në Xhenet, do të ketë në të ato gjëra që i dëshiron shpirti i tij, saqë do t`i jepen edhe sende tjera që këtij nuk i bien në mend.

## *HADITHI I NJËQINDETETËDHJETËETETË (188)*

**حَدَّثَنَا عَبْدُ اللَّهِ بْنُ مُحَمَّدٍ، حَدَّثَنَا عَبْدُ الرَّزَّاقِ، أَخْبَرَنَا مَعْمَرٌ، عَنْ هَمَّامٍ، عَنْ أَبِي هُرَيْرَةَ رَضِيَ اللَّهُ عَنْهُ، قَالَ: قَالَ النَّبِيُّ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ " تَحَاجَّتِ الجَنَّةُ وَالنَّارُ، فَقَالَتِ النَّارُ: أُوثِرْتُ بِالْمُتَكَبِّرِينَ وَالمُتَجَبِّرِينَ، وَقَالَتِ الجَنَّةُ: مَا لِي لاَ يَدْخُلُنِي إِلَّا ضُعَفَاءُ النَّاسِ وَسَقَطُهُمْ، قَالَ اللَّهُ تَبَارَكَ وَتَعَالَى لِلْجَنَّةِ: أَنْتِ رَحْمَتِي أَرْحَمُ بِكِ مَنْ أَشَاءُ مِنْ عِبَادِي، وَقَالَ لِلنَّارِ: إِنَّمَا أَنْتِ عَذَابِي أُعَذِّبُ بِكِ مَنْ أَشَاءُ مِنْ عِبَادِي، وَلِكُلِّ وَاحِدَةٍ مِنْهُمَا مِلْؤُهَا، فَأَمَّا النَّارُ: فَلاَ تَمْتَلِئُ حَتَّى يَضَعَ رِجْلَهُ فَتَقُولُ: قَطْ قَطْ، فَهُنَالِكَ تَمْتَلِئُ وَيُزْوَى بَعْضُهَا إِلَى بَعْضٍ، وَلاَ يَظْلِمُ اللَّهُ عَزَّ وَجَلَّ مِنْ خَلْقِهِ أَحَدًا، وَأَمَّا الجَنَّةُ: فَإِنَّ اللَّهَ عَزَّ وَجَلَّ يُنْشِئُ لَهَا خَلْقًا".**

Transmeton Ebu Hurejre radijAllahu anhu se i Dërguari i All-llahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *“Debatuan Xheneti dhe Xhehennemi në mes tyre dhe Xhehennemi tha: “Tek unë gjenden shumica e kryelartëve dhe të fuqishmëve”, ndërsa Xheneti tha:“Përse te unë gjendet vetëm i dobëti dhe i vobekti prej njerëzve?!” Pastaj All-llahu i tha Xhenetit:* ***“Ti je Mëshira Ime, nëpërmjet teje Unë i tregoj mëshirë atij që dëshiroj”,*** *pastaj iu drejtua Xhehenemit duke i thënë:* ***“Ndërsa ti je ndëshkimi Im, nëpërmjet teje dënoj atë që dëshiroj, dhe është caktimi Im që secili prej jush ta ketë hisen e vet!”.*** *Sa i përket Zjarrit, ai nuk do të mjaftohet derisa Zoti t`ia vëndoi “këmbën”, ndërsa ai do të thotë: “Mjafton, mjafton, mjafton”, e ai do të palohet njëra mbi tjetrën, kurse Zoti asnjë krijese të Tij nuk i bën padrejtësi, sa i përket Xhenetit, atë Allahu xh.sh. do ta mbushë me krijesa (tjera)*”.[745]

Allahu xh.sh. i bëri me dije Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem për një bisedë të çuditshme në mes dy krijesave të veçuara të Zotit, në mes Xhenetit

[745] Buhari-u, “Sahih”, kitab et-Tefsiri, bab suret Kaf, nr.4850 dhe kitab et-Teuhidi, bab 25, nr.7449; Muslim-i, “Sahih”, kitab Xheneti ve sifeti Neimiha ve ehliha, bab 13, nr.2846; Tirmidhi-u, “Sunen”, kitab Sifeti`l-Xhenneh, bab 22, nr.2570 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Sahih; etj.

dhe Xhehenemit. Që të dyja të përgatitura nga ana e Zotit për të shpërblyer dhe dënuar krijesat e Tija. Xhehenemi u ndie i privilegjuar që ka në mesin e banorëve të vet, njerëzit më të mëdhenjë dhe më me ndikim që kanë qenë në këtë botë, pasi në të gjenden tiranët, mendjemëdhenjtë, të fuqishmit që kishin pushtet mbi njerëzit e shumë të tjerë të këtij kalibri, kurse Xheneti tha se tek ajo gjenden vetëm njerëzit e shtypur, të nëpërkëmbur dhe të varfër. Por, Zoti ndërhyri në bisedën e tyre dhe u bëri me dije se çdonjëri është në shërbim të Zotit dhe çdonjëri do të ketë banorët e vet. Xhehenemi është vend ku Zoti do të ndëshkojë njerëzit e padëgjueshëm dhe të panënshtruar ndaj Tij, kurse në Xhenet do të hyjnë njerëzit që kishin dro Zotin dhe e kanë besuar Atë. Ashtu edhe siç tha vet Ai, Xhehenemi është dënimi i Zotit, kurse Xheneti është mëshira e Tij. Nga kjo kuptojmë se çdo gjë është krijuar me ndonjë urtësi, e asgjë nuk është krijuar kot dhe pa asnjë qëllim.

Por, Xhehenemi për dallim nga Xheneti, nuk ngopet aspak me banorët që hyjnë në të dhe vazhdimisht përsërit fjalët `a ka më!!` Këto fjalë i thotë rregullisht kur hedhen njerëz në të, duke dëshiruar që sa më shumë të dënojë prej të padëgjueshmëve. Kjo vërtetohet edhe me *ajet*-in kuranorë ku Zoti thotë: **“(Përkujto) Ditën kur Ne Xhehennemit i themi: “A je mbushur?” E, ai thotë: “A ka ende?”**[746]

Pasi të hyjnë banorët e Zjarrit në të, Zjarri do të kërkojë ende të mbushet, por në këtë çast, Zoti ia bën me dije se ato do t`i mjaftojnë.

Nga ky *hadith*, mund të lind pyetja në mendjen e njerëzve, se si është e mundur të mos mbushet Xhehenemi, edhe pse në të do futen një numër i madh i njerëzve?! Por nëse logjikojmë pak, do të shohim se një ndër mënyrat më të lehta për ta kuptuar, është të shikojmë zjarrin që ndezim në shtëpitë tona për t`u ngrohur dimrit! Vallë, sa drunjë i fusim koftorit brenda jetës sonë?! Me qindra metra drunjë! Por vallë, deri sot a është mbushur ai?! Jo! Po ashtu, mund të meditojmë rreth mullirit, në të cilin vazhdimisht fusim misër dhe grurë, por ai vetëm bluan dhe asnjëherë nuk mbushet! Kështu Zoti ka bërë shembuj gjithandej, për t`na mundësuar të kuptojmë dhe meditojmë rreth argumenteve të Tij.

Në këtë *hadith* është përdorur shprehja `*rixhlehu*` (këmba e Tij), e cila nënkupton se Zoti do t`ia vëndojë Xhehenemit `këmbën` që ta ndalojë nga kërkimi i saj. Në disa transmetime përdoret po ashtu termi `*kadem* – këmbë`. Por, për kuptimin e kësaj shprehje, dijetarët janë ndarë në mendime

---

[746] Kurani, Kaf, 30;

të ndryshme. Ibni Haxheri thotë se shumica e dijetarëve, mendojnë se këto terme, duhet të lihen në dijen e Zotit, se vetëm Ai e din kuptimin e tyre, kurse ne u besojmë ashtu siç kanë ardhur, pa pyetur për modalitetin `si`, duke pasur kujdes që të mos biem në përngjasimin e Zotit me krijesat.[747]

Kurse, disa dijetarë, i kanë interpretuar këto terme, duke u dhënë sqarime në bazë të kuptimit gjuhësor që ngërthen vet fjala. Zemahsheriu në librin e tij "El-Faik fi Garibi`l-Hadith", thotë: "Vënia e këmbës mbi diçka është shembull për heshtjen. Prej këndej, hadithi sikur thotë: "I vjen urdhëri i Allahut dhe ai ndalet nga kërkimi i njerëzve tjerë". Po ashtu në librin "Esasu`l-Belaga" thotë: "Metaforë është edhe hadithi: *"Dhe e vëndon këmbën e Tij mbi të"* që do të thotë: e hesht atë dhe i ndalet ashpërsia".

Ebu Ubejd Hareviu tregon nga Hasan el-Basriu se ky thoshte: "**Kadem** (këmba) janë njerëz të këqinj të cilët i fut Allahu në Xhehenem sepse janë meritorë për të`. Pra, nënkupton foljen *kademe.* Nadër b. Shumejli, thotë se kjo fjalë, është emër për pabesimtarët për të cilët paraprakisht në dijen e Allahut ishin banorë të Zjarrit. Ebu Mensur el-Ez`heriu lidhur me këtë thotë se **kadem** ka për qëllim njerëzit për të cilët që më herët është thënë se do të jenë në Zjarr përgjithmonë.[748]

Po ashtu, Ebu Ferexh el-Xheuzi thotë: "Kuptimi tjetër është se çdo njeri që futet, vjen në Xhehenem `kadim` quhet `kadem`. Kështu `kadem` është shumës i `kadim`.[749] Kurse Ibni Haxheri thotë se me fjalën `kadem` ka për qëllim disa krijesa të cilat e kanë emrin `kadem`, që nënkupton se këto krijesa do të futen të fundit në Zjarr dhe atëherë Xhehenemi do të mjaftohet.[750]

Ndërsa Ibni Haxheri e sjell edhe sqarimin e Davudijut, i cili e ndërlidh nocionin **kadem** me *ajet*-in kuranorë: **"...kurse ata që besuan gëzoi se me të vërtetë kanë pozitë të lartë te Zoti i tyre..."[751]** ku përmendet nocioni **`kademe sidkin`** që është pozitë e lartë për besimtarët në Ditën e Gjykimit. Kurse Davudiju thotë se në këtë pjesë të *ajet*-it, është për qëllim Muhamedi (sal-lallahu alejhi ve sel-lem), e cila aludon në *shefat*-in që është edhe pozita e nderit (*mekami-mahmud*). Ai do të nxjerrë nga Zjarri edhe ata të cilët kanë

[747] Ibni Haxheri, "Fet`hu`l-Bari", vëll.10, fq.594;
[748] Ebu Ferexh Ibni el-Xheuzi el-Hanbeli, "Flakja e dyshimeve të teshbihizmit", fq.189-190;
[749] Po aty, fq.191;
[750] Ibni Haxheri, "Fet`hu`l-Bari", vëll.10, fq.595;
[751] Kurani, Junus, 2;

pasur në zemër sa një grimcë besimi, e Zjarri pasi kërkon ende njerëz, në moment kur do të bëjë *shefat* i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem, në atë çast do të fillojnë të pakësohen banorët e saj, e në këtë moment Zjarri thotë `mjaft, mjaft`, sepse sheh se do të pakësohen banorët e saj.[752]

Ebu Ferexh el-Xheuzi, thotë se disa transmetues, e përcjellin *hadith*-in vetëm kuptimisht, nisur nga ajo se *`mukaddem`* do të thotë *`rixhël`*. Kështu, për shembull e përcjell Taberani nga disa përcjellës. Por ai thotë, se edhe fjala *`rixhël`* në aspektin gjuhësor do të thotë grumbull njerëzish.[753]

Me fundin e *hadith*-it, kuptojmë se Allahu xh.sh. do ta mbush Xhenetin me krijesa, të cilat nuk kanë vepruar ndonjë adhurim për të hyrë në të, siç janë të çmendurit apo fëmijët e vegjël, të cilët do të hyjnë në Xhenet me Mëshirën e Zotit. Kështu e sqaron imam Neveviu.[754]

Nga kjo që u elaborua më lart, kuptojmë se Xheneti dhe Xhehenemi janë dy krijesa gjigante të cilat me të vërtetë kanë një kapacitet të gjerë dhe madhësi të pakrahasueshme. Për gjerësinë e Xhenetit, Zoti thotë në Kuran: "**Dhe shpejtoni duke kërkuar falje Allahut dhe për Xhenetin gjerësia e të cilit është sa gjerësia e qiejve dhe tokës, i përgatitur për të devotshmit".[755]** Për thellësinë e Xhehenemit, kemi *hadith*-in ku Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem thotë: *"Nëse një gurë do të hidhej prej buzës së Xhehenemit, do të kalonin 70 vite derisa të arrinte në fund të saj".[756]*

Me këtë kuptojmë se kemi të bëjmë me dy krijesa që është e pamundur të mbushen me krijesa të imta, siç janë njerëzit.

Nga *hadith*-i në fjalë, po ashtu kuptojmë se është e mundur biseda në mes Xhenetit dhe Xhehenemit. Kjo bisedë ose ka ndodhur në moment kur kanë kuptuar se kush do të jenë banorët e tyre ose do të ndodhë kur të hyjnë banorët e tyre në vendet e veta. Këtë të vërtetë e dëshmojnë edhe shumë *hadith*-e tjera, e ndër to, është edhe transmetimi i Enes b. Malik-ut r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Kush e kërkon Xhenetin tre herë, Xheneti do të thotë: "O Zoti im, fute atë në Xhenet". E kush kërkon*

---

[752] Ibni Haxher-i, "Fet`hu`l-Bari", vëll.10, fq.595;
[753] Ebu Ferexh el-Xheuzi, "Flakja e dyshimeve të teshbihizmit", fq.191;
[754] Nevevi-u, "Sherh Sahih Muslim", vëll.5, fq.704;
[755] Kurani, Ali Imran, 133;
[756] Muslim-i, "Sahih", kitab ez-Zuhdu ve`r-Rikak, bab 1, nr.2967; Tirmidhi-u, "Sunen", kitab Sifeti`l-Xhehenem, bab 2, nr.2584;

*mbrojtje nga Zjarri tre herë, Zjarri do të thotë: "O Zoti im, mbroje atë nga Zjarri".*[757]

Po ashtu, transmeton Ebu Hurejre radijAllahu anhu se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Do të del një qafë prej Zjarri në Ditën e Kiametit, i cili do të ketë dy sy me të cilët shikon dhe dy veshë me të cilët dëgjon, si dhe gjuhën me të cilën flet dhe do të thotë: "Jam i angazhuar për tre persona: "Për çdo mendjemadh arrogant, për atë i cili i lutet ndonjë hyjnie tjetër përpos Allahut dhe për ata që bëjnë piktura".*[758]

---

[757] Ibni Maxheh, "Sunen", kitab ez-Zuhdi, bab 39, nr.4340; Tirmidhi-u, "Sunen", kitab Sifeti`l-Xhenneh, bab 27, nr.2581; Nesai-u, "Sunen", kitab Istiadheh, bab 56, nr.5523; Ahmed-i, "Musned", 20/408, nr.13.173;

[758] Tirmidhi-u, "Sunen", kitab Sifeti`l-Xhehenem, bab 1, nr.2583 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Sahihun-Garib; Ahmed-i, "Musned", 14/152, nr.8430;

## *HADITHI I NJËQINDETETËDHJETËENËNTË (189)*

**حَدَّثَنَا عِمْرَانُ بْنُ مَيْسَرَةَ، حَدَّثَنَا ابْنُ فُضَيْلٍ، حَدَّثَنَا حُصَيْنٌ، عَنْ عَامِرٍ، عَنْ عِمْرَانَ بْنِ حُصَيْنٍ، رَضِيَ اللَّهُ عَنْهُمَا قَالَ: لاَ رُقْيَةَ إِلَّا مِنْ عَيْنٍ أَوْ حُمَةٍ، فَذَكَرْتُهُ لِسَعِيدِ بْنِ جُبَيْرٍ، فَقَالَ: حَدَّثَنَا ابْنُ عَبَّاسٍ: قَالَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: " عُرِضَتْ عَلَيَّ الأُمَمُ، فَجَعَلَ النَّبِيُّ وَالنَّبِيَّانِ يَمُرُّونَ مَعَهُمُ الرَّهْطُ، وَالنَّبِيُّ لَيْسَ مَعَهُ أَحَدٌ، حَتَّى رُفِعَ لِي سَوَادٌ عَظِيمٌ، قُلْتُ: مَا هَذَا؟ أُمَّتِي هَذِهِ؟ قِيلَ: بَلْ هَذَا مُوسَى وَقَوْمُهُ، قِيلَ: انْظُرْ إِلَى الأُفُقِ، فَإِذَا سَوَادٌ يَمْلَأُ الأُفُقَ، ثُمَّ قِيلَ لِي: انْظُرْ هَا هُنَا وَهَا هُنَا فِي آفَاقِ السَّمَاءِ، فَإِذَا سَوَادٌ قَدْ مَلَأَ الأُفُقَ، قِيلَ: هَذِهِ أُمَّتُكَ، وَيَدْخُلُ الجَنَّةَ مِنْ هَؤُلاَءِ سَبْعُونَ أَلْفًا بِغَيْرِ حِسَابٍ " ثُمَّ دَخَلَ وَلَمْ يُبَيِّنْ لَهُمْ، فَأَفَاضَ القَوْمُ، وَقَالُوا: نَحْنُ الَّذِينَ آمَنَّا بِاللَّهِ وَاتَّبَعْنَا رَسُولَهُ، فَنَحْنُ هُمْ، أَوْ أَوْلاَدُنَا الَّذِينَ وُلِدُوا فِي الإِسْلاَمِ، فَإِنَّا وُلِدْنَا فِي الجَاهِلِيَّةِ، فَبَلَغَ النَّبِيَّ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ فَخَرَجَ، فَقَالَ: «هُمُ الَّذِينَ لاَ يَسْتَرْقُونَ، وَلاَ يَتَطَيَّرُونَ، وَلاَ يَكْتَوُونَ، وَعَلَى رَبِّهِمْ يَتَوَكَّلُونَ» فَقَالَ عُكَاشَةُ بْنُ مِحْصَنٍ: أَمِنْهُمْ أَنَا يَا رَسُولَ اللَّهِ؟ قَالَ: «نَعَمْ» فَقَامَ آخَرُ فَقَالَ: أَمِنْهُمْ أَنَا؟ قَالَ: «سَبَقَكَ بِهَا عُكَّاشَةُ»**

Transmeton Imran b. Husajni r.a. i cili ka thënë se nuk mund të frysh në përjashtim të marët mësysh ose nga kafshimi i akrepit. Këtë ia përmenda Sad b. Xhubejrit e ai tha se na ka treguar Ibni Abasi r.a. se i Dërguari i Allahut alejhi selam ka thënë: *“M`u paraqitën popujt. Unë takova dy pejgamberë të tjerë me një grup njerëzish. Unë nuk kisha askënd. Atëherë mu paraqit një vijë e zezë e madhe. Unë pyeta: “Çka janë këta?” A janë këta umeti im?" Mu tha:* ***“Ky është populli i Musait”. Por, shiko në horizont”.*** *Atëherë pashë diçka të zezë që mbulonte horizontin. Pastaj mu tha:* ***“Shiko andej dhe këndej”.*** *Aty pashë diçka si e zezë që mbulonte sferat. Më thanë:* ***“Këta janë umeti yt. Prej tyre 70.000 do të hyjnë në Xhenet pa dhënë llogari”.*** Pastaj hyri tek ata dhe nuk dha sqarime. Populli

vërshoi dhe thanë: “Ne jemi ata që kemi besuar Allahun dhe kemi pasuar të Dërguarin e Allahut. Ne jemi ata – ose janë fëmijët tanë që kanë lindur në fenë Islame e ne kemi lindur në kohën e injorancës”. Këtë ia treguan të Dërguarit të Allahut alejhi selam i cili më pas tha: *“Ata janë që nuk fryjnë e as janë fallxhorë, e as që damkosin me zjarr, përkundrazi mbështeten në Zotin e tyre”.* Ukashe b. Muhsini pyeti: “Unë a do të jem prej tyre?” Ai tha: *“Po”.* Një tjetër u ngrit dhe tha: “Unë a do të jem prej tyre?” Ai tha: *“Ta kaloi Ukashe”.*[759]

Kjo ka mundur të ketë ndodhur natën e *Miraxh*-it të Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem, por edhe përmes ndonjë inspirimi nga ana e Zotit. Gjithashtu edhe ëndrrat e pejgamberëve janë të vërteta, e ka mundësi që të ketë ndodhur përmes ëndrrës. Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem i janë treguar disa gjendje të së ardhmes nga ana e Zotit, e një prej tyre, është edhe kjo skenë e Ditës së Llogarisë, kur do të paraqiten të gjithë popujt me të dërguarit e tyre, kurse Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem do të vërejë se populli i tij, është me numër më të madh se të gjithë popujt tjerë, saqë ia tejkalon edhe numrit të popullit të Musës alejhi`s-selam. Por, do të ketë edhe popuj që do të jenë shumë pak në numër. Për këtë, edhe Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem nxiti *umet*-in e vet duke i këshilluar që të martohen, sepse ai do të krenohet me numrin e madh të këtij *umeti*.

Allahu xh.sh. e din se kjo pamje e kënaq dhe e bën krenarë që ka aq shumë pasues, andaj edhe e pyet: “A je i kënaqur?” Pra, a je i kënaqur me këtë numër të madh të pasuesve. Kurse Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem pohon kënaqësinë dhe miratimin, e si shpërblim i mirënjohjes, Zoti i ofron edhe më shumë të mira, duke i bërë me dije se prej kësaj turme të madhe, shtatëdhjetëmijë prej tyre do të hyjnë në Xhenet pa dhënë llogari, gjersa të tjerët do të vlerësohen për punët e tyre të cilat i kanë realizuar në këtë botë.

Por ky numër nuk është i fiksuar, pasi në disa transmetime tjera, vërehet se *sahab*-ët kanë kërkuar që të shtohet ky numër, ndërsa Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem është lutur që të shtohet dhe i është konfirmuar se në çdo njëmijë, do të jenë edhe nga shtatëdhjetëmijë të tjerë të shpëtuar në këtë mënyrë.

---

[759] Buhari-u, “Sahih”, kitab et-Tibbi, bab 17, nr.5705 dhe në “Edebu`l-Mufred”, bab 409, nr.911; Muslim-i, “Sahih”, kitab el-Imanu, bab 94, nr.220; Tirmidhi-u, “Sunen”, kitab Sifeti`l-Kijame, bab 16, nr.2454 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Sahih; etj.

Tirmidhi-u sjell një *hadith* nga Ebu Umame radijAllahu anhu se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Zoti im më ka premtuar se nga umeti im do t`i fusë në Xhenet shtatëdhjetëmijë njerëz. Ata nuk do të japin llogari e as që do të dënohen. Në çdo njëmijë do të jenë shtatëdhjetë mijë dhe tre grushta prej shuplakave të Zotit tim".*[760]

Sujuti thotë se në librin "En-Nihaje fi garibi`l-hadith", për shprehjen `grushta` thuhet se është për hiperbolizim, për të treguar numër të madh të njerëzve, sepse Zoti nuk ka grusht dhe shuplaka",[761] ndërsa Kurtubiu thotë: "O vëlla, kurrsesi mos të habisë ky *hadith*, ai para këtij e as ajo që është regjistruar te Muslim-i, ku i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem i transmeton fjalët e Zotit të tij: "...**Dhe do të merr dy grushta prej Xhehenemit..**." e të mendosh që Allahut t`i përshkruash cilësitë njerëzore. Kemi folur për këtë kur u bë fjalë se qiejt do të mbështillen në të Djathtën e Tij. Ky është kuptimi se prej Xhehenemit do të dalin një numër i madh i njerëzve, numrin e të cilëve është vështirë ta dimë se ata nuk numërohen dhe do të nxirren prej Xhehenemi përnjëherë, pa ndërmjetësimin e askujt apo me ndonjë renditje të daljes, sikur njeriu kur kap diçka me grushta apo me dorë. Për këtë shkak është shprehur si `me grusht`, me lëvizje, me kapje. Allahu e din më mirë. Mbaje mend këtë".[762]

Por, nga ky numër, nuk do të zgjedhen njerëz të rastit, por që janë meritorë për një shpërblim të tillë, sepse kanë qenë të mbështetur në Zotin e Gjithësisë. Ata janë të bindur se gjithçka vjen prej Zotit dhe nuk kanë fuqi të pavarur gjësendet që janë vetëm shkaqe. Kjo është bindja e vërtetë dhe e paluhatshme e besimtarit të vërtetë, prandaj edhe shpërblimi i tyre është pa llogari dhe hyrje në Xhenet pa gjykim.

Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem në këtë *hadith*, na bëri me dije se si ka qenë bindja e këtyre njerëzve, të cilët aspak nuk kanë qenë të luhatshëm, porse në sprova të ndryshme i janë mbështetur plotësisht Zotit dhe nuk kanë qenë në dyshim. Të parët që i potencoi në këtë radhitje, janë ata që nuk

---

[760] Tirmidhi-u, "Sunen", kitab Sifeti`l-Kijameti ve`r-rekaiki ve`l-vere`i, bab 12, nr.2445 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Garib; Ibni Maxheh, "Sunen", kitab ez-Zuhdi, bab 34, nr.4286; Ahmed-i, "Musned", 36/479, nr.22.156; Shuajb el-Arnauti në vlerësim të këtij hadithi thotë se është hadith Sahih, shih: "Sunen Ibni Maxheh", tahkik Shuajb el-Arnauti, vëll.5, fq.349, Daru Risaletu`l-Alemije, Damask, botimi i parë, 2009;
[761] "Shuruh Sunen Ibni Maxheh", Bejtu`l-Ifkar, Aman, botimi i parë. fq.1576;
[762] Kurtubiu, "Gjendja e të vdekurve dhe ndodhitë e Ahiretit", Shkup, 2009, vëll.2, fq.157; ngjashëm i bën *te`vil* në koment të ajetit 67 të sures Zumer, në librin "El-Xhamiu`l-Ahkami`l-Kuran", vëll.18, fq.309;

kërkojnë t`u bëhet *rukje* (yshtje),[763] por për sëmundjen e vet i mbështeten Zotit. Këtu pra, nuk bëhet fjalë për mohim të mjekësisë, por për të vulosur në zemër mbështetjen në Zot. Këtu shihet devotshmëria e atyre që i mbështeten plotësisht Zotit në sprova dhe bëjnë durim për hir të Tij. Ata janë të pajtimit me çdo vendim të Zotit.

Në këtë *hadith,* nuk është esenca që të ndalohet *rukja* e cila bëhet përmes leximit të Kuranit, lutjeve dhe *dhikr*-eve, por *rukja* e kohës së injorancës, e cila ishte e përzier me *kufër* dhe *shirk.*

Imam Kurtubiu thotë: "Mos mendo se atij që kërkon *rukje* apo *kej* (kauterizim) do t`u ndalohet hyrja në Xhenet pa dhënë llogari. I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka shëruar me lexim dhe ka urdhëruar të shërohemi me *rukje,* po ashtu, ai trupin e tij e kishte ekspozuar në temperaturë të lartë dhe *sahab*-ëve ua kishte rekomanduar këtë, siç e përmend Taberiu dhe disa biografë të tjerë. Qëllimi i të Dërguarit të Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ishte që të tregojë për disa lloje të hajmalive dhe nuskave, sipas *hadith*-it të të Dërguarit të Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem. Kështu i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem i kishte thënë familjes së Amër b. Hazmit: *"M`i paraqitni rukjet tuaja! Nuk ka gjë (të keqe) në rukje nëse nuk ka në të shirk".*[764]

Kështu ngjashëm është edhe me ekspozimin e patjetërsueshëm ndaj zjarrit (kauterizim). Ai që e vepron këtë në mënyrë të lejuar dhe duke i plotësuar kushtet, ai nuk bën asgjë të qortuar, as që i ndalohet vlera dhe shpërblimi. Ka mundësi që edhe ai që merret me atë punë të jetë një prej atyre shtatëdhjetëmijëve. Është e njohur se edhe i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem iu ka nënshtruar djegjes, ndërsa këtë e përmend Taberiu në librin e tij "Adabu`n-Nufus", po edhe Hulejmi në librin "Minhaxhu`n-Fiddini".

Ka transmetime të ndryshme të cilat flasin për djegjen, disa prej tyre thonë se i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem i kishte djegur plagët në fytyrë të cilat iu kishin shkaktuar në Uhud. Sa`d b. Zurare e kishte djegur plagën e fituar nga ferrat. Sa`d b. Muadhi r.a. për vdekjen e të cilit u dridh Arshi, kishte djegur plagët që i kishte, këtë e kishte bërë edhe Ubejj b. Ka`bi

---

[763] *Rukje* apo yshtje, është recitimi i disa pjesëve të Kuranit dhe lutjeve të ndryshme afër një të sëmuri, për të ardhur deri te shërimi i tij;

[764] Muslim-i, "Sahih", kitab es-Selamu, bab la be`se bi`r-ruka ma lem jekun fihi shirk, nr.2200; Ebu Davud-i, "Sunen", kitab et-Tibbu, bab ma xhae fi`r-ruka, nr.3886;

r.a, që ishte i çmuar si njohës më i mirë i Kuranit. Plagët i digjte edhe Imran b. Husajni r.a. kur ia kishte prerë këmbën Urve b. Zubejrit. Ai që konsideron se këta njerëz që u përmendën nuk meritojnë që të jenë prej shtatëdhjetë mijë njerëzve, ai me siguri gabon”.[765]

Sa u përket parashikimeve, siç vepronin arabët e kohës së injorancës, të cilët kur dëshironin të udhëtonin, bënin hedhjen e zogut të parë që e kapnin, e nëse zogu fluturonte në të djathtë, atëherë gëzoheshin dhe e fillonin udhëtimin, sepse kjo atyre u jepte shenjë se udhëtimi do të jetë i begatshëm, e nëse zogu fluturonte në të majtë, atëherë mendonin se ai udhëtim do të sjell fat të ligë dhe fatkeqësi, andaj e braktisnin udhëtimin. Ky veprim nuk hyn në këtë përjashtim që u elaborua deri tani, sepse parashikimet e fallxhorëve janë të ndaluara me tekste të qarta. Të gjitha këto veprime, kanë qenë evidente në kohën e injorancës dhe Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem i luftoi derisa u zhdukën nga mesi i myslimanëve. E kush shmanget nga këto gabime të rrezikshme, do të jetë një prej atyre pjesëtarëve të lumtur në Ditën e Llogarisë. Të heqësh dorë nga traditat dhe bindjet injorante, është veprim i vështirë, për këtë arsye kush arrin të bëjë diçka të tillë, ka arritur një nivel të lartë.

Njëri prej *sahab*-ive, që ishte prezent kur u tregua ky *hadith*, i quajtur Ukashe, dëshiroi të jetë pjesë e këtij grupi të shpëtuar dhe të lumtur, andaj i kërkoi Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem që ta lus Allahun xh.sh. që ta bëjë prej tyre. Ukashe radijAllahu anhu në këtë rast u inspirua në zemër që të kërkojë, por kjo nuk do të thotë se ai shpëtoi vetëm në sajë të lutjes momentale, pasi edhe veprat i ka pasur të mira.

Ukashe b. Mihsan b. Urthan b. Kajs radijAllahu anhu ka qenë prej *sahab*-ive të ndershëm, ishte prej atyre që kanë bërë *hixhret* dhe që ka luftuar në Bedër, në Uhud dhe në Hendek, kurse është vrarë në luftën e dezertorëve në kohën e Ebu Bekrit radijAllahu anhu. Ka qenë në moshën 44 vjeçare kur ka vdekur Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem. Ukashe ka qenë prej burrave më të bukur.[766] Kurtubiu thotë: “I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem i ka thënë (Ukashes) se është prej tyre, sikur ta kishte parë në mesin e tyre, ndërsa tjetrin nuk e kishte parë si të tillë, për këtë i kishte thënë: *“Ta kaloi Ukashe”.*[767]

---

[765] Shih: Kurtubiu, “Gjendja e të vdekurve...”, vëll.2, fq.150-151;
[766] Shih: Ibni Ethiri, “Usdu`l-Gabe”, vëll.4, fq.64-65, nr.3738;
[767] Kurtubiu, “Gjendja e të vdekurve...”, vëll.2, fq.150;

## *HADITHI I NJËQINDENËNTËDHJETË (190)*

حَدَّثَنَا أَبُو بَكْرِ بْنُ أَبِي شَيْبَةَ، حَدَّثَنَا أَبُو أُسَامَةَ، عَنْ طَلْحَةَ بْنِ يَحْيَى، عَنْ أَبِي بُرْدَةَ، عَنْ أَبِي مُوسَى، قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: " إِذَا كَانَ يَوْمُ الْقِيَامَةِ، دَفَعَ اللهُ عَزَّ وَجَلَّ إِلَى كُلِّ مُسْلِمٍ، يَهُودِيًّا، أَوْ نَصْرَانِيًّا، فَيَقُولُ: هَذَا فِكَاكُكَ مِنَ النَّارِ "

Transmeton Ebu Musa el-Esh`ariu (r.a.) i cili ka thënë: “I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *“Kur të vijë Dita e Kiametit, Allahu do t`i jep çdo muslimani nga një çifut apo të krishterë duke i thënë:* ***“Ky është shpagimi yt prej Zjarri”.***[768]

Në shumë *hadith*-e, është sqaruar se Zoti i Plotmëshirshëm, posedon mëshirë të pakufishme, që do të përfshijë të gjithë besimtarët të cilët kanë deklaruar në jetën e tyre dëshminë se nuk ka zot tjetër përpos Allahut. Edhe ky *hadith*, është një prej atyre *hadith*-eve, që na bën me dije se në Ditën e Gjykimit, kur do të dalin njerëzit për t`u llogaritur për veprat e tyre, Zoti do të mundësojë që çdo musliman të shpëtojë nga Zjarri, duke i dhënë mundësinë të merr një prej pabesimtarëve, që do të jetë për të mburojë prej Zjarri, ndërsa pabesimtari do të merr hisen e myslimanit në Zjarr. Pra, njeriu e merr një prej pabesimtarëve që të mbush hisen e tij prej Zjarrit që i është caktuar.

Këtë e kuptojmë më mirë kur e ndërlidhim edhe *hadith*-in tjetër, ku na bëhet e qartë se për çdo njeri është krijuar një vend në Xhenet dhe një në Xhehenem. Nga kjo, shohim se kur do të hyjë besimtari në Xhenet, pabesimtari do ta merr hisen e besimtarit që ka pasur nga Zjarri, kurse besimtari, do ta merr hisen e pabesimtarit që iu ka caktuar nga Xheneti.

---

768 Muslim-i, “Sahih”, kitab Teubeh, bab 8, nr.2767; Ahmed-i, “Musned”, 32/375, nr.19.600;

Transmeton Ebu Hurejre radijAllahu anhu se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Nuk ka asnjë prej jush, që të mos i ketë dy vende: Një vend në Xhenet dhe një vend në Xhehenem. E kur të vdes, nëse hyn në Zjarr, do ta trashëgojnë vendin e tij në Xhenet banorët e saj. Ky është kuptimi i ajetit:* **"Ata janë trashëgimtarët". (Mu`minun, 10)".**[769]

[769] Ibni Maxheh, "Sunen", kitab ez-Zuhdi, bab 39, nr.4341; Busiri-u në "Zevaid" thotë se zinxhiri i këtij hadithi është Sahih sipas kushteve të imam Buhari-ut dhe imam Muslim-it.

# HADITHI I NJËQINDENËNTËDHJETËENJË (191)

أَخْبَرَنَا أَبُو الْحَسَنِ أَحْمَدُ بْنُ عُثْمَانَ الْآدَمِيُّ، بِبَغْدَادَ، ثنا أَبُو قِلَابَةَ، ثنا حَجَّاجُ بْنُ نُصَيْرٍ، ثنا شَدَّادُ بْنُ سَعِيدٍ، وَأَخْبَرَنِي أَبُو بَكْرِ بْنُ إِسْحَاقَ الْفَقِيهُ، ثنا عَبْدُ اللَّهِ بْنُ أَحْمَدَ بْنِ حَنْبَلٍ، ثنا عُبَيْدُ اللَّهِ بْنُ عُمَرَ الْقَوَارِيرِيُّ، ثنا حَرَمِيُّ بْنُ عُمَارَةَ، ثنا شَدَّادُ بْنُ سَعِيدٍ أَبُو طَلْحَةَ الرَّاسِبِيُّ، عَنْ غَيْلَانَ بْنِ جَرِيرٍ، عَنْ أَبِي بُرْدَةَ، عَنْ أَبِي مُوسَى، قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: " تُحْشَرُ هَذِهِ الْأُمَّةُ عَلَى ثَلَاثَةِ أَصْنَافٍ: صِنْفٌ يَدْخُلُونَ الْجَنَّةَ بِغَيْرِ حِسَابٍ، وَصِنْفٌ يُحَاسَبُونَ حِسَابًا يَسِيرًا ثُمَّ يَدْخُلُونَ الْجَنَّةَ، وَصِنْفٌ يَجِيئُونَ عَلَى ظُهُورِهِمْ أَمْثَالُ الْجِبَالِ الرَّاسِيَاتِ ذُنُوبًا، فَيَسْأَلُ اللَّهُ عَنْهُمْ وَهُوَأَعْلَمُ بِهِمْ فَيَقُولُ: مَا هَؤُلَاءِ؟ فَيَقُولُونَ: هَؤُلَاءِ عَبِيدٌ مِنْ عِبَادَكَ فَيَقُولُ: حُطُّوهَا عَنْهُمْ وَاجْعَلُوهَا عَلَى الْيَهُودِ وَالنَّصَارَى وَأَدْخِلُوهُمْ بِرَحْمَتِي الْجَنَّةَ «

Transmeton Ebu Musa (r.a.) i cili ka thënë: “I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *“Do të tubohet ky umet në tre rreshta, një resht do të hyjë në Xhenet pa llogari, rreshti i dytë do të merren në llogari, por do të llogariten lehtë, kurse rreshti i tretë, janë ata të cilët do të kenë në shpinën e tyre shumë mëkate, saqë do të arrijnë nivelin e kodrave, e Zoti do të pyesë melekët, edhe pse Ai është më i ditur për çdo send:* ***“Kush janë këta?”*** *Ata do të thonë: “Këta janë robërit Tu”. Ai do të thotë:* ***“Merni (mëkatet) e tyre dhe hedhni mbi jehudët dhe krishterët, kurse këta fusni në Xhenet me mëshirën Time”.***[770]

[770] Hakim-i, “El-Mustedrek”, 1/126, nr.193 dhe thotë se “ky hadith është Sahih sipas kushteve të Buhari-ut dhe Muslim-it, por ato nuk e kanë shënuar”, me këtë pajtohet edhe Dhehebi-u;

Më herët sqaruam se ky grup që do të hyjnë në Xhenet pa llogari, do të jenë në numër 70.000, por nga *hadith*-et tjera, kuptuam se do të jenë më shumë se 70.000. Ata që i takojnë rreshtit të dytë, të cilëve do t`u lehtësohet llogaria, janë numri më i madh i myslimanëve të mirë, që kanë shpresuar në dhënien e llogarisë dhe kanë punuar punë të mira. Allahu xh.sh. përmend edhe në Kuran grupin që do t`u lehtësohet llogaria, siç thotë në Kuran: **"E përsa i përket atij që libri i vet i jepet nga e djathta. Ai do të llogaritet me një llogari të lehtë. Do të kthehet te familja e vet i gëzuar".**[771]

Kurse, grupi i tretë, janë mëkatarët e këtij *umet*-i, të cilët i kanë përzier punët e mira me të këqijat, kurse mëkatet e tyre arrijnë nivelin e kodrave të kësaj bote. Zoti do të pyes për ta, edhe pse ai nuk ka nevojë për informacionet e melekëve, ngase është i Gjithëditur. Melekët thonë me butësi, se këta janë robërit e Tu, në mënyrë që Zoti t`i mëshirojë dhe t`ua fal gabimet që kanë kryer.

Zoti do t`i mëshirojë dhe do t`ua falë, duke bartur mëkatet e tyre tek banorët e Zjarrit, prej jehudëve dhe krishterëve, kurse besimtarët do të hyjnë në Xhenet pa asnjë mëkat dhe me Mëshirën e Allahut xh.sh., ngase vetëm Mëshira e Tij na shpëton nga Zjarri dhe na mundëson Xhenetin.

---

[771] Kurani, Inshikak, 7-9;

## *HADITHI I NJËQINDENËNTËDHJETËEDY (192)*

**حَدَّثَنَا عَفَّانُ، حَدَّثَنَا حَمَّادٌ، قَالَ: أَخْبَرَنَا ثَابِتٌ، عَنْ أَنَسٍ، أَنَّ رَسُولَ اللهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ قَالَ: " يُؤْتَى بِأَشَدِّ النَّاسِ كَانَ بَلَاءً فِي الدُّنْيَا مِنْ أَهْلِ الْجَنَّةِ، فَيَقُولُ: اصْبُغُوهُ صَبْغَةً فِي الْجَنَّةِ، فَيُصْبَغُ فِيهَا صَبْغَةً، فَيَقُولُ اللهُ لَهُ: يَا ابْنَ آدَمَ، هَلْ رَأَيْتَ بُؤْسًا قَطُّ، أَوْ شَيْئًا تَكْرَهُهُ؟ فَيَقُولُ: لَا وَعِزَّتِكَ، مَا رَأَيْتُ شَيْئًا أَكْرَهُهُ قَطُّ، ثُمَّ يُؤْتَى بِأَنْعَمِ النَّاسِ كَانَ فِي الدُّنْيَا مِنْ أَهْلِ النَّارِ، فَيَقُولُ: اصْبُغُوهُ فِيهَا صَبْغَةً، فَيَقُولُ: يَا ابْنَ آدَمَ، هَلْ رَأَيْتَ خَيْرًا قَطُّ، قُرَّةَ عَيْنٍ قَطُّ، فَيَقُولُ: لَا وَعِزَّتِكَ، مَا رَأَيْتُ خَيْرًا قَطُّ، وَلَا قُرَّةَ عَيْنٍ قَطُّ".**

Transmeton Enes b. Malik-u (r.a.) se i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *''Do të merret një prej banorëve të Xhenetit i cili ka qenë më shumë i sprovuar në këtë botë, do të futet një çast në Xhenet dhe kur do të nxirret, do t`i thotë Zoti: **"O biri i Ademit, a ke parë ndonjëherë ndonjë të keqe apo diçka që nuk të ka pëlqyer?"** Njeriu do të thotë: ''Jo pasha Madhërinë Tënde, asnjëherë nuk kam parë ndonjë të keqe''. Pastaj, do të merret njeriu i cili ka jetuar më mirë në këtë botë, por është prej banorëve të Zjarrit dhe do të futet në të (Xhehenem) për një çast dhe do t`i thotë*: ***"O biri i Ademit, a ke parë ndonjëherë ndonjë të mirë?"*** *Ai do të thotë: ''Jo pasha Madhërinë Tënde, nuk kam parë asnjëherë asnjë të mirë''.*[772]

Në këtë *hadith*, kuptojmë se sa ndikim do të kenë Xheneti dhe Xhehenemi në vlerësimin e njeriut, saqë njeriu me më shumë vuajtje në këtë botë, ku ndoshta ka jetuar njëqind vite apo më shumë duke vuajtur prej sprovave të ndryshme, por për një çast të shkurt në Xhenet, do t`i harrojë të gjitha, sepse kënaqësia e Xhenetit ia humb ndjenjat negative që i ka pasur që në këtë

[772] Ahmed-i, "Musned", 21/243, nr.13.660; Muslim-i, "Sahih", kitab Sifeti`l-Munafikin, bab 12, nr.2807; Ibni Maxheh, "Sunen", kitab ez-Zuhdi, bab 38, nr.4321;

botë. Nga ana tjetër, edhe personi i cili ka përjetuar të gjitha kënaqësitë e kësaj bote, por nuk ka qenë prej atyre që i besojnë Allahut xh.sh. dhe nuk iu kanë nënshtruar urdhërave të Tij, në momentin e parë që do të futen në Zjarr, do të harrojnë të gjitha kënaqësitë e kësaj bote, edhe pse janë përjetuar me vite të tëra, nga shkaku se zjarri i Xhehenemit ka fuqi të fortë dhe nuk arrin njeriu dot ta përballë atë. Kënaqësia e vërtetë dhe e përhershme është Xheneti, kurse ndëshkimi dhe vuajtja e përhershme është Xhehenemi.

Në bazë të këtij *hadith*-i, dijetarët kanë thënë se lejohet të betohesh me Cilësitë e Zotit, si Lartmadhëria dhe Fuqia e Tij, etj.

Imam Ahmed-i e shënon një *hadith* përmes Ebu Seid el-Hudrijut r.a. ku tregohet një bashkëbisedim i Musait a.s. me Zotin, ku ai e pyet Allahun xh.sh. për njeriun e sprovuar dhe Zoti ia hap derën e Xhenetit dhe ia tregon pozitën e tij, si dhe e pyet për gjendjen e pabesimtarit i cili shijon të mirat e kësaj bote dhe Zoti ia hap derën e Xhehenemit dhe ia tregon pozitën e tij, por *hadith*-i është i dobët sipas dijetarëve të *hadith*-it, andaj nuk e shënuam.[773]

[773] Shih: Ahmed-i, "Musned", 18/291, nr.11.767; shejh Shuajb el-Arnauti thotë se hadithi është i dobët, shkaku i dobësisë së Ibni Lehi`as. Po ashtu është i dobët edhe Derraxhi.

## *HADITHI I NJËQINDENËNTËDHJETËETRE (193)*

**حَدَّثَنِي إِسْحَاقُ بْنُ نَصْرٍ، حَدَّثَنَا أَبُو أُسَامَةَ، عَنِ الأَعْمَشِ، حَدَّثَنَا أَبُو صَالِحٍ، عَنْ أَبِي سَعِيدٍ الخُدْرِيِّ رَضِيَ اللَّهُ عَنْهُ، عَنِ النَّبِيِّ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ، قَالَ: " يَقُولُ اللَّهُ تَعَالَى: " يَا آدَمُ، فَيَقُولُ: لَبَّيْكَ وَسَعْدَيْكَ، وَالخَيْرُ فِي يَدَيْكَ، فَيَقُولُ: أَخْرِجْ بَعْثَ النَّارِ، قَالَ: وَمَا بَعْثُ النَّارِ؟، قَالَ: مِنْ كُلِّ أَلْفٍ تِسْعَ مِائَةٍ وَتِسْعَةً وَتِسْعِينَ، فَعِنْدَهُ يَشِيبُ الصَّغِيرُ، وَتَضَعُ كُلُّ ذَاتِ حَمْلٍ حَمْلَهَا، وَتَرَى النَّاسَ سُكَارَى وَمَا هُمْ بِسُكَارَى، وَلَكِنَّ عَذَابَ اللَّهِ شَدِيدٌ " قَالُوا: يَا رَسُولَ اللَّهِ، وَأَيُّنَا ذَلِكَ الوَاحِدُ؟ قَالَ: " أَبْشِرُوا، فَإِنَّ مِنْكُمْ رَجُلًا وَمِنْ يَأْجُوجَ وَمَأْجُوجَ أَلْفًا. ثُمَّ قَالَ: وَالَّذِي نَفْسِي بِيَدِهِ، إِنِّي أَرْجُو أَنْ تَكُونُوا رُبُعَ أَهْلِ الجَنَّةِ " فَكَبَّرْنَا، فَقَالَ: «أَرْجُو أَنْ تَكُونُوا ثُلُثَ أَهْلِ الجَنَّةِ» فَكَبَّرْنَا، فَقَالَ: «أَرْجُو أَنْ تَكُونُوا نِصْفَ أَهْلِ الجَنَّةِ» فَكَبَّرْنَا، فَقَالَ: «مَا أَنْتُمْ فِي النَّاسِ إِلَّا كَالشَّعَرَةِ السَّوْدَاءِ فِي جِلْدِ ثَوْرٍ أَبْيَضَ، أَوْ كَشَعَرَةٍ بَيْضَاءَ فِي جِلْدِ ثَوْرٍ أَسْوَدَ»**

Transmeton Ebu Seid el-Hudriju radijAllahu anhu se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *“Do të thotë Zoti i Madhëruar:* ***“O Adem!”*** *E ai do të thotë: “Të përgjigjem Ty dhe Ty të takon Shkëlqesia dhe çdo e mirë gjendet në Duart Tua”.* (Zoti) *do të thotë:* ***“Nxirre turmën e Zjarrit”.*** *Ai (Ademi) do të thotë: “Kush janë turma e Zjarrit?”Ai do të thotë:* ***“Nga çdo njëmijë vetë, nxirr nëntëqind e nëntëdhjetenëntë (999)”.*** *Ky është momenti kur do të thinjet i riu.* **“Atë ditë kur ta përjetoni atë, secila mëndeshë e braktis fëmijën që ka në gji dhe secila shtatzënë e hedh para kohe barën e vet, ndërsa njerëzit duken si të dehur, por ata nuk janë të dehur, por dënimi i Allahut është i ashpër (Haxh, 1)”.** Njerëzit thanë: “O i Dërguari i Allahut (sal-lallahu alejhi ve sel-lem), cili prej nesh do të jetë ai një person?” Ai tha: *“Përgëzime, sepse prej jush do të jetë ai një person, kurse 999 do të jenë prej Je`xhuxhëve dhe Me`xhuxhëve”.* Pastaj tha: *“Pasha Atë që shpirti im është në Duart e Tij, unë shpresoj se do të jeni ¼ e banorëve të Xhenetit”.* (Ne të pranishmit) thirrëm *tekbir* dhe ai tha: *“Unë shpresoj, se ju*

*do të jeni 1/3 e banorëve të Xhenetit".* (Ne të pranishmit) thirrëm *tekbir* dhe ai tha: *"Unë shpresoj, se ju do të jeni gjysma e banorëve të Xhenetit".* (Ne të pranishmit) thirrëm *tekbir* dhe ai tha: *"Ju në mesin e njerëzve, nuk jeni më tepër sesa qimja e zezë në lëkurën kaut të bardhë, apo si qimja e bardhë në lëkurën e kaut e zi".*[774]

Kjo është një pamje nga Dita e Gjykimit, kur krijesat do të jenë duke pritur llogarinë e tyre. Në ato çaste, Zoti e thirr Ademin alejhi`s-selam babanë e gjithë njerëzimit dhe pejgamberin e parë, që të del para Tij. Ademi alejhi`s-selam shpreh lëvdata dhe madhërim Zotit, pasi Ai është më i merituari për t`u lavdëruar. Zoti e urdhëron, që të ndajë prej bijve të tij turmën që do të jenë banorë të Xhehenemit. Në këtë çast, Ademi alejhi`s-selam e pyet për ta, se kush janë turma që duhet të shkojë në Xhehenem?! Zoti i tregon për ta, duke i thënë se prej çdo 1000 njerëzve, 999 do të shkojnë në Zjarr, kurse një në Xhenet! Në këtë rast trishtojnë të gjitha krijesat, saqë edhe fëmiju i vogël do të zbardhet dhe thinjët nga trishtimi, kurse shtatzëna do të abortojë dhe do të hedh barën e saj. Kjo do të shkaktojë që njerëzit të duken sikur janë të dehur, por në fakt ata nuk janë të dehur, pasi gjendja e asaj dite është shumë e vështirë dhe njerëzit duken sikur të hutuar. Kur e tregoi këtë *hadith* Muhamedi sal-lallahu alejhi ve sel-lem, edhe sahabët që ishin rreth tij u shtangën dhe ngelën pa fjalë, saqë në fytyrat e tyre u vërejtë frika dhe trishtimi. Por, Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem nuk e zgjati këtë gjendje, pasi u sqaroi se një në Xhenet do të jetë prej myslimanëve, kurse 999 që do të përfundojnë në Zjarr do të jenë prej Je`xhuxhëve dhe Me`xhuxhëve.

*Je`xhuxh* dhe *Me`xhuxh* janë dy popuj të cilët i takoi edhe Dhulkarnejni, gjersa këtij iu ankuan disa popuj fqinj se nuk ishin të qetë nga të këqijat që vijnin prej këtyre dy popujve. Me këtë rast, Dhulkarnejni ndërtoi një pendë të hekurit, për të ndaluar depërtimin e tyre tek popujt tjerë.[775]

Pasi u penguan, ata gjenden në një zonë të bllokuar, që vazhdimisht punojnë që të arrijnë të shpojnë këtë murë, për të ardhur në kontakt me qytetërimet tjera. Ata do të paraqiten si shenjë e Kiametit, pasi Isau alejhi`s-selam të vrasë Antikrishtin (Dexhallin). Ata kur do të paraqiten, do të shkaktojnë

---

[774] Buhari-u, "Sahih", kitab Ehadithu`l-Enbija, bab 7, nr.3348; Muslim-i, "Sahih", kitab el-Imanu, bab 96, nr.222; Ahmedi, "Musned", 17/384, nr.11.284;
[775] Shih: Kurani, Kehf, 93-98;

gjakderdhje dhe shkatërrim të madh në tokë. Këta janë me numër shumë të madh, saqë në një *hadith* të cilin e transmeton Nevas b. Sem`ani radijAllahu anhu përshkruhet gjerësisht çështja e shenjave të kiametit, e ndër to përmendet edhe çështja e Je`xhuxhëve dhe Me`xhuxhëve, ku thuhet se do të vërshojnë nga çdo kodrinë dhe luginë, saqë kur do të arrijë turma në liqenin Taberi, do të pijnë ujë prej saj, e kur do vijë i fundit prej tyre në këtë vend, do të sheh se nuk ka ngelur asnjë gjurmë prej atij liqeni.[776]

Këta janë prej popujve pabesimtarë, të cilët nuk besojnë Allahun xh.sh. andaj edhe përfundimi i tyre do të jetë në Zjarr, kurse myslimanët do të jenë të shpëtuar me Mëshirën e Zotit. Myslimanët në çdo epokë dhe kohë, në numër kanë qenë më pak se pabesimtarët, saqë edhe në ditë të sodit, kur numri i myslimanëve në botë i afrohet numrit 2 miliard, nga ana tjetër janë mbi 5 miliard njerëz të cilët nuk janë mysliman. Allahu na forcoftë në të vërtetën dhe na mbroftë nga zjarri i Xhehenemit.

[776] Shih: Muslim-i, “Sahih”, kitab el-Fitenu ve Eshratu`s-Sa`ati, bab 20, nr.2937; Tirmidhi-u, “Sunen”, kitab el-Fiteni, bab 59, nr.2247 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Sahihun-Garib; Ebu Davud-i, “Sunen”, kitab el-Melahimi, bab 14, nr.4321; Ibni Maxheh, “Sunen”, kitab el-Fiteni, bab 33, nr.4075;

## *HADITHI I NJËQINDENËNTËDHJETËEKATËRT (194)*

**حَدَّثَنَا مُحَمَّدُ بْنُ سِنَانٍ، حَدَّثَنَا فُلَيْحٌ، حَدَّثَنَا هِلاَلٌ، عَنْ عَطَاءِ بْنِ يَسَارٍ، عَنْ أَبِي هُرَيْرَةَ: أَنَّ النَّبِيَّ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ كَانَ يَوْمًا يُحَدِّثُ وَعِنْدَهُ رَجُلٌ مِنْ أَهْلِ البَادِيَةِ: " أَنَّ رَجُلًا مِنْ أَهْلِ الجَنَّةِ اسْتَأْذَنَ رَبَّهُ فِي الزَّرْعِ، فَقَالَ لَهُ: أَوَلَسْتَ فِيمَا شِئْتَ؟ قَالَ: بَلَى، وَلَكِنِّي أُحِبُّ أَنْ أَزْرَعَ، فَأَسْرَعَ وَبَذَرَ، فَتَبَادَرَ الطَّرْفَ نَبَاتُهُ وَاسْتِوَاؤُهُ وَاسْتِحْصَادُهُ وَتَكْوِيرُهُ أَمْثَالَ الجِبَالِ، فَيَقُولُ اللَّهُ تَعَالَى: دُونَكَ يَا ابْنَ آدَمَ، فَإِنَّهُ لاَ يُشْبِعُكَ شَيْءٌ "، فَقَالَ الأَعْرَابِيُّ: يَا رَسُولَ اللَّهِ، لاَ تَجِدُ هَذَا إِلَّا قُرَشِيًّا أَوْ أَنْصَارِيًّا، فَإِنَّهُمْ أَصْحَابُ زَرْعٍ، فَأَمَّا نَحْنُ فَلَسْنَا بِأَصْحَابِ زَرْعٍ، فَضَحِكَ رَسُولُ اللَّهِ".**

Transmeton Ebu Hurejre (r.a.) se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem një ditë ishte duke ligjëruar, gjersa aty ishte prezent edhe një nomad. Ai (sal-lallahu alejhi ve sel-lem) po tregonte: *“Njëri prej banorëve të Xhenetit do të kërkojë që Zoti t`i mundësojë të punojë tokën, kurse Zoti do t`i thotë:* ***“A nuk ke aty gjithçka që dëshiron?”*** *Ai do të thotë: “Gjithsesi, por unë dëshiroj të kultivoj tokën” dhe do t`i jepet mundësia, ndërsa ai do të fillojë të mbjellë farën dhe brenda një çasti bereqeti do të rritet dhe shtohet, saqë do të zhvillohet në madhësi të kodrës. Zoti në këtë moment do t`i thotë:* ***“O biri i Ademit, merr çka të duash, sepse ty asgjë nuk të kënaq”.*** *Beduini tha: “O i Dërguari i Allahut, kësi njeriu nuk gjendet diku tjetër përpos se në mesin e Kurejshëve dhe Ensarëve, sepse ata janë bujq, ndërsa ne nuk jemi”. Në këtë qeshi Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem”.*[777]

Në *mexhlis*-et e Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem kanë marrë pjesë njerëz të niveleve të ndryshme shoqërore, pasi ai ka dashur që t`ua paraqes Islamin të gjithëve. Por, njerëzit nuk kanë të njëjtin zhvillim intelektual,

---

[777] Buhari-u, “Sahih”, kitab et-Teuhidi, bab 38, nr.7519; Ahmedi, “Musned”, 16/376, nr.10.642;

andaj disave njerëz duhet t`u flasësh në bazë të nivelit të tyre të të kuptuarit, sepse përndryshe mundet të keqkuptojë fjalimin.

Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ishte duke treguar për kënaqësitë dhe mirësitë e Xhenetit, të cilat janë një shtytës dhe motiv shumë i fortë për të nxitur njeriun për të vepruar mirë dhe për t`u larguar nga veprat e ndaluara dhe irrituara.

Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ishte duke treguar për një prej banorëve të Xhenetit, i cili përskaj që ka gjithçka prej kënaqësive në Xhenet, përsëri dëshiron të zhvillojë profesionin që ka pasur në këtë botë, bujqësinë dhe punimin e tokës. Zoti i bën me dije se ai ka gjëra më të mira në Xhenet sesa punimi i tokës, por adeti nuk harrohet lehtë, andaj këmbëngul që Zoti t`ia mundësojë të punojë tokën. Allahu xh.sh. ia mundëson, sepse Xheneti është vend ku realizohen dëshirat dhe aspiratat. Bereqeti dhe toka e Xhenetit, nuk janë sikur të kësaj bote, pasi atje zhvillohet në mënyrë më të shpejtë dhe më me vëllim se sa në këtë botë. Mu para syve të personit, bereqeti sapo hidhet në tokë, ajo mbin dhe rritet në nivel të kodrës. Kjo e habit bujkun, andaj edhe Zoti në mënyrë miratimi, i thotë se njeriun asgjë nuk e kënaq, ai edhe përskaj të gjitha të mirave, përsëri kërkon gjëra të thjeshta, por Zoti nuk ia prish qejfin dhe ia plotëson kërkesën.

Beduini i cili ishte prezent gjatë fjalimit të Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem, në fund në mënyrë sarkastike dhe qesharake, ndërhyri duke thënë se këto janë cilësi të kurejshëve dhe ensarëve, sepse ata punojnë tokën dhe merren me bujqësi, si dhe ata mund të kenë kësi kërkesa, kurse ne beduinët nuk jemi prej këtij lloji.

Kjo ndërhyrje qesharake e beduinit, e bëri edhe Pejgamberin sal-lallahu alejhi ve sel-lem të qeshet, sepse ai nuk ka dashur që kuvendet e tij të jenë të mbuluara vetëm me hijen e seriozitetit, por kur shihte se njerëzit mërziten, ai kërkonte që dikush të thotë ndonjë poezi apo ndonjë tregim për të qeshur, në mënyrë që të mbajë disponimin e të pranishmëve. Nga kjo kuptojmë se ligjëruesit duhet të kenë parasysh disponimin e dëgjuesve, sepse prej saj varet edhe të kuptuarit e fjalimit dhe porosisë.

## HADITHI I NJËQINDENËNTËDHJETËEPESË (195)

حَدَّثَنَا مُعَاذُ بْنُ أَسَدٍ، أَخْبَرَنَا عَبْدُ اللَّهِ، أَخْبَرَنَا مَالِكُ بْنُ أَنَسٍ، عَنْ زَيْدِ بْنِ أَسْلَمَ، عَنْ عَطَاءِ بْنِ يَسَارٍ، عَنْ أَبِي سَعِيدٍ الخُدْرِيِّ، قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: " إِنَّ اللَّهَ تَبَارَكَ وَتَعَالَى يَقُولُ لِأَهْلِ الجَنَّةِ: يَا أَهْلَ الجَنَّةِ؟ فَيَقُولُونَ: لَبَّيْكَ رَبَّنَا وَسَعْدَيْكَ، فَيَقُولُ: هَلْ رَضِيتُمْ؟ فَيَقُولُونَ: وَمَا لَنَا لاَ نَرْضَى وَقَدْ أَعْطَيْتَنَا مَا لَمْ تُعْطِ أَحَدًا مِنْ خَلْقِكَ، فَيَقُولُ: أَنَا أُعْطِيكُمْ أَفْضَلَ مِنْ ذَلِكَ، قَالُوا: يَا رَبِّ، وَأَيُّ شَيْءٍ أَفْضَلُ مِنْ ذَلِكَ؟ فَيَقُولُ: أُحِلُّ عَلَيْكُمْ رِضْوَانِي، فَلاَ أَسْخَطُ عَلَيْكُمْ بَعْدَهُ أَبَدًا "

Transmeton Ebu Said el Hudriju (r.a.) i cili thotë: “I Dërguari i All-llahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *“All-llahu (xh.sh.) do t’u thotë banorëve të Xhenetit:* ***“O banorë të Xhenetit!”*** *Ata do të thonë: “Zoti ynë, po të përgjigjemi, jemi nën dëshirën e kërkesës Tënde dhe mirësia gjendet në duart Tua”. Atëherë All-llahu do të thotë:* ***“A jeni të kënaqur plotësisht?”*** *Ata do të përgjigjen: “O Zot, si të mos jemi të kënaqur, kur Ti na ke dhënë atë që nuk ia ke dhënë asnjërës prej krijesave Tua?” All-llahu do të thotë:* ***“A nuk dëshironi që t’u jap diçka tjetër, më të mirë se kjo?”*** *Ata do të përgjigjen: “O Zot, çka mund të jetë më e mirë se kjo që na e ke dhënë?” Ai do të thotë:* ***“Unë do ta bëj që kënaqësia Ime të zbresë mbi ju, dhe pas kësaj më nuk do të Jem i hidhëruar me ju!”.***[778]

Në këtë kontekst, është edhe *hadith-i kudsij* nga Suhejbi r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *“Kur të hyjnë banorët e Xhenetit në Xhenet, Allahu xh.sh. do t`u thotë:* ***“A dëshironi diçka që t`ua shtoj?!”*** *Ata do të thonë: “A nuk na i ke zbardhur fytyrat? A nuk na ke futur në Xhenet*

[778] Buhari-u, “Sahih”, kitab er-Rikaku, bab 51, nr.6549; Muslim-i, “Sahih”, kitab Xheneti ve sifeti ne`imiha ve ehliha, bab 2, nr.2829; Tirmidhi-u, “Sunen”, kitab Sifeti`l-Xhenneh, bab 18, nr.2564 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Sahih; Ahmed-i, “Musned”, 18/348, nr.11.835; etj.

*dhe na ke shpëtuar prej Zjarri?" Atëherë do të largohet perdja, e nuk do t`u jetë ofruar diçka më e dashur për ta sesa shikimi në Zotin e tyre".*[779]

Me këtë thirrje, Zoti i nderon banorët e Xhenetit, sepse në atë vend nuk ka pakënaqësi, vend ku nuk ka sëmundje dhe mërzi, por vetëm lumturi dhe kënaqësi. Kur Zoti i thirr banorët e Xhenetit, ata i përgjigjen me gëzim, duke thënë *Lebbejke*, me çka tregojnë se janë në dispozicion çdoherë kur i thirr Zoti, sa herë që thërret, ata përgjigjen. Ata e dinë se prej kësaj thirrje, buron vetëm mirësi dhe gëzim, andaj thonë se e mira gjendet tek Ti, pasi e dinë se ndonjë e mirë i pret prej asaj thirrje.

Zoti i pyet për më shumë, nga shaku se Zoti e dinë se çka mund të jetë më shumë se ajo që e posedojnë, kurse njerëzit nuk kanë aftësi të kuptojnë ato që nuk i dinë, sepse mendja është e kufizuar vetëm në ato që i din. Edhe këtu Zoti nuk pyet për diçka që nuk e dinë, sepse Zoti është i Gjithëdijshëm dhe nuk ka sekret që mund t`i fshihet, por i pyet në mënyrë metaforike, që të nxit kureshtjen tek banorët e Xhenetit.

Banorët e Xhenetit vlerësojnë se i kanë të gjitha mirësitë, sepse çka dëshirojnë, aty u ofrohet, andaj ata vlerësojnë se nuk ka gjë më shumë që mund të ketë, por ato kanë vlerësuar gjërat materiale dhe të dukshme, e Zoti u bëri pyetje për diçka tjetër, e ajo është kënaqësia e përhershme.

Mirësia më e madhe në Xhenet është ndriçimi i fytyrave me shikimin e Allahut xh.sh. të Cilin do ta shohin banorët e Xhenetit, zbritja e Kënaqësisë së Tij mbi banorët e Xhenetit dhe fakti që Ai kurrë nuk do të hidhërohet me ta, është prej shpërblimeve më të mëdha që mund të përjetojnë banorët e Xhenetit. Njeriu në këtë botë, duhet të mundohet të bëjë punët e tija vetëm për të arritur kënaqësinë e Zotit e jo për t`u ekspozuar para njerëzve dhe për syefaqësi.

Besimtarët musliman do të kenë nderin që të përshëndeten edhe me Allahun xh.sh. siç përshkruhet edhe në *hadith*-e. Transmeton Xhabir b. Abdullahu r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Gjersa banorët e Xhenetit do të jenë duke i shijuar kënaqësitë e Xhenetit, mbi ta do të ndriçojë një dritë. Ata do të çojnë kokën, do të shohin se si Zoti i vëzhgon*

---

[779] Muslim-i, "Sahih", kitab el-Imanu, bab ithbatu ru`jeti`l-mu`minine fi`l-ahireti rebehum, nr.181; Tirmidhi-u, "Sunen", kitab Sifeti`l-Xheneti, bab ma xhae fi ru`jeti rabbi, nr.2552; Ibni Maxheh, "Sunen", kitab Mukadime, bab fima enkereti`l-xhehmijetu, nr.187; Ahmed-i, "Musned", 31/265, nr.18.935;

*nga lart dhe u thotë:* ***"Selamu alejkum o banorë të Xhenetit".*** *E kjo është siç thuhet edhe në fjalën e Allahut:* **"Kanë "selam" thënie e Zotit Mëshirues".[780]** *Ai do t`i shikojë ata, e ata do ta shikojnë Atë. Ata nuk do t`i vërejnë kënaqësitë tjera (të Xhenetit) gjersa janë të preokupuar me shikimin e Tij, gjersa Ai të mos largohet prej tyre, ndërsa drita dhe bekimi do të ngelin me ta në shtëpitë e tyre".[781]*

---

[780] Kurani, Jasin, 58;

[781] Ibni Maxheh, "Sunen", kitab Mukadime, bab fima enkeretil xhehmijeti, nr.184; Busiri-u në "Zevaid" thotë se në zinxhirin e këtij hadithi gjenden Ebu Asim el-Abbadaniju, i cili quhet Abdullah b. Ubejdullah, i cili është i refuzuar në hadith; Hejthemi-u në "Mexhmeu`z-Zevaid" 7/157, nr.11.300 dhe thotë: "E transmeton Bezzar-i, por në zinxhir gjendet Fadël b. Isa er-Rekashi i cili është i dobët"; Ibni Xheuzi thotë: "Ky hadith është i trilluar. Përcillet prej Fadël b. Isa er-Rekashi për të cilin Jahja ka thënë se është njeri i keq". (Ibni Xheuzi, "El-Meuduat", 3/260-262). Për sa i përket kritikës ndaj transmetuesit Ebu Asim el-Abbadaniju, ka prej dijetarëve që e kanë konsideruar të pranuar. Mizzi-u thotë: "Jahja b. Meini ka thënë: "Nuk ka pasur diç të keqe, hadithi i tij vlen". Amër b. Aliu thotë: "Ishte i sinqertë dhe i besueshëm". Ebu Zur`a thotë se ka qenë dijetar". Ebu Hatim thotë se nuk ka diç të keqe te ai". Ebu Davud-i thotë "nuk e njoh". Ukajli thotë se "është i refuzuar në hadith". Ibni Hiban-i e përmend në librin "Eth-Thikat" dhe thotë se ka gabuar". (Mizzi-u, "Tehdhibu`l-Kemal", vëll.34, fq.7-8, nr.7460); kurse për transmetuesin Fadël b. Isa shumica kanë shprehur kritika shkaku se ka qenë pjestar i fraksionit Kaderij dhe ka qenë shumë i dobët në hadith. (shih: Mizzi-u, "Tehdhibu`l-Kemal", vëll.23, fq.244-247, nr.4744);

## *HADITHI I NJËQINDENËNTËDHJETËEGJASHTË (196)*

حَدَّثَنَا أَبُو الْعَبَّاسِ مُحَمَّدُ بْنُ يَعْقُوبَ، ثنا الْعَبَّاسُ بْنُ مُحَمَّدٍ الدُّورِيُّ، ثنا عَلِيُّ بْنُ عَاصِمٍ، أَنْبَأَ حُمَيْدٌ الطَّوِيلُ، عَنْ أَنَسِ بْنِ مَالِكٍ رَضِيَ اللَّهُ عَنْهُ، قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: " خَلَقَ اللَّهُ جَنَّةَ عَدْنٍ، وَغَرَسَ أَشْجَارَهَا بِيَدِهِ فَقَالَ لَهَا: تَكَلَّمِي. فَقَالَتْ: قَدْ أَفْلَحَ الْمُؤْمِنُونَ".

Transmeton Enes b. Malik-u r.a. i cili thotë: “Ka thënë i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem: *“Allahu xh.sh. kur e krijoi xhenetin e Adnit, pemët e këtij Xheneti i mbolli me “Dorën” e Tij dhe i tha asaj:* ***“Fol”.*** *Ajo tha: “Kanë shpëtuar besimtarët”.*[782]

Taberani e shënon këtë *hadith* edhe përmes Ibni Abasit r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *“Kur Allahu xh.sh. e krijoi xhenetin e Adnit, krijoi në të atë që syri se ka parë, e as që veshi e ka dëgjuar, e as që mund ta imagjinojë njeriu, më pas i tha asaj:* ***“Fol”.*** *Ajo tha: “Kanë shpëtuar besimtarët”.*[783]

Xheneti i *Adn*-it është prej xheneteve më të bukura që ka krijuar Allahu xh.sh. dhe që përmendet nëpër shumë ajete kuranore.[784] Ky Xhenet është i përgatitur për besimtarët e vërtetë, të cilët i nënshtrohen plotësisht Allahut xh.sh. Nga cilësitë e bukura të kësaj shkalle të Xhenetit, është se Zoti e ka përgatitur atë me “Dorën” e Tij dhe kjo është një shkallë e veçantë dhe nder i papërshkruar.

---

[782] Hakim-i, “El-Mustedrek”, vëll.2, fq.426, nr.3480 dhe thotë se `hadithi është me zinxhir Sahih, por Buhari-u dhe Muslim-i nuk e kanë regjistruar`; me këtë vlerësim nuk pajtohet Dhehebiu, i cili thotë se hadithi është i dobët;

[783] Taberani, “Mu`xhemu`l-Kebir”, 11/184, nr.11.439; Mundhiri-u në “Et-Tergib ve`t-Terhib”, 4/283, nr.5651 thotë: “E shënon Taberani në “Kebir” dhe “Euset” përmes dy rrugëve, njëra prej tyre është e mirë…”.

[784] Shih: Kurani, Teube, 72; Ra`d, 23; Nahël, 31; Kehf, 31; Merjem, 61; Taha, 76; Fatir, 33; Sad, 50; Gafir, 8;

Allahu xh.sh. e urdhëroi xhenetin e *Adn*-it të flet dhe ai foli, duke treguar se kanë shpëtuar besimtarët, ata të cilët do të meritojnë hyrjen në këtë vend të bukur dhe që imagjinata e njeriut nuk e arrin dot. Nga kjo kuptojmë se Zoti i ka dhënë edhe Xhenetit mundësinë për të folur.

Shumë dijetarë, këtë *hadith* dhe *hadith*-e të ngjashme, i kanë ndërlidhur me ajetet e para të *sure*-s "Mu`minun", ku edhe ajeti i parë i kësaj *sure*-je, fillon me po këtë formulim: "**Kanë shpëtuar besimtarët".**[785]

Transmeton Umer b. Hattabi r.a. se kur Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem i zbriste shpallja, përpara fytyrës së tij dëgjohej një zhurmë si zhurmë bletësh dhe shokët e tij kur e dëgjonin këtë zhurmë, e dinin se atij është duke iu shpallur, prandaj qëndronin heshtur dhe prisnin derisa të mbarojë kjo gjendje. E pasi mbaroi, ai u kthye kah Qabja dhe tha: *"O Zoti im, na shto e mos na pakëso, o Zot na ndero e mos na nënçmo, o Zot, na jep dhe mos na privo, o Zot na afro dhe mos na largo, o Zot, na bëj të kënaqur ndaj Teje dhe bëje veten Tënde të kënaqur ndaj nesh".* Pastaj tha: *"Më kanë zbritur 10 ajete, kush i zbaton ato do të hyjë në Xhenet"* e pastaj lexoi: **"Kanë shpëtuar besimtarët, të cilët falin namazin me frikë respekt".**[786]

Po ashtu e kanë pyetur Aishen r.a.h. se si ka qenë morali i Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem e ajo ka thënë: "Morali i tij ishte Kurani, lexonie suren Mu`minun ku thuhet: **"Kanë shpëtuar besimtarët.."** derisa lexoi dhjetë ajete, e pastaj tha: "Kështu ishte morali i Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem".[787]

Zoti ia jep besimin atij që e donë dhe të cilin e nderon, e nuk ia jep çdokujt. Transmeton Abdullah b. Mes`udi r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"...Allahu i jep pasuri (dunjanë) edhe atij që e do edhe atij që nuk e do, kurse imanin Zoti ia jep vetëm atij që e do, e kë e do Allahu, ia jep imanin".*[788]

---

[785] Kurani, Mu`minun, 1;

[786] Hakim-i, "El-Mustedrek", vëll.2, fq.425-426, nr.3479 dhe thotë se hadithi është me zinxhir Sahih, por Buhari-u dhe Muslim-i nuk e kanë regjistruar;

[787] Hakim-i, "El-Mustedrek", vëll.2, fq.426, nr.3481 dhe thotë se hadithi është me zinxhir Sahih, por Buhari-u dhe Muslim-i nuk e kanë regjistruar; me këtë vlerësim pajtohet edhe Dhehebi-u në "Telhis".

[788] Hakim-i, "El-Mustedrek", vëll.1, fq.88-89, nr.94-95 dhe thotë se hadithi është Sahih", me këtë pajtohet edhe Dhehebi-u;

10 *ajet*-et e para të kësaj *sure*-je do t`i shënojmë në vijim, që të kemi pasqyrë më të qartë se për çfarë cilësishë flasin këto *hadith*-e. Zoti thotë në Kuran: **"Është e sigurtë se kanë shpëtuar besimtarët: të cilët janë të përulur dhe janë të kujdesshëm gjatë faljes së namazit, ata të cilët i shmangën të kotës (fjalë a punë), dhe ata të cilët rregullisht japin zeqatin, dhe ata të cilët e ruajnë nderin e vet (sa i përket jetës intime), me përjashtim ndaj grave të veta (me kurorë) dhe ndaj atyre (robëreshave) që i kanë në pronësinë e vet, për të cilat nuk janë të qortuara, e kush kërkon përtej tyre (dëfrim nga të ndaluarat), të tillët janë ata që i kanë shkelë normat e caktuara, dhe ata të cilët me kujdes i ruajnë ato që u janë besuar (sende ose fjalë), e ruajnë edhe premtimin e dhënë, dhe ata të cilët i kushtojnë kujdes kohës së namazit të tyre. Të tillët janë mu ata trashëgimtarët, të cilët e trashëgojnë Firdeusin, aty janë përgjithmonë".[789]**

---

789 Kurani, Mu`minun, 1-11;

**حَدَّثَنِي أَبُو غَسَّانَ الْمِسْمَعِيُّ، وَمُحَمَّدُ بْنُ الْمُثَنَّى، وَمُحَمَّدُ بْنُ بَشَّارِ بْنِ عُثْمَانَ – وَاللَّفْظُ لِأَبِي غَسَّانَ، وَابْنِ الْمُثَنَّى – قَالَا: حَدَّثَنَا مُعَاذُ بْنُ هِشَامٍ، حَدَّثَنِي أَبِي، عَنْ قَتَادَةَ، عَنْ مُطَرِّفِ بْنِ عَبْدِ اللهِ بْنِ الشِّخِّيرِ، عَنْ عِيَاضِ بْنِ حِمَارٍ الْمُجَاشِعِيِّ، أَنَّ رَسُولَ اللهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ، قَالَ ذَاتَ يَوْمٍ فِي خُطْبَتِهِ: " أَلَا إِنَّ رَبِّي أَمَرَنِي أَنْ أُعَلِّمَكُمْ مَا جَهِلْتُمْ، مِمَّا عَلَّمَنِي يَوْمِي هَذَا، كُلُّ مَالٍ نَحَلْتُهُ عَبْدًا حَلَالٌ، وَإِنِّي خَلَقْتُ عِبَادِي حُنَفَاءَ كُلَّهُمْ، وَإِنَّهُمْ أَتَتْهُمُ الشَّيَاطِينُ فَاجْتَالَتْهُمْ عَنْ دِينِهِمْ، وَحَرَّمَتْ عَلَيْهِمْ مَا أَحْلَلْتُ لَهُمْ، وَأَمَرَتْهُمْ أَنْ يُشْرِكُوا بِي مَا لَمْ أُنْزِلْ بِهِ سُلْطَانًا، وَإِنَّ اللهَ نَظَرَ إِلَى أَهْلِ الْأَرْضِ، فَمَقَتَهُمْ عَرَبَهُمْ وَعَجَمَهُمْ، إِلَّا بَقَايَا مِنْ أَهْلِ الْكِتَابِ، وَقَالَ: إِنَّمَا بَعَثْتُكَ لِأَبْتَلِيَكَ وَأَبْتَلِيَ بِكَ، وَأَنْزَلْتُ عَلَيْكَ كِتَابًا لَا يَغْسِلُهُ الْمَاءُ، تَقْرَؤُهُ نَائِمًا وَيَقْظَانَ، وَإِنَّ اللهَ أَمَرَنِي أَنْ أُحَرِّقَ قُرَيْشًا، فَقُلْتُ: رَبِّ إِذًا يَثْلَغُوا رَأْسِي فَيَدَعُوهُ خُبْزَةً، قَالَ: اسْتَخْرِجْهُمْ كَمَا اسْتَخْرَجُوكَ، وَاغْزُهُمْ نُغْزِكَ، وَأَنْفِقْ فَسَنُنْفِقَ عَلَيْكَ، وَابْعَثْ جَيْشًا نَبْعَثْ خَمْسَةً مِثْلَهُ، وَقَاتِلْ بِمَنْ أَطَاعَكَ مَنْ عَصَاكَ، قَالَ: وَأَهْلُ الْجَنَّةِ ثَلَاثَةٌ ذُو سُلْطَانٍ مُقْسِطٌ مُتَصَدِّقٌ مُوَفَّقٌ، وَرَجُلٌ رَحِيمٌ رَقِيقُ الْقَلْبِ لِكُلِّ ذِي قُرْبَى وَمُسْلِمٍ، وَعَفِيفٌ مُتَعَفِّفٌ ذُو عِيَالٍ، قَالَ: وَأَهْلُ النَّارِ خَمْسَةٌ: الضَّعِيفُ الَّذِي لَا زَبْرَ لَهُ، الَّذِينَ هُمْ فِيكُمْ تَبَعًا لَا يَبْتَغُونَ أَهْلًا وَلَا مَالًا، وَالْخَائِنُ الَّذِي لَا يَخْفَى لَهُ طَمَعٌ، وَإِنْ دَقَّ إِلَّا خَانَهُ، وَرَجُلٌ لَا يُصْبِحُ وَلَا يُمْسِي إِلَّا وَهُوَ يُخَادِعُكَ عَنْ أَهْلِكَ وَمَالِكَ «**

Transmeton Ijad b. Himar el-Muxhashi`iju (r.a.) se i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem një ditë gjatë një hutbeje ka thënë*: “Zoti im më ka urdhëruar t`ua mësoj ato që i keni harruar nga ajo që u kam mësuar sot: (Allahu xhele she`nuhu thotë)*: ***“Unë robërit e Mi i kam krijuar si monoteistë dhe pastaj u erdhën shejtanët dhe i lajthitën ata nga feja. Ua ndaluan atë që ua kisha lejuar dhe i kanë urdhëruar ata që të më përshkruajnë shok Mua, për të cilën nuk kanë sjellë argumente”.*** *Allahu (xh.sh) ka shikuar në banorët e tokës, prej të cilëve i ka urryer arabët dhe joarabët, si dhe duke përjashtuar disa prej popujve të Librit.* Pastaj tha: *“Unë ju kam ardhur si i dërguar për t`u sprovuar dhe për t`i sprovuar (të tjerët) me ju, si dhe ju kam (ardhur me libra të) shpallur të cilat nuk mund të shlyhen përmes ujit, që të mund ta lexojnë ata që janë në gjumë dhe ata që janë zgjuar. Po ashtu, Allahu më ka urdhëruar që t`i shkatërroj Kurejshët, atëherë thashë: “O Zoti im, ata do më çajnë kokën sikur çahet buka, kurse Zoti tha:* ***“Largoi ata, siç të larguan ata ty, luftoi ata dhe Ne do të ndihmojmë në këtë, shpenzo dhe Ne do të japim ty. Përgatit ushtri, kurse Ne do të dërgojmë një ushtri pesë herë më të fortë se ajo. Lufto bashkë me ata që të nënshtrohen, kundër atyre të cilët nuk të nënshtrohen”.*** *Më pas tha:* ***“Banorët e Xhenetit janë tre lloje: “Udhëheqësi i drejtë, i sinqertë dhe i besueshëm. Po ashtu një person i cili është i mëshirshëm, i cili sillet me zemërbutësi ndaj çdo të afërmi dhe çdo myslimani, si dhe personi i cili nuk tregohet koprac ndaj familjes së tij gjatë mirëmbajtjes. Ndërsa banorët e Zjarrit janë pesë (kategori): “I dobti i cili aspak nuk logjikon, ndjek çdo gjë dhe nuk interesohet për familjen dhe pasurinë e tij; të pandershmit, të cilët lakmia i mposht edhe për gjëra të imta; (i treti), është ai njeri i cili nuk ndodh të agojë mëngjesi apo të bie mbrëmja, e ai të mos ju tradhtojë në familjen dhe pasurinë tuaj”.***[790]

Allahu xh.sh. i ka krijuar të gjitha krijesat me natyrshmëri të pastër dhe vetëdije të plotë, që të arrijnë të kuptojnë se çdo gjë ka një Krijues, e ky Krijues absolut është Allahu xh.sh. por njerëzit në të shumtën e rasteve, ndikohen nga rrethanat dhe individët në shoqëri, që të devijojnë mendimet e tyre dhe të fillojnë të anojnë kah ajo që dëshiron *shejtan*-i i mallkuar. Djalli është armik i njeriut dhe është betuar se deri në momentin e fundit do të

---

[790] Muslim-i, “Sahih”, kitab`ul-Xhenneti ve sifeti ne`imiha ve ehliha, bab 16, nr.2865; Ahmed-i, “Musned”, Daru`l-Hadith, Kajro, 1995, vëll.13, fq.387, nr.17.414; Këtë hadith e shënon edhe Dejlemi-u në “Firdeus”, vëll.3, fq.178, nr.4483 përmes Enes b. Malik-ut r.a. etj.

luftojë që ta devijojë njeriun nga besimi i vërtetë, e këtë luftë nuk e ndërpret në asnjë çast.

Të gjitha ideologjitë e shpikura, e kanë zanafillën tek djalli, pa marrë parasysh a janë ato politike apo ideologjike, qëllimi përfundimtar i tyre është që me ta, të devijohet njeriu nga feja e pastër Islame. Qëllimi parësor është të mbahet njeriu sa më larg prej fesë dhe sistemit hyjnorë. Transmeton Ebu Hurejre radijAllahu anhu se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *“Nuk ka fëmijë që nuk lind në natyrshmërinë e pastër, porse prindërit e kthejnë më pas në jehudi, të krishterë apo në adhurues të zjarrit..”.*[791]

Pra, nuk ka asnjë kontradiktë në mes këtij *hadith*-i dhe *hadithit kudsij* që e kemi në trajtim, sepse në këtë *hadith* tregohet se prindërit janë ata që i devijojnë fëmijët, kurse te *hadithi kudsij* tregohet se *shejtan*-ët janë ata që i devijojnë. Por *shejtan*-ët arrijnë t`i devijojnë njerëzit në mënyra të ndryshme, ndonjëherë shkaktar i bëjnë prindërit, siç ndodh në të shumtën e rasteve, ndonjëherë *shejtan*-ët i nxisin shokët që të ndikojnë tek devijimi i njeriut, ndonjëherë e arrijnë këtë përmes profesorëve, librave, emisioneve, e shumë forma të tjera. Pra, të gjithë këta janë nën ndikimin e *shejtan*-it, i cili është mik i afërt i pabesimtarëve. Zoti thotë në Kuran: **“...Ne i kemi bërë shejtanët miq të atyre që nuk besojnë”.**[792]

Më pas, Zoti na tregon se *shejtan*-ët i kanë bindur disa prej miqëve të tyre, që të paraqesin hallallin si haram, kurse haramin si hallall. Shumë gjëra që Zoti ua lejoi njerëzve, *shejtan*-i ua paraqet si të dyshimtë dhe të ndaluar, kurse gjërat e ndaluara, ua paraqet si të lejuara. Kështu, edhe Iblisi i mallkuar arriti ta mashtrojë Ademin alejhi`s-selam duke ia paraqitur pemën e ndaluar si gjë të lejuar, e ai u mashtrua duke ngrënë prej saj.[793]

Po ashtu, *shejtan*-ët ua zbukuruan njerëzve adhurimin e idhujve. Ata arritën që te njerëzit të zbukurojnë besimin në idhuj dhe duke u përshkruar atyre veti mbinatyrore dhe aftësi hyjnore, me çka i devijuan njerëzit nga feja e pastër dhe besimi në një Zot.

---

[791] Buhari-u, “Sahih”, kitab el-Xhenaizu, bab 79, nr.1358-59; Muslim-i, “Sahih”, kitab el-Kaderu, bab 6, nr.2658-59; Tirmidhi-u, “Sunen”, kitab el-Kaderi, nr.2145; Ebu Davud-i, “Sunen”, kitab Sunneh, nr.4714; Malik-u, “Muvetta”, kitab el-Xhenaizu, nr.566; Ahmed-i, “Musned”, 12/104, nr.7181; Ebu Ja`la, “Musned”, 11/197, nr.6306; Ibni Hiban-i, “Sahih”, 1/342, nr.133;

[792] Kurani, A`raf, 27;

[793] shih: Kurani, A`raf, 19-22;

*Shejtan*-i arriti të ndërhyjë në adhurimet e njerëzve duke caktuar një pjesë të adhurimit për Zotin dhe një pjesë për idhujt. Këtë na e përshkruan Zoti në Kuran ku thotë: **“Dhe nga ajo që krijoi Ai prej të lashtave dhe prej kafshëve shtëpiake, ata (idhujtarët) ndanë një pjesë për All-llahun dhe thanë: “Kjo është për All-llahun, e kjo është e idhujve tanë”. Ajo që ishte për idhujt, nuk shkon te All-llahu, e ajo që është për All-llahun, shkon te idhujt e tyre. Sa gjykim i shëmtuar është ai që gjykojnë (pjesën e idhujve e plotësonin nga ajo e All-llahut, në rast nevoje, e të All-llahut jo). Kështu shumicës së idhujtarëve, idhujt ua hijeshuan atyre mbytjen e fëmijëve të tyre, për t’i shkatërruar (me mashtrime) dhe për t‘ua ngatërruar fenë. Po sikur të donte All-llahu, ata nuk do të bënin atë, andaj hiqu tyre dhe asaj që shpifin. Dhe sipas bindjes së tyre ata thoshin: “Këto kafshë dhe këto bimë janë të ndaluara, nuk mund të ushqehet me to, përveç ata, të cilëve ne ua lejojmë; këto janë kafshë që është ndaluar t’u hipet; këto janë kafshë ku gjatë therjes së tyre nuk përmendin emrin e All-llahut, duke shpifur ndaj Tij. Ai do t’i ndëshkojë ata për shpifjet e tyre. Madje ata thonin: “Çka është në barqet e këtyre kafshëve është vetëm për meshkujt tanë, kurse e ndaluar për gratë tona”. E nëse ishte e ngordhtë (fruti në bark) ata (mashkuj e femra) ishin të barabartë në të. Do të ndëshkojë Ai cilësimin e tyre të rrejshëm. Ai është i përsosur në punët e Tij, i Dijshëm për krijesat e Tij. S’ka dyshim se kanë dështuar keq ata që mbytën fëmijët e tyre nga mendjelehtësia e pa kurrfarë dije dhe ata që duke i shpifur Zotit, shpallën të ndaluar atë që Zoti u kishte dhuruar. Ata kanë humbur rrugën e drejtë dhe prej fillimit nuk ishin në udhëzim”.**[794]

Po ashtu idhujtarët emërtuan disa kafshë me cilësi të ndryshme, duke i caktuar për qëllime të ndryshme, duke i ndaluar për hypje dhe për therje, edhe pse për këtë nuk kishin asnjë argument hyjnor. Zoti ua demanton këto pretendime të kota kur thotë: **“All-llahu nuk emërtoi (për të shenjtë) Behirën, as Saibën, as Vesilën, dhe as Hamën, por ata që nuk besuan trillojnë rrenë për All-llahun, (duke thënë se All-llahu i përcaktoi) dhe shumica e tyre nuk kuptojnë (se janë duke shpifur)”.**[795]

Si dhe në ajetin 59 të sures Junus thotë: **“Thuaj: “Më thuani, atë që All-llahu ju dha si ushqim (të lejuar), e ju nga ai diçka bëtë të ndaluar e diçka të lejuar?” Thuaj: “A ju lejoi All-llahu ju, ose ju i shpifni All-llahut?”.**

---

794 Kurani, En`am, 136-140;
795 Kurani, Maide, 103;

Kështu ishin idhujtarët në devijimin e tyre, kurse në këto mashtrime, i pasuan edhe ithtarët e librave, jehudët dhe të krishterët, të cilët patën shpallje nga Zoti, por përsëri devijuan nga rruga e pejgamberëve dhe ndoqën djallin i cili ua paraqiti haramin si hallall, duke u thënë se Uzejri dhe Isau alejhi`s-selam janë të shenjtë dhe bijë të Zotit.

Zoti na thotë kështu në Kuran: **"E jehuditë thanë: "Uzejri është djali i All-llahut", e të krishterët thanë: "Mesihu është djalë i All-llahut". Ato ishin thënie të tyre me gojët e tyre (fraza të thata), që imitojnë thëniet e pabesimtarëve të mëhershëm. All-llahu i vraftë, si largohen (nga e vërteta)!".[796]**

Ky devijim i tyre, erdhi përmes prijësve të tyre fetar, të cilët të ndikuar nga *shejtan*-i, filluan të ndryshojnë librat hyjnor dhe të shtojnë në to atë që dëshirojnë dhe të heqin prej saj atë që nuk u kuvendon. Edhe këtë ndodhi e tregon qartë Kurani i madhërueshëm ku thotë: **"Është shkatërrim për ata që me duart e veta e shkruajnë librin, e pastaj thonë: `Kjo është nga All-llahu!`, e për të arritur me të një fitim të paktë, pra është shkatërrim i madh për ta çka shkruan duart e tyre dhe është shkatërrim i madh për ta ajo çka fitojnë".[797]**

Me këtë, ithtarët e librit i ngritën lart priftërinjtë e tyre saqë i sollën në pozitën e hyjnizimit, sepse atë që ua paraqesnin si të lejuar, e merrnin si të tillë, e çka u ndalonin, ata largoheshin prej saj. Kështu citohet në Kuran ku thotë: **"Ata i konsideruan "ahbarët" (rabinët hebrej) të tyre, "ruhbanët" (murgjit e krishterë) të tyre dhe Mesihun (Isain) birin e Merjemes, për zota pos All-llahut, ndërsa ata nuk janë urdhëruar për tjetër (nga pejgamberët) pos për adhurimin ndaj All-llahut një, e që nuk ka të adhuruar tjetër pos Tij. I lartë është Ai nga ajo që i shoqërojnë".[798]**

Adij b. Hatim ka shkuar te i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem dhe e ka dëgjuar duke e lexuar këtë *ajet,* ku më pas i ka thënë: *"Ata nuk i adhurojnë priftërinjtë e tyre, porse kur ata u lejojnë diçka, këta e konsiderojnë hallall, kurse kur ata u ndalojnë diçka, këta e konsiderojnë haram".[799]*

---

[796] Kurani, Teube, 30;
[797] Kurani, Bekare, 79;
[798] Kurani, Teube, 31;
[799] Tirmidhi-u, "Sunen", kitab Tefsir, bab min sureti`t-teubeti, nr.3106 dhe thotë se hadithi është Garib;

Murgjit krishterë e shpikën edhe murgërinë (kallugjerinë) duke ia përshkruar atë Zotit, por për këtë ata nuk kanë asnjë fakt. Zoti thotë: **“...ndërsa murgësinë ata vetë e shpikën...”[800]** Karakteristikë e tyre është të shpifin për Zotin pa fakte, veprim të cilin e praktikojnë edhe sot e kësaj dite, ku çdoherë që diçka nuk u shkon për shtati, e ndryshojnë tekstin fetar dhe i përshtatin ligjet me dëshirat e tyre. Te ata, priftët konsiderohen të shenjtë dhe atë që ata e shohin të përshtatshme të intervenohet, e marrin si vendim të Zotit.

Në fenë tonë është shumë e qartë dispozita për këtë, ligjet i ka caktuar Zoti dhe askush nuk posedon të drejtën që të ndryshojë diçka nga tekstet fetare. Jo dijetarët apo hoxhallarët, por as i Dërguari i Zotit nuk ka pas të drejtë të bëjë diçka të ndaluar apo të lejuar pa urdhrin e Zotit. Këtë ia bëri me dije dhe në Kuran ku thotë Allahu xh.sh.: **“O ti pejgamber, pse ia ndalon vetes atë që All-llahu ta lejoi? A kërkon me të pajtim e grave tuaja? All-llahu është mëkatfalës, mëshirues”.[801]**

Zoti nuk la dilema në fenë e Tij dhe qartësoi gjithçka me saktësi. Është qartësuar edhe e lejuara edhe e ndaluara. Zoti thotë në Kuran: **“...Ai ju sqaroi juve se çka është ndaluar për ju...”[802]** dhe tha: **“Ne ty ta shpallëm Librin sqarim për çdo send..”.[803]** Muxhahidi në koment të këtij *ajet*-i thotë: “U ka sqaruar të gjitha që janë të lejuara dhe të ndaluara”.[804]

Transmeton Nu`man b. Beshiri radijAllahu anhu se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *“Hallalli është i qartë dhe harami është i qartë, e në mes tyre ka disa gjëra të cilat janë të dyshimta, të cilat shumica e njerëzve nuk i dinë. Kush e ruan veten nga këto vepra të paqarta, e ka mbrojtur fenë dhe nderin e vet. Ai që jepet pas të dyshimtave, është si bariu që kullot bagëtinë e tij afër kullotave të huaja dhe në çdo rast kafshët mund të hyjnë në të. Çdo pronar ka një pronë (të ndaluar për të tjerët) dhe pronat e Allahut në tokë janë ato që i ka ndaluar. Në trup gjendet një copë mishi, e cila nëse është e shëndoshë, është i shëndoshë i tërë trupi, e nëse është i prishur, prishet tërë trupi, e ajo është zemra”.*[805]

---

[800] Kurani, Hadid, 27;
[801] Kurani, Tahrim, 1;
[802] Kurani, En`am, 119;
[803] Kurani, Nahël, 89;
[804] Sujuti, “Ed-Durru`l-Menthur”, vëll.9, fq.100;
[805] Buhari-u, “Sahih”, kitabul Iman, bab 39, nr.52; Muslim-i, “Sahih”, kitab Musakat, bab 20, nr. 1599; Tirmidhi-u, “Sunen”, kitabul Buju`, bab 1, nr.1209; Ibni Maxheh, “Sunen”, kitab el-Fiteni, bab 14, nr.3984; Nesai, “Sunen”, kitabul Buju`, bab 2, nr.4458 dhe kitab Eshribe, bab 50, nr.5713; Ebu Davud-i, “Sunen”, kitabul Buju`, bab 3, nr.3329; Darimij-u,

E kush pas kësaj e shpall të lejuarën si të ndaluar apo të kundërtën, duke e bërë këtë me qëllim, ky ka bërë *kufër* dhe është shkak për dalje nga feja. Imam Ebu Hanife thotë: "Ne nuk guxojmë ta cilësojmë *kafir* një musliman, për shkak të mëkatit të cilin e ka bërë, qoftë ky mëkat edhe i madh, me kusht që ky musliman mos e konsiderojë atë mëkat si diçka të lejuar".[806] Imam Nesefiu thotë: "..konsiderimi i mëkatit si të lejueshëm është *kufër*, mburrja me kryerjen e mëkatit është kufër...".[807] E kush i përmbahet këtij ligji hyjnorë dhe nuk i tejkalon kufijtë në të, ai do të gjejë udhëzimin dhe shpëtimin.

Transmeton Xhabir b. Abdullahu radijAllahu anhu se një njeri erdhi dhe e pyeti Pejgamberin sal-lallahu alejhi ve sel-lem: "Nëse unë fali namazet e obliguara, e agjëroj Ramazanin, bëj atë që është e lejuar dhe largohem nga e ndaluara, e kësaj nuk i shtoj asgjë, a do të hyj në Xhenet?" Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem tha: *"Po".*[808]

Gjithashtu nga ajo që na mësoi i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem duhet të zbatojmë aq sa mundemi, kurse atë që na e ndaloi, duhet të largohemi tërësisht prej saj. Kështu transmeton Ebu Hurejre radijAllahu anhu se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Nga çfarë ju kam ndaluar largohuni dhe atë që ju kam urdhëruar, kryeni sa të mundeni. Ata që ishin para jush u shkatërruan nga shkaku i pyetjeve të shumta dhe kontradiktave me pejgamberët e tyre".*[809]

Hasan el-Basriu ka thënë: "Vepra më e mirë e besimtarit, është të largohet nga ndalesat e Allahut".[810]

Nuk duhet njeriu besimtarë të bie pre e mashtrimeve të *shejtan*-it apo epshit të vet, sepse këta janë armiq të cilët dëshirojnë ta fusin njeriun nëpër veprat e ndaluara. Zoti na përmend në Kuran duke na thënë: "**A e ke parë ti**

"Sunen", kitab Buju`, bab 1, nr.2531; Ahmed-i, "Musned", 4/269-270, nr.18.375 dhe 18.402; ky hadith kur përcillet përmes Muxhalid b. Seidit ka vërejtje, pasi Ibni Haxheri në "Tekrib" thotë: 'Nuk është i fortë, pasi kah fundi i jetës ka filluar të gabojë në hadith";

806 Ebu Hanife, "Fikhu`l-Ekber", fq.65; po ashtu edhe nga Imam Ali esh-Sheukani, "Sherh Akidetu`t-Tahavije", Daru`l-Kutubi`l-Ilmijje, Bejrut, fq.24;

807 Nesefiu, "Besimi Islam sipas imam Nesefiut", fq.48;

808 Muslim-i, "Sahih", kitab el-Imanu, bab 4, nr.15; Ahmedi, "Musned", 22/288, nr.14.394;

809 Buhari-u, "Sahih", kitab I`tisam, bab 2, nr.7288; Muslim-i, "Sahih", kitab el-Fadailu, bab 37, nr.1337 dhe ky tekst është i tij; etj.

810 Ibni Rexheb el-Hanbeli, "Xhamiu`l-Ulumi ve`l-Hikem", vëll.1, fq.267;

**(Muhamed) atë që duke e ditur, dëshirën e vet e respekton si zot të vetin?”[811]** Hasani thotë: “Ky është ai që bën çka t`i kujtohet”.[812]

Sot nuk është *ummet*-i musliman në ndonjë rrezik nga *shirk*-u i përgjithshëm, por nga *fitne*-t e ndyshme të cilat i kanë kapluar muslimanët. Sepse *shejtan*-i mundohet përmes mënyrave të ndryshme të depërtojë në mesin e tyre dhe të shkaktojë çrregullime. Nëse nuk arrin t`i fus njerëzit në *shirk,* ai mundohet që t`i fus në harame dhe mëkate, sidomos në *fitne* në mes myslimanëve.

Këtë e dëshmoi edhe vet i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ku tha në një *hadith* që e transmeton Xhabiri radijAllahu anhu: *“Shejtani i ka humbur shpresat se mund të adhurohet nga ata që falin namaz në Gadishullin Arabik, por mundohet t`i kacafyt mes veti*”.[813]

Gjithashtu transmeton Ukbe b. Amir radijAllahu anhu se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem doli një ditë dhe fali namazin e *xhenazes* për dëshmorët e Uhudit, pastaj hypi në *minber* dhe tha: *“Unë do të hap rrugën për ju si prijësi i juaj dhe do të jem dëshmues për ju. Për Allahun! Mu tani e shoh Haudin tim (lumin Keuther në Xhenet) dhe më janë dhënë çelësat e thesareve të tokës. Për Allahun! Dhe në të vërtetë unë nuk kam frikë se ju do të bëni shirk pas meje, por kam frikë se do të luftoni me njëri-tjetrin”.*[814]

Mashtrimet e *shejtan*-it janë të shumta dhe në forma të ndryshme, kështu që duhet të kemi kujdes të mos biem në mashtrimet e tij, sepse dëshira e tij përfundimtare është ta tërheq njeriun në Zjarr, kurse Zoti dëshiron që të na vendos në Xhenetet e Tij të larta. Duhet sa më shumë të lexojmë dhe të mësojmë rreth intrigave të tij si dhe të marrim njohuri të mjaftueshme rreth hallallit dhe haramit, që të mos nxitojmë të bëjmë hallall diçka që Zoti e ka ndaluar, apo të ndalojmë diçka që Zoti e ka lejuar.

Më pas, në *hadith* trajtohet çështja e banorëve të Xhenetit dhe banorëve të Zjarrit, ku Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem i përmendi disa grupe të cilët do të jenë pjesë e tyre, edhe pse nuk janë këta të vetmet veprime që drejtojnë kah këto rrugë.

---

[811] Kurani, Xhathije, 23;

[812] Ibni Rexheb el-Hanbeli, “Xhamiu`l-Ulumi ve`l-Hikem”, vëll.2, fq.605;

[813] Muslim-i, “Sahih”, kitab Sifati`l-Munafikin, bab 16, nr.2812; Tirmidhi-u, “Sunen”, kitab Bir ve silet, bab 25, nr.1944 dhe thotë se hadithi është Hasen; Ahmed-i, “Musned”, 23/200, nr.14.940;

[814] Buhari-u, “Sahih”, kitab el-Xhenaizu, bab 72, nr.1344; Muslim-i, “Sahih”, kitab el-Fedailu, bab 8, nr.2296; Ahmedi, “Musned”, 28/578, nr.17.344; etj.

Të parën vepër që përmendi Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem, është sunduesi i drejtë, i cili nuk bën padrejtësi ndaj popullit të vet, sepse njeriu kur të merr sundim dhe pushtet, ka më shumë mundësi të kryejë mizori dhe padrejtësi, e në këtë situatë, duhet të vëndojë prioritet vetvetes që drejtësia të jetë mbi epshin dhe egon e tij.

Tjetri, do të jetë personi me zemër të butë, i cili është i mëshirshëm dhe i sjellshëm ndaj të gjitha krijesave, është i moralshëm dhe i edukuar në principet e mirëfillta Islame, andaj edhe Zoti do të ketë mëshirë ndaj tij dhe do t`ia mundësojë të shijojë kënaqësitë e Xhenetit.

Dhe personi i tretë i përmendur në këtë *hadith*, është personi i cili nuk tregohet koprrac ndaj familjes së tij, por shpenzon dhe harxhon për t`i mirëmbajtur familjen, fëmijët dhe gruan, e gjithë kjo do t`i konsiderohet sikur ta kishte shpërndarë lëmoshë.

Kurse për banorët e Zjarrit, në tekst përmenden pesë kategori, por është e mundur që transmetuesi të ketë harruar se kush kanë qenë edhe dy të fundit, andaj edhe paraqiten si formë supozimi. Por, pika e përbashkët e të gjithë atyre, është pandershmëria dhe mos pasja edukatë të mirëfilltë, që është edhe prej vetive më negative që mund të posedojë njeriu.

## *HADITHI I NJËQINDENËNTËDHJETËETETË (198)*

حَدَّثَنَا حَسَنٌ، حَدَّثَنَا حَمَّادٌ، عَنْ ثَابِتٍ الْبُنَانِيِّ، وَأَبِي عِمْرَانَ الْجَوْنِيِّ، عَنْ أَنَسِ بْنِ مَالِكٍ، أَنَّ رَسُولَ اللهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ قَالَ: " يَخْرُجُ مِنَ النَّارِ أَرْبَعَةٌ، يُعْرَضُونَ عَلَى اللهِ، فَيَأْمُرُ بِهِمْ إِلَى النَّارِ، فَيَلْتَفِتُ أَحَدُهُمْ، فَيَقُولُ: أَيْ رَبِّ، قَدْ كُنْتُ أَرْجُو إِنْ أَخْرَجْتَنِي مِنْهَا أَنْ لَا تُعِيدَنِي فِيهَا، فَيَقُولُ: فَلَا تُعُودُ فِيهَا".

Transmeton Enes b. Malik-u (r.a.) se i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Prej Zjarri do të dalin katër persona, të cilët do të paraqiten para Allahut xh.sh. dhe Ai do të urdhërojë që t`i kthejnë në Zjarr, kurse njëri do të kthehet dhe do të thotë: "O Zoti im, kam shpresuar se nëse më nxjerr prej tij (Zjarrit) nuk do të më kthesh më në të!" Kurse Zoti do të thotë: **"Pra, nuk do të kthej më në të".***[815]

Këta do të dalin prej Zjarri me urdhërin e Zotit, sepse prej atje, askush nuk mund të del me dëshirën e vet, por Zoti qëllimisht do të mundësojë të dalin këta njerëz dhe Allahu xh.sh. do të urdhërojë melekët që t`i kthejnë ata në Zjarr. Në këtë çast, këta njerëz do të ndjehen fatkeq kur Zoti do të urdhërojë t`i kthejë në Zjarr, andaj do të kërkojnë që t`u falet dhe të mëshirohen, nga shkaku se këta kanë shpresuar që pasi të dalin prej aty, Zoti më nuk i kthen përsëri atje dhe kështu është vërtet, nga shkaku se siç potencohet në *hadith*-in *kudsij*, Allahu është ashtu siç e mendojnë njerëzit, pra, ai që e mendon të Mëshirshëm dhe Falës, do ta gjejë në këtë mënyrë. Zoti nuk e kthen në Zjarr atë i cili del pej aty. Nga kjo, kuptojmë se sa vlerë ka të mbahet shpresë në Faljen e Zotit dhe Mëshirën e Tij.

Ahmed-i e shënon edhe në një formë tjetër nga Enes b. Malik-u r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Me të vërtetë, një rob në Xhehenem do të thirr njëmijë vite: "Ja Hanan ja Menan" e Zoti do t`i thotë Xhibrilit: **"Shko dhe ma sjell këtë rob".** Do të shkojë Xhibrili dhe do t`i gjejë banorët e Zjarrit duke qarë, do të kthehet dhe do ta lajmërojë se në*

[815] Ahmed-i, "Musned", 21/36, nr.13.313; Muslim-i, "Sahih", kitab el-Imanu, bab 84, nr.192;

*cilin vend gjendej, e atëherë do ta sjellë atë dhe do të qëndrojë para Zotit, më pas do t`i thotë:* ***"O robi Im, si e gjete vendin dhe vendpushimin tënd?!"*** *Ai do të thotë: "O Zot, vend shumë i keq dhe vendpushim shumë i keq". Ai do të thotë:* ***"Kthejeni robin Tim".*** *Ai do të thotë: "O Zot! Nuk kam shpresuar që pasi të më nxjerrësh prej aty, të më kthesh përsëri në të!" Ai do të thotë:* ***"Lëshonie robin Tim".***[816]

---

[816] Ahmed-i, "Musned", 21/99, nr.13.411; shejh Shuajb el-Arnauti në verifikim të këtij hadithi në Musnedin e Ahmed-it, thotë se zinxhiri i këtij hadithi është shumë i dobët, sepse për Ebu Dhilalin janë unik që është i dobët;

## *HADITHI I NJËQINDENËNTËDHJETËENËNTË (199)*

**حَدَّثَنَا أَبُو عَبْدِ الرَّحْمَنِ، حَدَّثَنِي سَعِيدُ بْنُ أَبِي أَيُّوبَ، حَدَّثَنِي مَعْرُوفُ بْنُ سُوَيْدٍ الْجُذَامِيُّ، عَنْ أَبِي عُشَّانَةَ الْمَعَافِرِيِّ، عَنْ عَبْدِ اللهِ بْنِ عَمْرِو بْنِ العَاصِي، عَنْ رَسُولِ اللهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ أَنَّهُ قَالَ: " هَلْ تَدْرُونَ أَوَّلَ مَنْ يَدْخُلُ الْجَنَّةَ مِنْ خَلْقِ اللهِ؟ " قَالُوا: اللهُ وَرَسُولُهُ أَعْلَمُ قَالَ: " أَوَّلُ مَنْ يَدْخُلُ الْجَنَّةَ مِنْ خَلْقِ اللهِ الْفُقَرَاءُ الْمُهَاجِرُونَ ، الَّذِينَ تُسَدُّ بِهِمُ الثُّغُورُ، وَيُتَّقَى بِهِمُ الْمَكَارِهُ، وَيَمُوتُ أَحَدُهُمْ وَحَاجَتُهُ فِي صَدْرِهِ، لَا يَسْتَطِيعُ لَهَا قَضَاءً فَيَقُولُ اللهُ عَزَّ وَجَلَّ لِمَنْ يَشَاءُ مِنْ مَلَائِكَتِهِ: ائْتُوهُمْ فَحَيُّوهُمْ، فَتَقُولُ الْمَلَائِكَةُ: نَحْنُ سُكَّانُ سَمَائِكَ، وَخِيرَتُكَ مِنْ خَلْقِكَ، أَفَتَأْمُرُنَا أَنْ نَأْتِيَ هَؤُلَاءِ فَنُسَلِّمَ عَلَيْهِمْ؟ قَالَ: إِنَّهُمْ كَانُوا عِبَادًا يَعْبُدُونِي ، لَا يُشْرِكُونَ بِي شَيْئًا، وَتُسَدُّ بِهِمُ الثُّغُورُ، وَيُتَّقَى بِهِمُ الْمَكَارِهُ، وَيَمُوتُ أَحَدُهُمْ، وَحَاجَتُهُ فِي صَدْرِهِ، لَا يَسْتَطِيعُ لَهَا قَضَاءً قَالَ: فَتَأْتِيهِمُ الْمَلَائِكَةُ عِنْدَ ذَلِكَ، فَيَدْخُلُونَ عَلَيْهِمْ مِنْ كُلِّ بَابٍ ": {سَلَامٌ عَلَيْكُمْ بِمَا صَبَرْتُمْ فَنِعْمَ عُقْبَى الدَّارِ} [الرعد: 24]**

Transmeton Abdullah b. Amër b. Asi (r.a.) se i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"A e dini se kush do të hyjë i pari në Xhenet prej krijesave të Allahut?"* Njerëzit thanë: "Allahu dhe Pejgamberi i Tij e dinë më mirë!" Ai tha: *"Të parët që do të hyjnë në Xhenet prej krijesave të Zotit, janë të varfërit dhe muhaxhirët, ata me të cilët mbrohen hendeqet dhe pruhen të këqijat. Prej tyre ka që vdesin me nevoja të pa përmbushura, të cilat nuk munden t`i realizojnë. Atëherë u thotë Allahu xh.sh. disa prej melekëve të cilët Ai dëshiron:* ***"Shkoni dhe përshëndetni ata!"*** *Melekët do të thonë: "Ne jemi banorë të qiellit Tënd dhe më të zgjedhurit e krijesave Tua, a na urdhëron të shkojmë tek ata dhe t`i përshëndesim me selam?!" (Allahu) thotë:* ***"Ata ishin robër që më adhuronin vetëm Mua dhe nuk më shoqëruan asgjë. Me ata mbroheshin hendeqet dhe pruheshin të këqijat, si dhe prej tyre kishte që vdisnin me***

***nevoja të papërmbushura, të cilat nuk mund t`i realizonin”.*** Tha (Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem): *“Kështu u vijnë melekët duke hyrë nga të gjitha dyert (duke u thënë): “Selam për juve për durimin që treguat dhe sa përfundim i mirë që është shtëpia e juaj”.*[817]

Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka dëshiruar vazhdimisht t`i nxisë dhe inspirojë shokët e tij dhe të gjithë besimtarët drejt veprave të mira dhe të kenë synim Xhenetin e botën e përhershme. Edhe ata të cilët kanë qenë më pak kontribues për komunitetin musliman, është munduar të mos i lë anash dhe të ndihen si të braktisur, por edhe ata i ka motivuar që me veprat e tyre qofshin edhe të pakta, të konkurojnë në bamirësi dhe të synojnë Xhenetin.

Në këtë rast, tregohet se në Xhenet prej radhëve të besimtarëve, do të jenë edhe të varfërit të cilët në këtë botë nuk kanë mundësi materiale që t`i shërbejnë kauzës Islame, por do të jenë prej atyre të cilët do të meritojnë shpërblime të shumta në botën tjetër dhe të jenë të parët që hyjnë në Xhenet.

Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem shpesh i ka nxitur të mendojnë dhe të analizojnë edhe shokët e tij që duke u parashtruar pyetje të ndryshme, të mundohen të vijnë në një përgjigje logjike dhe të përafërt. Në këtë rast, i pyeti se mos vallë, e di dikush se kush do të jenë të parët që do të hyjnë në Xhenet?!

Por, shokët e tij, nga disiplina e lartë dhe edukata shembullore që kishin, nuk merrnin guximin që të japin përgjigje, duke pritur që Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem të flet, sepse e dinin që përpos asaj që dinë ata, do të mësojnë edhe diçka tjetër, kështu që ia mbështetnin dijen Allahut dhe Pejgamberit të tij sal-lallahu alejhi ve sel-lem.

---

817 Ahmed-i, “Musned”, 11/131, nr.6570; Bezzar-i, “Bahru`z-Zehar”, 6/426-427, nr.2457; Ibni Hiban-i, në “Sahih”-un e tij, sipas radhitjes së Ibën Belbanit në “Ihsan fi tekrib Sahih Ibni Hiban”, 16/438, nr.7421; Hakim-i, “Mustedrek”, 2/81, nr.2393 dhe thotë se “zinxhiri i këtij hadithi është Sahih, por Buhari-u dhe Muslim-i nuk e kanë shënuar”; me të pajtohet edhe Dhehebiu; Ebu Nuajm-i, “Hiljetu`l-Eulija”, 1/347; Bejheki-u, “Shuabu`l-Iman”, vëll.13, fq.21, nr.9895; Hejthemi-u, “Mexhmeu`z-Zevaid”, 10/328, nr.17.886 dhe thotë se e përcjell Ahmed-i, Bezzar-i dhe Taberani, transmetuesit janë të besueshëm”. Shejh Shuajb el-Arnauti në verifikim të Musnedit të Ahmed-it, për këtë hadith thotë se zinxhirin e ka të mirë (xhejid);

Pasi nuk dhanë përgjigje, Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem u tregoi se të parët që do të afrohen tek Xheneti dhe do t`u jepet leje për të hyrë në të, do të jenë të varfërit prej muslimanëve dhe Muhaxhirët të cilët u shpërngulën prej Meke duke braktisur tokën, pasurinë dhe pronën për t`u shpërngulur me Muhamedin sal-lallahu alejhi ve sel-lem për në qytetin e Medines. Ata ndoshta kanë dalur prej kësaj bote pa i realizuar dëshirat e tyre dhe kanë vdekur me plane të parealizuara për të ardhmen e tyre, sepse shkaku i varfërisë nuk kanë pasur mundësi të sigurojnë kushte më të mira.

Në ndërlidhje me këtë temë, ka edhe shumë tekste tjera që e përforcojnë kuptimin e këtillë, se të varfërit do të jenë të privilegjuarit në botën tjetër, sepse në këtë botë zakonisht nuk janë marrë në konsideratë dhe nuk janë marrë në konsultim prej dikujt, janë braktisur dhe nuk i kanë respektuar, kështu që në botën tjetër do të jenë prej të favorizuarve. Në këtë drejtim ka shumë *hadith*-e, por ne do të përmendim vetëm disa për të dëshmuar këtë fakt. Transmeton Abdullah b. Amër b. Asi radijAllahu anhu se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Të varfërit prej muhaxhirëve, do të hyjnë në Xhenet 40 vjet para të pasurve"*.[818]

Po ashtu, transmeton Imran b. Husajni radijAllahu anhu se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"E kam parë Xhenetin, ku vërejta se në të shumica e banorëve do të jenë të varfërit..."*.[819]

Si dhe transmetimin që e përcjellë Seid b. Amir el-Xhumhiju r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem për të varfërit musliman ka thënë: *"Do të afrohen siç afrohet pëllumbi, e atyre do t`u thuhet: "Ndaluni për t`u llogaritur". Ata do të thonë: "Pasha Allahun! Nuk na ka ngelur diçka për t`u marrë në llogari". Atëherë Allahu xh.sh. do të thotë:* ***"Të vërtetën e kanë thënë robërit e Mi"*** *dhe do të hyjnë në Xhenet shtatëdhjetë vite para të tjerëve"*.[820]

Në tekstin e *hadith*-it bazë, përmendet termi në njëjës *"Thegër"* (shumësi *thugur")* që ka kuptimin e hendeqeve të kufirit të shtetit, të cilat janë pjesët

---

[818] Muslim-i, "Sahih", kitab ez-Zuhdu ve`r-Rekaik, nr.2979; Ahmed-i, "Musned", 11/143, nr.6578; etj.
[819] Buhari-u, "Sahih", kitab er-Rikaku, bab fadli`l-fakri, nr.6449; etj;
[820] Taberani, "Mu`xhemu`l-Kebir", 6/58, nr.5508; Ebu Nuajm-i, "Hiljetu`l-Evlija", 1/246-247; Mundhiri-u në "Tergib ve`t-Terhib", 4/64, nr.4817 thotë se transmetuesit janë të besueshëm, përpos Jezid b. Ebu Zijadit; Hejthemi-u në "Mexhmeu`z-Zevaid", 10/332, nr.17.898 thotë: "Në zinxhir gjendet Jezid b. Ebu Zijadi për të cilin janë unanim se është i dobët, kurse transmetuesit tjerë janë të besueshëm";

më të dobëta të kufirit të shtetit që duhet mbrojtur me gatishmëri të plotë ngase përmes saj mund të depërtojë armiku më lehtë.

Nga kjo kuptojmë se ata janë edhe luftëtarë në rrugën e Zotit dhe japin kontribut me trupin e tyre dhe gatishmërinë për të mbrojtur shtetin Islam prej depërtimit të armikut nga ndonjë anë.

Kur do të hyjnë në Xhenet kjo kategori e njerëzve, Zoti do të urdhërojë që melekët të shkojnë dhe t`i përshëndesin me përshëndetjen Islame, si respekt dhe nder për kontributin e tyre dhe durimin e sprovave.

Melekët edhe pse të habitura nga ky nder i veçantë që u bëhet atyre, që krijesat më të ndershme dhe më të lartësuara të shkojnë dhe t`i përshëndesin ata, por urdhrin e Zotit nuk mund ta refuzojnë assesi, kështu që ata shkojnë dhe i përshëndesin ata në Xhenet.

Dhe në fund lexoi *ajet*-in: **"Xhenete të Adnit ku do të hyjnë ata, edhe prindërit, edhe gratë dhe fëmijët e tyre të cilët kanë qenë vepërmirë ata do t`i vizitojnë melekët duke hyrë nga çdo derë. (u thonë): "Selamun alejkum" me durimin tuaj gjetët shpëtimin, sa përfundim i lavdishëm është ky vend".**[821]

[821] Kurani, Ra`d, 23-24;

## *HADITHI I DYQIND (200)*

حَدَّثَنَا يَزِيدُ، أَخْبَرَنَا حَمَّادُ بْنُ سَلَمَةَ، عَنْ عَاصِمِ بْنِ أَبِي النَّجُودِ، عَنْ أَبِي صَالِحٍ، عَنْ أَبِي هُرَيْرَةَ، قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: " إِنَّ اللهَ عَزَّ وَجَلَّ لَيَرْفَعُ الدَّرَجَةَ لِلْعَبْدِ الصَّالِحِ فِي الْجَنَّةِ، فَيَقُولُ: يَا رَبِّ، أَنَّى لِي هَذِهِ؟ فَيَقُولُ: بِاسْتِغْفَارِ وَلَدِكَ لَكَ".

Transmeton Ebu Hurejre (r.a.) i cili thotë: "I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Allahu xh.sh. do të ngrit shkallët e robit të Tij të mirë në Xhenet dhe ai do të thotë: "O Zot, prej nga më vjen mua kjo?" Ai do të thotë:* ***"Me kërkimin e faljes së fëmijës tënd për ty".***[822]

Njeriut besimtarë nuk i ndalojnë begatitë nga ana e Zotit edhe pas vdekjes së tij, saqë ai do të përfitojë prej veprave të tija që ka realizuar në këtë botë, po ashtu do të përfitojë nga veprat të cilat i kryejnë të afërmit për të pas vdekjes së tij. Njeriu nëse ka qenë shkak që ta mësojë fëmijën e tij për një vepër të dobishme, çdoherë kur fëmija do të punojë sipas saj, do të përfitojë edhe prindi, sepse ai është shkaku i asaj dije. Por, ngjashëm është edhe me veprën e keqe, nëse prindi bëhet shkak t`i mësojë fëmijës rrugën e haramit, do të merr një pjesë të mëkatit çdoherë që fëmija do ta kryejë atë.

Dijetarët kanë përmendur një sërë veprash që i shkojnë të vdekurit pas vdekjes së tij, duke u bazuar në *hadith*-e të përcjellura nga ana e Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem. Prej tyre përmenden sadakaja e rrjedhshme apo vakëfi, dituria e dobishme, qoftë ajo libër, ligjeratë, ide, mësim apo të ndonjë forme tjetër, si dhe fëmija i mirë i cili do të lutet për të pas vdekjes.

---

822 Ahmed-i, "Musned", 16/356, nr.10.610; Ibni Maxheh, "Sunen", kitab el-Edebi, bab 1, nr.3660; Ibni Ebi Shejbeh, "El-Musannef", 3/58, nr.12.081; Buhari-u, "Edeb`ul-Mufred", nr.36; Taberani, "Mu`xhemu`l-Euset", 5/210, nr.5108; Busiri-u në "Zevaid" thotë se zinxhiri i këtij hadithi është Sahih kurse transmetuesit janë të besueshëm; shejh Shuajb el-Arnauti në verifikim të këtij hadithi, thotë se është me zinxhir hasen shkaku i Asimit, kurse transmetuesit tjerë janë të besueshëm, transmetues të dy Sahiheve;

Transmeton Ebu Hurejre radijAllahu anhu se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *“Kur vdes biri i Ademit (njeriu), i ndërpriten veprat e tij, përpos se në tre raste: “Sadakaja e rrjedhshme, diturisë së dobishme dhe nga një fëmijë i mirë, i cili do të lutet për të”.*[823]

Këto tre faktorë përmenden në këtë *hadith*, por ka edhe *hadith*-e tjera që dëshmojnë se të vdekurit i arrijnë shpërblimet e veprave të mira që kryhen nga të gjallët për te. Këtu mund të përmendim kryerjen e haxhit *bedel*, larja e borxhit të të vdekurit, dhënia e zekatit për të, hapja e ndonjë pusi, mbjellja e ndonjë peme që prej saj të ushqehen udhëtarët, kafshët, fëmijët, etj.

Pra, është e preferuar që fëmijët e të ndjerit, qoftë djali apo vajza, apo edhe dikush tjetër prej familjes së afër, të bëjnë lutje për prindërit e tyre, duke qenë se kjo lutje i ndihmon të vdekurit mysliman, që t`i lehtësohet qëndrimi në të dhe të ngriten nivelet dhe shkallët e shpërblimit dhe mirësisë. Vetë Zoti në Kuran, ka përmendur një lutje, që ne e lexojmë vazhdimisht në namazet tona para se të japim *selam*: **“O Zot më fal mua, fali prindërit e mi dhe të gjithë besimtarët në Ditën e Llogarisë”.**[824] Ku shohim se Zoti na mëson të lutemi për të gjithë besimtarët, qofshin të gjallë apo të vdekur.

---

[823] Muslim-i, “Sahih”, kitab Vasije, bab 3, nr.1631; Ebu Davud-i, “Sunen”, kitab Vesaja, bab fis-sadakati anil mejjit, nr.2880, Tirmidhi-u, “Sunen”, kitab Ahkam, bab fil vakfi, nr.1381 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Sahih; Nesai-u, “Sunen”, kitab Vesaja, bab fadlu sadaka anil mejjit, nr.3653; Ibni Maxheh, “Sunen”, kitab Es-Suneh, bab 20, nr.241, versionin që e sjell Ibni Maxheh nga Abdullah b. Katade nga babai i tij, e shënon edhe Ibni Hibban-i në Sahih; Ahmed-i, “Musned”, 14/438, nr.8844; Darimij-u, “Sunen”, kitab Mukadime, bab 46, nr.559; Buhari-u, “Edeb`ul-Mufred”, nr.38;

[824] Kurani, Ibrahim, 41;

## *HADITHI I DYQINDENJË (201)*

حَدَّثَنِي مُحَمَّدُ بْنُ بَشَّارٍ، حَدَّثَنَا غُنْدَرٌ، حَدَّثَنَا شُعْبَةُ، عَنْ أَبِي عِمْرَانَ، قَالَ: سَمِعْتُ أَنَسَ بْنَ مَالِكٍ رَضِيَ اللَّهُ عَنْهُ، عَنِ النَّبِيِّ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ قَالَ: " يَقُولُ اللَّهُ تَعَالَى لِأَهْوَنِ أَهْلِ النَّارِ عَذَابًا يَوْمَ القِيَامَةِ: لَوْ أَنَّ لَكَ مَا فِي الأَرْضِ مِنْ شَيْءٍ أَكُنْتَ تَفْتَدِي بِهِ؟ فَيَقُولُ: نَعَمْ، فَيَقُولُ: أَرَدْتُ مِنْكَ أَهْوَنَ مِنْ هَذَا، وَأَنْتَ فِي صُلْبِ آدَمَ: أَنْ لاَ تُشْرِكَ بِي شَيْئًا، فَأَبَيْتَ إِلَّا أَنْ تُشْرِكَ بِي "

Transmeton Enes b. Malik-u radijAllahu anhu nga Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem i cili ka thënë: *“I thotë Allahu i Lartësuar banorit të Zjarrit i cili do të ketë dënimin më të lehtë në Ditën e Kiametit:* ***“Sikur të kishe (pasuri) sa ka e gjithë toka, a do ta sakrifikoje atë (për të shpëtuar)?”*** *Thotë: “Po”. I thotë:* ***“Kërkova prej teje më lehtë se kjo, gjersa ti ishe në shpinën e Ademit alejhi`s-selam (e ajo ishte) që të mos më përshkruash Mua shok, por ti insistoje të adhuroje tjerë krahas Meje”.***[825]

Besimi është çështja më e rëndësishme që kërkohet prej njeriut, sepse ajo e shpëton njeriun nga dënimi i përhershëm dhe e bën meritor për *Xhenetin* e Zotit, kurse mosbesimi dhe përshkrimi i Zotit ortak, është prej mëkateve shkatërruese dhe që e dërgon njeriun në dënimin e përhershëm. Mëkati i *shirkut* është i vetmi mëkat që Zoti nuk e fal nëse njeriu vdes me të, ndërsa nëse pendohet dhe kthehet në rrugë të drejtë, Zoti e pranon dhe ia fal të kaluarën.

Këtë mund ta dëshmojmë me *ajet*-in kuranorë ku thotë: **“S’ka dyshim se All-llahu nuk falë (mëkatin) t’i përshkruhet Atij shok (idhujtarinë), e përpos këtij (mëkati) i falë kujt të do. Kush përshkruan All-llahut shok, ai ka trilluar një mëkat të madh”.[826]** Gjithashtu edhe në *ajetin* tjetër ku thotë: **“Është e vërtetë se All-llahu nuk falë (mëkatin) t’i bëhet Atij**

---

[825] Buhari-u, “Sahih”, kitab er-Rikaku, bab 51, nr.6557; Muslim-i, “Sahih”, kitab Sifeti`l-Kijame, bab 10, nr.2805; etj.

[826] Kurani, Nisa, 48;

**shok, pos këtij (mëkati), të tjerat i falë atij që dëshiron. Ai që i përshkruan shok All-llahut, ai ka humbur dhe bërë një largim të madh (prej të vërtetës)".**[827]

I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem e përshkroi *shirkun* si mëkatin i cili është më shkatërrues i veprave të njeriut, ku tha në *hadithin*, që e përcjell Ebu Hurejre radijAllahu anhu se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Largohuni prej shtatë mëkateve shkatërruese".* I thanë: "E cilat janë këto, o i Dërguari i Allahut?" Ai tha: *"Shirku, magjia, vrasja e njeriut që e ka ndaluar Allahu, ngrënia e kamatës, ngrënia e pasurisë së jetimit, ikja nga fushëbeteja dhe shpifja për gratë e ndershme dhe të pafajshme".*[828]

Mëkati i *shirk*-ut është shkatërrues i veprave të mira të njeriut në këtë botë, po ashtu shkatërrues i vet personit në *ahiret*, sepse me të do të përfundojë në dënimin e përhershëm të zjarrit të *Xhehenemit*.

Zoti thotë në Kuran: **"Për kriminelët atë ditë kur i shohin engjëjt nuk ka gëzim, sepse ata (engjëjt) u thonë: "Është e ndaluar çdo e mirë (apo Xheneti është haram për ju)! E Ne i kthehemi ndonjë vepre që e bënë ata dhe e bëjmë atë hi e pluhur".**[829] U ndalohet hyrja në Xhenet dhe u zhduken të gjitha punët që kanë vepruar në këtë botë, edhe pse ata kanë shpresuar se ato vepra do t`u bëjnë dobi, por me vetë faktin se nuk i kanë kryer për Allahun xh.sh. por për dikë tjetër, Zoti ato nuk ua pranon.

Edhe në një tjetër *ajet,* vërtetohet se u është ndaluar Xheneti atyre që e barazuan në hyjnizim Isaun alejhi`s-selam birin e Merjemes, kur thanë se edhe ai është zot. Allahu xh.sh. ua demanton këto pohime dhe tregon përfundimin e tyre kur thotë: **"Mohuan ata që thanë: "All-llah është ai, Mesihu bir i Merjemes". E vetë Mesihu, (Isai) tha: "O beni israil, adhuronie All-llahun, Zotin tim dhe Zotin tuaj, sepse ai që i përshkruan Zotit shok, All-llahu ia ka ndaluar (ia ka bërë haram) atij Xhenetin dhe vendi i tij është Zjarri. Për mizorët nuk ka ndihmës".**[830]

---

[827] Kurani, Nisa, 116;
[828] Buhari-u, "Sahih", kitab Vesaja, bab 23, nr.2766; Muslim-i, "Sahih", kitab el-Imanu, bab 38, nr.89; Ebu Davud-i, "Sunen", bab 10, nr.2874;
[829] Kurani, Furkan, 22-23;
[830] Kurani, Maide, 72;

Kurse për ata që largohen nga ky mëkat, Zoti premton *Xhenetin*, i cili është përfundimi më i mirë. Transmeton Xhabiri radijAllahu anhu se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Kush e takon Allahun duke mos i përshkruar shirk, do të hyjë në Xhenet".*[831]

Duhet të kuptojmë se çështja kryesore që na shpëton prej Zjarrit, është besimi i pastër në Allahun xh.sh. duke mos i përshkruar Atij shok dikë. Do të pendohen ata që nuk kanë vepruar sipas urdhrit të Zotit, por atë ditë është vonë dhe nuk ka më rikthim.

Gjatë historisë njerëzore, çdoherë është vërejtur një fenomen i tillë, ku njerëzit janë mashtruar nga shejtani dhe kanë filluar të besojnë idhuj të ndryshëm, si Diellin, Hënën, yjet, planetët, Tokën, kodrat, drunjtë, gurët, njerëzit, mbretërit, engjëjt, pejgamberët, e shumë forma të tjera të mosbesimit, por të gjitha janë të asgjësuara në Ditën e Gjykimit, pasi askush prej tyre nuk mund t`i ofrojë ndihmë as vetvetes, e jo më tjetërkujt. Kurani na thotë: **"I lartësuar është All-llahu nga ajo që ia shoqërojnë!".**[832]

Të gjithë pasardhësit e Ademit alejhi`s-selam kanë pohuar se do të jenë të sinqertë në besim dhe do të adhurojnë vetëm Zotin, se nuk do t`i shoqërojnë Atij ortak, por këtë premtim shumica e njerëzve nuk e mbajtën dhe ia kthyen shpinën, ndërsa në Ditën e Gjykimit do të kërkohet llogari për këtë dëshmi.

Në Kuran thuhet: **"Përkujto kur Zoti Yt nxori nga shpina e bijve të Ademit pasardhësit e tyre dhe i bëri dëshmues të vetes së tyre (duke u thënë): "A nuk jam Zoti juaj?" Ata thanë: "Po, dëshmuam!" Të mos thoni në Ditën e Kiametit: "Ne nga ky (dëshmim) ishim të panjohur".**[833]

Dhe është fakt se të gjithë njerëzit lindin me natyrë të pastër dhe në besimin e vërtetë, e më pas kur rriten, prindërit ua ndryshojnë bindjet dhe i tërheqin në besime të ndryshme dhe ideologji tjera. Transmeton Ebu Hurejre radijAllahu anhu se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Nuk ka fëmijë që nuk lind në natyrshmërinë e pastër, porse prindërit e kthejnë më pas në jehudi, të krishterë apo në adhurues të zjarrit..".*[834]

---

[831] Muslim-i, "Sahih", kitab el-Imanu, bab men mate la jushriku bilahi shej`en dehale`l-xhenete, nr.93; Ahmedi, "Musned", 23/261, nr.15.016;
[832] Kurani, Hashër, 23;
[833] Kurani, A`raf, 172;
[834] Buhari-u, "Sahih", kitab el-Xhenaizu, bab 79, nr.1358-59; Muslim-i, "Sahih", kitab el-Kaderu, bab 6, nr.2658-59; etj.

Dynjallëku që ne e shohim me sy, në Ditën e Gjykimit do ta humb vlerën dhe nuk ka më peshë. Nuk do të vlejë më as paraja, e as familja. Të gjitha do të jenë të pafuqishme për t`na larguar dënimin tonë. Nuk mund të na ndihmoj ari dhe argjendi që kemi tubuar, nuk ndihmojnë monedhat e ndryshme, as bankat e as pushteti, të gjitha do të asgjësohen dhe të gjithë do të qëndrojnë si rob para Zotit.

Njerëzit do të dëshirojnë të shmangin dënimin nga vetja, duke ofruar arsyetime të ndryshme, por asgjë nuk vlen për arsyetim, pasi të gjitha argumentet e nevojshme Zoti ia ka dërguar njeriut, e ai ka qenë i verbër ndaj tyre dhe nuk ka dëshiruar që t`i shoh.

Zoti ka kërkuar diçka shumë të lehtë prej njerëzve, ajo është besimi dhe *teuhidi*, e jo çështje materiale, pasi edhe nuk i nevojitet Zotit që të japësh çdo gjë që posedon. Edhe në periudhën e *zekatit*, prej gjithë asaj që posedon, Zoti kërkon 2.5% e jo më shumë, edhe atë në ndihmë ndaj të varfërve musliman, për të ngritur shoqërinë dhe nivelin ekonomik.

Por njeriu edhe ndaj kësaj sasie të vogël është neglizhent dhe mendon se ruajtja e saj do ta pasurojë dhe se dhënia do ta varfërojë. Por në Ditën e Gjykimit, asnjë pasuri nuk do të mund të largojë nga dënimi dhe vuajtja, edhe nëse ofron të gjitha pasuritë. Zoti thotë në Kuran: **“Ata që nuk besuan dhe vdiqën si mosbesimtarë, asnjërit prej tyre nuk do t’u pranohet për kompensim, qoftë edhe plotë faqen e dheut ari. Ata i pret dënim dhembshëm dhe për ta nuk ka ndihmëtarë”.**[835]

**“Atyre që i janë përgjigjur Zotit të tyre u takon shpërblimi më i mirë, ndërsa ata që nuk iu përgjigjen Atij, ata do të japin si kompensim, sikur të ishte e tyre aq shumë sa e gjithë pasuria tokësore edhe një herë aq. Ata kanë llogarinë më të rëndë, vendstrehimi i tyre është Xhehennemi që është shtrat i keq”.**[836]

**“Edhe pse ata shihen ndërmjet vete (edhe njihen, por ikin prej njëri-tjetrit). Krimineli dëshiron sikur të kishte paguar dënimin e asaj dite me bijtë e vet. Dhe me gruan e vet dhe me vëllanë e vet. Edhe me të afërmit e tij që ai te ata mbështetej. Edhe me krejt çka ka në tokë, e vetëm të kishte shpëtuar!”.**[837]

---

[835] Kurani, Ali Imran, 91;
[836] Kurani, Rra`d, 18;
[837] Kurani, Mearixh, 11-14;

**“Atyre që mohuan, edhe sikur të ishte e tyre e gjithë ajo që është në tokë, e edhe njëherë aq për ta dhënë shpagim (zhdëmtim) nga dënimi i ditës së kijametit, nuk u pranohet. Ata kanë dënim të dhembshëm”.**[838]

**“E sikur të ishte e atyre që nuk besuan, e tërë ajo çka ka në tokë e edhe njëherë aq, do ta jepnin kompensim për t’i shpëtuar dënimit të tmerrshëm në ditën e kiametit. E prej All-llahut do t’u prezantohet (lloji i dënimit) çka as nuk kanë mundur të mendojnë”.**[839]

Pra, njeriu është në gjendje të ofrojë gjithçka në kompensim për të shpëtuar, porse asnjëra nuk do t`i bëjë dobi.

Njeriu atë ditë do të sheh gabimin e vet dhe do të pendohet për atë që ka kaluar, por është vonë dhe nuk do i bëjë dobi ai pendim. Zoti na tregon se po atë njeri, nëse do e kthente në këtë jetë edhe një herë, ai përsëri do të ishte i njëjtë. Njeriu kur të vdes do të thotë: **“E, sikur të mund të kthehemi (dynja) edhe njëherë, do të bëheshim besimtarë”.**[840] Por, kjo është një gënjeshtër e tyre, sepse nëse do të ktheheshin, përsëri do të bëheshin mëkatarë, idhujtarë dhe ateist sikur që ishin më herët.

Zoti thotë në Kuran: **“Jo, (s’është ashtu) po atyre u doli në shesh ajo që e mbanin fshehtë më parë, prandaj edhe sikur të ktheheshin ata do të përsëritnin atë që e kishin të ndaluar, e s’ka dyshim, ata janë gënjeshtarë”.**[841]

Në këtë *hadith kudsij* përmendet banori i Zjarrit, ndërsa në transmetimin që e përcjell imam Ahmed-i, thuhet se kështu do t`i drejtohet pabesimtarit i cili gjendet në Zjarr. Me këtë vërejmë se Zoti do të bisedojë edhe me pabesimtarët, por duke i qortuar dhe duke i nënçmuar për atë që nuk besuan. Kjo bisedë do të zhvillohet në Ditën e Gjykimit dhe Llogarisë, kur do të dalim para Allahut xh.sh.

Gjithashtu, në këtë *hadith* përmendet se Zoti do ta merr në bashkëbisedim personin i cili do të ketë dënimin më të lehtë në *Xhehenem*, pasi atje dënimet janë të ndryshme, siç janë edhe në *Xhenet* shpërblimet në nivele të ndryshme. Transmeton Nu`man b. Beshiri radijAllahu anhu se Pejgamberi

[838] Kurani, Maide, 36;
[839] Kurani, Zumer, 47;
[840] Kurani, Shu`ara, 102;
[841] Kurani, En`am, 28;

sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *“Njeriu që do të ketë dënimin më të lehtë nga banorët e zjarrit në Ditën e Kiametit, do të jetë një person që do të ketë nën nyjën e këmbës dy gaca zjarri, prej nxehtësisë së tyre do t`i vlojë truri sikur që vlon ena e bakrit ose vorba”.*[842] Saqë kur do të pyetet ky se a ka parë ndonjë të mirë në këtë botë, do të thotë se kurrë nuk ka parë asnjë të mirë, kjo si pasojë e qëndrimit të vetëm një çasti të shkurtë në zjarr të Xhehenemit, kurse si do të jetë gjendja e atyre që i përshkruajnë ortak Zotit, të cilët do ta kenë vendbanim të përhershëm këtë vend?! Allahu xh.sh. na mbroftë prej tij.

Në këtë *hadith*, shohim se Zoti u ka dhënë liri zgjedhje robërve të Vet, duke mos i detyruar në veprim dhe sikur të ishin të detyruar, atëherë nuk do të kishin mundësi të zgjedhin. Paraprakish, Allahu xh.sh. e din se çka do t`i ndodhë njeriut dhe gjithçka që ndërlidhet me të dhe veprimet e tija. Por, dituria paraprake e Allahut xh.sh. nuk na detyron, edhe pse domosdoshmërisht njeriu do të veprojë me lirinë e tij dhe me atë liri ka për t`u realizuar ajo që e ka ditur dhe ashtu siç e ka ditur Ai, ngase dituria e Tij nuk mund të gabojë.

Gjithashtu, vërejmë se Zoti nuk i ngarkon njerëzit me më tepër sesa që kanë mundësi të zbatojnë, siç tha edhe në një *ajet*: **“All-llahu nuk ngarkon askënd përtej mundësive të veta..”**[843] Zoti kërkoi prej njeriut pak, ndërsa për realizimin e saj shpërblen shumë, kështu që duhet të bëjmë përpjekje maksimale që të qëndrojmë në këtë rrugë të vërtetë dhe t`ua ofrojmë edhe të tjerëve, që të arrijnë shpëtimin në këtë botë dhe në *ahiret*.

[842] Buhari-u, “Sahih”, kitab er-Rikaku, bab 51, nr.6562; Muslim-i, “Sahih”, kitab el-Imanu, bab 91, nr.213; etj.
[843] Kurani, Bekare, 286;

**حَدَّثَنِي الْحَسَنُ بْنُ عَلِيٍّ الْحُلْوَانِيُّ، حَدَّثَنَا أَبُو تَوْبَةَ وَهُوَ الرَّبِيعُ بْنُ نَافِعٍ، حَدَّثَنَا مُعَاوِيَةُ، يَعْنِي ابْنَ سَلَّامٍ، عَنْ زَيْدٍ، يَعْنِي أَخَاهُ أَنَّهُ سَمِعَ أَبَا سَلَّامٍ، قَالَ: حَدَّثَنِي أَبُو أَسْمَاءَ الرَّحَبِيُّ، أَنَّ ثَوْبَانَ مَوْلَى رَسُولِ اللهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ حَدَّثَهُ قَالَ: كُنْتُ قَائِمًا عِنْدَ رَسُولِ اللهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ فَجَاءَ حِبْرٌ مِنْ أَحْبَارِ الْيَهُودِ فَقَالَ: السَّلَامُ عَلَيْكَ يَا مُحَمَّدُ فَدَفَعْتُهُ دَفْعَةً كَادَ يُصْرَعُ مِنْهَا فَقَالَ: لِمَ تَدْفَعُنِي؟ فَقُلْتُ: أَلَا تَقُولُ يَا رَسُولَ اللهِ، فَقَالَ الْيَهُودِيُّ: إِنَّمَا نَدْعُوهُ بِاسْمِهِ الَّذِي سَمَّاهُ بِهِ أَهْلُهُ. فَقَالَ رَسُولُ اللهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: «إِنَّ اسْمِي مُحَمَّدٌ الَّذِي سَمَّانِي بِهِ أَهْلِي» ، فَقَالَ الْيَهُودِيُّ: جِئْتُ أَسْأَلُكَ، فَقَالَ لَهُ رَسُولُ اللهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: «أَيَنْفَعُكَ شَيْءٌ إِنْ حَدَّثْتُكَ؟» قَالَ: أَسْمَعُ بِأُذُنَيَّ، فَنَكَتَ رَسُولُ اللهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ بِعُودٍ مَعَهُ، فَقَالَ: «سَلْ» فَقَالَ الْيَهُودِيُّ: أَيْنَ يَكُونُ النَّاسُ يَوْمَ تُبَدَّلُ الْأَرْضُ غَيْرَ الْأَرْضِ وَالسَّمَاوَاتُ؟ فَقَالَ رَسُولُ اللهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: «هُمْ فِي الظُّلْمَةِ دُونَ الْجِسْرِ» قَالَ: فَمَنْ أَوَّلُ النَّاسِ إِجَازَةً؟ قَالَ: «فُقَرَاءُ الْمُهَاجِرِينَ» قَالَ الْيَهُودِيُّ: فَمَا تُحْفَتُهُمْ حِينَ يَدْخُلُونَ الْجَنَّةَ؟ قَالَ: «زِيَادَةُ كَبِدِ النُّونِ» ، قَالَ: فَمَا غِذَاؤُهُمْ عَلَى إِثْرِهَا؟ قَالَ: «يُنْحَرُ لَهُمْ ثَوْرُ الْجَنَّةِ الَّذِي كَانَ يَأْكُلُ مِنْ أَطْرَافِهَا» قَالَ: فَمَا شَرَابُهُمْ عَلَيْهِ؟ قَالَ: «مِنْ عَيْنٍ فِيهَا تُسَمَّى سَلْسَبِيلًا» قَالَ: صَدَقْتَ. قَالَ: وَجِئْتُ أَسْأَلُكَ عَنْ شَيْءٍ لَا يَعْلَمُهُ أَحَدٌ مِنْ أَهْلِ الْأَرْضِ إِلَّا نَبِيٌّ أَوْ رَجُلٌ أَوْ رَجُلَانِ. قَالَ: «يَنْفَعُكَ إِنْ حَدَّثْتُكَ؟» قَالَ: أَسْمَعُ بِأُذُنَيَّ. قَالَ: جِئْتُ أَسْأَلُكَ عَنِ الْوَلَدِ؟ قَالَ: «مَاءُ الرَّجُلِ أَبْيَضُ، وَمَاءُ الْمَرْأَةِ أَصْفَرُ، فَإِذَا اجْتَمَعَا، فَعَلَا مَنِيُّ الرَّجُلِ مَنِيَّ الْمَرْأَةِ، أَذْكَرَا**

بِإِذْنِ اللهِ، وَإِذَا عَلَا مَنِيُّ الْمَرْأَةِ مَنِيَّ الرَّجُلِ، آنَثَا بِإِذْنِ اللهِ» . قَالَ الْيَهُودِيُّ: لَقَدْ صَدَقْتَ، وَإِنَّكَ لَنَبِيٌّ، ثُمَّ انْصَرَفَ فَذَهَبَ. فَقَالَ رَسُولُ اللهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: «لَقَدْ سَأَلَنِي هَذَا عَنِ الَّذِي سَأَلَنِي عَنْهُ، وَمَا لِي عِلْمٌ بِشَيْءٍ مِنْهُ، حَتَّى أَتَانِيَ اللهُ بِهِ»

Transmeton Theubani (r.a.) i cili thotë: “Gjersa isha duke ndejtur me Pejgamberin sal-lallahu alejhi ve sel-lem, erdhi një rabin prej rabinëve jehud dhe tha: “Es`selamu alejke o Muhamed”. Unë e shtyra aq shumë saqë gati u rrëzua. Ai më tha: “Përse me shtyn?” Unë i thash: “Përse nuk thotë `O i Dërguari i Allahut?` Jehudiu tha: “Ne e thërrasim në emrin me të cilin e kanë emërtuar familja”. Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem tha: *“Emri im është Muhamed me të cilin më kanë emërtuar familja”*. Jehudiu tha: “Kam ardhur të të pyes diçka?!” Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem i tha: *“Gjëja për të cilën do më pyesësh a do të kesh ndonjë dobi prej saj?”* Ai tha: “Do të dëgjoj me veshët e mi”. Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem vizatoi një vijë me një shkop të cilin e mbante në duar dhe tha: *“Pyet”*. Në këtë rast, jehudiu tha: “Ku do të jenë njerëzit në Ditën kur toka do të ndërrohet me tjetër tokë, ngjashëm edhe qiejt?”. Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem tha: *“Ata do të jenë në errësirë afër Urës”*. Ai tha: “Cili do të jetë prej njerëzve i cili do të kalojë i pari (urën)?”. Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem tha: *“Ata do të jenë të varfërit prej Muhaxhirëve”*. Jehudiu tha: “Cili do të jetë ushqimi i tyre kur të hyjnë në Xhenet?” Ai u përgjigj: *“Mëlçia e balenës”*. E pyeti: “Pas kësaj, çfarë ushqimi do t`ju servohet?” Ai tha: *“Do të theret për ta një ká i cili ka kullotur nëpër skaje të ndryshme të Xhenetit”*. Ai pyeti: “Cila do të jetë pija e tyre?” Ai tha: *“Do t`u jepet të pijnë prej burimit `Selsebil`*. Jehudiu tha: “Kam ardhur të të pyes për gjëra, që nuk mund t`i dijë dikush mbi tokë përpos se një i Dërguar i Zotit, ose edhe një apo dy veta që mund të jenë me të”. Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem i tha: *“A do të kesh dobi nëse të tregoj?”* Ai tha: “Do të dëgjoj me veshët e mi”. Ai pyeti më pas: “Kam ardhur të të pyes për ngjizjen e fëmijës?”. Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem i tha: *“Uji (sperma) e burrit është e bardhë, kurse e gruas është e verdhë, e kur ato kanë akt intim dhe takohen këto lëngje, nëse dominon lëngu i burrit, ai do të lind djalë me lejen e Zotit, e nëse dominon lëngu i gruas, atëherë fëmija do të lind vajzë me lejen e Zotit”*. Jehudiu tha: “E ke thënë të vërtetën, me të vërtetë ti je i Dërguar i Allahut”. Ai më pas u kthye dhe shkoi. Pejgamberi sal-lallahu

alejhi ve sel-lem tha: *“Më ka pyetur për gjëra të cilët nuk i kam ditur, por Zoti më mësoi për to në atë çast”.*[844]

Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka pasur shumë takime dhe biseda me pabesimtarët, siç kanë qenë në Meke takimet dhe debatet me idhujtarët, në Medine me jehudët dhe krishterët, sidomos ata që erdhën nga Nexhrani, kështu që Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem i njoftonte me fenë Islame dhe me thirrjen e tij. Nga ato bisedime, është edhe ky rast, ku një rabin jehud erdhi te Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem dhe i parashtroi disa pyetje të cilat nuk mund t`i dijë dikush tjetër, përpos se me inspirim nga ana e Zotit.

Jehudiu kur erdhi te Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem e thirri në emër të tij, por nga ky akt u prek Theubani r.a. dhe mendoi se e kishte me nënçmim ndaj Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem. Por, Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ia miratoi edhe atë formë të thirrjes, pasi e thirri në emrin e vet Muhamed. Nga këtu duhet kuptuar se nuk duhet shpejtuar që të largojmë dikë nga ne, siç veproi Theubani i cili e shtyri aq shumë saqë gati e rrëzoi për tokë. Por, duhet pasur durim, sepse në fund të gjithë kësaj bisede, ai u largua duke pranuar pejgamberinë e Muhamedit sal-lallahu alejhi ve sel-lem. Po ashtu, është e tolerueshme që *ehli kitab*-ët të na përshëndesin me *selam*, porse ne nuk ua kthejmë në të njëjtën mënyrë.

Pyetjen që ia parashtroi jehudiu, ishte për të konfirmuar se vallë është pejgamber apo vetëm pretendon profeci. Pyetjet duhet të jenë për të përfituar prej tyre e jo vetëm për të humbur kohën, prandaj edhe Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem e pyeti se a do të kesh dobi nga kjo që pyet.

Pyetjen e parë që i bëri rabini, ishte për një skenë e Ditës së Gjykimit, kur Zoti do të ndërrojë tokën me tokë tjetër, ngjashëm do të veprohet edhe me qiejt. Këtë e kemi të përmendur edhe në Kuran, ku Zoti thotë: **“Ditën kur toka zëvendësohet me tokë tjetër, ashtu edhe qiejt, e ata të gjithë dalin sheshazi para Allahut i Cili është Një dhe Mbizotërues”.**[845]

Atë ditë, Zoti do ta zëvedësojë tokën e kësaj bote me tokë tjetër, e cila do të jetë e bardhë si argjendi dhe e pastër në të cilën nuk është derdhur gjak e as

---

[844] Muslim-i, “Sahih”, kitab Hajdu, bab bejanu sifeti menijji`r-rexhuli ve`l-mer`eti, nr.315;
[845] Kurani, Ibrahim, 48;

është kryer mëkat.[846] Seid b. Xhubejri thotë se do të shndërrohet toka në buk prej së cilës do të hanë besimtarët prej nën këmbëve të tyre.[847] Gjersa njerëzit janë duke kaluar *Sirat-in*, Zoti do ta shndërrojë tokën me tokë tjetër, ngjashëm edhe qiejt.

Nga pyetja e dytë, Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem bëri të qartë se njerëzit e parë të cilët do të hyjnë në Xhenet, do të jenë të varfërit prej Muhaxhirëve, sepse ata braktisën gjithçka posedonin, vetëm e vetëm që të mbrojnë fenë e tyre. Allahu xh.sh. do t`ua mundësojë atyre që të jenë banorët e parë të Xhenetit.

Rabini më pas i bëri pyetje në lidhje me ushqimin e parë të cilën do ta konsumojnë banorët e Xhenetit në fillim, kurse Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem e informoi se do të jenë mëlçia e peshkut apo balenës. Më pas, do t`u theret një dem i cili ka kullotur nëpër Xhenet. Në përgjigjen se cila do të jetë pija e tyre, Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem i bëri me dije se do të jetë pije prej kroit *Selsebil*. Këtë lloj burimi të ujit, Zoti e përmend edhe në Kuran, ku thotë: **"(Nga) burimi aty që quhet Selsebil".**[848] Ky burim i ujit është i freskët dhe i dendur, i ëmbël për të pirë dhe i këndshëm në shije.

Nga përgjigjet që mori jehudiu, konfirmoi se këto janë pyetje të cilat nuk mund t`u përgjigjet dikush tjetër, përpos se njeriu i cili merr shpallje nga ana e Zotit, sepse janë informata të cilët njerëzit e rëndomtë nuk mund t`i dijnë.

Më pas pyeti rreth foshnjës në bark se si formohet dhe mënyra e ngjizjes. Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem edhe për këtë mori inspirim nga ana e Zotit dhe i tregoi se sperma e burrit është e bardhë, kurse e gruas është e verdhë, që kur këta dy kryejnë akte intime, atëherë fillon të dominon në vezore njëra prej dy lëngjeve, kështu që, nëse dominon sperma e burrit, atëherë fëmija do të jetë mashkull, e nëse dominon lëngu i gruas, atëherë fëmija me lejen e Zotit do të jetë femër.

Pasi i mori përgjigjet e kërkuara, dëshmoi se Muhamedi është pejgamber i Zotit, sepse kjo dituri mund të vijë vetëm prej njerëzve të tillë, e assesi prej njerëzve të rëndomtë të shekullit të gjashtë. Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem tregoi se këto njohuri, ia bëri të njohura Zoti, sepse edhe ai më herët

---

[846] Shih: Taberi-u, "Xhamiu`l-Bejan", vëll.13, fq.730;
[847] Po aty, fq.735;
[848] Kurani, Insan, 18;

nuk i kishte ditur këto të dhëna, e nga kjo, përfitohet kategorizimi i këtij *hadith*-i në radhët e *hadith*-eve *kudsije*.

Nga kjo ngjarje, kuptojmë edhe njohuritë e ithtarëve të librit si jehudët dhe të krishterët, të cilët posedonin njohuri mbi pejgamberët dhe cilësitë e tyre, si dhe kishin njohuri për disa dituri të cilat nuk mund t`i dijë njeriu i zakonshëm, por vetëm ai që është duke pranuar shpallje prej Zotit, me çka e vërtetonin fjalën se a është e vërtetë apo gënjeshtër.

## *HADITHI I DYQINDETRE (203)*

حَدَّثَنِي جَعْفَرُ بْنُ عِيسَى الْحُلْوَانِيُّ، ثنا إِبْرَاهِيمُ بْنُ هَانِئٍ، ثنا أَبُو صَالِحٍ، ثنا يَحْيَى بْنُ أَيُّوبَ، عَنْ عَبْدِ اللَّهِ بْنِ سُلَيْمَانَ، حَدَّثَنِي دَرَّاجٌ، حَدَّثَنِي أَبُو الْهَيْثَمِ وَاسْمُهُ سُلَيْمَانُ بْنُ عَمْرِو بْنِ عَبْدِ الْعُتْوَارِيِّ عَنْ أَبِي سَعِيدٍ الْخُدْرِيِّ، رَضِيَ اللَّهُ عَنْهُ، أَوْ عَنِ ابْنِ حُجَيْرَةَ الْأَكْبَرِ، عَنْ أَبِي هُرَيْرَةَ، رَضِيَ اللَّهُ عَنْهُ – أَوْ أَحَدِهِمَا – حَدَّثَهُ عَنْ رَسُولِ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ قَالَ: " إِذَا كَانَ يَوْمٌ حَارٌّ، فَقَالَ الرَّجُلُ: لَا إِلَهَ إِلَّا اللَّهُ، مَا أَشَدَّ حَرَّ هَذَا الْيَوْمِ، اللَّهُمَّ أَجِرْنِي مِنْ حَرِّ جَهَنَّمَ، قَالَ اللَّهُ عَزَّ وَجَلَّ لِجَهَنَّمَ: إِنَّ عَبْدًا مِنْ عِبَادِي اسْتَجَارَ بِي مِنْ حَرِّكِ فَاشْهَدِي أَنِّي أَجَرْتُهُ، وَإِنْ كَانَ يَوْمٌ شَدِيدُ الْبَرْدِ، فَإِذَا قَالَ الْعَبْدُ: لَا إِلَهَ إِلَّا اللَّهُ، مَا أَشَدَّ بَرْدَ هَذَا الْيَوْمِ، اللَّهُمَّ أَجِرْنِي مِنْ زَمْهَرِيرِ جَهَنَّمَ، قَالَ اللَّهُ عَزَّ وَجَلَّ لِجَهَنَّمَ: إِنَّ عَبْدًا مِنْ عِبَادِي قَدِ اسْتَجَارَنِي مِنْ زَمْهَرِيرِكِ، وَإِنِّي أُشْهِدُكِ أَنِّي قَدْ أَجَرْتُهُ ". قَالُوا: مَا زَمْهَرِيرُ جَهَنَّمَ؟ قَالَ: «بَيْتٌ يُلْقَى فِيهِ الْكَافِرُ، فَيَتَمَيَّزُ مِنْ شِدَّةِ بَرْدِهَا بَعْضُهُ مِنْ بَعْضٍ»

Transmeton Ebu Seid el-Hudriju r.a. dhe Ebu Hurejre r.a. se i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *“Kur është dita shumë e nxehtë dhe njeriu thotë: “La ilahe il-lallah sa nxehtë i fortë është sot, o Zoti ynë, na ruajë nga nxehtësia e Xhehenemit”. Në këtë rast, Allahu xh.sh. i thotë Xhehenemit:* ***“Një rob prej robërve të Mi më kërkoi mbrojtje nga nxehtësia yte, andaj bëhu dëshmitar se Unë e kam shpëtuar atë nga nxehtësia yte”.*** *Kur është dita shumë e ftohtë dhe robi thotë: “La ilahe il-lallah sa ftohtë i ashpër është sot, o Zoti ynë, na ruajë nga të ftohtit (Zemheriri) e Xhehenemit”. Allahu xh.sh. i thotë Xhehenemit:* ***“Një rob prej robërve të Mi më kërkoi mbrojtje nga i ftohti yt, andaj bëhu dëshmitar se Unë e kam shpëtuar atë nga i ftohti yt”.*** Thanë: “E çka është i ftohti (Zemheriri) i Xhehenemit?” Tha: *“Shtëpi në të cilën do të qëndrojë*

*pabesimtari, e nga të ftohtit të fortë do t`i copëtohen pjesët njëra pas tjetrës".*[849]

Prej mirësisë dhe begatisë së Zotit është ndërrimi i stinëve të vitit dhe temperaturës, që njeriu të dijë të falënderojë dhe vlerësojë mirësitë e Zotit. Ndonjëherë ndodhin ndryshime drastike në temperaturën e ditës, saqë gjatë verës në disa vende arrijnë temperatura të larta deri në 60 $^{o}$C. Si shembull mund të përmendim rastin e vitit 2015, ku në Bandar Mahshahr të Iranit, është regjistruar temperaturë e lartë deri 74 $^{o}$C.[850] Por, ndonjëherë temperaturat janë aq të ulta, saqë bien nën shkallën zero. Si shembull mund të përmendim Vostok-un në Antarktikë, ku gjatë muajit korrik të vitit 1983, është regjistruar temperatura më e ultë që stacioni klimatik ndonjëherë të ketë regjistruar në -89 $^{o}$C.[851]

Këto janë temperaturat më ekstreme, kurse në vendet normale, nuk arrijnë në këto nivele, por përsëri përjetohet ndryshimi i klimës. Nëse njeriu përjeton nxehtësinë e verës, nuk duhet ta mallkojë apo ta shajë atë, sepse ajo është me caktimin e Zotit, por duhet të thotë shehadetin dhe të kërkojë mbrojtje nga zjarri i Xhehenemit, sepse kur të ndodhin këto temperatura të larta, njeriu duhet të meditojë rreth botës tjetër dhe të analizojë se si do të jetë temperatura e zjarrit të botës tjetër, i cili sipas një hadithi, është edhe 69 herë më i nxehtë se zjarri i kësaj bote. Transmeton Ebu Hurejre r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Zjarri i juaj (në këtë botë) është një pjesë e 70 pjesëve të zjarrit të Xhehenemit".* Sahabët thanë: "O i Dërguari i Allahut, edhe kaq (sikur i kësaj bote) do të mjaftonte!". Ai tha: *"Kësaj do t`i shtohen edhe 69 sikur ky*".[852]

Ne gjatë ditëve të verës strehohemi nëpër hije dhe mjekët alarmojnë që të mos dalim pa nevojë, kurse temperatura është jo më shumë se 40 $^{o}$c, ndërsa

---

849 Ibni Sunnij, "Amelu`l-Jaumi ve`l-Lejleti", fq.189-190, nr.306; Ashik el-Bureniju në verifikim të këtij hadithi në veprën e Ibni Sunijut, thotë se në zinxhir gjendet transmetuesi Derraxh b. Sem`ani, për të cilin Ibni Haxheri në "Tekrib" ka thënë se është i besueshëm, por kur përcjellë prej Ebu Hajthemiut, është përcjellje e dobët;

850 www.time.com/ the temperature in this Iranian city just hit 164 degrees;

851 www.nsidc.org/ new study explains Antarctica`s coldest temperatures;

852 Buhari-u, "Sahih", kitab Bed`ul-halki, bab sifeti`n-nari ve enneha mahlukatun, nr.3265; Muslim-i, "Sahih", kitab Xhenetu ve sifetu neimiha ve ehliha, bab fi shiddeti harri nari xhehenem, nr.2843; etj;

aspak nuk trishtojmë nga Xhehenemi, që zjarri i kësaj bote do të konsiderohet freskim për banorët e Zjarrit.

Besimtari musliman duhet të kërkojë vazhdimisht mbrojtje nga dënimi i Zotit që të mos e përjetojë Xhehenemin, duke u lutur dhe duke vepruar punë të mira që ta largojnë sa më larg prej tij. Në Kuran, Zoti na bën me dije që duhet të lutemi të mos e përjetojmë dënimin e Xhehenemit. Zoti thotë në Kuran: **"E ka prej tyre që thonë: "Zoti ynë, na jep të mira në këtë botë dhe të mira në botën tjetër, e na ruaj prej dënimit të Zjarrit".[853]** Po ashtu thotë: **"Të cilët thonë: "Zoti ynë, ne vërtet besuam, na i falë mëkatet tona dhe na ruaj prej ndëshkimit të Zjarrit".[854]**

Nëse besimtari kërkon nga Zoti mbrojtje prej Xhehenemit, Ai i drejtohet Zjarrit dhe i thotë që personin e tillë, do ta mbrojë nga ndëshkimi, nuk lejon të dënohet përmes dënimeve të Tij dhe do të jetë i shpëtuar. Jo vetëm ky *hadith kudsi* që e përmendëm më lart është i tillë që tregon se Zoti e mbron nga dënimi atë që kërkon mbrojtje prej tij, porse edhe *hadith*-e tjera ka që e mbështesin këtë të vërtetë. Prej tyre, është *hadith*-i që e transmeton Enes b. Malik-u radijAllahu anhu se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Kush e kërkon Xhenetin tre herë, Xheneti do të thotë: "O Zoti im, fute atë në Xhenet". E kush kërkon mbrojtje nga Zjarri tre herë, Zjarri do të thotë: "O Zoti im, mbroje atë nga Zjarri".*[855]

Po ashtu, transmeton Muslim b. Harith r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Kur të përfundosh namazin e akshamit, thuaj shtatë herë: `Allahumme exhirni minen nari` (O Allah më shpëto nga Zjarri), nëse e thotë dhe vdes atë natë, do t`i jepet mbrojtje prej tij, e nëse e thotë pasi e fal sabahun dhe vdes atë ditë, do t`i jepet mbrojtje prej tij".*[856]

Nga këto dy *hadith*-e që i përmendëm më lart, shohim se vjen në shprehje Mëshira e pakufishme e Zotit, i Cili përmes lutjes dhe fjalëve tona, na garanton siguri dhe mbrojtje nga dënimi i Tij. Mu kjo duhet të jetë stimul që të bëjmë sa më shumë lutje dhe të kërkojmë mbrojtje nga Zjarri i Xhehenemit, sepse me të vërtetë ndonjëherë bëjmë disa vepra të cilat janë rrugë që shpijnë drejt tij, por kur vjen udhëzimi i Zotit dhe Mëshira e Tij,

---

[853] Kurani, Bekare, 201;
[854] Kurani, Ali Imran, 16;
[855] Tirmidhi-u, "Sunen", kitab Sifeti`l-Xhenneh, bab 27, nr.2581; Nesai-u, "Sunen", kitab Istiadheh, bab 56, nr.5523; Ibni Maxheh, "Sunen", kitab ez-Zuhdi, bab 39, nr.4340;
[856] Ebu Davud-i, "Sunen", kitab el-Edebi, bab neum, ma jekulu idha esbeha, nr.5079; Ahmedi, "Musned", 29/592, nr.18.054;

pendohemi dhe largohemi nga ajo rrugë, si dhe t`i kthehemi lutjes që Zoti të na mbrojë nga mashtrimet e *shejtan*-it dhe devijimet e tij, që janë udhëzim për kah rruga e Xhehenemit.

Nga *hadithi kudsi* që e përmendëm në fillim, shohim edhe vlerën e madhe që ka bashkangjitja e lutjes, me dëshminë La ilahe il-lallah dhe se kjo fjalë është shumë madhore dhe prej shkaqeve të cilat e çojnë deklaruesin e saj në Xhenet. Fjala më me peshë dhe më me vlerë që mund të shqiptojë gjuha e birit të Ademit, është *shehadet*-i, që është prej çelsave të Xenetit. Edhe Junusi a.s. kur ishte në barkun e balenës, ia bashkangjiti lutjes së tij dëshminë e monoteizmit dhe rrefuzimin e hyjnive tjera krahas Zotit, duke thënë: **`La ilahe il-la ente, subhaneke, inni kuntu mine`dh-dhalimin`** (Nuk ka hyjni tjetër përpos Teje, i Lartësuar qofshë, unë me të vërtetë isha prej të padrejtëve).[857]

Ibni Sunnij i cili e transmeton këtë *hadith* e ka regjistruar me titullin: "Lutja që duhet të bëjmë gjatë ditëve të nxehta dhe të ftohta". Me çka nënkuptojmë se kjo është prej lutjeve që bëhet gjatë ditëve kur përjetojmë ndryshim të klimës, qoftë ajo dimrit apo verës.

Nga ky *hadith,* gjithashtu shohim edhe lajmërimin e Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem ndaj sahabëve, se ekziston edhe një lloj i dënimeve në Xhehenem i cili përkundër pjesës tjetër e cila dënimin e ka përmes zjarrit, në këtë pjesë të Xhehenemit, dënimi bëhet përmes ftohtit, që e shkatërron trupin e pabesimtarit dhe nuk e lë të zhduket, por e mbanë të gjallë që ta përjetojë dënimin. Këtë pjesë të ngrirë të Xhehenemit, e quajnë *Zemherir,* që do të thotë *i ftohtë* dhe *ngrirje*. Fjala *Zemherir* përmendet edhe në Kuran, ku bëhet fjalë për banorët e Xhenetit të cilët nuk do ta përjetojnë të ftohtin e tillë në Xhenet. Thotë Zoti: **"Aty janë të mbështetur në kolltukë dhe aty nuk shohin diellin e as të ftohtin (zemherir)".[858]**

Edhe Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka dëshmuar se një pjesë e Xhehenemit është e ftohtë dhe acar ekstrem, i cili kur fryn, ndikon edhe në temperaturën e kësaj bote, duke shkaktuar dimër të ashpër. Transmeton Ebu Hurejre r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Është ankuar Zjarri te Zoti dhe ka thënë: "Zoti im, njëra pjesë më han tjetrën". Atëherë All-llahu xh.sh. i lejoi të merr 2 frymëmarrje: një në dimër dhe një*

[857] Kurani, Enbija, 87;
[858] Kurani, Insan, 13;

*në verë. Kjo është kur e ndieni nxehtësinë më të madhe dhe ftohtësinë më të madhe (zemherir)".*[859]

Nga ky *hadith*, shohim se Allahu xh.sh. i ka mundësuar Xhehenemit që të frymojë dhe shkaku i saj, ndodhin edhe ndryshime klimatike në sipërfaqen e tokës. Por, ky *hadith* është sqaruar edhe me kuptim alegorik, ku nënkupton përafrimin e temperaturës së kësaj bote me temperaturën e Xhehenemit, që të mund njeriu të meditojë dhe të paramendojë se pasi nuk mund t`u bëjë ballë temperaturave të kësaj bote, atëherë si mendon që t`i përballojë temperaturat ekstreme të Xhehenemit!

Dënimet e Zotit janë të ndryshme, por ne duhet të kërkojmë mbrojtje prej Zotit që të na ruajë nga dënimet e Tij, të jemi të lidhur vazhdimisht me Te përmes adhurimeve dhe lutjeve, si dhe të ngelim me shpresë se Zoti do t`na përfshijë me Mëshirën e Tij të pakufishme.

---

[859] Buhari-u, "Sahih", kitab Bed`ul-halki, bab sifeti`n-nari ve enneha mahlukatun, nr.3260; Muslim-i, "Sahih", kitab el-Mesaxhidu, bab 32, nr.617; etj.

## *HADITHI I DYQINDEKATËRT (204)*

حَدَّثَنَا هِشَامُ بْنُ عَمَّارٍ قَالَ: حَدَّثَنَا عَبْدُ الْحَمِيدِ بْنُ حَبِيبِ بْنِ أَبِي الْعِشْرِينَ قَالَ: حَدَّثَنِي عَبْدُ الرَّحْمَنِ بْنُ عَمْرٍو الْأَوْزَاعِيُّ قَالَ: حَدَّثَنِي حَسَّانُ بْنُ عَطِيَّةَ قَالَ: حَدَّثَنِي سَعِيدُ بْنُ الْمُسَيِّبِ، أَنَّهُ لَقِيَ أَبَا هُرَيْرَةَ، فَقَالَ أَبُو هُرَيْرَةَ: أَسْأَلُ اللَّهَ أَنْ يَجْمَعَ بَيْنِي وَبَيْنَكَ فِي سُوقِ الْجَنَّةِ، قَالَ سَعِيدٌ: أَوَفِيهَا سُوقٌ؟ قَالَ: نَعَمْ، أَخْبَرَنِي رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ، «أَنَّ أَهْلَ الْجَنَّةِ إِذَا دَخَلُوهَا، نَزَلُوا فِيهَا بِفَضْلِ أَعْمَالِهِمْ، فَيُؤْذَنُ لَهُمْ فِي مِقْدَارِ يَوْمِ الْجُمُعَةِ مِنْ أَيَّامِ الدُّنْيَا، فَيَزُورُونَ اللَّهَ عَزَّ وَجَلَّ، وَيُبْرِزُ لَهُمْ عَرْشَهُ، وَيَتَبَدَّى لَهُمْ فِي رَوْضَةٍ مِنْ رِيَاضِ الْجَنَّةِ، فَتُوضَعُ لَهُمْ مَنَابِرُ مِنْ نُورٍ، وَمَنَابِرُ مِنْ لُؤْلُؤٍ، وَمَنَابِرُ مِنْ يَاقُوتٍ، وَمَنَابِرُ مِنْ زَبَرْجَدٍ، وَمَنَابِرُ مِنْ ذَهَبٍ، وَمَنَابِرُ مِنْ فِضَّةٍ، وَيَجْلِسُ أَدْنَاهُمْ، وَمَا فِيهِمْ دَنِيءٌ، عَلَى كُثْبَانِ الْمِسْكِ وَالْكَافُورِ، مَا يُرَوْنَ أَنَّ أَصْحَابَ الْكَرَاسِيِّ بِأَفْضَلَ مِنْهُمْ مَجْلِسًا» ، قَالَ أَبُو هُرَيْرَةَ: قُلْتُ: يَا رَسُولَ اللَّهِ هَلْ نَرَى رَبَّنَا؟ قَالَ: «نَعَمْ، هَلْ تَتَمَارَوْنَ فِي رُؤْيَةِ الشَّمْسِ وَالْقَمَرِ لَيْلَةَ الْبَدْرِ؟» قُلْنَا: لَا، قَالَ: "كَذَلِكَ لَا تَتَمَارَوْنَ فِي رُؤْيَةِ رَبِّكُمْ عَزَّ وَجَلَّ، وَلَا يَبْقَى فِي ذَلِكَ الْمَجْلِسِ أَحَدٌ إِلَّا حَاضَرَهُ اللَّهُ عَزَّ وَجَلَّ مُحَاضَرَةً، حَتَّى إِنَّهُ يَقُولُ لِلرَّجُلِ مِنْكُمْ: أَلَا تَذْكُرُ يَا فُلَانُ يَوْمَ عَمِلْتَ كَذَا وَكَذَا؟ يُذَكِّرُهُ بَعْضَ غَدَرَاتِهِ فِي الدُّنْيَا، فَيَقُولُ: يَا رَبِّ أَفَلَمْ تَغْفِرْ لِي؟ فَيَقُولُ: بَلَى، فَبِسَعَةِ مَغْفِرَتِي بَلَغْتَ مَنْزِلَتَكَ هَذِهِ، فَبَيْنَمَا هُمْ كَذَلِكَ، غَشِيَتْهُمْ سَحَابَةٌ مِنْ فَوْقِهِمْ، فَأَمْطَرَتْ عَلَيْهِمْ طِيبًا لَمْ يَجِدُوا مِثْلَ رِيحِهِ شَيْئًا قَطُّ، ثُمَّ يَقُولُ: قُومُوا إِلَى مَا أَعْدَدْتُ لَكُمْ مِنَ الْكَرَامَةِ، فَخُذُوا مَا اشْتَهَيْتُمْ، قَالَ: فَنَأْتِي سُوقًا قَدْ حُفَّتْ بِهِ الْمَلَائِكَةُ، فِيهِ مَا لَمْ تَنْظُرِ الْعُيُونُ إِلَى مِثْلِهِ، وَلَمْ تَسْمَعِ الْآذَانُ، وَلَمْ

**يَخْطُرْ عَلَى الْقُلُوبِ "، قَالَ: «فَيُحْمَلُ لَنَا مَا اشْتَهَيْنَا، لَيْسَ يُبَاعُ فِيهِ شَيْءٌ وَلَا يُشْتَرَى، وَفِي ذَلِكَ السُّوقِ يَلْقَى أَهْلُ الْجَنَّةِ بَعْضُهُمْ بَعْضًا، فَيُقْبِلُ الرَّجُلُ ذُو الْمَنْزِلَةِ الْمُرْتَفِعَةِ، فَيَلْقَى مَنْ هُوَ دُونَهُ، وَمَا فِيهِمْ دَنِيءٌ فَيَرُوعُهُ مَا يَرَى عَلَيْهِ مِنَ اللِّبَاسِ، فَمَا يَنْقَضِي آخِرُ حَدِيثِهِ حَتَّى يَتَمَثَّلَ لَهُ عَلَيْهِ أَحْسَنُ مِنْهُ، وَذَلِكَ أَنَّهُ لَا يَنْبَغِي لِأَحَدٍ أَنْ يَحْزَنَ فِيهَا» ، قَالَ: " ثُمَّ نَنْصَرِفُ إِلَى مَنَازِلِنَا، فَتَلْقَانَا أَزْوَاجُنَا، فَيَقُلْنَ: مَرْحَبًا وَأَهْلًا، لَقَدْ جِئْتَ وَإِنَّ بِكَ مِنَ الْجَمَالِ وَالطِّيبِ أَفْضَلَ مِمَّا فَارَقْتَنَا عَلَيْهِ، فَنَقُولُ: إِنَّا جَالَسْنَا الْيَوْمَ رَبَّنَا الْجَبَّارَ عَزَّ وَجَلَّ، وَيَحِقُّنَا أَنْ نَنْقَلِبَ بِمِثْلِ مَا انْقَلَبْنَا".**

Përcjell Seid b. Musejebi se e ka takuar Ebu Hurejren (r.a.) dhe ai tha: “Lus Allahun që të na takojë në tregun e Xhenetit”. Seidi tha: “A ka treg në Xhenet?!” Ai tha: “Po. Më ka lajmëruar i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem i cili ka thënë: *“Kur do të hyjnë banorët e Xhenetit në të, do të vendosen aty në bazë të veprave të tyre, do të thirren në të ditën e xhuma sipas ditëve të kësaj bote, e vizitojnë Allahun e Madhëruar i Cili u paraqitet atyre nga Arshi i Tij. Ata vendosen në një kopsht të Xhenetit. Atyre do t`u sillen minbere prej drite, minbere prej diamanti, minbere prej perlave, minbere prej berili (gur i çmuar), minbere prej ari dhe minbere prej argjendi. Ata ulen mbi to, e aty ka aroma të miskut, kafurit dhe gjithçka është komode, pra ulëse komforde për kuvendim”.*
Ebu Hurejre r.a. tha: “Thashë: “O i Dërguari i Allahut, a do ta shohim Zotin tonë?” Ai tha: *“Po, A keni pengesë që të shihni Diellin apo Hënën në natën e pesëmbëdhjetë?!”* Ne thamë: “Jo”. Ai tha: *“Kështu nuk do të keni pengesë që të shikoni në Zotin tuaj xh.sh. dhe çdonjëri do të përjetojë kënaqësinë në shikimin e Zotit. Njërit prej juve Zoti do t`i thotë:* ***“A të kujtohet o ti filan ajo ditë kur ke vepruar kështu e kështu?!”*** *Atij i kujtohen disa lëshime të tij në këtë botë dhe thotë: “O Zot, a nuk mi ke falur?” Ai do të thotë:* ***“Po, gjithsesi, pasi ti me Faljen Time ke arritur në këtë pozitë”.*** *E derisa janë në këtë gjendje, i mbulojnë retë dhe fillon të bie shi i mirë, me aromë të cilën asnjëherë nuk e kanë nuhatur, e pastaj u thotë:* ***“Tani vazhdoni dhe shikoni se çka kam përgatitur për ju dhe merrni çka të doni”.*** *Atëherë shkojmë në një treg i cili është i mbushur me melek, aty ka gjëra që syri nuk ka parë asnjëherë të ngjashme me to, e as që kanë dëgjuar ndonjëherë për*

*to, si dhe nuk mendja nuk ka mundur ta paramendojë”.* Dhe thotë: *“Na jepet aty çka të dëshirojmë, aty as nuk shiten gjërat e as nuk blehen, e aty është tregu ku takohen banorët e Xhenetit me njëri-tjetrin, si dhe e takon njeriu që është në pozitë më të lartë, atë që është më poshtë se ai në pozitë, e ai ia sheh rrobat të cilat i pëlqejnë dhe ende pa përfunduar biseda mes tyre, i jepet atij çka ka menduar bile edhe më të mira se ato (që i ka parë). Kjo është për arsye që asnjëri të mos lakmojë dhe të mos jetë i pikëlluar”.* Tha: *“Pastaj kthehemi në vendet tona, i takojmë gratë tona të cilat thonë: “Merhaba dhe mirëserdhët, keni ardhur me bukuri dhe aromë më të mirë sesa ajo që kishit kur shkuat”. Ne themi: “Ne sot kemi qenë me Zotin e Plotfuqishëm xh.sh. dhe është normale që të kthehemi kështu siç po na shihni”.*[860]

Begatitë e Xhenetit për banorët e tyre janë të pafundme dhe të paimagjinueshme për mendjen tonë të kufizuar. Zoti ka përgatitur gjëra të cilat janë krejtësisht ndryshe nga gjërat të cilat i kemi në përditshmërinë tonë, por vetëm në emërtim janë të ngjashme me gjërat të cilat i njohim.

Në Xhenet do të ketë nivele të ndryshme për banorët e tij, pasi ka njerëz të cilët kanë qenë më të përkushtuar në adhurime, e ka të tillë që nuk kanë qenë edhe aq të rregullt, kështu që ata të cilët ishin më të devotshëm, do të jenë në shkallë më të larta, e të tjerët do të jenë në shkallë më të ulta. Zoti thotë në Kuran: **“Po për secilin ka shkallë (që do t`i arrijë) sipas asaj që vepruan...”.**[861]

Përveç që do të përjetojnë kënaqësitë e llojllojshme në Xhenet, besimtarët do të kenë edhe një ditë takimi brenda javës, ngjashëm siç janë takuar në këtë botë gjatë ditës së *xhuma*, dhe atje do të kenë ditën e *xhuma* në të cilën

---

860 Ibni Maxheh, “Sunen”, kitab ez-Zuhdi, bab sifetil Xheneti, nr.4336; Tirmidhi-u, “Sunen”, kitab Sifetil Xheneti, bab ma xhae fi sukil xheneti, nr.2558 dhe thotë se hadithi është Garib; Ibni Hiban-i, në “Sahih”-un e tij, sipas radhitjes së Ibën Belban-it në “Ihsan fi tekrib Sahih Ibni Hiban”, vëll.16, fq.466-468, nr.7438; shejh Shuajb Arnauti në verifikim të Sunen-it të Ibni Maxhes (5/384-386, nr.4336) thotë: “Zinxhiri i hadithit është i dobët...”. Disa i kanë bërë vërejtje këtij hadithi pasi në zinxhir gjendet Abdulhumejd b. Habibi, por Mizziu shënon se Ahmed b. Hanbeli ka thënë se është i besueshëm, Jahja b. Mein-i ka thënë se nuk ka diç të keqe tek ai, kështu ka thënë edhe Ixhli, Ebu Zur`a ka thënë se është i besueshëm, kështu ka thënë edhe Ebu Hatim-i. Buhari-u ka thënë se ka kundërshtime në hadithet e tij. Nesai-u ka thënë se nuk është i fortë. (shih: Mizzi-u, “Tehdhibu`l-Kemal”, 16/420-425, nr.3710); kurse për transmetuesit tjerë nuk kanë shprehur ndonjë vërejtje;

861 Kurani, En`am, 132;

besimtarët do të takohen me njëri tjetrin. Në këtë drejtim, e kemi edhe një *hadith kudsij* i cili vërteton këtë që thamë më lart. Transmeton Enes b. Malik-u r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Më erdhi Xhibrili a.s. me diçka të ngjashme sikur pasqyra e bardhë, në të cilën kishte një pikë të zezë. I thash: "O Xhibril, çka është kjo?" Ai tha: "Kjo është dita e xhuma, të cilën Allahu xh.sh. e ka bërë festë për ty dhe për ummetin tënd dhe ju jeni para jehudëve dhe të krishterëve. Në atë ditë gjendet një çast, në të cilin nëse robi e qëllon me lutje të dobishme, Allahu i përgjigjet". I thashë: "Po çka është kjo pika e zezë?" Tha: "Kjo është Dita e Kiametit e cila do të ndodh në ditën e xhuma, kurse ne e quajmë atë "Mezid". Thashë: "Çka është dita e "Mezidit?" Tha: "Allahu ka krijuar një luginë të gjerë në Xhenet, në të cilën ka bërë duna nga misku i bardhë. Kur do të vijë dita e xhuma, Allahu zbret në atë (ditë apo vend) dhe aty vendohen frone (minbere) prej ari për pejgamberët dhe karrige prej margaritarëve për shehidët dhe aty dalin edhe hurijet prej dhomave të tyre dhe e madhërojnë e falënderojnë Allahun". Pastaj thotë Allahu xh.sh.:* ***"Veshni robërit e Mi!"*** *Dhe ata vishen. Pastaj thotë:* ***"Ushqeni robërit e Mi!"*** *dhe ata ushqehen. Pastaj thotë:* ***"Jepuni pije robërve të Mi!"*** *dhe atyre u shërbehet pija. Pastaj thotë:* ***"Kënaqni (ndoshta edhe parfymosni) robërit e Mi"*** *dhe ata do të kënaqen dhe pastaj u thotë:* ***"Çka dëshironi?"*** *Ata thonë: "O Zoti ynë, Ti të jesh i kënaqur me ne!" Pastaj Allahu thotë:* ***"Jam i kënaqur me ju"*** *pastaj jep urdhër për t`u shpërndarë, kurse hyrijet ngjiten në dhomat e tyre, që janë smerald i gjelbër dhe rubin i kuq".*[862]

Besimtarët do të ulen nëpër ulëse të ndryshme dhe do të takojnë Zotin e Gjithësisë, ku do të nuhasin erëra të ndryshme të Xhenetit. Gjatë shikimit në Zotin, besimtarët nuk do të hasin në vështirësi, njëlloj siç nuk kanë pasur vështirësi të shikojnë në Hënën e plotë në këtë botë.

Kurse shikimi në Zotin e Lartësuar, është prej kënaqësive më të mëdha që mund të përjetojnë besimtarët.

Allahu xh.sh. do t`ua rikujtojë edhe begatinë e Tij që ua mbuloi mëkatet që kanë kryer në këtë botë, duke ua falur të kaluarën dhe duke i ulur në ulëse të veçanta, pozitë nderi që nuk e kanë paramenduar asnjëherë në këtë jetë.

---

[862] Shafi-u, "El-Musned", Daru`l-Beshairi`l-Islamije, Bejrut, botimi i parë, 2005, 1/432, nr.315; Ibni Ebi Shejbeh, "Musannef", 1/477 nr.5517; Bezzar-i, "El-Bahru`z-Zehar", 7/288-290, nr.2881; Ebu Ja`la, "Musned", fq.790, nr.4228; Hejthemi-u në "Mexhmeu`z-Zevaid", 10/564, nr.18.772 thotë: "E përcjell Bezzari, e aty gjendet Kasim b. Mutajib, i cili është i braktisur".

Më pas do të bjerë një shi, prej së cilës do të shpërndahet një aromë të cilën asnjëherë më parë nuk e kanë nuhatur. Do t`u ofrohet të shikojnë në gjërat që Zoti ka përgatitur për ta, e të cilat do të mund t`i zgjedhin sipas dëshirës. Ata do të shkojnë tek një treg i Xhenetit i cili është i mbushur me *melek*, e në këtë treg ka gjëra të cilat syri i njeriut nuk i ka parë asnjëherë, as veshi s`ka dëgjuar për diç të tillë dhe mendja e njeriut është e paaftë t`i imagjinojë ato.

Aty banorëve të Xhenetit do t`u jepet çka të dëshirojnë, pasi gjërat që janë ekspozuar në këtë treg, nuk janë për shitblerje, por për t`iu dhuruar banorëve të Xhenetit.

Në këtë treg, besimtarët do të kenë mundësinë të takohen edhe me banorë tjerë të Xhenetit të cilët i kanë njohur në këtë botë, pasi xhenetlinjtë nuk kanë mundësi të shkojnë tek Xheneti i shokut që të shohin se në çfarë vendi banon. Por, do të kenë mundësinë të takohen në këtë treg dhe të shkëmbejnë biseda për përjetimet e tyre. Në këto takime, do të ketë banorë të Xhenetit të cilët janë të zbukuruar me tesha të veçanta, kështu që të tjerët do të lakmojnë për to, e atyre do t`u jepen të ngjashme me teshat të cilat i kanë parë te shokët e tyre, ende pa përfunduar biseda mes tyre, sepse Zoti nuk lejon që dikush të lakmojë në gjërat që ka një besimtarë tjetër e as të pikëllohet apo mërzitet ndonjë banorë i Xhenetit. Kjo është kështu, pasi në Xhenet mundësohen të gjitha gjërat të cilat i dëshiron besimtari që t`i posedojë apo përjetojë.

Ata pasi të kenë përfunduar me takimin e tyre në këtë treg, do të kthehen në vendet e tyre, ku i presin bashkëshortet e veta, e ato me mirësjellje i përshëndesin duke ua përkujtuar se janë begatuar me bukuri dhe aroma të këndshme, të cilat nuk i kanë pasur kur janë larguar prej aty, e ata me krenari u tregojnë se janë kthyer prej takimit ku kanë pa Zotin e gjithësisë, e është normale që të pajisen me bukuri dhe aroma të tilla.

Zoti na mundësoftë të gjithë besimtarëve musliman që t`i përjetojmë këto kënaqësi dhe të stolisemi me zbukurimet e Xhenetit.

HADITHI I DYQINDEPESTË (205)

حَدَّثَنَا إِسْحَاقُ بْنُ إِبْرَاهِيمَ، وَعَبْدُ بْنُ حُمَيْدٍ – وَاللَّفْظُ لِإِسْحَاقَ – قَالَا: أَخْبَرَنَا عَبْدُ الرَّزَّاقِ، قَالَ: قَالَ الثَّوْرِيُّ: فَحَدَّثَنِي أَبُو إِسْحَاقَ، أَنَّ الْأَغَرَّ، حَدَّثَهُ عَنْ أَبِي سَعِيدٍ الْخُدْرِيِّ، وَأَبِي هُرَيْرَةَ، عَنِ النَّبِيِّ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ قَالَ: " يُنَادِي مُنَادٍ: إِنَّ لَكُمْ أَنْ تَصِحُّوا فَلَا تَسْقَمُوا أَبَدًا، وَإِنَّ لَكُمْ أَنْ تَحْيَوْا فَلَا تَمُوتُوا أَبَدًا، وَإِنَّ لَكُمْ أَنْ تَشِبُّوا فَلَا تَهْرَمُوا أَبَدًا، وَإِنَّ لَكُمْ أَنْ تَنْعَمُوا فَلَا تَبْأَسُوا أَبَدًا " فَذَلِكَ قَوْلُهُ عَزَّ وَجَلَّ: {وَنُودُوا أَنْ تِلْكُمُ الْجَنَّةُ أُورِثْتُمُوهَا بِمَا كُنْتُمْ تَعْمَلُونَ} **[الأعراف: 43]**

Transmeton Ebu Seid el-Hudriju (r.a.) dhe Ebu Hurejre (r.a.) nga Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem i cili ka thënë: *“Do të thërret një thirrës:* ***“Me të vërtetë, ju do të jeni me shëndet të mirë dhe asnjëherë nuk do të sëmureni; ju do të jetoni dhe asnjëherë nuk do të vdisni; do të jeni të rinjë dhe asnjëherë nuk do të plakeni; ju do të keni begati dhe asnjëherë nuk do të përjetoni të këqija”,*** *e ky është kuptimi i fjalës së Allahut xh.sh.:* **“...e atyre u drejtohet një thirrje: “Ky është Xheneti që u është premtuar, për hir të asaj që keni punuar”.** ***(A`raf, 43).***[863]

Në këtë *hadith*, nuk është e përcaktuar se kush është duke e drejtuar atë thirrje drejtuar njerëzve, por pasi ka si porosi t`i informojë për gjërat që janë në Xhenet dhe kënaqësitë e saja, atëherë një thirrje e tillë mund të burojë prej Zotit, por ka mundësi që Ai të angazhojë edhe ndonjë prej melekëve që ta kryejë këtë detyrë.

---

[863] Muslim-i, “Sahih”, kitab El-Xhenetu ve sifetu neimiha ve ehliha, bab fi devami neimi ehli`l-Xheneti, nr.2837; Tirmidhi-u, “Sunen”, kitab Tefsir`il-Kuran, bab min sureti`z-Zumer, nr.3257 dhe thotë se e përcjell Ibni Mubareku dhe të tjerë këtë hadith nga Theuri, por ai nuk e ka mbështetur hadithin (merfu); Darimij-u, “Sunen”, kitab er-Rikaki, bab ma jukalu li ehlil xheneti idha dehaluha, nr.2866; Ahmed-i, “Musned”, vëll.14, fq.9, nr.8258; shejh Shuajb el-Arnauti në verifikim të këtij hadithi te Musnedi i Ahmed-it, thotë se hadithi ka zinxhir Sahih në bazë të kushteve të Muslim-it;

Sipas këtij *hadithi,* Xheneti është vendi i përhershmërisë, që nuk i ngjanë kësaj bote aspak, atje përkundër kësaj bote, nuk ka sëmundje. Banorët e Xhenetit do të jenë vazhdimisht me shëndet të mirë, asnjëherë nuk sëmuren dhe nuk dobësohen. Shumica e sprovave në këtë botë, janë në aspektin shëndetësor, ku dikush sprovohet me sëmundje në trup, e dikush sprovohet me sëmundjen e fëmijës, bashkëshortit/es, prindit, apo dikujt tjetër, kurse në Xhenet nuk ka sprova dhe sëmundje. Atje do të ketë vetëm përjetim të kënaqësive të pafundme.

Prej gjërave që njeriut në këtë botë ia humb oreksin e jetës, është vdekja. Njeriu dëshiron të jetojë dhe të mos vdes. Të qëndrojë në këtë botë përjetë dhe vdekja mos e arrijë asnjëherë. Kjo ishte edhe dëshira e Ademit a.s. dhe gjëja me të cilën Iblisi e mashtroi atë. Iblisi i tha: **"..Zoti juaj nuk ua ndaloi juve dyve atë pemë vetëm që të mos bëheni melekë, ose të mos bëheni të përjetshëm".**[864] Pra, dëshira për jetë të përjetshme, e bëri Ademin a.s. që ta shijojë pemën e ndaluar.

Në Xhenet do të ketë jetë të përhershme dhe vdekja nuk do të ekzistojë. Se në Xhenet nuk ka vdekje, e dëshmon edhe *hadithi kudsi* i cili përcillet nga Ebu Seid el-Hudriju r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Vdekja do të vijë në formë të dashit të bukur laraman dhe do të thërras një thirrës:* ***"O banorë të Xhenetit!".*** *Ata do të presin me qafë të shtrirë, e do t`i pyesë:* ***"A e njihni këtë?!"*** *Ata do të thonë: "Po, kjo është vdekja". Do t`u thotë: "****Ju të gjithë e patë atë".*** *Pastaj do të thërras:* ***"O banorë të Zjarrit!"*** *Ata do të presin me qafë të shtrirë, e do t`i pyesë:* ***"A e njihni këtë?!"*** *Ata do të thonë: "Po, kjo është vdekja". Do t`u thotë: "****Ju të gjithë e patë atë".*** *Pastaj do ta therin atë dhe do të thërras:* ***"O banorë të Xhenetit, jetë të përjetshme dhe s`ka më vdekje! O banorë të Zjarrit, jetë të përjetshme dhe s`ka më vdekje".*** *Pastaj lexoi ajetin:* **"Ti tërhiqua atyre vërejtjen për Ditën e Dëshpërimit, kur të marrë fund çështja, e ata janë në neglizhencë dhe ata nuk janë duke besuar" (Merjem, 39)".**[865]

Edhe në këtë *hadith kudsij* nuk definohet se kush është thirrësi, por në përmbledhjen e Ibni Hibanit, në pyetjen se***: "A e njihni këtë?!",*** banorët e

---

[864] Kurani, A`raf, 20;

[865] Buhari-u, "Sahih", kitab et-Tefsiri, bab ve endhirhum jaumel hasreti, nr.4730; Muslim-i, "Sahih", kitab El-Xhenetu ve sifetu neimiha, bab en-Naru jed`huluha el-xhebarune, nr.2849; etj.

Xhenetit përgjigjen: *"...Po Zoti ynë, kjo është vdekja..."*.[866] Me çka kuptohet se ai që i pyet është Zoti.

Prej gjërave që egoja e njeriut i dëshiron në këtë botë dhe preokupohet në gjetjen e zgjidhjes për të, është të qënurit përgjithmonë i ri dhe mos arritja e pleqërisë. Shumë filozofë bile janë angazhuar për gjetjen e eliksirit të jetës, i cili sipas disa filozofive, nëse konsumohet, fiton rini të përhershme. Por, këto gjëra janë të pamundshme, pasi asnjëherë nuk janë vërtetuar. Realiteti është se njeriu plaket me kalimin e kohës dhe e humb fuqinë të cilën e ka pasur më herët. Kështu që me kalimin e viteve, gjithqysh do të vijë pleqëria dhe nuk mundet askush t`i shmanget asaj. Në Xhenet, ky realitet ndryshon, pasi atje të gjithë banorët do të jenë të një moshe dhe nuk do të plaken asnjëherë. Aty do të kenë rini të përhershme dhe nuk u vjen pleqëria.

Transmeton Muadh b. Xhebeli r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka treguar që banorët e Xhenetit do të jenë të gjithë të moshës 30 apo 33 vjeç.[867] Në Xhenet asnjëherë nuk do të plaken, por të gjithë do të jenë përgjithmonë të kësaj moshe.

Gjithashtu prej sprovave që përjeton njeriu në këtë botë, është humbja e të mirave dhe begative, arritja e varfërisë, kurse në Xhenet begatitë do të jenë të përjetshme dhe nuk zhduken asnjëherë. Atje nuk varfrohen banorët e tij dhe çdoherë u shumohen të mirat. Banorët e Xhenetit vazhdimisht do të fitojnë të mira dhe asnjëherë nuk u vjen asnjë e keqe.

Në Xhenet, shëndeti është i përhershëm dhe nuk ka sëmundje. Jeta është e përhershme dhe nuk ka vdekje. Rinia është e përhershme dhe nuk ka plakje. Ka mirësi të pakufishme dhe nuk përjetohet asnjëherë e keqja apo varfëria.

Pra, katër sprovat kryesore dhe më të rëndat që e godasin njeriun në këtë botë si: Sëmundja, vdekja, pleqëria dhe varfëria, asnjëherë nuk e kaplojnë në Xhenet. Të gjitha këto, janë nën hijen e kuptimit të *ajet*-it kuranorë: **"Ky është Xheneti që u është premtuar, për hir të asaj që keni punuar".[868]**

---

[866] Ibni Hibani, në "Sahih"-un e tij, sipas radhitjes së Ibën Belbanit në "Ihsan fi tekrib Sahih Ibni Hiban", 16/486, nr.7450; shejh Shuajb el-Arnauti në verifikim të kësaj vepre, thotë se zinxhiri i këtij hadithi është Hasen;

[867] Tirmidhi-u, "Sunen", kitab Sifeti`l-Xheneti, bab ma xhae fi sinni ehlil-Xheneti, nr.2545 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Garib, e disa nxënës të Katades e përcjellin këtë prej Katades si Mursel, duke mos e ngjitur; Ahmed-i, "Musned", 13/315, nr.7933;

[868] Kurani, A`raf, 43;

## *LITERATURA E KONSULTUAR:*


1. ABDUREZAKU, Ebu Bekër Abdurezak b. Hemam es-San`ani, "El-Musannef", Mexhlisu`l-ilmi, botimi i parë, 1972;

2. ABDUREZAKU, Ebu Bekër Abdurezak b. Hemam es-San`ani, "Tefsir Abdurezak", Daru`l-kutubi`l-ilmije, Bejrut, botimi i parë, 1999;

3. ADHIM ABADI, Ebu Abdurahman Sherefu`l-Hak, "Aunu`l-Ma`bud ala sherhi Suneni Ebu Davud", Daru Ibni Hazëm, Bejrut, botimi i parë, 2005;

4. AJNI, Bedrudin ebu Muhamed Mahmud b. Ahmed, "Umdetu`l-Kari sherh Sahih el-Buhari", Daru`l-Kutubi`l-Ilmijje, Bejrut, botimi i parë, 2001;

5. ALIU, Bashkim, "Muhamedi alejhi selam, pishtari ndriçues", Furkan ISM, Shkup, 2006;

6. ASKALANI, Ahmed b. Ali ibni Haxher, "Fet`hul-Bari sherh Sahih el-Buhari", Daru Tajbeh, Rijad, botimi i parë, 2005;

7. ASKALANI, Ahmed b. Ali ibni Haxher, "Lisanu`l-Mizan", Mektebetu`l-Metbuatil islamijeti, Bejrut, botimi i parë, 2002;

8. ASKALANI, Ahmed b. Ali ibni Haxher, "Tekribu`t-Tehdhib", Bejtu`l-Ifkar, Jordan, 2000;

9. ASKALANI, Ahmed b. Ali ibni Haxher, "Tehdhibu`t-Tehdhib", tahkik Ibrahim Zejbik dhe Adil Murshid, Muessesetu`r-Risale, Bejrut;

10. BEGAVIU, Husejn b. Mes`ud, "Sherhu`s-Sunneh", tahkik Shuajb el-Arnauti, Mektebetu`l-Islamije, botimi i dytë, Bejrut, 1983;

11. BEJHEKIU, Ahmed b. Husejn b. Ali n. Musa el-Husreuxhirdi el-Hurasani, "Shu`abu`l-Iman", Mektebetu`r-Rushd, Rijad, botimi i parë, 2003;

12. BEJHEKIU, Ahmed b. Husejn b. Ali n. Musa el-Husreuxhirdi el-Hurasani, “Sunenu`l-Kubra”, tahkik Muhamed Abdulkadir Ata, Darul-Kutubi`l-Ilmijje, Bejrut, botimi i dytë, 2003;

13. BEJHEKIU, Ahmed- b. Husejn b. Ali n. Musa el-Husreuxhirdi el-Hurasani, “Sunenu`s-Sagir”, Xhamiu Dirasat el-Islamije, Pakistan, botimi i parë, 1989;

14. BELBAN, el-Farisi el-Hanefi Alaudin Ali Ibni, “Ihsan fi tekrib Sahih Ibni Hiban”, Muessesetu`r-Risale, Bejrut, botimi i parë, 1988;

15. BEZZARI, Ebu Bekër Ahmed b. Amër b. Abdulhalik el-Atakiju, “Bahru`z-Zehar maruf bi Musned Bezar”, Mektebetu`l-ulum ve`l-hikem, Medine, botimi i parë, 1988;

16. BIBLA, ECM, 1993;

17. BUHARI, Ebu Abdullah b. Ismail b. Ibrahim, “Edebu`l-Mufred”, përktheu Hanife Dauti, Dëshmia botime, Shkup, 2010;

18. BUHARI, Ebu Abdullah b. Ismail b. Ibrahim, “Sahih”, Elfa, Kajro, botimi i parë, 2010;

19. BUHARI, Ebu Abdullah b. Ismail b. Ibrahim, “Tarihu`l-Kebir”, tahkik Hashim Nedevi, Daru`l-Kutubi`l-ilmijje, Bejrut;

20. DARIMIJU, Abdullah b. Abdurahman es-Semerkandi, “Sunen”, Daru`l-Hadith, Kajro, botimi i parë, 2000;

21. DAREKUTNI, Ebu Hasen Ali b. Umer b. Ahmed b. Mehdi b. Mes`ud b. Nu`man b. Dinar, “Kitabu`d-Duafa vel metrukin”, mektebetu`l-islamij, botimi i parë, 1980;

22. DAREKUTNI, Ebu Hasen Ali b. Umer b. Ahmed b. Mehdi b. Mes`ud b. Nu`man b. Dinar, “Sunen”, Muessesetu Risale, Bejrut, botimi i parë, 2004;

23. DEJLEMIU, Ebu Shuxha Shirevehji b. Shehredar b. Shirevejhi, “El-Firdeus bi me`thuri`l-Hitab”, Daru`l-kutubi`l-ilmijje, Bejrut, botimi i parë, 1986;

24. DHEHEBIU, Ebu Abdullah Muhamed b. Ahmed b. Uthman, “El-Kashif fi ma`rifeti men lehu rivajetun fil-kutubi`s-sitte”, Muessesetu`l-ulumi`l-Kuran, Xhide, botimi i parë, 1992;

25. DHEHEBIU, Ebu Abdullah Muhamed b. Ahmed b. Uthman, “Mizanu`l-I`tidal fi nakdi`r-Rixhal”, Daru`l-Ma`rife, Bejrut;

26. DHEHEBIU, Ebu Abdullah Muhamed b. Ahmed b. Uthman, “Sijeru A`lam en-Nubela”, Muesesetu`r-risale, Bejrut, botimi i parë, 1982;

27. DHEHEBIU, Ebu Abdullah Muhamed b. Ahmed b. Uthman, “Telhis kitabu`l-Meuduat li Ibni Xheuzi”, tahkik Ebu Temim Jasir b. Ibrahim, Mektebetu Rushd, Rijad, botimi i parë, 1998;

28. EBU DAVUD, Sulejman b. Esh`ath b. Is`hak el-Ezdij es-Sixhistani, “Sunen”, Darus-Selam, Rijad, botimi i parë, 1999;

29. EBU HANIFE, Numan b. Thabit b. Mirzaban, “Fikhul Ekber”, përktheu Nexhat Ibrahimi, Zëri Islam, Prizren, 2005;

30. EBU HATIM ER-RAZI, Ebu Muhamed, Abdurahman, “Xherh ve`t-Ta`dil”, Daru`l-Kutubi`l-Ilmijje, Bejrut, botimi i parë, 1952;

31. EBU HATIM, Muhamed ibni Hiban ibni Ahmed, “Kitabu`th-Thikat”, Indi, botimi i parë, 1973;

32. EBU HATIM, Muhamed ibni Hiban ibni Ahmed, “Kitab El-Mexhruhin minel muhadithin”, tahkik Hamdi b. Abdulmexhid b. Ismail es-Selefi, Daru Samiiju, Rijad, botimi i parë, 2000;

33. EBU JA`LA, Ahmed b. Ali b. Muthenna el-Meusiliju, “Musned”, Daru`l-Ma`rife, Bejrut, botimi i parë, 2005;

34. EBU NUAJMI, Ahmed b. Abdullah b. Ahmed b. Is`hak b. Musa b. Mihran el-Esbahani, “El-Hiljetu`l-Evlija ve Tabakatu`l-Esfija”, Daru`l-Fikr, Bejrut, 1996;

35. GAZALIU, Ebu Hamid Muhamed b. Muhamed b. Ahmed, “Ihja ulumu`d-Din”, Mektebetu`l-Fejad, Kajro;

